Titulli i origjinalit turqisht:

Kadir MISIROĞLU

İSLÂM DÜNYA GÖRÜŞÜ

Sebil Yayınevi

İSTANBUL 2008

E përktheu nga origjinali:

MITHAT HOXHA

Stamboll, gusht-tetor 2008



PROGRESI sh.p.k
www.progresibotime.com

Adresa: L: Vasil Shanto Rr: Çajupi
Shkodër / Shqipëri
Tel: +355 22 254 533 / Fax: +355 22 254 534
Cel: +355 69 20 76768 / +355 67 20 86767
e-mail: botime@progresibotime.com
DESIGN: BLEDAR XAMA

# SHKURTIMET

| | |
|---|---|
| a.s. | : (alejhissalátu vesselám) falja dhe paqja qofshin mbi të! |
| DİA | : Enciklopedia Islame e Departamentit Fetar Turk |
| e.r. | : (kalendari) i Erës së Re |
| f. | : faqe |
| gj.fund. | : (ilá áhir) e gjer në fund |
| h. | : (kalendari) hixhri |
| ibidem | : po aty |
| idem | : po ai autor (ose vepër) |
| k.s. | : (kaddese sirrahu'l-aziz) iu shenjtëroftë e fshehta e vyer! |
| nr. | : numër |
| prkth. | : përkthyes |
| p.sh. | : për shembull |
| r.a. | : (radijallahu anh) pëlqimi i Allahut qoftë mbi të! |
| shih. | : shihni |
| vazhd. | : e në vazhdim |
| vd. | : vdekur |
| vëll. | : vëllimi |

## KADIR MISIROĞLU
### -Nga jeta dhe veprat-

**Kadir Mısıroğlu** lindi në vitin 1933 në Kazanë Akçaabat të Trabzonit. Pas Liceut të Trabzonit, mbaroi Fakultetin e Drejtësisë së Universitetit të Stambollit dhe u bë avokat.

Më 1964 themeloi **Shtëpinë Botuese "Sebil"**, e cila e nisi veprimtarinë e saj botuese me veprën e tij të parë, të titulluar **"Lozan – Zafer mi, Hezimet mi?"** (Lozani: fitore apo humbje?).

**Kadir Mısıroğlu** i cili duke filluar qysh nga vitet e rinisë, tërhoqi vëmendjen e publikut dhe u bë i njohur sa me veprat në shërbim të çështjes islame, aq edhe me konferencat e zjarrta e të njëpasnjëshme që mbajti, iu nënshtrua shumë përndjekjeve penale. Kështu, në krye të vitit 1970, për shkak të një konference që mbajti në M.T.T.B. të Stambollit, pas **Ultimatumit të 12 Marsit**, u dënua nga Gjykata e Gjendjes së Jashtëzakonshme e qytetit Eskishehir **me shtatë vjet burg, njëzet muaj internim dhe me heqjen e lirive qytetare për pesë vjet.**

Për shkak të shkrimeve të tij në revistën e përjavshme **"Sebil"** që filloi ta botonte qysh nga viti 1976, kundër tij u hapën tridhjetë e gjashtë çështje gjyqësore penale. Ndërsa vazhdonin proceset në fjalë, ndodhi **Grushti i Shtetit i 12 shtatorit 1980**. Atëherë, autori, i cili ishte në atë kohë anëtar i Qendrës së Përgjithshme të partisë **"Milli Selamet"**, iku jashtë shtetit dhe, meqë nuk u kthye për t'iu përgjigjur ftesave të gjykatës për vazhdimin e çështjeve, iu hoq nënshtetësia.

Në vitin 1991, duke përfituar nga një ligj amnistie, **Kadir Mısıroğlu** u kthye në atdhe dhe, qysh atëherë, po merret me shkrime veprash dhe me veprimtari botuese. Është i martuar dhe me tre fëmijë.

## VEPRAT E BOTUARA TE AUTORIT:

- Një padishah-viktimë: Sulltan Abdylhamiti (Bir Mazlum Padişah: Sultan Abdülhamid-2007)
- Vëllezërit Mallkoçogllu – roman historik (Malkoçoğlu Kardeşler – Târihî Roman-2007)
- Papagalli i Xhem Sulltanit – roman historik (Cem Sultan'ın Papağanı - Târihî Roman-2006)
- Një padishah-viktimë: Sulltan Abdylazizi (Bir Mazlum Padişah: Sultan Abdülaziz-2006)
- Zaganos Pasha – roman historik (Zağanos Paşa – Târihî Roman-2006)
- Një padishah-viktimë: Sulltan Vahideddini (Bir Mazlum Padişah: Sultan Vahideddin-2005)
- Filozofia e jetës ose arti i të jetuarit (Hayat Felsefesi Yahud Yaşamak Sanatı-2005)
- Mustafai i sajuar – roman historik (Düzmece Mustafa - Târihî Roman-2005)
- Revolucionari me çallmë – roman historik (Kavuklu İhtilâlcı - Târihî Roman-2005)
- Anekdota kundërthënëse (İhtilaflı Fıkralar-2005)
- Ç'na bën të mendojmë drama palestineze (Filistin Dramı'nın Düşündürdükleri-2004)
- Mërgim i dyfishtë - Kujtime (Gurbet İçinde Gurbet – Hâtırât-2004)
- Tre personalitete prokalifatianë (Üç Hilâfetçi Şahsiyet-1995)
- Ashikët nuk vdesin!.. (Âşıklar Ölmez!..-1994)
- Duke e shoshitur ditën e shkuar – kujtime vëll. I (Geçmiş Günü Elerken – Hâtırât C. I-1993)
- Duke e shoshitur ditën e shkuar – kujtime vëll. II (Geçmiş Günü Elerken – Hâtırât C. II-1995)
- Bojkotim i një mijë pseudoneologjizmave (Bin Uydurma Kelimeyi Boykot-1993)
- Mbi shkrimin islam (İslâm Yazısına Dâir-1993)
- Mbi mjeshtrin poet Nexhip Fazëll (Üstâd Necip Fâzıl'a Dâir-1993)
- Kalifati me të shkuarën dhe të ardhmen e tij (Geçmiş ve Geleceği ile HILÂFET-1933)
- Ngrohtësira që paralajmëron pranverën – poezi (Cemre – Şiir-1992)
- Mërgim – Kujtime (Hicret - Hâtırât-1990)
- Manual i rinisë islamike (İslâmcı Gençliğin El Kitabı-1981)
- Dasmë e përgjakur – roman historik (Kanlı Düğün - Târihî Roman-1972)
- U gëzuam gjatë – roman historik (Uzunca sevindik - Târihî Roman-1973)
- Shpata e thyer – roman historik (Kırık Kılıç - Târihî Roman-1973)
- Ali Shykry Bej (Ali Şükrü Bey-1978)
- Lozana: fitore apo humbje? vëll. I (Lozan Zafer mi, hezimet mi? C. I-1965)
- Lozana: fitore apo humbje? vëll. II (Lozan Zafer mi, hezimet mi? C. II-1974)
- Lozana: fitore apo humbje? vëll. III (Lozan Zafer mi, hezimet mi? C. III-1977)
- Drama e të Bijve Osmanë (Osmanoğulları'nın Dramı-1974)
- Çështja Musul dhe turqit e Irakut (Musul Mes'elesi ve Irak Türkleri (1972)
- Dhuna kriminale e Moskës vëll. I (Moskof Mezalimi C.I-1970)
- Dhuna kriminale e Moskës vëll. II (Moskof Mezalimi C.I-1970)
- Lëvizja muslimane zezake në Amerikë (Amerika'da Zenci Müslümanlık Hareketi-1967)

# PERMBAJTJA



## PARAQITJE

Qysh në fillim të herës, veçanërisht në mendimin mistik islam, ka mbisunduar ideja se "filozofët kanë ardhur duke e mohuar njëri-tjetrin, kurse profetët, duke e mbështetur njëri-tjetrin". Kjo më kujtoi thënien e Fridrih Niçes se "ajo që thotë historia kurrë s'është përfundimtare".

Profetët kanë ardhur duke e mbështetur njëri-tjetrin sepse, meqë janë dërguar nga i njëjti Zot, kanë sjellë të njëjtin mesazh moralo-shpirtëror, pra, nuk kanë folur nga vetja. Edhe nëse më pas, mesazhi i sjellë prej tyre është shtrembëruar dhe midis feve kanë dalë në shesh dallime themelore, siç dihet, kjo ka ndodhur nga ndërhyrja e njerëzve për interesat e tyre materiale e temporale. Këtu e kemi fjalën vetëm për tri fetë me burim hyjnor: hebraizmin, krishterizmin dhe Islamin, sepse çështja e feve njerëzore ose, më saktë, e bindjeve religjioze të tjera është shumë më e komplikuar si dhe s'përbën objekt as për veprën që po i jepet lexuesit, as për këtë paraqitje të shkurtër e prezantuese.

Ndërkaq, ndër tri fetë hyjnore, vetëm Islami është fe historike për sa i përket fillimeve dhe zhvillimeve të saj, profetit të saj si person historik dhe me një biografi të shënuar me aq hollësi sa të përbëjë një shkencë teorike më vete siç është hadithi, si dhe me një libër të shenjtë autentik, siç është Kur'ani. Krahas këtyre, Islami ngriti edhe një qytetërim botëror të shkëlqyer dhe me një histori mjaft të njohur e të përcaktuar veçanërisht për katër shtetet e tij më të mëdhenj, me radhë, kalifatin rashidin, kalifatin omejad, kalifatin abasid dhe, më në fund, kalifatin osman. Me këtë rast duhet theksuar se historia e Islamit nuk është e tillë si ajo që thotë Niçeja.







Një nga arsyet e zhvillimit dhe përparimit marramendës të qytetërimit islam mbështetur në dy burimet e tij kryesore teorike dhe moralo-etike, Kur'anin si fjalë e Allahut, Zotit të Gjithësisë, dhe Sunnetin ose Traditën Profetike të Muhammedit si profet dhe si interpretuesi më i mirë i Kur'anit, është zgjedhja e një rruge të mesme mes revelacionit hyjnor dhe arsyes njerëzore, mes profetit dhe filozofit, më saktë, e një rruge në të cilën revelacioni hyjnor të kuptohet, interpretohet dhe zbatohet në mënyrën më të arsyeshme. Në këtë rrugë arriti Islami të bëhej një fe me të vërtetë humane dhe një qytetërim botëror i arsimit, shkencës, kulturës dhe përparimit në të gjitha fushat. Megjithëkëtë, edhe Islami jo si fe, por si qytetërim, nuk mund të bënte përjashtim për ligjet historike të vëna nga Zoti. Edhe qytetërimi islam do të kishte kulmin dhe rënien e tij. Dhe kjo do të kishte edhe shkaqet e veta, ndër të cilat mendoj se më kryesoret janë harrimi i ligjeve historike si dhe shmangia nga rruga e mesme ose e thënë ndryshe, mosruajtja e ekuilibrit revelacion hyjnor-arsye.

Në këtë kuadër, desha të theksoj se, sipas meje, si në çdo fe ose bindje religjioze, si në çdo kauzë, esenciale dhe themelore në mënyrë absolutisht prioritare është besimi dhe bindja. Në fenë Islame, esenciale dhe themelore në mënyrë absolutisht prioritare është besimi dhe bindja në ekzistencën e Allahut si Zoti i vetëm i gjithësisë, ose monoteizmi i emërtuar me termin e posaçëm, "tevhid". Në këtë drejtim, Kur'ani u drejtohet "njerëzve që mendojnë". Nëpërmjet fjalës së Tij, Kur'anit, Allahu kërkon nga njerëzit të arsyetojnë mbi provat në veten e tyre dhe në botën e jashtme, pra, mbi provat subjektive dhe objektive, të binden dhe ashtu të besojnë. Në parantezë, duhet nënvizuar se, në këtë drejtim, asnjë fe, bindje religjioze apo ideologji nuk mund t'i afrohet Islamit!

Në fakt, qysh kur është shfaqur mbi tokë, njeriu e ka ndjerë Zotin në vetvete, në zemër, ka besuar jo me arsye, por me zemër. Dhe ky është besimi i vërtetë. Por kur besimi me zemër vjen pas bindjes me arsye dhe pas nënshtrimit me arsye dhe me vullnet të egos ndaj një autoriteti hyjnor, bëhet i plotë dhe i fuqishëm. Kjo është edhe rruga e tasavvufit ose mistikës islame. Këtu bëjnë përjashtim vetëm profetët, të cilët janë personalitete të zgjedhur që e kanë përfaqësuar besimin.

Megjithëse në historinë njerëzore politeizmi i formave të ndryshme ka pasur një peshë të madhe dhe është bërë një ndër faktorët më shkatërrues të feve monoteiste, njeriu është prirur të besojë në







një Zot të vetëm qysh në fillimet e ekzistencës së vet. Në historinë e filozofisë, ai që e ka mbrojtur më me seriozitet këtë ide, ka qenë mendimtari Vilhelm Shmid (Wilhelm Schmidt, 1868-1954), pedagog i antropologjisë në universitetet e Vjenës, Upsalës, Stokholmit, Lundit dhe Kopenhagës. Mendimi i tij themelor që ka mbrojtur gjer në fund në çështjen e monoteizmit dhe politeizmit, është ky: "Në të gjitha format religjioze të popujve primitivë ka ekzistuar ideja e monoteizmit." Kryevepra e tij është punimi në trembëdhjetë vëllime, "Die Gottsidee" (Ideja mbi Zotin).

Një nga faktorët gërryes dhe shkatërrues më të fuqishëm mbi besimin dhe bindjen islame në vetvete, mbi përjetimin e besimit dhe bindjes islame nga individët dhe bashkësia islame, ashtu dhe mbi qytetërimin islam si zbatim politiko-shoqëror dhe shkencor-kulturor i Islamit në përmasa botërore, ka qenë politeizmi, pavarësisht nga format me të cilat është shfaqur.

Forma më e theksuar e këtij politeizmi ka qenë egoizmi i personave të veshur me pushtet material dhe politik të cilët, duke e ndjerë veten si "zotër", qoftë edhe të vegjël, e kanë shpërdorur fuqinë materiale e politike që ua ka falur Zoti dhe i kanë detyruar të tjerët t'u binden si t'i bindeshin Zotit. Kjo ka ndikuar negativisht edhe në vetë besimin e individëve të thjeshtë ose edhe të shquar në vlerat arsimore e kulturore, të cilët janë shtyrë dashje pa dashje të mendojnë se në jetë sundojnë forca të tjera që u duhet respektuar fjala pa diskutim, ndaj të cilëve duhet treguar bindje gjer në adhurim!

"Botëkuptimi islam" i autorit Kadir Mısıroğlu, specialist në fushën e së drejtës dhe autor i një numri të madh veprash, është, pa dyshim, një kontribut me mjaft vlerë në fushën dhe përmasat e veta si për vëllezërit tanë shqiptarë muslimanë, edhe për ata jomuslimanë. Veçanërisht, kjo vepër i ofron lexuesit, lidhur me, çështjen, mundësinë për të përfituar nga informacione, njohuri dhe vlerësime shumëpërfshirëse dhe të kënaqshme, për më tepër, e nxit lexuesin të mendojë mbi përmbajtjen e pasur dhe këndvështrimin e parashtruar prej tij.

Me vlerë të veçantë është edhe këshilla e autorit për të rinjtë tanë. Në origjinalin turqisht, f. 29, poshtëshënimi 19, ai shprehet kështu:

"Bu vesileyle İslâm'i müdafaa etmek şevk ve heyecanı ile hareket edecek gençlere üzerinde konuşulacak mesele hakkında kifâyetli bir bilgiye sahip olmadıkça müdâfaaya teşebbüs etmemelerini tav-







siye ederiz." (Me këtë rast, i këshillojmë të rinjtë tanë që veprojnë me dëshirën dhe entuziazmin për ta mbrojtur Islamin, të mos tentojnë ta mbrojnë atë pa zotëruar njohuri të mjaftueshme mbi çështjen që do të diskutohet!)

Përgjithësisht, më e drejta është të themi se ne jemi njerëz dhe, si të tillë, duke u hequr këmbadoras në rrugën e mundimshme drejt të vërtetës, do të vazhdojmë të punojmë duke e kritikuar ose kundërshtuar herë njëri-tjetrin, herë vetveten, vetëm pa e harruar asnjëherë t'i lutemi Zotit tonë të Lartë: *"...ihdina siratal mustakim"*/ "shtyna ne (qorrat) në rrugën e drejtë!"

*Përkthyesi*









**Me emrin e Allahut Mëshirues e Shpërblyes**

# PARATHENIE

*Është një zë që na vjen nga thellësitë*
*e ekzistencës sonë dhe që na e bën të ditur*
*që jemi të pavdekshëm: është zëri orientues*
*i Zotit që na ngushëllon...”*

***Paskal***

Parimet islame të cilat përbëjnë tematikën e kësaj vepre, i kemi trajtuar për herë të parë para dyzet vjetësh në veprën tonë *“Lëvizja muslimane zezake në Amerikë”*[1] si shkaqe justifikuese të tërheqjes së zezakëve në muslimanizëm[2], duke i parashtruar në mënyrë mjaft të shkurtër. Më pas, kur u bëmë dëshmitarë të kontradiktave në vetvete të të rinjve tanë që ecnin në rrugën e kauzës së Islamit, e

1. İstanbul, 1967, Sebil Yayınevi.

2. Kështu parapëlqen të shprehet autori dhe jo ngaqë nuk e di se përcaktimi terminologjik s’është krejt i saktë në lidhje me atë se nuk ekziston ndonjë doktrinë religjioze e emërtuar “myslimanizëm” dhe se termi “myslimanizëm” (*turq*. Müslümanlık) nuk përbën ndonjë alternativë të termit “Islam”, por ngaqë kërkon të theksojë faktin e njohur se personi i cili e pranon Islamin, bëhet dhe quhet “musliman”. Edhe lëvizja zezake në Amerikë synonte, sipas konceptualitetit të përgjithshëm, të shprehur atëherë edhe në literaturën politike përkatëse, edhe në media, kthimin e zezakëve amerikanë në muslimanë. Shën. i përkthyesit. Të gjitha shënimet e përkthyesit janë cilësuar si të tilla.







dalluam se dobësi të kësaj natyre kishin lindur nga mospërvetësimi i duhur i parimeve themelore të Islamit, prandaj, herë pas here, i trajtuam këto tema në revistën tonë të përjavshme, "Sebil"[3], me shkrime me një shtjellim më të gjerë e më të detajuar. Ndërkaq, për shkak të interesimit që ngjallën shkrimet në fjalë, deshëm që, pavarësisht nga kushtet e pafavorshme të aventurës sonë gjatë atij mërgimi të hidhur[4], t'i bënim libër shkrimet e mbetura përgjysmë dhe, bashkë me disa shtesa, t'ia ofronim rinisë islamike[5] të plota e të sistemuara. Këtë dëshirë e realizuam në vitin 1981 në Frankfurt me veprën tonë të botuar nën titullin *"Manual i rinisë islamike"*[6]. Aty kompiluam edhe këto shkrime së bashku me shumë çështje që i përkasin rinisë islamike, me qëllim për të ndihmuar që feja jonë e shenjtë të konceptohej si një **"botëkuptim"**![7]

Brenda një kohe prej afro tridhjetë vjetësh që kanë kaluar në këtë mes, është parë se, për shkak të pamjaftueshmërisë në konceptimin dhe përvetësimin e parimeve themelore islame, kontradiktat e brendshme të shfaqura si në idetë, ashtu dhe në veprimet e një pjese të personave që shërbejnë në frontin islam, ka arritur në një pikë pamundësisht të vështrueshme me miratim. Me të vërtetë, për shkak të një numri të pallogaritshëm të konkluzioneve të gabuara lidhur me historinë, si, p.sh., konkluzioni se Islami e ka ndaluar monarkinë[8] (!), se ka urdhëruar republikën (!), se Shteti Osman nuk ka qenë një shtet islam (!), madje, se Islami nuk ka synuar dhe ndjekur

3. Shih. shkrimet mbi **"Botëkuptimin islam"** në numra të ndryshëm të r - vistës së përjavshme "Sebil" që mundëm ta nxjerrim në 249 numra duke filluar nga data 2 janar 1976.

4. Për hollësi, shih. **Kadir Mısıroğlu**: "Gurbet İçinde Gurbet", İstanbul, 2004.

5. Me emërtimin e perifrazuar "rini islamike", autori cilëson rininë muslimane e cila, pa u mjaftuar vetëm me qenien dhe deklarimin "muslimane", zhvillon veprimtari dhe luftë aktive në rrugën e Islamit. Shën. i përkthyesit.

6. Për të gjithë titujt e veprave dhe shkrimeve të botuara të autorit, shih listën përmbledhëse të tyre. Shën. i përkthyesit.

7. Frankfurt, 1981, Sebil Yayınevi.

8. Në të vërtetë, Islami as urdhëron për monarki, as ndalon. Islami e ka lënë të lirë ummetin, bashkësinë, në zgjedhjen e formës së pushtetit dhe administrimit politik. Kuptimi i kësaj lirie është, për sa i përket përgjegjësive fetaro-civile të së drejtës islame (fikh), një lejueshmëri (xhevaz) e qartë mbi realizimin e formës së pushtetit dhe administrimit politik sipas kushteve.

Mbi faktin që monarkia (e trashëguar) nuk është ndaluar nga Islami, le të japim një shembull nga Hz. Aliu, të cilin, shiitët që janë pozicionuar si kundërshtarë të rreptë të kësaj forme pushteti dhe administrate, e kanë konsideruar prijës shpirtëror dhe politik.







qëllim shtetformues, ose se **Dhulkarnejni**[9] ka qenë vetë idhujtari **Aleksandri i Madh**, krahas këtyre, për shkak të gabimeve, shumica e të cilave, për fat të keq, të qëllimshme, pamundësisht të numërueshme këtu, të pretenduara në formulimet sipas së cilave, edhe hebrenjtë dhe krishterët do të hyjnë në xhennet edhe sikur të mos e pranojnë Profetin dhe Kur'anin e Lartë – në kundërshtim, kjo, me përmbajtjen esenciale të Fesë - ,[10] gjithashtu, sipas së cilave, disa

---

Në një kohë kur atij sahabiu, shoku të madh të Profetit, i ishte afruar vdekja, i është bërë pyetja:

"Pas teje, a t'ia japim besën **Hz. Hasanit**?"

"As ju ndaloj për këtë, as ju urdhëroj!" – Është përgjigjur ai.

A do të jepte **Hz. Aliu** një përgjigje të tillë po qe se në Islam do të ishte ndaluar monarkia e trashëguar?

E vërteta është kjo: si sistem politik, në Islam është urdhëruar jo "forma", por "fryma" ose "përmbajtja", gjë që shfaqet në katër konkluzione imperative:

**a) Pushteti ekzekutiv i Legjislacionit Kanonik (Sheriatit).**

**b) Dorëzimi i detyrës personit kompetent ose prioriteti i kompetencës në nomenklaturë.**

**c) Vendimi me këshillim.**

**d) Besëlidhja (biat) është domosdoshmëri**, gjë që do të thotë se në Islam është domosdoshmëri (vaxhib) që kryetari i shtetit të marrë besën e nënshtetasve, domethënë, t'u nënshtrohet në një farë mënyre, **"zgjedhjeve shtesë"**.

Ndërkaq, ummeti ose bashkësia e ka të domosdoshme (vaxhib) të tregojë bindje ndaj administratës e cila i plotëson kushtet e mësipërme, pavarësisht se me ç'mënyrë ka ardhur në pushtet, madje, edhe sikur të ketë ardhur me forcën e shpatës! (Për më shumë informacion, shih. **Kadir Mısıroğlu**: Geçmişi ve Geleceği ile Hilafet, İstanbul, 1994)

9. Person me cilësi profetike që përmendet në Kur'an. Shën. i përkthyesit.

10. Si një shembull për këtë, po ju ofrojmë vetëm këta rreshta:

Pasi e citon kuptimin e ajetit kur'anor 62 të sures Bakara, autori thotë:

*"Ky ajet kur'anor e deklaron dhe e paralajmëron hapur se, në të kundërt me atë që shumë vetë fantazojnë aty për aty dhe që përpiqen që ideologjitë e tyre t'i mbështesin në fe, për pasojë, që emërtohen fanatikë fetarë, si dhe në të kundërt me atë që disa grupe ekstremiste agresive përpiqen të përhapin, xhenneti nuk është një privilegj i njohur vetëm muslimanëve, por se edhe çifutët, krishterët dhe ata nga idhujtarët që i besojnë Allahut dhe ditës së ringjalljes, së bashku me ata që bëjnë punë të mira, do të përfshihen në xhennet dhe do të çlirohen nga frika dhe dëshpërimi."* (**Prof. Dr. Ahmed Yüksel Özemre**: İslam'da Aklın Önemi ve Sınırı, İstanbul, 1998, f. 177)

Edhe këto perversitete i përkasin të njëjtit autor:

*"...Kurse këtu, me fjalën "ermiş" (i arritur) është fjala për ata që ia kanë arritur afërsisë hyjnore, që janë ftuar dhe pranuar në audiencën e Allahut, e thënë ndryshe, janë persona që e kanë përjetuar ngjarjen e miraxhit krejt si Profeti ynë, Hz. Muhammedi (s.a.). Dhe personi që e përjeton ngjarjen e miraxhit, bëhet anëtar i grupit të Shpirtërorëve."* (idem, f. 113 e në vazhd.)

*"Po qe se miraxhi përsëritet, shtohet edhe afërsia e robit ndaj Zotit dhe kjo ngjarje fillon të bëhet e zakonshme për të. Madje, për disa shenjtorë (evlija) ekziston leja "që, në çastin që të duan, të mund të dalin në audiencën hyjnore"."* (idem, f. 115)







ajete janë historike[11] (!) dhe se konkluzionet e tyre janë pozicionale e kalimtare, për këto shkaqe, pra, në fillim ndjemë nevojën për të bërë një sërë shtesash nën titullin **"Lëvizjet shtrembëruese nga e kaluara historike gjer në ditët tona"** (Tarihten Günümüze Tahrif Hareketleri). Por, me përparimin e shkrimit të kësaj vepre, kur pamë se këto dy tema e zgjeruan vëllimin e veprës në përmasa anormale, menduam se do të ishte më me vend që t'i paraqiteshin lexuesit në dy libra të veçantë, dhe ashtu bëmë. Prandaj, dëshirojmë veçanërisht t'ua kujtojmë dhe këshillojmë lexuesve domosdoshmërinë e leximit dhe studimit së bashku të të dy këtyre veprave të cilat, për sa i përket tematikës, paraqesin një të tërë unike.

Megjithëkëtë, edhe në këtë vepër të shkruar nën titullin **"Botëkuptimi islam"**, do të shihet se, herë pas here, është shfaqur domosdoshmëria e prekjes së pikëpamjeve mbi disa lëvizje shtrembëruese dhe, krahas lënies së hollësive të çështjeve të tilla, veprës tjetër me titull **"Lëvizjet shtrembëruese nga e kaluara historike gjer në ditët tona"**, kemi ndjerë nevojën për t'i nënvizuar disa pikëpamje deviatore këtu, në mënyrë mjaft të shkurtër e të përmbledhur.

Në të vërtetë, do të duhej që pikëpamjet në kundërshtim me vijën sunnite, para së gjithash të merrnin përgjigje qoftë edhe nga ata pak dijetarët tanë të vërtetë fetarë dhe këtë e pritëm për një kohë të gjatë. Por, ngaqë përveç disa botimeve të pamjaftueshme[12], nuk u vu në shesh ndonjë vepër-përgjigje serioze, ne, si një intelektual i përmasave osmane, duke u mbështetur mbi njohuritë tona të përgjithshme të fushave fetare, historike dhe letrare, e quajtëm për detyrim ndërgjegjeje t'u jepnim vend në veprën tonë këtyre përgjigjeve të shkurtra e të përmbledhura. Sepse, siç do të duket në veprën tonë të dytë ku trajtohen çështje si këto, shumica e gabimeve në fjalë kanë lidhje me parimet themelore fetare që do t'i dallonin dhe kundërshtonin edhe çobanët e malit! Me fjalë të tjera, shumica e tyre

11. Shih. shkrimet në shumë numra të revistës me titull **"İslamiyat"** të botuar nga profesorët e Fakultetit Teologjik të Universitetit Ankara.

12. Këto botime përbëhen prej shkrimeve këmbëngulëse të shokut tonë të çmuar, **Ebubekir Sifil**, prej veprave "Dialog Tuzağı" (Kurthi i Dialogut) të autorit **Mehmet Oruç** (İstanbul, 2004) dhe "Dialog İhaneti" (Tradhtia Dialog) e autorit **Prof. Dr. Yümni Sezer** (İstanbul, 2006), si dhe prej disa shkrimeve ditore, një pjesë e të cilave janë mbledhur në një vepër me titullin "Ehl-i Sünneti Müdafaa ve Bid'atleri Tenkid" (Apologji e sunnitëve dhe kritikë e pseudonovatorizmave të tyre) (İstanbul, 2005).







janë për specifika mbi të cilat është formuar mendim i njëzëshëm prej shekujsh. Për më tepër, duke u nisur nga fakti që në Islam është e domosdoshme që të njihen qysh në fillim e shtrembra dhe gënjeshtra, si e shtrembër dhe gënjeshtër, kurse e vërteta dhe e drejta, si e vërtetë dhe e drejtë,[13] nuk deshëm të mjaftoheshim vetëm me shtjellimin mbi atë se ç'është botëkuptimi islam.

Ç'është e vërteta, pas kërkesave këmbëngulëse të ardhura nga revista **"Reyhan Dergisi"** që e kanë filluar ta botojnë disa bashkëqytetarë të zellshëm të mi të Trabzonit, kemi filluar ta rimarrim në dorë në mënyrë më gjithëpërfshirëse e ta rishkruajmë **"Botëkuptimin islam"**.[14] Edhe në këto shkrime seriale kemi në plan t'i trajtojmë rastet e guximit shtrembërues nëpërmjet deklaratave në kundërshtim me botëkuptimin islam. Mirëpo, me mendimin se parashtrimi i duhur i kësaj teme në një revistë që botohet një herë në tre muaj, do të merrte një kohë të gjatë, lindi domosdoshmëria për të nxjerrë dy vepra të tilla më vete duke e trajtuar çështjen edhe sipas ecurisë historike me qëllim që t'ua tërheqim vëmendjen të rinjve tanë një çast e më parë.

Sado që për trurin njerëzor, konceptimi i gjërave abstrakte s'është aq i lehtë sa konceptimi i gjërave konkrete, të paktën për ata që e bëjnë për kauzë Islamin, është kusht që të arrijnë një nivel të caktuar në këtë specifikë në mënyrë që të mos mbeten të paaftë në shërbimin e tyre. Nuk duhet harruar se esenciale në Islam është besimi i të fshehtës(gajb):[15] shumë çështje fetare dhe, posaçërisht, parimet e besimit janë abstrakte. Edhe për këto ekzistojnë një sërë kundërshtarësh të rinj që janë, para së gjithash, disa filozofë[16] perversë dhe idetë e tyre intrigante. Eshtë për këto arsye që, duke ia

---

13. **"Kush e mohon Tagutin** (tjetërkënd veç Allahut) **dhe i beson Allahut, pa dyshim që është kapur fort pas një kulpre të shëndoshë!"** (Kur'ani, Bakara, 256)

*"Kush dyshon në kufrin (në faktin që janë heretikë) e çifutëve dhe krishterëve dhe thotë se doktrina e tyre është autentike, nuk mund të ketë besuar!.."* (**Abdülaziz b. Abdullah el-Râcihi**: Şerh-i Nevakız ve'l-İslam)

14. Shih. shkrimet seriale me të njëjtin titull qysh nga numri i parë i datës dhj -tor 2005 të kësaj reviste tremujore.

15. Kur'ani, Bakara: 3.

16. **"Filos"** do të thotë mik, kurse **"sofos"**, urtësi (hikmet). Kështu, fjala **"f -lozof"** e prejardhur nga këto dy fjalë greqishte, do të thotë **"urtësidashës"**. Gjer gjashtë shekuj para Erës së Re, filozofët quheshin **"sagesse", "të urtë"**. Për herë të parë **Pitagora**, duke e parë këtë cilësim të denjë vetëm për hyjnitetin, përdori për vete cilësimin modest *filozof* dhe ua këshilloi këtë të gjithëve. Më vonë, **Platoni dhe**







ofruar opinionit të përgjithshëm **"Botëkuptimin islam"** me shembuj më të gjerë e më të pasur si dhe në një formë më të lehtë për t'u kuptuar, zgjodhëm rrugën e prekjes në mënyrë të shkurtër e të përmbledhur edhe të pikëpamjeve filozofike, me synimin për të mos e sforcuar lexuesin, duke e quajtur domosdoshmëri një gjë të tillë.

Kjo vepër e shkruar për ta përballuar këtë domosdoshmëri, nëse duhet pohuar me qëllimin për ta cilësuar si dhunti, është e para e llojit të saj për sa i përket tematikës.[17] Sepse edhe nëse është e mundur që, si parimet abstrakte të Islamit, ashtu edhe parimet e tij konkrete, të gjenden në librat e ndryshëm të kelamit ose apologjetikës islame, të fikhut ose së drejtës islame si dhe në veprat biografike profetike (sijer), nuk ekziston ndonjë vepër ku këto të jenë përmbledhur në mënyrë të plotë. Ndoshta është më e drejtë të themi se mund të ketë, por ne s'e kemi parë!

Në të vërtetë, i ndjeri dëshmori islam, **Sejjid Kutub**, ka një vepër të titulluar si tonën, të përkthyer në turqishte nga i ndjeri **Ali Arslan** nën titullin *"Botëkuptimi i Islamit"*.[18] Por kjo vepër është sistematikisht e gabuar. Sepse paraqet një rrëmujë ngaqë informacionet dhe njohuritë me të cilat është mbushur, nuk janë trajtuar në bazë të disa parimeve themelore të caktuara. Pa dyshim, kjo gjendje nuk përputhet aspak me emrin e tij. Kurse vepra me titull **"Botëkuptimi monoteist islam"** (Tevhidî Dünya Görüşü) e **Murteza Mutahharí**-ut[19] është krejt e pamjaftueshme ngaqë s'i kalon caqet e një traktati pak a shumë të gjatë.

Botëkuptim do të thotë pikëpamje e cila i vlerëson jetën dhe gjithësinë, për sa i përket ekzistencës dhe funksionit, nën dritën e një sërë parimesh të përgjithshme. Një pikëpamje e tillë fillon me aksioma dhe formon një sistem mendimi dhe afeksioni pa rënë në kontradikta të brendshme me vetveten; në të njëjtën kohë, një sistem

---

**Aristoteli** e bashkuan shkencën e pavarur të politikës, me filozofinë. Kështu, filozofët dolën si figura kompetente të të gjitha diturive të kohës përfshi edhe mjekësinë.

17. Në të vërtetë, në Kodin Civil Osman të vjetër, të njohur si **"Mecelle-i Ahkâm-ı Adliye"**, konkluzionet e përgjithshme kanë qenë sistemuar në 99 nene. Por ato janë vetëm mbi marrëdhëniet ndërnjerëzore (civile), çështje e cila përbën një pjesë të botëkuptimit islam.

18. **Seyyid Kutub** (përkth. **Ali Arslan**): İslâm'ın Dünya Görüşü (Botëkuptimi i Islamit), İstanbul, 1970.

19. **Murteza Ayetullâh Mutahharî**: Tevhidî Dünya Görüşü (İstanbul, 1981), si dhe vepra me titull "Kur'ân'da İnsan" (Njeriu në Kur'an) (Ankara, 1984) e të njëjtit autor.







mendimi dhe afeksioni ku duhet t'i jepet përgjigje çdo pyetjeje që mund të lindë në kapacitetin e mendimit të njeriut. Faktori esencial që e bën një pikëpamje të jetë botëkuptim, është që një përmbajtje me këtë gjerësi të jetë, në të njëjtën kohë, jokontradiktore në vetvete. Kur çështja shihet nga ky këndvështrim, arrihet në konkluzionin se **botëkuptimi islam** është, në historinë e mendimit njerëzor, i vetëm e i pashoq!

Shkaku për të cilin, shoqëritë muslimane të cilat kanë në dorë një botëkuptim të parashtruar, autori i vërtetë i të cilit është Zoti, i Dituri Absolut, kanë rënë në një gjendje për të ardhur keq, s'është gjë tjetër veçse fakti që përmbajtja ideore e cila ka për t'u shtjelluar përmbledhtazi në këto shkrime, s'është kuptuar dhe përvetësuar ashtu siç duhet ose fakti që në fillim është kuptuar dhe përvetësuar ashtu siç duhet, por, pastaj, me kohë, ka ndodhur distancimi dhe largimi prej saj.[20]

Kjo do të thotë se sot, kushti i parë i domosdoshëm që Bota Islame të mund të shpëtojë nga gjendja e rrënimit moralo-etik, politik, ekonomik e, kështu, me radhë, është që ajo të mund të tregojë inteligjencën dhe zgjuarsinë e duhur për ta kuptuar Islamin së pari dhe drejt, për t'i trajtuar parimet e tij të pavdekshme në përputhje me kërkesat dhe interesat e ditëve të sotme. Dhe kjo është përgjegjësia në shkallë të parë e dijetarëve të vërtetë dhe kuadrove të drejtë e të ndershëm të administratës të Botës Islame. Në kohën tonë po vërehet një zhvillim, edhe pse ende i pamjaftueshëm, në këtë drejtim. Dhe, ashtu siç do të shpjegohet më tej, në botën tonë që po globalizohet, është pikërisht ky zhvillim motivi i vërtetë i shpalljes nga Bota Perëndimore Krishtere i **armiqësisë ndaj Islamit** nën emërtimin **"islamofobi"**!

Nga ana tjetër, nuk duhet harruar se çdo akt sendërtohet mbi një truall ndjenje ose ideje. Po qe se trualli është i gabuar, rezultati s'mund të jetë kurrsesi i vërtetë e i mbarë! Ndërkaq, zhvillimi dhe dinamizmi mbi truallin e mendimit islam që po vërehet sot në tërë

20. Pasi e shtjellon këtë të vërtetë gjerë e gjatë dhe mbështetur në shkaqe ju - tifikuese të drejta në veprën e tij të çmuar me titull "Zulmetten Nûra" (Nga errësira në Dritë) që e shkroi para se të rrëshqiste në deviacion, **Şemseddin Günaltay** (Shemseddin Gynaltaj) thotë kështu:

*"Kur muslimanët e patën njohur vërtet me kompetencë fenë e tyre, qenë bërë dijetarë ndër të gjithë popujt e botës. Ata patën qenë prijësit e të gjithë botës. Por kur i zuri sëmundja e mosnjohjes së të fshehtave të sheriatit, atëherë, duke mos e mbrojtur dot ekzistencën e tyre të vërtetë, pësuan disfatë!"* (idem, İstanbul, 1998, f. 149)







dimensionin e Botës Islame, po rezulton përshpejtimin dhe komplikimin e veprimtarisë së armikut të jashtëm. Ekzistenca në letërsinë politike botërore e një koncepti të ri me emrin **"islamofobi"** (frikë nga Islami) është një dëshmues i pagabueshëm i kësaj të vërtete!

Në historinë e mendimit njerëzor është evidente se motivi themelor i të gjitha veprimtarive njerëzore ka qenë ideja dhe akti për të arritur te e vërteta dhe e mira. Ndërkaq, këto dy synime finale nuk mund të sendërtohen vetëm me anë të mendjes (arsyes) njerëzore. Po qe se mendja (arsyeja) do të ishte e mjaftueshme për të arritur te e vërteta dhe e mira, njerëzit e mençur (me arsye, të arsyeshëm) kurrë nuk do të bënin faj ose fajtori duhej konsideruar jo i mençur (jo me arsye, pa arsye, i paarsyeshëm). Kjo do të thotë se ekziston nevoja për një faktor tjetër që do ta kompensonte pamjaftueshmërinë e mendjes (arsyes), që s'mund të jetë tjetër përveç revelacionit hyjnor (vahj), sepse të gjithë faktorët e tjerë përveç revelacionit hyjnor janë nën mendjen (arsyen) njerëzore. Ajo çka e kapërcen mendjen (arsyen) dhe i shkon në ndihmë asaj kudo ku mbetet e dobët dhe e paaftë, është vetëm revelacioni hyjnor; kjo konsekuencë natyrale është e fiksuar me ndihmën e Zotit për njerëzit duke u dërguar atyre profetë, dhe me faktin që kjo ndihmë është filluar me njeriun e parë dhe profetin e parë, Hz. **Ademin** (Adamin). Ja, pikërisht për këtë arsye, **botëkuptimi islam** i mbështetur në revelacionin hyjnor dhe i ruajtur, në përmbajtjen e tij, gjer në ditët e sotme, me anë të mbrojtjes hyjnore, është zgjidhja e vetme e shpëtimit për muslimanët, madje, për të gjithë njerëzimin! Botëkuptimi islam është si **varka shpëtimtare e Noes** në përmbytjen botërore. Është mundësia e vetme për njerëzimin e vuajtur. Mjafton që të kuptohet drejt dhe që vullneti njerëzor, me anë të motivit shtytës të besimit, t'u nënshtrohet ashtu siç duhet parimeve të tij të lartë!

Në kuadrin specifik të realizimit të një synimi final e madhështor të tillë, vepra jonë e ngratë i ngjan sjelljes modeste të një milingone të nisur për në haxh! Po të dojë, Zoti i bën malet të pjellin mi dhe minjtë, të pjellin male! Kurse detyra jonë si njerëz që jemi, është gjithsesi dhe vetëm një pretekst!

Megjithëse e kemi kuptuar dhe pranuar në kthjelltësinë e besimit se, meqë Allahu i Gjithëmadhnueshëm është njësuesi i kontradiktave, kontradiksioni në gjithësi është pamundësisht i eliminueshëm, qëllimi dhe zelli ynë s'janë gjë tjetër veçse përpjekje për t'i siguruar Islamit përparësi në luftën për epërsi mes elementëve dhe







subjekteve kontradiktore pavarësisht se e dimë që ata që bëhen objekt i shfaqjes së atributit hyjnor *mudill* (çorientues) do të ekzistojnë gjithmonë! Allahu i Gjithëmadhnueshëm e di se s'kemi ndonjë qëllim tjetër! Dhe, duke i dhënë fund fjalës sonë me lutjen drejtuar Qenies së Lartë që, në rrugën së cilës i kemi hyrë me këtë qëllim dhe synim, të na falë edhe neve pjesë nga shërbimet për fitoren islame në përputhje me vullnetin hyjnor, edhe për lexuesit tanë të çmuar lusim që Allahu t'i trajtojë me mëshirën, begatinë dhe mirësinë e Tij hyjnore!

Ve minellahi't-tevfik – Suksesi vjen prej Allahut!

13 shtator 2007
(1 Ramazan 1428)
**YSKYDAR - STAMBOLL**







# PJESA E PARE
# BOTEKUPTIMI

## A. Ç'ESHTE BOTEKUPTIMI?

Botëkuptim do të thotë pikëpamje mundësisht e menduar brenda përfytyrimit dhe inteligjencës së njeriut, e cila ka një përgjigje për çdo pyetje. Ndërkaq, nuk mjafton që një pikëpamje e caktuar të mund të konsiderohet botëkuptim vetëm pse u jep përgjigje të gjitha pyetjeve. Përveç kësaj, përgjigjet përkatëse duhet të përbëjnë në vetvete një të tërë jokontradiktore, por logjike, sistematike dhe harmonike. Në këtë mes, do të bëhej fjalë për harmoni nëse pikëpamja e caktuar do të kishte për etalon parimet që merr për bazë për vete, përndryshe, pikëpamja e cila nuk u mbetet besnike parimeve themelore të veta në të gjitha shpjegimet e saj, nuk mund të jetë një botëkuptim në kuptimin e plotë të fjalës!

Botëkuptimi nuk duhet të përjashtojë asnjë çështje e cila mund të jetë temë diskutimi për njeriun dhe gjithësinë, përkundrazi, duhet të parashtrojë për të gjitha një shpjegim dhe konkluzion. E thënë ndryshe, duhet t'i japë përgjigje çdo pyetjeje që mund t'i shkojë ndërmend njeriut mbi botët e vëzhgueshme dhe pamundësisht të vëzhgueshme. Për shembull, është e domosdoshme që, një botëkuptim i caktuar të ketë patjetër një konkluzion të caktuar edhe mbi koncepte jashtë fushës së vëzhgimit dhe analizës, si mbi engjëjt, xhindët, xhenetin, xhehenemin, etj. Esenciale në këto nuk është saktësia apo josaktësia, por jokontradiksioni. Megjithëkëtë, edhe pse është e mjaftueshme që një pikëpamje të konsiderohet **"botëkuptim"** nëse përbën një tërësi logjike dhe jokontradiktore, kjo







mjaftueshmëri nuk e bën të detyrueshme që botëkuptimi në fjalë të konsiderohet i vërtetë dhe vërtetësi, sepse edhe shumë pikëpamje të pasakta ose jo të vërteta kanë një logjikë të posaçme të tyre, gjë e cila quhet **"dialektikë"**. Meqë kjo logjikë ngrihet mbi parime të pranuara si të padiskutueshme si pasojë e postulateve që ka adoptuar për vete si bazë, domethënë, si pasojë e përputhjes me arsyen ose racionalitetit, edhe saktësia dhe jokontradiksioni i përfundimeve të arritura realizohet në raport me postulatet në fjalë.

Gjithashtu, jo çdo pikëpamje quhet botëkuptim vetëm pse është e përhapur në të gjithë botën dhe është pranuar apo përvetësuar nga shumë njerëz. Kështu, megjithëse një sërë konsideratash të shtrembra dhe bestytnish janë të përhapura në tërë njerëzimin, nuk e gëzojnë vetinë e një botëkuptimi ose të pjesës së një botëkuptimi. Për shembull, bindja mbi ogurin e keq ose ndjellakeqësinë ekziston në tërë botën njerëzore. Qoftë rus apo anglez apo një njeri i çfarëdo kombësie, kur bën fjalë për një ogur të keq, e shoqëron fjalën e tij me një nomatisje çfarëdo, për shembull, me prekjen e dheut, e një sendi metalik, me shkuljen e veshit ose bulëzës së veshit ose me thënien e një formule perifrazike, etj. Në botën krishtere, me bindjen shekullore sipas së cilës apostulli i trembëdhjetë ka qenë ai që e ka kallëzuar Jezuin, numri trembëdhjetë konsiderohet ndjellakeqës. Në botën krishtere, shifrën trembëdhjetë e shmangin madje edhe duke u vënë numër dhomave të hoteleve dhe ashensorëve.

Njeriu i cili është musliman, sidomos nëse është intelektual, e ka të detyrueshme ta konceptojë dhe njohë Islamin si një botëkuptim. Ai duhet ta dijë se si i shpjegon Islami, sipas parimeve të tij kryesore, jetën, gjithësinë dhe entitetin e njeriut. Kjo është çështja më themelore në kuptimin dhe përvetësimin e Islamit.

Si çdo fëmijë tjetër, edhe fëmija musliman, në çastin kur sapo nis t'i kuptojë ngjarjet që zhvillohen rreth tij, fillon t'u bëjë me fjalë të thjeshta të mëdhenjve që ka pranë, pyetje sa për çështje konkrete, aq edhe për një sërë konceptesh abstrakte. Krahas pyetjeve për çështje fetare konkrete, si "si falet namazi", "si merret abdesti", pyet edhe për koncepte dhe çështje jokonkrete, si Allahu, engjëjt, bota shpirtërore, etj. Ndërkaq, personat përreth fëmijës, për shkak të pamjaftueshmërisë së aftësisë së tyre për të bërë shpjegimet e duhura mbi konceptet përkatëse, ose e qortojnë dhe e heshtin fëmijën që pyet, ose përpiqen ta kënaqin atë me një sërë shpjegimesh të thjeshta. Pastaj, duke u rritur, tek fëmija shtohet kureshtja dhe dë-







shira hulumtuese lidhur me koncepte të tilla abstrakte, për rrjedhojë, pyetjet që formohen në mendjen e tij pësojnë zhvillim në gjerësi dhe cilësi, sepse, fundja, çdo njeri me aftësi cilësore ndjen një interesim të natyrshëm për një sërë pyetjesh mentale abstrakte. Ashtu siç e shpjeguam, ky interesim fillon tek njeriu në moshën fëminore dhe vazhdon sa të jetë gjallë ai. Nga ky këndvështrim, para së gjithash, konceptimi i jetës dhe i gjithësisë së bashku me të vërtetat abstrakte që përmbahen dhe mbisundojnë në to, na del para si një problem i rëndësishëm dhe i domosdoshëm për kënaqjen e trurit njerëzor madje qysh në moshën fëminore.

Edhe nëse përgjigjet që marrim qysh nga mosha fëminore për pyetje të tilla abstrakte, kanë një farë vlere për të arritur te e vërteta, është jashtë çdo diskutimi se, në fakt, mes kuptimit që bartin ato shpjegime dhe entitetit të tyre absolut ekziston një dallim i madh. Për shembull, ka një dallim të madh mes asaj se çfarë kuptojnë njerëzit e rritur, madje, nga disa atribute që besojnë ata mbi Zotin, dhe entitetit absolut të atyre atributeve ashtu siç përmbahen në Individualitetin Hyjnor. Është një e vërtetë se ekzistojnë pikëpamje të tasavvufit (mistikës islame)[21] të parashtruara me qëllim për ta shprehur këtë dallim. Sepse truri njerëzor mendon me anë të mbresave që merr nga bota e vëzhgueshme dhe i përdor ato si mjete analogjie për të arritur te e vërteta. Në këtë mënyrë, mes botës mundësisht të vëzhgueshme dhe botës normalisht pamundësisht të vëzhgueshme,

---

21. Dy konsiderata mistike që kanë lindur nga kuptimi dhe shpjegimi i dallimit mes entitetit të atributit **“qenie”** (vuxhud) të Zotit dhe konceptit **“qenie”** që vëzhgojmë ne në botën tonë, është një shembull që të vjen në mendje më së pari mbi këtë specifikë. Këto konsiderata janë, njëra, **“uniteti i qenies”** (vahdeti vuxhud), e përfaqësuar nga **Muhjiddin Arabiu**, i njohur si *Shehu i Madh* (Shejhul Ekber) dhe, tjetra, **“uniteti i qenies së vëzhgueshme”** (vahdeti shuhud), e parashtruar nga Hirësia **Imam Rabbani**, i njohur me atributin *Novatori i Mijëvjeçarit të Dytë* (Muxheddid-i Elf-i Sani). Sipas mendësisë së *unitetit të qenies*, qeniet e kësaj bote (sendet) janë qenie relative të trupëzuara me anë të shfaqjeve të emrave dhe atributeve të Allahut (Zotit), me fjalë të tjera, janë një lloj hijesh. Për shkak të rrezikut të konfondimit të kësaj pikëpamjeje me panteizmin i cili e quan **“çdo qenie një fragment nga krijuesi”**, **Imam Rabbaniu** e ka shprehur unitetin tek qeniet duke nxjerrë në plan të parë aspektin e **vëzhgueshmërisë** (shuhud). Ja, ky është dallimi mes këtyre dy pikëpamjeve dhe jo ndonjë dallim i madh bardhë e zi.

Shkak i opozicionit të **Imam Rabbaniut** ndaj pikëpamjes së *unitetit të qenies* qe bërë përpjekja, në kohën e tij, e një personi pa dinjitet, me emrin **Ekber Shah** (1556-1605), në Indi, i cili, ashtu siç përpiqen të bëjnë sot disa të pabesë, përpiqej të sajonte një konglomerat prej tri feve, Islamit, krishterizmit dhe zoroastrizmit. Përpjekja e tij ka pasë të bëjë, në atë kohë, me ndikimin në Indi të panteizmit, ndikim i cili, si një pikëpamje bestyte, është mjaft i përhapur ende në Indi.







të cilësuar në terminologjinë islame, **“alemi gajb”**, si dhe të vërtetave të saj, ndoshta arrihet në ndonjë përfundim i cili do të përbënte thjesht një **“kompromis verbal”**. Për shembull, përmbajtjen e atributeve hyjnore, si “qenie” (vuxhud) ose “dije” (ilm), njerëzit përpiqen *ta mbushin* me mbresat e marra nga bota materiale, ndërkaq që, të vërtetën sipas së cilës entiteti absolut i tyre në Individualitetin Hyjnor është pamundësisht i njohshëm, përpiqen ta kompensojnë dhe përplotësojnë me atributin hyjnor **“muhalefetun lil havadith”**, domethënë, **“i ndryshëm nga akcidencialiteti”** ose, e shprehur në mënyrë të perifrazuar, “Zoti është krejtësisht i ndryshëm nga çdo gjë e krijuar *pas*, Zoti është qenie esenciale, i ndryshëm në esencë nga qeniet akcidenciale”.

Nëse një musliman intelektual është i pajisur me njohuri të nivelit infantil apo mediokër mbi çështje të tilla, kjo s’është aspak e pëlqyeshme. Mirëpo, për fat të keq, shumica e intelektualëve muslimanë të kohës sonë ndodhen pikërisht në këtë gjendje si pasojë imediate e mospreokupimit të duhur me çështje të tilla.[22]

Në fakt, as konstitucioni racional dhe shpirtëror i një intelektuali të përgatitur nuk kënaqet aq lehtë me shpjegime mbi çështje abstrakte si këto. Sidomos nëse ai është një intelektual i cili ka marrë përsipër apologjinë e Islamit, duhet t’i njohë këto çështje me një kompetencë të atij niveli që, kur t’i dalë para ndonjë mohues pak a shumë i informuar, të jetë në gjendje ta bindë atë ose, të paktën, t’ia mbyllë gojën.[23] Kurse, në kohën tonë, disa, me qëllim, kurse

22. Këtu në origjinal ka një poshtëshënim ku për temë kryesore merret çështja e personit të quajtur dhe trajtuar në Kur’an me emrin Dhulkarnejn, i cili është konfonduar në përkthimet apo komentet e Kur’anit qëllimisht apo për padije, me Aleksandrin e Madh të Maqedonisë. Kjo ka ndodhur edhe me autorë turq, gabimet e të cilëve autori ynë i trajton gjerë e gjatë. Pikërisht për këtë këndvështrim specifik të autorit që nuk i intereson lexuesit shqiptar, ne nuk po e përkthejmë dhe transmetojmë këtu këtë poshtëshënim duke u mjaftuar vetëm me këtë sqarim. Shën. i përkthyesit.

23. Me këtë rast, i këshillojmë të rinjtë të cilët nisen të veprojnë me dëshirën dhe entuziazmin e apologjisë së Islamit, të mos tentojnë ta mbrojnë Islamin pa zotëruar njohuritë e mjaftueshme mbi çështjen që do të diskutohet, sepse, përndryshe, me dobësitë e tyre që janë e metë personale, bëhen shkaktarë për t’i sjellë dëme Islamit.

Nga ana tjetër, nuk duhet harruar se, gjatë gjithë historisë, muslimanët kanë dalë vazhdimisht fitimtarë në debatin shkencor me kundërshtarët e Islamit, kurrë nuk kanë humbur. Kështu, njërin nga rastet e panumërta të kësaj në historinë e mendimit, dëshirojmë ta parashtrojmë këtu si shembull domethënës.

Kur nisën të vendosen në Indi, qëndresën e parë e serioze kundër tyre në ato toka, anglezët e hasën tek muslimanët, si, p.sh, në revoltën e vitit 1857, dhe, gjithashtu, nuk vonuan ta dallojnë faktin se kundërshtimi i tyre buronte nga bindjet islame.







disa të tjerë, për shkak të injorancës së tyre, shfaqin një shpërfillje aq të guximshme dhe mahnitëse në parashtrimin e ideve në kundërshtim me parimet themelore islame, saqë rezultati i shpërfilljes së tyre s'është gjë tjetër veçse "nxjerrje e syve duke u përpjekur për të vënë vetulla"!

Siç do të shpjegohet në vijim në këtë vepër, në Islam ekziston parimi i **lirisë**, i cili përmban një rëndësi aq të madhe, saqë, në të drejtën juridike-fetare islame (fikh), në kodin e besimit, **liria** është një nga kushtet që kërkohet të plotësohen për lejueshmërinë e namazit të xhumasë i cili është një detyrim fetar identik (sipas terminologjisë fetare osmane: farz-i ajn. M.H.).

Ndërsa ia kishin hyrë lëvizjes invaduese me forcën e armëve në Indi, e dalluan se vetëm forca ushtarake do të ishte e pamjaftueshme për t'u mbajtur aty, në të njëjtën kohë, se do të duhej të tronditeshin bindjet islame, prandaj bënë botime të panumërta kundër Islamit. Për më tepër, me këtë rast, le ta themi se ata jo gjithmonë vepruan me këtë stil armiqësor, por ngritën edhe universitet për t'i intriguar muslimanët. Sepse maskimi më i përkryer i pabesisë ndaj një kombi është hapja e shkollave. Dhe, sot, shkaku i daljes së pseudodijetarëve deviatorë islamë si **Fazllurrahman**, është universiteti **Ali Garh** i ngritur në këtë mënyrë. Një ateist me emrin **Fejzi Ali Asgar** nga profesorët e këtij universiteti, e pata dëgjuar pesëdhjetë vjet më parë, domethënë, në vitet e mia studentore, në Fakultetin e Letërsisë së Universitetit të Stambollit, e pata sfiduar hapur në idetë e tij deviatore, madje, e pata detyruar të dilte nga salla duke e lënë përgjysmë konferencën!

Njëri ndër aktorët më të rëndësishëm të veprimtarisë botuese të zhvilluar nga anglezët me qëllim për ta shformuar dhe denigruar strukturën themelore ideore dhe afektive të Islamit, ka qenë **murgu Fender**. Me qëllim për t'i hedhur poshtë mendimet dhe idetë e deklaruara prej tij për t'iu kundërvënë Islamit, në prill të vitit 1854, në qytetin Ekberabad të Indisë u zhvillua një debat shkencor publik me një pjesëmarrje të gjerë. Këtë e pati kërkuar një dijetar islam me emrin **Haxhe Rahmetullah Hindí** duke e detyruar **Fenderin** ta pranonte debatin. Që të dy debatuesit e njihnin shumë mirë krishterizmin. Për më tepër, gjatë debatit, **Rahmetullah Hindí**, duke ia kujtuar partnerit disa çështje të ungjillit, pati treguar se e njihte ungjillin në mënyrë shumë më kompetente se ai!

Çështjet që patën përbërë bazën e debatit në fjalë, qenë **"Abrogimi në Kur'an"**, **"Shtrembërimi i ungjillit"**, **"Besimi trinist"** dhe **"Profetësia e Muhammedit"**. Debati vazhdoi dy ditë me radhë në prani të një shumice intelektualësh muslimanë dhe anglezë, por dy çështjet e fundit nuk u debatuan dot, sepse murgu Fender e braktisi mbledhjen duke e manifestuar hapur humbjen e tij. Mirëpo sa e hidhur është që murgu **Fender**, më vonë, duke e interpretuar ndryshe debatin e zhvilluar në prani të shumë dëshmitarëve, e botoi nën titullin **"Bejanul Hak"** (Deklarimi i së Vërtetës). Atëherë, si përgjigje, edhe **Rahmetullah Hindí** e parashtroi të vërtetën e saktë në veprën e tij **"Iz'harul Hak"** (Sqarimi i së Vërtetës), vepër e cila, pastaj, me inkurajimin e **Sulltan Abdylazizit**, u përkthye në osmanishte.

Në këtë mënyrë, herë pas here, dijetarët islamë kanë hyrë në debate shkencore me persona në opozitë me akaidin sunnit (bindjen sunnite) dhe nga të gjitha prej tyre kanë dalë faqebardhë. Si një shembull i këtyre debateve, mund të shihet shtojca me titull **"Drejt marrëveshjes sunnito-shiite"** e veprës në përkthimin shqip, **"Hyrje në Kelam"**, e autorit turk **Prof. Dr. Bekir Topallogllu**, ku përshkruhet debati i zhvilluar nga dijetari islam **Ebu'l-Berekat es-Suvejdi**.







## B. BOTEKUPTIMI ISLAM

Domosdoshmëria dhe nevoja për ta konceptuar Islamin si një botëkuptim paraqet rëndësi jetësore më të madhe në ditët tona. Sepse sot është duke u përgatitur një tradhti historike e filluar me fjalën **"mirëkuptim/tolerancë"** e përhapur gjerësisht përreth dhe e zhvilluar më tej nën titullin **"dialog mes feve qiellore"**. Me pretendimin se disa ajete kur'anore janë historike, për pasojë, lokale, vrapojnë me të katra drejt një konfuzioni tmerrues në çështjet e bindjes religjioze islame (itikad). Njerëz të tillë, duke përdorur një kompetencë që Zoti s'ia pati njohur as Profetit Muhammed (a.s.), marrin guximin të bëjnë revizionime në legjislacionin hyjnor; këto lloj perversitetesh do të merren dhe trajtohen në veprën që do të shkruhet më vonë nën titullin **"Lëvizjet shtrembëruese nga e kaluara historike gjer në ditët tona"**, të cilën e përmendëm në kye pak më gjerë.

Këtu po them vetëm kaq që, në shtete të ndryshme, një sërë personash deviatorë të cilët mbahen për profesorë teologjie, duke u mbledhur dhe organizuar si kuadër në universitete dhe platforma të tjera të ndryshme, kanë parashtruar një kauzë perverse të emërtuar **"historizëm"** me objekt Kur'anin. Ata që e marrin në dorë dhe e shqyrtojnë librat, monografitë, revistat dhe organet e tjera periodike ose jo periodike të botuara prej tyre, bëhen dëshmitarë të faktit se në këto botime mohohet fare hapur karakteri gjithëpërfshirës i shumë ajeteve të Kur'anit, si dhe të deklaratave të ndryshme të papajtueshme me bindjen sunnite, sipas të cilave, disa ajete janë të posaçëm vetëm për kombin arab ose për muslimanët e kohës së Profetit. Meqë numrimi dhe përgjigjja veç e veç e tyre këtu do të përbënte dalje nga tema, tani për tani po mjaftohemi vetëm me këtë nënvizim duke e lënë trajtimin me hollësi të këtyre lëvizjeve







shtrembëruese e të të tjerave të ngjashme me to, në veprën tonë të sipërpërmendur me titull **“Lëvizjet shtrembëruese nga e kaluara historike gjer në ditët tona”,** e cila do të shkruhet më vonë.

Ndërkaq, fakti që në këtë vepër po i analizojmë parimet abstrakte-teorike të Islamit duke i emërtuar me emërtimet në literaturën perëndimore të një sërë pikëpamjesh filozofike, nuk duhet bërë shkak që kjo përpjekja jonë të keqkuptohet – siç e kemi shprehur edhe më parë - si kërkim për ta vendosur mendimin dhe meditimin islam mbi një truall filozofik ose për ta shpjeguar me mbështetje filozofike. Sepse në Islam nuk ka filozofi. Sepse filozofia mbështetet vetëm mbi arsyen, kurse Islami mbështetet edhe mbi arsyen, edhe mbi informacionin e përcjellë (nakl)[24].[25] Edhe nëse mes një sistemi mendimi e meditimi të mbështetur në informacionin e përcjellë dhe filozofisë ekziston identitet përsa i përket objektit dhe qëllimit, ekziston edhe një ndryshim parimor dhe esencial përsa i përket metodës dhe mjeteve. Pavarësisht nga kjo, në botën islame, me emërtimin e përhapur “filozofia islame” bëhet fjalë për pikëpamjet e filozofëve të përgatitur brenda mendimit dhe meditimit islam ose pikëpamjet e atyre që në sistemin e tyre meditativ i kanë dhënë përparësi dhe peshë filozofisë. Prandaj nuk duhet nënkuptuar se Islami është

24. Në origjinal përdoren termat e njohur të teologjisë islame që emërtojnë llojet e informacionit: *akl* (arsye) dhe *nakl* (përcjellje). Informacionin *nakl* e përbëjnë Kur’ani si revelacion hyjnor, për rrjedhojë, i pakontestueshëm, dhe hadithet (tradita profetike) autentike (sahih) të pranuara si të padiskutueshme në vërtetësinë e tyre. Shën. i përkthyesit.

25. *“... Edhe metafizika si disiplinë filozofike, ashtu si kelami apo apologjetika islame, ka për objekt studimi gjendjen e krijesave (qenieve akcidenciale – M.H.) përsa i përket prejardhjes (mebde) së tyre nga individualiteti dhe atributet hyjnorë, po ashtu, edhe rikthimit (mead) të tyre në po atë burim. Ndërkaq, metafizika (filozofia) diskuton vetëm duke u mbështetur mbi ligjet e arsyes pa parë nëse diskutimet e saj përputhen apo jo me legjislacionin islam. Shkenca e kelamit apo apologjetikës islame, përkundrazi, i shërben rrymës oportune me vijën kanonike (tarikat-ı şer’iyye) të konkluduar në mënyrë kategorike në Islam, si Legjislacioni Islam, domethënë, profetësia (risalet) që është mbështetja e Islamit, librat hyjnorë, ringjallja pas vdekjes, si dhe të emërtuar fe (din) dhe komb (mil’let). Në legjislacionin filozofik nuk ka opozicion ndaj kategoricitetit kanonik mbështetur në idetë dhe këndvështrimin e arsyes së kufizuar, përkundrazi, ka përputhje të plotë me kategoricitetin e së thënës. Esenciale në kelam ose apologjetikën islame është besnikëria ndaj Kur’anit dhe Sunnetit (Traditës Profetike). Ja, kjo është pika ku ndahen shkenca e tevhidit (monoteizmit islam) ose kelamit me metafizikën. Në fakt, kelami dhe metafizika i kanë të njëjtë objektin dhe qëllimin, por mes tyre ka dallim përsa i përket metodës...”* (**İzmirli İsmail Hakkı**, Yeni İlm-i Kelâm, İstanbul, 1341, f. 3)







i përshtatshëm për filozofi.[26] Për shembull, edhe Islami është, në një farë mase, racionalist. Në Islam, arsyes i është përcaktuar një kufi, gjithashtu, arsyeja është moduluar me përmbajtjen e kumtimit të mbështetur në vahjin ose revelacionin hyjnor. Në fakt, siç do të shpjegohet me hollësi më tej, racionalizmi i Islamit është i ndryshëm nga pikëpamja e racionalistëve të cilët pothuajse e idhujtarizojnë arsyen, të cilët e pranojnë si të pakufizuar forcën e arsyes. Duke bërë fjalë për parimet filozofike të Islamit është dashur të nxirren në plan të parë parimet filozofiko-teorike (abstrakte). Me fjalë të tjera, janë bërë përpjekje për ta sqaruar të vërtetën se bëhet fjalë jo për parimet islame praktike e të zbatuara, por për parimet teorike dhe abstrakte. Megjithëkëtë, nuk mund të thuhet se mendimet filozofike janë krejtësisht të gabuara.[27] Sepse filozofët munden të arrijnë te e

---

26. Megjithëse opinioni i përgjithshëm mbi këtë specifikë është i tillë, ka edhe që kanë paraqitur dhe mbrojtur pikëpamje të tjera, të ndryshme. Për shembull, **Elmalılı Hamdi Efendi** ka pikëpamjen se, si rrjedhojë e lirisë së mendimit në Islam, filozofia mund të gjejë një truall më të lirë në mjediset islame. Ndërkaq, nëse sillet ndërmend konflikti historik mes shkencës dhe filozofisë, nga njëra anë, dhe kishës, nga ana tjetër, në botën perëndimore, kjo pikëpamje që duket si e drejtë, pa asnjë dyshim që s'është aspak e drejtë! Po të ishte ashtu, a nuk do të duhej që në botën islame të ishin zhvilluar më shumë rryma filozofike? Mirëpo, në botën islame, në ndryshim nga numri shumë i madh i personave mundësisht të cilësuar si **"hakim"** (i urtë), **"mutasavvuf"** (mistik) dhe **"mutefekkir"** (mendimtar), ata që pranohen si filozofë numërohen me gishta, si **el Kindi**, **Farabiu**, **Ibni Sinai** e ndonjë tjetër.

Mes arsyetimeve të gjata rreth kësaj teme, **Elmalılı** thotë: *"...kjo do të thotë se filozofia e cila ka mbetur e huaj në mjedisin e feve të tjera, në Islam do ta gjejë atë që kërkon."* (shih. **Elmalılı Hamdi**, Metâlib ve Mezâhib, İstanbul, 1342, f. 20)

Një çështje tjetër e cila duhet nënvizuar me këtë rast, është edhe kjo: Në fund të fundit, çdo thënie e filozofëve s'ka për të qenë e gabuar! Pa asnjë dyshim, në idetë e tyre ka edhe shumë përcaktime të drejta e të vërteta. Për më tepër, disa nga idetë në fjalë janë parashtruar nga dijetarët islamë shumë shekuj para tyre! Ata që dëshirojnë ta kuptojnë këtë çështje me hollësi, mund të shohin në veprën e **Ismail Haki Izmirliut**, "Krahasim mes mendimtarëve islamë dhe mendimtarëve perëndimorë" (İslâm Mütefekkirleri ile Garb Mütefekkirleri Arasında Mukayese" Ankara, 1978.

Këto ngjasime, siç mund të jenë plagjiaturë, mund të jenë edhe origjinale. Për shembull, thënia e famshme e **Dekartit**, "Cogito ergo sum" (mendoj, pra jam), është e njëjtë me pikëpamjen e formuluar si "megjithëse dikush mund të dyshojë mbi çdo gjë, për qenien e vet nuk mund të dyshojë" të shprehur nga **Muhjiddin Ibnul Arabiu** në veprën e vet, **"el-Bulga fi'l-Hikme"** (Mjaftueshmëria në filozofi). (**Prof. Dr. Nihad Keklik**, Türk İslâm Felsefesi, Kubbealtı Akademi Mecmuası, f. 3, Korrik 1975, f. 57)

Në veprën e sipërpërmendur, "Krahasim mes mendimtarëve islamë dhe mendimtarëve perëndimorë", ka qindra shembuj të tillë.

27. Pothuaj të gjithë filozofët kanë prodhuar ide mbi ekzistencën dhe atributet e Zotit. Ndërsa një pjesë e tyre kanë këmbëngulur në mohim, shumica, me anë të një sërë argumentesh racionale, kanë besuar në ekzistencën e një qenieje të parë







në vargun e qenieve, me ekzistencë të domosdoshme e të vetvetishme, domethënë jonevojtare ndaj krijimit. Argumentet që kanë përgjithësuar ata me këtë qëllim dhe i kanë përvetësuar, mund të renditen në këtë mënyrë:

**a) Argumenti i ekzistencës**. Për të konkluduar mbi ekzistencën e një gjëje duhet nisur nga ekzistenca e idesë mbi të. Gjatë gjithë historisë njerëzore, gjithmonë ka qenë i pranishëm një përfytyrim mbi Zotin. Këtë e pranojnë edhe ateistët. Në mungesë të një qenieje eternalisht vetekzistente, do të duhej që gjithësia të shfaqej nga **"hiçi"** me anë të një rastësie të verbër, gjë që bie në kundërshtim me logjikën për shkak të përsosmërisë në gjithësi.

Mendimtari i madh, **Ismail Fenni Ertugrul** (1855-1946) jep, lidhur me këtë specifikë, këtë shembull interesant:

*"Le ta supozojmë se keni një kopsht ku keni mbjellë shumë fidanë në mënyrë të rregullt. Një ditë, ju shkoni atje dhe shihni se, aty-këtu, shumë fidanë janë përmbysur. Kur e pyesni kopshtarin se pse janë përmbysur fidanët, ai ju thotë se i ka përmbysur një erë e fortë. Dhe ju e pranoni këtë përgjigje. Mirëpo, kur shkoni një ditë tjetër, vini re përsëri fidanë të përmbysur apo të shkulur vetëm se jo aty-këtu dhe në mënyrë të çrregullt, por në mënyrë sistematike, për shembull, një në çdo pesë fidanë. Dhe kur e pyesni kopshtarin për shkakun, ju jep po atë përgjigje. Po ju, a do t'i besoni kësaj radhe? Nuk do t'i besoni dhe, pa dyshim, do t'ia atribuoni qëllimit të keq të dikujt. Sepse edhe në qoftë se ngjarja e parë do të mund t'i lihej rastësisë, ngjarja e dytë nuk mund t'i lihet në asnjë mënyrë, sepse kësaj radhe në ngjarje ka hyrë llogaria!"* (**İsmail Fenni Ertuğrul**, İman Hakikatleri, İstanbul, 1978, f. 21 e në vazhd.)

Është filozofi italian **Shën Anselmi** (Saint Anselm, 1033-1109) që e ka parashtruar së pari këtë argument. Më vonë, edhe **Dekartesi** (Descartes, 1596-1650), **Spinoza** (1632-1677) dhe filozofë të tjerë janë përpjekur ta provojnë ekzistencën e Zotit me anë të këtij argumenti.

**b) Argumenti i universalitetit**. Në ndryshim nga argumenti i ekzistencës i cili mbështetet në domosdoshmëri dhe improvizime logjike, argumenti i universalitetit mbështetet në eksperimente dhe prova të ndërmarra me synimin për hulumtimin e entitetit të dukurive dhe konceptimin e shkaqeve, me fjalë të tjera, mbështetet në hulumtimin e ekzistencës së gjithësisë sipas parimit të kauzalitetit (shkakësisë).

Sipas kësaj, lëvizja që ekziston në gjithësi është, patjetër, vepër e një lëvizësi (shtytësi). Është domosdoshmërisht logjike ekzistenca e një lëvizësi (shtytësi) të parë që lëvizja të fillojë nga një pikë e caktuar kohore. Ky shtytës është Zoti. Është **Aristoteli** ai që e ka parashtruar për herë të parë këtë ide. Nga ana tjetër, çdo qenie ekziston ose në mënyrë të domoshme, ose në mënyrë të mundshme, pra, ose si qenie e domosdoshme, ose si qenie e mundshme. Alternativë tjetër s'ka.

**Qenia e domosdoshme** është qenia vetekzistente, ajo që e ka ekzistencën nga vetja, që ekziston vetvetiu. Qenia e mundshme ka nevojë për një shkak të jashtëm, për një qenie tjetër që të ekzistojë. Ndërkaq, nëse qenia tjetër është edhe ajo e mundshme, edhe ajo ka nevojë për një qenie tjetër që të ekzistojë. Kështu, këto mendime dhe përfytyrime hipotetike vazhdojnë në mënyrë të pafundshme, gjë që është e papranueshme logjikisht.

**c) Argumenti i qëllimshmërisë**. Çdokush që i kupton drejt e saktë rregullin dhe rregullsinë që sundojnë në gjithësi, si dhe funksionin e saj, nuk e ka të vështirë ta kuptojë se e gjitha kjo ka dhe ndjek një qëllim të caktuar. Njeriu nuk dyshon se e gjitha kjo është planifikuar nga një qenie e rregullt, sunduese, e fuqishme dhe e vetëdijshme, sepse është e pamundur dhe absurde që një fuqi e verbër të krijojë një botë të tillë të përsosur.







vërteta në raport me sa arrijnë të jenë të saktë në vëzhgimet e tyre mbi jetën dhe gjithësinë. Vetëm se, ngaqë mjeti i tyre i vetëm është **arsyeja**, insuficienca e së cilës është e konfirmuar, shpesh nuk arrijnë të shpëtojnë nga rënia në gabim si në konceptimin e të vërtetave që përmbahen në sendet dhe dukuritë, ashtu dhe në prodhimin e ideve mbi to. Është si pasojë e kësaj, që vihet re se, ndërsa filozofët aktualë i hedhin poshtë filozofët paraardhës, një dukuri, kjo që zhvillohet pareshtur, vargu i profetëve ka ardhur duke e mbështetur dhe vërtetuar njëri-tjetrin.

Prandaj është një konsekuencë e natyrshme për çdo musliman cilësor që, duke i verifikuar mendimet filozofike me anë të Islamit, t'i diferencojnë të drejtat nga gabimet. Siç do të vihet re, edhe ne, në këtë vepër, këtë jemi përpjekur të bëjmë në një formë të përmbledhur për të mos i lodhur lexuesit me çështje filozofike të rënda. Sepse filozofia e cila mbështetet vetëm në arsyen, është e privuar nga mundësia për ta kënaqur njeriun në lidhje me konkluzionet mbi vlerat. Pikëpamjet filozofike janë plot kontradikta subjektive dhe objektive, me fjalë të tjera, janë të mangëta dhe insuficiente.

Megjithëse e vërteta qëndron kështu, mund të thuhet se përkrahësit e **"tolerancës"** me pretenduesit e **"historizmit në Kur'an"**, për të cilët u fol më lart, synojnë ta vendosin mendimin islam mbi një truall filozofik dhe vrapojnë pas zellit për ta shtrembëruar informacionin e përcjellë (nakl: Kur'ani dhe Tradita Profetike autentike) duke e marrë për bazë arsyen. Në vend që ta përdorin arsyen për ta njohur me kompetencë urtësinë e informacionit të përcjellë, ata, duke përdorur arsyen e tyre të mangët, kërkojnë ta veshin Islamin me një entitet të ri mbi një truall të shtrembër dhe të lëkundshëm. Po qe se nuk del dikush që t'ua tërheqë vëmendjen atyre se një ndërhyrje e tillë mbi Kur'anin do të thotë të luash me zjarrin, dhe, në

---

Edhe nëse ky argument është kritikuar nga filozofë të tillë, si **Dekarti, Paskali** dhe **Kanti**, në përgjithësi është pranuar.

**d) Argumenti moralo-etik**. Është filozofi gjerman **Kant** (1724-1804) që e ka parashtruar këtë argument. Megjithëse Kanti i pati kundërshtuar dhe hedhur poshtë tërësisht argumentet që përmendëm para kësaj, nuk ka qenë ateist. Dyshues mbi fuqinë e arsyes së kulluar (pure reason), **Kanti** e ka përdorur moral-etikën si argument të njohjes intuitive të Zotit. Sipas tij, ligjet morale janë një grumbull lejimesh dhe ndalimesh shtrënguese që na duken të huaja, ndërkaq që njeriu priret nga gjëjrat që japin shije, kënaqësi dhe gëzim. Kurse ligjet morale (moralo-etike) e shtrëngojnë vullnetin të pranojë të mbajë një qëndrim të rëndë dhe lodhës. Ky shtrëngim duhet të burojë nga një fuqi e cila zotëron një autoritet që e shtrëngon vullnetin e njeriut t'u përshtatet ligjeve morale. Kjo forcë që zotëron një autoritet shtrëngues është vetë **Zoti**.







përgjithësi, nuk del, nuk duhet dyshuar se kjo ka për të ndodhur nën shtytjen e kaderit, parashkrimit hyjnor, nga ana e Allahut ligjvënës.

Në filozofi sundon vetëm arsyeja. Ndërkaq, në vështrimin islam, arsyeja pranohet si e pamjaftueshme (insuficiente) dhe e mangët. Megjithëkëtë, njëri nga kushtet bazë të përgjegjësisë fetare-juridike në Islam është që personi duhet të jetë me zhvillim mendor normal.

Mendimi (meditimi) dhe hulumtimi njerëzor te njeriu i përkryer ka – në mënyrë të natyrshme – dy synime themelore që emërtohen:

**a) Ide e drejtë** (fikri saib); arritja te ideja e saktë, e drejtë dhe e vërtetë.

**b) Akt i drejtë** (ameli saib); arritja te akti i drejtë, arritja te e vërteta.

Ata që e konsiderojnë arsyen si zotëruese të një force të pakufishme, janë të detyruar ta pranojnë se njerëzit me arsye nuk duhet të bëjnë asnjë faj. Po, kështu duhet të jetë, sepse, meqë arsyeja është një mjet i patëmetë dhe i aftë për të arritur në këto dy synime njerëzore, atëherë, pse njeriu me arsye të bëjë faj? Pse të jetë autori i një akti delicioz? Mirëpo dihet se të gjitha sistemet njerëzore, duke i dhënë dënim fajtorit, e pranojnë se ai është i shëndoshë mendërisht! Po qe se formohet opinioni se gjatë kryerjes së fajit, aftësitë mendore (të kryerësit të fajit) janë reduktuar, me fjalë të tjera, se, gjatë kryerjes së fajit, fajtori nuk ka qenë i aftë mendërisht, fajtori nuk dënohet. Kjo do të thotë që shkaku logjik i dhënies së dënimit është pranimi se, gjatë kryerjes së fajit, fajtori ka qenë i shëndoshë mendërisht, domethënë, i arsyeshëm. Në këto kushte, edhe të jesh i bindur se arsyeja është një mjet i patëmetë dhe i mjaftueshëm për të arritur te akti i drejtë, te e mira, edhe, megjithëkëtë, ta dënosh atë për aktin e saj delicioz, është një kontradiktë në vetvete. Kurse Islami, duke e pranuar pamjaftueshmërinë (insuficiencën) e arsyes, është i çliruar nga kjo kontradiktë e brendshme.

Me të vërtetë, ashtu siç do të shpjegohet me hollësi më tej, edhe nëse arsyeja, sipas bindjes sunnite, është e mjaftueshme për ta njohur vetëm ekzistencën e Allahut (Zotit), për më tej pranohet e pamjaftueshme. Ajo ka nevojë për ndihmën e revelacionit hyjnor.







Në mungesë të kësaj ndihme, njohja nuk arrin dot përsosjen dhe personi nuk shpëton dot nga rënia në kontradikta.

Megjithëkëtë, Islami, krahas që e quan fuqinë e arsyes të pranueshme dhe legjitime gjer në pikë të fundit, kur konkludon mbi botët që nuk mund t'i përfshijë arsyeja, nuk e pranon atë si mjetin e vetëm e të mjaftueshëm për të arritur te e vërteta. Arsyeja e vetmuar pranohet insuficiente në njohjen dhe shpjegimin e të gjitha dukurive dhe e të gjithë ekzistencës. Sepse, ndërsa të gjitha aftësitë dhe kapacitetet njerëzore janë të kufizuara, bota e të vërtetave ka një përmbajtje të pafundme aq sa të mos e nxënë imagjinata dhe mendja. Eshtë e pashmangshme dhe e detyrueshme logjikisht të pranosh se me një mjet me kompetencë dhe pushtet të kufizuar.

Eshtë e padyshimtë se arsyeja është e vlefshme për njohjen relative të urtësisë së revelacionit hyjnor, por as nuk mohohet se arsyeja është e pamjaftueshme (insuficiente) në vetvete. Këtë të vërtetë, poeti e shpreh kështu poetikisht:

**Kjo mendje e vogël s'bën për të vërtetat e larta**
**Se kjo peshore s'e ngre dot gjithë këtë ngarkesë.**

**Zija Pasha**

Muslimani është i detyruar ta konceptojë drejt e saktë përmbajtjen e Islamit sa përsa u përket konkluzioneve konkrete (të zbatueshme, praktike), aq dhe përsa u përket shpjegimeve abstrakte-teorike. Sepse në veprimtarinë e **kumtimit fetar** (teblig) e cila është mjeti i Islamit për t'i përfshirë dhe përmbledhur të vërtetat e veta, nuk mund të bëhet argumentim vetëm me anë të njohjes kompetente të mangësive dhe gabimeve që u përkasin antitezave. Sepse, meqë në kumtimin e Islamit, **"bindja e bashkëbiseduesit"** dhe tërheqja te e Vërteta (Zoti) janë qëllim esencial, është kusht që, pas eliminimit të gabimit, të vihet në shesh e drejta. Në të kundërt, njohja njerëzore shtyhet për në **nihilizëm**[28], domethënë, për në një boshllëk pa rezultat! Prandaj, siç thotë edhe **Prof. Dr. Ferid Kam**,

*"njeriu i pafe, si një anije pa vela e pa timon që e ka zënë furtuna në një natë mjaft të errët, llokoçitet mes dallgëzimeve të*

28. **Nihilizëm**: Eshtë koncepti filozofik që mohon çdo gjë. Sipas këtij koncepti, nuk ka të vërtetë në shkencë (dituri) dhe nuk ka në moral ndonjë detyrim. (Për më tepër informacion, shih. **Mehmed Ali Ayni**, Reybîlik, Bedbinlik, Lâilâhîlik Nedir, İstanbul, 1928)







*tmerrshme të këtij oqeani ngjarjesh dhe, më në fund, pa arritur dot në bregun e shpëtimit, përplaset në një shkëmb të tmerrshëm dhe bëhet copë-copë!*

*Në çastin kur feja ikën, në sytë e njeriut vihen syze të zeza. Në vështrimin e njeriut, bota bëhet një errësirë ngatërresash e kokëçarjesh dhe ai fillon ta shohë sterrë të zezë tërë ekzistencën. Horizontet ngushtohen çast pas çasti për ta zënë në grykë si një rreth i zjarrtë. Zemra largohet nga të gjitha llojet e vetive njerëzore."*[29]

Në Fjalën e Njësisë (Kelime-i Tevhid) e cila është hapi i parë i tij në botëkuptimin e vet, Islami, duke thënë **"la ilahe"** / "nuk ka zot (tjetër)", mohon mendësinë e gabuar mbi hyjnitetin dhe, në vijim, boshllëkun e formuar nga mohimi i bërë, e mbush me pohimin e drejtë **"il'lallah"** / "përveç Allahut". Kjo është metoda islame[30] edhe në çështjet e tjera. Kjo e vërtetë është shprehur në trajtën **"eliminimi i së shtrembrës ka përparësi ndaj përvetësimit të së drejtës"** tek **"Kodi Civil"**[31] i formuar duke i kthyer konkluzionet islame në nene ligjore. Mirëpo, për ta diagnostikuar dhe vlerësuar siç duhet të gabuarën dhe të shtrembrën, duhet që në fillim të njihet se ç'është "e drejtë" (hakk) dhe të zotërohen parimet lidhur me këtë. Është për këtë arsye që, bashkë me këtë vepër, ndjemë nevojën për të zotëruar informacionet dhe njohuritë mbi lëvizjet shtrembëruese dhe, veçanërisht, për shndërrimin e tyre në libër.

Çdo pikëpamje vë si kusht që anëtarët e saj, të paktën, ata që e bëjnë atë për kauzë, ta konceptojnë dhe kuptojnë në mënyrë të përkryer atë pikëpamje. Edhe Islami, si mendim sistematik që është, pret që anëtarët e vet, veçanërisht pjesa intelektuale, të jenë të përgatitur në mënyrë të përkryer në këtë drejtim. Është kusht që, para se të hidhen në fushën e zbatimit, njohuritë islame duhet të

---

29. **Prof. Dr. Ferid Kam**, Dînî, Felsefî Musâhabeler'den naklen **A. Hamdi Akseki**, idem, f. 110.

30. Metoda logjike e kalimit nga mohimi në pohim ose pohimi duke mohuar. Shën. i përkthyesit.

31. Në origjinal, përkatësisht: "Def-i mefâsid, celb-i menâfiden evlâdır"; "Mecelle-yi Ahkâm-ı Adliyye" ["Manual i Konkluzioneve Juridike" ose, sipas konceptualitetit juridik perëndimor, "Kodi Civil" i hartuar në Turqi në periudhën e fundit osmane nën drejtimin e shkencëtarit erudit Ahmet Xhevdet Pasha (1822-1895)]. Konkluzioni dhe parimi (neni) juridik "Def-i mefâsid, celb-i menâfiden evlâdır"do të thotë, në esencë, "mohimi i së keqes duhet të ketë përparësi ndaj pohimit të të mirës", pra, në fillim duhet mohuar e keqja (e shtrembra, gabimi, dëmi), pastaj duhet pohuar e mira (e drejta dhe e sakta, e vërteta, përfitimi). Shën. i përkthyesit.







kumtohen dhe sugjerohen me përmbajtjen e tyre teorike. Prandaj ata që do ta kryejnë këtë detyrë, duhet, para së gjithash dhe në mënyrë absolute, të kenë njohuri në një nivel të konsiderueshëm mbi këto tri fusha:

**a) Feja**. Njohuritë fetare kanë rëndësi në shkallë të parë për ta përcaktuar drejt e saktë përmbajtjen e të vërtetave që do të mbrohen. Njohja e fesë drejt e saktë, konceptimi dhe kuptimi i saj me parimet e veta themelore shkencore dhe ideore, është kusht për të shpëtuar nga gabimet dhe kontradiktat në përmbajtjen e tërësisë së ideve që do të mbrohen. Në të kundërt, me sugjerimin e një sërë gabimeve të pandehura si gjëra të sakta, në vend që të vihen vetulla, nxirren sytë.

Këtu është e detyrueshme që, duke shpëtuar nga pikëpamjet vetiake dhe personale mbi konceptet "e drejtë" ose "e vërtetë", deklarata e Allahut të përdoret duke e marrë për kriter. Në fakt, në Islam, ndërsa besimi (iman) materializohet me vërtetimin e Zotit dhe pranimin e urdhrit të Tij duke iu nënshtruar deklaratës hyjnore, mohimi (kufr-herezi) fiksohet me anë të një qëndrimi të kundërt. Me fjalë të tjera, ta konsiderosh si të vërtetë atë që Zoti e bën të ditur si të vërtetë dhe si të shtrembër atë që Zoti e pohon si të shtrembër, është besim (iman), kurse e kundërta e kësaj është mohim (kufr-herezi). Për të mund ta mbrojtur këtë parim themelor, është kusht që sistemin e të vërtetave që shfaqet në urdhrat hyjnorë, ta konceptosh dhe kuptosh saktë dhe në një mënyrë që të mos i lërë shteg lëkundjes. Këtë kemi parasysh kur themi se feja duhet kuptuar drejt e saktë.

**b) Historia**. Për ta mbështetur pikëpamjen që do të mbrohet, me konkluzionet e vlerave që do të nxirren nga historia dhe për ta sjellë atë pikëpamje pothuaj në diçka konkrete e të personifikuar, është nevoja e **"shkencës së historisë"**. Në fakt, çdo lëvizje shoqërore e cila sjell një pikëpamje të re, e ka komentuar historinë sipas vetes, është përpjekur t'i nxjerrë nga historia shkaqet justifikuese të shfaqjes së vet. Dhe kjo është një konsekuencë e natyrshme së cilës i drejtohet pothuaj çdokush i cili kërkon të parashtrojë një pikëpamje të re. Asnjë sistem nuk mund të mbetet shpërfillës ndaj kësaj.

Kështu, edhe Kur'ani i Shenjtë i cili është udhëzuesi ynë i rrugës së drejtë, duke na dhënë shembuj nga bashkësitë e profetëve të kaluar, na ofron neve një përvojë mësimdhënëse që na tregon se si arritën lumturinë ata që ecën në rrugë të drejtë dhe në ç'mënyrë pë-







suan fatkeqësi ata që zbatuan parime të gabuara. Arsyetime të tilla të nxjerra nga historia hasim në shumë vende të Kur'anit të Shenjtë. me të vërtetë, afro një mijë ajete të tij u përkasin rrëfimeve historike. Meqë Islami është një pikëpamje e re e amshuar qysh nga shfaqja e tij, Zoti, si domosdoshmëri e së njëjtës metodë, ka prekur shumë aventura të popujve të shkuar që të jenë shembull dhe mësim për të ardhmen.[32]

Nga vlerësimi prej një pikëpamjeje i ngjarjeve historike me anë të disa parimeve themelore me qëllim për ta provuar drejtësinë e vet, ka dalë në shesh një degë shkencore me emrin **"Filozofi e Historisë"**, themeluesi i të cilës është dijetari islam, **Ibni Halduni**.[33]

Me të njëjtën domosdoshmëri, edhe ne duhet ta përdorim historinë si material në mbrojtjen e besimit tonë. Për më tepër që, për turqit, si komb, kjo gjë paraqet një mundësi më të tepërt. Sepse faqet më të shkëlqyera të historisë kombëtare të turqve janë brumosur me Islamin dhe, gjatë një mijë vjetëve të fundit, fuqia dhe forca e tyre kombëtare i janë kushtuar plotësisht qëllimit islam. Po qe se do të supozonim se, për shembull, ashtu si Irani, turqit do të kishin qenë para Islamit një shtet botëror dhe pastaj, pas Islamit, do të binin në një pozitë të dytë brenda kësaj bote, nuk do të mundnim ta përdornim në këtë gradë historinë si një mjet efektiv për besimin islam.

---

32. **"I Dashuri im, thuaj: "Shëtisni mbi tokë dhe shihni si ka qenë fundi i mëkatarëve!"** (Kur'ani, Neml: 69) Ose: **"Për të ta provuar dhe kënaqur zemrën, po t'i tregojmë ty si rrëfime të gjitha njohuritë mbi profetët."** (Kur'ani, Hud: 120)

33. I lindur në vitin 1332 në Tunizi dhe i vdekur në vitin 1406 në Kajro, Ibni Halduni i cili pati kryer shumë nëpunësi të larta në Andaluzi, Tunizi dhe Egjipt, ka kaluar një jetë mjaft të ngjeshur me veprimtari dhe ngjarje. **Ibni Halduni** është një dijetar dhe mendimtar i madh islam i cili, duke u përqëndruar posaçërisht mbi shkaqet e brendshme të ngjarjeve historike, hapi brazdën e **"Filozofisë së historisë"**. Vepra e tij origjinale e cila reflekton pikëpamjet e tij, zë vend introduktën e historisë së përgjithshme në 7 vëllime, me titull **"Kitabu'l-İber"** (Libri i përvojës). Kjo vepër është bërë e njohur me titullin **"Mukaddime-i İbni Haldun"** (Introduktat e Ibni Haldunit). **Ibni Halduni** i cili në konsideratën mbi shtetin pati bërë të vetën pikëpamjen organiciste, duke u përqëndruar mbi faktorët e ndryshëm socialë të dukurive dhe ngjarjeve historike, i ka kapërcyer shumë mendimtarë perëndimorë dhe është bërë prekursori i tyre. Duke filluar me **Naima**-në, shumë historianë vendës dhe të huaj bartin ndikimet e tij të thella. (Për më tepër informacion, shih. **Ziyaeddin Fahri Fındıkoğlu-H. Ziya Ülken**, ***İbni Haldun***, İstanbul, 1940)







Me të vërtetë, iranasit, megjithëse patën treguar një fuqi dhe inteligjencë gjithëbotërore para Islamit, në periudhat e persëve, medëve dhe sasanitëve, pas hyrjes në Islam qenë përballur me shqetësimin e pamundësisë për ta treguar të njëjtën fuqi të jashtme – si domosdoshmëri e pozitës së tyre gjeografike. Për pasojë, patën përvetësuar **Shia**-n dhe, gjatë gjithë historisë, patën ndjekur qëllimin për t'u bërë kokë e Botës Islame duke e shiizuar atë.[34] Kurse ne nuk e kemi një gjymtim të tillë!

Turqit, përveç që bartnim edhe para Islamit prirje trimërore, karakterizoheshim edhe me një virtyt të ngjashëm me **"moralin kalorsiak"**. Kjo veçori e tyre qe përshtatur dhe përputhur me qëllimin dhe synimin themelor të Islamit për t'u përhapur në të gjithë botën, me fjalë të tjera, me parimin e xhihadit dhe vlerat morale të Islamit, dhe i pati lartësuar në një pozitë të madhe e dinjitoze për t'u bërë, më parë, ushtria e Botës Islame[35], domethënë, mbrojtës të pamposhtur të saj, pastaj, për afro një mijë vjet, për ta marrë përsipër funksionin e liderit të asaj bote. Prandaj, në ngjarjen e çdo gjëje me të cilën do të krenoheshin ata në emër të krenarisë kombëtare, vendi dhe kontributi i Islamit është i pamohueshëm.[36] Për këtë shkak, për popullin turk, përdorimi i historisë si material në kauzën e besimit ka një efektivitet të posaçëm.

Shkenca e historisë është një mjet i pashmangshëm edhe për kuptimin e drejtë e të saktë të konkluzioneve dhe urdhrave islame. Së pari, njohja e shkaqeve të zbritjes të ajeteve kur'anore e kërkon në mënyrë të detyrueshme njohjen e historisë dhe kjo është një nga mjetet më efektivë që sigurojnë kuptimin e drejtë e të saktë të ajeteve. Nga ana tjetër, edhe njohja në mënyrë të shmangur nga gabimet

---

34. Për hollësi, shih. **Tâhir Hâşimî Balcıoğlu**, Türk Tarihinde Mezheb Cereyanları, İstanbul, 1940.

35. Me të vërtetë, biri i **Harun Reshidit**, **kalifi Mutasim** (vd. 227 h. / 842 e.r.), pati mbledhur njerëz nga zona të ndryshme turke dhe pati ngritur për ta qytetin **Samerra** njëqind kilometra në veri të Bagdatit dhe, pastaj, e pati transferuar aty qendrën e kalifatit. Ai jo vetëm e formoi ushtrinë e tij krejtësisht prej turqish, por edhe e ndaloi martesën e tyre me vajzat epshore arabe me qëllim që të mos u prishej karakteri trimëror dhe heroik.

36. E di gjithë bota se zelli dhe përpjekja që ka treguar kombi ynë për mbrojtjen e Islamit gjatë shumë shekujsh, ka marrë një miratim dhe vlerësim të përgjithshëm. Por nuk duhet harruar se edhe Islami, mbrojtjes së të cilit i kemi shërbyer ne, është bërë faktori i ruajtjes dhe vazhdimësisë së kombit tonë. Kjo e vërtetë është e fiksuar me faktin që bullgarët, hungarezët dhe finët me origjinë turanike, duke u shkëputur nga familja e kombeve turke, janë tjetërsuar.







e **Sunnetit** i cili përbën burimin e dytë të Botëkuptimit Islam pas Kur'anit të Shenjtë, ka nevojë për njohuri historike. Eshtë për shkak të kësaj nevoje që dijetarët islamë kanë kompiluar një disiplinë shkencore të emërtuar **"sijer"[37]**, përmbajtja e së cilës është krejtësisht historike. Veç kësaj, jashtë haditheve, është shqyrtuar edhe jeta e transmetuesve të hadithit (sunnetit ose traditës profetike) përsa i përket forcës së arsyes dhe kujtesës si dhe gjendjes së tyre moralo-etike dhe nga kjo veprimtari shqyrtuese ka lindur shkenca ndihmëse e hadithit e emërtuar **"nakdu'r-rixhal"[38]**.[39] Edhe të gjitha njohuritë dhe informacionet që përmban kjo disiplinë shkencore janë brenda kornizës së shkencës së historisë.

**c) Gjuha dhe letërsia**. Ja, pra, zotërimi i gjuhës dhe letërsisë është jashtëzakonisht i rëndësishëm për të mund t'i shprehur drejt, saktë dhe bukur shumë e shumë arsyetime.[40] Se as vlerën e vërtetë të një malli shumë cilësor, madje, është e pamundur ta gjesh në dorën e një shitësi të paaftë! Për më tepër, meqë kjo paraqet një rëndësi më të madhe në fe – për nga këndvështrimi i fatkeqësisë apo lumturisë – ka zënë vend në Kur'an si një urdhër hyjnor.[41] Sepse besimet realizohen dhe bëhen të dukshme me anë të fjalëve dhe fjalive të formuara prej tyre. Në një fjali, konkluzioni mund të përmbyset me ndryshimin e fjalëve apo të renditjes së tyre. Besimi i

---

37. Sijer: bio-bibliografi. Shën. i përkthyesit.

38. Nakdu'r-rixhal: kritikë bio-bibliografike. Shën. i përkthyesit.

39. Sipas karakteristikave personale të rrëfyesve të haditheve profetike prej Profetit (s.a.v.s.), hadithet ndahen, përsa u përket vlerës dhe konkluzioneve, domethënë, përsa i përket besnikërisë ndaj konkluzionit përkatës, në më shumë se njëzet kategori, si sahih, hasen, garib, zâif, muallak, mürsel, muallel, şaz, münker, mefruk, mevzû, e kështu me radhë gjer në fund.

*"**Hadithi i dobët** (Hadis-i Zaif): hadith që nuk i plotëson kushtet e hadithit autentik (sahih), për shembull, që, ndër rrëfyesit (transmetuesit e vet) ndodhet një person i njohur si njeri që gënjen ose që bën padrejtësi ose që bën shumë gabime ose që sajon gjëra të paqena ose që është i paditur a injorant; ose hadith i parregullt dhe vetëm me një rrëfyes të dobët. Të tillë janë hadithet muallak, mursel, mu'dal, munkati, mudel'les, mual'lel, shaz, munker, metruk."* (**Ömer Nasuhî Bilmen**, Hukuk-i İslâmiyye ve Islahât-ı Fıkhiyye Kamusu, vëll. I, İstanbul, 1949, f. 24)

Shkenca e historisë ende sot, madje, nuk e ka arritur këtë përkryerje të shkencës së hadithit, ku hadithet janë kaluar nëpër një seleksionim serioz përsa u përket personave veprues si dhe dokumenteve dhe kujtimeve të lëna prej tyre.

40. Me të vërtetë, në hadith, duke u shprehur si në vijim, është nënvizuar shprehja magjepsëse e fjalës së bukur: **"Inne minel bejani lesihran"** / "Sigurisht, shprehja ka fuqi magjepsëse!" (Buhari, Tib, 51)

41. **"...Dhe ftoji ata** (njerëzit) **në rrugën e Zotit tënd me urtësi dhe fjalë të mirë!"** (Kur'ani, Nahl: 125)







cili ka në potencë mundësinë për ta siguruar lumturinë e kësaj bote dhe të jetës së pasme, ahiretit, shfaqet me anë të fjalëve dhe fjalive. Në vërtetimin e besimit me zemër nuk ka deklarim. Kurse deklarimi i besimit është kusht për vlefshmërinë në sy të njerëzve të tjerë të besimit të formuar në zemër. Ata që s'e kanë bërë deklarimin e besimit, nuk trajtohen në shoqëri si muslimanë. Është për këto arsye që feja pret që personi i cili ka besuar me zemër, ta pohojë këtë patjetër edhe me gjuhë – vetëm nëse personi ka të meta organike në të folur – dhe vetëm në këtë mënyrë besimi bëhet i përplotësuar. Edhe vetëm ky shembull, madje, është i mjaftueshëm për ta kuptuar rëndësinë e gjuhës.

Nga ana tjetër, ashtu siç thamë edhe për shkencën e historisë, gjuha dhe letërsia janë një ndihmës i pashmangshëm për ta kuptuar drejt e saktë kuptimin që bartin si Kur'ani i Shenjtë, ashtu dhe hadithet profetike. Është si pasojë e kësaj që janë formuar shumë shkenca islame lidhur megjuhën dhe letërsinë dhe këto shkenca janë përmendur me emërtimin **"shkenca instrumentale"**[42]. Po të mos jetë ndihma e shkencave të tilla, si morfologjia, sintaksa dhe stilistika, kuptimi i drejtë dhe i saktë si i ajeteve kur'anore, ashtu edhe i haditheve profetike pothuaj bëhet i pamundur.[43] Sepse, meqë të

42. Në origjinal: âlî ilimler. Shën. i përkthyesit.

43. Për ta kuptuar drejtësinë dhe saktësinë e këtij konkluzioni, le të transmeto - më, këtu, një ngjarje historike:

Në kohën e **Sulltan Muratit IV** (1623-1640) është zhvilluar një debat i ashpër mes medresistëve juristë dhe mistikëve Sivasí.

Njëri debat është zhvilluar në praninë e sulltanit me pjesëmarrjen e shehulislamit të kohës dhe kazaskerit si arbitra.

**Sulltan Murati IV** e pyeti Hirësinë **Sivasí**:

"Tesbihi (madhërimi i Allahut) i qenieve (jonjerëzore të gjalla e jo të gjalla – M.H.) a është verbal (me fjalë) apo kondicional (me gjendje)?"

Hirësia iu përgjigj: "Është verbal; lavdi Allahut, ka ndër dervishët tanë që e dëgjojnë!"

Pastaj sulltani e ftoi **Kadizadenë** dhe i tha: "Kadizade, e pyeta **Sivasiun** për tesbihin e qenieve dhe më tha: "Është verbal, me fjalë; lavdi Allahut, ka ndër dervishët tanë që e dëgjojnë!" A kështu është?

Kadizade iu përgjigj sulltanit: "Jo, sulltani im! Ndërsa Allahu i Lartë ka urdhëruar në Kur'an, **"Të gjitha qeniet më bëjnë tesbih, por ju nuk e dëgjoni dhe nuk e kuptoni dot tesbihin e tyre!"** (Kur'ani, Isra: 44), thënia e **Sivasi Efendiut**, "dëgjojmë dhe kuptojmë" është mohim i ajetit të Kur'anit, është kufr (herezi).

Sulltani e ftoi **Sivasi Efendiun** duke e pyetur: "**Kadizadeja** thotë për ty se e mohove ajetin kur'anor dhe u bëre qafir! Ç'thua ti?"

Sivasiu iu përgjigj: "Sulltani im, ky njeri është injorant dhe një kryeneç që s'ka njohuri mbi tefsirin (komentin) e Kur'anit. Sado të përpiqem t'ia mbyll gojën, nuk do







të pranojë. Kini mirësinë t'i ftoni shehulislamin dhe kazaskerin dhe le të gjykohemi në praninë tuaj!"

Ftohen shehulislami dhe kazaskeri dhe fillon gjykimi. **Shehulislami Jahja Efendi** thotë:

"Padishahu im! Ka mundësi që **Kadizade Efendiu** të na e marrë për keq neve. Hoxha i Sarajit, imami ynë, **Hysejin Efendiu** nga Shami është njeri i virtytshëm. Caktojeni gjykatës që të gjykojë mes tyre, kurse ne të bëjmë apelim!"

Ftohet **Hysejin Efendiu**, caktohet gjykatës dhe, duke iu drejtuar **Sivasi Efendiut**, e pyet:

"Cila është teza juaj?"

"Tesbihi i qenieve është me fjalë; kompetentët e zbulimit shpirtëror e dëgjojnë!" – Përgjigjet Hirësia. Hysejin Efendiu i drejtohet **Kadizadesë**:

"Ç'thoni ju?"

"Ne themi se, ndërsa Zoti i Lartë thotë në Kur'an se "ju nuk mund ta dëgjoni tesbihin e qenieve", thënia e këtyre "e dëgjojmë" është mendim opozitar ndaj ajetit të Kur'anit dhe herezi!"

Atëherë, **Sivasi Efendiu** ndërhyn dhe thotë duke iu drejtuar Kadizadesë:

"U muar vesh se paske qenë i painformuar për komentin e Kur'anit! Në këtë ajet kur'anor, iu drejtohet qafirëve (mohuesve, heretikëve). Megjithëse ka formë përgjithësuese, e mohon përgjithësimin, nuk e përgjithëson mohimin. Me fjalë të tjera, kur thuhet për të përgjithshmen se nuk dëgjojnë e nuk kuptojnë, nuk do të thotë detyrimisht se një pakicë nuk dëgjojnë e nuk kuptojnë! A s'ke studiuar logjikë? E kundërta e mohimit të shumicës është pohimi i pakicës: shumica nga ju nuk kuptoni, kurse pakica dëgjon dhe kupton! Ajete të tillë ka shumë në Kur'an. Përfundimisht, dijetarët sunnitë e pranojnë se Allahu mund të shihet. Me argumentin e ajetit kur'anor që thotë: **"Ka fytyra që atë ditë do të përshndrisin. Dhe ata kanë për ta parë Zotin e tyre!"** (Kur'ani, Kijame: 22-23); si dhe me argumentin e hadithit profetik që thotë: *"Do ta shihni Zotin tuaj siç shihni hënën pesëmbëdhjetë!"* (Buhari, Mevakit, 16, 26, Tefsir, 50/1, Tevhid, 24; Muslim, Mesaxhid, 211; Tirmidhi, Xhennet, 16, 17; Ebu Davud, Sunnet, 19; Ibni Maxhe, Mukaddime, 13) Po kështu, në Kur'an thuhet: **"Sytë nuk mund ta shohin Atë, kurse Ai i sheh sytë; aq i tejdukshëm e aq i informuar Ai!.."** (Kur'ani, En'am: 103) Pra, do të thotë se shumica e syve nuk e shohin, kurse disa e shohin!"

Atëherë, **Hysejin Efendiu** shton:

**"Dhe pasi Sulejmani u bë trashëgimtar i Daudit, tha: "O njerëz, ne na u mësua gjuha e zogjve. Dhe na u dha nga çdo gjë! Pa dyshim që ky duhet të jetë ai favori i posaçëm..."** (Kur'ani, Neml: 16) Gjithashtu: **"Madje, kur arritën në përroin e** (tharë të) **milingonave, një milingonë tha kështu: "O milingona! Eja, hyni nëpër banesa** (fole) **që Sulejmani me ushtrinë e tij të mos ju shkelë duke mos ju vënë re!.."** (Kur'ani, Neml: 18) Edhe këto ajete kur'anore janë argumente që tesbihi i qenieve është me fjalë. Sepse të gjithë profetët dhe evlijatë i dinë dhe i dëgjojnë tesbihet me fjalë. Në pozitën e besimit të patundur, vetëkrenimi s'ka përse të ketë dobi. Padishahu im, Hirësia **Sivasi Efendiu** është dijetar dhe i virtytshëm dhe çdo fjalë e tij është e vërtetë. Posaçërisht, komenti i tij përputhet plotësisht me komentin e të gjithë komentuesve!"

Pas kësaj, shehulislami dhe dinjitarët e lartë (kazaskerët e Anadollit dhe Rumelisë) deklaruan duke i miratuar dhe përforcuar fjalët e Hysejin Efendiut: "Fjalët e **Hysejin Efendiut** janë të vërteta!"

**Sulltan Murati IV** e qorton:







gjitha të vërtetat që përmban gjithësia i janë ofruar njohjes njerëzore në trajtë fjale, si mund të kuptohet përmbajtja e gjerë e Kur'anit e mbushur plot e përplot me dendësi kuptimi dhe figuracion pa i zotëruar me kompetencë gjuhën dhe letërsinë?! Nxjerrja nga përmbajtja e ajeteve kur'anore dhe trajtësimi i konkluzioneve të qarta e të kuptueshme, si të centrifugoje mjaltë nga hojet, dhe pastaj, kuptimi i tyre janë të mundur vetëm në sajë të shkencave si leksikologjia, gramatika dhe stilistika. Dhe kjo mund të realizohet vetëm nëse gjuha si një qenie e gjallë që është, në të njëjtën kohë e zotëron me kompetencë ecurinë historike. Mes shkencave islame, për ta rrokur dhe kuptuar zhvillimin të cilit i është nënshtruar arabishtja, si çdo gjuhë tjetër, madje zhvillimin nga i cili varet çdo fjalë e saj, është zhvilluar një shkencë e emërtuar **"i'lâl"**[44], gjë që mund të arrihet me anë të një niveli arsyetimi edhe historik, edhe letrar.

Përveç të gjitha këtyre, mund të themi se personi i cili e bën kauzë Islamin, në të njëjtën kohë duhet t'i njohë mirë edhe rrymat filozofike, sepse, ashtu siç oponentët e vërtetë të Islamit[45] kanë qenë

"A prapë e turpërove veten, o **Kadizade**?"

Atëherë, **Hirësia Sivasi** thotë:

"Padishahu im! Sipas hadithit *"Kush e akuzon muslimanin për herezi, bëhet vetë heretik!"* (shih. Ebu Davud, Sunnet, 15/4687) të rrëfyer prej imamit **Ibni Abdullah ibni Omer**, ky bëhet vetvetiu heretik, prandaj duhet ta ripohojë besimin në praninë tuaj!"

Edhe shehulislami thotë:

"Edhe juristët, duke u mbështetur në hadithin profetik, kanë dhënë opinion për herezi!"

Duke iu drejtuar **Hirësisë Sivasi Efendi**, Padishahu i hirshëm i thotë:

"Kërkojini Kadizadesë të përsërisë besimin!"

Atëherë, ata e vunë Kadizadenë ta shprehte Fjalën e Dëshmisë dhe ta përsëriste deklarimin e besimit." (shih. **Osman Ergin**, Balıkesirli **Abdülaziz Mecdi Tolun**: Hayatı ve Şahsiyeti, İstanbul, 1942, f. 306 e në vazhd., ose veprën prej pesë vëllimesh me titull "Türkiye Maarif Tarihi", vëll. I, f. 199 të të njëjtit autor.)

44. Pjesë e fonetikës arabe që studion shndërrimet fonetike në bashkëtingëllore. Shën. i përkthyesit.

45. Pasi e përfshiu edhe popullsinë e Sirisë dhe Irakut, Islami u përball atje me mbeturinat një sërë kulturash të vjetra. Përveç kësaj, edhe ngaqë afër fundit të pushtetit omejad që pati vazhduar gjithë gjithë njëqind vjet, patën filluar të përktheheshin në arabishte veprat e shkencave antike greke, veprimtari e cila pati arritur kulmin në periudhën e kalifëve abasidë **el-Me'mun** dhe **Harun er-Rashid**, origjinaliteti i akaidit islam pati nisur të prishej dhe patën filluar të hidheshin në shesh një sërë pikëpamjesh filozofike. Përfaqësuesi i parë i kësaj është **el-Kindi** (vd. 252 h / 866 e.r.) i njohur me titullin **Ebu'l-Hukema** (ati i filozofëve). Njëqind vjet pas tij doli **Farabiu** dhe njëqind vjet më pas, **Ibni Sinai**. (Për informacion më të gjerë, shih. **Şemseddin Günaltay**, Antik Felsefenin İslâm Dünyası'na Girişi, İstanbul, 2001)







qysh në krye të herës një sërë pikëpamjesh filozofike, edhe oponentët e rinj janë, përsëri, disa filozofë perversë. Veçanërisht **pozitivizmi**[46] si dhe **materializmi historik** i prodhuar prej tij janë

---

Kur idetë e tyre gjetën mbështetje dhe përhapje dhe dijetarët sunnitë filluan të ndjenin shqetësim, kundërveprimi i parë serioz për shkak të këtyre shqetësimeve u realizua nga **Imam Gazaliu** i cili pati bërë popullaritet me titullin "Huxhxhetu'l-Islam" (Dokumentuesi i Islamit) për konkluzionet në favor të Islamit që pati parashtruar. Duke i verifikuar me anë të Islamit shkencat antike greke (filozofinë antike greke) si dhe idetë e filozofëve të sipërpërmendur, **Imam Gazaliu** konkludoi në tri pika për herezinë e tyre:

**a) Gjithësia nuk ka fillim**. Filozofia e pranon gjithësinë si eternale, domethënë, të pafillim dhe ky pretendim bie në kundërshtim me Islamin. Sepse, në vështrimin e Islamit, qenia e vetme eternale (e pafillim) është Allahu i Lartë (Zoti) me ekzistencë të domosdoshme dhe *esenciale* (vaxhib). Çdo qenie dhe çdo gjë tjetër veç Tij është *akcidenciale* (hadith-e krijuar pas). Pra, gjithësia është akcidenciale, e krijuar pas, **me një fillim të caktuar**.

**b) Ringjallja nuk do të ndodhë fizikisht**. Sipas filozofëve, pas jetës së kësaj bote, për njeriun do të ketë një jetë të dytë e cila do të realizohet jo fizikisht (trupërisht), por vetëm shpirtërisht. Sipas **Imam Gazaliut**, kjo pikëpamje është haptazi në kundërshtim me bazat e Islamit dhe e çon në mohim dhe herezi pretendentin e saj ose atë që ka këtë bindje.

**c) Allahu nuk i di hollësitë**. Sipas filozofëve, dija e Allahut nuk i përfshin hollësitë e dukurive dhe ngjarjeve që zhvillohen në këtë gjithësi. Ndërsa Allahu ka njohje të përgjithshme dhe në tërësi mbi funksionimin themelor të gjithësisë, kjo njohje nuk i përfshin hollësitë. Mirëpo, sipas Islamit, Allahu është zotëruesi i dijes së përgjithshme ose **Allahu është i gjithëdijshëm**. E shprehur në mënyrë të vulgarizuar, *Allahu ka dijeni për një milingonë të zezë e cila ecën mbi një gur në një natë sterrë të zezë*! Edhe kjo pikëpamje e filozofëve çon në mohim dhe herezi për shkak se bie në kundërshtim me parimet mbi Allahun dhe atributet e Tij.

**Imam Gazaliu** (vd. 505 h. / 1111 e.r.) i parashtroi këto ide në veprën e tij të njohur me titullin **"Tehafutu'l-Felasife"** (Inkonsekuenca e filozofëve).

Më pas, një nga dijetarët andaluzianë, **Ibni Ruzhd** (1126-1198), admirues i **Aristotelit**, iu përgjigj Imam Gazaliut me veprën **"Tehafutu't-Tehafut"** (Inkonsekuenca e inkonsekuencës). Kurse Ibni Ruzhdit iu përgjigj më vonë një ndër dijetarët e periudhës së **Sulltan Mehmetit II**, **Mustafa Muslihiddin Efendi**, me veprën e tij me titull **"Tehafutu't-Tehafutu'l-Felasife"** (Inkonsekuenca e Inkonsekuencës së Filozofëve). (Për hollësi, shih. **Mübahat Türker**, Üç Tehâfüt Bakımından Felsefe ve Din Münâsebeti, Ankara, 1956)

46. Është një rrymë filozofike e sajuar nga filozofi francez Ogyst Kont (Auguste Comte, 1798-1857). Ai i hedh poshtë në tërësi të vërtetat metafizike. Sipas pozitivistëve, e vërteta e diçkaje që s'provohet me anë të shqisave, nuk ekziston. Mirëpo duke e përgjithësuar të vërtetën që e arrijnë në përfundim të një përvoje të kufizuar, bien në kundërshtim me parimin e vet. Për shembull, momentin e avullimit të një mase uji absolut në shtypje atmosferike normale e quajnë njëqind gradë. Pastaj i provojnë lëngjet e tjera. Mirëpo është e pamundur të provohen të gjitha lëngjet. Pavarësisht nga kjo, thonë: "Të gjitha ujërat absolute avullohen në temperaturën 100 gradë Celsius në shtypje atmosferike normale." Kjo veprimtari është – nëse mund të shprehemi kështu – vazhdimi dhe përplotësimi në laboratorin e mendjes i rezultatit të arritur në







pothuaj shenjë dalluese për të pafetë e kohës sonë. Këto i shtyjnë në masë të madhe në deviacion veçanërisht personat e zgjedhur. Të jesh i pajisur përballë pikëpamjeve perverse si këto, është një konsekuencë e natyrshme me rëndësi për çdo njeri që e bën Islamin kauzë të vetën.[47]

---

laboratorin fizik. Sepse, të thuash se ky apo ai lëng avullohet në këtë temperaturë nuk është njësoj sikur ta pretendosh këtë për të gjitha lëngjet. Këto janë konkluzione të veçanta, të ndryshme nga njëra-tjetra. Konkluzioni i dytë është në antagonizëm me konkluzionin e fillimit të cilin pozitivizmi e pati bërë bazë të vetën. Në të njëjtën mënyrë, edhe për veçantitë e materies thonë "të detyrueshme", gjë që nuk mund të provohet në laborator.

Zhvillimin ideor të njerëzimit, Ogyst Konti e ndan dhe e emërton në tri stade:

a) **Stadi teologjik**

b) **Stadi metafizik**

c) **Stadi pozitiv**

Duke u mbështetur në këtë ndarje, Ogyst Konti formuloi **"Ligjin e Tri Stade-ve"** që bie plotësisht në kundërshtim me të vërtetat historike.

**Ogyst Konti** i cili, duke e idhujtarizuar njeriun, e quajti atë **"qenia e madhe"** (Grand Etre), më vonë tentoi të sajonte një fe të re në kundërvënie me krishterizmin. Ndërkaq, meqë ra në dashuri me një grua që e kishte burrin në burg, gratë në fenë e tij pothuajse u idhujtarizuan. Emri i asaj gruaje ishte **Clotil de Vaux**. Pasi e humbi atë grua, **Ogyst Konti** u marrua, u hodh në lumin Senë për të bërë vetëvrasje, por u nxuar dhe u mbyll në çmendinë. Ogyst Konti shkroi edhe katekizmin e fesë që u për-poq ta sajonte nën emërtimin **"Feja njerëzore"** ose **"Feja pozitiviste"**. Katekizmi në fjalë, i emërtuar nën titullin **"Katekizmi i pozitivizmit"**, u përkthye në turqishte nga **Dr. Galip Ataç** dhe u botua nga Ministria e Arsimit Kombëtar (Ankara, 1934).

Edhe pse feja (!) që u përpoq të sajonte **Ogyst Konti** nuk gjeti përkrahje dhe përhapje, idetë e saj gjetën shumë përkrahës në Rilindjen Evropiane në shek. XIX.

Në të vërtetë, historia e pikëpamjeve materialiste është shumë e vjetër. Qysh nga filozofi i Greqisë së Lashtë Demokrit (Demokritos, 460-370 p.e.r.), kanë dalë shumë filozofë me pikëpamje materialiste. Por mund të thuhet se konsiderata e mbrapshtë materialiste ka fituar një entitet mbarëbotëror vetëm pas Ogyst Kontit.

**Ogyst Konti** i pati dërguar një letër përkrahësit të reformës së Tanzimatit, **Mustafa Reshid Pashës**, për ta ftuar në "fenë" që pati sajuar duke vënë si të parë në atë "fe" njeriun në vend të Zotit. (Shih. **Sabri Esad Siyavuşgil**, Tanzimat'ın Fransız Efkâr-ı Umûmiyesinde Uyandırdıëı Akisler, İstanbul, 1940, f. 4)

**Beshir Fuad** (1852-1887) i cili, afro tridhjetë vjet pas kësaj, pati hapur për-faqësinë e **Ogyst Kontit** në Turqi, megjithëse pati qenë një njeri jashtëzakonisht i zgjuar i cili pati nxjerrë shumë vepra gjatë jetës së tij shumë të shkurtër, më në fund, pati bërë vetëvrasje.

Edhe kasta e hutaqëve tanë, **xhonturqit**, meqë në përgjithësi patën zhvilluar veprimtari në Francë, qenë dhënë pothuaj që të gjithë, me **Ahmet Rizain** në krye, pas kësaj rryme materialiste. Edhe **Ahmed Hilmi Bej nga Plovdivi** (1865-1914) pati shkruar dhe botuar një vepër qortuese për ta, me titull **"Allah'ı İnkâr Mümkün müdür?! Veya Huzur-i Fende Mesâlik-i Küfür"** (A mund të mohohet Allahu ose Herezi në shkencë) (İstanbul, 1327 h.).

47. Në të vërtetë, nuk është nevoja që lexuesit tanë të lodhen për t'i mësuar të gjitha konsideratat materialiste dhe për ta provuar kotësinë e tyre, sepse këtë punë







Siç e thamë në fillim fare, një botëkuptim duhet ta shpjegojë tërë jetën dhe gjithësinë dhe, në këtë shpjegim, duke mos mbetur i lidhur vetëm me gjithësinë për të cilën jemi dëshmitarë, duhet t'i japë përgjigje çdo pyetjeje që mund t'i vijë njeriut ndërmend dhe, kur këto përgjigje të maten me parimet që ka marrë si bazë për vete, të jenë pa kontradikta. Atëherë, cilat janë cilësitë që e bëjnë të diferencuar e të shquar Islamin ndër botëkuptimet e tjera që janë të tilla? Ashtu siç kanë të gjitha sistemet njerëzore, si komunizmi, socializmi, liberalizmi, kapitalizmi, një sërë parimesh themelore, edhe çdo fe, si budizmi, brahmanizmi, hebraizmi, krishterizmi, islamizmi, ka një sërë parimesh themelore, konkluzione vlerash, kritere të vëna për të vërtetën dhe të shtrembrën, të gjitha këto, të posaçme për vete. Vetëm se këto kritere, në të gjitha sistemet e tjera përveç Islamit, nuk pretendojnë për ta rregulluar dhe lidhur me konkluzione tërë jetën.[48] Ndryshe nga kjo, Islami i ka ndarë në tetë kategori aktet

---

e ka bërë shkencëtari i shquar **Ismail Fenni Ertugrul** në veprën e tij **"Maddiyyun Mezhebinin İzmihlâli"** (Asgjësimi i materializmit) (İstanbul, 1928). Për më tepër, jo duke e hedhur poshtë materializmin vetëm me antitezë. Si për ta plotësuar shërbimin që pati kryer në kohën e vet **Imam Gazaliu** me veprën e tij **"Tehafutu'l-Felasife"**, Ismail Fenni Ertugrul i ka hedhur poshtë siç duhet të gjitha pikëpamjet materialiste dhe ateiste të pas Gazaliut duke i matur me Islamin. Me këtë rast, dëshirojmë të kujtojmë se Shtëpia jonë Botuese "Sebil" ka botuar në vitin 1996 një variant prej dy vëllimesh të kësaj vepre shkencore për lexuesit të cilët munden të shkruajnë dhe lexojnë vetëm me alfabetin latin të gjuhës sonë.

Nga ana tjetër, **Hilmi Zija Ylken** (Hilmi Ziya Ülken) i cili dikur i pati besuar edhe vetë filozofisë materialiste, më pas jo vetëm hoqi dorë nga kjo pikëpamje perverse, por edhe shkroi kundër saj një vepër shkencore me titull **"Tarihî Maddeciliëe Reddiye"** (Kundër materializmit historik) (İstanbul, 1951).

Me këtë rast, përveç këtyre dy veprave që i përmendëm, po ua këshillojmë lexuesve tanë të çmuar veprën **"Huzur-i Akl u Fende Maddiyun Meslek-i Dalâleti"** (Deviacioni materialist përballë arsyes dhe shkencës) (İstanbul, 1332 h.) të **Ahmet Hilmiut nga Plovdivi** si përgjigje për veprën e mbushur plot e përplot me ide të shtrembra, me titull **"Tarih-i İstikbal"** (Perspektiva historike) të **Xhelal Nuri Beut** (Celâl Nûri Bey), njërit prej armiqve të fesë tek ne.

Për ta kuptuar pa u lodhur shumë kotësinë e pikëpamjeve perverse në fjalë, intelektualët e ditëve të sotme mjafton t'i shqyrtojnë këto vepra që përmbajnë në nivel intelektual argumente racionale të nevojshme për kundërshtimin dhe hedhjen poshtë të pikëpamjeve materialiste dhe ateiste.

48. Me të vërtetë, të gjitha sistemet filozofike dhe fetë qiellore apo njerëzore të cilat kanë pretenduar se ndjekin qëllimin për t'ia siguruar njeriut lumturinë, përpiqen ta kënaqin njeriun duke mbajtur parasysh vetëm një prirje të evenimentit njeri. Për shembull, në të gjitha pikëpamjet materialiste merret parasysh vetëm qenia biologjike e njeriut dhe bëhen përpjekje për plotësimin e nevojave të saj. Edhe në hebraizëm, në trajtën e tij të sotme, është e njëjta gjë. Kurse krishterizmi merr parasysh vetëm aspektin e dhembshurisë dhe mëshirës tek njeriu. Dogma ungjillore "po të të qëllojnë







e personit duke mos lënë shteg që asnjë akt njerëzor të mbetet jashtë këtyre kategorive. Të gjitha aktet që mund t'i kryejë personi, aktet e quajtura **"akte të personit përgjegjës"**[49], domethënë aktet e personit i cili ka arritur moshën e pubertetit dhe ka zhvillim mendor normal, për çka dhe mban përgjegjësi për aktet e veta, duke i grumbulluar në grupe, si haram (të palejuara, të pabekuara, jo-legjitime), hallall (të lejuara, të bekuara, legjitime), vaxhib (të domosdoshme), sunnet (traditë), mustehab (të pëlqyeshme), mekruh (të shëmtuara, të papëlqyeshme), etj. gjer në fund, duke e vlerësuar çdo sjellje të mundshme dhe të supozuar si të mundshme, ka vënë një konkluzion jokontradiktor mbi të. Ashtu siç po e shpjegojmë, për shkak të një specifike origjinale të Islamit siç është ajo rregullimit të të gjitha veprimtarive jetësore, në rënien në oportunitet (!) të tij me **"laicizmin"** është përjetuar vështirësi e madhe qysh në fillim të herës. Eshtë për këtë arsye që ky parimi i pafat i laicizmit, megjithëse pas vitit 1924 u ngrit praktikisht në shkallën e zbatueshmërisë, vetëm në vitin 1937 mundi të importohej në kushtetutën tonë! Por që atë ditë e këtej, kjo fjalë me përmbajtje të mjegullt të cilën secili vazhdoi ta kuptojë si ia ka dashur puna, ka përbërë pikën fokusore të marrëdhënieve të tendosura shtet-popull.

Së bashku me kalimin në demokraci, domosdoshmëria për t'i marrë në konsideratë, qoftë edhe relativisht, ndjenjat e popullit, ka

---

njërën faqe, ktheua edhe tjetrën" është shembulli më i njohur i kësaj specifike. Edhe nëse merret vetëm me dhimbjet e njeriut, budizmi si fe njerëzore nuk parashtron urdhra dhe ndalime që do të vlenin për eliminimin e faktorëve që shkaktojnë dhimbje tek njeriu.

Të tilla janë edhe sistemet filozofike. Janë si zogj me një krah! Për shembull, filozofi grek **Aristib** (Aristippos nga Cirenaika, 435-355 p.e.r.) si themelues i shkollës hedoniste, e pati parë të mundshme lumturinë njerëzore vetëm me anë shijes dhe kënaqësisë dhe pati pretenduar se çdo gjë që jep kënaqësi, është e vërtetë, e mirë dhe legjitime. Pati qenë nxënës i **Aristotelit**, por më pas i pati ndryshuar rregullat morale që i pati mësuar nga mjeshtri. Më vonë, edhe **Epikuri** (Epikuros, 341-270 p.e.r.) e pati përvetësuar moralin e mbështetur në shije dhe kënaqësi, të cilin e pati shndërruar në interes. Edhe sipas tij, **"kënaqësia"** (hedone) ishte e mira më e lartë. Në shekujt e mëvonshëm dolën edhe përfaqësues të tjerë të pikëpamjes hedoniste, si filozofi anglez **Bentom** (1748-1832) dhe **Stjuart Mill** (1806-1873). Sipas tyre, lumturia mundet të ekzistojë vetëm me anë të interesit vetiak. Sakrifica në emër të interesit të dikujt tjetër ose në emër të interesit të përgjithshëm, domethënë, vetëmohimi altruist është i gabuar.

Eshtë vetëm botëkuptimi islam i cili, siç do të trajtohet më tej, e ka trajtuar dhe orientuar evenimentin njeri në dy aspekte të tij, në aspektin **shpirtëror** (si shpirt) dhe në aspektin **fizik** (si trup).

49. Në origjinal: ef'âl-i mükellefîn. Shën. i përkthyesit.







bërë rrafshime në cilësinë dhe zbatimin e **"opozicionit absolut antiislam"**, por edhe kjo situatë s'ka bërë tjetër veçse ta shtojë në praktikë konfuzionin dhe tensionin e marrëdhënieve. Fakti që pushtetet ekzekutive të ardhura në pushtet me vullnetin e popullit, janë përballur me grushte shteti të njëpasnjëshme, ka dalë në shesh gjithmonë si një shfaqje e këtij tensioni.

Kur pamundësia e modifikimit të laicizmit – sidomos me trajtën e tij tek ne – me Islamin u fiksua me prova të shumta, më në fund, duke i bërë të papërdorshme disa konkluzione të tij, u dallua vështirësia e përparimit në rrugën e laicizmit dhe, për këtë shkak, u fillua një lëvizje ideore e sëmurë me synimin për ta gjymtuar përmbajtjen e fesë. Po deshët quajeni këtë rrymë **"reformë në fe"**, po deshët quajeni **"modernizim i fesë"**, kjo s'është gjë tjetër përveç një konvertimi modern nga besimi islam në një besim tjetër *(irtidad)* i cili jo vetëm i tjetërson konkluzionet hyjnore, por edhe e nxjerr njeriun nga Islami!

Edhe sikur telallët ogurzinj të kësaj kauze të mbrapshtë që të kujtojnë **"harmonikaxhinjtë e Bremenit"**[50] të mos pushojnë së shpalluri veten **"muslimanë"**, madje, **"persona që e njohin shumë mirë Islamin"**, kjo është e vërteta lakuriqe për ta!

Dhe tani, ne duam t'i trajtojmë jo specifikat e Islamit të cilat mund të paraqesin përbashkësi me fetë dhe sistemet e tjera, përkundrazi, të trajtojmë dallimet e Islamit, parimet themelore të tij që i lindin këto dallime, me fjalë të tjera, duam të tregojmë se si Islami, si botëkuptim, i shpjegon dhe vlerëson njeriun, jetën dhe gjithësinë.

---

50. Harmonikaxhinjtë e Bremenit: Kompleks orkestral me harmonika dhe veshje etnografike në traditën folkloristike të Bremenit. Grup zbavitës që jep koncerte në rrugë. Këtu është përdorur me kuptim keqësues. Shën. i përkthyesit.







# PJESA E DYTE
# BOTEKUPTIMI ISLAM

## I. CILESITE DALLUESE TE BOTEKUPTIMIT ISLAM

Po qe se do të duhej të shprehej me një konsideratë klasike, përkufizimi duhet të jetë i tillë që **t'i përmbledhë elementët e vet dhe t'i përjashtojë elementët e huaj**[51]. Sipas kësaj, për të arritur në një përkufizim të përkryer të botëkuptimit islam, para së gjithash duhet njohur se cilat janë veçoritë që e dallojnë dhe e diferencojnë, që e bëjnë atë të ndryshme nga botëkuptimet e tjera. Sipas opinionit tonë, Islami ka dy cilësi themelore që nuk ndodhen në botëkuptimet e tjera, që sigurojnë epërsinë dhe privilegjshmërinë e tij ndaj tyre. Ato janë: **hyjniteti** dhe **dualizmi**[52].

### A. HYJNITETI

Për sa i përket burimit dhe prejardhjes, botëkuptimi islam është hyjnor. Eshtë për këtë arsye që, në shumë kontekste, kur flitet për Zotin[53], cilësohet si **Ligjvënësi i Madh**[54]. Ky është një atribut që përdoret posaçërisht kur bëhet e domosdoshme për ta sqaruar pikën sipas së cilës, të vërtetat ligjore-kanunore[55] janë parashtrime hyjnore[56]. *Shárí* do të thotë Ligjvënës (i ligjeve dhe rregullave kanunore, sheriatit).[57]

51. Në origjinal: Efrâdını câmî, ağyârını mânî. Shën. i përkthyesit.

52. Në origjinal, përkatësisht: "ilâhîlik" ve "dualizm" (iki vechelilik). Shën. i përkthyesit.

53. Në origjinal: Cenâb-ı Hakk, e Vërteta Sublime, Hyjnia, Hyu, Perëndia. Shën. i përkthyesit.

54. Në origjinal: Şâri'-i Âzam (arabisht: Shariu'l-Adham). Shën. i përkthyesit.

55. Në origjinal: şer'î gerçek, e vërtetë ligjore-kanunore. Shën. i përkthyesit.

56. Në origjinal: vaz'-ı ilâhî, parashtrime, vënie, konsakricione hyjnore. Shën. i përkthyesit.

57. Shih tre poshtëshënimet pararendëse. Shën. i përkthyesit.







Termi **muhammedanizëm** që e përdorin shpesh për ta shprehur Islamin studiuesit perëndimorë të cilët nuk kanë arritur dot ta njohin me kompetencë frymën e Islamit ose që, duke e përdorur këtë term, ndjekin synime thjeshtëzuese të çështjes, nuk ka asnjë lidhje me të vërtetën, me atë të vërtetë, sipas së cilës, në konkluzionet sendërtuese të përmbajtjes madhore të botëkuptimit islam nuk mund të përfytyrohet ndonjë çfarëdo ndërhyrje as e vetë Profetit Muhammed (a.s.)! Kështu, evenimentet e Traditës Profetike të njohur me termin Sunnet, janë **shpjegim dhe shtjellim**[58]. Personalisht Profeti, madje, është thjesht një kumtues[59] të cilit nuk i njihet asnjë kompetencë në parashtrimin dhe vënien e konkluzioneve të legjislacionit kanunor hyjnor![60]

Sipas kësaj, edhe ajo çka mund të thuhet për muxhtehidët ose ideatorët (muxhtehid)[61], është e të njëjtit entitet me kusht që të mbetet nën kritikën dhe shtjellimin e bërë nga Profeti (a.s.). Ato që janë kryer në këtë drejtim, ndoshta përbëhen prej reflektimit drejt e saktë në detaje i konkluzioneve të përgjithshme me qëllim për t'i sjellë në gjendje specifike, ndërkaq që kjo veprimtari s'është "punë qejfi"[62], domethënë diçka që secili mund ta bëjë si të dojë, por që realizohet

58. Në origjinal: şerh ve îzâh. Shën. i përkthyesit.

59. Në origjinal: mübelliğ. Shën. i përkthyesit.

60. **"Profeti nuk ka asnjë detyrë tjetër përveç kumtimit."** (Kur'ani, Maide, 99) **"A mos po dëshirojnë ndonjë fe tjetër përveç fesë së Allahut? Kurse çdo gjë që ekziston në tokë e në qiej, dashje pa dashje i janë nënshtruar Atij dhe tek Ai do të kthehen!"** (Kur'ani, Al-i Imran, 83) **"Kush kërkon fe tjetër veç Islamit, ta dijë se kurrë nuk do t'i pranohet dhe, në ahiret, ai do të jetë nga të humburit!"** (Al-i Imran, 85) **"Ai është që e ka dërguar Profetin e vet me orientimin dhe fenë e vërtetë për ta bërë eprore mbi të gjitha fetë! Allahu mjafton si dëshmitar!"** (Kur'ani, Feth, 28)

61. *"**Ixhtihad**: ideatim (opinion) juridiko-fetar, shpenzim i të gjitha mundësive dhe aftësive për të nxjerrë nga argumenti (përkatës) i një konkluzioni juridik të fushës së superstrukturës fetare, domethënë, të fushës së adhurimit dhe marrëdhënieve civile. Personi (juristi) që nxjerr konkluzione (opinione) juridike të këtij lloji apo, e shprehur ndryshe, që bën një ideatim juridiko-fetar mbi një rastësi apo problematikë juridiko-fetare duke u mbështetur në argumentin përkatës, quhet **muxhtehid** ose ideator. Por ideatim nuk bëhet (ose nuk është i vlefshëm) në konkluzionet e bazës, domethënë, në çështjet e besimit dhe bindjes fetare (religjioze) që janë kategorike, të pakontestueshme."* (**Ö.Nasuhi Bilmen**, ibidem, f. 11)



62. Në origjinal: keyfe mâ yeşâ. Shën. i përkthyesit.





duke u mbrojtur me ndjeshmëri kriteret juridike dhe shkencore[63].

---

63. Për ta rrokur siç duhet kuptimin e kësaj, le të japim një ngjarje nga jeta e Hirësisë **Imami Adham Ebu Hanife**.

Njëri nga dymbëdhjetë imamët e pranuar nga Shia, **Muhammed Bakir**, megjithëse i përkiste, si prejardhje, shtëpisë profetike, nuk pati thënë ndonjë fjalë të keqe për **Hz. Ebubekrin**, **Hz. Omerin** dhe **Hz. Osmanin**, siç bëjnë shiitët e sotëm, dhe as nuk pati lejuar njeri të fliste keq për ta. Një ngjarje që ka ndodhur mes këtij personi dhe **Ebu Hanifesë**, është kështu:

*"**Muhammed Bakir** ishte njeri me njohuri mjaft të thella. Siç kuptohet, Ebu Hanife është parë dhe takuar me të qysh në kohët kur vetë pati nisur të njihej si kompetent i metodës së ideatimit juridik me opinion, krahasim dhe analogji (ehli rej dhe kijas), shkurt, si ideator. Dhe takimi i parë mes tyre ka ndodhur gjatë vizitës së Ebu Hanifesë në Medinë. Siç thuhet, në atë takim të parë, **Muhammed Bakir** e ka pyetur Ebu Hanifenë:*

*"Ti po i ndryshoke me anë të krahasimit dhe analogjisë fenë dhe hadithet e gjyshit tim, të Dërguarit të Allahut?!"*

*"Zoti mos e thëntë, si mund të ndodhë një gjë e tillë?" – I ka thënë **Ebu Hanife**.*

*"Ndoshta i ke ndryshuar!" – Është shprehur disi më ndryshe Muhammed Bakir. Atëherë, Ebu Hanife i ka propozuar:*

*"Ju uluni në pozitën për të cilën jeni i denjë, edhe unë të ulem në vendin që më ka hije, sepse unë kam respekt të thellë për ju. Prej respektit ndaj gjyshit tuaj të nderuar thellë në jetë mes sahabeve të vet, të gjithë e kemi për detyrim t'ju respektojmë ju!"*

*Atëherë, **Muhammed Bakir** është ulur, kurse **Ebu Hanife** ka qëndruar në gjunjë përballë tij. Dhe mes tyre është zhvilluar ky dialog. Fjalën e ka marrë **Ebu Hanife**:*

*"Kam tri pyetje për ju dhe ju lutem të kini mirësinë t'u jepni përgjigje! Së pari:*

*"Gruaja është më e dobët, apo burri!"*

*"Gruaja!"*

*"Sa e ka pjesën gruaja në trashëgim?"*

*"Burri merr dy pjesë, gruaja merr një pjesë!"*

*"A nuk është kjo, fjala e gjyshit tuaj, të Dërguarit të Allahut? Po qe se unë do ta kisha prishur fenë e të parit tuaj, duke bërë krahasim me gjendjen e tyre, do t'i kisha dhënë gruas dy pjesë dhe burrit, një pjesë, sepse gruaja është e dobët, rrugët e fitimit i ka të pakta, kurse burri është i fuqishëm, punon shumë, fiton shumë dhe, sido që të bëhet, jeton. Por unë s'po bëj krahasim, po veproj sipas teksteve të shenjta (nass)!" Së dyti:*

*"A namazi është më i virtytshëm, apo agjërimi?"*

*"Namazi është më i virtytshëm!"*

*"Kështu thotë edhe gjyshi juaj! Dhe po qe se unë do ta prishja fenë e tij, do të urdhëroja me krahasim që gruaja, pasi të pastrohej prej të përmuajshmeve, t'i zëvendësonte me kaza namazet e pafalura dhe jo agjërimet e pambajtura. Mirë, po a po e bëj unë një gjë të tillë me anë të krahasimit?" E treta:*

*"Urina është më e pistë, apo sperma?"*

*"Urina është më e pistë!"*

*"Po qe se unë do ta kisha ndryshuar fenë e gjyshit tuaj, do të urdhëroja me krahasim që pas urinimit të bëhej gusl (larje trupore), kurse pas derdhjes së spermës, të merrej abdest! Mirëpo mbështetem te Allahu nga ndryshimi i fesë së gjyshit tënd, të Dërguarit të Allahut, nga përdorimi i krahasimit për të përdorur opinion të kundërt me hadithin! Allahu më mbrojttë nga rjë gjë e tillë!"*







Kurse metoda në këtë veprimtari është kazuistike[64].

Siç do të duket më tej gjatë shpjegimit të **"Parimit të Drejtësisë"**, juristët islamë kanë nxjerrë konkluzione të veçanta për çdo veprimtari jetësore duke mbajtur parasysh të gjitha mundësitë. Për sa i përket arritjes së drejtësisë, kjo mënyrë veprimi është më me vend në krahasim me mbushjen brenda një rregulli të vënë si konkluzion i përgjithshëm, të ngjarjeve të pafundme të cilat paraqesin, secila më vete, pak a shumë ndryshim nga njëra-tjetra. Ndërkaq, po qe se me aspektin e saj që siguron zhvillimin në gjerësi të konkluzioneve juridike, kjo mënyrë veprimi ia bën të vështirë zbatuesit të drejtësisë manipulimin e konkluzioneve në fjalë, Islami ka bërë një kompensim duke ia dhënë kompetencën e përcaktimit të konkluzionit jo gjykatësit (kadiut) i cili gjykon konfliktin juridik, por myftiut, i cili është shkencëtar i së drejtës.[65]

---

*Pas kësaj,* ***Muhammed Bakir*** *ngrihet në këmbë, e përqafon* ***Ebu Hanifenë*** *dhe e puth në ballë."* (Shih. **Muhammed Ebu Zehra**, ***Ebu Hanife***; përkth. Osman Keskioğlu, Ankara, 2005, f. 93 e në vazhd.)

Me këta shembuj, Ebu Hanife tregoi se nuk bënte krahasim dhe analogji në çështje për të cilat kishte argument në tekstet e shenjta (Kur'an dhe Sunnet), por thoshte se bënte analogji duke i krahasuar çështjet për të cilat nuk kishte argumente, me çështjet që kishte argumente.

64. Në origjinal: kazuistik, mes'eleci. Eshtë fjala për metodën interpretative të një rasti apo problemi të caktuar. Shën. i përkthyesit.

65. Këtu dëshiroj të prek një polemikë të zhvilluar në vitin 1954 kur ende isha një student i porsaregjistruar në Fakultetin e Drejtësisë së Stambollit, mes meje dhe të ndjerit pedagogut tonë, **Ordinarius Prof. Dr. Ali Fuad Bashgil**, i cili na mbante atëherë leksione të Kushtetutës duke iu kushtuar më shumë pjesës **historike** të kësaj disipline juridike. Leksionet e tij qenë shumëzuar dhe na qenë shpërndarë. Në to, gjatë trajtimit të çështjeve të konstitucionit islam, thuhej: *"Pasi Islami u përhap në Siri dhe në tërë regjionin e saj, u ballafaqua me zbatimet praktike aty të metodës gjyqësore të formuluar sipas së Drejtës Romake, e cila u pranua dhe u përvetësua."* Sepse, në të Drejtën Romake, gjykatësi, pasi e kishte përcaktuar konfliktin juridik-gjyqësor, ia paraqiste çështjen për kompetencë **pretorit**, shkencëtarit të së drejtës, po ashtu si në të Drejtën Islame ku gjykatësi (**kadiu**) e pyeste **myftiun**, pra, ia paraqiste çështjen për kompetencë myftiut si shkencëtar i së drejtës...

Ndërsa shkencëtari gjerman **Schwarz** i cili pati dhënë më parë leksione të së Drejtës Romake në të njëjtin fakultet, e shpjegonte në veprën e vet ngjashmërinë në fjalë, të shfaqur në aspektin e zbatueshmërisë, mes së Drejtës Romake dhe së Drejtës Islame, jo më shumë me ndikimet korresponduese, sesa me kushtet e zhvillimeve të ngjashme, fakti që **pedagogu ynë Bashgil** të cilin e patëm njohur dhe dashur qysh në bankat e liceut, shkruante kështu, shkaktoi tek ne një indinjatë për të cilën kishim plotësisht të drejtë.

Edhe nëse në atë kohë, kundërshtimet që i pata paraqitur pedagogut në njërën nga orët e mësimit të **kursit praktik** (amelî kur), pasi pata bërë një përgatitje serioze, nuk mjaftuan që ai ta korrigjonte këtë gabim, siguruan që mes nesh të zhvillohej







Mes botëkuptimeve të ndryshme, Islami është i vetëm për sa i përket faktit se përmban cilësinë e prejardhjes hyjnore. Kjo është një specifikë e Islamit e cila e dallon atë nga fetë e tjera. Sipas nesh, kjo është cilësia dalluese numër një e botëkuptimit islam.

Sipas cilësisë së tij më themelore, botëkuptimi islam është hyjnor, sepse burimi i tij është Kur'ani i Shenjtë i zbritur nga Allahu, Zoti i Gjithësisë, zotëruesi i dijes universale. Ndërkaq, nuk ekziston asnjë mundësi qoftë edhe për të dyshuar sadopak e për t'u lëkundur në specifikën se Kur'ani është fjala e Allahut! Le të parashtrojmë disa argumente racionale të kësaj:

Kombet, për të treguar nivelin ku kanë arritur në shkencat e natyrës, mbledhin dijetarët më të çmuar të vendit dhe përgatisin një enciklopedi. Dhe me këtë pothuajse lavdërohen e mbahen më të madh para gjithë botës. Ndërkaq, në këto vende të cilat nuk evidentohen me enciklopedi të përkthyera siç ndodh me ne, enciklopeditë që pasqyrojnë zhvillimin shkencor më të fundit, nxjerrin çdo vit një vëllim shtesë me qëllim që, me anë të zbulimeve shkencore të mëvonshme (më saktë, pas botimit më të fundit), të sigurojnë bashkëvajtjen dhe koherencën e asaj enciklopedie me studimet shkencore në zhvillim të pandërprerë. Kështu që, kur shqyrtohen vëllimet shtesë, vihet re se, në shumicën e rasteve, një pjesë e thënieve të mëparshme korrigjohen sipas ndryshimit që kanë pësuar pas zbulimeve të reja.

Në këtë mënyrë, ndërsa edhe të vërtetat shkencore themelore, madje, të pasqyruara në një enciklopedi të kompiluar nga shkencëtarët më të shquar, korrigjohen me anë të vëllimeve të botuara vit për vit, ka katërmbëdhjetë shekuj që Kur'ani vazhdon të gjejë mbështetje të vazhdueshme për sa u përket të vërtetave shkencore në fjalë që prek, pa pësuar asnjë lloj korrigjimi ose, më saktë, pa

---

një mirëkuptim dhe miqësi më e afërt se ajo e marrëdhënieve mësues-nxënës ose pedagog-student.

Me këtë rast, le ta them edhe këtë që, në Turqi, janë arritur shumë zhvillime në mendësinë islame si dhe në fushën që e përfaqëson praktikisht këtë mendësi. Atyre që e lexojnë sot veprën **"Din ve Lâiklik"** (Feja dhe Laicizmi) të të ndjerit, mund t'u duket me shumë mangësi dhe lëshime. Vetëm se atë ditë, të thoje edhe aq, ishte një heroizëm i madh. Kjo e vërtetë është e fiksuar me faktin që, për shkak të ideve të tij, i ndjeri, po ashtu si edhe shkruesi i varfër i këtyre radhëve, qe mbyllur në qelitë e Harbijes së Stambollit në ditët e Grushtit të Shtetit të 27 majit 1960. Ato që thuheshin atë ditë me një mijë e një vështirësi, bënë të mundur që sot të thuhet akoma më shumë. E njëjta situatë është edhe sot, do të jetë edhe nesër!







u vënë ballëpërballë me ndonjë nevojë korrigjimi! Për më tepër, kontradikta e herëpashershme e Kur'anit me një sërë të vërtetash shkencore të pranuara si të padiskutueshme në një moment të caktuar, më vonë, në sajë të zbulimeve të reja shkencore që i kanë hedhur poshtë ato "të vërteta të padiskutueshme", është kuptuar dhe pranuar nga shkencëtarët si një eveniment që i ka dhënë të drejtë Kur'anit.

Një shembull tipik i kësaj është përshkrimi i diellit në suren Jasin si "limustakarrin" me anë të parashtesës cilësuese "l" te paskajorja "mustekarr". Këtu, "li" ka kuptimin "ilá". Dhe kjo nxjerr në shesh të vërtetën se dielli ndodhet në gjendje lëvizjeje. Mirëpo kjo ishte në kundërshtim me pikëpamjen e pranuar dikur[66] se dielli ishte i palëvizshëm, kurse të gjithë planetet rrotulloheshin rreth tij. Vetëm më vonë, kur u bë i qartë gabimi i kësaj pikëpamjeje, u mbështet pikëpamja e Kur'anit e cila i atribuonte diellit lëvizje. Kjo është edhe pikëpamja që pranohet sot nga të gjithë. Sipas shkencës astronomike të ditëve të sotme, dielli lëviz sipas një vije drejtvizore duke u ftohur gjithnjë e më shumë. Kur të arrijë në pikën e quajtur "Solar Apeks", kjo ftohje do të ketë arritur kufirin e fundit dhe do të copëtohet e thërrmohet me një proces fizik që i ngjan copëtimit dhe thërrmimit të copave të prushta të konsumuara të qymyrgurit pas nxjerrjes nga soba. Mbi këtë të vërtetë është aluduar në Kur'an qysh një mijë e katërqind vjet më parë me anë të shprehjes "idheshshemsul kuvvirat" (kur dielli do të copëtohet e thërrmohet). Shkaku që lëvizja e diellit nuk u kuptua dot gjer vonë, ka të bëjë me njohjen e tërë sistemit diellor, sepse, për ta kuptuar dhe dalluar lëvizjen e diçkaje, duhet të ekzistojë mundësia e krahasimit me palëvizshmërinë e diçkaje tjetër brenda të njëjtit sistem referimi[67].

Nga ana tjetër, për lëvizjen e diellit, Profeti (a.s.) ka thënë: **"mustekarruhá tahte'l-arsh"**, domethënë, *"vendi ku do të përfundojë ai, është nën arsh"*.[68]

---

66. Pikëpamja heliocentrike. Më parë ekzistonte pikëpamja gjeocentrike që e konsideronte tokën qendrën e gjithësisë. Më vonë, u kuptua se pikëpamja gjeocentrike ishte krejtësisht e gabuar dhe u pranua pikëpamja heliocentrike që e pranonte diellin si qendër, por të palëvizshëm. Më vonë, u kuptua se edhe teoria heliocentrike ishte e gabuar në idenë se dielli ishte i palëvizshëm. Shën. i përkthyesit.

67. Siç konkludoi Ajnshtajni me teorinë e vet të relativitetit. Shën. i përkthyesit.

68. Buhari, Tefsir, 36.







Në Kur'anin e Shenjtë ka edhe shumë deklarata mbi të ardhmen, të cilat, kur ka ardhur koha, janë vërtetuar po ashtu siç janë deklaruar. Le të paraqesim një shembull mbi këtë.

Në periudhën medinase të Profetit (a.s.), u zhvillua një betejë mes bizantinëve dhe iranianëve dhe ushtria bizantine u mund. Profetin e dëshpëruar për fitoren e zjarradhuruesve iranianë ndaj bizantinëve krishterë, ndjekës të Librit, Kur'ani i Shenjtë e ngushëllonte kështu:

**"Elif, Lam, Mim. Romakët u mundën në një vend të afërt. Por, pas kësaj humbjeje, ata do të dalin fitimtarë; brenda pak vitesh..."**[69]

Pa kaluar shumë, paralajmërimi i gëzueshëm i dhënë me ajetin kur'anor, u realizua identikisht. Betejën tjetër e fitoi Bizanti. Madje, **Hz. Ebu Bekri** fitoi njëqind deve për një bast që pati vënë më parë për fitoren e bizantinëve!

Kurse mes mrekullive të Profetit, ka shumë shembuj njoftimesh të së fshehtës ose të së ardhmes.

*Kur **Hz. Abbasi** (i cili ende s'ishte bërë musliman – M.H.) u zu rob, Profeti i tha:*

*"Jep shpërblim dhe shpëtoje jetën! Ti je i pasur!"*

*"Unë s'kam pasuri!" – Ia ktheu **Hz. Abbasi**. Atëherë, Profeti i tha kështu:*

*"Ku e ke pasurinë që ia le **Ummul Fadlit**? Në atë çast s'kishe asnjeri me vete. Ti the: "Kaq pjesë t'i mbeten **Fadlit** dhe kaq pjesë, **Abdullait**!"*

*Atëherë, **Hz. Abbasi** i deklaroi kështu Profetit (a.s.):*

*"Betohem në Allahun i cili të ka dërguar ty me të Vërtetën, se këtë s'e ka ditur askush veç meje! Sigurisht, ti je Resuli, i Dërguari i Allahut!"*

*Dhe e pranoi Islamin!*

Shahu i Iranit, **Husrev Perviz**, e grisi dhe e hodhi letrën që ia kishte dërguar Profeti. Ai i shkroi një letër urdhëruese **Bazanit**, guvernatorit të Jemenit, që varej prej tij:

69. Kur'ani, Rum, 1-4.







*“Ma dërgo atë njeriun i cili pretendon për profetësi andej, nga anët e Hixhazit!”*

*Dhe **Bazani** i shkroi një letër Profetit duke e urdhëruar: “Të shkosh menjëherë te Kisra!” Letrën e dërgoi në Medinë me dy korrierë të ngarkuar me detyrë. Sipas revelacionit hyjnor që sapo i kishte ardhur, Profeti i njoftoi nëpunësit e **Bazanit** se, atë natë, **Pervizin** e kishte vrarë i biri, **Shiruje**! Pasi nëpunësit u kthyen, ia treguan Bazanit njoftimin e Profetit dhe, ndërkaq, atyre u arriti lajmi i vrasjes në fjalë, **Bazani** së bashku me të gjithë të vetët deklaruan besimin!”*

Profeti (a.s.) e pati paralajmëruar **Ammar bin Jasirin**:

*“Ty do të të vrasë një fraksion deviator dhe, pas goditjes vrasëse, do të të jepet qumësht!..”*

*Me të vërtetë, pas vdekjes së Profetit, në betejën e Siffinit, tek luftonte në radhët e **Hz. Aliut**, **Ammar bin Jasiri** u plagos. Ai i kërkoi ujë skllavit të vet dhe skllavi i çoi një gotë me qumësht. **Ammari** pa gotën, bëri tekbir dhe tha:*

*“Doli fjala jote, o i Dërguari i Allahut!”*

*Dhe në çast dha shpirt!*

Profeti (a.s.) e dorëzoi shpirtin kur sëmundja iu rëndua.

*Dhe kur iu rëndua sëmundja, Profeti (a.s.) i tha së bijës, të bekuarës **Fatime Zehra**:*

*“Nga shtëpia ime, ti do të jesh e para që do të vish tek unë!”*

***Hz. Fatime** jetoi vetëm gjashtë muaj pasi i ati, Profeti (a.s.), ndërroi jetë!*[70]

Sikur të vërtetat që mbështesin faktin që Kur’ani i Shenjtë është produkt revelacioni hyjnor dhe një burim i pashtershëm mrekullish, si dhe mrekullitë e Profetit (a.s.) të merren e të shkruhen, zënë vëllime të tëra dhe nuk mbarohen! Dhe janë shkruar!..

Veçanërisht shkaku që themi për Kur’anin **“burim i pashtershëm mrekullish”**, është se, sa më shumë që të përparojnë shkencat dhe, posaçërisht, sa më shumë që të zhvillohen e zgjerohen njohuritë mbi kufijtë e Universit, shumohen edhe mrekullitë e Kur’anit

70. **İsmail Fennî Ertuğrul**, ibidem, f. 282.







që mundemi t'i njohim. Le të prekim edhe nja-dy të tjera prej tyre vetëm sa për të dhënë një ide.

Në Kur'anin e Shenjtë të zbritur një mijë e katërqind vjet më parë, me anë të ajetit në vijim është deklaruar haptazi se Universi është në zgjerim të vazhdueshëm:

**"Dhe e ngritëm Universin** (Qiellin) **me fuqinë tonë dhe, pa dyshim, jemi duke e zgjeruar atë!"**[71]

Në fillim brenda mendimit filozofik, më pas, në fizikën si shkencë më vete, njerëzimi kërkoi të mësonte nëse Universi ishte i kufizuar apo i pakufizuar dhe, si përfundim, mendjet më të shquara të historisë njerëzore nuk arritën të binin në marrëveshje mbi këtë çështje, sepse njëra palë konkludonte se Universi ishte i pakufizuar dhe i pafund, kurse pala tjetër konkludonte se ishte i kufizuar. Kurse Kur'ani ka bërë fjalë për Universin dinamik në një proces zgjerimi të vazhdueshëm.

Në krye të shek. XX, **Edwin Hubble**, si rezultat i vëzhgimeve të bëra prej tij me anë të teleskopëve me teknologji të zhvilluar, vuri re se konstelacionet yjore largoheshin me shpejtësi nga njëri-tjetri dhe, kështu, arriti në të vërtetën e një Universi dinamik në zgjerim e sipër. Më pas, fizikani rus, **Aleksandre Friedmann**, duke u nisur nga formula e energjisë $E=mc^2$ e **Ajnshtajnit** (Einstein, 1879-1955),[72]

---

71. Kur'ani, Dharijat, 47.

72. Siç duket qartë në kuptimin e ajetit të cituar më sipër, ku deklarohet se Universi është çdo çast në zgjerim e sipër, thuhet: **"Ne e ngritëm Universin me fuqinë tonë."** Kjo shprehje do të thotë jo "duke përdorur forcë", por **"duke e pajisur me fuqinë tonë"**. Dhe kjo përputhet krejtësisht me të vërtetën se fuqia, domethënë, energjia, është vendosur në mënyrë të dendësuar në bërthamën e atomit. Formula $E=mc^2$ e cila është thelbi i **"Teorisë së Relativitetit"**të **Ajnshtajnit**, shpreh se energjia është e barabartë me produktin e masës me katrorin e shpejtësisë së energjisë. Sipas kësaj, masa (materia, lënda) është produkt i dendësimit të energjisë në një kallëp të caktuar. Kështu, kur me një veprim të kundërt, atomi zbërthehet, çlirohet një energji e jashtëzakonshme dhe materia asgjësohet. Prandaj ekzistenca e materies pranohet si relative.

Të gjitha këto të vërteta s'janë gjë tjetër, veçse një shpjegim shkencor i të vërtetave mbi qeniet materiale në pikëpamjen e **"unitetit të qenies"** (vahdeti vuxhud), e cila është një konsideratë mistike. Sepse, në konsideratën e "unitetit të qenies", ekzistenca e të gjitha qenieve materiale-lëndore pranohet jo "absolute", por **"relative"**. Ekzistenca absolute i përket vetëm Zotit.

Shprehja **"âyân-ı sâbite"** (realitete latente, në potencë) e hyrë në tasavvufin ose mistikën islame me **Ibni Arabiun**, shpreh faktin që trupat ose ekzistenca e qenieve në këtë botë është relative, sepse ekzistenca e tyre e vërtetë është tek Zoti,







prandaj konsiderohet latente (e fshehtë) ose në potencë. Në diturinë hyjnore, këto janë **"mosqenie"** konstante. Në këtë kuptim quhen ato edhe **"të mundshme"**.

Shfaqja e cila e bën të domosdoshme ekzistencën konstante të realiteteve latente në diturinë hyjnore shprehet në formën **"produkt sublim"** (feyz-i akdes, produkti më i shenjtë), kurse shfaqja e cila e bën të domosdoshme dukjen e tyre në botën e jashtme sipas kapaciteteve që kanë, shprehet në formën **"produkt i shenjtëruar, i bekuar"** (feyz-i mukaddes).

Sipas Ibni Arabiut, e tërë gjeneza (të gjitha qeniet) del në botën e jashtme në tri etapa.

1) Në etapën e parë, qeniet, e gjithë materia, ekzistojnë si informacion i përgjithshëm në dijen e Allahut (Zotit) pa u ndarë nga njëra-tjetra dhe pa iu nënshtruar një diferencimi mes tyre. Kjo etapë quhet **"dukuri konstante"** (şuûn-i sâbite) ose **"manifestim primar"** (taayyun-i evvel, manifestimi i parë në unitet).

2) Në etapën e dytë, qeniet ndodhen përsëri në dijen e Zotit, por të ndara dhe të dalluara nga njëra-tjetra. Në këtë etapë, ato quhen **"realitete konstante"** (âyân-ı sâbite) ose **"manfestime sekondare"** (taayyun-i sânî, manifestim i dytë në unitet).

3) Në etapën e tretë, të gjitha qeniet dalin dhe duken në botën e jashtme, gjë që quhet **"manifestim i jashtëm"** (taayyun i hâricî). Tashmë qeniet janë në gjendje **"realitetesh të jashtme"** (âyânı hâriciye). Në këtë mënyrë, gjeneza (krijimi) quhet e realizuar. Qeniet, të cilat janë identitete të shfaqjes dhe dukjes në botën e jashtme të realiteteve konstante, nuk kanë ekzistencë dhe trup vetiak të posaçëm për to. Ekzistenca dhe trupi janë një i vetëm, janë ekzistenca dhe trupi absolut i Allahut (Zotit). Duke qenë identitete të fshehtësisë së gjenezës dhe shfaqjes së Allahut (Zotit) dhe, në këtë mes, identitete të daljes (produktivizimit) jashtë të qenies ose ekzistencës së Tij, qeniet nuk janë gjë tjetër veçse identitete të një lloj hijeje që shfaqet ose duket në trajtat e tyre. Sipas kësaj, vetvetja e realitetit konstant është **thelbësore** (batn, intrinsik, reale), kurse trajta është **eksternale**, vetëm sa për dukje, (zâhir).

Edhe nëse kjo pikëpamje e mistikës islame i përngjet **idesë platoniane** të **"Botës së Ideve"**, është shumë e ndryshme prej saj. Megjithëkëtë, disa janë përpjekur t'i pajtojnë këto dy pikëpamje dhe nga kjo përpjekje ka dalë në shesh pikëpamja e quajtur **"neoplatonizëm"** (Neveflâtuniyye).

Dhe tani, duke e ndërprerë këtu këtë shpjegim mistik pasi e filluam ta shpjegojmë, lidhur me **"Teorinë e Relativitetit"** të **Ajshtajnit**, të vërtetën sipas së cilës qeniet materiale janë fizikisht identitete të energjisë së dendësuar dhe pas thyerjes së kornizës së kësaj energjie të dendësuar dhe zbërthimit të atomeve, shfaqet një energji e jashtëzakonshme dhe materia asgjësohet, le të kthehemi në çështjen tonë bazë.

*"Fakti që, menjëherë pas shpërthimit të madh, kaq shumë trupa të formuar nga formimi i një mase lëndore të papërfytyrueshme, duke mposhtur forcat tërheqëse gravitacionale, u shpërndanë në një hapësirë gjithashtu të papërfytyrueshme dhe u larguan nga njëri-tjetri me një shpejtësi kaq të madhe, tregon se forca e shpërthimit ka qenë e jashtëzakonshme. Në sajë të kësaj force, Universi është në zgjerim të vazhdueshëm që realizohet me largimin e trupave nga njëri-tjetri duke mposhtur forcat tërheqëse gravitacionale. Kjo forcë është edhe shumë e madhe, edhe e rregulluar në mënyrë shumë të imtë me anë të dijes së lartë të Allahut (Zotit). Po qe se kjo forcë do të ishte më e dobët se ç'është rregulluar, lënda do të mblidhej përsëri në sajë të forcave tërheqëse gravitacionale para se të formoheshin planetet dhe yjësitë, për pasojë, as bota jonë dhe as jeta në të nuk do të formoheshin. Por po qe se kjo forcë do të ishte më e madhe se ç'është rregulluar, lënda do të shpërndahej në një hapësirë aq të*







e mbështeti këtë zbulim të **Edwin Hubbles**. Ndërkaq, është prifti dhe shkencëtari belgjian **Georges Lemaitre** i cili ka parashtruar në mënyrë që të mos e kundërshtojë dot askush, idenë se Universi e ka zanafillën tek një atom i vetëm i cili është zgjeruar vazhdimisht dhe se ky zgjerim vazhdon ende. Edhe **Ajnshtajni** i cili e kundërshtoi në fillim këtë zbulim të Georges Lemaitres, më pas, duke e pohuar se ishte gënjyer, e pranoi përfundimin dhe konkluzionin ku kishte arritur ai!

Tani, kjo pikëpamje e mbështetur, tashmë, me vëzhgime dhe eksperimente, është një e vërtetë shkencore mbi të cilën njerëzimi është i një mendjeje! Ndërkaq, a nuk do të duhej që, për ta zbuluar dhe njohur këtë të vërtetë në mungesë të revelacionit hyjnor, Profetit Muhammed do t'i duheshin teleskopë të nivelit të sotëm? Niveli shkencor i periudhës kur jetoi ai dhe pamundësia e njohjes së kësaj të vërtete, a nuk tregojnë se Kur'ani është me burim hyjnor?

Le të japim edhe një shembull tjetër, si të jepnim një pikë ujë nga oqeani, mbi këtë të vërtetë. Në Kur'anin e Shenjtë thuhet:

---

*madhe, saqë përsëri nuk do të kishte as sisteme yjore apo planetare dhe as bota jonë me jetën në të nuk do të formoheshin dhe nuk do të ekzistonin. Sipas një krahasimi të një fizikani, mundësia e rregullimit të vetvetishëm dhe rastësor të madhësisë së kësaj force, rregullim që solli si rrjedhojë formimin e këtij universi, është sa mundësia që një kalem plumbi me majë të mprehur të hidhet në ajër e pastaj të bjerë e të ngulet me majë mbi tokë në mënyrë të vetvetishme e rastësore! Prandaj themi se, me këtë shpërthim të madh, Allahu (Zoti) tregon edhe se sa e madhe është fuqia e Tij, edhe se ai, si qenie e vetëdijshme, e ka rregulluar çdo gjë qysh në çastin e parë. Veçanërisht, duke i përshkruar këto evenimente në mesazhin e vet, Kur'an, e vërteton se Kur'ani është mesazhi i Tij!*

*Kështu, me një ajet të vetëm, Kur'ani tregon mrekullinë e qenies i vetmi libër i cili ka thënë para viteve 1900 se Universi është në zgjerim të vazhdueshëm. Në të njëjtën kohë, duke aluduar me të njëjtin ajet se materia është krijuar e pajisur me fuqi, e forcon akoma më shumë karakterin e vet mrekullor.*

*Nga formula $E=mc^2$ u kuptua ekzistenca e energjisë së jashtëzakonshme të depozituar brenda atomit për shkak të shpejtësisë së madhe të dritës dhe se gjetjet e reja, nga centralet atomike, te bombat atomike, janë realizuar duke u mbështetur në logjikën e kësaj formule. Gjer te **Ajnshtajni**, mendimtarët patën mbrojtur mendimin se materia ka qenë e palëvizshme kurse lëvizja e saj është realizuar nga një forcë shtytëse e siguruar në mënyrë të vetvetishme në vetë materien. Duke thënë se Zoti e ka krijuar lëvizjen si pjesë përmbajtësore të materies (se lëvizja buron nga struktura e brendshme e materies), **Lajbnici** (Leibniz, 1646-1716) i qe afruar idesë se materia mund të reduktohet në energji, por qe **Ajnshtajni** me formulën e tij që e parashtroi në botën shkencore këtë zbulim me tërë kuptimin e tij."* (Kur'an, Hiç Tükenmeyen Mûcize, ekip autorësh, İstanbul, 2002, f. 30 e në vazhd.)







**"Jo! Betohem në vendin ku bien yjet! Sikur ta dinit, ky është me të vërtetë një betim i madh!"**[73]

Në astronominë e sotme është një e vërtetë e njohur ekzistenca e vrimave të zeza ku bien e humbin yjet. Me ç'teleskop, vallë, i pati parë Profeti këto vrima që nuk shihen me sy të lirë dhe, pastaj, e pati thënë këtë fjalë nga vetvetja?

Po kështu, në një ajet tjetër thuhet:

**"Është Ai që i ka krijuar shtatë qiejt** (në formë shtresash) **në përputhje me njëri-tjetrin. Ti nuk mund të shohësh asnjë çrregullim në atë që krijon Mëshiruesi. Ktheji sytë dhe shih: ç'kundërshti mund të gjesh?"**[74]

Edhe kjo e vërtetë është një specifikë e mbështetur sot nga astronomia. Kur'ani i Shenjtë e prek këtë të vërtetë në ajetin 13 të sures Talak.

Shtresa atmosferike më e afërt me tokën është **troposfera**. Trashësia e saj nga ekuatori është 12 km., kurse nga polet, 6 km. Dukuritë meteorologjike zhvillohen në pjesën më të ulët prej 3-4 km. të kësaj shtrese.

Shtresa e dytë është **ozonosfera**. Edhe kjo njihet si shtresë ozoni. Gjithashtu, dihet se kjo shtresë thith rrezet ultraviolet të diellit, rreze që kanë efekt vdekjeprurës mbi gjallesat.

Shtresa e tretë e atmosferës është **stratosfera**. Kjo shtresë ndodhet rreth 50 km. lart nga toka. Pastaj vijnë **mezosfera**, **termosfera** dhe **jonosfera**. Jonosfera e cila bën punën e një pasqyre që reflekton në tokë valët elektromagnetike që vijnë nga toka, bën të mundur ndërlidhjen radiofonike në tokë. Shtresa e shtatë është **ekzosfera**. Ajo është rreth 10.000 km. lart nga toka. Aty, për shkak të dendësisë shumë të ulët, gazet ndahen në jone.

Aspekti shumë interesant i kësaj çështjeje është se, në Kur'an, emërtimi **"shtatë qiej"** përmendet shtatë herë.[75]

73. Kur'ani, Vakia, 75-76.

74. Kur'ani, Mulk, 3.

75. Kur'ani, Bakara, 27; Isra, 44; Mu'minun, 86; Fussilet, 12; Talak, 12; Mulk, 3; Nuh, 15.







Tani, ata që pretendojnë se Kur'ani i Shenjtë nuk është produkt revelacioni hyjnor, a nuk janë të detyruar të sjellin një shpjegim se si mundi t'i dinte këto të vërteta një profet i paarsimuar katërmbëdhjetë shekuj më parë?

Në Kur'anin e Shenjtë, pasi bëhet e ditur se njerëzit do të ringjallen për të dhënë llogari, thuhet:

**"Po, Ne kemi fuqi për t'i rregulluar përsëpari edhe majat e gishtave!"**[76]

Në vështrim të parë, kjo mund të duket si alogjizëm për sa i përket shprehjes. Mirëpo fakti që konfiguracioni i vijave të majave të gishtave është i ndryshëm te çdo njeri dhe vlen pothuaj si kartë identiteti, është parashtruar për herë të parë vetëm në vitin 1856 nga shkencëtari anglez **Genn Ginsen**.

*"Maja e gishtit është një kartë identiteti e tillë që ndryshon edhe mes binjakëve të së njëjtës vezë! Kjo kartë identiteti kurrsesi s'pranon falsitet. Ajo e hedh nënshkrimin tonë mbi shumë sende ku prekim, në atë mënyrë që s'pranon asnjë falsifikim. Dhe askush nuk mundet të na e imitojë këtë nënshkrim. Nuk mund të bëhet fjalë as për imitimin, as për mohimin e këtij nënshkrimit tonë. Gjatë gjithë jetës e bartim me vete pa e humbur kurrë vulën tonë. Të gjithë faktorët, nga djegiet, te plagosjet e lëkurës së sipërme e gjer te plakja dhe ndryshimi i formës së trupit tonë, nuk e prishin dot origjinalin e vulës sonë. Ç'fuqi të madhe zotëron Krijuesi ynë që i skalit si vulë në një sipërfaqe prej dy centimetrash katrore miliarda figura në formë vijash të pashlyeshme!"*[77]

Le ta mbyllim këtë diskutim me një shembull të fundit.

Zoti i Madhnueshëm deklaron se **"hekuri është zbritur mbi botën tonë"**[78]. Sipas shkencave natyrore të sotme, as nxehtësia e çastit të parë të formimit të tokës s'ka qenë e mjaftueshme për formimin e hekurit. Madje as dielli dhe yjet e ngjashëm me të nuk e zotërojnë nxehtësinë e mjaftueshme për këtë. Prandaj mund të thuhet se hekuri është zbritur nga jashtë jo vetëm mbi tokën tonë, por mbi të gjithë sistemin diellor!

---

76. Kur'ani, Kiamet, 4.
77. Kur'an, Hiç Tükenmeyen Hazine, f. 208.
78. Kur'ani, Hadid, 25.







Vlera numerike shkronjore e hekurit është 26. Kjo është vlera shkronjore e emrit "hadid" (hekur) në arabishte. Është për t'u çuditur që edhe pesha atomike e hekurit është 26! Për më tepër, po qe se në suren kur'anore "Hadid", edhe Besmele-ja në krye të sures llogaritet si ajet, del se ajeti ku përmendet hekuri, është ajeti 26!

Shembuj të tillë mund të jepen shumë. Por specifika që ne dëshirojmë ta shprehim këtu, është fakti cilësor që çdo zbulim i ri qysh katërmbëdhjetë shekuj e këtej, e ka mbështetur Kur'anin. Ato çka përmenden këtu janë vetëm disa nga të vërtetat të cilat vënë në shesh në mënyrë të pakundërshtueshme se ky libër i madh i ofruar njerëzimit nëpërmjet një profeti pa shkrim e këndim, është me burim hyjnor!

Dijetari pakistanez **Vahiduddin Han** i cili, me anë të veprës së vet erudite, **"Islami sfidon"**[79], provon se të vërtetat e shkencave natyrore që prek Kur'ani, janë mbështetur me shpikjet dhe zbulimet e realizuara qysh prej asaj dite, thotë kështu:

*"...Ne besojmë se, ashtu si Kur'ani i Shenjtë, edhe Tevrati me Ungjillin janë libra hyjnorë. Prandaj në këta dy libra ka citime nga dituritë fetare. Mirëpo, ç'e do se ekzemplarët dhe tekstet e tyre të para, origjinale, të vërteta, janë humbur. Prandaj, pas dy mijë vjetësh, gjatë të cilëve, këta dy libra hyjnorë janë përkthyer nga një gjuhë në tjetrën dhe, ç'është më e rëndësishmja – sipas komentit të eruditit amerikan **Gressy Morrison**[80] - pas shtrembërimeve njerëzore që kanë pësuar më shumë ekzemplarët hyjnorë, mes ungjillit origjinal dhe ungjillit të shekullit tonë, ka dalë në shesh një dallim i jashtëzakonshëm.*

*Pasi si rezultat i pësimit të shumë shtrembërimeve, këta libra e humbën vlerën, Allahu i Lartë i dërgoi njerëzimit "një botim të ri" të Librit të vet dhe ky "botim i ri" është Kur'ani i Shenjtë. Ja, pra, ky libër, me tërë vërtetësinë dhe përsosmërinë e tij, bart të gjitha cilësitë dhe veçoritë e larta, nga të cilat te librat e vjetër nuk kanë mbetur veçse shkëndija të shkurtra e të drithëruara.*

79. Në origjinal, turqisht: İslâm Meydan Okuyor. Shën. i përkthyesit.

80. (Man does not stand alone, f. 120) Është e padiskutueshme se ungjijtë nuk janë shkruar në të gjallë të **Hz. Isait**. Ungjijtë janë shkruar vetëm rreth gjysmë shekulli pas ngjitjes në qiell të **Hz. Isait** (a.s.). Edhe Tevrati është shkruar së fundi në kohën e **Sibbiut Babilonas** (586-538 p.e.r.). (**Vahiduddin Han**)







*Ja, pra, unë, këtu do ta trajtoj këtë veçori si argument të tretë nga argumentet e mia mbi origjinalitetin dhe vërtetësinë e Kur'anit të Shenjtë. Kur'ani ka zbritur katërmbëdhjetë shekuj para shekullit të sotëm të rindërtimit dhe përparimit. Ndërkaq, asnjëra nga gjërat që ka sjellë ai nuk është hedhur poshtë nga njerëzit. Vetëm në qoftë se Kur'ani do të ishte fjalë dhe sajesë njerëzore, do të ishte e pamundur të mbetej gjer këtë çast siç ka qenë.*

*Kur'ani i Shenjtë ka zbritur në një shekull kur njerëzit dinin shumë pak gjëra nga natyra. Ata e shihnin se shiu binte nga qielli, e shihnin qiellin si tavan të tokës dhe yjet i pandehnin si gozhdë të ndritshme prej argjendi të ngulura në kubenë e qiellit ose kandilë të varur në qiell. Indianët e vjetër besonin se toka qëndronte mbi njërin nga brirët e* ***"demit"*** *dhe, kur demi e kalonte tokën nga njëri bri në tjetrin, në tokë ndodhnin lëkundje.*[81] *Gjersa* ***Koperniku*** *(1473-1543) shpalli tezën e tij të heliocentrizmit, besohej se toka ishte qendra e gjithësisë, kurse dielli, hëna dhe të gjithë trupat qiellorë rrotulloheshin rreth saj, pra, besohej në idenë e gjeocentrizmit.*

*Ja, kështu përparoi shkenca dalngadalë, tek njeriu u shtua fuqia e kërkimit dhe eksperimentimit, më në fund, shumë të fshehta dolën në dritë. Sot nuk ka disiplinë shkencore, mbi të cilën njohuritë tona të mos jenë ndryshuar rrënjësisht! Dhe kjo provon se besimet dhe bindjet e shekujve të vjetër kanë qenë fund e krye të shtrembra!*

*Kjo e vërtetë tregon krejtësisht haptazi se nuk ka asnjë fjalë njerëzore, vërtetësia e të cilës të mund të vazhdojë të qëndrojë e pacënueshme. Sepse njeriu gjithmonë ka njohur dhe ka diskutuar gjërat e mësuara nga besimet dhe dituritë e kohës së vet. Pavarësisht nëse mendimet e njeriut dalin nga vetëdija apo nënvetëdija e tij, ato tregojnë dhe përshkruajnë gjërat që ai ka parë e ka gjetur në kohën e vet. Prandaj ndodh që, kur marrim në dorë një libër të vjetër, vëmë re se, në krahasim me gjetjet dhe zbulimet e reja të arritura në të gjitha fushat, ai është i mbushur në të gjitha anët me gënjeshtra dhe gabime.*

*Vetëm Kur'ani i Shenjtë bën përjashtim fund e krye nga ky rregull. Sepse, si edhe në shekujt e vjetër, Kur'ani është i vërtetë dhe*

81. Kjo bestytni vazhdon të ekzistojë edhe në Gadishullin Arabik e përhapur mes popullit të thjeshtë dhe disa njerëzve të quajtur si të kulturuar. Mirëpo rryma e kulturës së përgjithshme të ditëve tona kurrsesi s'u jep vend bestytnive si kjo. (**Vahiduddin Han**)







*në të gjitha thëniet e tij është i drejtë! Megjithëse kanë kaluar shekuj të tërë, në fjalët e tij nuk ka ndodhur as ndryshimi dhe shtrembërimi më i vogël. Dhe kjo konsiderohet një provë më vete që tregon se burimi i tij është një arsye madhore e cila e njeh shumë mirë çdo gjë në mënyrë eternale, pa fillim e pa mbarim, një arsye madhore që i njeh të gjitha të vërtetat në format dhe trajtat e tyre më të fundit e më të vërteta. Gjithashtu, njohja dhe dituria e Kur'anit nuk u nënshtrohet ligjeve të ndryshimit të kushteve të kohës dhe hapësirës. Po qe se ato fjalë do të kishin dalë nga njeriu me dije dhe pikëpamje të kufizuar, në të ardhmen e vet, ashtu siç e ka pësuar çdo fjalë njerëzore, koncepti i quajtur "kohë" do ta kishte hedhur poshtë dhe asgjësuar shekuj më parë!*

*Boshti i vërtetë i detyrës së madhe që bart Kur'ani i Shenjtë është lumturia e amshuar e pasringjalljes (ahiret). Kështu, Kur'ani nuk mund të hyjë në asnjërën kornizë të diturive dhe shkencave tona moderne. Ndërkaq, Kur'ani, duke i folur njeriut mbi të vërtetat e punëve, prek çdo gjë që ka të bëjë me njeriun. Dhe kjo, ngaqë është një çështje shumë delikate, është me të vërtetë një situatë shumë e rrezikshme. Sepse, po qe se një njeri injorant ose me njohuri të mangëta, merr guximin të bëjë fjalë, qoftë edhe shkurt, mbi një problematikë çfarëdo, pa asnjë dyshim që ka për t'u penguar në diskutimin e vet ku do të përdorë fjalë dhe shprehje që s'kanë lidhje me dukuritë dhe të vërtetat!*

*Nëse do të duhej dhënë një shembull për këtë, mund të sjellim si shembull* ***Aristotelin****. Duke u përpjekur të provojë se femra është më e hershme se mashkulli,* ***Aristoteli*** *thotë: "Femra ka më pak dhëmbë se mashkulli". Mirëpo çdokush e di se kjo thënie jo vetëm s'ka asgjë të përbashkët me antropologjinë, por edhe tregon se autori i saj është krejt i paditur në antropologji! Dihet se numri i dhëmbëve tek femra dhe mashkulli është i njëjtë. Ndërkaq, me të vërtetë, a nuk është diçka e jashtëzakonshme që në asnjë prej shkencave moderne që Kur'ani i ka prekur në një apo tjetër aspekt, të mos gjendet asnjë fakt që të provojë se është i sajuar nga ndonjë njeri injorant si më sipër? Dhe kjo është shprehje e hapur e faktit se Kur'ani është fjalë e një qenieje të mbinatyrshme! E asaj qenieje që, ndërsa askush s'dinte asgjë, dinte shumë mirë çdo gjë, si dhe dinte çdo gjë që nuk e dinë njerëzit e këtij shekulli modern megjithë përparimin e madh të shkencave!*







*Unë këtu do të jap disa shembuj nga Kur'ani i Shenjtë, që nuk janë njohur gjer më sot dhe që argumentojnë haptazi se ai përmban shumë të vërteta që janë mësuar vetëm në shekullin tonë.*

*Por, para se t'i futem kësaj teme, le ta them menjëherë këtë se përputhja identike e fjalëve dhe shprehjeve të Kur'anit të Shenjtë me gjetjet e reja varet nga fakti që shkenca moderne i ka zgjidhur kufijtë e dukurive dhe ngjarjeve në fjalë, si dhe që elementët e përshtatshëm për komentin e aludimeve të Kur'anit për çështjen apo temën përkatëse ndodhen me shumicë në duart tona. Por, nëse gjatë hetimit dhe shqyrtimit të së ardhmes në një specifikë çfarëdo të Kur'anit, vëmë re se Kur'ani ka abroguar tërësisht apo pjesërisht të vërtetat e parashtruara në atë specifikë, kjo kurrsesi s'mundet ta dëmtojë Kur'anin, vetëm tregon se personi që përpiqet ta komentojë kuptimin e Kur'anit, është vetëmashtruar në iniciativën për ta interpretuar një aluzion specifik të atyshëm, për pasojë, ka rënë në gabim. Unë kam besim të plotë se gjetjet shkencore të mëtejshme do të jenë në gjendje për t'i shpjeguar më shumë aludimet e Kur'anit dhe do të jenë të tilla që t'i sqarojnë më tepër kuptimet e fshehta të tij."*[82]

Kështu thotë ai dhe e parashtron me shembuj të panumërt përputhjen mes të vërtetave shkencore të konfirmuara të shkencave të natyrës së ditëve të sotme me deklaratat e Kur'anit të Shenjtë.[83]

Por ç'nevojë ka? Qysh katërmbëdhjetë shekuj më parë, Kur'ani i Shenjtë i ka sfiduar në këtë mënyrë ata që s'besojnë apo s'kanë dashur ta besojnë se Kur'ani është me prejardhje hyjnore:

**"...dhe po qe se dyshoni mbi Kur'anin që ia zbritëm robit** (të dërguarit) **tonë pjesë-pjesë, ejani sillni një sure si të tijët duke thirrur në ndihmë, përveç Allahut, të gjithë ata tek të cilët keni besim!.. Bëjeni këtë nëse jeni të sinqertë! Dhe në mos e bëfshi dot këtë – që kurrë s'keni për ta bërë dot – atëherë, ruhuni nga ai zjarr me lëndë djegëse prej njerëzish dhe gurësh i përgatitur për mohuesit!"**[84]

Kurse në një ajet tjetër kur'anor thuhet:

---

82. **Vahiduddin Han**, İslâm Meydan Okuyor, İstanbul, 1996, f. 232-236.

83. **Vahiduddin Han**, ibidem, 236-261.

Ata që dëshirojnë të marrin informacion të plotë e të kënaqshëm mbi këtë specifikë, përveç kësaj vepre të **Vahiduddin Han**-it ta lexojnë edhe këtë vepër të çmuar: Kur'ân Araştırmaları Grupu, Kur'ân: Hiç Tükenmeyen Mûcize, İstanbul, 2002.

84. Kur'ani, Bakara, 23-24.







**"Thuaju: "Edhe sikur të gjithë njerëzit dhe xhindët të mblidhen e të merren vesh mes tyre për ta sjellë të ngjashmin e këtij Kur'ani duke e ndihmuar njëri-tjetrin, nuk do ta sjellin dot!"**[85]

Po të kishte qenë e mundur kjo, a do të mbetej e nevojshme që, duke qenë mijëra priftërinjtë jezuitë, më kompetentë në arabishten elokuente sesa vetë letrarët arabë, të dërgoheshin për shekuj me radhë ushtritë kryqtare për ta asgjësuar Islamin?! Përse duheshin shkaktuar gjithë ato humbje jetësh dhe pasurish qysh prej shekujsh?! Mjafton të uleshin e ta përgatisnin një sure të Kur'anit po me atë koncizitet dhe elokuencë!

Por kurrë historia nuk dëshmoi për ndonjë guxim tentative të tillë!

Për sa i përket prejardhjes, edhe hebraizmi dhe krishterizmi janë hyjnorë. Mirëpo, duke përmendur specifikat posaçërisht përkatëse të Islamit, të ndryshme nga botëkuptimet e tjera, të parën përmendim cilësinë hyjnore. Kurse pretendimit, sipas të cilit, *edhe hebraizmi me krishterizmin janë hyjnorë, pra, hyjnoriteti nuk është specifikë e posaçme për Islamin*, i përgjigjemi kështu: Megjithëse hebraizmi me krishterizmin janë fe qiellore, nuk janë botëkuptime. Shkaku i kësaj është se ato nuk kanë ndjekur kauzën e shpjegimit të të gjithë Universit dhe jetës!

Për shembull, krishterizmi nuk e merr përsipër përgjegjësinë për ta rregulluar apo shpjeguar jetën shoqërore. Eshtë për këtë arsye që, në ndryshim nga Islami, krishterizmi nuk ka asnjë pengesë për t'u pajtuar me **laicizmin**. Sepse, përveç rregullave morale, drejtësi juridike dhe marrëdhënie civile nuk ka as në origjinalin e ungjillit, ngaqë detyrat dhe kompetencat e profetëve nuk janë për secilin po ato. Profetët kanë qenë të kufizuar herë në kohë dhe vend, herë në objeksion. Profetët e kufizuar në vend dhe kohë, kanë ardhur për një fis (popullatë) të caktuar. Kurse profetët e kufizuar në objeksion, domethënë që kanë qenë ngarkuar me një detyrë me objekt dhe tematikë të caktuar, të kufizuar, nuk kanë mundur dhe nuk e kanë pasur për detyrë të sjellin ndonjë pikëpamje që ta shpjegojë tërë Universin. Ndërsa parimet themelore të besimit kanë qenë të njëjta, konkluzionet mbi marrëdhëniet civile (ndërnjerëzore) kanë qenë të

85. Kur'ani, Isra, 88.







mangëta ose të ndryshme në koincidencë me zhvillimin dhe përparimin e shënuar në jetën njerëzore. Në krishterizëm, për shkak se, përveç rregullave morale, nuk ka pasur rregulla shoqërore, fusha ku ka bërë rregullime krishterizmi, ka qenë e ngushtë. Për më tepër, edhe nëse e bart cilësinë e hyjnores, krishterizmi sot s'është më në fuqi, pasi është abroguar me kohë.[86] Me dërgesën profetike të Mu-

86. **Abrogimi** ose **shfuqizimi** (nes'h) që është çështje edhe e së drejtës isl -me, pra, heqja nga fuqia apo ndryshimi i një konkluzioni juridik apo ligji, është një ndër çështjet e debatuara më shumë nga dijetarët. Në fakt, si një çështje specifike e periudhës së revelimit kur'anor, kjo është deklaruar hapur në Kur'anin e Shenjtë (shih. sureja Shu'ra, ajeti 13). Kjo është njoftimi se fuqia vepruese e një konkluzioni të përkohshëm ka marrë fund, gjë që është bërë në katër mënyra:

1) Abrogimi i një ajeti të Kur'anit me një ajet tjetër të Kur'anit.

2) Abrogimi i një konkluzioni të Sunnetit me një konkluzion tjetër të Sunnetit, si në Kurorën Mut'a.

3) Abrogimi i një konkluzioni të Sunnetit me anë të një ajeti të Kur'anit, si në ndryshimin e kibles.

4) Abrogimi i një ajeti të Kur'anit me një konkluzion të Sunnetit, si në çështjen e Müellefe-i kulûb. (Për hollësi, shih. **Ekrem Buğra Ekinci**: İslâm Hukuku ve Önceki Şeriatler, İstanbul, 2003, f. 19 e në vazhd.)

Ky autor i çmuar, në veprën e tij të sipërpërmendur, pasi shqyrton gjerë e gjatë gjendjen e sheriateve (sistemeve ligjore-kanunore) të mëparshme sipas vështrimit të Islamit, thotë:

*"Kuptimi i thënies **"E Drejta Islame i ka abroguar sheriatet e vjetra"** që përmendet në të gjitha burimet bibliografike, është që e Drejta Islame i ka abroguar konkluzionet juridike (legjislacionin kanunor) të teksteve të shenjta që kemi sot në duar. Sepse në akaidin islam (doktrinën islame) pranohet se tekstet ekzistuese nuk janë tekste origjinale. Pra, nuk bëhet fjalë për abrogimin në tërësi të teksteve origjinale. Kështu, edhe ata që e parashtrojnë dhe e mbrojnë këtë pikëpamje, madje, pranojnë se disa konkluzione të sheriateve të vjetra vazhdojnë të respektohen edhe në të Drejtën Islame."*

*"Çështja nëse sistemet hyjnore të vjetra të së drejtës vlejnë apo jo si argumente, natyrisht është e lidhur më shumë me etapën e formimit të së Drejtës Islame. Edhe jomuslimanët që jetojnë në një shtet musliman, në parim i nënshtrohen së Drejtës Islame. Vetëm se këtyre mund t'u njihen privilegje në zbatimin e legjislacionit të vet në fusha të caktuara dhe kështu ka ndodhur historikisht. Në fushën e legjislacionit civil që ka të bëjë me të drejtat dhe përgjegjësitë e individit, familjes dhe trashëgimit, jomuslimanët mund të paraqiten për gjykimin e konflikteve të tyre parakuvendet shpirtërore ose gjyqtarëve të fesë së tyre. Ata mund t'ua paraqesin çështjet konfliktuale edhe gjykatave islame, por, në këto raste, në parim, legjislacioni që do të zbatohet është legjislacioni islam. Megjithëkëtë, shitblerjet e verës dhe mishit të derrit, martesat pa dëshmitarë, pa respektuar kohëpritjen nga gruaja e vejë dhe martesat e afërta në gjak dhe testamentet, të cilat, që të gjitha këto, janë të vlefshme nga fetë e tyre, pranohen si ligje të vlefshme edhe nga gjykatat islame. Ndërkaq, dënimet e zbatuara për ta në specifikat jashtë këtyre, edhe sikur të jenë përcaktuar në Tevrat (si rexhm, kisas, etj.), nuk konsiderohen si të dhëna nga gjykimi i tyre me ligjet e fesë së tyre. Megjithëse e kanë bazën në Tevrat, tashmë janë shndërruar në konkluzione dhe*







*ligje të së Drejtës Islame, prandaj, nga kjo e drejtë e marrin vlefshmërinë dhe fuqinë juridike, sepse konkluzionet dhe ligjet e kodit penal janë të tilla që i interesojnë rendit publik."* (ibidem, f. 23 e në vazhd.)

Dhe vazhdon:

*"Si përfundim, nga konkluzionet dhe ligjet e sheriateve të vjetra, e Drejta Islame:*

***1) Disa i ka pranuar identikisht**. Një pjesë e këtyre janë parimet e përgjithshme të së drejtës, si individualiteti i dënimit, trajtimi i mirë i prindërve, respektimi i pronës private. Kurse të tjerat, janë konkluzione dhe ligje që kanë të bëjnë me akuzën për shkelje të kurorës bashkëshortore shoqëruar me mallkim, me parimin e dhënies së dënimit penal në masë dhe formë të njëjtë me fajin penal (kisas), me formën e ekzekutimit me vdekje me gurë (rexhm), me ndalimin e dhënie-marrjes së kamatës, me ndalimin e martesës së njëkohshme të burrit me dy motra, me ndalimin e ngrënies së kërmës, gjakut dhe mishit të derrit, me bërjen synet, etj.*

***2) Disa i ka pranuar duke u bërë ndryshime ose zgjerime**, si poligamia, betimi kolektiv për dëshmi, garancia e kurorës, agjërimi, pelegrinazhi (haxhi), flija (kurbani), etj.*

***3) Disa i ka abroguar (shfuqizuar)**, si heqja e të drejtës së trashëgimit vajzave që kanë vëlla (vëllezër) ose që e kanë vëllain (vëllezërit) gjallë, mundësia për t'u martuar me motrat dhe mbesat, ndalimi i përvetësimit dhe përdorimit të presë (ganimet), skllavërimi i vjedhësit dhe borxhliut, shenjtërimi i ditës së shtunë, etj.*

*Eshtë mjaft e natyrshme që konkluzionet e sistemeve hyjnore të së drejtës t'i ngjajnë njëri-tjetrit, të ushtrojnë ndikim mbi njëri-tjetrin. Shkakun e kësaj duhet ta kërkojmë në burimin e përbashkët ku mbështeten këto sisteme të së drejtës, në origjinën e tyre. Burimi i përbashkët është feja, domethënë, revelacioni hyjnor. Për rrjedhojë, është e mundur që konkluzionet juridike që janë të konfirmuara se i përkasin një feje të caktuar, të konsiderohen të denja për t'u zbatuar edhe në sistemin e së drejtës të një feje tjetër. Sepse te gjitha sistemet fetare të së drejtës kanë një ligjvënës të përbashkët. Ndërkaq, është e natyrshme edhe që, si domosdoshmëri e kohës si dhe e interesave dhe dobive të njerëzve, një sërë konkluzionesh të një sistemi të mëparshëm të mos merren më nga një sistem i mëpastajshëm ose të ndryshohen prej tij. Vihet re se, në kohën e vet, Kur'ani dhe Sunneti i kanë pranuar disa prej parimeve juridike në fuqi dhe traditave që kanë gjetur, ose identikisht, siç i kanë gjetur, ose duke u bërë ndryshime dhe zgjerime. Shumica e këtyre parimeve të së drejtës burojnë prej sheriateve të vjetra; edhe rutinat tradicionale tregojnë nivelin e përkryer që ka arritur njeriu në atë periudhë. Nëse e Drejta Islame që ka për synim bazë realizimin e drejtësisë, i kundërshton dhe i hedh poshtë haptazi disa nga konkluzionet e periudhës kur erdhi ose disa nga konkluzionet juridike dhe tradicionale të mëparshme, mund të mendohet se ato ose origjinalet e tyre janë shtrembëruar apo fshehur, ose se ato tashmë nuk e realizojnë dot më drejtësinë. Ose mund të konkludohet se tekstet e shenjta janë ndryshuar në kah pozitiv me motivin për ta çuar njerëzimin në një nivel akoma më të përparuar. Megjithëkëtë, ndërmjet konkluzioneve të teksteve të shenjta të vjetra dhe konkluzioneve të së Drejtës Islame ka ngjashmëri të çuditshme. Po qe se sot do të ekzistonin ekzemplarët origjinalë të Tevratit dhe Ungjillit si dhe tekstet e shenjta para tyre, do të viheshin re më shumë ngjashmëri dhe paralelizëm mes tyre dhe të Drejtës Islame. Ngjashmëritë në fjalë përbëjnë edhe përgjigje për hipotezën e historicizmit të Kur'anit."* (ibidem, f. 320 e në vazhd.)

Për më tepër informacion, shih. **Ömer Nasûhî Bilmen**, ibidem, vëll. I, f. 96 e në vazhd.







hammedit, krishterizmi është hequr nga fuqia prej vetë Zotit që e pati sjellë dhe vënë në fuqi. Për sa i përket burimit, prejardhjes, me formën e njohur sot, krishterizmi e ka humbur vetinë për të qenë hyjnor. Veç kësaj, ai ka qenë i mangët edhe për sa i përket përmbajtjes origjinale. Kurse Kur'ani i Shenjtë, me aspektin e vet si zbulesë përfundimtare e vullnetit hyjnor, jo vetëm është i plotë dhe i përkryer, por edhe, me anë të një garancie hyjnore, ka mbetur i virgjër nga shtrembërimi qysh katërmbëdhjetë shekuj e këtej, domethënë, është mbrojtur dhe do të mbrohet![87]

Si rrjedhojë e kësaj veçorie që po e shpjegojmë, gradët e profetëve nuk pranohen unikë dhe identikë. Ndërsa një pjesë e tyre quhen **"murselin"** (të ngarkuar me mision), disa të tjerë përmenden me atributin **"ulu'l-adhm"** (të vendosmërisë së lartë). Ndërsa disa kanë sjellë legjislacionin e tyre të posaçëm, pra, kanë qenë **"resul"**, të dërguar me ligj, të tjerë kanë qenë vetëm **"nebi"**, lajmëtarë.

Eshtë një e vërtetë historike se sot, krishterizmi ka marrë një entitet që s'ka të bëjë me bazën e vet origjinale. Rreth katër-pesëqind vjet pas **Hz. Isait**, hebrenjtë, me anë të një intrige djallëzore, e larguan atë nga monoteizmi duke e sjellë në një gjendje që të mos njihet më. Këto polemika fetare dhe ideore që u quajtën **"lufta e ikonave"** dhe që, me futjen e statujave dhe portreteve në kisha, sollën si konkluzion që **Hz. Isait** t'i atribuohet hyjnitet, janë jashtë tematikës sonë.[88]

---

87. **"Pa dyshim, Ne e kemi zbritur Fjalën** (Kur'anin) **dhe, pa dyshim, Ne jemi garant për të!"** (Kur'ani, Hixhr, 9)

88. Ungjilli që ndodhet në duar të krishterëve, përbëhet prej 66 broshurash. 39 prej këtyre janë tekste që hebrenjtë i quajnë **"të shenjta"**. Kësaj pjese që u përket atyre, hebrenjtë i thonë **"Tanah"**. Pesë broshura nga të "Tanah"-ut, duke ia dedikuar **Hz. Musait** (profetit Musa, Moisi), i quajnë, me një emërtim të përbashkët, **"Tora"** (Tevrat). Në këtë libër përmbahen, përveç historisë hebraike, edhe shumë konkluzione dhe urdhra apo, përgjithësisht, ligje, që nuk pajtohen me cilësinë e këtij libri të konsideruar si mesazh hyjnor. Ndërkaq, hebrenjtë, duke e konsideruar si diçka të sajuar pjesën prej 27 broshurash (**Testamentin e Ri**) të konsideruar si mesazh të **Hz. Isait** dhe të shtuar pjesës së tyre prej 39 broshurash (**Testamentit të Vjetër**), e kundërshtojnë dhe e hedhin poshtë.

Pjesa prej 27 broshurash (Testamenti i Ri) përbëhet prej katër ungjijve dhe 23 broshurash. Ungjijtë, kuptimi leksikor i të cilëve është **"myzhde"** (sihariq) janë shkruar shumë vjet pas vdekjes së profetit Isa (Jezus) nga katër persona të quajtur Mateu, Marku, Luka dhe Gjoni (Joani) dhe përmenden me emrat e tyre: Ungjilli i Shën Mateut, Ungjilli i Shën Markut, Ungjilli i Shën Lukës dhe Ungjilli i Shën Gjonit. Ndërkaq, nuk mund të thuhet se qoftë këta, qoftë apostujt dhe qoftë shkruesit e bro-







Edhe në kohën tonë hebrenjtë po i luajnë një lojë të dytë të madhe krishterizmit, **Dëshmitarët e Jehovait**. Dëshmorësia e Jehovait është, në të vërtetë, **një lëvizje që e shpjegon Ungjillin sipas Tevratit**. Me lëvizjen e Dëshmitarëve të Jehovait, hebrenjtë po e prishin edhe një herë tjetër përmbajtjen e krishterizmit. Me një indiferentizëm dhe shkujdesje të madhe, krishterët kanë vendosur në krye të çdo ungjilli Tevratin e shtrembëruar duke e quajtur **Testamenti i Vjetër** ose Dhjata e Vjetër, kurse Ungjillin, **Testamenti i Ri** ose Dhjata e Re. Dhe kjo ka formuar truallin e tradhtisë së quajtur "Dëshmitarët e Jehovait"![89]

Ja, për këtë shkak, edhe sikur t'i konsiderojmë si një të vetëm Tevratin me Ungjillin, prapë s'bëhet e mundur që krishterizmi të pranohet si një botëkuptim. Sepse edhe Tevrati nuk e ka atë përmbajtje që të mund ta rregullojë dhe shpjegojë Universin dhe jetën në tërësi. Të gjitha konsideratat që thamë për krishterizmin vlejnë njëlloj edhe për të. Kjo specifikë do të shtjellohet dhe shpjegohet në një formë më të zgjeruar më tej, me një pretekst tjetër.

Edhe nëse synimi që kanë ndjekur profetët është i njëjtë në themel dhe esencë, mes tyre ka dallime të ndryshme. Për shembull, për sa i përket tematikës, **Hz. Isai** (a.s.) është një ndër profetët me

---

shurave të tjera, njerëz që kanë jetuar në kohët e para të kësaj feje, e kanë shënuar mesazhin hyjnor identikisht siç e kanë dëgjuar nga **profeti Isa** (Jezus).

Në fakt, brenda një kohe të shkurtër, ekzemplarët e ungjijve të ndryshëm nga njëri-tjetri u shtuan aq shumë, saqë, për shqyrtimin e kësaj gjendjeje, në qytetin antik të Nicës (Izniku i sotëm në Turqinë aziatike) u mblodh në vitin 325 e.r. Koncili i Nicës i cili, pasi i shqyrtoi të gjithë ekzemplarët, vendosi t'i konsiderojë të vlefshëm vetëm katër ungjijtë e sipërpërmendur, kurse të tjerët, t'i djegë. Mirëpo disa prej ekzemplarëve të ungjijve të konsideruar si apokrifë dhe të djegur, ekzistojnë edhe sot me tekstin e plotë të tyre (si Ungjilli i Bernabeut), kurse disa të tjerë kanë mundur të arrijnë gjer në ditët e sotme vetëm me një pjesë të tekstit të tyre.

Nga ana tjetër, ungjijtë që kemi në dorë, madje personaliteti i **Hz. Isait** dhe jeta e tij, janë ende të debatueshëm. (shih. serinë e shkrimeve me titull **"Jesus König der Juden"** të botuar nga revista e njohur gjermane **Der Spiegel** nga numri i saj i gjashtë me datë 31 janar 1966 e tutje). Krahas kësaj, është e fiksuar me dëshminë e historisë se revelacioni hyjnor i drejtuar Profetit Muhammed, është shënuar në çast, kurse jeta e tij është shkruar hollësisht në veprat bio-bibliografike (sijer). Ndërkaq, si revelacioni hyjnor (Kur'ani) i mbrojtur me garanci hyjnore, ashtu dhe biografia e tij me të gjitha hollësitë, kanë arritur pa ndryshime dhe kontradikta gjer në ditët tona.

89. Ata që dëshirojnë të marrin më shumë njohuri mbi këtë specifikë, mund të shohin këto vepra:

**Prof. Dr. Hikmet Tanyu**: Yehova Şâhidleri, Ankara, 1980; **Gerçeği Bilelim: Yahova Şâhidlerine Nasıl Cevap Vermeliyiz?** (Ekip autorësh, İstanbul, 1971)







tematikë të kufizuar. Qëllimi dhe synimi kryesor në krishterizëm është kauza shpirtërore dhe purifikimi i zemrës, purifikimi sentimental. Prandaj, në krishterizëm sundon plotësisht pikëpamja spiritualiste. Kurse në Islam nuk ka ndonjë kufizim as në kohë dhe vend, as në tematikë. Islami bën rregullimin e tërë jetës dhe Universit i jep një shpjegim të shkëlqyer gjer në horizontin ku arrin njohja njerëzore. Kjo gjerësi (gjithëpërfshirshmëri) e Islamit shkon gjer atje, sa Profeti Muhammed (a.s.) ka thënë:

*"Kur Ademi ndodhej mes gjendjes shpirt dhe gjendjes dhé, unë isha profet (lajmëtar)!"*[90]

Nga ana tjetër, Hz. Muhammedi (s.a.s.) është **"i Dërguari** (me legjislacion) **tek dy popullatat"**[91], pra, profet i njerëzve dhe xhindve. Profeti Muhammed zotëron kompetencën e dërgesës profetike dhe legjislative për të gjithë njerëzit dhe xhindët. Nuk ka asnjë qenie të vetëdijshme të së shkuarës e të së ardhmes ndër njerëz dhe xhindë që të jetë përjashtuar nga pozicioni si bashkëbisedues i tij. Prandaj, të gjithë njerëzit dhe xhindët janë **"Bashkësi e Muhammedit"**[92]. Përgjithësisht, "Bashkësi e Muhammedit" quhen ata që e kanë pranuar ftesën e Muhammedit, Resulit ose të të Dërguarit të Allahut. Mirëpo, teorikisht, e gjithë bota njerëzore dhe e xhindve është bashkësi e Muhammedit. Prandaj, mes këtyre dy konsideratave bëhet një dallim: ata që i janë përgjigjur pozitivisht ftesës së Muhammedit ose e kanë pranuar ftesën e tij, cilësohen **"bashkësi e pranuar"**[93], kurse ata që ende nuk i janë përgjigjur pozitivisht ftesës së Muhammedit ose nuk e kanë pranuar ende ftesën e tij, cilësohen "bashkësi jo e pranuar" ose "bashkësi e ftuar"[94]. Prandaj, apelativi i përgjithshëm i Profetit Muhammed është *"Resuluththekalejn", "Resuli i dy popullatave: njerëzve dhe xhindve"*.

Të gjithë njerëzit dhe xhindët janë bashkësi e Muhammedit sepse janë bashkëbisedues të ftesës ose subjekte të cilëve u drejtohet

90. Tirmidhi, Menakib, 1.

91. Në origjinal: Rasûlü's-sekaleyn (arabisht: Resulu'th-thekalejn). Shën. i pë - kthyesit.

92. Në origjinal: Ümmet-i Muhammed. Shën. i përkthyesit.

93. Në origjinal: Ümmet-i icâbe, muslimanët njerëz dhe xhindë. Shën. i pë - kthyesit.

94. Në origjinal, përkatësisht: Ümmet-i gayri icâbe / ümmet-i dâvet, jomuslim - nët njerëz dhe xhindë. Shën. i përkthyesit.







ftesa islame e Muhammedit. Sipas kësaj, dërgesa muhammediane[95] i përfshin të gjitha qeniet e vetëdijshme edhe për sa i përket vendit (hapësirës). Dërgesa muhammediane i flet ose i drejtohet tërë njerëzimit, nga ekuatori në pole, dhe kjo do të vazhdojë gjer në kiamet. Në ajetet kur'anore thuhet:

**"Ne të dërguam ty vetëm si përgëzues dhe paralajmërues për të gjithë njerëzit, por shumica e njerëzve nuk e dinë këtë!"**[96]

**"Thuaju: "O njerëz! Pa dyshim, unë jam i Dërguari tek të gjithë ju i Allahut, Zotit të qiejve dhe tokës!"**[97]

Resulullahi, i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë kështu:

*"Unë u dërgova për të gjithë njerëzit dhe xhindët!"*[98]

Dërgesa muhammediane nuk është kufizuar as në tematikë. Në asnjërën prej feve të tjera, qofshin edhe ato qiellore, nuk ka një përsosmëri dhe gjerësi tematike të tillë. Sepse, në përputhje me ecurinë e zhvillimit shoqëror të arritur prej njerëzimit, Zoti i Botëve e ka përgjithësuar dhe përkryer kumtesën e vet të filluar qysh me **Ademin** (a.s.), njeriun dhe profetin e parë. Nga ky aspekt e hedhin poshtë krishterët pretendimin për një zhvillim dhe përparim të tillë në aktin e Allahut duke kundërshtuar se duhet të ketë qenë i privuar para saj. Mirëpo Ai është po Ai qysh në pafillimshmëri (eternitet-ezel). Zhvillimi dhe përparimi kanë ndodhur në reflektimin e vullnetit hyjnor në botën njerëzore. Ky është një eveniment cilësor që i ngjet metodës gradualiste të përdorur nga mësuesi duke i përçuar njohuritë e veta tek nxënësi fillestar. Domethënë se realizimi në këtë formë i dukurisë në fjalë është domosdoshmëri e një metode në akord me zhvillimin dhe përparimin e shënuar nga bashkëbiseduesi në kapacitet dhe potencë.[99]

95. Ose misioni profetiko-legjislativ i Muhammedit. Shën. i përkthyesit.

96. Kur'ani, Sebe, 28.

97. Kur'ani, A'raf, 158.

98. Ahmed b. Hanbel, V, 145; Bejhaki, Shuab, II, 177.

99. Qysh në krye të herës, krishterët e kanë kundërshtuar vazhdimisht pik - pamjen islame, sipas së cilës, Kur'ani është epror ndaj librave të tjerë qiellorë dhe më i përparuar se ta për sa i përket koncizitetit të shprehjes dhe legjislacionit të sjellë prej tij, duke pretenduar se "meqë librat hyjnorë janë akte të Zotit, kjo pikëpamje është absurde ngaqë nuk mund të mendohet përparim dhe përkryerje në aktet e Zotit". Mirëpo ky kundërshtim është i gabuar, sepse, nëse një dijetar zbret në nivelin







Siç e kemi thënë disa herë me radhë, Islamit nuk i është vënë e një të padituri me qëllim për t'ia treguar një çështje shkencore, kjo nuk është pasojë e pamjaftueshmërisë ose dobësisë së kompetencës së tij shkencore, por pasojë e rregullimit në mënyrë të vullnetshme të aktit të vet sipas nivelit të bashkëbiseduesit. Allahu i Gjithëmadhnueshëm, ndërsa nga **Ademi** (a.s.) e këtej, të gjitha çështjet që i përkasin bindjes fetare, i ka kumtuar me të njëjtën përmbajtje, në çështjet sociale ka ndjekur një metodë gradualiste në përshtatje me përparimin e shënuar nga njerëzimi të cilit i është drejtuar.

Ndërkaq, këtu, nuk mund të pretendohet për nevojën e një feje dhe profeti të ri me pretekstin se përparimi dhe zhvillimi i njerëzimit vazhdon, sepse çdo përparim nuk është i pafund. Qeniet ndodhen brenda një ndryshimi të pafund nga rënia në ngjitje dhe nga ngjitja në rënie. Kjo do të thotë se ngjitja (zhvillimi progresiv, përparimi) ndalon në një pikë (kulmore). Për shembull, fëmija nuk mund t'i mbathë në dhjetë vjeç këpucët që ka mbathur kur ka qenë pesë vjeç dhe nuk mund t'i mbathë në njëzet vjeç këpucët që ka mbathur në dhjetë vjeç. Mirëpo, meqë rritja e njeriut përfundon mesatarisht në 27 vjeç, njeriu mund t'i mbathë këpucët me të njëjtin numër që mbath në këtë moshë, gjer në fund të jetës, meqë pas moshës mesatarisht 27 (25-30)-vjeçare, rritja e tij merr fund. Të gjitha zhvillimet duhen matur me këtë logjikë.

Eshtë një e vërtetë absolute se, meqë Allahu i Gjithëmadhnueshëm ka deklaruar se nuk ka për të dërguar fe dhe pejgamber tjetër pas Islamit, Islami është parashtruar me një përmbajtje që t'u japë përgjigje zhvillimeve dhe përparimeve njerëzore që do të ndodhin gjer në kiamet. Eshtë për këtë arsye që Islami, duke hapur portën e **"ixhtihadit"** (ideatimit), ka ofruar, nën dritën e parimeve themelore të tij, një mundësi për t'i pajtuar ose vlerësuar me këtë logjikë risitë e sjella nga jeta që është dinamike.

Nuk janë të pakët fatkeqët të cilët, duke mos treguar konsideratë për të vërtetat logjike dhe fetare të parashtruara këtu qysh më sipër, akoma pretendojnë se do të mund të hyjnë në xhennet edhe si krishterë apo hebrenj dhe se këto dy fe me origjinë hyjnore nuk janë hequr nga fuqia. Baba-agai i kësaj skote të mbrapshtë, i cili është shtytësi dhe propoganduesi i këtij mendimi joislam dhe gjithsesi i quajtur dijetar fetar (!), është një person pervers me emrin **Omer Fevzi Mardin**. Ata që e shqyrtojnë veprën (!) e tij, **"Pozicioni fetar i jomuslimanëve"** (Müslüman Olmayanların din Durumları, İstanbul, 1952), të mbushur plot e përplot me mendime të shtrembra, përballen në të me pikëpamje që kundërshtojnë se Islami i ka shfuqizuar krishterizmin dhe hebraizmin. Ka edhe disa përkrahës dhe propagandues të rinj, të gjallë, të kësaj kauze të shtrembër, si **Bahaddin Sagllam**. Ky i fundit, për më tepër me anë të deklaratave të gënjeshtërta e të gabuara, nuk ka shpëtuar dot nga fatkeqësia për t'i treguar si dëshmitarë të kauzës së tij të shtrembër shumë dijetarë të mëdhenj të së kaluarës, madje, për të pretenduar se Ungjilli, ashtu siç është sot, është në fuqi dhe përbën një mrekulli. (shih. **Bahaddin Sağlam**: İlmî ve Edebî Açıdan İncil, İstanbul, 2004)

Këta nuk mendojnë aspak se, po të ishte e mundur hyrja në xhennet me një besim eventual me përmbajtjen që kanë krishterizmi dhe hebraizmi i sotëm, a do të krijohej nevoja logjike për zbritjen e Kur'anit dhe dërgesën profetike të **Muhammedit** (a.s.)? Apo mos kërkojnë t'i veshin Zotit ndonjë atribuim të dyshimtë sipas të cilit, mos qoftë e thënë, Zoti kryen akte të panevojshme ose merret me gjëra të kota?! Meqë çështjeve si kjo do t'u jepet përgjigjja e duhur në veprën tonë të ardhshme me titull **"Lëvizjet shtrembëruese nga e kaluara historike gjer në ditët tona"**, këtu po mjaftohemi vetëm me kaq shpjegim!







ndonjë kufizim as në tematikë. Islami ka shpjegime për tërë Universin dhe jetën.[100] Asgjë s'ka lënë jashtë fushës së interesimit pa e lidhur me një konkluzion vlere.[101] Ndoshta, fakti që disa konkluzione të këtij drejtimi, për shkak të domosdoshmërisë së mësimit përmendësh të Kur'anit, janë paraqitur në formë shumë të përgjithësuar, ka lindur nevojën e zgjerimit të detajuar dhe gjithëpërfshirës të tyre me anë të **ideatimeve** në atë mënyrë që esenca dhe logjika sunduese në ato konkluzione të përgjithshme të mbeten të pandryshuara. Në këtë kuadër, me qëllim që edhe një sërë procesesh të reja të mos mbeten jashtë trajtimit, porta e ideatimit (**ixhtihadit**) është mbajtur hapur për kompetentët gjer në kiamet. Ja, pra, specifika që e bën Islamin një botëkuptim të pashoq, është fakti cilësor që Islamit nuk i është vënë asnjë kufizim në tematikë. Është si rezultat i faktit që botëkuptimit islam nuk i është vënë asnjë kufizim në tematikë, që botëkuptimi islam ka përgjigje për çdo pyetje që mund të sjellë ndërmend truri njerëzor dhe që përgjigjet të jenë jashtëzakonisht në akord me parimet që botëkuptimi islam i ka marrë si bazë për vete,

---

100. **"Ja, pra, Ne e treguam çdo gjë hapur!"** (Kur'ani, Isra, 12) **"Pa d - shim, Ne u dhamë njerëzve në këtë Kur'an çdo lloj shembulli në mënyrë që të marrin këshillë!"** (Kur'ani, Dhumer, 27)

101. Nuk është e drejtë as nëse formohet konsiderata sikur nuk pajtohet me disa parime besimore themelore të shfuqizuara. Kështu, parimet themelore të akaidit (doktrinës) sunnit mund të radhiten në këtë mënyrë:

a) Me pranimin e ekzistencës dhe unitetit të Zotit, të mos i atribuohen aAtij akte dhe cilësi që nuk pajtohen me madhështinë e tij.

b) Të besohet në ekzistencën e një Krijuesi të Lartë në atë mënyrë që është karakterizuar nga Allahu dhe i Dërguari i Tij.

c) Mbi ajetet muteshabih (të figurshme) – veçanërisht për popullin e thjeshtë – të pranohet paaftësia e njeriut, të heshtet me gojë e me zemër dhe të ruhet me zemër nga ndjeshmëria dhe me mendje nga arsyetimi mbi to.

d) Duke u mjaftuar me ato çka deklarohen në Kur'an dhe hadithe, të mos hyhet në rrugën e thellimit dhe zbërthimit të hollësishëm të tyre.

Le të vihet re se këto dy pikat e fundit i caktojnë kufij meditimit njerëzor, pra, mendjes, arsyes. Vetëm se kjo nuk do të thotë të nxirren konkluzione për një sërë çështjesh, por për t'u mjaftuar me ato që ka bërë të ditura Zoti. Në rast të kundërt, do të ndodhte që, siç bëjnë racionalistët, t'i njihej arsyes një fuqi e pakufizuar. Mirëpo u shpjegua disa herë gjer këtu se, në Islam, përballë të vërtetave të pafundme, arsyeja është **e mangët**.

Për shembull, në **"ngjarjen e miraxhit"**, Zoti tregon në suren Isra se e dërgoi Profetin nga **Qabja** në **Faltoren Aksa**. Përballë këtij konkluzioni të qartë, përpjekja logjike për të shpjeguar "se si ndodhi ky dërgim", duke mos u mjaftuar me ato çka deklarohen në ajet dhe hadithe, është përpjekje për të kërkuar hollësira dhe, prandaj, është ndaluar. Sepse është e pamundur që konkluzionet hipotetike dhe imagjinare që mund të arrihen me anë të imagjinatës mbi këtë çështje, të jenë të shmangura nga gabimet!







domethënë, që botëkuptimi islam nuk përmban në vetvete asnjë kundërshti (kontradiktë).

Nga ana tjetër, disa botëkuptime, madje, disa pikëpamje filozofike që nuk janë botëkuptime, por që kanë dalë në shesh me pretendimin për ta analizuar dhe rregulluar një fragment të jetës, e shpjegojnë çdo gjë me një shkak të vetëm. Këto quhen **"teori moniste"**. Kurse Islami është dualist në shpjegimin e Universit dhe dukurive. Kështu, cilësitë esenciale që e dallojnë dhe e diferencojnë Islamin nga botëkuptimet e tjera, janë, e para, **"hyjniteti"** dhe, e dyta, **"dualizmi"**.







B. DUALIZMI

Në vështrimin islam, ky Univers është krijuar mbi kundërshtitë (kontradiktat). Në këtë Univers, çdo gjë, si i vërtetë-i shtrembër, i përkohshëm-i përjetshëm, i ngrohtë-i ftohtë, dritë-errësirë, etj., konsiderohet e qenë me të kundërtën e saj. Në Universin i cili është trupëzuar me shfaqjen e emrave hyjnorë të Allahut të Gjithëmadhnueshëm, eliminimi i kundërshtive është i pamundur. Sepse kundërshtia në fjalë është një specifikë themelore e realizuar me anë të caktimit hyjnor. Siç dihet, sipas atributeve të tij, Allahu është **"xhamiul ezdad"** (bashkuesi në vetvete i të gjitha kundërshtive). Edhe **"Hajj"** (jetëdhënës) është atributi i tij, edhe **"Mumit"** (vdekjedhënës). Edhe **"Hádí"** (orientues) është atributi i tij, edhe **"Mudill"** (çorientues)!

Meqë "masivaullah" (përveç Allahut, çdo gjë tjetër e krijuar pas) është trupëzuar (ka marrë formë, ekzistencë) me anë të sintezës së shfaqjeve hyjnore, kjo **kundërshti** (kontradiksion) është veçori themelore e Universit. Meqë edhe atributi, ashtu si e vërteta e individualitetit, është i paraqenë (ebedi) dhe i pasqenë (eternal-ezeli), kjo kundërshti është e qëndrueshme për sa kohë që të ekzistojë Universi, nuk eliminohet.

Eshtë si rrjedhojë e kësaj që "hajrihi ve sherrihi minallahi teala" (e mira dhe e keqja janë prej Allahut të Lartë) është një parim besimi. Domethënë, se edhe e mira, edhe e keqja trupëzohen (marrin formë, ekzistencë) në një akt me anë të atributit **"Halik"** (krijues) të Allahut. Zoti i cili e ka pëlqimin vetëm te e mira, kurse vullnetin, edhe te e mira, edhe te e keqja, e ka paracaktuar funksionin e Universit në trajtën e cilësive të kundërta dhe në atë trajtë e ka formuar Universin. Kështu, në ajetin kur'anor thuhet:

**"Ne e krijuam çdo gjë çift..."**[102] Mashkull-femër, ftohtë-ngrohtë, i bukur-i shëmtuar, etj. Shkurt, në këtë Univers, kundër-

102. Kur'ani, Dharijat, 49.







shtia (kontradikta, kontradiksioni) është edhe esenciale, edhe e qëndrueshme.

Çdo botëkuptim u drejtohet qenieve që zotërojnë aftësi njohëse. Qeniet me aftësi njohëse që Islami u ngarkon përgjegjësi, janë njerëzit dhe xhindët. Njohja e njerëzve dhe e xhindve është krijuar me cilësinë që të mund ta konceptojë (ta rrokë) të vërtetën vetëm në sajë të kundërshtive. Sa më e qartë të jetë kundërshtia (kontradikta, kontrasti), aq më e kulluar është njohja. Po qe se mbi një dërrasë të zezë hiqen dy vija, njëra e bardhë dhe, tjetra, gri, natyrisht që vija e bardhë, kontrasti i së cilës me dërrasën e zezë është i plotë (plotësisht i qartë, plotësisht i dukshëm), do të duket në mënyrë më të qartë, më të kulluar. Kurse lepurin e bardhë që ecën mbi dëborë, mund të mos e dallojnë as sytë më të mprehtë. Duke e bërë shpjegimin e sistemit të ngritur dhe e botëkuptimit të sjellë prej tij, Islami e merr parasysh këtë realitet dhe shpjegimet e veta i ngre mbi kundërshtitë. Sepse, në vështrimin islam, njohja e personave përgjegjës dhe bashkëbisedues është e pajisur me kapacitetin dhe potencën për të konceptuar vetëm me anë të së kundërtës. Në Islam, edhe besimi themelor para Allahut është i një entiteti që e bën të detyrueshëm këtë pikëpamje.

Sipas Islamit, Allahu është **“xhamiul ezdad”** (bashkuesi në vetvete i të gjitha kundërshtive). Ndërsa në botën tonë, cilësitë e kundërta nuk mund të qëndrojnë bashkë, por e shtyjnë njëra-tjetrën, me fjalë të tjera, janë të pajisura me prirjen për ta asgjësuar njëra-tjetrën, në Individualitetin Hyjnor janë, nëse mund të shprehemi kështu, në gjendje qetësie, pothuajse sikur e fshehin njëra-tjetrën. Krejt si cilësitë **“ftohje”** dhe **“ngrohje”** që janë të pranishme në elektricitet dhe shfaqen sipas kapacitetit të aparateve konsumatore. Ndërsa në fushën e shfaqjes së tyre, e asgjësojnë njëra-tjetrën ose ia zënë vendin njëra-tjetrës nëse ndodhen në të njëjtin vend, në burimin ose prejardhjen e tyre, një veçori e tillë nuk vihet re.

Shkaku i kësaj është se në këtë Univers ekziston prirja e njësimit (identifikimit), gjë që është rezultat i faktit që origjina e qenies (ekzistencës) është “një” (e vetme). Për shembull, po qe se në një skaj të dhomës zbrazim një shishe lëngu aromatik, në dhomë zhvillohet një kalim i aromës nga pjesa me dendësi më të madhe, në pjesët me dendësi më të vogël gjersa çdo molekulë e ajrit të ketë përvetësuar të njëjtën dendësi arome. Po qe se në një gotë ujë hedhim pak sheqer apo kripë do të ndodhë tretja e tyre në ujë, domethënë, do







të zhvillohet e njëjta shpërndarje e molekulave të sheqerit ose kripës nga një zonë me dendësi më të madhe, për në një zonë me dendësi më të vogël gjersa dendësia e sheqerit ose kripës të bëhet e njëjtë në tërë sasinë e ujit.

Ngaqë truri i njeriut është i aftë të mendojë dhe të arrijë te e vërteta me anë të mbresave që merr nga bota që e rrethon, Zoti ka krijuar shfaqjet e zbritura në këtë botë në nivelin e konceptueshmërisë njerëzore, të të vërtetave të pranishme në nivelin e vet hyjnor. Eshtë për këtë arsye që ne jemi të detyruar ta pohojmë dhe pranojmë Individualitetin Hyjnor të pakufizuar në kohë dhe hapësirë ndërsa mendimi njerëzor është i kufizuar në kohë dhe hapësirë. Sepse është e konfirmuar që njerëzit dhe xhindët si qenie të vetëdijshme, me mbresat e marra brenda kohës dhe hapësirës, mund të arrijnë tek të vërtetat e një bote jashtë kohës dhe hapësirës – me sa kanë mundësi – vetëm duke kaluar nga vepra te autori.

Mundësia për t'i përdorur me një pedantizëm laboratorik – me qëllim për ta besuar Allahun – mbresat e vullnetit hyjnor në Univers, nga krahët shumëngjyrëshe të fluturave me disa ditë jetë, gjer në yjet e pafund që stolisin qiellin, të vërtetat mundësisht të arritshme të makro dhe mikrokozmosit, është emërtuar qysh në krye të herës, në literaturën fetare, si **"tahkikí iman"** (besim analitik).[103]

---

103. Metodat dhe rrugët islame për të arritur tek besimi analitik (tahkikí iman), mendimtari i madh **Ismail Fenni Efendi** i përmbledh në këtë mënyrë:

"Ekzistenca, domethënë, qenia, ndahet në dy lloje: qenie e domosdoshme (vâcib vücud) dhe qenie e mundshme (mümkün vücud).

Qenie e domosdoshme është qenia me ekzistencë të domosdoshme, mosqenia e së cilës është e pamundur të mendohet. Ndërkaq, domosdoshmëria është ose e vetvetishme (bizâtihî), ose e jashtme (bigayrihî). Domosdoshmëria e vetvetishme e ka ekzistencën në vetvete, kështu që supozimi i mosekzistencës së saj është i pamundur, është absurd. Domosdoshmëria e jashtme e ka ekzistencën të varur nga një gjë tjetër, kështu që, supozimi i ekzistencës së pavarur të saj është i pamundur, është absurd. Për shembull, djegia (ose ndezja) si rezultat i bashkimit (fizik ose kimik) të dy trupave, njëri i i djegshëm (i ndezshëm) dhe tjetri, djegës (ndezës), është një proces fiziko-kimik që ekziston jo në vetvete, por në vartësi të bashkimit (fiziko-kimik) të dy qenieve (elementëve ekzistues), pra, procesi i djegies (ose ndezjes) është domosdoshmëri e jashtme. Ky proces është i paevitueshëm, pra, i domosdoshëm, kur krijohen kushtet përkatëse, ndërkaq që, paevitueshmëria dhe domosdoshmëria e tij varet nga krijimi i atyre kushteve përkatëse.

Qenia e mundshme është e tillë që supozimi edhe i mosqenies (mosekzistencës), edhe i qenies (ekzistencës) së saj, nuk çon në absurditet; është e tillë që edhe ekzistenca, edhe mosekzistenca e saj nuk është e domosdoshme, pra, edhe mund të ekzistojë, edhe mund të mosekzistojë); është e tillë që ekzistenca me mosekzistencën







e saj (mundësia e ekzistencës së saj me mundësinë e mosekzistencës së saj) janë në raport të barabartë.

Po qe se një qenie ekziston, është ose e domosdoshme, ose e mundshme. Po qe se qenia është e domosdoshme, shfaqet domosdoshmëria e ekzistencës së saj dhe kjo qenie është Allahu (Zoti) me ekzistencë në vetvete.

Po qe se qenia është e mundshme, është e detyrueshme dhe e paevitueshme që ajo të përfundojë në një qenie të domosdoshme, sepse secila nga qeniet e mundshme në vetvete, ka nevojë për një shkak që të ekzistojë. Si vazhdimi i veprimit të këtij shkaku në mënyrë të pafundme në të njëjtin drejtim, ashtu dhe fundi i tij, është i pamundur në qark të mbyllur, sepse e njëjta gjë nuk mund të jetë edhe shkaku, edhe pasoja e vetvetes.

Fakti që Allahu (Zoti) është qenie e domosdoshme, është vërtetuar me rrugë të ndryshme nga kelamistët (apologjetistët) në veprat e kelamit ose apologjetikës islame.

**a) Rruga e akcidencës (hudûs)**: Kjo gjithësi është sintezë e lëndës me trajtën (formën). Lënda me trajtën (formën), që të dyja janë akcidenciale, pra, jo të paraqena, por të krijuara pas. Sipas kritereve racionale, çdo gjë që është akcidenciale ka nevojë për ekzistencën e një akcidenciuesi (muhdis) ose krijuesi. Prandaj edhe gjithësia ka nevojë për një akcidenciues (muhdis) ose krijues që është Allahu i Lartë (Zoti).

**b) Rruga e mundësisë (imkân)**: Kjo gjithësi është formuar nga trupa fizikë të mundshëm. Kështu, për të zgjedhur për çdo trup dhe për tërë gjithësinë mundësinë e ekzistencës ndaj mosekzistencës së tyre, është dashur ndërhyrja e një agjenti (me qenie të domosdoshme, të pavarur, në vetvete) të jashtëm zgjedhës dhe shtytës për të bërë zgjedhjen midis dy alternativave dhe, pastaj, për t'i dhënë ekzistencë trupit përkatës. Ky agjent është Allahu i Lartë (Zoti).

Të gjitha qeniet e mundshme, të cilat janë shkaku dhe pasoja e njëra-tjetrës, nuk mund të formojnë një varg të pafund me kahje për nga e shkuara. Që ky varg shkaqesh dhe pasojash të ndërrueshme në mënyrë të njëpasnjëshme që zgjaten drejt së shkuarës të ndërpritet në një pikë fillestare, duhet të ekzistojë një shkak i parë ose një qenie e domosdoshme ekzistente në vetvete, pra, pa fillim, jashtë këtij vargu. Për shembull, ne kemi ardhur në këtë botë nga një nënë dhe baba. Edhe secili prej tyre ka ardhur në këtë botë nga një nënë dhe baba e kështu me radhë. Por në këtë mënyrë mund të shkohet vetëm gjer në një pikë, ku duhet qëndruar dhe duhet kërkuar shkaku i vërtetë, Allahu i Lartë (Zoti).

**c) Rruga e urtësisë dhe dobisë ose e Mirësisë Hyjnore (Hikmet, Maslahat / İnâyet-i İlâhiye)**: Në këtë gjithësi shohim interesa të panumërta, urtësi, mjete plotësisht të përshtatshme për një sërë dobish, që lënë të çuditur mendjen dhe filozofët. Në këtë gjithësi nuk ka gjë të kotë. Çdo gjë është krijuar me vend, ashtu siç duhet. Për shembull, askush s'mund të thotë se pse i ka sytë nën vetulla e jo nën këmbë, ose pse ka dy krahë e jo një, ose pse s'i ka këmbët mbi kokë, etj. Arsyeja e shëndoshë nuk e pranon që të gjitha këto të jenë krijuar rastësisht në mënyrë kaq të përkryer. Prandaj këto janë patjetër vepra të fuqisë së një Krijuesi të Urtë, i cili është Allahu i Lartë (Zoti).

**d) Rruga e shumëllojshmërisë së shpikjes dhe gjenezës (İhtirâ, İbdâ)**: Tek lulet, pemët dhe bimët e tjera që mbijnë nga e njëjta tokë, që thithin të njëjtin ajër, që marrin të njëjtat rreze drite e ngrohtësie dhe ujiten me të njëjtin ujë, shihen trajta dhe ngjyra të ndryshme, ndjehen lloj-lloj aromash dhe shijesh, që herë-herë janë të kundërta me njëra-tjetrën. Arsyeja e shëndoshë kurrë nuk dyshon se pro-







Ndërkaq, ndërsa në vështrimin e Islamit, Universi me tërë ekzistencën e vet – me të mirën dhe të keqen – është identitet i një shfaqjeje ose sinteze të atributeve hyjnore, në botën tonë të kufizuar në kohë dhe hapësirë, shfaqja e Individualitetit Hyjnor nuk është e pranishme, sepse ky Univers nuk është i krijuar i përshtatshëm për shfaqjen e Individualitetit Hyjnor, me cilësinë për ta duruar shfaqjen e Individualitetit Hyjnor. Prandaj, Individualiteti i Allahut është i panjohshëm dhe i papërfshirshëm për njerëzit dhe xhindët, është i fshehtë. Sepse ne e kemi të pamundur që, në këtë botë ku jetojmë, të mund t'i marrim ato mbresa që do të na jepnin mundësi për ta njohur Individualitetin e Tij. Ne e pranojmë ekzistencën e Individualitetit Hyjnor vetëm duke u nisur nga shfaqjet e atributeve hyjnore dhe, në këtë pranim, cilësinë e **"të Vërtetës së Individualitetit"** të Tij ia lëmë Atij, pa e vënë në diskutim.

Siç e prekëm edhe më parë, për ta shprehur këtë të vërtetë, në bindjen islame, ndër atributet e Allahut përmendet atributi **"muhalefetun lil havadith"** (i kundërt me krijesat) dhe, ndër parimet e saj, lidhur me këtë atribut, parimi se Allahu (Zoti) është i ndryshëm nga të gjitha qeniet e krijuara[104]. Nga ana tjetër, megjithëse ndodhemi në pozitën për t'i pranuar dhe për t'ia atribuar Allahut shfaqjet në miniaturë në këtë Univers të atributeve të Tij, si Ekzistencë, Fjalë, Dëgjim, Shikim[105], etj., është mbajtur parasysh vazhdimisht se atributet në fjalë janë zbritur në nivelin e njohjes sonë, se ato çka shohim ne janë shfaqje të këtyre atributeve, kurse origjinalet e tyre i duhen lënë diturisë hyjnore.

---

dhimi nga e njëjta ose nga të njëjtat lëndë të përbashkëta i kaq shumë gjërave të të ndryshme në lloj dhe cilësi, është patjetër vepër e fuqisë së Krijuesit të Urtë!

Le ta shtjellojmë pak më gjerë këtë argument. Në këtë gjithësi, ne shohim se të gjitha sendet nuk zotërojnë qenie të domosdoshme, por janë të mundshme, domethënë, qenien e marrin nga një send tjetër. Madje, ashtu siç do të deklarohet më tej, e dimë se të gjithë trupat kanë dalë nga fuqia. Po të mos ishte fuqia, domethënë, kjo qenie e domosdoshme, do të shfaqej domosdoshmëria për ta pranuar se materia është shfaqur në një çast nga hiçi, domethënë, pa praninë e asnjë qenieje dhe fuqie. Mirëpo hiçi është hiç, nuk ekziston, prej tij asgjë nuk fiton ekzistencë!" (Shih**. İsmail Fennî Ertuğrul**: İman Esasları Hakkında Suâllere Cevaplar (Küçük Kitapta Büyük Mevzûlar), İstanbul, 1978, f.? e në vazhd. Veçanërisht, për hollësi, mund të shihet edhe vepra tjetër e të njëjtit autor, me titull "Materyalizmin İflâsı ve İslâm", vëll. I, İstanbul, 1996.

104. I ndryshëm nga qeniet e krijuara pas, akcidenciale. Shën. i përkthyesit.

105. Në origjinal, respektivisht: Vücûd, Kelâm, Semî, Basar. Shën. i përkthyesit.







Për shembull, atributi hyjnor **"qenie"**, për të mund ta shprehur dallimin mes përdorimit të tij për Allahun dhe përdorimit të tij në kushtet e kësaj bote, përmendet si **"qenie absolute"**[106]. Ndërsa qenia që mundemi ta njohim ne, është **"qenie e kushtëzuar"** ose **"qenie relative"**[107], me qenien e Allahut (Zotit) kanë vetëm përbashkësi në emërtim, në entitet janë të ndryshme në nivel përtej përfytyrimit. Ja, pra, siç u pa në këtë shembull, njeriu i cili mundet t'i konceptojë – në një masë të caktuar – shfaqjet e atributeve të Allahut që i kanë dhënë ekzistencë këtij Universi, në besim, duke mos e quajtur kompetente arsyen mbi entitetet absolute të tyre në Individualitetin hyjnor, parapëlqen të heshtë. Më tej, kjo pikëpamje që na e ofron neve konsiderata mistike, nuk bie në kundërshtim me pikëpamjen themelore, sipas së cilës Islami ka, për mendimin njerëzor, një përgjigje për çdo pyetje që mund të vijë ndërmend. Sepse kjo situatë cilësore, duke mos qenë një lënie jashtë fuqie (konkluzioni) të Individualitetit Hyjnor, është, prapëseprapë, një konkluzion sipas të cilit, Individualiteti Hyjnor nuk mund të konceptohet në mënyrë absolute.

Mbështetja kur'anore për të gjitha këto që thamë, është konkluzioni **"Len teráni"** (mua s'mund të më shohësh) i dhënë kërkesës së **Hz. Musait** për ta vështruar dhe njohur Zotin me shfaqjen e Individualitetit të Tij, si dhe rrëzimi dhe humbja e ndjenjave nga ai profet i vendosmërisë së lartë përballë reflektimit në mal të një shfaqjeje të vogël të Individualitetit hyjnor.[108] Kjo i ngjet, në botën tonë,

---

106. Në origjinal: Vücûd-i mutlak. Shën. i përkthyesit.

107. Në origjinal, respektivisht: Vücûd-ı mukayyed, vücûd-i izâfî". Shën. i pë - kthyesit.

108. Kur **Hz. Musai** deshi ta shihte Zotin, mori këtë përgjigje: **"Ti nuk mund të më shohësh mua! Shih nga mali dhe, në qoftë se mali do të mund të qëndrojë në vend, edhe ti do të mund të më shohësh mua!"** (Kur'ani, A'raf, 143) Pastaj nga forca impresionuese e shfaqjes hyjnore, mali u bë copë-copë, kurse **Hz. Musai** që nuk e përballoi dot ekstazën e asaj dukurie, u rrëzua pa ndjenja.

Disa komentues kanë thënë se ky ajet kur'anor nuk mund të bëhet argument se vëzhgimi i Allahut (rujetullah) nuk do të ndodhë. Sepse vëzhgimi (ru'jet: dukja, shikimi, vëzhgimi) është tjetër gjë, përfshirja (ihata) është tjetër gjë. Njohja (idrak) që do të thotë rrokje, përfshirje, është tjetër gjë.

Kështu, në hadithin profetik thuhet:

*"Siç e shihni hënën natën e katërmbëdhjetë të muajit, do ta shihni edhe Zotin tuaj!"* Kjo pikëpamje, sigurisht nuk nënkupton njohjen dhe përfshirjen e Zotit.

Sipas bindjes sunnite, në jetën pas ringjalljes, ahiret, Zoti do të shihet (vëzhgohet) nga robtë besimtarë, por nuk do të përfshihet (njihet) prej tyre. Sipas kësaj, kompetenca dhe potenca e robit në ahiret do të jenë të ndryshme në krahasim me







lëshimit në një llambë elektrike 110 vatëshe të një tensioni, ta zëmë, një mijë vatësh, për pasojë, plasjes së saj, ashtu siç do të ndodhte që, nga reflektimi mbi tokë i shfaqjes së Indidualitetit Hyjnor, do të asgjësoheshin si rregulli i kësaj bote, ashtu dhe njohja njerëzore. Shembulli i kësaj në jetën njerëzore janë delirantët mistikë[109].

Në të vërtetë, delirantët mistikë janë persona me arsye të dobësuar për shkak të tërheqjes hyjnore, por, në botën e zemrës, pra, të ndjenjave, gjithmonë të lidhur pas Zotit. Edhe nëse për sa i përket jetës njerëzore, përgjithësisht kanë rënë në një gjendje të papëlqyeshme e të kritikueshme, për sa u përket vëzhgimeve dhe përceptimeve sentimentale, kanë kapërcyer shumë njerëz të zakonshëm. Në pikën ku kanë arritur, ata janë sikur vullneti dhe aftësia zgjedhëse, përceptimi dhe aftësia kuptuese t'u kenë rënë nën një tension të lartë që e kapërcen për ta mundësinë e lejimit. Ky është edhe njëri nga shembujt në jetën njerëzore të dobësisë përballë shfaqjes së Ihndividualitetit Hyjnor dhe të vërtetave të tjera të ngjashme.

Në Universin e trupëzuar me shfaqjet e atributeve hyjnore, njeriu paraqet një entitet të zgjedhur.[110] Kjo cilësi e një qenieje me entitet të zgjedhur është e fiksuar me faktin që njeriu është e vetmja qenie e cila ka marrë pjesë nga të gjitha atributet hyjnore që përmbahen në Individualitetin Hyjnor, me përjashtim të atributeve **"eternal"** dhe **"krijues"**[111]. Është si rrjedhojë e kësaj që njeriu mbiquhet **"krijesë e nderuar"**[112]. Gjithashtu, si rrjedhojë e ngjashmërisë mes Universit dhe njeriut për shkak se Universi është trupëzuar, po ashtu, nga sintezat e të gjitha atributeve hyjnore, Njeriu pranohet si **"Esencë e Universit"**[113]. E njëjta e vërtetë, në letërsinë mistike ka rezultuar që njeriu të pranohet "Mikrokozmos"[114]. Prandaj dhe poeti gjigant i Letërsisë së Divanit, Sheh Galibi, ka thënë:

---

kompetencën dhe potencën e tyre në këtë botë. Që të mund t'i pranojmë të vërteta të tilla, Zoti i ka favorizuar njeriut në këtë botë si provë paraprake **gjendjen e ëndrrës**.

109. Në origjinal, mexhdhub: delirant mistik. Shën. i përkthyesit.

110. **"Me të vërtetë, Ne e krijuam njeriun në trajtën më të bukur!"** (Kur'ani, Tin, 4)

111. Në origjinal, përkatësisht: bekâ, hâlık. Shën. i përkthyesit.

112. Në origjinal: eşref-i mahlûkât. Shën. i përkthyesit.

113. Në origjinal: Zübde-i Kâinât. Shën. i përkthyesit.

114. Në origjinal: Âlem-i Sagîr. Shën. i përkthyesit.







Shihe me të mirë veten tënde se thelbi i gjithësisë je ti;
Njeriu, bebja e syrit të gjithësisë je ti...

Një përfundim i natyrshëm i tërë këtyre konsideratave, njeriu është i pajisur me shfaqje të kundërta, si e mira dhe e keqja. Kjo situatë cilësore që është domosdoshmëri e faktit që jeta e kësaj bote bart vetinë për të qenë një provë për njeriun, është një kriter themelor islam në analizën dhe vlerësimin e akteve njerëzore. Eshtë për këtë arsye që Islami nuk ia dedikon vetëm një faktori shkaqet që shtrihen nën sjelljet e njerëzve dhe nuk i shpjegon vetëm në një aspekt, por i mban parasysh së bashku të gjithë faktorët individualë dhe shoqërorë dhe të gjithë këtyre faktorëve u cakton një vlerë sipas gradës së rëndësisë që kanë.

Për shembull, filozofi hebre **Frojd** (1856-1939) zbuloi instinktin seksual, kuptoi vlerën dhe efektin e tij mbi personalitetin e njeriut dhe u përpoq ta shpjegojë jetën e njeriut të mbështetur vetëm mbi këtë shkak. Megjithëse ky konstatim i **Frojdit** nuk është i gabuar në nivelin më të ulët, më tej, për shkak të qëndrimit të pakufizuar të Frojdit në përgjithësim, ndërsa konstatimi i tij qe i drejtë në fillim, në fund mori një përmbajtje të gabuar. Frojdi shkoi gjer atje sa të pretendonte se i vetmi faktor, shkaku i vetëm dhe përfundimtar që shtrihet edhe nën sjelljet individuale, edhe nën sjelljet shoqërore, është instinkti seksual. **Frojdi** arriti të përçartej gjer atje sa ta shpjegonte çdo ngjarje, nga mëkimi i foshnjës me gji, gjer në luftërat mes shteteve, me nevojën dhe shtytjen e instinktit seksual. Nga ky aspekt, Frojdi është bartësi dhe mbrojtësi i një pikëpamjeje të mangët e të shtrembër e cila ia ul vlerën njeriut, e cila e rrëzon dinjitetin e njeriut nën nivelin e kafshëve[115], e cila e sheh njeriun vetëm si një strukturë biologjike dhe elementin sundues në këtë strukturë e shpjegon me një faktor të vetëm.[116]

Kurse Islami s'ka të bëjë me gabime të tilla. Duke i pranuar të gjithë faktorët si pjesë të jetës, Islami i kufizon siç e vlejnë dhe i

---

115. Në ajetin kur'anor 179 të sures Araf është shprehja **"belhum edal"** (më poshtë se kafshët).

116. Duke pranuar se, në qoftë se dëshirat seksuale nuk plotësohen lirisht, të pakufizuara nga asnjë kusht, grumbullohen në nënvetëdije dhe e sëmurin njeriun, **Frojdi** parashtroi, për mjekimin e kësaj gjendjeje, një mënyrë terapie të quajtur **"psikanalizë"**. Eshtë e çuditshme që të gjitha pikëpamjet që kanë futur intrigën në gji të njerëzimit janë po të filozofëve me origjinë çifute si **Frojdi**: **Darvini, Karl Marksi, Ogyst Konti, Durkheimi**, etj.







jep secilit vendin e vet pa u dedikuar rëndësi të tepërt, më shumë se ç'duhet. Ky shembull është i mjaftueshëm për ta rrokur entitetin edhe të pikëpamjeve të tjera filozofike të ngjashme. Sepse të gjitha sistemet jashtë Islamit janë produkte të njohjes njerëzore. Kjo njohje si dhe dituria si rezultat i saj, janë të kufizuar. Kurse dituria hyjnore, meqë përfshihet në esencën e fshehtë e të dukshme të të vërtetës, është e përkryer. Edhe sistemet e parashtruara nga dituria njerëzore e mangët, logjikisht dhe domosdoshmërisht, në mënyrë të natyrshme, janë të dënuara të mbeten të pamjaftueshme në përballimin e nevojave të njeriut dhe në arritjen tek të vërtetat.

Sistemet jashtë Islamit i kanë dhënë peshë vetëm njërës: ose materies, ose idesë. Sistemet si kapitalizmi dhe komunizmi nuk e shohin anën shpirtërore të njeriut. Ato e konsiderojnë njeriun thjesht një strukturë biologjike, të zhveshur nga shpirti dhe vlerat ideore e moralo-shpirtërore. Kurse Islami që ka një pikëpamje dualiste, i trajton së bashku shpirtin me trupin. Edhe hebrenjtë dhe krishterët e ditëve të sotme nuk e kanë ruajtur dot ekuilibrin mes shpirtit dhe trupit dhe kanë rënë në një gabim të tmerrshëm që e rrënon njeriun, siç është dedikimi rëndësi të tepërt, më shumë se ç'duhet, domosdoshmërive materiale.[117] Kurse Islami, duke ruajtur ekuilibrin botë

117. Rreth dyzet vjet më parë ndodhesha në Gjermani për të mbajtur një ko-ferencë para punëtorëve. Në atë mes, njëri nga studentët universitarë me të cilët u takova dhe bisedova, më tregoi një ngjarje interesante që i kishte ndodhur, e cila ishte shembulli më i mirë që tregonte për falimentimin e jetës moralo-shpirtërore në Botën Perëndimore ku kishte ardhur në gjendje përfundimisht të pandreqshme pas fitores së nevojave dhe domosdoshmërive materiale.

Ky student i cili kishte shkuar në Gjermani për studime universitare, në fillim ishte dërguar në Institutin **Goethe** për të mësuar gjuhën. Studenti i cili kishte shkuar në Gjermani pa pasur njohuri fetare, sidoqoftë, e dinte nga tradita se mishi i derrit ishte i ndaluar për muslimanët, se ngrënia e tij kishte disa rreziqe. Prandaj u kishte thënë me vendosmëri administratorëve të institutit:

"Unë nuk i ha gjellët tuaja se ju përdorni mish derri, prandaj duhet të ma njihni të drejtën për të kërkuar ushqim të veçantë!" Natyrisht, i riu nuk e dinte ende se ngrënia e gjellëve të perëndimorëve nuk paraqiste rreziqe vetëm për shkak të përdorimit të mishit të derrit, prandaj dhe kishte këmbëngulur në këtë pikë. Duke mos e thyer dot këmbënguljen e tij, administratorët e kishin çuar studentin tek drejtori. As drejtori nuk e kishte pranuar kërkesën e të riut turk dhe, për më tepër, e kishte qortuar me këto fjalë:

"Këtu kanë ardhur e shkuar shumë studentë turq, por asnjëri nuk ka paraqitur ndonjë kundërshtim të tillë. Ku e nxorre ti këtë?"

Në atë mes, një shok i drejtorit që i ndodhej pranë, kishte ndërhyrë dhe kishte thënë:







dhe përjetësi (ahiret), shpirt dhe trup, materie dhe ide, ka vazhduar

"Zoti drejtor! Po i bëni padrejtësi këtij djali. Ai kërkon t'i ruajë bindjet e veta dhe të jetojë sipas tyre. Kjo është diçka që ne, evropianët nuk e bëjmë dot. Ca ditë më parë lexova një shkrim në gazetën e papatit. Atje thuhej: "Ne (perëndimorët), sa më shumë që përparuam në teknikë dhe teknologji, aq më shumë u larguam nga feja jonë, u bëmë egoistë dhe materialistë. Kurse, këto kohë, turqit po përpiqen të ecin në teknologji me hapin e kohës, vetëm se, duke u përpjekur ta bëjnë këtë në përputhje me fenë e tyre. Dhe po qe se ia arrijnë të përparojnë në teknologji duke i ruajtur vlerat moralo-shpirtërore, do të bëhen shembull së pari për ne, evropianët, pastaj edhe për të gjithë botën! Edhe tek ky i ri unë vura re të njëjtën ndjeshmëri për të cilën bëhej fjalë në gazetën e papatit. Vitin e kaluar shkova në Turqi. Në ballë të çdo makine shkruhej një fjalë: **"Mashallah"**. Në fillim e pandeha këtë fjalë si emërtim të ndonjë kompanie. Por s'kishte qenë ashtu! Shoferi i taksisë ku hipa, e rrotulloi çelësin e motorrit duke e përmendur emrin e Allahut, Zotit. E pyeta shoferin se ç'kuptim kishte kjo. Ai më tregoi se e fillonte çdo punë duke e përmendur emrin e Zotit. Prej tij mësova se turqit, kur blinin një makinë të re, bënin një fli që i thoshin kurban dhe e kalonin makinën mbi gjakrat e kafshës së therur duke bërë lutje që të mos u ndodhte ndonjë aksident. Prandaj, duhet të tregoheni tolerant ndaj këtij studenti që është djali i një populli të tillë!"

Pas atij shpjegimi, drejtori kishte urdhëruar që studentit t'i jepej nga ushqimi i të sëmurëve të shtruar në infermierinë e Institutit, sepse të sëmurëve nuk u jepkëshin mish derri me mendimin se nuk është i shëndetshëm për ta!

Me të vërtetë, si gjermanët, ashtu dhe tërë perëndimorët i dinë shumë mirë rreziqet e mishit të derrit. Në bibliotekën time kam një libër gjermanisht me titull **"Schwienflash und Gesundheit"** (Mishi i derrit dhe shëndeti). Në të, rreziqet e mishit të derrit tregohen më me hollësi se ç'i dimë ne!

Qysh prej shekujsh, kombi turk e ka bërë plotësisht të vetën mendësinë islame dhe, në lidhje me pranimin e çdo gjëje të drejtë, ka përvetësuar parimin, sipas të cilit, **"urtësia është malli i humbur i muslimanit"**, domethënë, muslimani, kudo që e gjen urtësinë, e merr si të ishte malli i atij vetë! Prandaj nuk është lëkundur për ta pranuar të renë e drejtë dhe me interes. Pra, duke e peshuar me Islamin çdo mendim dhe qëndrim praktik të ri që i është propozuar, kurrë nuk e ka përvetësuar pa e vërtetuar në mënyrë të palëkundshme përputhjen e tyre me Islamin. Edhe kur njeriut turk i është imponuar vërtetimi i përputhjes së diçkaje me Islamin dhe është shtrënguar të bindet por me ndërgjegje të pakënaqur, për pasojë, opozicioni në vetvete i ka mbetur i pandryshuar dhe e ka ruajtur gjithmonë në vetvete dëshirën që, në rastin më të parë, ta ndërrojë një parim ose mënyrë veprimi të pavërtetuar në përputhshmërinë me Islamin, me një parim dhe mënyrë tjetër veprimi që përputhje me Islamin, gjë që ende ruhet, pak a shumë, po ashtu.

Ndryshe nga **rebelët laicistë** të paditur e moskokëçarës që ende nuk duan ta shohin këtë të vërtetë, **Sava Pasha** me origjinë greke, të cilin, i ndjeri **sulltan Abdylhamiti II** pati qenë i detyruar nga rrethanat e periudhës së pas Tanzimatit, ta sillte në krye të ministrisë së punëve të brendshme, e shpreh këtë të vërtetë në atë mënyrë që do t'i bëhej vëth në vesh çdo qeveritari turk:

"...Ja, është për të gjitha këto arsye që këtë përpjekje modeste (veprën e vet mbi të Drejtën Islame), duke ndjerë krenari se ka për të hapur një horizont të ri, po ia ofrojmë dijes së dijetarëve euvropianë dhe, shpresojmë se, me këtë, do të tërheqim vëmendjen e tyre mbi burimet e të Drejtës Muhammediane, si dhe mbi specifikën se në ç'mënyrë është sajuar kjo e Drejtë.







të ecë në një rrugë të mesme.

Kështu, pra, përballë këtyre teorive moniste, Islami, duke mbajtur gjithmonë parasysh dy aspektet **“pozitive-negative”** të natyrës njerëzore, ka parashtruar një pikëpamje dualiste. Kjo pikëpamje dualiste, ashtu siç i pranon kundërshtitë (kontradiktat) gjatë shpjegimit të Universit, ashtu dhe shfaqet në vlerësimin dhe orientimin e jetës së njeriut. Me të vërtetë, besimtari e pranon jetën të ngritur dhe të qëndrueshme mbi kundërshtitë eventuale me caktim hyjnor. Ndërsa e ngarkon njeriun me përgjegjësinë e përpjekjes për fitoren e së vërtetës dhe të së mirës, Islami nuk e mban përgjegjës për mos-

---

Burrat e shtetit politikanë që, ndër nënshtetasit e tyre, kanë shumë muslimanë, do të gjejnë në përmbajtjen e këtij libri të gjitha rregullat parimore të organizimit shoqëror islam.

Po qe se ata që drejtojnë sot fatet e Francës, do t'i hedhin një sy këtij libri duke veçuar kohë nga preokupimet e tyre, do ta gjejnë të shtjelluar në formë dy të vërtetash sekretin e nevojshëm për qeverisjen e popullsive muhammediane, ashtu që, këto dy të vërteta do t'i hapin rrugë zgjidhjes së çështjes që ka filluar ta preokupojë tërë opinionin dhe shtypin për atë se ç'është e nevojshme për mënyrën se si duhet të qeverisen muslimanët e Algjerisë. Se ç'janë këto të vërteta, mund të parashtrohet në mënyrë të përmbledhur në këtë mënyrë:

1) Sado të dobët ta ketë besimin, muslimani, gjersa të mos e ketë ndërruar besimin, për asnjë dukuri nuk beson nëse është e saktë apo jo gjersa ajo dukuri të mos jetë islamizuar. Sepse, sipas muslimanit, që një gjë të jetë e saktë dhe që mbi të të mund të frmohet një konsideratë e drejtë, duhet që pa tjetër ajo gjë të jetë urdhëruar fetarisht, që të jetë mbështetur në fjalën e Allahut ose në Sunnetin (Traditën) e Profetit, domethënë, në njërin nga këta dy gurë themelorë të fesë.

2) Mbështetja e të gjitha mocioneve juridike në themele fetare duke i islamizuar dhe, si rezultat, përfshirja e këtyre ligjeve nën detyrimin jo vetëm për t'i pranuar, por edhe për t'i respektuar, nuk është ndonjë çështje e vështirë pasi burimet në Ligjin Muhammedian janë të bollshme.

Si çdo individ tjetër, edhe muslimani, jo vetëm mund të bëhet mëkatar, por edhe mund të bjerë nën nivelin më të ulët të njerëzve duke kryer faj dhe mëkat. Megjithëkëtë dhe, pavarësisht nga të gjitha këto, ai mbetet musliman! Në Islam pothuaj nuk njihet ndërrimi i fesë në kuptimin e vërtetë të fjalës. Duke iu bindur një ligji të paislamizuar, muslimani mund të tregojë bindje në dukje ndaj atij ligji për sa kohë që nuk ka fuqi t'i dalë kundër. Sipas një rregulli esencial të së drejtës, qëndrimi nën këtë shtrëngim e eliminon krejtësisht çështjen e ndërrimit të fesë. Sapo që muslimani e ndjen se ka fuqi për të kundërshtuar, për të bëhet farz (detyrim fetar) që të shmanget nga bindja ndaj një ligji të paprovuar se mbështetet në fjalën e Allahut dhe Sunnetin e Profetit.

Në kushtet e vënies nën shtrëngim, ndërgjegjja e muslimanit është e mbrojtur përballë çdo lloj dhune dhe, në ndryshim nga fetë e tjera, duke u ulur në nivelet më të ulta vdekja për motive fetare, edhe çështja e ndërrimit të fesë është bërë e pamundur.” (**Sava Paşa: “İslâm Hukûku Nazariyâtı Hakkında bir Etüd”**, vëll. I, Ankara, 1955, f. 14-15)

Ç'të themi tjetër? Le t'u kumbojnë veshët grindavecëve tanë laicistë!..







eliminimin e së keqes. Sepse në Islam është një e vërtetë e njohur se e keqja nuk mund të eliminohet ngaqë është një eveniment i krijimit dhe domosdoshmëri e natyrës. Ndërkaq, Islami vë urdhra dhe ndalime që e ulin në minimum efektin e evenimenteve negative dhe e ngrenë në maksimum efektin e evenimenteve pozitive, gjë që në Islam quhet **"edukim"**. Madje, jo vetëm te njeriu, por edhe në Univers, ideja për ta eliminuar në kuptimin absolut njërën çfarëdo prej cilësive kontradiktore, është absurde dhe një iniciativë e tillë do të thotë preokupim me diçka të kotë! Sepse çdo cilësi (kontradiktore), me aspektin e vet si pasqyruese e shfaqjeve të një apo disa emrave hyjnorë si dhe si një evenimet që përmbahet eternalisht në emrat hyjnorë dhe Individualitetin Hyjnor, është e paeleminueshme. Lufta midis të kundërtave është e varur vetëm e vetëm nga synimi i **"shkëmbimit reciprok të njëpasnjëshëm të fitores së njërës dhe tjetrës anë"[118]**. Për shembull, sado që të jenë të fuqishëm, mohuesit dhe ateistët nuk munden ta asgjësojnë besimin (Islamin). Po kështu, edhe besimtarët ndodhen në të njëjtin pozicion ndaj mohimit dhe ateizmit.

Nga ana tjetër, meqë çdo qenie është e dënuar me vdekje, ndodhet në një ndryshim të vazhdueshëm ose nga përkryerja, në rënie, ose nga rënia, në përkryerje. Ky ndryshim është gradual dhe ka një nxitim ose afat të ndryshëm, të posaçëm për çdo qenie të çfarëdo kategorie. Në disa prej tyre, afati njihet në ndërrimin reciprok e të njëpasnjëshëm natë-ditë dhe dimër-verë. Kurse në disa, si në këmbimin reciprok e të njëpasnjëshëm të fitores mes besimit dhe mohimit, nuk mund të dihet, vetëm mund të ndjehet. Natyrisht, disa njerëz të cilët zotërojnë **"dijen hyjnore"[119]**, përbëjnë përjashtim në këtë specifikë!

118. Në origjinal: galebe nöbetleşmesi. Shën. i përkthyesit.

119. Në origjinal: **İlm-i Ledün**, Dituria Hyjnore. Eshtë dituria jo e fituar me përpjekjet e njeriut, por e dhënë njeriut si favor nga Zoti. Në Kur'anin e Shenjtë thuhet kështu: **"Dhe gjetën një rob nga robtë e mi. Ne e mëshiruam atë dhe i dhamë një dije** (mbi të fshehtën) **nga ana jonë."** (Kur'ani, Kehf, 65).







## II. PARIMET E BOTEKUPTIMIT ISLAM

Siç e kemi shpjeguar, me dy veçori themelore të tij, si **“hyjniteti”** dhe **“dualizmi”**, përveç veçorive që u ngjasin botëkuptimeve, Islami ndahet plotësisht prej tyre. Parimet kryesore që e ndajnë botëkuptimin islam me këto dy parime themelore nga botëkuptimet e tjera, që sundojnë mbi botëkuptimin islam dhe që janë herë plotësisht dhe herë pjesërisht në përputhje me botëkuptimet e tjera, mund të trajtohen në dy pjesë. Njëra prej këtyre pjesëve është krejtësisht abstrakte, domethënë teorike, kurse tjetra, zbatuese, domethënë, praktike. Nga ky aspekt mund t’i ndajmë dhe grupojmë ato. Këto parime të cilat do t’i shpjegojmë gjerësisht më tutje, janë këto:

### 1. Parimet abstrakte ose teorike të botëkuptimit islam

Këto mund t’i radhisim përmbledhtazi kështu:

**A. Parimi i voluntarizmit.** Islami i quan përgjegjës brezin e njerëzve dhe xhindve për shkak të një vullneti që u është dhënë atyre në pafillimësi (eternitet-ezel). Në aktet e tyre, Islami pranon një vullnet të pjesshëm të një niveli të caktuar dhe në asnjë akt njerëzor nuk i konsideron ata autorë të vënë nën shtrëngim.

**B. Parimi i universalizmit.** Islami bën një shpjegim gjithëpërfshirës të tërë Universit (Gjithësisë) duke mos e kufizuar ftesën e vet në një hapësirë të caktuar e të ngushtë.

**C. Parimi i Idealizmit.** Duke iu atribuar të gjitha dukurive konkrete një shprehje dhe qëllim ideal, Islami i lartëson në cilësi ato dhe synon t’u japë atyre në një farë mënyre karakter jomaterial, shpirtëror.







**D. Parimi i humanizmit.** Ky parim shpreh faktin që konkluzionet e Islamit janë parashtruar me një logjikë tej demografike, gjeografike dhe kulturore. Duke e kapërcyer kornizën e një përmbajtjeje të ngushtë, racore ose kulturore, Islami e ka konsideruar tërë njerëzimin **"Bijtë e Njeriut"** (Benî Âdem), pjesëtarë të një familjeje të vetme.

**E. Parimi i realizmit.** Ky parim shpreh faktin që parimet islame, në konkluzionet e veta të afta për ta siguruar lumturinë e njeriut, marrin parasysh realitetin dhe, nga ky aspekt, dallohen nga sistemet utopike të pamundshme për t'u realizuar. Nga ana tjetër, ngaqë Islami parashtron konkluzione sipas veçorive të pandryshueshme të natyrës njerëzore, konkluzionet në fjalë nuk mbeten të varura nga ndryshimet e kohës dhe vendit, por vazhdojnë ta ruajnë vlerën dhe rëndësinë e tyre. Nga ky aspekt, konkluzionet islame nuk vjetërohen dhe kjo nuk vihet në diskutim.

**F. Parimi shkencor** (i scientizmit)**.** Islami është fe e mbështetur në diturinë dhe shkencën e vërtetë. Në ndryshim nga scienticizmi që e idealizon shkencën duke e quajtur të aftë për të zgjidhur gjithçka dhe, kështu, pothuajse duke e hyjnizuar atë, Islami e pranon diturinë dhe shkencën të lidhur ngushtësisht me të dhe nxit e inkurajon zhvillimin e diturisë dhe shkencave.

**G. Parimi i racionalizmit nën vështrimin islam.** Në ndryshim nga racionalizmi filozofik i cili e quan arsyen si mjetin e vetëm për të arritur te e vërteta, racionalizmi nën vështrimin e Islamit pranohet si ndihmës i dijes së përcjellë (nakl-revelacioni hyjnor dhe tradita profetike), sepse Islami i cili e respekton arsyen, e pranon atë si mjet të domosdoshëm e të pashmangshëm për ta kuptuar informacionin e përcjellë.

**H. Parimi i optimizmit.** Sipas këtij parimi, Islami, me anë të ndjenjave me të cilat është pajisur bota e brendshme të njeriut, e bën sunduese mënyrën e vështrimit sipas së cilës në çdo shfaqje, ngjarje apo dukuri, ka një të mirë dhe dobi. Nga ana tjetër, Islami pranon se në Univers mbisundojnë rregulli, qetësia dhe harmonia, me një fjalë, sundon mirësia. Gjithashtu, Islami shpall se, në Individualitetin Hyjnor, Mëshira Hyjnore e kapërcen Zemërimin Hyjnor.







**2. Parimet konkrete dhe praktike ose moralo-etike të botëkuptimit islam.**

Edhe këto mund t'i radhisim kështu:

**A. Parimi i dinamizmit.** Islami është fe e lëvizjes dhe veprimtarisë. Islami nuk është fe e tërheqjes nga jeta, e përtacisë dhe e meskinitetit siç janë disa filozofi të Lindjes së Largët.

**B. Parimi i drejtësisë sociale (shoqërore).** Islami është një fe sociale, në konkluzionet e së cilës në plan të parë qëndrojnë gjithmonë shoqëria dhe drejtësia sociale (shoqërore).

**C. Parimi i rregullsisë.** Islami është feja e cila nuk e lejon kurrë nënvleftësimin e rregullit dhe anarkinë, e cila bën rregullime të imta të jetës së individit dhe shoqërisë.

**D. Parimi i drejtësisë (juridike).** Duke e respektuar drejtësinë, Islami nuk mjaftohet vetëm me përcaktimin dhe deklarimin se drejtësia është një faktor i madh për qetësinë dhe lumturinë, por, me urdhrat dhe ndalimet e veta që e sigurojnë qetësinë dhe lumturinë, e parashtron dhe e zbaton drejtësinë në një nivel që nuk është arritur ende në asnjë sistem njerëzor.

**E. Parimi i lirisë.** Njeriun të cilin e bën përgjegjës, Islami e pranon të lirë brenda kufijve të përvijuar nga Allahu. Kjo është liria e vullnetit, burimit të përgjegjësisë. Islami e kufizon vullnetin dhe lirinë e zgjedhjes vetëm aq sa të mos shkaktojë shkeljen e të drejtave të asaj që quhet **"e drejta e natyrshme"**. Është për këtë arsye që Islami e kundërshton shtrëngimin në pranimin e tij.

**F. Parimi i xhihadit (përpjekjes dhe luftës).** Islami e përfshin në konceptin e "xhihadit" çdo lloj përpjekjeje (akti dhe veprimtarie) të vlefshme për të siguruar pranimin dhe zbatimin praktik të të vërtetave të përmbajtjes së tij. Kurse luftën me armë, jo vetëm e lejon kur plotësohen shkaqe të caktuara, por edhe urdhëron zhvillimin e saj në bazë të kritereve imtësisht më të drejta. Për më tepër, luftën me armë, Islami e konsideron **"xhihad të vogël"**, kurse luftën në vetveten e njeriut, **"xhihad të madh"** duke i dhënë përparësi përpjekjes së njeriut në radhë të parë për ta përmirësuar veten, pastaj botën!

**G. Parimi moralo-etik.** Mund të thuhet se qëllimi më themelor i Islamit pas kauzës së unitetit të Krijuesit, është sigurimi i lartësi-







mit në kulm të moralit dhe etikës, aq sa e ka kufizuar me këtë qëllim dërgesën profetike të Hz. Muhammedit (a.s.)[120], gjë që është bërë me qëllim për ta nxjerrë në pah rëndësinë e moralit dhe etikës.

**H. Parimi i shembullit praktik (personal të Profetit).** Islami nuk është ndonjë teori utopike pa shembuj zbatimesh praktike. Zbatimin e parimeve të veta, Islami e ka treguar në mënyrën më të bukur me shembullin personal në jetën e Profetit Muhammed (a.s.). Të gjitha sjelljet e Profetit përdoren në literaturën islame si një zbatim ideal.

Tani të përpiqemi që këto parime t'i shpjegojmë në dy grupe dhe një e nga një.

120. Në hadithin profetik është thënë: *"Unë u dërgova me qëllim për ta plotësuar moralin e lartë!"* (Muvatta, Husnu'l-Hulk, 8)







## 1. PARIMET ABSTRAKTE OSE FILOZOFIKE TE BOTEKUPTIMIT ISLAM

### A. PARIMI I VOLUNTARIZMIT

Në vështrimin e Islamit mbi evenimentin *njeri*, njëra prej veçorive bazë që sheh si të bashkëlindur tek ai, është situata cilësore sipas së cilës, **"njeriu zotëron vullnet"**. Kjo specifikë – në u dashtë të thuhet me një shprehje më të sigurt – e mbështet burimin e përgjegjësisë njerëzore në arsyen e cila përbën njërën nga dy motivet dhe shkaqet kryesore të asaj përgjegjësie. Ato dy motive janë: njeriu duhet të zotërojë **arsye** (zhvillim mendor normal) dhe **pjekuri seksuale** (të ketë arritur moshën e pubertetit)[121]. Ndërkaq, është për shkak se në Islam meditimi është nxitur dhe inkurajuar,[122] që dijetarët islamë kanë parashtruar ide në mënyrë shumë të gjerë dhe, si rezultat i këtyre, kanë nxjerrë pikëpamje të ndryshme nga njëra-tjetra. Megjithëse emërtimi si **"vullnet i pjesshëm"(irade xhuzije)** i këtij vullneti tek njeriu, madje, vë në shesh dhe thekson të vërtetën se, përballë *vullnetit të përgjithshëm (irade kullije)*, të posaçëm vetëm për Allahun (Zotin), vullneti njerëzor është i pjesshëm, pra, shumë i vogël, disa dijetarë, duke e zgjeruar me të gjitha mundësitë rolin e vullnetit njerëzor, pothuaj i kanë përshtatur njeriut cilësinë e **"autorit hegjemon"(failu muhtar)**, e posaçme, kjo, vetëm për Zotin,

121. Në origjinal përdoren dy termat e literaturës përkatëse: **âkil** dhe **bâliğ** (osm.). Shën. i përkthyesit.

122. Në Kur'anin e Shenjtë vihet re se, me anë të komunikimeve hyjnore të shpeshta në formën **"Ja ulu'l-elbab"** (O ju që mendoni!) dhe **"Efelá ja'kilun"** (A nuk po mendojnë?), njerëzit ftohen të mendojnë. Veç kësaj, Profeti (a.s.), duke u shprehur si në vijim, përdorimin e mendimit dhe arsyes e ka specifikuar si adhurimin më të lartë: **"Lá ibádete ke'l-tefekkur"** (S'mund të ketë adhurim si meditimi – mendimi dhe arsyetimi). (Ali el-Muttaki, *Kenz*, XVI, 121)







dhe e kanë parë njeriun si krijues të aktit të vet. Ndryshe nga kjo, disa të tjerë, me një nënvleftësim të jashtëzakonshëm, e kanë konsideruar njeriun në aktet e veta në pozitën e një autori (subjekti) pa vullnet dhe nën shtrëngim (e një autori të determinuar – M.H.).[123]

Në përfundim të debateve të gjata të zhvilluara mbi entitetin dhe kufijtë e vullnetit njerëzor, pikëpamjet e skajshme[124] nuk kanë gjetur përkrahje por është pranuar një rrugë e moderuar e cila është pikëpamja e sunnitëve. Sipas kësaj pikëpamjeje, akti njerëzor realizohet me anë të dy vullneteve: veprimtarinë për realizimin e aktit e zhvillon njeriu, kurse krijimin e aktit e zhvillon Allahu (Zoti), me fjalë

---

123. Në çështjen e arritjes tek e vërteta, kanë dalë shumë pikëpamje të ndryshme ose, më saktë, shkolla (medhhebe, sisteme ideore) që e vlerësojnë rolin e mendjes (arsyes), ndër të cilat, e para është shkolla **Mutezile** ose mutezilizmi. Kjo shkollë është formuar nga **Vasil b. Ata** (vd. 131h. – 748 e.r.), njëri nga nxënësit e mendimtarit **Hasan Basri** (vd. 110h. – 728e.r.) nga brezi i **tabiinëve**, brezit të dytë pas sahabeve, shokëve të Profetit. Ngaqë Vasil b. Ata u veçua (devijoi – itizal) nga mësuesi i vet, shkolla doktrinare e themeluar prej tij u quajt **"Mutezile"** (deviatore, deviatorët).

Ndjekësit e kësaj doktrine krahas pranimit të dogmës (nass), i dedikojnë mendjes (arsyes) rëndësi më shumë se ç'duhet. Përgjithësisht, pranohet se kanë qenë nën ndikimin e kulturave të huaja, veçanërisht, të filozofisë greke.

Duke i parë ajetet kur'anore të figurshme (muteshabih) në kundërshtim me ligjet e arsyes, mutezilitët i interpretojnë ato duke mbajtur për bazë arsyen.

Kurse në fraksionin doktrinar **"Xhebrije"(**deterministe, deterministët) që i atribuohet **Xhehm b. Safvan er-Rásibíut** të ekzekutuar me vdekje ngaqë pati ngritur krye kundër omejadëve, vullneti njerëzor mohohet krejtësisht. Sipas xhebritëve ose deterministëve, tek njeriu nuk ka vullnet dhe mundësi zgjedhjeje. Të gjitha aktet e njeriut i krijon Allahu (Zoti) pa dëshirën (ose dëshirën volitive) të njeriut. Ata thonë: Ashtu siç ndodh në lidhje me kafshët, madje, me sendet, të cilave ua atribuojmë aktet përkatëse kur themi "guri ra", "pema çeli lule", "pema dha fruta", edhe në lidhje me njeriun, ia atribuojmë atij aktet përkatëse të mira e mëkatare. Të gjitha përgjegjësitë fetare janë shtrënguese, determinante. Njeriu e kryen aktin nën shtrëngim, në mënyrë determinuese.

Në mënyrë diametralisht të kundërt me këtë, fraksioni **"Kaderije"** (antideterminizmi, antideterministët) i cili, duke e mohuar kaderin ose paravlerësimin hyjnor, e konsiderojnë krijesën (njeriun) *krijues* të aktit të vet, është parashtruar nga ana e **Mabed el-Xhuheniut** të eliminuar me ekzekutim me vdekje nga **Haxhaxhi** në vitin 80 h.

Si determinizmi, ashtu dhe antideterminizmi janë pikëpamje të shtrembra e të gabuara sepse, po të ishin të drejta, shpërblimi i akteve të mira dhe ndëshkimi i akteve të këqija nga Zoti s'do të kishte kuptim. E drejtë është rruga sunnite dhe të drejta janë shkollat doktrinare **"Esh'arí"** (esh'arite, esh'aritët) dhe **"Maturidije"** (maturidite, maturiditët) të formuar sipas rrugës sunnite.

124. Pikëpamjet e quajtura në origjinal *ifrat* dhe *tefrit*, përkatësisht *mbivlersuese* dhe *nënvlerësuese* të vullnetit njerëzor. Shën. i përkthyesit.







të tjera, përpjekja i përket njeriut, krijimi i përket Zotit. Sipas sunnitëve, **kaderi** (paravlerësimi hyjnor – M.H.) ndahet në dy fragmente: **"absolut"** dhe **"relativ"[125]** dhe vlerësimet për secilin prej këtyre janë të ndryshme. Kështu, përgjegjësia e njeriut ka të bëjë me kaderin relativ, sepse aktet e kësaj kategorie krijohen me dëshirën volitive të njeriut. Në këtë vepër, me raste të ndryshme, kjo pikëpamje është shtjelluar me hollësi.

Por është një e vërtetë islame që nuk mund të hidhet poshtë e nuk mund të kundërshtohet, se burimi i përgjegjësisë është vullneti pak a shumë absolut që ndodhet tek njerëzit dhe xhindët. Me të vërtetë, ndër krijesat janë vetëm xhindët që kanë përbashkësi me njerëzit në këtë cilësi. Eshtë si rrjedhojë e kësaj që, edhe ata, ashtu si njerëzit, ndodhen në një pozitë që i ngarkon me detyrën dhe përgjegjësinë për ta konsideruar veten në vartësi të Allahut (Zotit).

Nga ana tjetër, krahas vetëdijshmërisë për shpërblimin dhe ndëshkimin, **"vullneti"** i cili i bën të zgjedhur (të privilegjuar) dhe përgjegjës këto dy kategori qeniesh, u është dhënë atyre, së bashku me shumë veçori të tjera, si dhunti hyjnore qysh në pafillimësi (eternitet).

### a) Entiteti dhe kufijtë e vullnetit njerëzor

Kur analizohen, nën dritën e kësaj pikëpamjeje themelore, parimet besimore-doktrinare, dalin në shesh këto të vërteta:

Allahu i Gjithëmadhnueshëm është *i vetmi autor ose subjekt veprues hegjemon*[126]. Ai ka ekzistuar i vetëm në pafillimësi (eternitet). Pastaj, duke e dëshiruar në mënyrë volitive një botë (univers) të tillë, u dha të gjitha qenieve trup (ekzistencë) me anë të shfaqjeve të atributeve të tij hyjnore dhe vuri njeriun si qenie të çmuar në kulmin e botës të përbërë prej të gjitha qenieve të krijuara pas dhe sipas një shkallëzimi cilësor në përkryerje. Kjo situatë cilësore shpreh sa faktin që njeriu është krijesë e nderuar, aq edhe faktin që, në të njëjtën kohë, bota është vënë nën urdhrin e njeriut dhe për të mirën e tij.[127]

125. Në origjinal, respektivisht: **mutlak** dhe **mukayyed** ose **muallak**. Shën. i përkthyesit.

126. Në origjinal: Fâil-i muhtâr. Shën. i përkthyesit.

127. **"Ai e krijoi për ju çdo gjë që ndodhet në çdo vend. Pastaj** (në një mënyrë të posaçme për të)**, u drejtua për nga qielli, të cilin e krijoi dhe e**







Allahu i Gjithëmadhnueshëm që është *autor ose subjekt hegjemon* e ka krijuar çdo qenie si dhe elementët në organizmin e saj, për një qëllim dhe synim të caktuar duke i dhënë asaj qenieje edhe strukturën, dhe potencën e përshtatshme për ta realizuar atë qëllim dhe synim. Këtyre veçorive të pranishme në çdo krijesë dhe të mbështetura në caktimin hyjnor u jepet në fe emërtimi **"adetullah"** / "zakon i Allahut" ose **"sunnetullah"** / "traditë e Allahut". Këto nuk ndryshojnë dhe nuk mund të ndryshohen.[128] Në pjesën e diturisë njerëzore – veçanërisht në pjesën ku sundon materializmi – këto parime themelore që mbështeten në vullnetin hyjnor dhe që veprojnë në mënyrë permanente në tërë Universin, emërtohen **"ligje të natyrës"**. Zoti e ka kushtëzuar me shkaqe vullnetin e Tij hyjnor që vepron në gjithësinë e cila mund të përfshihet nga njohja njerëzore, dhe njohjen njerëzore e ka pajisur me një aftësi që të mund të depërtojë tek të vërtetat brenda marrëdhënieve shkak-pasojë. Edhe duke arsyetuar mbi shkaqet dhe pasojat e planit të parë, madje, besimtarët e pjekur kurrë nuk e nxjerrin nga mendja se në fund të zinxhirit të shkaqeve ndodhet e pranishme dëshira volitive hyjnore. Me të vërtetë, Profeti (a.s.) ka thënë:

*"Kur Allahu e dëshiron diçka, krijon shkakun e saj!"*

Shkencat e natyrës, edhe nëse, në përfundim të kërkimeve të vazhdueshme e të njëpasnjëshme, bëhen faktorë të një përparimi duke i zbuluar veçoritë që përmbahen në materie dhe që mbështeten në vullnetin hyjnor, përfundimi i arritur prej tyre – edhe sot, madje – mbetet shumë fragmentar në krahasim me gjerësinë e veçorive të njohura prej Allahut.[129] Për shembull, gjer dje pandehej se

---

**sistemoi në formën e shtatë qiejve. Ai e di çdo gjë drejtësisht, ashtu siç duhet!"** (Kur'ani, Bakara, 29) **"Allahu është Ai që ka krijuar qiejt dhe tokën. Duke lëshuar ujë nga qielli, ka nxjerrë prodhime të ndryshme si ushqim për ju. Ai i ka vënë nën urdhrin tuaj edhe anijet që të udhëtoni me to në dete, edhe ujin e lumenjve! Edhe diellin dhe hënën që lëvizin nëpër orbitat e tyre, edhe natën me ditën i ka vënë nën shërbimin tuaj!"** (Kur'ani, Ibrahim, 32-33)

128. Njëri nga ajetet që e përmbajnë mbështetjen kur'anore të kësaj të vërtete, është kështu:

**"Ky është ligji i Allahut që vepron qysh në krye të herës. Në ligjin e Allahut kurrë nuk mund të gjesh ndonjë ndryshim!"** (Kur'ani, Fet'h, 23)

129. **"Thuaju: Edhe sikur të gjitha detet dhe oqeanet të ishin bojë dhe të shtoheshin edhe një herë aq, do të mbaroheshin para se të mbaroheshin fjalët e Zotit tim!"** (Kur'ani, Kehf, 109)

Për të njëjtën specifikë, në një ajet kur'anor thuhet kështu:







konfiguracioni i vijave të majave të gishtave ishte për individin si një kartë identiteti që përmban të gjitha veçoritë përkatëse dhe të posaçme të tij. Kurse sot që është zgjidhur e fshehta e molekulave të ADN-së, u krijua mundësia që të përcaktohen më gjerë e më saktë sesa tek majat e gishtave, veçoritë e posaçme të individit. Atëherë, çfarë **"të fshehtash"** të tjera ka edhe pas kësaj **"të njohure"**? Sepse studimet shkencore kanë treguar se çdo zbulim i ri mbi veçoritë e materies natyrore u hap portën shumë e shumë të panjohurave të tjera! Me të vërtetë, në ajetin kur'anor thuhet:

**"Ne do t'u tregojmë njerëzve ajetet tona në horizonte dhe në veten e tyre që ata ta kuptojnë mirë se ai** (Kur'ani) **është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është dëshmitar?"**[130]

Kjo do të thotë që, sa më shumë të shtohen zbulimet shkencore, do të shtohen edhe mrekullitë që mund të njohim nga Kur'ani i Shenjtë![131]

---

**"Edhe sikur të gjithë drurët që janë mbi tokë të bëhen kalem dhe të gjithë detrat të bëhen bojë e t'u shtohen edhe shtatë dete të tjerë pasi të mbarohen, prapëseprapë, fjalët e Zotit nuk do të mbaroheshin së shkruari!"** (Kur'ani, Lukman, 27)

130. Kur'ani, Fussilet, 53.

131. Kur'ani i Shenjtë i zbritur një mijë e katërqind vjet më parë, siç shprehet vetë dhe siç konceptohet në Levhi Mahfudh (në tabelën e kujtesës ku është shënuar tërë evenimenti i ekzistencës – M.H.), **"përmban çdo gjë të njomë a të thatë që ndodhet në këtë botë, domethënë, çdo gjë mbi të vërtetën!"** (Shih. Kur'ani, En'am, 59)

Lidhur me këtë veçori të Kur'anit të Shenjtë, dëshirojmë të përmendim një ngjarje historike.

**Said Halim Pashës** i cili pati qenë kryeministër në periudhën 1914-1918, i drejtoi këtë pyetje një diplomat anglez me rastin e një takimi me të:

"Shkëlqesia juaj! Muslimanët pretendojnë vazhdimisht se të gjitha të vërtetat dhe, në këtë mes, të vërtetat e shkencave të natyrës, ndodhen në Kur'an. Mirëpo, nuk nxjerrin nga Kur'ani e të na e tregojnë ndonjë të vërtetë para se ta zbulojmë ne, perëndimorët. Dhe mua më rri vazhdimisht mendja në këtë! Ç'thoni, ju, vallë, për këtë? A kështu është?

I rritur në Egjipt, njohës i mirë i arabishtes, njohës i mirë edhe i Islamit ashtu siç e kërkonte koha, Said Halim Pasha i bëri një shpjegim diplomatit, por idetë dhe mendimet që ia parashtroi, diplomati anglez nuk i pa të denja për t'u pranuar. I mërzitur nga kjo situatë, kryeministri **Halim Pasha** telefonoi në parlament dhe kërkoi t'i dërgonin urgjentisht në kryeministri ndonjërin prej dijetarëve fetarë të shumtë që ndodheshin atje. Dhe pasi edhe përgjigjet e dijetarit të thirrur në këtë mënyrë nuk e kënaqën diplomatin anglez, **Said Halim Pasha** iu lut diplomatit të priste gjer nesër për përgjigjen, kurse hoxhës që i dërguan, i tha kështu:

"Ti je dijetar fetar! Edhe dijetarët e tjerë i njeh më mirë se unë! Kërko mes tyre atë i cili të mund të bëjë një shpjegim që ta kënaqë mikun dhe sillma nesër këtu!"







Hoxha u ngrit e shkoi për këtë punë në fshatin Reshadije të qytetit Jalova ku banonte Hirësia **Sheh Sherafeddini** nga shehlerët Nakshi. **Sheh Sherafeddini** së bashku me **Sheh Shamilin** i përkisnin grupit që kishin pasë ardhur dhe kishin qenë vendosur në Turqi. Meqë **sulltan Reshadi** ua pati dhënë atyre truallin-pronë shtetërore në fshatin ku qenë vendosur, fshati u mbiquajt **Reshadije** (sot Fshati i Jugut). **Sheh Sherafeddin Efendiu** i cili pati qenë burgosur për një farë kohe pas ngjarjes **"Menem"** të vitit 1930 dhe pastaj pati marrë pafajësinë, pasi e mësoi nga hoxha, dijetari fetar që i shkoi për vizitë, situatën, e mbajti mikun atë natë në shtëpi dhe, të nesërmen në mëngjes, menjëherë pas namazit të agimit, hipën të dy në një pajton dhe, në mesditë, arritën në kryeministri. Pastaj, diplomati anglez u thirr sërish në kryeministri, iu kërkua ta përsëriste pyetjen dhe **Sheh Sherafeddin Efendiu**, pasi i dëgjoi ato që ishin thënë, siç i përshkruam më lart, i tha kështu diplomatit anglez:

"Po, në Kur'anin e Shenjtë janë të pranishme të gjitha zbulimet e shkencave të natyrës që do të ndodhin gjer në kiamet. Sepse ai është **"Libri i Universit"**! Edhe ajo që thoni ju perëndimorët se asnjë musliman nuk i nxjerr nga Kur'ani për t'i treguar këto zbulime para se t'i bëni ju, është e vërtetë. Mirëpo kjo ka tri shkaqe, dy nga të cilat mund t'jua them, kurse të tretën, jo, sepse i kalon kufijtë e etikës së bisedës diplomatike meqë është kundër jush!"

Por pasi diplomati anglez nguli këmbë që t'i dëgjonte të tri shkaqet, **Hirësia Sheh Sherafeddini** tha:

"Prekja dhe trajtimi i të vërtetave të shkencave të natyrës në Kur'an bëhet në aspektin **argumentues** dhe jo **shtjellues**, pra, ato preken thjesht si **argumente,** jo si **shtjellime**. Shkaku i parë i kësaj është se, po qe që këto të vërteta do të merreshin dhe shtjelloheshin, vëllimi i Kur'anit do të zgjerohej aq shumë, saqë mësimi i tij përmendësh do të bëhej i pamundur. Mirëpo është pikërisht mësimi përmendësh që e ka ruajtur Kur'anin praktikisht nga shtrembërimi që e kanë pësuar të gjithë librat e tjerë qiellorë. Në një kohë kur shkrimi nuk ishte i përhaqur, vetëm në këtë mënyrë mund të parandalohej shtrembërimi."

"Eh, ..." – Tha diplomati anglez duke u treguar se s'kishte mbetur fort i kënaqur. **Sheh Sherafeddini** vazhdoi:

"Por nuk është ky shkaku esencial. Po qe se Kur'ani, vlefshmëria e të cilit gjer në kiamet është domosdoshmëri hyjnore, do t'i kishte prekur dhe trajtuar të vërtetat e shkencave të natyrës me rrugën e shtjellimit, për shekuj me radhë, për shkak të nivelit të përparimit shkencor dhe teknologjik të kohës së tyre, shumica e muslimanëve nuk do t'i kishin pranuar ato dhe do të kishin dalë nga besimi. Kurse besimtarëve që i kuptojnë ajetet që argumentojnë të vërtetat e kohës së vet pasi të jenë provuar, përkundrazi, u forcohet besimi!"

Pastaj, sado që **Sheh Sherafeddin Efendiu** i kërkoi diplomatit ta shihte të justifikuar që nuk do t'ia parashtronte shkakun e tretë sepse e konsideronte në kundërshtim me etikën, pas këmbënguljeve të diplomatit anglez, i tha kështu:

"Meqë Kur'ani i Shenjtë, për këto dy shkaqe që përmenda, i ka prekur të vërtetat e shkencave të natyrës jo me rrugën e **shtjellimit**, por të **argumentit**, jo çdokush mundet t'i kuptojë dhe t'i konceptojë ato. Por ka nga ata që i dinë dhe i njohin të vërtetat edhe pa i eksperimentuar ju, perëndimorët! Këta janë persona **"të thelluar në dituri"** dhe që i zotërojnë dituritë hyjnore po aq sa ato formale. Mirëpo ata nuk e kanë të lejuar t'i thonë ato që dinë. Dhe kjo, jo vetëm për ta mbrojtur rregullin bazë të mbështetur në parimin sipas të cilit kjo botë është botë përpjekjeje, por, në të njëjtën kohë, edhe për të mos ju dhënë mundësi juve, perëndimorëve, ta përdorni çdo zbulim shkencor në mënyrë egoiste për qëllimet tuaja dhe në dëm të popujve të tjerë.







Meqë ky zhvillim i shkencave të natyrës, kur do të afrohet shpërthimi i kiametit, do të ngjitet gjer në një pikë afër nivelit të mrekullive profetike dhe meqë, në këtë pikë, parimet e besimit pothuaj do të pushojnë së qeni një **"propozim"**, jeta dhe Universi do të marrin fund për t'u rregulluar dhe sistemuar përsëpari!

Për shembull, nëse Hz. Isai (a.s.) i ka ngjallur të vdekurit, qoftë edhe për një kohë të shkurtër, kjo, pak para kiametit do të bëhet e mundur për mjekësinë. Dhe, kështu, meqë ky zhvillim cilësor do ta bëjë të detyrueshëm **besimin** mendërisht dhe logjikisht, domosdoshmëria e shpërblimit dhe e ndëshkimit relativisht do ta humbasin kuptimin dhe vlerën.

Nga ana tjetër, specifikat e caktuara nga Zoti me vullnetin e vet absolut qoftë edhe vetëm duke i bërë të shfaqen tek shkaqet, nuk do

---

Neve, pra, na është ndaluar të flasim, sepse atëherë ju nuk do të pengoheshit dot nga askush që ta njihnit çdo zbulim shkencor që do të nxirrej nga Kur'ani!"

Diplomati anglez e kundërshtoi këtë shpjegim duke e konsideruar thjesht si **pretekst** dhe, atëherë, kur Hirësia **Sheh Sherafeddini** e pa se do të ishte e pamundur të bindej ai, u detyrua të thoshte këto fjalë:

"Shih, ekselencë! Edhe unë jam nga ata që e njoh si një dhuratë hyjnore kafazin e të vërtetave të shkencave të shkencave të natyrës të cilat Kur'ani i prek vetëm si argumente. Po të dua, mund t'jua numëroj të gjitha zbulimet shkencore që kanë për t'u bërë gjer në kiamet! Mirëpo kjo do të ishte vetëvrasje shpirtërore për mua! Por mund t'ju ofroj informacione të tjera mrekullore me qëllim që ta pranoni këtë të vërtetë ashtu siç jua thashë!"

"Për shembull, çfarë?" – E pyeti diplomati anglez.

"Për shembull, mund t'jua përmend të parët tuaj gjer te Adami!" – I tha **Sheh Sherafeddini**. Dhe, meqë diplomati e kundërshtoi një mundësi të tillë, Sheh Sherafeddini nisi t'ia përmendë diplomatit emrat e të parëve të vet një pas një drejt të shkuarës. Atëherë, diplomati e ndërpreu:

"Prit, një minutë! Ku i di ti këto? As unë s'e di se ç'kemi përtej shtatë brezave!"

Si përgjigje për këtë pyetje që kishte kuptimin e një pranimi të diplomatit për thëniet e tij, Sheh Sherafeddini vazhdoi:

"Unë mund t'jua përmend jo vetëm këta, por edhe të gjithë të parët tuaj si dhe të gjithë pasardhësit tuaj gjer në kiamet!"

Dhe ia përmendi mu në sy diplomatit anglez një e nga një emrat e bijve dhe nipërve të gjallë si dhe të atyre që s'kishin lindur ende! Atëherë, diplomati, duke iu drejtuar kryeministrit, i tha:

"Shkëlqesia juaj! Unë ju kërkova një dijetar fetar, kurse ju më nxorët para një magjistar!"

Duke u shprehur kështu, diplomati iu shmang detyrimit për të besuar që, tashmë, ishte bërë diçka e logjikshme për të, dhe rasti i tij u bë edhe një shembull tjetër ilustrues i faktit se besimi varet nga vendimi hyjnor.

Kjo ngjarje historike e ndodhur tetëdhjetë-nëntëdhjetë vjet më parë, është një shembull interesant që tregon se në ç'thellësira mund të hyjnë dija dhe vullneti njerëzor kur ndihmohen nga favori dhe bujaria hyjnore!







të luajnë më ndonjë rol për njerëzit dhe xhindët për sa i përket përgjegjësisë së tyre, pra, nuk do ta bëjnë të domosdoshme shpërblimin dhe ndëshkimin. Këto, më shumë si domosdoshmëri e atributit hyjnor **"Adil"** (i drejtë) që do të shfaqet në jetën e pasme, ahiret, do të hyjnë në peshore vetëm për përcaktimin e kufijve të përgjegjësisë së njeriut. Siç është e konfirmuar me një deklaratë kur'anore[132], Zoti nuk i bën përgjegjës njerëzit dhe xhindët më shumë se ç'kanë mundësi. Përcaktimet hyjnore që luajnë rol pozitiv ose negativ në formimin e mundësisë (së njerëzve dhe xhindve), patjetër që kanë për t'iu shtuar peshores për të arritur raportin e gradës së përgjegjësisë. Sepse, me qëllim për realizimin e raporteve dhe marrëdhënieve shoqërore, nuk ua ka dhënë njerëzve në të njëjtën masë dhuntitë që janë vepër e atributit hyjnor **"Latif"** (i tejdukshëm). Si domosdoshmëri e drejtësisë hyjnore, potenca (fuqia, mundësia) natyrore dhe praktike është kriter për përgjegjësinë njerëzore. Pra, proporcionaliteti i përgjegjësisë ndaj dhuntive në fjalë është domosdoshmëri e drejtësisë hyjnore.

Për shembull, përgjegjësia e një njeriu të fiseve primitive të Afrikës Qëndrore në pranimin e të vërtetave fetare nuk është e njëjtë në masë dhe identike në cilësi me përgjegjësinë e njeriut të një vendi të qytetëruar i cili jeton në kushte pakrahasimisht më të përshtatshme se të atij njeriut primitiv!

Në gjithësi, ky dallim nuk është vetëm mes individëve njerëzorë, por përfshin tërë qeniet, dhe është kjo kontradiktë njëra nga motivet shtytëse themelore që e bën të mundur Universin me veçoritë që mund t'i njohim. Me të vërtetë, sipas cilësive që kanë, qeniet, nga trupat fizikë, gjer te njeriu, jo vetëm përbëjnë kategori të ndryshme[133], por edhe brenda çdo kategorie ekziston një renditje graduale. Ndoshta, ndryshimi dhe dallimi mes atyre që ndodhen më në krye të një kategorie dhe atyre që ndodhen më në fund të asaj kategorie, është më i madh se mes dy kategorive të ndryshme. Për shembull, njeriu paraqet një gradim dhe shkallëzim që zgjatet nga shkalla ku meriton atributin **"belhum edall"** (më poshtë se kafshët), gjer në gradën **"fenafil'lah"** dhe **"bekabil'lah"**.[134]

---

132. Kur'ani, Bakara, 286.

133. Nga këto, tri kategorive gjer tek **njeriu**, u thonë: **"tri botët e qenieve"**, që janë: jogjallesat (trupat fizikë), bimët, kafshët.

134. Lartësimi gjer tek e Vërteta (Zoti) me anë të likuidimit të vetvetes (nefsit, frymës, egos) që në tasavvuf (ose në mistikën islame) quhet **"sejri suluk"** (udhëtim







mistik në rrugën e tarikatit), bëhet në katër etapa:

**a) Sejri ilallah** (udhëtim për tek Allahu): Shpreh lartësimin moralo-shpirtëror sublim në tarikat brenda kornizës së mënyrave të caktuara. Kuptimi leksikor i kësaj fjale është *ecje, lëvizje*. Kjo etapë e parë e lartësimit moralo-shpirtëror sublim shpreh intervalin e parë të kapërcyer nga saliku ose udhëtari i udhës mistike. Synimi arrihet me fshirjen nga zemra të çdo gjëje që i përket kësaj bote të mundësive, dhe kjo quhet **"velajeti sugra"** (shenjtëri minore). Me fjalë të tjera, ky është intervali i parë në velajet (shenjtëri), kurse pozita e arritur quhet **"fena fil'lah"**, shkrirje ose humbje në Allahun.

Sejri ilallah është dy llojesh: njëri quhet **"sejri afaki"** (udhëtim objektiv), kurse tjetri, **"sejri enfusi"** (udhëtim subjektiv). **Udhëtimit objektiv** i thuhet "suluk" (kthim), kurse **udhëtimit subjektiv** i thuhet "xhezbe" (tërheqje).

**b) Sejri fil'lah** (udhëtim në rrugën e Allahut). Meqë kjo është etapa e dytë në sejri suluk (në udhëtimin mistik në rrugën e tarikatit), quhet **"seferi sani"** (udhëtimi i dytë) ose **"xhem"** (bashkim). Ata që e përjetojnë këtë etapë, janë ata që, duke arritur në **"ufki ala"** (në horizontin e lartë), i kanë shkatërruar të gjitha atributet njerëzore. Në fund të kësaj etape, udhëtarit i jepet dituri hyjnore (ilmi ledun). Kurse pozita e tyre quhet **"beka bil'lah"** (përjetësi me Allahun).

**c) Sejri maallah** (udhëtim me Allahun). Meqë kjo është etapa e tretë në sejri suluk (në udhëtimin mistik në rrugën e tarikatit), quhet **"seferi salis"** (udhëtimi i tretë) ose **"fark ba'del xhem"** (dallim nga dysia). Kjo etapë shpreh udhëtimin me Allahun, prandaj, në këto kushte, dyshimi i dysisë eliminohet. Prandaj, pozitës së arritur nga Profeti Muhammed gjatë Miraxhit, i jepet emërtimi **"Makami Kaabe Kavthejn ev Edna"**, që do të thotë "larg sa dy skajet e një harku ose edhe më afër".

**d) Sejri anillah** (udhëtimi i drejtuar për tek Allahu). Kësaj etape i thuhet edhe **"seferi rabi"** (udhëtimi i katërt), edhe **"telvin ba'de temkin"** (ngjyrosja pas kujdesit). Kurse entiteti i kësaj etape është rikthimi nga njësia në shumësi. Ky kthim ka për qëllim edukimin dhe orientimin e nxënësve. Prijësit shpirtërorë të përkryer të vërtetë janë ata që e kanë plotësuar këtë udhëtim të katërt. Kjo është njëlloj me sjelljen e personit i cili, pasi e ka përfunduar shkollën e mësuesisë dhe ka dalë mësues, gjatë procesit mësimor sillet ndaj nxënësve sikur nuk e di shumicën e gjërave që ka mësuar, si rrjedhojë, siguron në mësimdhënie respektimin e një metode graduale. Atyre që e plotësojnë këtë etapë, u thuhet **"muntehii kamil"**, "i përkryer përfundimtar", sepse lartësimi sublim i robit është gjer këtu.

Veç këtyre, në këtë botë ndodhin edhe dy udhëtime të tjera:

**1) Sejri nuzuli** (udhëtimi zbritës). Kështu emërtohet zbritja në botën e mundësisë e qenies absolute me qëllim që të prodhohet qenia relative. Me anë të këtij udhëtimi shfaqen, duken dhe dëshmohen qeniet nga më e ulta, që janë jogjallesat (trupat fizikë), pastaj bimët dhe kafshët e gjer te njeriu si qenia më e lartë në këtë tërësi. Pra, ky udhëtim është gjer në nivelin e njeriut.

**2) Sejri uruxhi** (udhëtimi ngjitës). Ky është udhëtimi i qenieve relative nga lart-poshtë gjer në nivelin ku arrijnë. Ky është udhëtimi i elementëve nga jogjallesat (trupat fizikë), te trupi i bimëve; nga bimët, te trupi i kafshëve; nga kafshët, te trupi i njerëzve. Kjo i ngjet rënies së një pike uji në det.

Në të njëjtën kohë, kjo është shfaqje e të vërtetës **"mevalidi selase"** (bota e tri lloj qenieve). Njëra prej këtyre quhet **"kavsi nuzul"** (harku zbritës), kurse tjetra, **"kavsi uruxh"** (harku ngjitës). Sepse, po qe se bota e qenies mendohet si një rreth dhe po qe se një pikë mbi një pjesë të rrethit supozohet si **"alemi gajb"** (bota e







Besimtarët e kanë pranuar si një parim besimor dhe doktrinar se këto ndryshime dhe dallime që i përfshijnë të gjitha qeniet, nuk mund të fshihen. Sepse kontradikta (dallueshmëria) është njëri nga shkaqet e themelore të ekzistencës së Universit dhe faktori esencial që siguron rregullin dhe funksionin e tij.

Eshtë një parim besimor dhe doktrinar që Zoti, në çastin kur i krijoi shpirtrat, i pyeti:

**"Elestu birabbikum?"** (A s'jam unë Zoti juaj?)[135]

Dhe shpirtrat u përgjigjën:

**"Belá!"** (Po!)

Eshtë për këtë arsye që muslimanët, kur pyeten se prej kur janë muslimanë, përgjigjen:

"Qysh prej **"Kálú belá"** – së!

Çasti i zhvillimit të kësaj ngjarjeje e cila emërtohet edhe **"Bezmi elest"**, është një **pakt** (ahid) i lidhur mes Allahut (Zotit) dhe shpirtrave. Për lidhjen apo realizimin e një pakti duhen plotësuar dy kushte: *i pari*, duhet të ketë dy palë dhe, *i dyti*, të dy palët duhet të zotërojnë vullnet në mënyrë që të mund të marrin përsipër detyrimet e paktit dhe të japin garanci për përgjegjësinë dhe zbatimin e tyre. Kështu, në qoftë se, respektivisht me vullnetin e Allahut (Zotit), vullnet i cili është i konfirmuar dhe i fiksuar me krijimin e Universit prej Tij si autor (subjekt) hegjemon, nuk do të ekzistonte vullneti i njeriut (si palë në këtë pakt), njeriu nuk do të ishte pranuar nga Zoti si palë kompetente për një pakt, për rrjedhojë, nuk do t'i ishte drejtuar pyetja "A s'jam unë Zoti juaj".

Nga ana tjetër, le ta shprehim edhe këtë specifikë me karakter pozicionar që, ky pakt ose kjo marrëveshje hyjnore-humane (mes Zotit dhe njeriut si rob i Zotit) e realizuar në botën e shpirtrave, është shkruar në **Haxherul Esved** (Guri i Zi) dhe, pasi njeriu ka

fshehtë), pika më e largët prej saj është vendi ku drejtëza që kalon nëpër qendër, e pret harkun dhe kjo pikë është pozita e jogjallesave (trupave fizikë). Në këtë mënyrë, në njërën anë të rrethit të ndarë në dy harqe, në njërën anë ndodhet përsosmëria, domethënë, zënë vend qeniet duke filluar nga jogjallesat, me radhë sipas afërsisë ndaj Allahut, kurse në anën tjetër, duke u radhitur në të kundërt, qeniet përfundojnë tek njeriu. Dhe pastaj fillon udhëtimi i përshkruar më lart. Prandaj, njëri nga harqet quhet **harku zbritës** (kavsi nuzuli), kurse tjetri, **harku ngjitës** (kavsi uruxhi).

135. Shih. Kur'ani, Araf, 172.







hyrë në xhennet sipas së drejtës që i është dhënë dhe, kështu, pasi është nderuar edhe më shumë, si dhe, më në fund, pasi Ademi (a.s.), si pasojë e vullnetit hyjnor, është lëshuar në mëkatin që dihet, tashmë, dhe është dërguar në këtë botë, edhe **Haxherul Esved**-i ku qe shkruar kjo marrëveshje, është dërguar pas tij në botë. Në programin e haxhit, nderimi i posaçëm i quajtur *istilam* që i bëhet Haxherul Esvedit është, pothuajse, si rikonfirmim i nënshkrimit në të, rifreskim dhe përforcim i paktit të realizuar në pafillimësi në botën e shpirtrave.[136]

Në këto kushte, bëhet e detyrueshme të pranohet se edhe në botën e shpirtrave, njeriu ka qenë dhe është një qenie me vullnet, kompetente në të drejta dhe detyrime. Ndërkaq, del pyetja: Ç'është entiteti dhe ç'janë kufijtë e këtij vullneti? E, pra, kjo është çështja që kërkon të analizohet dhe të përcaktohet saktësisht.

Nga ana tjetër, edhe Djalli (shejtani), duke mos iu nënshtruar, me anë të një analogjie të gabuar, urdhrit hyjnor për t'i bërë sexhde Ademit pas trupëzimit të tij, ka treguar se është zotërues i vullnetit dhe aftësisë zgjedhëse.[137] Megjithëse mësues i engjëjve, Djalli nuk është nga lloji i engjëjve, por nga lloji i xhindve. Ja, pra, kjo bazë besimore-doktrinare parashtron faktin se, ashtu si njerëzit, edhe xhindët kanë qenë të pajisur në pafillimësi me vullnet krahas shumë dhuntive të tjera hyjnore. Është si rrjedhojë e kësaj që përgjegjësia diskutohet vetëm për njerëzit dhe xhindët, të cilët përbëjnë dy kategori të zgjedhura

136. Me të vërtetë, është një parim doktrinar që, e shprehur në mënyrë teknike, Bejtullahu (Qabja) ndodhet në projeksionin e **Bejti Mamurit** të Arshit të Lartë. Në pafillimësi (eternitet), **Bejti Mamuri** ndodhej në xhennet. Ndërsa engjëjt e bënin tavaf **Bejti Mamurin** gjithmonë, në çastin kur ai u trupëzua, iu bë vend tavafi profetit **Adem** (a.s.). Pastaj, kur **Hz. Ademi** u dërgua në Botë për shkak të mëkatit që dihet, pas tij, edhe **Bejti Mamuri** u zbrit në Mekë, në zonën ku sot ndodhet Bejtullahu (Qabja). Ademi dhe brezi i tij e bënin tavaf atë si një kujtim xhenneti. Kjo vazhdoi kështu gjer në **Përmbytjen e Nuhut** dhe, për të mos u mbuluar nga uji, u ringjit në Arshin e Lartë. Ndërkaq, prej Bejti Mamurit u la në tokë **Haxherul Esvedi** (Guri i Zi) me qëllim që t'u mbetej njerëzve si kujtim një copë prej tij. Mbetja (hatem) e sotme në skajin veriperëndimor të Bejtullahut ishte pjesë e **Bejti Mamurit**. Kur Bejtullahu (Qabja) u rindërtua nga mekasit, pjesa e quajtur **"Hatem"**, për pamundësi materiale, mbeti jashtë, si pjesë e veçuar. Por, meqë Hatemi pati qenë përfshirë dikur në **Bejti Mamur** (pati qenë pjesë përbërëse e Bejti Mamurit), tavafi bëhet duke u përsjellur nga jashtë tij, pra, duke e konsideruar edhe atë si pjesë të Qabes, duke e përfshirë edhe atë në tavafin rreth Qabes.

137. Thelbi i kundërshtimit të Djallit (Shejtanit) ishte ky: Meqë, sipas tij, ai vetë ishte krijuar nga zjarri pa tym, kurse **Hz. Ademi**, nga dheu, pra, meqë zjarri ishte më i lartë (si element) se dheu, s'i takonte t'i përulej Ademit!







ose të privilegjuara mes të gjitha qenieve të tjera veç Allahut (Zotit), të emërtuara me termin e përbashkët *masivaullah*.

Allahu është zotëruesi i dijes së përgjithshme. Kjo do të thotë se Ai di çdo gjë që ka ndodhur e që do të ndodhë. Ndërkaq, është e pamundur që kjo e vërtetë besimore-doktrinare të rroket nga njohja njerëzore e kufizuar në kohë dhe hapësirë, sepse njohja e diçkaje para se të ndodhë ose para se të ekzistojë, krijon pandehmën e gabuar se ajo gjë është e paravlerësuar dhe konstante. Mirëpo e vërteta s'është kështu.

Ndërsa për disa formime (gjeneza), Allahu i Gjithëmadhnueshëm është vetë faktor formues me vullnetin e tij absolut, disa formime (gjeneza) të tjera ia ka lënë dëshirës së njeriut dhe ka dëshiruar në mënyrë volitive që robi t'i realizojë vetë ato – të mira apo të këqija – me anë të vullnetit të pjesshëm që i ka dhënë. Kjo do të thotë që robi, si pasojë e vullnetit që zotëron, është hegjemon brenda një fushe veprimi të caktuar, pra, mund ta bëjë atë që dëshiron. Vetëm se, meqë çdo akt i realizuar si produkt i vullnetit të robit, është **"krijesë"** dhe meqë te robi nuk ndodhet atributi **"krijues"**, Zoti Transcendental krijon atë gjë që parapëlqen dhe zgjedh robi me anë të vullnetit dhe aftësisë zgjedhëse të vet. Domethënë, në aktet njerëzore bashkohen në një të vetme dy atributet **"autorësí"** dhe **"krijuesí"** (autor dhe krijues). Por fakti që Zoti i di (i njeh) këto me dijen e Tij të përgjithshme, nuk do të thotë që i ka paravlerësuar dhe i ka paracaktuar vetë. Ai e di se ç'do të bëjë robi. Kjo dije është mjaft e natyrshme ngaqë tek Allahu (Zoti) nuk ka kohë dhe hapësirë (kufizim kohe dhe hapësire ose dimensione kohore dhe hapësinore). Kjo është aq e lehtë sa ç'është e lehtë për robin ta dijë aktin pas realizimit të tij në kohë[138].

Nga ana tjetër, disa herë, robi mund të mos e realizojë çdo akt që dëshiron edhe nëse ai akt duket i mundshëm për t'u realizuar prej tij. Kjo është rezultat i faktit që vullneti hyjnor me atributin e vet të **krijuesisë** nuk e mbështet vullnetin njerëzor. Për robin, **kaderi**, domethënë paravlerësimi dhe paracaktimi eternal me anë të vullnetit absolut i gjërave që kanë për t'u bërë, nuk dihet, është i panjohur. Por kaderi njihet me kohë, kur realizohet, domethënë, kur

138. Ose, më saktë dhe, në rastin më të mirë, që robi të ketë njohuri për aktin brenda kohës gjatë së cilës ai është duke u realizuar. Shën. i përkthyesit.







bëhet **kada**, aksident[139]. Kjo është një situatë cilësore që lind ngaqë njeriu jeton në një botë me dimension kohor dhe ngaqë njohja e tij eliminohet jashtë dimensioneve të kohës dhe hapësirës. Veç kësaj, kjo situatë cilësore është, në të njëjtën kohë, edhe domosdoshmëri e mëshirës hyjnore. Sepse, në qoftë se njerëzit do t'i dinin qysh më parë ato që do t'u ndodhnin do ta kishin të pamundur të bëheshin të lumtur dhe të ngushëlloheshin e të gjenin kënaqësi me lojërat (variacionet) e ndryshme të jetës. Është në sajë të kësaj fshehtësie të kaderit që, për shembull, personi i cili ka për ta humbur jetën në një aksident rrugor, vazhdon të jetë krejt i qetë gjer në çastin e aksidentit[140]. Përveç kësaj, po të ish e mundur të dihej (njihej) kaderi, nën dritën e kësaj dijeje, aktet do të ndryshonin trajtë dhe entitet, gjë që do ta nxirrte së qeni jetën e kësaj bote, një **"botë prove"** për robin dhe, kështu, rregullsia mbi të cilën është ngritur dhe funksionon kjo botë, do të përmbysej. Për shembull, po qe se dikush do ta dinte qysh më parë kohën se kur do të vdiste, mund të tentonte, pak para vdekjes, t'i vriste tërë armiqtë apo keqdashësit e vet ose mund të merrte iniciativën për të bërë shumë punë që, në kushte të zakonshme, nuk do t'i bënte.

Po qe se do të donim t'i parashtronim këto thënie në mënyrë më të qartë duke i konkretizuar me një shembull konkret por pa dashur të bëjmë asnjëlloj identifikimi, mund të themi se vullneti i përgjithshëm i ngjet rrymës elektrike në rrjetin elektrik të një qyteti. Po qe se rryma është ndërprerë në qendrën e shpërndarjes, shtypja e butonit elektrik për të ndezur dritën nga dikush në dhomën e vet nuk do të kishte asnjë rezultat. Që kërkesa e vullnetit njerëzor të mund të realizohet, duhet që vullneti hyjnor ta mbështesë qysh më parë dhe në mënyrë absolute atë akt. Është për këtë arsye që në të gjitha aktet njerëzore të mira e të këqija, vullneti hyjnor është i pranishëm në mënyrë absolute. Këtë të vërtetë e mbështet edhe

139. Për mendimin tonë, kada-ja është realiteti imediat i kaderit ose, e shpr -hur ndryshe, shndërrimi në këtë çast i kaderit, që është një realitet potencial, në kada, që është një realitet akcidencial. Shën. i përkthyesit.

140. Në fakt, kjo nuk është krejt kështu po qe se nuk harrojmë se tek njeriu veprojnë shpesh edhe parandjenjat dhe ëndrrat si formë e parandjenjave, në bazë të të cilave njeriu ndjen një shqetësim përgjithësisht të pakuptueshëm, por, në raste të veçanta, ndodh edhe që njeriu ta parashikojë saktë të ardhmen e largët ose të afërt. Megjithatë, meqë përjashtimet nuk e prishin rregullin, edhe konsiderata e autorit qëndron. Shën. i përkthyesit.







deklarata hyjnore në Kur'an, sipas së cilës, pa lejen e Allahut nuk mund të bjerë asnjë gjethe nga ndonjë pemë.[141]

Edhe masonët të cilët mbahen sikur kanë parashtruar një sistem zhvillimi e përparimi njerëzor me 33 gradë, mund ta bartin këtë bindje gjer në gradën e 18-ë. Pa e lënë këtë dhe pa e pranuar pikëpamjen e quajtur **"deizëm"**, nuk mund të gradohen në gradën e nëntëmbëdhjetë e lart. Deizmi është pikëpamja e cila, ashtu si të gjitha fetë qiellore, e pranon se në çastin e krijimit të Universit, vullneti hyjnor është efektiv në mënyrë gjithëpërfshirëse absolute, por, pas krijimit, vullneti hyjnor i pret lidhjet me botën e krijesave të paskrijimit. Ata e përmendin Zotin si **"Arkitekti i Madh i Universit"**, prandaj, simbolet e tyre janë mjete pune të arkitektëve, si kompasi dhe vizorja. Ashtu siç ndodh me arkitektin i cili, pasi ta ketë projektuar dhe ngritur ndërtesën sipas dëshirës, mbetet indiferent ndaj funksionit dhe përdorimit të saj, edhe Zoti ka të njëjtin pozicion ndaj Universit. Kjo do të thotë se në vështrimin e Islamit, masonët e gradës nëntëmbëdhjetë e lart janë **"munkir"**, mohues dhe heretikë.

Pohimi se në të gjitha evenimentet dhe formimet (gjenezat) ku njerëzit dhe xhindët mund të jenë faktorë veprues (autorë, subjekte), është i pranishëm vullneti hyjnor, nuk duhet të kuptohet si pohim i miratimit të Allahut (Zotit) për të gjitha ato akte. Kjo (pozicioni i Zotit ndaj këtyre akteve – M.H.) ndoshta mund të shprehet saktë me termat **"lejim"** (musaade) ose **"leje"** (ruhsat). Megjithëse vullneti i Zotit është i pranishëm në çdo gjë (eveniment ose formim), miratimi i Tij është vetëm për të mirën dhe të dobishmen. Kështu që, nëse, kur duhet, Zoti lejon që robi ta dëshirojë të keqen dhe ta përdorë vullnetin për realizimin e saj, Zoti lejon që robi ta dëshirojë në mënyrë volitive të keqen, kjo është domosdoshmëri logjike e faktit që jeta e kësaj bote është një botë prove dhe, si përfundim, domosdoshmëri logjike e shpërblimit dhe ndëshkimit. Në të kundërt, krijimi i xhennetit dhe xhehennemit do të ishte absurditet. Mirëpo është e qartë se nuk mund të mendohet që Zoti të merret me gjëra të kota e absurde! Sepse njëri prej atributeve të Tij është "**Muteal"** (Transcendental), domethënë, i përkryer në mënyrë pamundësisht të njoh-

141. **"Çelësat e së fshehtës janë tek Allahu dhe askush nuk i njeh ato përveç Allahut. Ai di për gjithçka ka në tokë e në det, pa lejen e Tij asnjë gjethe s'bje! Ai di edhe për farën e vetme brenda errësirës së dheut! Çdo gjë e njomë dhe e thatë ndodhet në librin e qartë!"** (Kur'ani, En'am, 59)







shme e të përfshihshme. Po qe se robi do të ndëshkohej për një akt të parealizuar për shkak se vullneti hyjnor nuk e ka mbështetur aktin në fjalë pavarësisht se robi ka dashur të bëhet faktor (subjekt) veprues në atë akt, kundërshtimi dhe revolta e robit do të ishin të arsyeshëm e të logjikshëm. Pandehim se kjo ide bëhet më e kuptueshme me këtë shembull:

Le të mendojmë se babai e çon djalin në një njësi shitjeje lodrash për fëmijë me qëllim që t'i blejë një lodër për t'u zbavitur. Babai i cili, pa dyshim, e do dhe e mëshiron të birin, para se i biri të bëjë një zgjedhje, kërkon t'ia përshkruajë atij anët e mira dhe anët e këqija të të gjitha lodrave që ndodhen në atë njësi shitjeje. Ai ia përshkruan djalit me aq sa ç'është e nevojshme veçoritë e çdo lodre: "Kjo është një lodër krejt e parrezikshme me të cilën mund të luash e të zbavitesh si më mirë, me këtë tjetrën mund t'ia nxjerrësh syrin shokut, kurse me këtë tjetrën mund t'ia presësh dorën!" Pastaj ia njeh të drejtën të zgjedhë brenda kufijve të asaj njësie shitjeje. Ndërkaq, nëse djali, pavarësisht nga të gjitha orientimet dhe paralajmërimet e babait, zgjedh një lodër të rrezikshme, babai ose paguan dhe ia blen lodrën, domethënë e mbështet realizimin e qëllimit tek i cili drejtohet vullneti i djalit, ose bën të kundërtën, nuk e paguan lodrën duke e lënë të pafuqishëm vullnetin e djalit.

Ja, pra, përballë Zotit me vullnet të përgjithshëm, të gjitha krijesat dhe, në këtë mes, posaçërisht njeriu, i përngjajnë fëmijës tek shembulli i mësipërm. Po të vihet re me kujdes, jo vetëm vullneti i tij vetiak është i pamjaftueshëm për ta realizuar qëllimin, por edhe fusha ku mund të realizohet ai vullnet është e kufizuar.

Në anët e parqeve ka njerëz që shëtisin qentë. Qentë kanë një rrip, skaji i të cilit ndodhet në dorë të të zotit. I zoti i qenit, po deshi e bën këtë rrip nja dy metra të gjatë, po deshi, e bën pesë-gjashtë metra të gjatë. Qeni jo vetëm s'ka fuqi ta zgjatë apo shkurtojë rripin, por dhe as që mund të qortohet për këtë. Ai ka vetëm mundësinë të zgjedhë që distancën mes tij dhe të të zotit, ta përdorë duke i dalë para, pas ose anash. I zoti rrallë i ndërhyn qenit në përdorimin e kësaj mundësie dhe të drejte zgjedhjeje. Ja, pra, i tillë është vullneti te robi, një vullnet, kufijtë e të cilit nuk njihen qysh më parë kategorikisht dhe teorikisht, por që mund të kuptohen vetëm me realizimin e evenimentit përkatës. Dhe, meqë e gjitha kjo mbështetet në paravlerësimin hyjnor, nuk ndryshon dhe nuk mund të ndryshohet.







Krahas kësaj, pavarësisht nga pandryshueshmëria dhe pamundësia për t'u ndryshuar, është jashtë çdo diskutimi se mbi këtë vullnet të pjesshëm janë të pranishëm dhe veprojnë shumë faktorë të njohur dhe pamundësisht të njohur. Prandaj duhen prekur edhe rolet – shpesh të pamundur për t'u zbuluar – që luajnë këta faktorë në dobësimin-fuqizimin si dhe në orientimin e vullnetit të pjesshëm njerëzor.

Me të vërtetë, numërimi i saktë i këtyre faktorëve shtesë që prekëm lidhur me vullnetin, është i pamundur. Ne do t'i prekim vetëm kryesorët ndër këta faktorë që janë, disa, vetiakë apo të fituar, disa, të jashtëm apo shoqërorë.

**b) Faktorët ndikues të mundshëm mbi vullnetin njerëzor**

Nuk mund të mohohet se, fakti që embrioni i ngjizur në mitrën amësore nga sperma e lëshuar nga babai dhe që është kapitali i parë i njeriut në botën materiale, është formuar nga ushqim hallall ose haram dhe është lëshuar apo jo me besmele në mitër, si dhe fakti nëse ekziston kurora (nikah) e cila formon bazën e legjitimitetit të marrëdhënies nënë-baba, ushtrojnë shumë ndikime, shumica e të cilave pamundësisht e përcaktueshme, mbi kaderin, karakterin, ndjenjat dhe mendimet e **"njeriut"** që do të formohet nga ai embrion. Për shembull, meqë nënvetëdija e një fëmije të lindur nga një lidhje jolegjitime mes dy personave pa kurorë, do të jetë, të paktën e shtyrë nga motive të denigrimit njerëzor, e mbushur plot me kriza të kësaj të vërtete e cila e shndërron atë në një viktimë, është e pamundur që krizat në fjalë të mos reflektohen në mendimet dhe ndjenjat dhe, si përfundim, në vullnetin e tij.

Eshtë një e vërtetë e njohur se, në çdo familje, fëmija i parë është më i turpshëm e me fantazi më të zhvilluar. Kjo shpjegohet me faktin se fëmija i parë është ngjizur në një kohë kur prindërit nuk janë bërë ende të njëri-tjetrit, pra, kur midis tyre nuk është arritur ende intimiteti i plotë, për rrjedhojë, sundon ndjenja e turpit. Ndryshe nga kjo, është vërejtur vazhdimisht dhe në shumë raste se fëmija i fundit është më i lirshëm se i pari. Në këtë mënyrë, konfirmohet se në fillim të aventurës së tij në mitrën amësore, fetusi merr pjesë edhe nga konstitucioni shpirtëror i prindërve të cilët përbëjnë shkakun e parë formal të ekzistencës së tij. Nuk mund të mohohet







ndikueshmëria e kësaj situate cilësore mbi prirjet e tij shpirtërore që do të dalin në shesh në të ardhmen. Po t'i shtohet kësaj edhe fakti se mendimet dhe ndjenjat janë më të hershme se vullneti dhe se luajnë rol në trajtësimin e tij, del në shesh e vërteta se vullneti njerëzor varet nga shumë ndikime të tilla të përcaktuara e të papërcaktuara.

Njëri nga këta faktorë ndikues janë edhe specifikat lidhur me strukturën trupore dhe karakterin që përçohen nga prindërit tek fetusi me rrugën e trashëgimisë. Siç dihet, qysh në stadin si vezë e fekonduar, njeriu trashëgon nga prindërit veçori gjenetike të përbashkëta që nuk duhet harruar se do të përbëjnë në të ardhmen bazën e sjelljeve të tij dhe se është jashtë çdo diskutimi se sjelljet në fjalë do të jenë produkte të dëshirave të tij volitive ose, shkurt, të vullnetit të tij të ngjizur qysh në këtë stad.

Një faktor tjetër ndikues është edhe klima dhe ushqyerja. Shkencëtari i madh, **Ibni Halduni**, i cili ka hapur brazdën e **historisë së filozofisë** në botë, është përqëndruar gjerë e gjatë në introduktën e historisë së përgjithshme me titull **"Kitabul Iber"** mbi ndikueshmërinë e këtyre dy faktorëve mbi individin dhe shoqërinë dhe ka parashtruar shumë pikëpamje të drejta. Ne këtu po mjaftohemi të themi vetëm kaq se është një e vërtetë që mund të vëzhgohet nga çdokush se njerëzit e lindur dhe rritur në zona malore janë të shkathët, të hedhur e të guximshëm, kurse njerëzit e lindur dhe rritur në fushë ose në rrafshinat e shkretëtirës, janë të drojtur dhe, në të shumtën e rasteve, indiferentë ose të ngadalshëm. Nga ana tjetër, nuk mohohet se edhe njerëzit e rritur në kushte gjeografike e klimaterike me qiell përgjithësisht të hapur e të kthjellët, janë altruistë, të prirur për të qenë të ndjeshëm dhe fantazues, kërkues të së vërtetës, me natyrë poetike, se, përkundrazi, njerëzit e rritur në kushte gjeografike dhe klimatike me qiell të mbyllur dhe mot të rëndë, paraqesin, përgjithësisht, një gjendje shpirtërore të karakterizuar nga egoizmi, mençuria e hollë dhe egocentrizmi. Një krahasim sipërfaqësor mes prirjeve të përgjithshme të njerëzve që jetojnë në botën lindore e perëndimore, është e mjaftueshme për ta rrokur këtë të vërtetë.

Përveç këtyre, ndikueshmëria e produkteve ushqimore mbi karakterin njerëzor, për pasojë, mbi vullnetin dhe aftësinë zgjedhëse, është e konfirmuar me regjimin ushqimor të nxjerrë nga Islami me konkluzione si hallall-haram, etj. Shembulli më i theksuar i kësaj është ndalimi i ngrënies së mishit të derrit i cili dallohet ndër kafshët për cilësinë që nuk bëhet xheloz për femrën e vet. Eshtë një e vër-







tetë e njohur nga kushdo se me këtë ndalim është dashur të parandalohet tejçimi tek njerëzit i kësaj veçorie të derrit. Na duket se nuk bëjmë gabim po ta shpjegojmë mpirjen karakteristike të kinezëve me faktin që gjatë gjithë shekujve janë ushqyer me oriz, qëndrueshmërinë e krimeasve në rrugë me faktin që ushqehen me mish kali, grindavecërinë e banorëve të brigjeve të Detit të Zi sa me truallin e thyer kodrinor ku jetojnë, aq edhe me mbisundimin e produkteve si peshku dhe misri në regjimin e tyre ushqimor, etj.

Nga ana tjetër, është një e vërtetë e njohur qysh në krye të herës në botën islame se ushqyerja e vazhdueshme me produkte shtazore nxjerr në pah tek trupi i njeriut ashpërsinë dhe egërsinë, kurse ushqyerja me produkte bimore, butësinë dhe pajtueshmërinë. Fakti që, ndryshe nga ashpërsia dhe egërsia e mishngrënësve, vegjetarianët karakterizohen nga butësia dhe pajtueshmëria, është një eveniment që mund të vëzhgohet lehtësisht nga kushdo. Është si pasojë e kësaj veçorie të konfirmuar dhe të vëzhguar rregullisht me prova dhe eksperimente mbi qenie të gjalla eksperimentale, që, ata që ecin në rrugën e tasavvufit (mistikës islame), njëra nga metodat që ndjekin për zhvillimin dhe përparimin moralo-shpirtëror, është që, gjatë ushtrimit të **përkorësisë**[142] në ushqyerje, të shmangen nga konsumimi i produkteve shtazore. Kjo ndikueshmëri e produkteve ushqimore shqyrtohet sot në botën perëndimore gjerë e gjatë në shkencën e re të emërtuar **"Gastronomia"** (Ushqyerja).

Me të vërtetë, rëndësia e ushqyerjes është bërë më e mprehtë sot, në kohën tonë, për shkak të pozicionit të theksuar armiqësor e dëmprurës ndaj njerëzimit, të marrë në këtë fushë nga çifutët të cilët e njohin veten jo bij të Adamit, por nipër të Djallit![143]

142. Në origjinal: Riyâzât. Shën. i përkthyesit.

143. Çifutët janë sot dora e parë në tregtinë ushqimore. Njëri nga mjetet shpë - doruese dhe dëmtuese kundër njerëzimit që kanë në dorë çifutët si armiq të të gjithë njerëzimit, janë lëndët e para dhe produktet ushqimore. Ndërsa një mall tjetër jo të konsumit të përditshëm, për shembull, veshmbathjen, njeriu e zgjedh dhe e blen sipas mundësive si dhe me intervale kohore të gjata, duke patur, kështu, mundësi, për t'u veshur e mbathur edhe me sende pak a shumë të vjetra, produktin ushqimor si nevojë dhe konsum të përditshëm, është i detyruar ta blejë për çdo ditë. Prandaj, çifutët kanë bërë gjithçka për ta shtënë në dorë tërë tregtinë ushqimore në botë. Në të kaluarën, monopolizimi relativ i produkteve ushqimore mund të bëhej vetëm me anë të **tregut të zi**, kurse sot, kësaj mundësie i është shtuar **edhe trajtimi i produkteve ushqimore me emulsione** për t'ua zgjatur qëndrueshmërinë në ruajtje, pra, afatin më të gjatë të përdorimit. Pasi në botën perëndimore nisi revolucioni industrial dhe njerëzve iu pakësua koha e lirë për të dalë në treg, zgjuarsia çifute nisi të shpikë







disa substanca shtesë për produktet ushqimore me qëllim për të parandaluar prishjen e tyre të shpejtë. Me anë të këtyre substancave shtesë që i japin mundësi njeriut të blejë produkte ushqimore, ta zëmë, një herë në pesëmbëdhjetë ditë, çifutët përfitojnë nga rasti për ta helmuar njerëzimin në mënyra të ndryshme.

Ushqyerja dhe klima janë faktorë themelorë në formimin e karakterit të njeriut. Eshtë për këtë arsye që Islami ka vënë një regjim të caktuar ushqimor. Në të kaluarën osmane, tatarët shërbenin si korrierë dhe shpërndarës postarë, sepse karakaterizoheshin nga qëndrueshmëria e lartë në udhëtim ngaqë gjatë gjithë jetës ushqeheshim me mish kali. Fakti që kinezët, duke u tërhequr në vetvete si kërmilli në guaskë, kanë jetuar shekuj të tërë të heshtur e indiferentë në vendin e tyre, është pasojë e ushqyerjes së tyre për shekuj të tërë me oriz. Muslimanët që e dinë këtë, gjatë kohës së tërheqjes në **"përkorësi"**, nuk hanë produkte shtazore. Sepse, ndërsa produktet shtazore bëhen faktorë aktiviteti dhe vrulli, produktet bimore shtojnë pasivitetin dhe butësinë (butësinë në moral).

Ndërkaq, s'duhet harruar se edhe ilaçet janë, shpesh, koncentrate produktesh ushqimore elementare ose të kombinuara. Eshtë një e vërtetë e vëzhguar se këto ushtrojnë ndikim mbi organet dhe gjymtyrët dhe, ndonjëherë, edhe mbi gjendjen shpirtërore. Kjo do të thotë se edhe emulsionet si koncentrate për trajtimin e qëndrueshmërisë së produkteve ushqimore të gatshme ose gjysmë të gatshme kanë të njëjtat efekte.

Një mënyrë tjetër ndërhyrjeje në strukturën e produkteve ushqimore është edhe trajtimi hormonal i tyre qysh në farë, pastaj edhe gjatë rritjes nëpërmjet koncentrateve ushqimore që nxisin marrjen e rendimenteve të larta, etj. Mirëpo, është vënë re dhe vërtetuar se **mishi i trajtuar me hormone**, duke ulur ndjeshmërinë seksuale mashkullore tek meshkujt dhe ndjeshmërinë seksuale femërore tek femrat, bëhet shkak për uljen e përqindjes së natalitetit si dhe për lindjen e një brezi jo të shëndoshë.

Me anë të trajtimit të produkteve ushqimore me emulsione shtesë si dhe me rrugë të tjera tinzare, çifutët luajnë një lojë të rrezikshme veçanërisht mbi kombin gjerman duke arritur qysh sot një pakësim prej rreth një milion lindjesh në vit. Dhe asnjë gjerman nuk e di se ky është një plan afatgjatë çifut për asgjësimin e kombit gjerman!

Sot, përbërja e produkteve ushqimore paraqitet në etiketën e produktit me anë të një analize spektrale të cilën nuk e kupton konsumatori i cili ka të drejtë ta dijë me hollësi përmbajtjen e produktit që blen dhe konsumon. Kurse çifutët nuk konsumojnë asnjë produkt ushqimor të trajtuar me emulsione. Në përngjasim me konceptin **"hallall"** të muslimanëve, ata konsumojnë produkte të cilësuara **"kosher"**. Sot në Evropë, në marketet e mëdha ka sektorë me produkte të etiketuara "kosher", të posaçme vetëm për çifutët.

Edhe për ne, muslimanët, çështja e trajtimit të produkteve ushqimore është e rëndësishme si për vlerën e tyre hallall-haram (i lejuar, i bekuar-i palejuar, i pabekuar), ashtu dhe për vlerën e tyre në dobi apo në dëm të shëndetit.

Për këtë çështje e cila, në të vërtetë, është jashtëzakonisht e gjerë, po mjaftohemi duke dhënë këtu vetëm një përmbledhje sa kjo. Por atyre që kërkojnë të marrin më shumë njohuri, u këshillojmë këtë libër: **Fatıma Mehlika Mısıroğlu**, *Yeşil Çevre ve İslâm*, İstanbul, 1994, Sebil Yayınları.

Përveç dëmtueshmërisë së shëndetit të njerëzve që paraqesin emulsionet përpunuese të produkteve ushqimore, sot është shfaqur, gjithashtu si shpikje e çifutëve, belaja e ushqimeve të hormonizuara. Produktet ushqimore bimore e shtazore të hor-







Fakti që pamundësia për të marrë në mënyrë të mjaftueshme e të ekuilibruar proteina dhe minerale që janë të domosdoshme për periudhën e fëmijërisë dhe rritjes, ndikon negativisht sa në strukturën fizike të trupit, aq edhe në funksionet e trurit, është një nga të vërtetat që parashtrojnë sot shkencat e natyrës. A nuk e vlen të mendohet dhe analizohet seriozisht fakti që, për shembull, konsumimi i peshkut, mishi i të cilit përmban shumë fosfor, ndikon pozitivisht mbi funksionin e zgjuarsisë, kurse, përkundrazi, ushqyerja e vazhdueshme kryesisht me produkte brumore luan rol negativ mbi trurin? Pa asnjë dyshim, eventualiteti i vullnetit shfaqet në mënyrë shumë të dallueshme mes një njeriu të zgjuar dhe një njeriu kokëtrashë!

---

monizuara kanë shumë të meta me pasoja të rrezikshme, por kjo gjë nuk njihet aq sa ç'duhet në vendin tonë. Ndërkaq, shumë vende kanë nxjerrë ligje që ndalojnë prodhimin, importimin dhe konsumimin e produkteve në fjalë, gjë që, sigurisht, nuk është pa shkak. Për shembull, dihet se Bashkimi Evropian e ka ndaluar konsumimin e mishit të hormonizuar në vendet brenda bashkësisë. Në këtë kuadër, po qe se një rritës kafshësh për tregti mishi ndërhyn me rrugë hormonale në ushqyerjen e tyre për të marrë rendimente të larta, mishin e atyre kafshëve mund ta shesë në **"vendet e botës së tretë"**, por në asnjë mënyrë në vendin e vet! Dhe kjo është një shfaqje tjetër e egoizmit të njeriut të qytetërimit perëndimor si dhe e standartit të dyfishtë që përdor qytetërimi në fjalë.

Në u dashtë dhënë një shembull tjetër, le të përmendim se sot në Amerikë prodhohen shtatë lloje misri. Katër prej tyre, meqë janë të trajtuara me hormone, nuk mund të hyjnë në BE. Për produkte ushqimore të tilla, shtetet kanë vënë kufizime ose ndalime pas studimeve dhe eksperimentimeve mbi to, kurse Turqia s'di gjë për këto zhvillime. Vendet e Evropës Perëndimore që e kanë marrë në kompetencë të vet prodhimin tonë të produkteve ushqimore pa hyrë ne ende në BE, po e çojnë drejt ndalimit mbjelljen e panxharit me pretekstin që ne duhet të përdorim, në vend të panxharit, kallam sheqeri në fabrikat tona! Mirëpo asnjë nga fabrikat tona aktuale nuk e kanë teknologjinë e duhur për përdorimin e kallamit të sheqerit. Çështja është se ne importojmë nga Amerika misër të hormonizuar nga i cili nxjerrim glykogjen shumë të rrezikshëm për shëndetin, dhe e përdorim në fabrikat e sheqerit për prodhimin e sheqerit dhe, kështu, me një sheqer të përftuar nga një lëndë e ndaluar nga të tjerët si produkt i rrezikshëm për shëndetin, e helmojmë popullin tonë çdo ditë!

Këtu duhet ta bëjmë të qartë edhe këtë që, për të dalë në shesh të gjitha rreziqet e mundshme të produkteve ushqimore të përftuara me ndërhyrje hormonale, produktet në fjalë duhen përdorur të paktën gjatë dy brezave. Kjo do të thotë që helmimi me këto produkte ndjek një ecuri mjaft të ngadalshme.

Nga ana tjetër, farërat e përftuara me ndërhyrje hormonale dhe të emërtuara **"hibrite"**, janë, gjithashtu, në një farë mënyre, monopol i çifutëve, sepse, meqë nga hibritet nuk merren farëra për shkak se degjenerojnë qysh në gjeneratën e dytë, bëhet i detyrueshëm importimi i farës për çdo vjet nga çifutët! Meqë e kanë formuar një monopol të tillë në të gjithë botën, çifutët ua shesin të gjithëve me çmimin e arit farat e bimëve ushqimore duke realizuar, kështu, një shfrytëzim më vete!







Edhe ndikueshmëria në favor apo kundër e mjedisit të jashtëm në trajtësimin e vullnetit në jetë, nga familja në shoqëri, është një e vërtetë krejt e hapur. Kësaj i duhet shtuar edhe edukimi i organizuar dhe i vetvetishëm ose natyral.

Me të vërtetë, po qe se natyra njerëzore s'do të kishte asnjë kapacitet dhe mundësi për ndryshim, në fjalore s'do të ekzistonte një fjalë e tillë, si **"edukim"**.

Për ta kuptuar ndikueshmërinë mbi vullnetin, edhe të **"trashëgimisë sociologjike"** krahas trashëgimisë biologjike, mjafton të shihen dallimet mes veçorive kryesore të kombeve e popujve. Për shembull, disa shtrembërime në sjelljet, mimikën dhe pantomimën e evgjitëve janë, pa dyshim, pasoja të trashëgimisë sociale.

Juristi italian **Lombrozo** (Cesare Lombroso, 1835-1909) që zë një pozitë të shquar mes teoritikëve të së drejtës, njihet me parimin e tij të veçantë të **"fajësisë së bashkëlindur"**. Sipas tij, ata që e evidentojnë vullnetin e vet për të bërë faj, janë të detyruar të veprojnë kështu si domosdoshmëri e strukturës së tyre biologjike. Krejt ashtu si në rastin e **Frojdit**, edhe e vërteta në pikëpamjen e **Lombrozos** i cili një pikëpamje të saktë në fillimin e saj, e transformon në diçka të gabuar duke e përgjithësuar me të gjitha mundësitë, është e tillë: Për shembull, njerëzit tek të cilët gjëndrra e **hipofizës** sekreton me të tepërt, janë jashtëzakonisht nevrikë. Njerëz të tillë bien në faj në raport të drejtë me intensitetin e nervozitetit të tyre të theksuar. Për shembull, në ndryshim nga dikushi i cili mund ta kapërcejë një ngatërresë me një debat të thjeshtë, ata e zgjidhin me krim. Personat e vuajtur në mënyrë të pamjekueshme në këtë drejtim, bëhen egoistë, pa dëshirë në jetë dhe indiferentë në reagim dhe sjellje ndaj mjedisit të jashtëm.

Gjendja biologjike-anatomike **hermafrodite**[144] tek njerëzit reflektohet në masë të madhe në vullnetin dhe në aftësinë zgjedhëse të tyre, pasi kjo është një gjendje jo e natyrshme.[145] Dhe dihet qartë

144. Në origjinal: Hünsâ. Shën. i përkthyesit.

145. Efekti më i madh i dukurive jo të natyrshme tek njeriu mbi personalitetin e njeriut, për pasojë, mbi vullnetin e tij, dhe, veçanërisht, mbi meshkujt, është impotenca seksuale. Shkaku i kësaj është ky:

**Imam Gazaliu** përcakton tre motive themelore në natyrën krijimore të njeriut, të cilat i emërton:

a) Fuqia e mendjes (arsyeja)
b) Fuqia e trupit (forca)







ndikueshmëria e të gjitha veçorive të natyrshme të trupit mbi vullnetin. Për shembull, mundësitë dhe prirjet, si mendja (arsyeja), epshi dhe zemërimi, nuk janë të fuqishme në të njëjtën gradë tek të gjithë njerëzit. Këto, jo vetëm luajnë rol në orientimin dhe trajtësimin e vullnetit të individit, por, në vartësi edhe të ndikimeve të jashtme, e zmadhojnë ose e zvogëlojnë edhe një herë më shumë këtë rol. Për shembull, po qe se një i ri ende në periudhën shkollore e ka zërin të bukur, nxitjet dhe inkurajimet e jashtme mund ta bëjnë atë që ta lërë shkollën (për t'iu kushtuar zërit të bukur). Po kështu, është e vërtetë se hafizët me zë të bukur, shpesh herë, e lënë përparimin në fushën e diturive fetare duke vendosur t'i kushtohen kësaj dhuntie. Edhe të rinjtë të shquar për forcë fizike, në vitet e shkollës së mesme, nën ndikimin, nxitjen dhe inkurajimin edhe të interesave të jashtme, e lënë shkollën për t'iu kushtuar veprimtarive të ndryshme legale ose ilegale që kërkojnë forcë dhe qëndrueshmëri fizike. Ndoshta struktura jonë trupore ka edhe veçori të tjera ende të pazbuluara të cilat re-

---

c) Fuqia e epshit (sensualiteti)

Pastaj, duke i analizuar gradët e tyre, si grada e **skajshmërisë së djathtë ose teprimit** (ifrat), grada e **skajshmërisë së majtë ose dobësimit** (tefrit) dhe grada **e mesme ose e maturisë** (itidal), përpiqet t'i tregojë njeriut rrugët dhe dobitë e mundësisë për të qenë i matur në këto veçori. [**Imam Gazaliu** e emërton teprimin në arsye, **zgjuarsi dredharake** (xherbeze), dobësimin, **kokëtrashësi** (gabavet) dhe maturinë, **urtësi** (hikmet); teprimin në forcë e emërton **furi** (zemërim të vrullshëm) (tehevvur), dobësimin**, frikacakëri** (xhebanet) dhe maturinë, **kurajë** (shexhaat); teprimin në sensualitet e emërton **imoralitet, mëkat** (fuxhur), dobësimin, **mefshtësi, ngrirje** (xhumud) dhe maturinë, **nder, virtyt** (iffet). Ai tregon se maturitë janë shkaqe për vlera dhe virtyte, kurse qëndrimet e skajshme (teprimet dhe dobësitë), shkaqe për diskreditim.] Edhe efektet e këtyre tri faktorëve mbi vullnetin dhe aftësinë zgjedhëse të njeriut është e pamundur të mohohen. Ndërkaq, sipas nesh, faktori më me efekt ndër këta është sensualiteti. Faktin se sensualiteti përbën një motiv shumë rrënjësh e tejet të thellë, si dhe rëndësinë e jashtëzakonshme të kënaqjes ose moskënaqjes në këtë drejtim, i përshkruan me hollësi në mënyrë çuditërisht të thellë **Shejhi Ekber Muhjiddin Arabiu** në veprën e tij me titull **"Fususul Hikem"** në temën e posaçme për Profetin Muhammed.

Sipas pikëpamjes që një pjesë të saj e kemi parashtruar identikisht më tej, dëshira më me rrënjë tek njeriu është prirja për ta kapërcyer vdekshmërinë. Kjo dëshirë është më tronditësja e prirjeve të nënvetëdijshme. Është çasti i frymëzimit i cili, me anë të ndjenjës se prej tij po formohet një njeri i ri, i ofron njeriut ngopjen dhe kënaqjen më të madhe. Fakti që kënaqësia në çastin e frymëzimit është më e madhja ndër kënaqësitë njerëzore dhe subjektive, është pasojë e ngopjes dhe kënaqjes më me rrënjë, të quajtur **"prirja për ta kapërcyer vdekshmërinë"**. Ndoshta edhe dehja që ndjen artisti pasi e sendërton veprën e vet e cila të paktën do ta bëjë të famshëm, mund të merret në konsideratë në këtë kategori. Edhe nëse kjo dukuri s'është e qartë dhe e dallueshme, fiksohet me faktin se e ngop dhe e kënaq nënvetëdijen dhe patjetër që luan një rol të madh në trajtësimin dhe orientimin e vullnetit.







flektohen në shpirtin, karakterin dhe vullnetin tonë. Në veprën e tij, **"Marifetname"**, **Ibrahim Hakiu nga Erzurumi** ka shënuar me radhë të gjitha ndikimet e mundshme të të gjitha organeve të trupit mbi karakterin, për pasojë, mbi vullnetin. Edhe nëse mendohet se në konstatimet e tij ka një farë hiperbolizimi,[146] ndikueshmëria në një masë të caktuar e veçorive të organeve dhe gjymtyrëve mbi karakterin dhe, si rezultat, mbi vullnetin, nuk mund të mohohet.

Në të drejtën njerëzore, këta faktorë ndikues, veçanërisht në fajet pa paramendim, merren parasysh, në raport me sa mund të përcaktohen, në dhënien e dënimit.

Të gjitha këto që u thanë gjer këtu, tregojnë se mbi **vullnetin** i cili është një nga motivet themelore në peshoren hyjnore mbi përgjegjësinë ose shpërblimin, luajnë rol shumë faktorë ndikues të përcaktuar apo të papërcaktuar që i ngjajnë një shiu radioaktiv që bie mbi të.[147] Ndërsa, siç e thamë më lart, një pjesë e këtyre merren

---

146. Analiza në këtë mënyrë nga **Hirësia Ibrahim Haki** e veçorive që u pë - kasin organeve dhe gjymtyrëve, mbështetet në vëzhgimet e tij përfundimisht parashikuese, imagjinare si dhe pak edhe të jetës shoqërore. Kurse dijetari gjerman **Ernest Kreschmer**, duke kryer studime laboratorike mbi afro dhjetë mijë njerëz, ka parashtruar një vepër krejtësisht shkencore me titull **"Struktura trupore dhe karakteri"**. Kjo vepër shkencore e cila ka marrë formë të plotë në përfundim të vëzhgimeve që mbushin tërë jetën e tij si mjek, është përkthyer dhe bërë pasuri e gjuhës sonë nga sociologu ynë, Prof. Dr. **Mumtaz Turhan**, dhe është botuar më 1949 në kuadrin e botimeve të Fakultetit të Letërsisë së Universitetit të Stambollit.

147. Disa mistikë që i kanë marrë parasysh nga shumë aspekte formale e pë - mbajtësore këta faktorë ndikues mbi vullnetin, meqë e kanë nënvleftësuar me sa kanë pasur mundësi rolin e tij, janë akuzuar vazhdimisht për mohim të vullnetit. Njëri prej këtyre është edhe shehu i sektit Melami, **Muhammed Nurularab**, i cili pati bërë një popullaritet të gjerë në periudhën e fundit osmane. Thashethemet sipas të cilave ai e mohonte **"vullnetin e pjesshëm"**, patën depërtuar gjer në Pallat në kohën e **sulltan Abdylmexhidit**. Atëherë, sulltani, meqë ishte kureshtar për çështjen, përdori metodën e hetimit të fshehur pa i dhënë rast shehut të kuptonte gjë. Kështu, në Pallat u vendos që shehu të sillej në Stamboll pa e fyer dhe, në një konak pashai, të futej, pa e kuptuar, në një diskutim shkencor. Sulltani do ta ndiqte diskutimin i fshehur në një skutë të quajtur kafaz, të ndara, këto, të zakonshnme, të arkitekturës së shtëpive të mëdha por edhe të zakonshme. Dhe kështu u bë. Pasi nisi diskutimi me çështje të tjera të trajtuara nga hoxhallarët, fjala u suall te çështja e vullnetit dhe shehu i njohur u pyet se ç'mendonte mbi këtë specifikë. Dhe **Sheh Muhammed Nurularab** tha kështu:

"Sigurisht që tek robi ekziston një vullnet i pjesshëm. Ky është edhe burimi i përgjegjësisë. Vetëm se jo tek çdo njeri dhe në çdo kohë. Për shembull, unë, sigurisht që kam një vullnet të pjesshëm. Mirëpo unë kam ardhur këtu me urdhër mbretëror dhe, gjithashtu, nuk e kam në dorë vetë që të ngrihem e të largohem. Gjersa urdhri mbretëror që më detyroi të vij këtu, të mos përsëritet në drejtim të kundërt, pra, për







parasysh edhe në të drejtën njerëzore, nuk mund të mendohet që të mos futen në llogari në peshoren hyjnore. Për shembull, ndërsa nuk shihet i justifikuar një njeri i cili ka kryer një faj si pasojë e dobësimit të vullnetit dhe aftësisë zgjedhëse pasi ka pirë alkool, personi i cili ka kryer faj në mënyrë të pavullnetshme, meriton falje në një masë të caktuar. Kurse në peshoren hyjnore, sigurisht që do të luajnë rol në përcaktimin e kufirit të përgjegjësisë së individit edhe faktorë ndikues të tjerë jashtë vullnetit dhe aftësisë zgjedhëse të tij. Siç e thamë më lart, Zoti i Gjithësisë i cili nuk e bën përgjegjës robin më shumë se ç'mban, sigurisht që ka për t'i futur në llogari në përcaktimin e durimit të robit faktorët ndikues të jashtëm të pranishëm përveç vullnetit dhe aftësisë zgjedhëse të tij. Krejt si përjashtimi i një farzi (elementi të detyrueshëm) abdesti për personin i cili nuk ka krahë (i ka humbur aksidentalisht krahët).

Dihet pak a shumë se mbi vullnetin njerëzor luajnë rol shumë faktorë ndikues të tillë. Për shembull, ngjyrat!.. Ndikimi i ngjyrës së kuqe mbi shfaqjen e zemërimit është një e vërtetë e njohur mjaft mirë. Prandaj matadorët përdorin shami të kuqe për t'i ndërsyer demat. Një e vërtetë tjetër: syri që sheh objekte të blerta, nuk lodhet, sepse syri nuk detyrohet të akomodohet duke parë në largësi (në horizont) ose në objekte ose pamje në ngjyrë të blertë. Prandaj në biblioteka, tavolinat mbulohen me mbulesa jeshile. Edhe mjekët që e kanë veshjen karakteristike në ngjyrë të bardhë, në operacion përdorin bluza në ngjyrë të kristalinit të syrit (një nuancë e ngjyrës së qiellit) me qëllim që të mos u lodhen sytë.

Po kështu, edhe ndikueshmëria e zërit dhe aromës mbi ndjenjat, për pasojë, mbi vullnetin, nuk mund të mohohet. Ndërsa disa zëra e shqetësojnë ngjeriun dhe bëhen shkak për shfaqjen e një gjendjeje ankthi tek ai, nuk është e domosdoshme të jesh njohës

---

t'u larguar që këtu, unë s'mund të largohem. Kjo do të thotë se, këtu, në një specifikë të caktuar, vullneti im është i barabartë me zero. Në të njëjtën mënyrë, si pasojë e ndodhjes në audiencën mbretërore, edhe lëvizjet që mund të bëj, janë të kufizuara. Edhe disa persona, si unë në këto kushte, jetojnë vazhdimisht me idenë se ndodhen në audiencën e Zotit. E, tani, ejani dhe vlerësojeni ju se a mund të konsiderohet se tek persona të tillë ka vullnet të pjesshëm!"

Kështu tha shehu melamit, **Muhammed Nurularab** dhe, meqë përgjigjja e tij i pëlqeu sulltanit, shehu u dërgua në vendin e tij i shoqëruar me respektin e duhur. Përgjigjja e **Sheh Muhammed Nurularab** sikur ta dinte se ishte sjellë me urdhër të sulltanit i cili gjithashtu ndodhej i fshehur diku aty diku duke e ndjekur diskutimin, tregonte se ai e njihte edhe atë çka ndodhte "pas perdes", domethënë, në botën e fshehtë!







i muzikës apo të kesh vesh muzike për ta kuptuar se zërat (tingujt) harmonikë japin prehje e qetësi! Fakti që osmanët përdornin edhe muzikën në kurimin e të sëmurëve psikikë, tregon se ata e njihnin këtë çështje.

Njohuritë mbi ndikueshmërinë e hënës, diellit dhe planeteve të tjerë mbi natyrën, madje, mbi njeriun janë të vjetra sa vetë historia njerëzore. Në to, ashtu si në praktikën e **horoskopëve** në ditët e sotme ku, gjithsesi, ka teprime, ka një pjesë të vërtete.[148] Dihet se baticë-zbaticat në botë ndodhin nën ndikimin e hënës. Veç kësaj, në Amerikë është vënë re se në ditët e hënës së plotë rritet përqindja e fajeve penale.

Mishi më i mirë e më i shijshëm është ai i shpinës së kafshëve, sepse këtë pjesë e zë dielli vazhdimisht. Kurse mishi me cilësi më të ulët është i barkut, sepse nuk sheh diell! Dhe nuk mund të mohohet që ky ndikim i diellit përfshin edhe njerëzit. Për shembull, nëse në Gadishullin Arabik, mosha e pubertetit është rreth tetë vjeç, në vendet Skandinave shkon gjer në 22 vjeç. Veç kësaj, ata që jetojnë në vendet e veriut ku nata dhe dita zgjatin shumë (në pole gjashtë

---

148. **Shah Velijullah Dihlevi**, në veprën e tij të njohur, **"Huxhetullahi'l-Baliga"** (Manual i mendimit islam), pasi bën fjalë mbi ndikimet e njohura të diellit dhe të disa yjeve të tjerë mbi globin tokësor, thotë:

*"Por konsiderata se varfëria dhe pasuria, krizat dhe mbarësitë ekonomike si dhe ngjarje të tjera që u ndodhin njerëzve gjatë jetës, janë në vartësi të lëvizjes së yjeve, është një konsideratë e pakonfirmuar nga sheriati. I Dërguari i Allahut (s.a.s.) e ka ndaluar kredhjen në gjëra të tilla dhe ka porositur kështu:*

*"Kush përfiton sadopak nga astrologjia, ka përfituar sadopak nga magjistaria!" (**Ebu Davud**, Tibb, 2; **Ibni Maxhe**, Edeb, 28; **Ahmed bin Hanbel**, I, 227)*

*Ai tregonte kundërshtim të ashpër ndaj shprehjeve, si "neve na ra shi për shkak të lindjes/perëndimit të filan ylli." (Shih. Buhari, **Megazi**, 35; **Tirmidhi**, Tefsir, 56/4; **Ahmed bin Hanbel**, I, 108)*

*Unë nuk them se Allahu i Lartë nuk u ka dhënë yjeve disa veçori nga të cilat burojnë disa dukuri me anë të ndryshimit të atmosferës dhe motit që rrethojnë njeriun. Sepse sheriati nuk ka thënë ndonjë gjë që ta bëjë të domosdoshme këtë.*

*Siç dihet, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e ka ndaluar kehanetin (orakullin). Kehaneti është dhënia e lajmeve me burim xhindët. Në të njëjtën kohë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka bërë të ditur se ai vetë s'ka të bëjë me ata të cilët shkojnë te kahinët dhe i miratojnë thëniet e tyre. Pastaj, kur e kanë pyetur se për pozitën e kahinëve, ka dhënë këto njohuri për ta:*

*"Engjëjt zbresin në re dhe bisedojnë mes tyre për urdhrat e vendosura në qiell. Shejtanët i përgjojnë dhe, duke u shtuar edhe njëqind gënjeshtra fjalëve gjysmake që kanë përgjuar prej tyre, ua përçojnë ato kahinëve në zemra." (**Buhari**, Bedu'l-Halk, 6)* (Shih, idem, vëll. I. İstanbul, 2003, f. 115)







muaj natë e gjashtë muaj ditë), njerëzit (banorët e atjeshëm) bëhen melankolikë.

Kjo do të thotë se, si pasojë e gjendjes shpirtërore tek njeriu, ekzistojnë faktorë ndikues të panumërt që luajnë rol mbi vullnetin.

Ja, pra, këtë entitet ka vullneti i pjesshëm (iradetu xhuzije) i cili përbën burimin e përgjegjësisë. Ndërkaq, është parim i Islamit në lidhje me evenimentin njeri, se tek çdo njeri ekziston vullnet i paktë apo i shumtë, i dobët apo i fortë si dhe pavarësisht nga faktorët ndikues të cilëve u nënshtrohet.

Në të vërtetë, është e pamundur që, vullneti njerëzor i cili jo vetëm është i pjesshëm, por edhe u nënshtrohet shumë ndikimeve të tilla të përcaktuara e të papërcaktuara, të mos shkaktojë pesimizëm, lëkundje e dyshime tek një njeri i cili i njeh këto të vërteta. Për të mund të plotësuar të vërtetat e kësaj teme, duhen trajtuar edhe ngushëllimi fetar i aftë për shpëtimin nga pesimizmi, lëkundjet dhe dyshimet në fjalë, si dhe zgjidhjet kompensuese dhe kuruese të pikëpamjeve mistike.

### c) Ngushëllimi i ofruar nga feja

Dihet se kushtet e jetës i ngarkojnë çdo individi qysh nga foshnjëria, sa një sërë meritimesh, aq edhe një sërë privimesh dhe pasojash ndëshkimore. Eshtë kusht për qetësinë, prehjen dhe kënaqësinë temporale, pra, të kësaj bote, që të pranohen pasojat ndëshkimore në fjalë pa u revoltuar ndaj tyre dhe që të mbahet një **qëndrim pajtues me miratimin dhe pëlqimin hyjnor**. Feja urdhëron që jeta të pranohet ashtu siç është. Krahas kësaj, edhe përmirësimi i atyre që mund të përmirësohen, është njëri nga urdhrat e fesë. Profeti (a.s.) ka thënë:

*"Kush i ka dy ditë të njëllojta, është me dëm!"*[149]

Sipas kësaj, pranimi i jetës me të gjitha privimet dhe pasojat ndëshkimore, si rezultat, mbajtja e qëndrimit pajtues me miratimin dhe pëlqimin hyjnor, nuk e bën të detyrueshëm indiferentizmin dhe pasivitetin, ndoshta është kusht thjesht për qetësinë e mendjes e të zemrës. Me të vërtetë, edhe Kur'ani i Shenjtë, me konkluzionin

149. Ebu Nuajm, Hilje, VIII, 35.







e përgjithshëm, **"për njeriun nuk ka gjë tjetër veç asaj ç'ka fituar"[150]**, urdhëron që njeriu të punojë e të përpiqet. Për njeriun, mundësia për të arritur prehjen, qetësinë dhe kënaqësinë pavarësisht nga një mijë e një privime, arrihet vetëm nëpërmjet ngushëllimit të ofruar nga feja. Dhe, për të patur sukses të plotë në këtë, duhen patur ndjenja fetare të fuqishme.

Për shembull, njeriu i gjymtuar në mënyrë të bashkëlindur, si mund të gjejë ngushëllim përballë peshës së gjymtimit që i rëndon në jetë? Po qe se ai i beson vetëm kësaj jete, me të vërtetë është e pamundur që të gjejë ngushëllim dhe qetësi! Por po qe se ai i beson ringjalljes dhe jetës së pasme, ahiretit, dhe mundet të arrijë në konkluzionin se privime të tilla si gjymtimi i tij e pakësojnë përgjegjësinë në jetën tjetër pas ringjalljes, i nënshtrohet miratimit dhe pëlqimit të Allahut, mendon se durimi në atë botë të përjetshme do ta bëjë të marrë një shpërblim të madh dhe, atëherë, vendin e hidhërimit dhe dëshpërimit ia zënë gëzimi dhe qetësia! Në sajë të durimit, dorëzimit te Zoti (tevekul) dhe nënshtrimit ndaj miratimit dhe pëlqimit të Tij, njeriu fillon ta shohë gjymtimin dhe privimin e vet si një portë fitimesh për vete. Sigurisht, ata që nuk arrijnë dot të formojnë një pikëpamje të tillë, nuk shpëtojnë dot nga krizat dhe ankthet!

Një person i cili vjen në këtë botë me një gjymtim trupor, mund të zotërojë shumë mundësi ngushëllimi vetëm në sajë të besimit te Allahu. Ai mendon se të mirat që ua favorizon Zoti robve të vet nuk realizohen si ndonjë detyrim i Tij ndaj robve[151], se ato të mira

150. Kur'ani, Nexhm, 39.

151. Le të përcjell, këtu, një kujtimin tim mbi këtë çështje:

Në grushtin e shtetit të 27 majit të vitit 1960, më kishin rrasur në një qeli në Harbije. këtu po tregoj për një ngjarje nga ato që kam përmbledhur në librin tim me kujtime, **"Geçmiş Günü Elerken"** (Duke shoshitur të kaluarën), vëll. II, f. 81 e në vazhd.

***"...Dhuntitë e Allahun për robtë e vet nuk janë borxh i Tij ndaj tyre!..***

*Të nesërmen në mëngjes, kur po jepej haja e mëngjesit, një nënoficer që vëzhgonte dhe kontrollonte shpërndarjen e ushqimit, m'u përkul në vesh e më tha:*

*"Sot ky burg do të zbrazet, ju qoftë për mbarë!.."*

*Nuk e vrava mendjen për ta pyetur se si do të zbrazej. Vetëm e falenderova. Siç e kam thënë më parë, nënoficerët nuk e miratonin grushtin e shtetit dhe përjetonin të njëjtat ndjenja me ne. Pasi u larguan të gjithë ushtarët, ua dhashë lajmin të gjithë pjesëtarëve të qelisë. Të gjithë u mbytëm në gëzim. Të gjithë të arrestuarit pandehën se atë ditë do të liheshin të lirë. Sepse, fundja, askush s'kishte bërë gjë që të mund të quhej faj. Çokush ishte sjellë aty për gjëra të vogla apo të sajuara. Prandaj ishim të justifikuar të mendonim ashtu.*







*Mezi e pritëm drekën. Gjer më dymbëdhjetë askush s'erdhi. Por vazhduam të ndiheshim të ngushëlluar me mendimin se orari i punës vazhdonte gjer më pesë pas dreke. Por edhe pasi u mbush ky afat, askush s'u duk. Më në fund, arritëm në përfundimin se thënia e nënoficerit nuk kishte qenë e saktë. Atëherë, secilit iu shtua ankthi i burgimit në qeli. Ishte dimër. Ditët ishin të shkurtra. Nga pritja, e pata shtyrë faljen e namazit të iqindisë. Pasi i rashë derës për një kohë të gjatë, më në fund ma hapën për të marrë abdest.*

*Gardiani nga Sparta që ma hapi derën, ishte ushtar. Ai më tha:*

*"O vëlla, unë po luaj jashtë me top. Ti merr abdest dhe hyr brenda se unë vij pastaj dhe e mbyll derën!"*

*Unë fillova të eci gjatë korridorit mes qelive drejt lavamanit. Në këtë mes, nga një qeli, pranë së cilës po kaloja, dëgjova një rënkim të hidhur dhe të qara. Qëndrova në mënyrë të pavullnetshme dhe vura veshin. U rrëqetha. E hapa dritaren e vogël mbi derën rrëshqitëse të qelisë dhe pashë brenda. Një djalë në të shtatëmbëdhjetat, ende qimepadirsur, i dobët, fytyrëvrarë, po qante. I bërtita:*

*"Pse po qan?"*

*"Për dashuri të Zotit, hapma derën që të dal në korridor se po çmendem!" – Më tha.*

*Përsëri, në mënyrë të pavullnetshme, e hapa derën pa menduar aspak se, sikur në atë çast të vinte një ofcer si* ***Turhan Bullgurllu****, edhe unë, edhe gardiani ushtar do ta pësonim shumë keq! Fëmija jo se e shihte diellin pse doli në korridor, se bota për ne ishte krejtësisht e mbyllur. Aty unë vetë qëndrova dhjetë ditë e gjashtë orë dhe nuk e pashë dritën e ditës përveçse kur më merrte në pyetje* ***Faruk Gyventurku****. Dhe askush tjetër s'e pati parë dritën e ditës!*

*Vazhdova rrugën time drejt lavamanit. Nga një qeli tjetër dëgjova trokitje periodike: "Tak-tak!" E hapa edhe dritaren e vogël të derës së asaj qelie. Brenda ndodhej një nxënës i Fakultetit të Pyjeve, me emrin* ***Oktar Onder****, i cili ishte sjellë aty për shkak të së njëjtës ngjarje që isha sjellë edhe unë. Kishte marrë në dorë një monedhë njëlirëshe me të cilën i binte një herë kokës së vet, pastaj, derës, e kështu me radhë. Kur e hapa dritarezën e derës së qelisë, u ndodhëm sy më sy meqë atë çast ishte kthyer nga dera për ta goditur. Megjithatë, s'më vuri re, kështuqë vazhdoi të njëjtat goditje ritmike. I bërtita me zemërim:*

*"O birbo, ç'të ndodhi, mos luajte?"*

*Sikur të ngrihej nga gjumi, i hapi sytë duke u rrëqethur dhe, pasi më vështroi një copë herë me çudi, më tha:*

*"Si do të bëhet halli ynë? Ja, edhe thënia e nënoficerit doli gënjeshtër! Këta na kanë braktisur për vdekje!" Dhe, duke thënë edhe gjëra të tjera, u përpoq të zbrazej.*

*Edhe unë i thashë ca fjalë për ta qetësuar. Por, pas ngjarjes me atë djalin në një qeli më parë, kjo ngjarja e dytë bëri një efekt shumë negativ mbi forcën time shpirtërore!*

*Pasi e dallova se më ishte zënë gryka, se nuk po i thosha dot më fjalët pa belbëzuar, u largova që aty dhe vazhdova rrugën time. Mu kur u afrova te lavamani, dëgjova një rënkim me të qarë nga një qeli tjetër. E hapa në mënyrë të pavullnetshme edhe dritarezën e asaj qelie dhe pashë brenda. Brenda ndodhej një esnaf me emrin* ***Latif****. Ai shërbente si çajxhi në zonën e quajtur Tahtakale, në një kthinë të ngushtë fare përgjatë të përpjetës që nxirrte nga xhamia Rustem Pasha për në Bajazit. Vendin e punës e kishte aq të ngushtë sa s'nxinte as dhe një njeri të vetëm që të ulej dhe pinte çaj. Prandaj, ose klientët pinin çaj jashtë në këmbë apo të ulur pupthi, ose çajxhiu*







*bënte servis nëpër dyqanet përreth. Një ditë, katër-pesë vetë që po pinin çaj para dyqanit të **Latifit**, kishin biseduar diçka mes tyre.*

*Njëri nga myshterinjtë kishte thënë se ditën e diel do të bëhej grusht shteti, prandaj kishte mundësi që të vendosej ndalimqarkullimi, prandaj mendonte të merrte bukë rezervë. Në atë kohë, demokratët kishin shpresë për një grusht shteti të mundshëm. Kështu që, dikush që ishte ngulur diku aty pranë tyre, duhet të kishte konkluduar se personat që po bisedonin mes tyre ishin demokratë, që e kishte quajtur për heroizëm t'i mblidhte e t'i çonte në Komandaturë. Ai dikushi na paskej qenë polic! Në atë kohë, disa policë, duke arrestuar njerëz faj e pa faj, punonin me zell për të fituar pëlqimin e pushtetit. Por polici në fjalë kishte shkuar gjer atje sa s'ta merrte mendja. Ai kishte arrestuar myshteriun që kishte bërë fjalë për grusht shteti, çajxhiun Latif, nallanebërësin ngjitur së bashku me katër-pesë punëtorë të tij si dhe kunatin që sapo i kishte ardhur nga fshati dhe akoma s'i kishte ulur përtokë hejbet! Kështu, duke formuar një grup tetë a dhjetë të arrestuarish gjoja fajtorë, kishte synuar të merrte një shpërblim të mirë nga ushtarakët.*

*Pastaj, pa pyetur fare se kush ishin të arrestuarit dhe ç'kishin bërë, i kishin rrasur të gjithë nëpër qeli. Ashtu ishte në atë kohë! Arrestimi pa vendim gjykate s'kishte ndonjë afat të përcaktuar. Personi mund të mbahej i arrestuar për muaj të tërë. Me të vërtetë, meqë dosja e shokut tonë **Nazim Durmushogllu** që punon sot si avokat në Stamboll, ishte dërguar gabimisht në ishullin Jassiada, ai pati qëndruar i arrestuar mbi një vit gjersa ishte marrë vesh gabimi!*

*I bërtita me zemërim **Latifit** që po qante:*

*"Ç'ke që qan, ore ti? A s'je burrë?"*

*Duke e ngritur zërin më shumë pas qortimit tim, **Latifi** më tha:*

*"O vëlla, unë kam tetë fëmijë që mezi i ushqej me fitimet e ditës! Kam pesëmbëdhjetë ditë që ndodhem këtu! S'kam asnjeri të afërt që t'ua hapë derën dhe t'u japë qoftë edhe një copë bukë thatë! Jam i sigurt që ata tani janë të pangrënë e të uritur! Po të mos qaj unë, kush ka për të qarë?"*

*U përpoqa të them disa fjalë për ta qetësuar dhe ngushëlluar edhe atë. Por e pashë se, me shtimin edhe të kësaj ngjarjeje atyre të mëparshmeve, e kisha humbur aftësinë për të thënë diçka. Desha të hedh një hap drejt lavamanit. M'u bë sikur do të rrëzohesha. Gjunjët m'u prenë. Me vështirësi po mundja të qëndroja në këmbë. Kalova disa çaste i mbështetur te lavamani dhe u kredha në mendime. Dhe, pasi u mendova gjatë mbi të fshehtën e kaderit dhe të mëshirës hyjnore, u shkunda dhe bërtita në mënyrë të menjëhershme:*

*"Pse qani? A mos jua ka borxh Allahu t'ju japë të mira juve? Ç'të drejtë keni që të klithni se ju pakësua ndonjëra prej tyre? Po qe se tani dikujt nga ju do t'i dhimbte dhëmbi, veshi apo syri, a s'do të deshit të rrinit edhe ca ditë këtu vetëm që t'ju pushonte ajo dhimbje?.." Thashë edhe fjalë të tjera në këtë drejtim.*

*Dhe "banorët" tanë të qelive, të cilët, qysh prej asaj dite kishin frikë ta nxirrnin zërin për ndonjë ankesë, filluan të brohorisnin me zë të lartë për mua:*

*"Rrofsh, paç jetë të gjatë!.."*

*Secilit iu rregullua forca shpirtërore. Filluan t'i thoshin njëri-tjetrit me zë të lartë fjalë ngushëlluese.*

*Mora abdest dhe u ktheva në qeli. Pasi e fala iqindinë, bëra një lutje me zë të lartë që ta dëgjonin të gjithë dhe, në fund, zërat "amin, amin, amin" kumbuan në tërë anët e hangarit. Po qe se në atë çast do të vinte ndonjëri nga oficerët, të gjithë do ta kishim shumë të vështirë. Deshi Zoti që, në ato çaste, askush të mos dukej andej.*

*Pas lutjes, dikush nga të burgosurit e qelisë më pyeti:*







janë dhuratë pa shpërblim i Zotit për robtë e vet, se, me atributet e Tij Rahman (Mëshirues) dhe Rahim (Shpërblyes), Zoti i përfshin të gjitha krijesat, kurse privimet e Tij mund të bëhen, në një masë të caktuar, shkak për përjashtimin e robit nga përgjegjësitë.

Në të kundërt me mangësitë dhe gjymtimet ose negativitetet te vetja, të cilat bartin një shprehje privacioni dhe përjashtimi nga normalja kur merren për bazë njerëzit normalë, njeriu mban parasysh mundësinë se, në një vlerësim shfaqjeje, mund të lindë një përgjegjësi që ndoshta nuk do të mundet ta përballojë.[152] Dhe, atëherë,

---

*"Ç'namaz fale ti?"*

*"Iqindinë!" – I thashë. Ai ma ktheu:*

*"U bë aksham! Fale edhe akshamin!"*

*E kisha falur edhe namazin e akshamit, po thosha tesbitë mbi shtrat, kur dëgjova të hapeshin me rrapëllimë dyert e qelive dhe të bëheshin biseda atje, jashtë. Pastaj e hapën edhe derën e qelisë sonë. Disa nënoficerë dhe ushtarë me lista në duar lexonin emra dhe, duke i nxjerrë njerëzit një nga një nga qelitë, i hipnin në karrocerinë e mbuluar të një kamioni të mbështetur në portën e hangarit. U kuptua se fjalët se atë ditë qelitë do të boshatiseshin, kishin qenë të vërteta, vetëm se jo për të na liruar, por për të na bartur diku tjetër. Prandaj kishin pritur rënien e errësirës. nën dritat syverbuese të makinës, e mbushëm karrocerinë duke u rrasur dhe shtrënguar si sardelet në kuti. Pastaj e ulën mbulesën e prapme të karrocerisë dhe i shtrënguan mirë të gjitha anët. Gjatë rrugës ne s'duhet të shihnim asgjë dhe askush s'duhet të na shihte ne. Prandaj na transportonin natën. Kështu, arritëm në Ballmumxhu..."*

152. Në vitin 1957, qendra e **Shoqatës për Përhapjen e Diturisë në St -mboll**, ndodhej në Hanin e Pestë Vakëf të zonës Sirkexhi. Një ditë shkova atje, në qendrën e shoqatës. Kisha për qëllim t'u siguroja bursë disa studentëve universitarë. Dhe atje u bëra dëshmitar i një ngjarjeje të tillë:

Aty kishin ardhur shumë vetë me kërkesa të ndryshme dhe prisnin ardhjen e kyetarit. Njëri prej tyre ishte një i ri "qorr me sy", domethënë, me sytë e rregullt si organe, por me aftësim shikimi shumë të dobësuar. I riu vinte nga qyteti i largët Konja. Siç dihet, tek persona të tillë, rënia e nivelit të shikimit nuk kuptohet vetëm se sipas lëvizjeve që bëjnë. I riu kishte studiuar në Universitetin Ez'her të Egjiptit. Pasi ishte kthyer në atdhe, e kishin nxjerrë në katedrën e predikimit. Siç duket, gjatë predikimit do të kishte zemëruar ndonjë autoritet dhe kishte bërë ca kohë burg. Pastaj, pasi kishte dalë nga burgu, ia kishin ndaluar daljen jashtë shtetit. Prandaj kishte ardhur në **Shoqatën e Përhapjes së Diturisë** me mendimin që të shkëpuste një leje për të kuruar sytë dhe, kështu, të dilte jashtë.

Kryetari i shoqatës i cili erdhi pas pak dhe u ul në tavolinën e tij të punës, filloi t'i bërtiste e t'i jepte mësime djaloshit, madje, duke i cituar edhe Kur'anin:

"A nuk thotë Allahu, "mos e hidhni veten në rrezik"? Pse predikon në atë mënyrë që i prek dhe i zemëron të tjerët?"

Pasi erdhi puna gjer këtu së bashku me të bërtiturat e kryetarit, i riu me mjekër dhe me çallmë, me pamje hoxhe, u përpoq ta bindte kryetarin:

"Ç'ndryshim ka për mua burgu me mjedisin e jashtëm? Që të dyja janë për mua botë të errta! Dhe në qoftë se edhe unë, duke e marrë në sy rrezikun, nuk e them të vërtetën, kush do ta thotë?"







gjendjen e vet mund ta llogarisë si mundësi për të qenë zgjidhje shpëtimi për vete nga ajo përgjegjësi. Duke u nisur nga fakti që kaderi është i fshehtë, e qetëson ndërgjegjen duke ia lënë Allahut urtësinë e formimit negativ te vetja e vet. Në çdo formim, njeriu kapet patjetër nga urtësia e fesë, sipas së cilës, pas çdo të keqeje fshihet një e mirë! Ai i kushton kujdes deklaratës hyjnore të Kur'anit, sipas së cilës, gjërat që, në vështrim të parë, duken të këqija, mind të dalin të mira si përfundim, kurse gjërat që, në vështrim të parë, duken të mira, mund të dalin të këqija si përfundim![153] Kur njeriu i sheh me këtë logjikë ngjarjet që zhvillohen rreth tij, vë re se, me kalimin e kohës, konkluzioni mbi disa shfaqje formale ndryshojnë më vonë dhe merr mësim prej kësaj. Ai mëson se ngjarje si ato kanë ndodhur edhe në të kaluarën dhe gjen ngushëllim me përmbajtjen plot mësime dhe shembuj domethënës të tyre. Shfaqjet e ndodhura në udhëtimin e përbashkët të **Musait** (a.s.) dhe **Hizrit** (a.s.) siç përshkruhet në rrëfimin kur'anor përkatës, janë shembulli më interesant i kësaj të vërtete. Duke përftuar një vigjilencë ndjesore nga

Pas kësaj, polemika e ashpër midis të tyve mori këtë formë:

"Një minutë, një minutë, zotëri! A mos vallë kam ardhur gabim? A nuk është këtu qendra e Shoqatës për Përhapjen e Diturisë? – Tha djaloshi.

"Po! – Tha kryetari. – Këtu është qendra e Shoqatës për Përhapjen e Diturisë! E pastaj?"

"Mirë, dhe shkëlqesia juaj jeni personi në krye të kësaj shoqate që e dimë se është ngritur për të përgatitur nëpunës të fesë për vendin. Apo jo?" – Tha i riu.

"Po, unë jam kryetari! Ç'do të thuash me këtë?" – Ia priti kryetari.

"Ju falem nderit, zotëri! Më bëtë një të mirë të madhe! Se unë e kuptova, më në fund, se kjo botë ka lojëra shumë tërheqëse! Ata që i shohin këto lojëra, nga kënaqësia dhe prehja egoiste që arritkan në sajë të tyre, nuk hiqkan dot dorë lehtë e lehtë prej tyre! Kështu, shkëlqesia juaj që është sjellë në krye *të gjithë kësaj shoqate të madhe të përhapjes së diturisë* sepse jeni i njohur mes muslimanëve për zellin fetar shumë të madh e të natyrshëm që keni, më jepni mua këshilla dhe sugjerime të tilla! Kjo do të thotë se, fakti që nuk më shohin sytë, qenka e dobishme dhe e bekuar për mua! Indiferentizmin që paskam treguar gjer tani ndaj të mirave të kësaj bote, ia detyrokam verbërisë së syve të mi! Po qe se do të shihja, kush e di se ç'lojë do të më tërhiqte!

Gjer në këtë çast kam jetuar me dhimbjen shpirtërore të verbërisë sime, kurse tani e tutje, kjo e metë ka për t'u bërë për mua burim gëzimi dhe falenderimi ndaj Zotit! Ç'dhunti e madhe paska qenë për mua verbëria ime!"

Studenti i Ez'herit, pa ua vënë veshin fjalëve plot qortim e zemërim të kryetarit, i ktheu shpinën dhe u largua duke mbajtur një qëndrim serioz dhe plot dinjitet!

153. **"...Mund të ndodhë që, ndërsa një gjë nuk ju pëlqen, ajo bëhet për ju e mirë dhe e bekuar, kurse një gjë tjetër, megjithëse e pëlqeni dhe e doni shumë, bëhet për ju e keqe. Allahu e di, ju nuk mund ta dini!"** (Kur'ani, Bakara, 216)







fakti që, megjithëse shpimi që i bëri **Hizri** (a.s.) anijes së plakut që i kaloi falas nga njëri breg i lumit apo liqenit, në bregun tjetër, ishte në dukje një veprim i keq, pas një copë here del në shesh si një e mirë dhe dobi, njeriu arrin te një shembull i pakundërshtueshëm nga i cili nxjerr mësimet e duhura për gjendjen e vet dhe, pastaj, edhe ndodhitë në vazhdim të rrëfimit i vlerëson me këtë logjikë.[154]

---

154. Për ta rrokur në mënyrë më të qartë këtë të vërtetë, le të kujtojmë një rrëfim të Kur'anit.

Siç dihet, **Musai** (a.s.) kërkoi t'i bëjë shoqëri **Hizrit** (a.s.). Profetët mund ta dinë atë që ka thënë **Allahu**. Kështu, **Hizrit** (a.s.) i është dhënë jetë gjer në fundin e botës dhe i është falur dituria e lartë, sublime (***ledun;*** shih. Kur'ani, Kehf, 65). Prandaj, **Hizri** (a.s.) i tha **Musait** (a.s.) se nuk do të mund t'i bënte shoqëri sepse shumë nga veprimet e tij do t'i dukeshin të kundërta me mendimin e tij. Atëherë, **Musai** (a.s.) i premtoi se, në ato raste, nuk do t'i bënte asnjë pyetje. Përfundimisht, u bënë shokë dhe u nisën për rrugë. Para u doli një lumë a liqen. Për të kaluar në bregun tjetër, iu lutën një varkari që ndodhej aty. Meqë nuk kishin para me vete, varkari i nxori në bregun tjetër falas, për hir të Zotit. Ishte mbrëmje dhe po binte errësira. Ndërsa varkari po përpiqej ta nxirrte varkën në tokë, **Hizri** (a.s.) u vonua pak diku. Pasi varkari u nis për në shtëpi dhe u nuk u pa më, Hizri (a.s.) ia dëmtoi varkën duke e qëlluar me copëra shkëmbenjsh. **Musai** (a.s.) që po e vështronte, u mërzit shumë dhe, megjithëse i kishte dhënë fjalën se nuk do ta pyeste për asgjë, e pyeti **Hizrin** (a.s.), duke i kërkuar falje, se pse veproi ashtu. Ai i tha **Hizrit** (a.s.) se dëmtimi i varkës së varkarit që i kishte transportuar falas ishte një veprim që binte në kundërshtim me logjikën dhe, në pamje, i pahijshëm!

Megjithëse ia kujtoi **Musait** (a.s.) fjalën që i kishte dhënë se s'do t'i bënte asnjë pyetje, **Hizri** ia shpjegoi gjendjen:

*"Pak ditë më pas, në këtë vend do të shkaktohet luftë. Qeveria do t'i mobilizojë edhe mjetet e transportit, si kuaj, karroca, varka, anije, etj. Kjo quhet "mobilizim i mjeteve të transportit në situatë lufte". Kur ekipi i mobilizimit të mjeteve të transportit në situatë lufte të vijë te kjo varkë dhe ta shohë të dëmtuar, nuk do ta marrë. Kështu, varka do t'i mbetet përsëri plakut i cili do ta ndreqë si të mundet dhe do ta vazhdojë punën sepse me këtë punë i ushqen ai nipërit jetimë. Ja, pra, unë e dëmtova varkën edhe për t'u bërë një të mirë jetimëve, edhe për t'ia shpërblyer varkarit të mirën që na bëri!"*

Pastaj vazhduan rrugën. Në fshatin e parë që u doli para, qëndruan për të bujtur. Një familje e fshatit i mori brenda si miq. I ushqeu e i nderoi. Të nesërmen në mëngjes, kur dolën për të shkuar, panë fëmijë që luanin në sheshin e fshatit. Mes fëmijëve ndodhej edhe djali i familjes ku bujtën natën që shkoi. **Hizri** (a.s.) e kapi djalin dhe ia preu kokën.

Përballë këtij veprimi të **Hizrit** (a.s.), **Musai** (a.s.) u prek thellë. Me një mijë e një të falura, e pyeti se pse e bëri atë krim. Megjithëse ia kujtoi premtimin, **Hizri** iu përgjigj pyetjes së **Musait** (a.s.):

*"Ky fëmijë do të bëhej njeri shumë i keq. Prindërit e tij që na bënë të mira, do të turpëroheshin dhe do të vuanin shumë për shkak të tij. Duke e vrarë atë, unë i shpëtova ata nga një fatkeqësi e madhe. Ata janë të rinj. Do t'u bëhen edhe fëmijë të tjerë. Eshtë më mirë të qajnë disa ditë për vdekjen e tij, sesa të vuajnë gjithë jetën nga të këqijat e tij!"*







Me këto lloj ngjarjesh haset shpesh në analizën mësimdhënëse të ngjarjeve historike.[155]

Çdo besimtar e di se shfaqja hyjnore realizohet në këtë botë në katër kategori:

a) Shfaqje hyjnore **me të mirë** edhe në dukje, edhe në përmbajtje.

b) Shfaqje hyjnore **me të keqe** edhe në dukje, edhe në përmbajtje.

---

Pastaj vazhduan rrugën. Gjatë rrugës hasën në një fshat ku të gjithë fshatarët, të vegjël e të mëdhenj, i pritën me gurë duke u bërtitur: *"Hajdutër, ogurzinj, pse erdhët në fshatin tonë? Hajde, zhdukuni që këtu!"*

Në këtë mes, **Hizri** (a.s.), nën breshërinë e gurëve, e meremetoi shpejt e shpejt murin e një kopshti që ishte hepuar e gati në të shembur. **Musai** (a.s.) iu lut **Hizrit** (a.s.) t'ia shpjegonte edhe veprimin e fundit që bëri dhe e pranoi se, meqë nuk i kuptonte dot veprimet i **Hizrit** (a.s.), pas kësaj, të ndahej prej tij. Hizri (a.s.) i dha këtë përgjigje:

*"Siç e pe edhe vetë, njerëzit e këtij fshati janë njerëz të këqinj. Por mes tyre ka qenë një njeri i mirë, i cili vdiq. Para se të vdiste, i fshehu paratë pas këtij muri që të mos u binin në dorë këtyre të këqinjve! Mirëpo muri kishte filluar të shembej dhe, po të lihej ashtu, së shpejti paratë do të zbuloheshin e do të binin në dorë të tyre. Atëherë, jetimët që ka lënë ai njeriu i mirë, të cilët janë ende të vegjël, nuk do të jenë në gjendje të luftojnë kundër këtyre të këqinjve dhe t'ua marrin paratë. Unë e meremetova murin që paratë të mbeten të fshehura gjersa të rriten fëmijët, të bëhen të fuqishëm dhe t'i marrin vetë!"*

155. Le të përmendim një shembull tipik të kësaj.

Tribuja **"Kayhan"** që ka themeluar shtetin osman, erdhën nga Azia e Mesme në Anadoll nën drejtimin dhe komandën e heroit të famshëm islam, **Xhelaleddin Harzemshah**, duke e përshkuar rrugën me përleshje të njëpasnjëshme me mongolët. Shtegtimi i tyre drejt Perëndimit qe, pa dyshim, për shkak të sundimit dhe shtypjes mongole. Po të mos qe ky shkak, ata do të mbeteshin aty ku ndodheshin, në Azinë e Mesme.

Në fillim, duke ndjekur drejtimin tradicional të shtegtimit, u nisën për në Siri. Por, meqë gjatë kalimit të lumit Eufrat, u mbyt kryetari i tyre, **Sulejman Shah**, gjë që e quajtën shenjë ndjellakeqe, u kthyen pas dhe arritën në Ahlat.

Aty iu drejtuan sulltanit selçuk, të cilit iu lutën t'u jepte një truall për të ngritur një vendbanim. Dhe, për ta siguruar pranimin e kërkesës, i treguan për përleshjet dhe betejat që kishin përballuar dhe i thanë se ishin një popullatë luftarake që do t'i vlente shtetit kundër armiqve. Atëherë, duke i mbajtur parasysh këto fjalë, sulltani selçuk i vendosi ata në fshatin Sogyt në kufi me Bizantin. Ka mundësi që, për shkak të largësisë, kajhanasit të jenë mërzitur. Mirëpo, në këtë mënyrë dhe, sigurisht nën shtytjen e kaderit, parashkrimit hyjnor, zona kufitare ishte vendi më i përshtatshëm që ata të mund ta luanin në histori atë rol që luajtën! Në krahasim me çfarëdo zone të brendshme, ai ishte vendi, jashtë çdo diskutimi, më i përshtatshëm për ta treguar se ç'luftëtarë dhe trima ishin! Ekzistojnë shembuj të panumërt që tregojnë rolin e faktorëve gjeografikë në ngjitjen e tyre historike.







c) Shfaqje hyjnore **me të mirë** në dukje, por **me të keqe** në përmbajtje.

d) Shfaqje hyjnore **me të keqe** në dukje, por **me të mirë** në përmbajtje.

Për shembull, falimentimi i një tregtari është një e keqe e madhe dhe një ngjarje persekutuese për të. Por mund të ndodhë që i falimentuari, si pasojë e fatkeqësisë ku ka rënë, ta rifitojë moralin, mbase edhe besimin! Mund të kalojë nga perversiteti ose rruga e shtrembër, në orientim apo rrugë të drejtë. Ndërkaq, jo vetëm mund të përmenden shumë shembuj mbi këtë specifikë, por shumë prej tyre vëzhgohen çdo ditë!

Ndoshta mund të ndodhë që, ndërsa njeriu i cili i beson vetëm jetës së kësaj bote, nuk arrin dot në asnjë ide që do t'i vlente për ngushëllim, për një besimtar mund të ketë mundësi të panumërta ngushëllimi dhe kompensimi fetar! Për të shpëtuar nga shqetësimet dhe vuajtjet e mungesës së gjymtyrëve, besimtari e ngushëllon vetveten dhe i jep peshë një preokupacioni tjetër që do ta kënaqte shpirtërisht. Preokupacioni në fjalë mund të jetë dituri, art ose adhurim, por edhe përpjekje për t'u shërbyer njerëzve të tjerë! Siç ndodh që njeriut me krahun e djathtë të paralizuar, t'i shtohen, me kohë, aftësitë e krahut të majtë ose që njeriut i cili nuk sheh nga sytë, t'i fuqizohet kujtesa e dëgjimit, ndodh edhe që mungesën e një gjymtyre ta kompensojë me një mjet tjetër në sajë të prehjes, qetësisë dhe ndjenjës së dorëzimit tek Zoti (tevekul) ku arrin.

Në raport me atë që jeta e kësaj bote është e përkohshme, kurse jeta e pasme, ahireti, është i përhershëm, njeriu i jep rëndësi esenciale rolit që luajnë meritat ose privimet për botën e përhershme. Kështu, njeriu, jo vetëm gjen ngushëllim me mendimin[156] se privimi i tij i varur nga paravlerësimi hyjnor ia pakëson përgjegjësinë, por edhe, duke e llogaritur se meritat ia shtojnë përgjegjësinë, priret për ta bërë jetën më produktive i orientuar nga fitorja e së drejtës dhe së mirës. Për pasojë, privimet tek njëri luajnë një rol social duke u bërë për të tjerët burim shembulli, mësimi dhe ngushëllimi. Për shembull, njeriu që pëson shumë ngatërresa, ngushëllimin më të madh e arrin duke menduar ngatërresat që kanë pësuar profetët. Ai e rrok urtë-

156. Sepse, në Kur'anin e Shenjtë thuhet: **"Allahu s'i propozon askujt atë që s'mund ta përballojë!.."** (Kur'ani, Bakara, 286)







sinë[157], sipas së cilës, ngatërresa më e rëndë është lëshuar më parë mbi profetët, pastaj mbi evlijatë, të urtët, dhe, pastaj, gradë-gradë, mbi njerëzit e mirë, dhe me shijen e përfytyrimit të së mirës që ka për të përftuar në sajë të durimit dhe ndjenjës së dorëzimit nga Zoti si rrjedhojë e rrokjes së urtësisë në fjalë, arrin me suskes t'i ndjejë shqetësimet si lumturi. Sepse është krejtësisht i qartë roli që luan vuajtja në procesin e pjekurisë dhe maturimit të njeriut!

Nga ana tjetër, si rrjedhojë e faktit që profetët u nënshtrohen shumë ngatërresave pavarësisht nga atributi i **"pafajësisë"** që gëzojnë, njeriu arrin tek e vërteta sipas së cilës, *shumica e ngatërresave nuk janë pasojë e fajësisë së personit dhe mjet për ndëshkimin e tij*. Njeriu e rrok të vërtetën sipas së cilës, në raport të drejtë me rëndësinë e detyrës me të cilën robi është ngarkuar me caktim hyjnor, i nënshtrohet një vuajtjeje me qëllim që të arrijë pjekurinë dhe maturinë e duhur për t'u bërë i aftë për ta kryer ashtu siç duhet detyrën në fjalë. Duke arsyetuar mbi ngatërresat si burime vuajtjeje, njeriu arrin ta kuptojë saktë të vërtetën që kërkohet të thuhet me fjalën e urtë popullore, **"një fatkeqësi është më e dobishme se një mijë këshilla"**! Dhe, për rrjedhojë, arrin ta shohë dobinë që sigurojnë sëmundjet e ndryshme dhe veçoritë e pleqërisë që njeriu ta pranojë dobësinë. Ai arsyeton se, në rini dhe në periudhën e shëndetshme, ngatërresat apo fatkeqësitë e dobësojnë sundimin e nefsit (frymës, egos, vetvetes) dhe, kështu, në sajë të ngatërresave, njeriut i shtohen mundësitë për ta kontrolluar dhe sunduar vetveten, gjë që i jep atij prehje dhe qetësi, i sugjeron të jetë dhe mbetet i kënaqur me gjendjen e vet. Veç kësaj, feja, me sugjerimin, sipas të cilit, vuajtjet e pranuara me durim janë dëmshpërblim për mëkatet, është një burim ngushëllimi i paçmueshëm. Njeriu mundet të arsyetojë se vuajtja dhe persekutimi që shfaqen te një njeri i pafajshëm, i pamëkat, për shembull, te një i mitur, mbështeten mbi urtësinë, sipas së cilës, rasti shembullor i faktit që çdo fatkeqësi nuk është patjetër pasojë e meritimit të asaj fatkeqësie, të konkretizohet për t'u përgjithësuar tek të gjithë njerëzit. Në këto kushte, mund të ndodhë që, disa herë, urtësia e ngatërresave eventuale të cilave u nënshtrohen profetët për të arritur pjekurinë dhe maturinë e duhur, këtu mund të mos realizohet, gjë që mund të mendohet në ngjarje të tilla, si,

157. Me të njëjtën përmbajtje, në hadithin profetik është thënë: *"Esheddu'l-bela, ale'l-ehbija, ba'de evlija, thumme emsal, thume emsal..."* "Belaja më e rëndë, (bie) më parë mbi profetët, pastaj mbi evlijatë, pastaj mbi të tjerët, mbi të tjerët..."







për shembull, vdekja tragjike e një të mituri nën gërmadha pas një tërmeti.

Nuk duhet harruar se çdo eveniment ndodh në pikëprerjen e kaderit të shumë qenieve njëherësh. Vdekja tragjike e të miturit që supozuam, ka të bëjë, jashtë çdo diskutimi, jo vetëm me atë vetë, por edhe me sendet e përdorura prej tij, me shokët e tij, me prindërit e tij si dhe, shkallë-shkallë, me dëshmitarët e vdekjes tragjike të tij dhe, lidhur me këtë, me shumë persona dhe qenie të tjera.[158] Gjërat e ngjara brenda kësaj rrjete të ngatërruar të kaderit, paravlerësimit dhe paracaktimit hyjnor, janë jashtë kapacitetit dhe mundësisë njohëse njerëzore për ta rrokur dhe përcaktuar saktësisht aspektin e urtësisë hyjnore të ngjarjes së supozuar.[159] Prandaj, parimi besimor-

---

158. **"Dhe ruhuni nga një intrigë** (ngatërresë, fatkeqësi) **e tillë, e cila** (duke u përgjithësuar) **nuk i prek vetëm ata që ju bëjnë të këqija juve dhe dijeni se ndëshkimi i Allahut është shumë i ashpër!"** (Kur'ani, Enfal, 25)

159. Në historinë e kelamit ose apologjetikës islame, është një çështje e mb - quajtur **"ihve-i selase"** (tre vëllezërit) shumë e njohur mbi formimin e *esh'arizmit*, njërës prej shkollave (medhhebeve) doktrinare sunnite. Kjo çështje është interesante për sa i përket parashtrimit të dobësisë dhe paaftësisë njerëzore në konceptimin e urtësive të paravlerësimit hyjnor.

Gjer në moshën dyzetvjeçare, **Ebu Hasan el-Esh'ariu** qëndroi në fraksionin mutezilit që i jepte përparësi arsyes dhe qe një ndër dijetarët e zgjedhur të këtij fraksioni. Një ditë, i drejtoi një pyetje mësuesit të vet dhe njërit prej mjeshtërve mutezilitë, **Ali el-Xhubaiut**, nuk u kënaq prej përgjigjeve që mori, prandaj u nda nga fraksioni mutezilit dhe formoi **shkollën esh'arite**.

**Esh'ariu** i cili dyshonte mbi pikëpamjen e fraksionit mutezilit që pretendonte se Zoti e kishte **të domosdoshme** (vaxhib) të krijonte të mirën për robin e vet, e pyeti mësuesin:

"Ç'mendoni për tre vëllezër që vdesin, njëri si mohues (qafir), tjetri si besimtar i mirë (salih) dhe i treti, si fëmijë?

**el-Xhubaiu** iu përgjigj:

"Besimtari i mirë (salih) arrin në grada të larta, kurse vëllai mohues (qafir) ndëshkohet dhe vëllai i tretë që vdes duke qenë ende fëmijë, as nuk shpërblehet, as nuk ndëshkohet."

Pas kësaj përgjigjeje, debati mes nxënësit dhe mësuesit u zhvillua në këtë mënyrë:

**Esh'ariu:** "Po qe se vëllai i vdekur fëmijë kërkon të arrijë në gradat e larta ku arrin vëllai besimtar i mirë, a e lejon Zoti këtë?"

**el-Xhubaiu:** "Jo! Atij i thuhet: "Në ato gradë arrihet me adhurime, kurse ti s'ke adhurime!"

**Esh'ariu:** "Po qe se fëmija i thotë Zotit: "O Zot! Kjo nuk është për fajin tim! Nëse do të më jepje mundësi të jetoja, do të të adhuroja Ty dhe do të meritoja shpërblime si vëllai im!" A mund ta parashikoni se ç'përgjigje do t'i jepte Zoti?"

**el-Xhubaiu:** "Duke ia bërë të ditur fëmijës se, po t'i kishte dhënë mundësi të jetonte më gjatë, ai nuk do të bëhej një adhurues i mirë, por mëkatar, gjë që do ta







doktrinar më i drejtë është që ngjarja t'i lihet Allahut duke u mjaftuar ne vetëm me përmendjen e disa shkaqeve dhe rezultateve të mundshme. Mundësia që i mituri i supozuar mund të bëhej fisnik apo lumpen po të jetonte, pengimi i kësaj mundësie me vdekjen e tij si dhe pasojat përkatëse në jetën e pasme, ahiret, si urtësi që mund të na shkojnë ndërmend, janë, prapëseprapë, burim ngushëllimi kryesisht për prindërit, pastaj edhe për çdokënd që ndodhet në atë pozicion që i takon të marrë pjesën e vet nga kjo vuajtje!

Nga ana tjetër, nuk duhet mbajtur larg nga kujtesa e vërteta se dhuntitë e Allahut, duke filluar me dhuntinë e jetës, janë rrjedhojë e atributit të Tij, **Latif** (Favorizues). Është për këtë arsye që Zoti, ndërsa disa njerëz i bën të vdesin qysh në gjendje fetusi, disa të tjerë i bën të jetojnë mbi njëqind vjet. Dhe njëra nga urtësitë e kësaj është që njeriu ta ndjejë veten çdo çast të gatshëm për vdekjen, koha e të cilës është e panjohur. Edhe kjo pikë që prekëm përveç shumë urtësive të tjera të vdekjeve në moshë të re, është një favor i Allahut për njeriun me qëllim që të jetë gjithmonë vigjilent.

Ndërkaq, meqë mungesat dhe privacionet e fuqizojnë suksesshmërinë dhe shpërblyeshmërinë e individit, ai arrin një ngushëllim të veçantë në sukseset, sepse sukseset e arritura prej tij kanë për rrjedhojë të domosdoshme më shumë shpërblim. Për shembull, sukseset dhe ngjitja lart e një bonjaku (jetimi) pavarësisht nga kushtet e pafavorshme të bonjakërisë, bëjnë të domosdoshme më shumë vlerësime dhe të mira për të, në krahasim me ata që s'janë bonjakë, madje qysh në botën njerëzore. Në të njëjtën mënyrë, në kushtet kur personi rritet në një mjedis ku faktorët ndikues familjarë dhe shoqë-

bënte të meritonte ndëshkimin, Zoti i thotë se krijoi për të më të mirën, domethënë, ia mori jetën qysh fëmijë duke e shpëtuar nga ndëshkimi."

**Esh'ariu:** "Por po qe se, përballë kësaj përgjigjeje për vëllain e vogël, vëllai tjetër i cili e ka mbyllur jetën si mohues dhe mëkatar, i paraqet një kundërshtim Zotit duke i thënë: "Zoti im, o më i mëshirshmi i të mëshirshmëve! Meqë qenka kështu, pse edhe mua nuk ma more jetën kur isha ende fëmijë, siç ia more vëllait të vogël, dhe s'më shpëtove nga fatkeqësia?" Ç'do t'i thoshte Zoti për këtë kundërshtim?"

Duke mos i mbetur më asnjë mundësi përgjigjeje pas kësaj, **Xhubaiu** iu përgjigj bashkëbiseduesit duke e qortuar:

"Ti ke rënë në dyshime dhe të është tronditur besimi!"

"Jo, - i tha **Esh'ariu**, - unë s'kam rënë në dyshime dhe as më është tronditur besimi, por shehut tonë s'i mbeti më gjë për të thënë! Siç kuptohet, në sepetin e mendjes së tij s'mbeti më fije pambuku!"

Pastaj, **Eshariu** u ngrit, u largua nga kuvendi, u nda nga mutezilizmi dhe filloi ta përhapte pikëpamjen e vet doktrinare.







rorë ndikojnë negativisht mbi vullnetin njerëzor, sigurisht, rregullimi prej tij i jetës në kahje pozitive pavarësisht nga ato kushte, është diçka që vlerësohet më shumë. Po qe se një mësues që punon në një zonë malore të thellë, transferohet në një shkollë të kryeqytetit, a s'do t'i ndryshojë kriteret e vlerësimit, me fjalë të tjera, a s'do të ketë kërkesa shumë më të larta për të njëjtën notë në kryeqytet se sa në zonën malore? Për shembull, a s'do t'i japë nxënësit të kryeqytetit një notë mesatare për të njëjtën përgjigje për të cilën e ka dhënë notën më të lartë nxënësit të zonës malore? E ç'është kjo përveç marrjes parasysh ose llogaritjes (për nxënësin e zonës malore) të mungesave, pamundësive dhe privimeve?

Sot, që të gjithë jemi ankestarë ndaj kushteve të periudhës që jetojmë. Ndërkaq, po të merret Islami si kriter, a s'janë këto ankesa arritja e një situate kulmore? Kështu, njeriu i mençur, a nuk mendon se, po të bëhet njeri i mirë pavarësisht nga tërë këto vështirësi, mundet të meritojë vlerësim hyjnor më shumë se njerëzit e tjerë në kohë dhe mjedise me kushte të favorshme? Duke e menduar këtë gjë, njeriu i mençur mund të mbetet i kënaqur – të paktën për llogari të vet – nga negativitetet e kohës dhe mjedisit! Sepse ai e di se pak mirësi në kushte të pafavorshme është më e vlefshme se shumë mirësi në kushte të favorshme! Dhe, gjithashtu, e di se nderi i një rezultati të arritur është i të njëjtës gradë me vështirësitë e përballuara për ta arritur atë rezultat. Sa të mëdha të jenë vështirësitë, aq më i madh bëhet nderi dhe, si përfundim, shpërblimi!

Kjo është një çështje mendësie. Ndërkaq, mendësia e afrohet nivelit të përkryerjes në atë masë që të përfitohet nga parimet themelore të vëna nga Islami për shpjegimin e jetës dhe Universit. Ata që e arrijnë këtë përkryerje, arrijnë një zgjuarsi analitike dhe pikëpamjen e duhur për t'i përdorur të gjitha negativitetet në kahje pozitive. Krejt si bujku apo kopshtari i cili di se si ta përdorë dhe e përdor plehun organik të dekompozuar plotësisht që përhap përreth erë të keqe dhe mikrobe, për të plehëruar me të bimët e pemët me qëllim për të marrë prej tyre lule ngjyra-ngjyra, fruta të këndshme dhe perime të ushqyeshme!

Njerëz që e arrijnë këtë pjekuri, tregojnë zgjuarsinë për të dalë me fitim jo vetëm nga negativitetet që i rrethojnë, por edhe nga mëkatet ku bien me anë të një motivi çfarëdo si e metë e vullnetit të tyre. Kjo situatë cilësore mund të sigurojë, në sajë të një pendese të jashtëzakonshme, edhe ngjitjen në grada të larta të paarritshme me







anë të akteve pozitive. Ndërsa në planin temporal (të kësaj bote), kjo situatë mundet të realizohet në sajë të kthjelltësisë së një pikëpamjeje, shpërblimi i kësaj në jetën e pasme, ahiret, shfaqet vetvetiu si një dhunti hyjnore, mjafton që individi ta ketë rregulluar jetën sipas urdhrave hyjnore. Për rrjedhojë, po të bëhet një jetë me këtë kriter, nuk ka dyshim se çdo privim të cilit do t'i nënshtrohet njeriu, do të shpërblehet me dhunti hyjnore dhe të përjetshme. Për shembull, fatkeqësia më e madhe që mund të pësojë një njeri i cili ecën në rrugën e Allahut dhe punon e përpiqet me qëllim që feja e Tij të fitojë, është ta humbë dhuntinë e jetës. Mirëpo kjo është një humbje e tillë që, po të vështrohet me kriteret e të vërtetës së Atij që e jep jetën, do të thotë kurorëzim me **"dëshmorësinë"** që është pozita më e lartë pas **"profetësisë"** që përbën, për njerëzimin, kulmin e lartësimit në dinjitet. Dhe a s'është kjo shkaku më i begatë për meritimin e lumturisë së amshuar?

Kjo do të thotë që, nëse robi e rregullon jetën sipas urdhrave të Zotit dhe ecën në atë rrugë, çdo humbje (!) që do të pësojë, do të jetë, në të vërtetë, **fitim** për të!

Arritja në këtë pikëpamje e zbukuron jetën me shfaqje aq të bukura ngjarjesh dhe realitetesh që e mbushin atë, sa që në vështrimin e njerëzve që kanë arritur në këtë pikëpamje, në këtë botë nuk mbetet më ndonjë gjë e kotë dhe e shëmtuar. Si përfundim, siç mund të kuptohet edhe nga shembulli i plehut, përmendur më sipër, një njeri i tillë del i fituar edhe nga gabimet që i përkasin vullnetit, madje!

Në të vërtetë, vihet re se, po qe se një mëkat shndërrohet në pendesë, mund të bëhet më i dobishëm e më i mbarë se, ta supozojmë, një mirësi (sevap) krenaridhënëse. Fatbardhësia më e madhe është që, para familjarizimit me kushte negative, të mund të hyhet në një rrugë islame. Kjo vetëdije dhe vetëdijshmëri mund të arrihet në shumë trajta, duke filluar me zgjedhjen e mirë e të qëlluar të shokëve e miqve dhe duke mbaruar me veprimtarinë diturore të vlefshme për t'i rrokur dhe kuptuar ashtu siç duhet entitetin dhe të vërtetat e përgjegjësisë para Allahut (Zotit).

Adaptimet të cilave u nënshtrohet vullneti njerëzor realizohen, rrallë, befasisht dhe nën efektin e një faktori të vetëm. Me fjalë të tjera, këmba rrëshqet dalngadalë. Meqë kjo situatë cilësore realizohet, përgjithësisht, në mënyrë graduale me anë të përsëritjes gjatë një kohe të gjatë të një ose disa faktorëve ndikues të caktuar, shmangia







nga negativitetet është, në fillim, e lehtë, por, në përfundim, aq e vështirë, sa mund të thuhet e pamundur! Krejt si fitimi i një shprehie të keqe... Gjatë kohës kur hidhen hapat e para drejt fitimit të kësaj shprehie të keqe, kthimi pas është i lehtë. Kurse më pas, ata faktorë ndikues të cilët e lidhin dhe e drejtojnë vullnetin e dobët sa një rrjetë merimange, shndërrohen pothuaj në kavo çeliku në sajë të përsëritjes, prandaj, kundërvënia ndaj tyre nuk bëhet dot aq e lehtë. Eshtë për këtë arsye që njeriu duhet të kujdeset që të qëndrojë larg nga faktorët ndikues shkaktarë të një raporti të tillë vartësie. Mbi këtë urtësi mbështetet fakti që feja i ka ndaluar qysh në fillim disa veprime që kanë si përfundim negativitete të rënda. Prandaj, duke e konsideruar si **"adulter okular"** (përdhunim me sy) vështrimin me interes dhe qëllim (shkurt, me epsh) të një femre nga një mashkull, janë nxjerrë konkluzione dhe urdhra për t'iu shmangur një veprimi të tillë.

Stina e rinisë në jetë është posaçërisht një stinë fitimi për shkak se orientimi drejt të vërtetës dhe të mirës është i vështirë ngaqë dëshirat sensuale të nefsit janë shumë të fuqishme. Ndërsa në pleqëri kur prirjet sensuale të nefsit dobësohen, mundësia për t'i zotëruar dhe mposhtur ato është më e lehtë, në rini është një punë tejet e vështirë. Nayrisht që kjo situatë cilësore ua rrit vlerën mirësive të kryera në rini si dhe cilësisë së personit si njeri i orientuar.

Nga ana tjetër, rinia është edhe një stinë shansi të mirë dhe fatbardhësie ngaqë prirjet negative ende nuk i zotërojnë dot faktorët ndikues që i zhvillojnë ato prirje. Në rini është më e lehtë për njeriun të vrapojë për në mjediset ku veprojnë ndikimet e mira. Për ta shprehur këtë ide, të parët tanë kanë thënë: **"Druri lakohet sa është i njomë!"**

Kjo do të thotë se, në lidhje me specifikën e orientimit të jetës, rinia është një etapë kritike dhe e rëndësishme. Po qe se një njeri i cili kthehet drejt Qabes, bën një gabim prej një grade aty ku ndodhet, në qoftë se ecën në atë vijë gjersa të arrijë në Qabe, do të vërejë se gabimi prej një grade në nisje, ka rezeltuar në një gabim, ta zëmë, prej njëqind kilometrash në mbërritje! Krejt si kjo, një shmangie fare e vogël në rini, e çon njeriun në pleqëri në mjedise aq të largëta sa kurrë nuk do t'i kishte parashikuar dhe përfytyruar në fillim!

Eshtë për shkak të kësaj të vërtete që, në çështjen e njohjes së vlerës së rinisë, feja përpiqet t'i orientojë individët me anë të shumë







sugjerimeve të frytshme. Veç kësaj, edhe në specifikën e **“edukimit të fëmijës”**, i paralajmëron prindërit mbi përgjegjësinë shpirtërore në një mënyrë që të tmerron![160]

Nga ana tjetër, ashtu siç ndodh që negativitetet përforcohen me anë të përsëritjes së prirjeve dhe veprimeve që u japin zhvillim negativiteteve, dhe një ditë bëhen të pazotërueshme e papërballueshme, ashtu ndodh edhe me veçoritë pozitive të pranishme në natyrë, në krijim si dhe në natyrën krijimore të njeriut. Është për këtë arsye që është urdhëruar që adhurimet të kryhen në mënyrë periodike. Kjo i përngjet logjikës së marrjes së një ilaçi në intervale të caktuara. Prandaj, feja, duke sugjeruar të vërtetën se natyra e njeriut nuk mund të ndryshohet aq lehtë, në të njëjtën kohë parashtron një sistem edukimi me anë urdhrash dhe ndalimesh mbi **“edukimin e vullnetit”**, për të treguar se, megjithëkëtë, ndryshimi i natyrës së njeriut është, në një farë mase, i mundshëm. Agjërimi është shembulli më i bukur i kësaj. Megjithëse, si rezultat i këtyre veprimtarive, negativitetet nuk eliminohen, sigurohet cënimi i efektivitetit të tyre dhe nxiten, inkurajohen dhe forcohen me anë të shpërblimeve hyjnore, punët e mira në dobi të individit dhe shoqërisë. Edhe prirjet e pozitive të natyrës njerëzore, duke u përforcuar dhe zhvilluar më tej me anë të një sërë ushtrimesh të urdhëruara, synojnë të sigurojnë mbizotërimin e tyre në personalitetin e njeriut.

### d) Rrugët mistike të kompensimit dhe kurimit përballë privimeve

Duke u mësuar njerëzve që t’i vështrojnë ngjarjet dhe realitetet nga këndvështrimi i kaderit, paravlerësimit dhe paracaktimit hyjnor, si dhe duke e zbritur në minimum dëshpërimin po aq sa edhe gëzimin e skajshëm, rrymat mistike i shpëtojnë njerëzit nga një sërë shqetësimesh dhe preokupimesh të padobishme. Nga ana tjetër,

160. Pa dyshim, prindërit kanë shumë të drejta mbi fëmijën. Por edhe fëmijët kanë tre të drejta mbi prindërit. Këto janë:

a) Prindërit t’u vënë emra të bukur.

b) Prindërit t’ua mësojnë besimin dhe fenë.

c) T’i martojnë.

Sç vihet re, prindërit nuk e kanë për detyrë **t’u lënë fëmijëve trashëgim**. Megjithëkëtë, sot, çështja e lënies trashëgim fëmijëve nga prindërit zë radhën e parë ndër përgjegjësitë e prindërve ndaj fëmijëve!







"duke i koracuar" edhe një herë më shumë njerëzit me anë të virdeve dhe zikreve si shtesë ndaj adhurimeve fetare të detyrueshme, i pengon ata të shkojnë në drejtim të prirjeve egoistike.

Megjithëse çdokush e përmend detyrimisht Zotin në adhurimet fetare të detyrueshme dhe me anë të adhurimeve, i përforcon prirjet pozitive të shpirtit të vet, ky përforcim shtohet edhe një herë më shumë në tarikate nëpërmjet virdeve dhe zikreve. Përsëritja është kusht për stabilizimin e gjërave që duhen shtresuar në zemër e në mendje. Ja, këtë ka për qëllim kryerja në intervale të caktuara e një numri të caktuar zikri shtesë. Kjo gjë sugjeron që, ata të cilët nuk shpëtojnë dot nga negativitetet edhe pas kësaj, të shihen dhe trajtohen me mëshirë dhe jo me zemërim dhe urrejtje siç ndodh me njerëzit e këqinj. Edhe nëse zemërimi dhe dhuna e vë bashkëbiseduesin në kushte shtrënguese përballë një autoriteti të papërballueshëm, nuk e eliminon kundërvënien e brendshme të tij. Kurse, ngaqë tasavvufi ose mistika islame merret më tepër me botën e brendshme se sa atë të jashtme, trajtimi i mëkatarit me mëshirë, para se t'ia rregullojë botën e jashtme, më saktë, vullnetin, ia zbut zemrën.[161] Aty, mistika,

---

161. Sipas nesh, kjo është një metodë që na e mëson Zoti. Se ajo qenie e lartë, duke e dërguar **Hz. Musain** te **Faraoni**, i pati thënë:

**"Folini me fjalë të buta..."** (Kur'ani, Taha, 44)

Ata që dëshirojnë të marrin më shumë njohuri mbi këtë specifikë, mund të shohin në këtë vepër: **Ahmed Önkal**, Rasûlullâh'ın İslâm'a Davet Metodu, Konya, 1983.

Kjo metodë përbën shpirtin e tarikatit dhe tasavvufit (mistikës islame). Me të vërtetë, në kundërshtim me ç'pretendojnë disa të paditur, rrymat islame tarikatiane dhe mistike nuk kanë asnjë pikë në kundërshtim me legjislacionin e lartë kanonik islam. Këtë mund ta shtjellojmë kështu:

Për çdo njeri pa përjashtim, përgjegjësitë juridiko-fetare, si domosdoshmëri e mëshirës hyjnore, janë mbajtur në nivelin më të ulët, domethënë, është vënë si kriter përgjegjësia për ata me mundësi përballimi më të ulët. Për shembull, nuk ka asnjë pengesë, asgjë të papranueshme, që barra që i ngarkohet një fëmije, t'i ngarkohet, ta zëmë, një múndësi. Por e kundërta, domethënë, të kërkohet t'i ngarkohet fëmijës barra që mund të mbajë múndësi, është mungesë maturie dhe drejtësie! Ja, pra, porta e lejimit e hapur për ata që dëshirojnë të bëjnë adhurime suplementare (nafile, jo farz-detyrim), të cilët kanë mundësi më të larta se përgjegjësitë juridiko-fetare të nivelit më të ulët të caktuar si kriter dhe normë, është **"tarikati"**. Sepse tarikati është kompetent për jetesën me kritere të devocionit (takva), kurse kriter për ata që i nënshtrohen sheriatit, legjislacionit fetar, është **"urdhri"** (fetva-vendimi juridiko-fetar). Veprimi me **fetva** është detyrë për të gjithë. Kurse devocioni (takva) është për njerëzit e zgjedhur për sa u përket mundësive...

Nga ana tjetër, Profeti Muhammed (s.a.s.) ka kryer një veprimtari që përbën katër kategori të kësaj bote: Këto janë:

1) Ka marrë urdhra nga Krijuesi i Universit, me fjalë të tjera, ka qenë bashkëbisedues i komunikimit hyjnor.







në vend të ashpërsisë së kundërvënies, përgatit bazën për sendërtimin e flladeve të ëmbla të pendesës. *Mistik*[162] do të thotë njeri që ka mësuar t'ia drejtojë qortimin vetvetes, kurse mirëkuptimin dhe tolerancën, tjetrit.[163] Meqë kriteret mistike (kriteret e mistikës islame) vlejnë për njerëz që e kanë pranuar dhe përvetësuar sheriatin, duhet

2) E ka komentuar dhe shpjeguar urdhrin hyjnor, domethënë ka bërë ideatime të realizuara në hadithet profetike.

3) E ka vënë në praktikë dhe e ka ekzekutuar urdhrin hyjnor të konceptuar nga Allahu dhe të komentuar dhe shpjeguar në hadithet profetike.

4) Ka ushtruar administrim (veprim) mbi shpirtrat, domethënë, i pajisur me një pushtet shpirtëror, i ka nxjerrë urdhrat islame, në drejtim të pjekurisë individuale, nga potenca në praktikë.

Le të japim nja dy shembuj për ngjarjet e zhvilluara nga Profeti (s.a.s.) dhe që futen në grupin e katërt.

Kur **Hz. Muhammedi** po largohej nga Meka, **Ebu Xhehli** premtoi se atij apo atyre që do t'i kapnin **Profetin** bashkë me **Hz. Ebu Bekrin** dhe do t'i kthenin mbrapsht, do t'u jepte një shpërblim prej njëqind florinjsh. Kështu, një nga ata që u vu në ndjekje të tyre për shkak të këtij premtimi, ishte politeisti **Thuraka** i cili arriti t'u afrohej udhëtarëve të Medinës gjer më 15 metra. Atëherë, Profeti u kthye dhe, duke i bërë me shenjë me dorën e tij të bekuar, e urdhëroi:

"Qëndro! Mos u afro!.."

**Thuraka** s'deshi t'i bindej urdhrit. Mirëpo atë çast vuri re se këmbët e kalit po i nguleshin në rërë! Ai zbriti nga kali dhe deshi t'i afrohej Profetit në këmbë, por nuk bëri dot asnjë hap para se edhe atij filluan t'i nguleshin këmbët në rërë! Ja, ky ishte **administrim** (veprim) mbi shpirtrat!

Një ngjarje e tillë ndodhi edhe në **"Luftën e Bedrit"**. Kur beteja ishte nxehur shumë, Profeti hodhi një grusht dhé mbi politeistët. Në Kur'anin e Shenjtë thuhet:

**"O luftëtarë që morët pjesë në Luftën e Bedrit! Nuk i vratë ju politeistët e dërrmuar gjatë betejës, por i vrau Allahu! I dashuri im, edhe ti hodhe drejt politeistëve një grusht me copëra gurësh, por, kur i hodhe, nuk i hodhe ti, por i hodhi Allahu!"** (Kur'ani, Enfal, 17)

Ja, pra, shehlerët e tarikateve janë trashëgimtarë të administrimeve të tilla të Profetit (s.a.s.). Ata që e zotërojnë këtë kompetencë, i caktojnë zëvendësit (pasuesit) jo sipas dëshirave vetiake, por në përfundim të këshillimit shpirtëror me Profetin dhe me lejen e tij. Kurse ata që nuk e kanë këtë kompetencë, quhen **"shehlerë në dukje"** (të rremë), të cilët nuk e kanë pushtetin për të ndikuar mbi zemrat ose për të sjellë ndonjë ndryshim në to.

162. Në origjinal: Mutasavvıf; nga fjala tasavvuf, mistika islame, njeri i mistikës islame. Shën. i përkthyesit.

163. Cilësia dalluese e konsideratave mistike është lufta me nefsin (vetveten ose në vetvete). Para se të edukohet, nefsi karakterizohet nga cilësia e quajtur **"emmare"** (urdhërues), gjë që do të thotë se nefsi me këtë cilësi sundon mbi personin dhe e shtyn drejt të këqijave dhe mëkateve. Pasi të fillohet lufta me nefsin ose edukimi i tij, fillon përmirësimi i tij që kalon nëpër këto shkallë: **levamme** (nefsi që e dënon të keqen), **mulhime** (nefsi i mësuar, i frymëzuar), **mutmainne** (nefsi i kënaqur), **radije** (nefsi me pëlqim), **merdije** (nefsi i pëlqyer) dhe **safije** (nefsi i kulluar, nefsi i profetëve).







menduar se njerëz të tillë i kanë rregulluar aktet e tyre të jashtme dhe radhën e rregullimit e kanë sjellë te bota e brendshme. Dhe esenciale është bota e brendshme! Sepse dukja e jashtme e rrënjës dhe burimit të aktit dhe vullnetit janë ndjenjat dhe mendimet.

Konsekuenca e natyrshme së cilës i duhet drejtuar së pari fare për edukimin e vullnetit, është që t'u hapet prehri ndikimeve të mira para se vullneti të jetë dobësuar, si dhe të mbahet larg ai nga mjediset që përbëjnë truall për zhvillimin e negativiteteve.

Për shembull, një pijanec, me anë të vëzhgimit paraprak të gjendjes dhe pasojave të dehjes që ndodhin tek ai vetë ose tek të tjerët, para se të ketë filluar të pijë, ka mundësi që ta masë dhe vlerësojë mirë pasojën përfundimtare të dehjes. Por pasi të ketë filluar të pijë, e humb këtë zgjuarsi dhe aftësi. Ja, pra, për të mund ta shtresuar mirë e mirë në mendje këtë të vërtetë të pranishme në të gjitha rrokullisjet dhe rëniet në të gjitha negativitetet, vizita tek i sëmuri jo vetëm duhet ta forcojë prirjen e vizitorit për të falenderuar për shëndetin e mirë që gëzon vetë, por edhe duhet ta ruajë zgjuarsinë e shoqërisë për të marrë shembull dhe mësim përballë të gjitha negativiteteve. Këtë pjekuri vështrimi ua përfton njerëzve tasavvufi, mistika islame. Sepse tasavvufi është i aftë dhe kompetent për vënien në rregull të jetës – për ata që zotërojnë mundësinë dhe fuqinë përkatëse – me anë të kritereve të **devocionit** (takva)!

Nga ana tjetër, ashtu siç vërehet në veprimtarinë kumtuese të Profetit (a.s.), mistika islame zbaton për çdo individ një metodë korrigjimi dhe orientimi sipas natyrës dhe karakterit të tij. Shumëllojshmëria e tarikateve është rrjedhojë e domosdoshmërisë së një me-

---

Gjatë edukimit të nefsit në këtë mënyrë, teprimi në veprimet e gradës **"levvame"** që do të thotë akuzim dhe poshtërim, qysh në krye të herës është konsideruar si një tarikat i veçantë që është quajtur **"melamilizëm"**.

Për shembull, në ramazan, një melamist nuk bën nijet të agjërojë një ditë të caktuar duke menduar ta zëvendësojë atë më vonë dhe e prish agjërimin në mënyrë të hapur, publike, për pasojë, tërheq armiqësinë e njerëzve. Ai e bën për parim që të veprojë kundër nefsit me mendimin se tërheqja e dashurisë së të tjerëve i pëlqen nefsit.

Megjithëse kjo është esenca e çështjes, melamizmin e përdorin për justifikim disa muslimanë realisht me të meta. Është për këtë arsye që melamizmi nuk ka emër të mirë mes muslimanëve. Nga ana tjetër, megjithëse konsiderohet tarikat, melamizmi është, në të vërtetë, më shumë një fraksion moral, aq sa edhe nakshizmi si tarikati më i afërt i sheriatit, e ka degën e tij melamiste! (Për njohuri më të gjera, shih **Abdülbâkî Gölpınarlı**, Melâmîlik ve Melâmîler, İstanbul, 1931)







tode sugjerimi dhe edukimi sipas dallimeve në natyrë dhe karakter. Njeriu me natyrë dhe karakter entuziast priret drejt **kadirizmit** dhe përparon më lehtë me anë të praktikave të treguara nga ky tarikat. Kurse njerëzit me natyrë dhe karakter serioz shohin një paralelizëm mes karakteristikave vetiake dhe tarikatit **Nakshi**, prandaj fitojnë shansin dhe mundësinë për t'u lartësuar duke iu nënshtruar më lehtë praktikave dhe sugjerimeve të këtij tarikati. Prijësi shpirtëror (murshidu'l-kamil) e kalon myridin, nxënësin e tij shpirtëror, bota e jashtme e të cilit është vënë në rregull nga ana e mësuesve, nëpër shoshën e një edukimi moralo-shpirtëror në përputhje me natyrën dhe karakterin e tij. Prirjeve themelore - të pamundura për t'u eliminuar – të natyrës dhe karakterit të njeriut u jep, në vend të rrjedhave egoistike, drejtimin e qëllimeve dhe synimeve të larta e sublime. Bashkëbiseduesve të vet, si të thuash, u jep syze me numër ose u shkruan receta të posaçme sipas sëmundjeve që kanë.

Nga ana tjetër, nuk ka asnjë individ që të mos jetë nevojtar për ndikimet që shkaktojnë në shpirt qortimi i të këqijave dhe lavdërimi i të mirave ose përsjellja nëpër mjedise ku vepron një atmosferë e tillë. Ndërkaq, duke u zbatuar kjo situatë cilësore i duhet dhënë peshë momentit të marrjes shembull dhe mësim, duhet shmangur në mënyrë pedante nga negativitetet, si përfolja pas shpine, mendjemadhësia, zilia dhe smira, gjë që mund të sigurohet me anë të kritereve të devocionit dhe etikës që mund të fitohen vetëm në mjediset mistike.

Me të vërtetë, në kohët kur teqet kanë mundur ta kryejnë denjësisht detyrën e tyre, kanë qenë qendra sportive shpirtërore të përkryera ose "shkolla edukimi". Edhe nëse mund të thuhet se ka qysh prej shumë kohësh që teqet nuk e kryejnë dot denjësisht rolin e tyre, duhet treguar konsideratë ndaj parimit, sipas të cilit nuk duhet hequr dorë nga çka mund të përfitohet po qe se s'mund të arrihet përfitim i plotë.[164]

Njeriu mëkatar është si një zog i plagosur. Faktori i vërtetë ndikues që i sjell dobi atij nuk është zemërimi kundër tij, por mëshira për të! Dhe kjo ndjenjë mund të përftohet më shumë në mjediset toleruese të teqeve. Prandaj, meqë një shumicë e konsiderueshme e shoqërisë sonë, është e sëmurë nga dobësi vullneti, faktori mëshi-

164. "*Má lá judríku kul'luhú lá jetruku kul'luhú* / Nuk duhet lënë pjesa pse s'arrihet e tëra!" Ky është një rregull islam.







rues duhet të ndodhet mes shoqërisë i mbushur me ndjenjat e një mjeku që përsillet nëpër spital. Se, fundja, dhembshuria e mjekut për të sëmurin si dhe mjetet dhe mënyrat e mjekimit dhe shërimit që i ofron ai të sëmurit, a nuk janë rezultate arsimimi dhe edukimi? Përballë sëmundjeve moralo-shpirtërore, edhe ne jemi nevojtarë për t'u edukuar. Thelbi i këtij edukimi është edukata moralo-shpirtërore, gjë që arrihet duke iu nënshtruar mjediseve ku zotëron tasavvufi, mistika islame. Prandaj Profeti (a.s.) ka thënë:

*"Feja është këshillë!"*[165]

Dhe, për ta theksuar nevojën e përsëritshmërisë së këshillës, e ka përsëritur tri herë këtë fjalë të bekuar. Nga ana tjetër, ai profet i lartë ka thënë: *"Po të shihni dy vëllezër tuaj që përfyten, ndihmojeni edhe mizorin, edhe viktimën..."*

"Si mund ta ndihmojmë mizorin?" – E kanë pyetur Profetin.

*"Duke ia zënë duart për ta penguar që të mos bëjë keq më shumë!"* – Është përgjigjur Profeti.[166]

**e) Përfundim**

Po qe se të gjitha këto që thamë do t'i përmblidhnim dhe t'i paraqisnim me pika, do të na dilte kjo tabllo:

1. Besimtari i vërtetë duhet ta përdorë vullnetin para së gjithash për të marrë miratimin dhe pëlqimin e Allahut. Dhe, për ta rrënjosur këtë ndjenjë, duhet të bëjë shumë falenderime dhe lavdërime ndaj Allahut. Falenderimi (shukr) është për t'iu përgjigjur mirësisë dhe dhuntisë, kurse lavdërimi (hamd), për t'u mbrojtur nga ngatërresat, kokëçarjet dhe fatkeqësitë. Nuk duhet bërë ankesë për privimet dhe mangësitë e caktuara nga vetë Allahu (Zoti); duke i menduar si një të tërë këtë botë dhe përjetësinë, duhet gjetur ngushëllim për privimet dhe mangësitë me mendimin se ato kanë për ta pakësuar përgjegjësinë në botën e përjetshme. Duhen bërë përpjekje për përdorimin e vullnetit me zell dhe zgjuarsi të madhe me qëllim për të shpëtuar nga përgjegjësia që lindin meritat. Dhe, për këtë, para se

165. Muslim, Iman, 95.
166. Buhari, Mezalim, 4; Ikrah, 6. Veç kësaj, shih. Tirmidhi, Fiten, 68.







vullneti të dobësohet, u duhet hapur prehri faktorëve ndikues në atë drejtim.

2. Duke e parë jetën dhe të gjitha kushtet që e rrethojnë atë, me vështrim mësimnxjerrës, urtësia e brendshme e dukurive dhe ngjarjeve t'i lihet Allahut (Zotit), gjë që do të thotë zgjuarsi për t'i vlerësuar jetën dhe ngjarjet nga perspektiva e kaderit, paravlerësimit dhe paracaktimit hyjnor. Prandaj duhen bërë përpjekje që, brenda mundësive të kaderit, të mësohet dhe përvetësohet drejt Islami.

3. Krahas pranimit të barrës së të vërtetave të pranuara duke i vështruar nga perspektiva e kaderit, duhet menduar se përpjekja për t'i korrigjuar dhe rregulluar ato është, për individin, një detyrim hyjnor, si dhe s'duhet hequr nga mendja se jemi dërguar në këtë botë që të dalë në shesh fakti nëse jemi apo jo të aftë për ta bërë këtë! Prandaj duhet ta kthejmë në shprehi dhe zakon që të marrim pjesë në ngjarjet dhe ceremonitë mortore, që t'i vizitojmë shpesh varrezat, spitalet dhe vendet e ngjashme ku ekspozohen mungesat, privacionet dhe vuajtjet. Profeti ynë (a.s.) ka thënë: *"Vdekja mjafton për atë që kërkon këshillë!"*[167]

4. Nuk duhet harruar e vërteta se ne jemi të ngarkuar me përgjegjësinë për t'i sugjeruar atë që është e drejtë dhe e mirë kujtdo mbi të cilin mund të kemi ndikim, se kjo është një urdhër hyjnor. Duke mos u shmangur nga xhihadi që është emërtimi i përgjithshëm i këtyre veprimtarive, duhet të mendojmë se, po qe që meritojmë diçka nga kjo, përfitimet do të na vazhdojnë njëlloj sikur të jetonim gjer në kiamet! Meqë vazhdueshmëria e ekzistencës së Islamit ndodhet nën garancinë e Allahut, duhet të mendojmë se, me pjesëmarrjen në aktet dhe veprimtaritë e dobishme për vazhdimësinë e tij, do të bëhemi pjesëtarë të të gjitha të mirave të mundshme si pasojë e drejtpërdrejtë e asaj pikëpamjeje të begatë. Duhet menduar se kjo veprimtari xhihadi e aftë për ta kënaqur nënvetëdijen e mbushur plot me revoltën ndaj përkohshmërisë dhe vdekshmërisë, është një urdhër kategorik mbi këdo. Për më tepër, ndërsa në disa akte kufiri i përpjekjes dhe përgjegjësisë është i caktuar, në xhihad është i fshehur, prandaj, për shkak të mosnjohjes së masës dhe kufirit të përgjegjësisë së xhihadit, përpjekja duhet vazhduar gjer në fund.

167. *"Ve kefá bilmevti váizen"* / "Vdekja të mjafton si këshillë!" (Bejhaki, Shuab, VII, 353)







Me të vërtetë, ndërsa nisabi[168] i zeqatit dhe sasia e mallit që duhet të jepet si zeqat, janë të caktuara e të qarta, për luftën dhe përpjekjet në rrugën e Allahut nuk ka ndonjë masë të përcaktuar e të qartë kontributi çfarëdo. Askush nuk mund ta dijë se me ç'masë shërbimi mund të shpëtojë nga përgjegjësia! Ky është një borxh i kufizuar në masën maksimale të mundësuar nga dhuntitë e jashtme dhe të brendshme që përmbahen te robi dhe që kurrsesi nuk mund të maten e të vlerësohen. Nuk ka kush tjetër përveç Allahut që t'i njohë drejt e me saktësi si entitetin e dhuntive në fjalë, ashtu dhe shumën e tyre.

Po qe se njerëzit do ta vlerësonin siç duhet amshueshmërinë e botës së përtejme pas ringjalljes, sa herë më shumë do të punonin për të në krahasim me ç'punojnë për ta siguruar qetësinë dhe paqen dhe kënaqësinë e kësaj bote të përkohshme?[169] Kur çështja shihet

---

168. Nisab: niveli më i ulët i pasurisë në zotërim, në bazë të së cilës personi quhet fetarisht i pasur dhe i detyruar për të dhënë zeqat. Shën. i përkthyesit.

169. Për ta kuptuar ashtu siç duhet këtë të vërtetë, le t'ia ofrojmë vëmendjes suaj një ngjarje historike:

**Haxhaxhi Mizor** (Haccâc-ı Zâlîm) ka qenë guvernator i Bagdatit në kohën e omejadëve. Ky njeri i cili pati fituar popullaritet dhe famë në histori me ashpërsinë, dhunën dhe mizoritë e tij, ishte një person me zgjuarsi në nivelin e një gjeniu. Madje, ky është personi i cili, duke vënë re se joarabët e muslimanizuar të periudhës së tij kishin shumë vështirësi në leximin e Kur'anit, futi në përdorim shenjat zanore (hareke).

Një herë, dikush shkon te e ëma e Haxhaxhit dhe i ankohet për mizoritë e tij që ishin ngjitur në qiell, me qëllim që ajo ta këshillonte e ta zbuste. E ëma e thirri **Haxhaxhin Mizor** dhe i tha:

"O bir! Pse i bën, kështu, padrejtësi kujtdo, vret e pret këdo që të del para? Hiq dorë nga kjo punë dhe përmirësohu! Se, kështu si po bën, edhe do të lësh një nam të keq në histori, edhe para Zotit do të mbash një përgjegjësi të rëndë për gjakun e pafajshëm që po derdh!"

**Haxhaxhi Mizor** e kuptoi se dikush kishte shkuar te e ëma dhe kishte llomotitur kundër tij, prandaj i tha:

"O nënë, ku i di ti këto? Apo mos të erdhi dikush e t'u ankua për mua?"

Gruaja e gjorë, duke menduar se, po t'ia tregonte ankuesit, edhe ata do ta pësonin si të tjerët, iu përgjigj!

"Kurrsesi! Kam dëgjuar lart e poshtë!"

Në atë mes, **Haxhaxhi Mizor** pa nga dritarja jashtë dhe vuri re dikë që po kalonte para sarajit, rrahu pëllëmbët, e thirri shërbëtorin dhe e urdhëroi:

"A e sheh atë njeri? Kape e sille këtu!"

Pas pak, para tij po qëndronte një burrë me veshje tregtari që kishte lidhur duart, kishte përkulur kokën dhe dridhej si nga ethet! **Haxhaxhi** ia vuri dorën në sup dhe i tha:

"Mos ki frikë! Po të jesh njeri i drejtë, nuk të vjen asnjë dëm! Vetëm do të bisedoj pak me ty dhe bisedën tonë do të na e ndjekë nëna!"







"Mirë!" – I tha burri dhe u qetësua pak. **Haxhaxhi** e pyeti:

"Nga ç'popull je?"

"Elhamdulil'lah, jam musliman!" – Iu përgjigj njeriu me krenari të madhe. Pastaj, biseda e tyre u zhvillua në këtë drejtim:

"Ç'punë bën?"

"Jam tregtar ulliri! Blej e shes ullinj në pazar!"

"Bukur fort! A po më bën mua një krahasim mes kësaj bote dhe jetës tjetër pas ringjalljes, ahiretit?"

"Kurrsesi! Unë jam një injorant! S'më dhanë shkollë! Një krahasim i tillë është punë dijetarësh! Unë s'mund ta bëj!"

"Mirëpo the se je musliman! Domethënë, se ke besim te ringjallja, ahireti ndërsa jeton në këtë botë! Çdo musliman ka një farë mendimi mbi ahiretin që e beson, kështu që mund ta bësh një krahasim! A nuk fal namaz ti? A nuk agjëron? A nuk e di ç'thotë Amentu?"

Tregtari iu përgjigj:

"Elhamdulil'lah, edhe Amentun e di, edhe namazin e fal, edhe agjërimin e mbaj, por një krahasim i tillë është punë dijetarësh! Unë s'mund ta bëj!"

**Haxhaxhi** ngulmoi! Tregtari vazhdoi të mos i përgjigjej duke i kërkuar falje, por, megjithatë, e pa se s'kishte shpëtim pa i dhënë një përgjigje pak a shumë me vend, prandaj, më në fund, i tha:

"Ahireti është i pafund, një botë pa anë e cep, aq sa s'mund të merret me mend... Kurse kjo botë, në krahasim me të, është aq e shkurtër, sa ulja e ngritja e një mize, pjnë një çasti!"

**Haxhaxhi Mizor** tha:

"Ç'përshkrim i mrekullueshëm! Domethënë, ahireti që ne i besojmë, është një botë e pafund, kurse jeta e kësaj bote, në krahasim me të, e shkurtër sa ulja dhe ngritja e një mize! Domethënë, punë një çasti! A s'do të thotë kjo se edhe lumturia, edhe fatkeqësia e botës së ahiretit janë të pafund, kurse edhe lumturia, edhe fatkeqësia e jetës së kësaj bote janë të shkurtra, sa një çast? Apo jo?"

"Po, ashtu është, imzot!" – Tha tregtari.

"Më the se tregton ullinj në pazar, apo jo?" – I tha **Haxhaxhi** dhe e pyeti për çdo gjë lidhur me ullirin: çmimet, vendet ku rritet, kohën kur çel lule dhe lidh kokrra, kohën kur piqet, llojet e ullinjve për vaj, sa vaj jep çdo lloj... Dhe tregtari iu përgjigj si bilbil, pa asnjë lëkundje e gabim! Atëherë, Haxhaxhi i tha:

"Të lumtë, qenke i zoti i zanatit! Pa shih, sa mirë e ditke çdo gjë në lidhje me ullirin!"

Pastaj nisi t'i bënte pyetje në lidhje me fenë:

"Më thuaj një vaxhib të namazit!"

"..."

"Më thuaj një sunnet të abdestit!"

"..."

Për çdo pyetje rreth fesë, tregtari jepte të njëjtën përgjigje: "Imzot, jua thashë, unë jam një injorant, nuk më dhanë shkollë. Unë përpiqem t'i çoj në vend urdhrat e fesë me aq sa ç'dëgjoj e ç'shoh lart e poshtë!"

Më në fund, pasi s'mori asnjë përgjigje për pyetjet lidhur me fenë, **Haxhaxhi Mizor** u nxeh dhe i bërtiti tregtarit:

"Ore njeri! A mos të çuan ty në shkollën e ullixhinjve? Iu përgjigje çdo pyetjeje për ullinjtë. Mirëpo ti falesh dhe agjëron për të arritur shpëtimin dhe paqen në botën e ahiretit që e ka edhe lumturinë, edhe fatkeqësinë të përjetshme! Kurse tregtinë e







me këtë kriter, vihet re se, në veprimtaritë materiale-temporale, pjesa e fitimit që i takon jetës së përtejme, ahiretit, mbetet sa një kokërr lajthi! Ky moment kurrë s'duhet nxjerrë nga mendja dhe **çdokush t'i kërkojë llogari vetes para se atij vetë t'i kërkohet llogari!**[170]

Në kuadrin e të gjitha këtyre të vërtetave, njeriut i vjen të dalë në rrugë e të bërtasë: *"O njerëz! Zgjohuni! Zgjohuni se keni për të vdekur, keni për të vdekur!"* Allahu na krijoi vetëm për ta adhuruar atë![171] Jo për të fituar e grumbulluar mall e pasuri!

---

ullinjve e bën për mirëqenien e kësaj bote e cila, në krahasim me botën e përjetshme, është sa një çast! Po qe se, siç the pak më parë, do të besoje me të vërtetë se jeta e pasme, ahireti, është i pafund dhe, po ashtu, edhe lumturia, edhe fatkeqësia e tij janë të pafund, se, në krahasim me të, jeta e kësaj bote është e shkurtër sa një çast, a nuk do të kishe mësuar për namazin dhe agjërimin njëqind herë më shumë se për ullinjtë?"

Tregtari uli kokën pa i dhënë asnjë përgjigje.

Haxhaxhi rrahu pëllëmbët dhe thirri:

"Xhelat!"

Dhe i dha urdhër xhelatit që u paraqit menjëherë:

"Merre këtë mashtrues dhe hiqja kokën!"

Pastaj iu kthye s'ëmës:

"O nënë! Ja, këtyre mashtruesve ua pres kokën unë! A ke ndonjë kundërshtim?"

E ëma heshti pa i thënë asgjë!

170. *"Hásibú enfusekum kable en tuhásebu"* / "Kërkojini llogari vetes para se t'ju kërkojnë llogari!" (Tirmidhi, Kiamet, 25/2459) Në ajetin kur'anor thuhet:

**"O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun dhe secili të shohë se ç'ka përgatitur për nesër! Kini frikë Allahun se Allahu ka njohuri për ato që bëni!"** (Kur'ani, Hashr, 18)

171. **"Unë i krijova njerëzit dhe xhindët** (jo me ndonjë urtësi tjetër, por) **vetëm që të më adhurojnë mua!"** (Kur'ani, Dharijat, 56)







B. PARIMI I UNIVERSALIZMIT

Meqë botëkuptimi islam, ashtu siç e shpjeguam edhe në fillim, është një pikëpamje e cila mundet t'i japë përgjigje, pa rënë në kontradiktë me vetveten, çdo pyetjeje që mund t'i shkojë njeriut ndërmend dhe, kështu, është një pikëpamje e cila mundet t'i shpjegojë tërësisht jetën dhe Universin, do të thotë se është një sistem konkluzione vlerash. Duke u nisur nga aspekti, sipas të cilit, ky sistem e përfshin tërë Universin, cilësia e botëkuptimit islam që bie në sy së pari, është universalizmi.

Kur analizohet përmbajtja e gjerë e Islamit nën dritën e kësaj pikëpamjeje themelore, vihet re se asnjë botëkuptim nuk mund të krahasohet me Islamin për sa i përket përsosmërisë në cilësinë e universalitetit. Sepse ngaqë botëkuptimi islam është një pikëpamje **"hyjnore"**, është parashtruar dhe kumtuar nga ana e Zotit, dija dhe përfshirshmëria e të cilit janë të pafundme. Me këtë aspekt, nuk mund të përfytyrohet ndonjë dije dhe përfshirshmëri njerëzore që mund të matet me **"dijen e përgjithshme"** dhe **"dijen absolute"** që zotëron Zoti. Kjo situatë cilësore është një përfundim i arsyeshëm dhe logjik për ata që kanë arritur një njohje të plotë mbi Allahun.

Me të vërtetë, Islami, duke e vënë në shqyrtim tërësinë e të vërtetave që ka parashtruar, nuk merr parasysh vetëm një vend, një kohë ose popullatë. Islami është një sistem që i parashtron në formë parimesh të përgjithshme konkluzionet e veta me qëllim që të përfshijnë të gjitha kohërat, vendet dhe njerëzit, madje, edhe xhindët. Mëshira e Allahut të Gjithëmadhnueshëm është e përgjithshme dhe përfshin të gjitha krijesat.







Botëkuptimi islam që ka karakter gjithëpërfshirës në shpjegimin e Universit, e ruan këtë cilësi edhe në vlerësimin e njeriut dhe orientimin e tij.

Të gjitha pikëpamjet shoqërore, veçanërisht Islami, janë, në të vërtetë, për njeriun. Ato ndjekin qëllimin final të sigurimit të qetësisë dhe lumturisë për të. Mirëpo, ndërsa disa prej tyre e kufizojnë këtë qëllim vetëm për këtë botë dhe për nevojat biologjike të njeriut, disa të tjera i mbajnë parasysh së bashku botën materiale dhe amshueshmërinë. **Duke e orientuar njeriun, Islami në fillim rregullon marrëdhëniet e tij me Zotin, pastaj edhe me kafshët dhe sendet**. Islami u bën një rregullim logjik të gjitha mendimeve, ndjenjave dhe akteve të vullnetshme të njeriut nga djepi gjer në varr. Islami ndjek qëllimin për ta bërë atë të arrijë përsosmërinë në adhurimet, në marrëdhëniet ndërnjerëzore (civile) dhe në sjelljet morale. Prandaj, botëkuptimi islam që kërkon ta orientojë tërë njerëzimin dhe ta bëjë të lumtur, nuk e ka të metën e sistemeve të tjera që u drejtohen një pjese të caktuar njerëzish, kurse pjesën tjetër e lënë mënjanë.

Për shembull, siç e kemi shpjeguar relativisht më parë, fenë e tyre e cila, për nga origjina hyjnore e saj, duhej të ishte patjetër gjithëbotërore, izraelitët (të quajtur ndryshe edhe hebrenj, çifutë) ia kanë kushtuar racës së tyre pas një shtrembërimi të shëmtuar që kanë bërë mbi të. Personi i cili nuk i përket fisit Beni Izrael, nuk mund të pranohet në Legjislacionin e Moisiut (Musait). Sot në botë ka popullata që ndjekin besimin e Moisiut, por që s'i përkasin fisit Beni Izrael, prandaj izraelitët nuk i quajnë të tyre. Për shembull, edhe tribuja turke kaspike e Hazarëve i përket Legjislacionit të Moisiut. Parashikohet që sot ata të jenë rreth tridhjetë-pesëdhjetë mijë vetë. Sikur ta zëmë se izraelitë nga të katër anët e botës të jenë duke emigruar për në Izrael dhe Hazarët t'u thonë se edhe ata dëshirojnë të emigrojnë në Izrael, nuk u pranohet kërkesa, sepse, sipas izraelitëve, në fenë e tyre, domethënë, në fenë e Musait mund të futen vetëm ata që kanë prejardhje nga fisi Beni Izrael.

Të gjitha fetë me origjinë hyjnore janë, sipas origjinës, gjithëbotërore. Për shembull, edhe krishterizmi është gjithëbotëror.[172] Prandaj, ndërsa krishterët përpiqen ta tërheqin këdo në fenë e tyre,

172. Pavarësisht nga kjo cilësi, ashtu siç e kemi shpjeguar më parë, krishterizmi nuk është një botëkuptim i përplotësuar ngaqë i është nënshtruar kufizimit tematik.







izraelitët s'veprojnë kështu. Prandaj është e pamundur që hebraizmi të bëhet fe gjithëbotërore. Izraelitët e pranojnë në Legjislacionin e Moisiut çdokënd që i përket fisit beni Izrael. Për ta, raca e tyre është feja e tyre; ato janë e njëjta gjë. Prandaj, izraelitët nuk mund të jenë të një feje me dikë që s'i përket fisit Beni Izrael. Ndërkaq, meqë sipas konsideratës së tyre mbi gjenealogjinë, raca bartet nëpërmjet nënës, ata nuk e quajnë izraelit dikë me të atin izraelit por me nënën të një race (kombësie) tjetër dhe nuk e pranojnë në bashkësinë hebraike të Moisiut. Në të kundërt, dikë me nënën izraelite, por me të atin nga një racë (kombësi) tjetër, e pranojnë në fenë e tyre. Ata, pra, besojnë se soji përcillet nga nëna e jo nga babai. Ata besojnë se raca Beni Izrael ka një vend të zgjedhur dhe përparësor mes racave. Kështu, në Tevratin (Testamenti i Vjetër) e shtrembëruar ka deklarata të tilla mbi hebrenjtë:

**"Ju jeni bijtë e Zotit tuaj. Sepse ti je një fis i bekuar i Zotit tënd që të ka zgjedhur ty mes të gjitha fiseve të tjera!"**[173]

**"Dhe ju zgjodha juve, ashtu si sot, mes të gjitha fiseve të tjera!"**[174]

Gjithashtu, në shprehjet e tilla të sentencave të tjera të Tevratit, si në vijim, nxjerrin sheshit shtrembërimin e rëndë që i kanë bërë fesë së tyre duke e caktuar Zotin vetëm për fisin e tyre:

**"Ja, tani e mësova se Zot nuk ka në të gjithë botën, por vetëm në Izrael!"**[175]

**"Toka e dha prodhimin e saj. Zoti është Zoti ynë i cili do të na bëjë ne të bekuar!"**[176]

Atë që s'është nga soji i tyre, izraelitët e konsiderojnë njeri të dorës së dytë.[177] Gjërat që i kanë të ndaluara t'ia bëjnë një hebreji tjetër si ta, i shohin si të lejuara e të bekuara t'ia bëjnë një johebreji në kushte kur e kanë të detyrueshme t'i bëjnë.

173. Numrat e dyfishtë, 14:12.

174. Numrat e dyfishtë, 10:15.

175. Mbretërit II, 5:15.

176. Psalmet, 67: 6.

177. Edhe krishterët e butë nuk janë shumë të ndryshëm nga izraelitët, he - renjtë. Kjo specifikë është e fiksuar me faktin që, në Amerikë, për krishterët zezakë të Amerikës qe ngritur një shkollë doktrinare më vete, baptizmi.







Ata thonë: "Njerëzit e tjerë nuk kanë nevojë për fe. Sepse Zoti i krijoi ata në shërbimin tonë dhe i vuri nën urdhrin tonë." Ata mendojnë se, ashtu siç janë dhënë kafshët në shfrytëzim të njerëzve, edhe ata që s'janë hebrenj janë dhënë në shfrytëzim të hebrenjve. Përgjithësisht, kjo logjikë çifute qëndron në themel të racizmit. Hebrenjtë (izraelitët, çifutët) janë racistët më të hershëm në botë. Ndërsa në Tevrat jepej lajmi i gëzueshëm i ardhjes së një profeti dhe meqë hebrenjtë e prisnin të vinte nga soji i tyre, nuk e miratuan dhe nuk e pranuan kurrë ardhjen e Hz. Muhammedit. Ata i kanë pranuar vetëm profetët e ardhur nga soji i tyre. Kështu, **Daudin** (Davidin) dhe **Sulejmanin** (Sollomonin) nuk i pranojnë si profetë, por vetëm si sundimtarë.

Dedikimi vetëm për një grusht njerëzish mbi tokë i një sistemi të dërguar nga ana e Allahut si Zoti i vetëm i gjithësisë, mëshira e të cilit ka përfshirë të gjitha krijesat, me qëllim për të siguruar lumturinë dhe paqen e njerëzimit, si dhe përjashtimi i të tjerëve nga kjo dhunti, jo vetëm që s'është kurrsesi logjike, por s'është as e pranueshme për Allahun, **"Zotin e botëve"**[178]! Sepse kjo situatë s'përputhet as me atributet e Allahut, Rahman (Mëshirues) dhe Rahim (Shpërblyes).

Mendësia hyjnore në hebraizëm kufizohet krejtësisht te një Zot kombëtar. Jahova, zoti i hebrenjve, interesohet jo për të tjerët, por vetëm për dikë që i përket racës hebraike. Po, Zoti i ka krijuar edhe kombet e tjerë, por sa i interesojnë Zotit, bie fjala, milingonat, aq i interesojnë kombet e tjerë. Të tjerët përveç hebrenjve, janë qenie për shërbim, shërbëtorë. Bota u takon hebrenjve. Prona është e hebrenjve, madje Zoti është i hebrenjve! Kjo është konsiderata e tyre për Zotin. Sot është e pamundur, madje, absurde, të kërkosh në hebraizëm një botëkuptim të plotë, një fe hyjnore, një mesazh gjithëbotëror. Kjo gjendje është një ndër rezultatet e shtrembërimit dhe revizionimit fetar hebraik.

Në fakt, hebrenjtë, edhe filozofinë e kanë shfrytëzuar me të gjitha mundësitë për të intriguar kombet dhe popujt e tjerë.[179]

Me të vërtetë, secila nga të gjitha pikëpamjet që e poshtërojnë njerëzimin, janë parashtruar nga ana e një filozofi çifut. Është me të vërtetë për t'u çuditur që pikëpamjeve perverse me autorë filozofë

178. Në origjinal: Rabbü'l-âlemîn. Shën. i përkthyesit.

179. Kjo situatë është e fiksuar me faktin që të gjithë filozofët me pikëpamje të shtrembra që e kanë intriguar dhe çorientuar njerëzimin, janë me origjinë çifute.







çifutë, çifutët vetë kurrë nuk u kanë kushtuar konsideratë, përkundrazi, kanë thurur një rrjetë propagante të tmerrshme për t'ua lënë në prehër kombeve të tjerë! Të gjitha pikëpamjet filozofike destruktive që kanë rënduar mbi njerëzimin, nga pikëpamjet e **Frojdit** i cili i skartoi vlerat morale, te ato të **Karl Marksit**, nga pikëpamjet e **Darvinit**, te ato të **Durkheimit**, janë parashtruar nga ana e filozofëve çifutë si vetë ata.

Mes tyre, **Kont dë Gobinó** (Comte de Gobineau) që ka parashtruar pretendimin e racës superiore, është një francez me origjinë çifute. Ky filozof francez thotë:

"Lartësia apo ultësia e kombeve, nderi dhe dinjiteti i tyre e kanë bazën tek origjina racore e tyre!"

Hebrenjtë të cilët ia kanë dedikuar fisit dhe racës së vet një fe gjithëbotërore e cila, për sa i përket burimit, është hyjnore, duke i dhënë qëllimisht prioritet racizmit dhe nacionalizmit në kundërshtim me internacionalizmin, i kanë shtyrë kombet në konflikte me njëri-tjetrin dhe ende vazhdojnë t'i shtyjnë.

Ndërsa Islami, në kundërshtim me këtë, e sheh tërë njerëzimin, të tëra kombet dhe kombësitë, pavarësisht nga prejardhja dhe raca dhe pavarësisht nga vendi ku banojnë, si bashkëbisedues të kumtesës së **Hz. Muhammedit** (s.a.s.)[180] dhe, ashtu siç u prek edhe më parë, i pranon si ummet, bashkësi muhammediane. Me anë të konsideratës **"bir i Ademit"**, duke e konsideruar tërë njerëzimin të barabartë për sa u përket të drejtave dhe përgjegjësive, Islami e shpall me zë të lartë se arabi nuk ka asnjë përparësi ndaj joarabit. Në hadithin profetik thuhet:

*"Njerëzit janë të njëllojtë si dhëmbët e krëhërit!"*[181]

Kurse në ajetin kur'anor, duke u shprehur si në vijim, shpjegimi i gurit të provës të epërsisë të sjellë nga Islami për njerëzit bëhet jo me anë të një faktori jashtë vullnetit të njeriut, si raca, por me anë të afërsisë dhe drojtjes nga Zoti, gjë që është produkt i varur pjesërisht nga vullneti i njeriut:

---

180. Në Kur'anin e Shenjtë (për profetin Muhammed) thuhet:
**"**(O i Dërguar!) **Ne të dërguam ty si mëshirë për botët."** (Enbija: 107) Dhe: **"Ne të dërguam ty vetëm si përgëzues dhe frikësues** (nga pasojat e rrugës së shtrembër) **për të gjithë njerëzit!"** (Sebe: 28)

181. Kudai, *Musnedu'sh-Shihab*, I, 145.







**“O njerëz! Me të vërtetë, Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre. Dhe, me qëllim që të njiheni, ju ndamë në fise e kombe. Pa asnjë dyshim, më i çmuari prej jush te Allahu është ai që druhet**[182] **më shumë prej Tij. Pa dyshim, Allahu di, ai ka njohuri për çdo gjë!”**[183]

Ai që është i bindur dhe i devotshëm ndaj Allahut, pavarësisht nga nacionaliteti, është epror ndaj atij që s’është i bindur e i devotshëm. Raca dhe nacionaliteti është vetëm një cilësi që i përket kurmit të vdekshëm. Kurmi është një kaftar që i është veshur shpirtit, kurse shpirti është i pavdekshëm dhe nuk ka as racë, as nacionalitet.

Këndvështrimi i Islamit ndaj nacionalitetit është i tillë që i kushton atij rëndësinë më të madhe për të cilën është i denjë. Pavarësisht se ç’race dhe nacionaliteti që t’i përkasin, njerëzit kanë cilësi specifike të përbashkëta që s’ndryshojnë. Edhe një aziatik bie në dashuri, edhe një amerikan bie në dashuri. Edhe një zezak afrikan ndjen neveri, edhe një fisnik francez ndjen neveri. Këto janë veçori specifike të përbashkëta të të gjithë njerëzimit. Islami që e pranon dhe e përfshin tërë njerëzimin, i përcakton rregullat e tij themelore jo sipas veçorive specifike aksidentale, të përkohshme apo të pjesshme, të pranishme në një nacionalitet, por sipas prirjeve dhe nevojave bazë, të natyrshme dhe të bashkëlindura, të pranishme në tërë njerëzimin. Prandaj Islami është një fe e së natyrshmes dhe nuk vjetërohet. Rend i madh dhe gjithëbotëror në kuptimin e plotë të fjalës është vetëm Islami.

Megjithëkëtë, Islami as të vërtetën e **“nacionalitetit”** nuk e nënvleftëson e nuk e anashkalon. Islami e pranon nacionalitetin si një realitet, por duke vënë një kriter vlere për të. Siç e kemi përmendur edhe më parë, ndryshimet në racat dhe nacionalitetet shfaqen me dy faktorë kryesorë: njëri, janë **“faktorët gjeografikë”**, kurse i dyti, është **“ushqyerja”**. Për më tepër, shfaqjet e ndryshme të ushqyerjes që përcillen në karakter, vërehen edhe te kafshët. Është e fiksuar me prova dhe vëzhgime laboratorike se kafsha që ushqehet me mish, shfaq më shumë agresivitet në qëndrimin dhe lëvizjet e

---

182. Ai që ka më shumë *takva*. **Takva** (devocion): Është lidhja pas urdhrave dhe ndalimeve të Zotit dhe largimi i zemrës nga çdo gjë tjetër veç Tij duke fituar, kështu afërsinë ndaj Tij me një ndjenjë të përbërë prej dashurie dhe frike bashkë, gjë që, e gjitha në kompleks, do të thotë epërsi morale. Dhe dihet se morali s’ka të bëjë aspak me nacionalitetin.

183. Kur’ani, Huxhurat: 13.







veta, kurse kafsha që ushqehet me barishte, shfaq një qëndrim më të qetë. Eshtë për këtë arsye që ata që bëjnë një jetë të përkorët me qëllim për të përparuar në rrugën e përkryerjes shpirtërore, gjatë një periudhe të caktuar nuk hanë ushqime shtazore. Sepse ushqimi shtazor e shton agresivitetin dhe egërsinë, kurse ushqimi bimor e shton qetësinë dhe butësinë. Për më tepër, në Islam, ngrënia e mishit të kafshëve që ushqehen me mish është haram (jolegjitime, e ndaluar, e pabekuar).

Ka njerëz që faktorëve që përbëjnë karakterin e racave dhe nacionaliteteve, u shtojnë edhe një të tretë të emërtuar **"përvoja historike"**. Përvoja historike bëhet efektive në një specifikë të quajtur **"trashëgim social"**. Për shembull, turqit kanë qenë një komb luftëtar edhe para Islamit. Kurse pasi e pranuan Islamin, këtë karakter e orientuan në një drejtim ku do të bëhej faktor me ndikim të madh në shërbim të qytetërimit dhe në hyrjen e njerëzve në rrugën e drejtë. Po qe se osmanët e ardhur nga Azia e Mesme nuk do të ishin vendosur në një vend afër detrave, Evropës dhe Bizantit, siç ishte fshati kufitar i selçukëve, Sogyt, por në rrëzë të një mali në qendër të Anadollit, ndoshta nuk do ta tregonin dot atë zhvillim të shkëlqyer në historinë botërore të qytetërimeve. Fakti që turqit dolën si udhëheqës në Botën Islame, qe, krahas faktorëve të tjerë ndikues, rezultat i përvojës historike të tyre. Përvoja e grumbulluar gjatë shekujve, përvoja sociale dhe historike, ashtu si dhe faktorët gjeografikë, me kalimin e kohës përçohet gjer në biologjinë, gjer në genet e njeriut. Eshtë për këtë arsye që çdo familje kërkon ta japë vajzën në një familje që u përshtatet karakterit dhe prirjeve të veta. Të mos dëshirosh t'ia japësh vajzën një njeriu të ndryshëm për sa u përket zakoneve, traditave dhe përvojës historike, nuk do të thotë se ai njeri është i keq për sa i përket natyrës krijimore me të cilën e ka dhënë Zoti. Në Islam nuk ekziston ideja se njeriu është mëkatar në mënyrë të bashkëlindur, ashtu siç mendohet në krishterizëm. Përkundrazi, në Islam pranohet se çdo njeri lind me natyrë të pastër[184], pra, të pamëkat. Qysh nga çasti i lindjes, njeriu ndodhet nën ndikimin e mjedisit ku lind dhe rritet, nën ndikimin e edukatës që merr nga familja e vet. Kur ndikimet janë të ndryshme, shkaktojnë në familje vështirësi përshtatjeje.

184. Në një hadith profetik thuhet: *"Kul'lu mevlúdin júledu ale'l-fitrah"* / "Të gjithë të lindurit lindin të natyrshëm". (Buhari, Xhenaiz, 93)







Si një rregull sheriati, kërkohet kushti i ekuilibrit mes kandidatëve për t'u martuar. Ky ekuilibër duhet të jetë moralo-etik, ekonomik dhe shoqëror, por është e domosdoshme të jetë edhe edukativ. Është shumë e vështirë të merren vesh një burrë i kulturuar e me edukatë të jashtëzakonisht të hollë, me një grua me sjellje të trasha të rritur në kulturën e fshatit. Kur t'ia sjellë burrit çajin, gruaja, duke u sjellë sipas edukatës dhe shprehive që ka marrë, do t'ia vërë para në një mënyrë të ashpër e të pasjellshme që për të është krejt normale, kurse për burrin, jashtëzakonisht e rëndë dhe e papranueshme. Atij do t'i duket sikur gruaja po ia përplas kokës gotën e çajit! Ja, pra, ky ndryshim është për shkak të trashëgimit social dhe jo një veçori e ardhur prej racës apo nacionalitetit.

Meqë trashëgimia sociale përçohet gjer në gene, shfaqjet e saj dalin në pah edhe te fëmija, madje. Kjo është edhe e vërteta që aludohet te fjala e urtë, **"Gjyshi ka ngrënë aguridhe (fruta të pabëra, të tharta), nipit i janë mpirë dhëmbët!"** Prandaj Profeti (s.a.s.) ka porositur në një hadith kështu: "Kinie kujdes mitrën ku e lëshoni farën!"[185] Është një e vërtetë se, për shkak të këtyre veçorive që përçohen gjer në genet, njerëzit e ardhur nga një brez i prishur, i pafismë, negativ për sa i përket trashëgimisë sociale, do të mbeten, në nënvetëdijë, nën ndikimin e prejardhjes së tyre dhe se kjo do të ketë efekt në shkallë të caktuar mbi qëndrimin dhe sjelljet e njeriut. Megjithëkëtë, ky ndikim nuk është qind për qind përcaktues në aktet e njeriut. Njerëzit me prejardhje të pastër janë, pa dyshim, nën ndikimin pozitiv të kësaj gjendjeje. Këtë të vërtetë e shpreh fjala e urtë, **"fisnikëria është shkak detyrues"**.

Duke shkuar në një rrugë të keqe, fëmija i një familjeje të ndershme ka avantazhin të ndodhet nën efektin pozitiv të ndjenjave fisnike që i lindin në zemër në formën e mendimeve të tilla, si: "Po t'i shohin e t'i dinë nëna dhe babai këto që po bëj, u bie pika në vend nga dëshpërimi...! Prandaj komunizmi ka qenë armik i familjes dhe i fisnikërisë. Komunistët qenë përpjekur për ta shembur familjen dhe fisnikërinë me qëllim që njeriu të mos kishte asnjë ndjenjë fisnikërie, asnjë dyshim dhe frikë morale si dhe lidhje të karakterit sublim, në mënyrë që çdo paturpësi dhe poshtërsi ta quante të natyrshme. Është për këtë arsye që poeti komunist **Nazim Hikmet** pati thënë në një varg:

185. Ibni Maxhe, Nikah, 46.







**“Jam armik i fisnikërisë edhe në fjalë, madje...”**

Raca dhe nacionaliteti janë një eveniment. Trashëgimi social dhe fisnikëria janë një realitet.[186] Islami nuk i mohon këto, por, duke u dhënë aq rëndësi sa ç’është e nevojshme, i vë nën rregull. Islami u jep vlerë aq sa ç’duhet racës, nacionalitetit dhe veçorive të tyre dhe në atë raport i mban në konsideratë.[187]

Për shembull, urdhri hyjnor që dhënësi i zeqatit t’u japë përparësi me radhë, në fillim farefisit të afërt, pastaj banorëve të mëhallës, fshatit, qytetit, etj., është rezultat i marrjes në konsideratë të prirjeve shpirtërore të njeriut. Eshtë si rrjedhojë e kësaj, që Profeti (a.s.) ka bërë të ditur se *“më së pari do të ndërhyjë për falje (shefaat) për Kurejshët”*.

**Hilmi Ziya Ülken** i cili i e ka trajtuar gjerë e gjatë me aspektet e saj organike, psikologjike dhe sociologjike **“trashëgiminë”** si një ndër faktorët që i japin kahje vullnetit të njeriut, për rrjedhojë, aktit të njeriut, duke e shoqëruar trajtimin e vet me citimin e ideve të filozofëve që janë shprehur rreth kësaj specifike, thotë:

*“...Uniteti bazë i njeriut i dukur në trashëgimin social, merr, nga njëra anë, formën e **“trashëgimisë”** nëpërmjet kapaciteteve dhe forcave si të ishte i pavarur nga edukimi, nga ana tjetër, formën e **“edukimit”** nëpërmjet aftësisë krijuese të trashëgimit ose traditës sociale, domethënë, nëpërmjet vlerave dhe normave, si të ishte i pavarur nga trashëgimi. Atëherë, trashëgimi dhe edukimi dalin në shesh në gjendjen e dy botëve përballë njëra-tjetrës, e dy botëve krejt të ndryshme nga ç’janë në të vërtetë. Të shprehura në forma të tjera, këto dy botë janë organicizmi dhe shoqëria ose e vërteta dhe idealja, trupi dhe shpirti, materia dhe kuptimi.”*[188]

Prirja më e natyrshme te njeriu është **“prirja e imitimit”**. Në sajë të imitimit i mësojnë njerëzit shumë gjëra. Mjedisi i parë i mësimit me anë të imitimit është familja. Prandaj, në edukimin e njeriut

186. Për ta kuptuar hollësisht entitetin e racizmit që luajti rolin më efektiv në shembjen e shtetit të madh osman, si dhe rolin negativ të tij në vështrimin e Islamit, mund të shihen vepra “İslâm ve Irkçılık Mes’elesi” (Izmir, 1977) e **M. Ertuğrul Düzdağ**, si dhe “İslâm’da Irkçılık ve Milliyetçilik” (Ankara, 1980) e **Ahmed Nâim Babanzâde** (**Ömer Lütfi Zararsız**).

187. Për më shumë informacion, shih: **Hilmi Ziya Ülken**, Verâset ve Cemi - et, İstanbul, 1957.

188. **Hilmi Ziya Ülken**, idem, f. 213.







është jashtëzakonisht e rëndësishme që prindërit të bëhen shembuj të mirë për fëmijët.

Edukatori i njohur gjerman **Salzmann** (1744-1811) e ka titulluar **"Libri i gaforreve"**[189] veprën e tij klasike mbi edukimin e fëmijës. Salzmann është nisur nga fakti që ndërsa ecja para është diçka e natyrshme, gaforret ecin praptazi. Kjo është pasojë e prirjes së imitimit, që duket edhe te kafshët. Me këtë, Salzmann ka dashur të aludojë mbi edukimin e fëmijës dhe t'ua tërheqë vërejtjen prindërve.

Kemi thënë edhe më parë, se njëri nga parimet themelore që e bën botëkuptim Islamin që është një fe mbarëbotërore, është edhe moskufizimi tematik. Islami nuk i trajton dhe sistemon disa çështje duke i lënë mënjanë disa të tjera me pretendimin "këto nuk më interesojnë mua". Ky karakter gjithëpërfshirës ekzistent në **"tematikë"** është eveniment edhe në **"hapësirë"**.

I gjithë njerëzimi, nga eskimezi që jeton në pole, gjer te zezaku në ekuator, është bashkëbisedues i kumtesës muhammediane. Shumë ajete kur'anore fillojnë me thirrjen **"o njerëz"**. Megjithëse qendra e rëndesës është tek njeriu, në këtë thirrje përfshihen edhe xhindët si qenie me vullnet dhe vetëdijë. Islami është një botëkuptim që përfshin tërë Universin. Pa asnjë përjashtim, të gjithë njerëzit që kanë ardhur pas dërgesës profetike të të Dërguarit të Allahut e gjer më sot dhe që do të vijnë, janë dhe do të jenë bashkëbisedues të kësaj kumtese. Në Islam nuk mund të mendohet kështu: "Filan popullsi s'më intereson mua, ata janë jashtë fushës së interesimit tonë, ne s'përzihemi me ta"! Të gjitha qeniet e vetëdijshme që jetojnë në Univers janë bashkëbisedues të Islamit. Islami i fton ata në organizmin e vet dhe ua rregullon jetën në planin individual dhe shoqëror. Në rregullat që vë, i mban gjithmonë parasysh tërë njerëzit dhe xhindët së bashku me veçoritë e tyre të bashkëlindura.

Si një sistem universal, Islami mbështetet në **"Librin"**, Kur'anin e Shenjtë, dhe në **"Sunnetin"**, Traditën Profetike të Hz. Muhammedit. Meqë **Libri** dhe **Tradita** do të vazhdojnë të veprojnë gjer në kiamet, edhe ideatimet (ixhtihad) që janë konkluzione të nxjerra prej tyre, kanë një vend shumë të rëndësishëm në Islam ngaqë ndjehet vazhdimisht nevojë për konkluzione të reja. Në sajë të ide-

189. Kjo vepër e cila ka shumë përkthime në turqishte, ndodhet edhe ndër botimet e Shtëpisë Botuese "Sebil". (Stamboll, 1995)







atimeve përballohen nevojat fetare edhe të njeriut që jeton në pole, edhe të njeriut që jeton në ekuator. Eshtë për këtë arsye që Islami, duke i dedikuar sevap (mirësi dhe shpërblim) opinionit të prodhuar nga muxhtehidi, ideatori, edhe sikur të jetë i gabuar, e ka nxitur dhe inkurajuar ixhtihadin, ideatimin. Duke e dërguar për në Jemen sahabiun **Muadh bin Xhebel** (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e pati pyetur:

"Me se do të vendosësh atje?"

"Me Kur'anin dhe Sunnetin!" – I qe përgjigjur sahabiu.

"Mirë, po nëse në to nuk gjen se ku të mbështetesh?" – E pati pyetur i Dërguari i Allahut (s.a.s.).

Dhe sahabiu Muadh bin Xhebel (r.a.) i qe përgjigjur kështu:

"Atëherë, do të vendos sipas opinionit tim!"

Dhe Profeti (s.a.s.), duke mbetur i kënaqur nga përgjigjja që pati marrë, e pati vlerësuar si të përshtatshëm këtë metodë.[190]

Sot, çështjet ekonomike kanë ndryshuar, kanë dalë kodi detar dhe kodi ajror. Paralel me këto ndryshime, edhe ixhtihadet, ideatimet dhe opinionet shfaqin ndryshime. Prandaj, në të drejtën islame është përvetësuar kazuistika, metoda juridike që jep konkluzione dhe vendime sipas çështjeve.

Ashtu siç u prek edhe më parë, disa fe kanë ardhur për popullata të caktuara. Kështu, ndërsa detyra e disa profetëve qe ndërprerë, detyra e profetit të fundit, **Hz. Muhammed Mustafa** (s.a.s.), e pakufizuar në hapësirë dhe tematikë, përfshin tërë botën dhe të gjitha çështjet. Ja, kjo e shpreh cilësinë e përbotshmërisë në qenien e tij.

Meqë Islami është i pakufizuar në hapësirë dhe tematikë, për rrjedhojë e merr si bashkëbisedues tërë botën, domethënë i drejtohet tërë botës së vetëdijshme të përbërë prej njerëzish dhe xhindësh, edhe sikur tërë xhindët dhe njerëzit t'i përgjigjen (pozitivisht) ftesës së Islamit, edhe sikur të mos i përgjigjen, janë ummet, bashkësi e **Muhammedit**, sepse jetëgjatësia e kësaj bote u është ndarë profetëve në periudha të caktuara, kurse periudha nga dërgimi i Profetit tonë e gjer në kiamet, domethënë gjer në shkatërrimin e kësaj bote, i është caktuar atij. Sot, besimtari së bashku me mosbesimtarin, tërë

190. Tirmidhi, Zekat, 6.







njerëzimi ndodhet nën zotërimin profetik të profetit Muhammed. Edhe **"ummeti gajri ixhabe"**/ **"bashkësia mospranuese"** është **"Ummeti Muhammed"**/ **"Bashkësi e Muhammedit"**, vetëm se, si një bir i pabindur që nuk dëgjon fjalë!

Në ditët tona, besimi i krishterëve dhe i hebrenjve (izraelitëve, çifutëve) i ngjet kryeneçësisë së një personi për të njohur një ligj të shfuqizuar. Sa ç'është i logjikshëm në veprimin e tij ish presidenti i një shteti, i cili, duke e imagjinuar periudhën e pushtetit të vet, thotë se nuk e njeh presidentin e ri në fuqi, aq janë të logjikshëm edhe ata në kryeneçësinë e vet. Mirëpo dikushi që i mbarohet mandati presidencial dhe bie nga fuqia, është si monedha e nxjerrë nga qarkullimi. Po kështu, ta pranosh një fe që ka rënë nga fuqia, një profet që i është mbyllur periudha, edhe në kohët kur fjala e tyre nuk shkon më, nuk është një besim dhe pranim i drejtë në kuptimin real të fjalës. Prandaj ata janë bashkësi e pabindur. Kurse bashkësi e bindur, që i është përgjigjur pozitivisht ftesës, janë vetëm ata që thonë: **"La ilahe il'lallah Muhammedu'r-Resulullah"**/ **"Nuk ka zot tjetër veç Allahut, Muhammedi është i Dërguari i Allahut"**!

Në vështrimin e Islamit që e rregullon jetën me anë të parimeve universale dhe e shpjegon tërë njerëzimin dhe Universin, njerëzit janë si bijtë e një babai.[191] Profeti Muhammed (a.s.) është kryetari, përfaqësuesi dhe prijësi për të gjithë njerëzit gjer në kiamet. Islami është një sistem i cili merr si parim bazë në formimin e një shoqërie jo idenë e racës dhe gjeografisë, por besimin.

Nisur nga ligjet që i ka sjellë njerëzimit, në Islam nuk ka ndarje tjetër përveç ndarjes në besimtarë dhe jobesimtarë. Islami e ka përcaktuar legjislacionin e secilit grup. Në botëkuptimin islam i cili e rregullon njerëzimin sipas përgjegjësive (detyrave) dhe të drejtave, janë pranuar vetëm e vetëm dy **"nacionalitete"**: besimtarët dhe mosbesimtarët, duke mos e diskutuar kurrë një grup të tretë përveç këtyre. Ndërkaq, mes tyre është mbajtur drejtësi duke ekuilibruar të drejtat dhe detyrimet. Meqë në shtetin islam, jomuslimanët janë përjashtuar nga disa përgjegjësi, për shembull, si shërbimi ushtarak, ekuilibri mes muslimanëve dhe tyre në çështje të tilla është siguruar duke u vënë një përgjegjësi taksative. Me të vërtetë, në sheriat, domethënë, në legjislacionin islam, për jomuslimanët ka një taksë të

191. Me të vërtetë, në një hadith profetik thuhet: *"El-halku kul'luhum ijal - llah..."* / *"Tërë krijesat janë familja e Allahut..."* (Taberani, *Kebir*, X, 86)







quajtur **"xhizje"**[192] në shkëmbim të përjashtimit nga shërbimi ushtarak. E njëjta gjë është edhe në përgjegjësitë dhe detyrimet burrë-grua. Të drejtat dhe përgjegjësitë për të dy sekset janë ekuilibruar me konkluzione dhe ligje të ndryshme, gjë që do të shpjegohet dhe sqarohet në temat dhe nëntemat përkatëse.

192. Në terminologjinë e jurisprudencës së sheriatit, vergija (taksa ose tatimi) që merret për "kokë" për individët jomuslimanë ose për tokën ose për prodhimin prej saj, quhet **"haraç".** Haraçi për kokë quhet shkurt edhe **"xhizje"**, kurse ai i tokës ose i prodhimeve të saj quhet **"haraçi i tokës"**. **"Haraçi i kokës"** ose **"xhizja"** merret për meshkujt jomuslimanë me zhvillim fizik normal dhe që kanë arritur moshën e pjekurisë. Po qe se këta bëhen muslimanë, xhizja u hiqet. Kurse **"haraçi i tokës"** merret nga çdo pronar toke pavarësisht nëse është musliman apo jo.







## C. PARIMI I IDEALIZMIT

Në natyrën e çdo njeriu, pa përjashtim, ka kureshtje dhe prirje për të hetuar dhe hulumtuar. Kjo prirje e natyrshme është motivi shtytës themelor i të mësuarit, kurse mjetet, janë shqisat, domethënë, organet e ndijimeve, dhe mendja (arsyeja) së bashku me aftësinë e gjykimit.

Pesë organet e ndijimeve ose pesë shqisat na sigurojnë pak a shumë informacion dhe njohuri mbi veçoritë e Universit nëpërmjet shqyrtimit me anë të mendjes (arsyes) të mbresave të marra nga bota e jashtme. Ndërkaq, në çështjet metafizike[193] nuk ekziston mundësia për të zotëruar të vërteta duke marrë mbresa të tilla, sepse janë vetëm qeniet materiale-lëndore që mund t'i kontrollojmë me anë të shqisave dhe ndijimeve. Mirëpo kureshtja e njeriut nuk është e kufizuar vetëm me botën materiale. Njeriu kërkon të mësojë edhe shumë çështje të tjera jokonkrete (jo materiale, jolëndore), si nga ka ardhur vetë e ku po shkon, si janë trupëzuar qeniet dhe ç'është entiteti i informacionit dhe dijes[194]. Sepse kureshtja njerëzore, do-

---

193. **"Metafizikë"** është një fjalë e përbërë nga fjala **"meta"** që do të thotë **"përtej"** dhe **"fizikë"** që do të thotë **"natyrë"**. Në krye të herës, ngaqë dituritë ose shkencat teorike, po ashtu edhe shkencat e natyrës, nuk qenë zhvilluar dhe nuk qe formuar specializimi shkencor ende, dijetarët dhe shkencëtarët merreshin me çdo çështje. Meqë tek veprat e njërit prej këtyre, **Aristotelit**, mendimeve filozofike u jepej vend në fund fare, filozofia u quajt **"metafizikë"**, domethënë, **"pas fizikës"**. Kurse sot, termi **"metafizikë"** përdoret për të emërtuar veprimtaritë në fushën e mendimeve dhe ideve jashtë dhe përtej ligjeve të fizikës.

194. Mbi **"entitetin e informacionit dhe dijes"** që në filozofi emërtohet **"epistemologji"**, janë parashtruar shumë pikëpamje, që ndahen në tre grupe: **"dogmatike"**, **"agnosticiste"** dhe **"religjioze-doktrinare"**.

Pikëpamjet dogmatike ndahen në "natyralizëm", "spiritualizëm" dhe "idealizëm". Edhe materializmi është një ndër pikëpamjet dogmatike. Sipas pikëpamjes së filozofëve dogmatistë, si **Dekarti**, **Spinoza** dhe **Lajbnic** – pikëpamje që e kanë







patur edhe **Platoni** me **Aristotelin** – **"e vërteta absolute"** mund të njihet. Ndërkaq, këta, megjithëse janë të një mendjeje në konkluzion, pra, në parim, dallohen nga njëri-tjetri në metodë.

Pjesa e metafizikës që merret vetëm me studimin e entitetit të qenieve, quhet **"ontologji"**. Në këtë disiplinë bëhen përpjekje për të njohur entitetin absolut të çështjeve **"lëndë"**, **"shpirt"** (ose "frymë") dhe **"jetë"**.

Pikëpamjet që futen në grupin e agnosticizmit, janë "skepticizmi", "relativizmi" dhe "pozitivizmi". Në kundërshtim me dogmatikët, agnosticistët mbrojnë pikëpamjen sipas së cilës **"e vërteta absolute"** nuk mund të arrihet. Megjithë unitetin e mendimit që kanë këta mbi këtë specifikë, mes tyre ka shumë dallime. Për shembull, skepticistët e pranojnë këtë botë si një ëndërr. Të vërtetën e çdo informacioni apo dijeje e shohin me dyshim.

Relativistët, ndër të cilët më i njohuri është **Kanti**, quhen edhe "kriticistë". Këta pretendojnë se qeniet mund të njihen jo me entitetin e tyre të vërtetë, por me format dhe trajtat me të cilat reflektohen në mendjen e njeriut. Sipas relativistëve, njeriu mund të arrijë një njohje si produkt të arsyes dhe mbresave e ndijimeve, të gjitha këto të kufizuara nga kushtet e kohës dhe hapësirës.

Apologjeti i parë i pozitivizmit është **Ogyst Konti**. Dihet se për të kemi paraqitur më parë një informacion të përmbledhur.

Pikëpamja religjioze-doktrinare është dy llojesh: **"probabilizëm"** dhe **"pragmatizëm"**. Në qëndrimin ndaj njohjes, probabilistët dhe pragmatistët kanë zgjedhur një rrugë të mesme. Me fjalë të tjera, ata kanë bindjen se e vërteta mund të njihet relativisht.

Kurse sipas dijetarëve islamë, në këtë gjithësi ka të vërteta që mund të njihen, por ka edhe të vërteta që s'mund të njihen. Dija mbi gjërat që mund të njihen përbën tri kategori sipas cilësive diferencuese:

**a) Dija vulgare** (e ulët, elementare): Është dija, shkaqet e së cilës nuk janë konceptuar dhe njohur dot. Për shembull, siç e di çobani se, pas vetëtimës, do të dëgjohet bubullima e saj.

**b) Dija shkencore:** Është dija së cilës i konceptohet dhe njihet marrëdhënia shkak-pasojë. Për shembull, siç dihet se vetëtima është një shkarkim elektrik mes reve të elektrizuara dhe se bubullima është zhurma e shkarkimit që ndodh njëkohësisht me shkarkimin por që dëgjohet më pas sepse drita ka shpejtësi përhapjeje më të madhe se zëri, prandaj, sa më larg të ndodhë vetëtima (shkarkimi elektrik) nga personi që e sheh, aq më vonë do të dëgjohet prej personit bubullima e saj.

**c) Dija irfan** (kulturë shpirtërore). Është dija e përvetësuar dhe e personalizuar.

Dijetarët islamë pranojnë edhe një kategori tjetër dijeje mbi dijen **"irfan"**. Ajo është dija e quajtur **"marifet"** (njohje intuitive-shpirtërore). Shumësi i fjalës **"marifet"** është **"maarif"**. Dikur, tek ne, Ministria e Arsimit dhe Edukimit Kombëtar (Ministria e Arsimit dhe e Kulturës) emërtohej **"Maârif Vekâleti"** (Ministria e Arsimit dhe Kulturës Shpirtërore), sepse e quante veten të ngarkuar me përgjegjësinë për të dhënë njohuri të brumosura me besim. Edhe marifeti është tri shkallësh. Shkalla e parë realizohet me konceptimin e vullnetit të Zotit si shkaku i parë në marrëdhënien shkak-pasojë. Po qe se në një formim (eveniment), përveç konceptimit të vullnetit hyjnor, njihet edhe se me shfaqjen e cilave emra apo atribute hyjnore është realizuar vullneti hyjnor, arrihet shkalla e dytë e marifetit. Kurse shkalla e tretë është njohja e **"dëshirës volitive hyjnore"** në formimin ose evenimentin në fjalë. Gjer në këtë pikë arrin mundësia e dijes njerëzore. Për njeriun nuk ka lejekalimi përtej kësaj. Sep-







se mundësitë meditative dhe sensitive që zotërojnë njerëzit për të arritur te e vërteta, janë të kufizuara, kurse bota e të vërtetave është e pakufizuar. Për ta kuptuar këtë, le t'ia parashtrojmë vëmendjes suaj një fragment nga vepra me titull **"A'mâk-ı Hayal"** (Thellësitë e Imagjinatës) e **Hilmi Beut nga Plovdivi**.

Një titull tjetër i kësaj vepre është **"Kujtimet e Raxhiut"**. Këtu, **Raxhi** është emri i një njeriu, por emër i vënë me kuptim dhe qëllim të caktuar ngaqë do të thotë "i kthyer aty nga është nisur". Pra, titulli i veprës duhet lexuar kështu: "Kujtimet e të Kthyerit". Raxhiu është një i ri që ka marrë arsim në Perëndim, që është përgatitur me mendime dhe ide pozitiviste dhe materialiste. Pastaj është kthyer në Turqi, ku, tashmë, me ato që ka mësuar, nuk u gjen dot përgjigje pyetjeve metafizike që i ngulen në tru, bie në një krizë ideore. Në këtë gjendje, takohet me një delirant shpirtëror të quajtur **"Babai me Pasqyrë"** që bënte punën e rojtarit të varrezave në qytetin Akhisar dhe ia thotë atij pyetjet që e mundonin. Në koliben e vet, Babai i bën një kafe në primusin me alkool. Ndërsa **Raxhiu** pinte kafen, **Babai** i binte fyellit. Raxhiun e zë gjumi pa u kuptuar dhe sheh një ëndërr ku gjen përgjigje për pyetjet. Dhe tani le ta dëgjojmë **Raxhiun.**

*"E vetmja gjë që di dhe duhet të dijë njeriu, është që ta pohojë dhe pranojë se s'di asgjë!"*

Për një farë kohe nuk qeshë takuar dot me Babain. Në rastin më të parë vrapova në koliben e tij ku banonte i vetmuar në Varrezën e Namazgjahut. Fjalët a para që më tha, qenë këto:

"Ç'u bëre, o bir? Më le me sytë të ngulur në rrugë!.."

Unë iu përgjigja kështu:

"Kështu i ka hallet kjo botë, se, të them të drejtën, qenka e vështirë të duash të kesh nderin për të të ardhur pranë, e të mos vish dot!"

Pasi biseduam pak poshtë e përpjetë, vuri xhezven mbi primusin me alkool, duke thënë siç e kishte zakon:

"E, o të bekuar, sikur të pinim nga një kafé..."

Kishim nisur t'i pinim kafetë me mjat sheqer, kur e gjeta veten të shndërruar në milingonë, mes milingonash të tjera në një fole milingonash me një mijë labirinte. Fillova ta shqyrtoj mjedisin përreth duke parë me sy të habitur. Edhe milingonat ishin ndarë në grupime, ashtu siç ndahen njerëzit në klasa shoqërore të ndryshme. Vetëm se mund të them që grupimet e tyre nuk u ngjanin aspak klasave shoqërore të njerëzve. Milingonat në atë fole duhet të ishin gjer në disa qindra mijëra. Ata ishin ndarë në klasa zotërinjsh dhe punëtorësh. Më e çuditshmja ishte se kishin një gjuhë të përkryer, të aftë për të shprehur çdo lloj nevoje materiale e shpirtërore. Në fole kishte shkolla të mrekullueshme, depo ushqimesh, fjetore, burgje, sallone ngrënieje dhe pushimi, vende mbledhjeje, shkurt, ekzistonte tërë shkëlqimi i një qyteti, i një shtëpie të domosdoshme për jetën shoqërore.

Gjithashtu, më e çuditshmja ishte se shoqëria e milingonave ishte më e përparuar se shoqëria njerëzore. Së pari, rendi i jetesës dhe metoda e punës tek milingonat ishin më të përparuara se tek njerëzit. Kurse në ekonomi dhe në qeverisjen e shtëpisë kishte një dallim zhvillimi në krahasim me njerëzit që është e pamundur të tregohet. Por aspekti ku milingonat qëndronin shumë shumë më lart se njerëzit, ishte çështja e edukatës. Në këtë gjë, milingonat i kishin lënë njerëzit shumë pas. I njëjti mendim mund të thuhet pa lëkundje edhe për shpërndarjen e drejtësisë. Për këto shkaqe, në foletë e milingonave, ndërsa dhomat që përdoreshin si shkolla, zinin pjesën më të madhe e më të zgjedhur të vendit, burgjet, megjithëse ishin të shëndetshme, ishin mjaft të vogla e të ngushta, sepse të burgosurit numëroheshin me gishta, aq pak që







methënë, kureshtja për të mësuar, përfshin botët e vëzhgueshme e

ishin! Vetia e parë e shquar te një milingonë ishte ndjenja e detyrës. Ishte ndjenja më e lartë mbi të gjitha ndjenjat! Pothuajse nuk gjendeshin fare milingona që ta merrnin detyrën me përtesë, jo më që ta flijonin detyrën për nevoja dhe dëshira personale. Unë paskësham qenë biri i një prej milingonave zotërinj. Për arsimimin dhe edukimin tim, im atë kishte zgjedhur me këshillim shtatë plaq, shtatë dijetarë të njohur nga klasa e punonjësve. Këta shtatë dijetarë tregoheshin me gisht për sa i përket diturisë dhe virtyteve jo vetëm mes popullsisë së folesë sonë, por edhe mes popullsisë së foleve fqinje. Këta pleq që tashmë kishin arritur në shkallaret e fundit të jetës, punonin e përpiqeshin me dëshirën për të më bërë mua një anëtar të dobishëm për bashkatdhetarët e vet, së fundi, për të përgatitur dhe lënë pas një nxënës të dobishëm. Me një metodë pedagogjike të mirë, brenda një kohe të shkurtër m'i mësuan të gjitha dituritë dhe shkencat që u përkisnin milingonave. Pastaj, zumë të bëjmë udhëtime të shpeshta që unë t'i vija në jetë ato që kisha mësuar e që dija.

Kur shërbëtorët e mi e ndjenë që u zgjova, më sollën mëngjesin të përgatitur ku kishte një brumbull të zi të majmë dhe një gjysmë kokrre gruri. S'e kisha mbaruar ende mëngjesin, kur më erdhi pranë një nga mësuesit dhe nisi të ma tregonte qëllimin në këtë mënyrë:

"O biri i tim zoti! Ti e di se mirë se ç'dukuri natyrore të çuditshme kanë ndodhur në truallin e fortë dhe djerr në anën veriore të qytetit tonë pothuajse mu në mes të vitit. Në raportet e fundit që kemi marrë mbi ekskursionet shkencore që organizuam këtë vit me nxënësit e liceut numër dy, bëhet e ditur se situata meteorologjike e cila i ka vënë gjer tani shkencëtarët në kundërshtime, ka filluar përsëri dhe zhvillohet rregullisht çdo ditë. Duhet ta dini se, në një pjesë të ditës, kur dielli fillon të shpërndajë me forcë rrezet e tij jetëdhënëse, shumë anë të qiellit të kthjellët mbulohen përnjëherë me re të trasha e të parregullta. Pastaj, këto copë resh zhduken përsëri në kohë të ndryshme. Ç'duhet të jetë, vallë, shkaku i kësaj gjendjeje të motit?

Eshtë e qartë për shkëlqesinë tuaj që dukuri natyrore të tilla nuk mund të zgjidhen e të mësohen me anë të logjikës, me anë të ekuacioneve logjike. Gjithsesi, kanë nevojë për vëzhgime dhe analiza. E dini se prej një kohe të gjatë janë bërë dhe bëhen vëzhgime dhe prova të panumërta mbi shumë çështje. U zgjidhën sa e sa të panjohura natyrore aq sa sot është bërë e mundur që ato të shihen tetëdhjetë-nëntëdhjetë përqind si të vërteta. Mirëpo askush nuk e zgjidhi dot drejt gjer më sot këtë dukuri të çuditshme të motit. Një person nga pedagogët tanë do të mbajë një konferencë ku do të parashtrojë kërkimet dhe studimet e tij të holla mbi këtë specifikë. Po e patë me vend, urdhëroni, të shkojmë edhe ne. Konferenca do të zhvillohet në terren, në vendin e ngjarjes dhe do të marrin pjesë të gjithë studentët e shkollave të mesme e të larta."

Së bashku me një grup të madh, u nisëm për tek terreni me strukturë të çuditshme. E çuditshme dhe e pakuptueshme ishte edhe kjo që unë isha i pajisur edhe me ndjenja dhe njohuri njerëzore, edhe me aftësi njohëse prej milingone. Më në fund, kishim shkelur në truallin e çuditshëm. Kur i vështroja ato vende me sy milingone, e kuptoja se trualli kishte një strukturë me të vërtetë të çuditshme e të pakuptueshme, aq sa të ndjeje nevojën për t'u menduar e për të organizuar konferenca. Mirëpo, kur vështroja me sy njeriu, shihja se ndodheshim në një bulevard të gjerë të shtruar me gurë napolitanë të mëdhenj e të rrafshtë, në të dy anët e së cilës kishte magazina të mëdha e të bukura. Dhe kur u vura ta mendoja me ndjenjat më të thella të habisë ndryshimin e madh midis këtyre dy përceptimeve, njëri nga shkencëtarët natyralistë nisi të mbajë një konferencë mbi atë truall të çuditshëm. Ai thoshte:







të pavëzhgueshme. Dihet se, për ta kënaqur këtë kurejshtje, qysh prej mijëra vjetësh, filozofët, duke prodhuar ide, kanë parashtruar pikëpamje të ndryshme. Ndërkaq, a mund të mendohet që, pavarësisht nga kjo veprimtari e realizuar prej tyre vetëm duke përdorur mendjen dhe arsyen, Islami i cili është parashtruar me qëllim që të mundet ta sigurojë mirëqenien, lumturinë dhe qetësinë e njerëzve dhe xhindve, madje në të dy botët, edhe në këtë botë, edhe në botën tjetër pas kësaj, Islami, pra, do të mbetej indiferent ndaj një nevoje të tillë bazë të njeriut? Gjithsesi, Islami, si një fe e natyrshmërisë, përmban parimet praktike dhe njohuritë teorike më të përkryera për ta plotësuar çdo nevojë. Për më tepër që këto janë pasqyrë

---

"Zotërinj! Gjëja që të tërheq më shumë vëmendjen është rregullsia e formës së këtyre qelizave të mëdha dhe e kanaleve mes tyre. Qelizat janë pothuajse krejt të rrafshta, kurse kanalet janë, përgjithësisht, vija të drejta e të rregullta. Por shkencëtarët tanë s'po e zbulojnë dot shkakun e kësaj rregullsie. Vetëm se gjëra të tilla si të bëra me dorë nuk ka dhe nuk mund të ketë në natyrë!"

Diskutanti kishte arritur në pjesën më interesante të fjalës së tij, kur, papritmas, mes dëgjuesve, numri i të cilëve i kalonte qindramijërat, shpërtheu një klithmë e tmerrshme. Qielli i hapur, mirëpo një rrebesh që nuk mund të krahasohej me rënien e shiut më të rrëmbyeshëm, si dhe një stuhi e nxehtë nisi t'i marrë me vete e t'i mbysë brenda një çasti mijëra milingona! Lumi apo më mirë të themi lumenjtë që u formuan nga rrebeshi i lëshuar prej lart, merrte me vete e shkatërronte grumbuj të tërë prej mijëra milingonash! Çdokush ikte me vrap në një anë pa parë se nga shkonte! Kurse unë, pasi u rrëmbeva një çast nga frika dhe paniku, u rrëmbeva nga dëshira për ta kuptuar shkakun e atij rrebeshi dhe stuhie. Ende nga lart rridhnin herë pas here ujëra me rrebesh. Dhe kur e vështrova ndodhinë me sy njeriu, nuk u përmbajta dot nga habia dhe të qeshurit!

Ç'kishte ndodhur? Ne kishim zënë vend në anë të një kalldrëmi ngjitur me bulevardin e gjerë që e kishim cilësuar !truall i çuditshëm". Po aty kishte qëndruar një karrocë e mbrehur me kuaj. Karrocieri ishte duke dremitur tërë kënaqësi, kurse kuajt hanin tagji nga torbat që u ishin varur për qafe. Në një çast, si të ishin marrë vesh me njëri-tjetrin, kuajt kishin nisur të urinonin. Ja, pra, stuhia e nxehtë që i përfshiu milingonat e mjera, s'ishte gjë tjetër veçse shurra e nxehtë që kishin lëshuar kuajt!

Banorët e të tëra foleve po merreshin me të vdekurit, ndër të cilët isha edhe unë. Ata ishin shumë të dëshpëruar! Kurse dijetarët dhe shkencëtarët po merreshin me kërkimin e shkaqeve të atij rrebeshi dhe tufani të tmerrshëm në atë truall të çuditshëm. Më në fund, njëri nga mësuesit më të mëdhenj të shkencave të natyrës e zbuloi shkakun e asaj dukurie në një vepër të njohur që ndodhej në bibliotekën e vet. Në atë vepër thuhej:

"Në truallin e çuditshëm ekziston një fushë e fuqishme elektromagnetike, që, herë pas here, duke e ritur intensitetin e vet në nivele të larta, e rrit shumë densitetin e ajrit dhe, me një shkëndijë të vogël fare, nga retë e formuara zbrazen rrebeshe me stuhi!"

Kur e dëgjova këtë shpjegim, para syve m'u shfaqën kuajt e lodhur që po lëshonin shurrën, lëshova një të qeshur me të madhe dhe u zgjova!"







ku reflektohen dija dhe urtësia absolute e Zotit me mëshirën e Tij të pafundme.

Përsosmëria esenciale e Islamit si një botëkuptim i pashoq i cili e ka bërë për qëllim ta kënaqë kureshtjen e njohjes njerëzore mbi çështje abstrakte apo konkrete si dhe t'i japë mundësi njeriut ta arrijë edhe **"të mirën"**, edhe **"të vërtetën"**, shfaqet në shkallë të parë në besimin monoteist **"tevhid"** të Islamit. Për më tepër që, ndër çështjet metafizike, pikën kureshtare më të thellë të njeriut, përfshirë edhe ekzistencën e vet, e përbën çështja se në ç'mënyrë është krijuar apo është bërë ekzistente bota ku ai jeton. Baza metodike në Islam është besimi. Hapi i parë i kësaj është besimi i Allahut me atributin e tij **"ehadiyet"** / **"një unik"**. Por, megjithëse shpjegimi i Universit me anë të **"një shkaku të parë"** si **"jonevojtar për t'u krijuar vetë"**, ka ekzistuar përgjithësisht në historinë e njerëzimit, kjo s'është e mjaftueshme. Sepse, megjithëse urtësitë e pafundme që vëzhgohen në qeniet, megjithëse përsosmëria përtej imagjinatës dhe uniteti i krijuesit të Universit janë domosdoshmëri logjike dhe ndërgjegjësore, në shumicën e tij të madhe, njerëzimi, për shkak të vështirësisë për ta konceptuar abstrakten, ka ardhur duke bërë gabime të vazhdueshme në cilësinë e asaj qenies së lartë.

Me këtë mashtrim të realitetit, nga pikëpamja sociologjike, është pandehur se feja e parë në historinë e njerëzimit ka qenë **"animizmi"**, por, më në fund, si rezultat i hulumtimeve të kryera nga **Max Muller** mbi librat e vjetër indianë, **"Vedat"**, është arritur në mendimin e njëzëshëm se feja e parë ka qenë **"monoteizmi"**. Sipas kësaj, fakti që Islami, domethënë besimi monoteist i cili fillon me njeriun e parë, **Ademin** (a.s.), është transformuar, gjer tek profeti i Kohës së Fundit, në idhujtarizëm përmes një shtrembërimi të shëmtuar, ka qenë vazhdimisht pasojë e dobësisë njerëzore në konceptimin e të vërtetave abstrakte.[195]

---

195. Në të vërtetë, prirja e pranishme në mënyrë të bashkëlindur tek njeriu për t'i besuar një krijuesi të vetëm, e emërtuar në terminologjinë e mistikës islame si *marifetullah*, është pranuar nga shumë filozofë me në krye **Dekartin**. Ndërkaq, ndër këta, veçanërisht materialistët, pretendojnë se feja e parë ka qenë jo një monoteizëm si produkt revelacioni hyjnor, por politeizëm dhe pasaktësia e kësaj pikëpamjeje është përcaktuar me anë të kërkimeve dhe studimeve shkencore të kryera kohët e fundit veçanërisht mbi qytetërimin e **Inkasve**.

Disa nga këta filozofë e shohin **"animizmin"** si formë të parë të feve. Animizmi është feja e ca njerëzve primitivë të cilët besonin se në të gjitha qeniet materiale ekziston një frymë ose shpirt (*lat.* anima) dhe i faleshin atij shpirti.







Sipas atyre që pretendojnë se animizmi është feja e parë, animizmi ka filluar si **fetishizëm**, pastaj ka marrë formën e **totemizmit** dhe, më pas, të **simbolizmit** dhe, në këtë mënyrë, në historinë njerëzore ka filluar periudha e mitologjisë. Duke iu atribuar fuqive natyrore personalitet, njerëzit u janë falur atyre. Njerëzit të cilët së pari u janë falur idhujve banalë, më pas kanë ngritur në vend të tyre statuja dhe tempuj.

Kurse sipas botëkuptimit islam, feja e parë është feja e monoteizmit, **Tevhid**, domethënë, Islami, i filluar me njeriun e parë, **Ademin** (a.s.). Mohimi ose shtrembërimi janë shfaqur për shkak të refraktimeve në natyrën bazë dhe të pamjaftueshmërisë në konceptimin e abstraktes.

Me të vërtetë, *"edhe në një kohë kur njeriu jetonte në male e në shpella, ka ndjerë nevojën për të besuar në pushtetin e një fuqie sunduese në botë. Po të shmangen aspekti formal i çështjes si dhe fisnikëria apo vulgariteti i idesë, duket se, mbi këtë çështje, nuk ka ndonjë ndryshim mes filozofit më të ditur, nga njëra anë, dhe animistit më injorant, fetishistit dhe totemistit. Sepse të gjithë këta nuk bëjnë gjë tjetër veç punës së interpretit të një ndjenje sublime të zemrës. Copa e drurit apo e eshtrës së cilës i falet fetishisti, Ozirisi i egjiptasve të vjetër, Hurmuzi dhe Ahrimani i iranianëve, Bail'li i geldaniasve dhe asirianëve, Jupiteri i grekëve dhe romakëve, Tijangu i kinezëve, Amenomu Nakanoshinokamili i japonezëve, Vishnovsiva i indianëve janë të njëjtat gjëra që kanë bërë të shfaqet tek njerëzit ideja e bashkëlindur e hyjnitetit. Fakti që në të gjitha këto bestytni ekziston një ide bazë e përbashkët, ideja e hyjnitetit, argumenton në mënyrë gjithmonë të qartë se të gjitha këto përfundojnë në një origjinë; megjithëse burimi i të gjithave është një i vetëm, me kalimin e shekujve, ai burim është harruar dhe, në besimin religjioz, ka bërë ballë perversiteti."* (**A. Hamdi Akseki**, idem, f. 194 e në vazhd.)

Në fakt, shumë **historianë të feve** dhe, në këtë mes, **Maks Müller**, e kanë provuar këtë të vërtetë me anë të shumë argumentesh historike.

Por, ç'ka qenë e nevojshme! Në Kur'anin e Shenjtë është deklaruar se **nuk ka asnjë bashkësi apo popullatë që të mos i jetë dërguar profet**! (Shih. Kur'ani, Fatir: 24)

*"Mund të themi se, për idenë e hyjnitetit, ekzistojnë katër forma të njohjes njerëzore:*

*1) Besim i pastër ose absolutist (tenzih)*

*2) Besim monoteist (tevhid)*

*3) Besim përngjasues (teshbih)*

*4) Mohim (inkar)*

***Ideja e besimit të pastër ose absolutist, tenzih**: Besimi i Zotit si hyjni absolute pa asnjë të metë dhe mohimi i çdo cilësie apo atributi që bën një aludim të tillë. Ideja absolutiste nuk shpreh në vetvete ndonjë gjë pozitive apo konkrete.*

***Ideja e besimit përngjasues, teshbih**: Është ideja e përngjasimit të Zotit me diçka konkrete dhe materiale. Është ide antagoniste me idenë e besimit absolutist (tenzih).*

***Ideja e besimit monoteist, tevhid**: Është bashkimi i idesë absolutiste dhe përngjasuese në pikën e ekuilibrit ose oportunitetit mes tyre.*

*Dogma kur'anore **"Allahu nuk i ngjet asgjëje. Ai dëgjon dhe di."** (Kur'ani, Shúrá: 11) si dhe e vërteta **"La ilahe il'lallah / Nuk ka zot tjetër veç Allahut"** janë tregues të tevhidit (idesë monoteiste dhe besimit monoteist).*

*Ja, pra, Feja e Vërtetë dhe Feja Monoteiste (Tevhid) e deklaruar me anë të postulateve kur'anore se është feja e të gjithë profetëve, ndërsa filloi me profetin e parë, më vonë, në njohjen njerëzore u formua ideja e përngjasimit dhe, si rezultat i*







Siç e di çdo musliman, bazat e besimit janë gjashtë: besimi në Allahun, besimi në engjëjt e Tij, besimi në librat e Tij, besimi në resulët (të dërguarit) e Tij, besimi në ditën e ahiretit (ringjalljes, llogaridhënies, ndëshkimit dhe shpërblimit), besimi në kaderin (parashkrimin)[196] e dhënë prej Tij. Të gjitha këto janë koncepte dhe çështje abstrakte. Në të vërtetë, mes këtyre, **librat** dhe **resulët** (të dërguarit e Allahut ose profetët) i përkasin botës së vëzhgueshme, vetëm se kjo mundësi vëzhgueshmërie bëhet fjalë për një numër të kufizuar njerëzish të kohëve kur janë zbritur librat dhe të kohëve kur janë dërguar profetët. Për më tepër, nëse në këtë mes llogarisim edhe faktin se patjetër që çdo fisi (popullate) i është dërguar një profet dhe se numri i profetëve – siç rrëfehet – arrin gjer në njëqind e njëzet mijë, detyrohemi ta pranojmë se, edhe në këtë specifikë, çështja është shumë më tepër abstrakte se konkrete. Veç kësaj, ndër librat, vetëm Kur'ani i Shenjtë është ruajtur i shkruar në origjinal, kurse, ndër profetët, të dhënat e jetës janë të shkruara e të shtypura vetëm për profetin e Kohës së Fundit.

Në këto kushte, mund të thuhet pa lëkundje se të gjitha bazat e besimit janë të një natyre teoriko-abstrakte, gjë që do të thotë se çështjet teoriko-abstrakte janë pothuaj si shpirti i botëkuptimit islam. Përmbajtja e pasur ideore në këtë specifikë vëzhgohet në tri disiplina shkencore[197], që janë:

---

*kësaj, Zotit iu atribua një formë dhe ekzistencë materiale-fizike. Ideja e përngjasimit ndahet në dy lloje të mëdha:*

*1) Përngjasimi material (idhujtarizëm, idolatri)*

*2) Përngjasimi njerëzor (antropomorfizëm)*

*Siç u shpjegua më lart, sipas një pjese autorësh historianë të fesë, shkaku që njerëzit janë shmangur nga e vërteta ka qenë fakti që ata i kanë dhënë Zotit formë dhe ekzistencë materiale-fizike, gjë që është ideja e përngjasimit. Edhe nëse ata që janë larguar nga feja e vërtetë, në fillim janë përsjellur rreth botës shpirtërore, edhe nëse kanë rrëshqitur drejtpërdrejt në idenë e përngjasimit, përfundimi mbetet po ai.*

*Sepse, pasi ka kaluar një farë kohe, ka filluar adhurimi ndaj gjërave më vulgare, gjë që, me kalimin e kohës, ka arritur në antropomorfizëm. Antropomorfizmi është shfaqur ose si lartësim i një njeriu në gradën e hyjnitetit, ose si zbritje e hyjnitetit në gradën e njeriut. Produkt i kësaj është edhe ideja e hyjnitetit të Isait në krishterizëm."* (**A. Hamdi Akseki**, idem, f. 289 e në vazhd.)

196. Në tezën e tij të **doktoratës**, **Prof. Dr. Hüseyin Atay** ka pretenduar se "kaderi" nuk përfshihet në bazat e besimit, por kjo është një pikëpamje përjashtimore dhe deviatore. (shih. **Hüseyin Atay**, Kur'ân ve Hadis'te İman Esasları, Ankara, 1959)

197. Disiplina shkencore spekulative (teorike). Shën. i përkthyesit.







a) Shkenca e Tevhidit[198]

b) Shkenca e Kelamit (apologjetika islame)

c) Konsideratat mistike (Tasavvufi)

Pasi bindjet islame u përballën me bindjet dhe traditat religjioze të fiseve dhe popullatave të ndryshme si rezultat i zgjerimit të gjeografisë islame dhe pasi veprat e filozofisë greke u përkthyen në arabishte, kthjelltësia dhe qartësia e tyre (e bindjeve religjioze islame) u përball me një rrezik të madh. Përballë këtij rreziku, dijetarët islamë, duke zhvilluar një veprimtari ideore me tërë fuqitë e shpirtit gjatë shumë shekujve nxorën vepra të pashoqe si produkte ideore mbi çështjet metafizike të fesë. Në ato vepra, ata i dhanë peshë mbrojtjes së besimit monoteist islam (tevhid) si momenti më i rëndësishëm, përkryerjes së besimtarëve duke i lartësuar ata për sa i përket ideve dhe moralit. U bënë përpjekje që mbrojtja e besimit monoteist islam (tevhid) të sigurohej më shumë me anë të studimeve shkencore në fushën e Kelamit ose Apologjetikës Islame, kurse garantimi i përkryerjes ideore dhe morale, më shumë me anë të veprave të Tasavvufit, Mistikës Islame.

Meqë tevhidi është thelbi dhe themeli i besimit islam, është një element themelor dhe një parim që duhet mbrojtur me kujdes dhe preokupim të veçantë. Pikëpamjet e huaja për tevhidin, Zoti i ka shpallur armiq me emërtimin "shirk", herezi, domethënë politeizëm, dhe i ka lënë jashtë nga amnistia e përgjithshme.[199] Prandaj, besimi te Allahu që është e para e çështjeve metafizike fetare, është përcaktuar në mënyrë thelbësore kështu:

Emri "Allah" është emërtimi **"personal"** që përmbledh tërë atributet e Tij. Në arabishte, emri i numrit njëjës "Allah" është krejtësisht e pamundur të kthehet në numrin shumës ose, e thënë ndryshe, në gramatikën e arabishtes nuk mund të gjendet ndonjë rre-

---

198. Kjo është një shkencë teorike që merret vetëm me komentimin dhe shpjegimin e **"Fjalës së Njësisë**" (osm. Kelime-i Tevhid). Vepra e parë me këtë temë është shkruar në mënyrë mjaft të përmbledhur nga Hirësia **Imam Adhami**, me titull **"el-Fikhu'l-Ekber".** (shih. **Mustafa Öz**, **İmam-ı A'zam'ın Beş Eseri**, İstanbul, 1981)

199. **"Innallhe jagfirudh-dhunube xhemia"** / "Pa dyshim, Allahu i fal të gjitha mëkatet!" (Kur'ani, Dhumer: 53) Megjithëkëtë, politeizmi bën kategorikisht përjashtim, sepse në ajetin 48 të sures Nisa, thuhet kështu:

**"Me të vërtetë, Allahu nuk e fal politeizmin** (partneritetin) **ndaj Tij, kurse të tjerat jashtë kësaj i fal si të dëshirojë. Nuk ka dyshim se kush i bën partner Allahut, ka kryer mëkatin e madh të shpifjes ndaj Tij!"**







gull, mjet apo mundësi që ta kthejë këtë emër në numrin shumës. Ndërkaq, gjithashtu, të gjitha skartimet fonetike që mund t'i bëhen këtij emri në drejtshkrim, prapëseprapë Atë shënojnë. Për shembull, nëse hiqet tingulli dhe shkronja *elif* në krye të kësaj fjale të bekuar, pjesa e mbetur lexohet **"lil'láhi"** (e Allahut). Nëse hiqet tingulli dhe shkronja tjetër, pasuese e elifit, *lam*, pjesa e mbetur lexohet **"lehú"** (e Tij, e Allahut). Nëse hiqet edhe *lam*-i tjetër, më në fund, pjesa e mbetur është përemri vetor **"hú"** (Ai) që, në kushtet përkatëse sintaksore të arabishtes, është i posaçëm vetëm për Allahun. Jo vetëm kaq, edhe për ata që nuk e njohin arabishten, por kanë pak a shumë njohuri nga literatura islame, e dinë se me përemrin **"Hú"** që në gjuhët me alfabet latin shkruhet me të madhe, si këtu, shënohet personi i Allahut.[200]

Allahu është **"ehad"**, domethënë, **"një i vetëm që s'ka të dytë"**[201]. Ekzistenca e Tij është e paraqenë (e pafillim) dhe e pasqenë (e pambarim)[202]. Ai ekziston vetvetiu, në mënyrë të vetvetishme[203]. Në botën e përbërë nga vanitetet[204], domethënë, nga çdo gjë tjetër veç Allahut, asnjë gjë nuk është dhe nuk mund të jetë ekuivalent apo i ngjashëm me Të.[205] Ndërkaq që vetë s'ka asnjë nevojë, tërë qeniet e krijuara kanë nevojë për Të.[206] Ndërsa dija e tij e ka përfshirë gjithçka në mënyrë absolute, fuqia e Tij është e aftë për çdo gjë. Allahu sheh çdo gjë.[207] Allahu ndodhet i gatshëm dhe vëzhgues kudo. Në ç'drejtim që të kthehen fytyrat, do të thotë se janë kthyer në drejtim të Tij.[208] Allahu ka dijeni mbi qëllimin e fshehtë

---

200. Në këtë paragraf janë bërë përshtatje dhe shtesa sqaruese gramatikore-semantike nga ana ime. Shën. i përkthyesit.

201. Në matematikë, në vargun e numrave natyralë (pozitivë), të gjithë numrat pas një-shit, duke filluar me dy-shin, janë shumëfisha të tij. Domethënë, matematikisht, kur themi "një", nënkuptojmë edhe "dy", kurse përcaktimi kur'anor "ehad" do të thotë, në mënyrë të perifrazuar afërsisht siç e ka shprehur autori dhe siç e kemi përkthyer ne, "një i vetëm që s'ka të dytë", pra, e përjashton matematikisht "dy"-shin e këtij "një"-shi. Prandaj, sipas meje, gjatë gjithë historisë së filozofisë nuk i është bërë monoteizmit një përkufizim aq i saktë dhe i përkryer sa ç'i është bërë në suren "İhlas" të Kur'anit ku, në fjalinë e parë, Allahu (Zoti) cilësohet "ehad". Shën. i përkthyesit.

202. Me një term të vetëm: eternale. Shën. i përkthyesit.

203. Ose, shkurt, është vetekzistent. Shën. i përkthyesit.

204. Në origjinal: másiváulláh. Shën. i përkthyesit.

205. Kur'ani, Shuara: 11.

206. Kur'ani, Fatir: 15.

207. Kur'ani, Shura: 12; Haxh: 6.

208. Kur'ani,Bakara: 115.







apo të hapur të secilit[209] dhe është më pranë njeriut se damari i tij i qafës që i rreh.[210] Allahu nuk është trup material, prandaj nuk mund të shihet me sy.[211] Allahu s'ka të bëjë me cilësi mangësie.[212] Shkurt, Allahu është absolutisht krejt i ndryshëm nga çdo lloj përfytyrimi që mund të sajohet për Të! Sepse atributi i Tij **"muhalefetun lil havadith"** (krejt i ndryshëm nga qeniet e krijuara pas)[213] është ndër atributet e tij bazë. Allahu nuk ka lindur dhe nuk është i lindur.[214] Ai është e vetmja qenie e denjë për adhurim.[215]

---

209. Kur'ani, Kaf: 16.

210. Kur'ani, Kaf: 16.

211. Kur'ani, En'am: 103. Për njohuri më të gjera mbi çështjen e mundësisë që Allahu të shihet në ahiret, mund të shqyrtohet poshtëshënimi i kësaj vepre, ku jepet shpjegim mbi kërkesën e **Hz. Musait** për ta parë Allahun e Lartë.

212. Kur'ani, A'raf: 180.

213. Allahu është qenie esenciale, kurse të gjitha qeniet e tjera përveç Tij janë qenie akcidenciale, domethënë, të krijuara pas. Shën. i përkthyesit.

214. Kur'ani, Ihlas: 3.

215. Atributet e Allahut, dijetarët islamë i kanë ndarë në dy grupe, **"qenësore"** (thubutí) dhe **"individuale"** (dhatí), dhe i kanë radhitur kështu:

**Atributet qenësore (thubutí) të Allahut janë:**

**Hajat** (jetë); Allahu ka jetë, është i gjallë.

**Ilm** (dituri); Allahu është i gjithëditur, ka njohuri për gjithçka.

**Semi** (dëgjues-dëgjim); Allahu dëgjon çdo gjë.

**Basar** (shikim); Allahu sheh gjithçka.

**Iradé** (vullnet); Allahu ka vullnet të plotë dhe bën gjithçka që të dëshirojë.

**Kudret** (fuqi); Allahu ka fuqi për gjithçka.

**Kelam** (fjalë); Allahu flet, e folura e Tij është e posaçme vetëm për Të.

**Tekvin** (krijim, gjenezë); Allahu ka aftësi krijuese, Ai krijon ç'të dojë e si të dojë.

**Atributet individuale (dhatí) të Allahut janë:**

**Vuxhud** (ekzistencë); Allahu ekziston.

**Kidem** (paraqenie); Allahu është i paraqenë, domethënë, ka ekzistuar gjithmonë, ekzistenca e Tij nuk ka fillim.

**Beká** (pasqenie); Allahu është i përhershëm, ekzistenca e Tij nuk ka fund.

**Vahdanijet** (njësi); Allahu është një.

**Muhalefetunli'l-havadith** (pangjashmëri me qeniet e krijuara); Allahu është krejt i ndryshëm prej krijesave të krijuara e të përkohshme që janë krijuar në një pikë kohore të caktuar e do të marrin fund në një pikë kohore të caktuar.

**Kijam binefsihi** (ekzistencë në vetvete); Allahu ekziston nga vetvetja dhe në vetvete.

Kurse nga emrat e Allahut që janë shumë, në Kur'an janë përmendur nëntëdhjetë e nëntë. Ka nga ata që e nxjerrin numrin e emrave të Allahut në 313. (**Kureshí**, el-Xhevahiru'l-Mudie, f. 12)

Dijetari i njohur islam, **Fahreddini Raziu**, bën të ditur se emrat e Allahut janë katër mijë. (**Fahreddini Razi**, el-Mefatih, f. 160 e në vazhd.)







Të vërtetat e individualitetit dhe atributeve të Allahut, Hirësia **Imam Adhami** i shpreh në kornizën e tevhidit në këtë mënyrë:

*"Esenca e tevhidit dhe rruga më e drejtë e besimit në të është dhe duhet pohuar kështu: "Besoj në Allahun, në engjëjt e Tij, në librat e Tij, në profetët e dërguar prej Tij, në ringjalljen pas vdekjes, në kaderin, në të mirën dhe të keqen prej Allahut, në llogaridhënien, në peshoren, në xhennetin dhe xhehennemin se të gjitha këto janë të vërteta!"*

*Allahu i Lartë është një jo në aspektin si numër, por në aspektin se nuk ka partner. Ai nuk ka lindur kënd dhe nuk është i lindur. Allahu nuk i ngjet asnjërit prej krijesave të Tij. Ai ka ekzistuar dhe do të ekzistojë gjithmonë me emrat dhe me atributet e Tij individuale dhe predikative.*

*Atributet individuale (personale) të Allahut janë "jetë" (hajat – Allahu është i gjallë), "fuqi" (kudret – Allahu ka fuqi për çdo gjë), "dituri" (ilm – Allahu ka dituri për gjithçka, di gjithçka), "kelam" (fjalë – Allahu flet), "semí" (dëgjim – Allahu dëgjon), "basar" (shikim – Allahu sheh) dhe "irade" (vullnet – Allahu ka vullnet). Kurse atributet predikative janë "krijim" (tahlík – Allahu krijon), "terzik" (furnizim, ushqyerje – Allahu i furnizon dhe i ushqen krijesat e gjalla), "bërje, sendërtim" (insha – Allahu bën, sendërton), "shpikje, krijim pa shembull" (ibdá – Allahu krijon duke shpikur, pa u mbështetur në ndonjë shembull), "sun" (art – krijim me art), etj.*

*Allahu ka ekzistuar dhe do të ekzistojë me emrat dhe atributet e Tij. Asnjë prej emrave dhe atributeve të Tij nuk është akcidencial, domethënë, me ekzistencë të pastajme. Allahu di gjithmonë me diturinë e Tij, dituria është atributi i Tij në pafillimësi. Allahu është gjithmonë i aftë me fuqinë e Tij, fuqia është atributi i Tij në pafillimësi. Allahu flet me Fjalën e Tij, Fjala është atributi i Tij në pafillimësi. Allahu krijon gjithmonë me atributin e Tij Krijues, krijimi është atributi i Tij në pafillimësi. Allahu është gjithmonë autor i aktit me atributin e tij të veprimit (predikatit), akti është atribut i Tij në*

Në Kur'anin e Shenjtë thuhet: **"Emrat më të bukur janë të Allahut. Lutiuni Atij me këta emra!"** (Kur'ani, A'raf, 180) Meqë në një pjesë të këtyre emrave, pavarësisht nga pikëpamja morfologjike, shprehet një cilësi, prandaj ata janë, njëkohësisht, edhe atribute. Megjithëkëtë, njihen si **"esma"** (emra) meqë emërtojnë **personin**. Nga këta, emrat që emërtojnë zemërimin dhe persekutimin e Tij, quhen **atribute të ashpërsisë**, kurse emrat që emërtojnë favorit dhe bujarinë e Tij, quhen **atribute të butësisë**.







*pafillimësi. Allahu është autori, akti ose veprimi është atributi i Tij në pafillimësi, kurse produkti i aktit ose veprimit të Tij është krijesë (gjë e krijuar, akcidencë), ndërsa vetë akti i Allahut nuk është krijesë (gjë e krijuar, akcidencë). Atributet e Allahut në pafillimësi (eternitet) nuk janë krijesa dhe akcidente. Personi i cili thotë se atributet e Allahut janë të krijuara dhe akcidente ose ka lëkundje mbi këtë çështje ose dyshon mbi këtë çështje, e mohon Allahun e Lartë.*

*Kur'ani i Shenjtë është fjalë e Allahut, e shkruar në libra, e ruajtur në zemra, e lexuar me gjuhë dhe e zbritur profetit Muhammed. Shkrimi, shqiptimi dhe leximi i Kur'anit nga ne janë akte të krijuara, kurse Kur'ani vetë nuk është gjë e krijuar. Të gjitha informacionet e përcaktuara dhe të dhëna nga Allahu në Kur'an për* ***Musain*** *dhe profetët e tjerë, për* ***faraonin*** *dhe* ***iblisin*** *(djallin), janë që të gjitha fjalë të Allahut. Fjala e Allahut nuk është krijesë, akcident, kurse fjala e* ***Musait*** *dhe krijesave të tjera është krijesë, akcident. Kur'ani, si fjalë e Allahut dhe jo e tyre, është i pafillim dhe i pambarim (eternal).*

*Ashtu siç e përcakton Allahu në ajetin* ***"Allahu i foli Musait"***[216]*,* ***Musai*** *e dëgjoi fjalën e Allahut. Nuk ka dyshim se Allahu ka qenë i karakterizuar me atributin "Fjalë" edhe para se të bisedonte me* ***Musain****. Allahu i Lartë ka qenë krijues në pafillimësi, edhe para se të krijonte. Kur Allahu i foli* ***Musait****, bisedoi me të me anë të Fjalës së Tij që është atributi eternal i Tij. "Të gjitha atributet e Tij janë të ndryshme nga atributet e krijesave. Ai di, por dija e Tij nuk është si dija jonë. Ai ka mundësi për çdo gjë, por mundësia e Tij nuk është si e jona. Ai sheh, por shikimi i Tij nuk është si shikimi ynë. Ai dëgjon, por dëgjimi i Tij nuk është si dëgjimi ynë. Ai flet, por e folura e Tij nuk është si e folura jonë. Ne flasim me anë të organeve dhe tingujve, kurse Ai flet pa organe e pa tinguj. Tingujt janë krijesa, kurse fjala e Allahut nuk është krijesë.*

*Allahu është një gjë (qenie) por nuk është si gjërat e tjera. Qenia e Tij s'ka të bëjë me elementë dhe simptoma, si dhe me ngjashmëri, kundërshti dhe identitet me qenie të tjera. Gjëra të tilla, si dorë, fytyrë dhe nefs që Ai i përmend në Kur'an për vete, janë atribute të pacilësueshme të Tij. Nuk mund të thuhet se dora e Tij është fuqia ose dhuntia e Tij, sepse, atëherë, atributi eliminohet. Kjo është pikëpamje e Kaderijes dhe Muteziles. Ashtu siç është dora e tij një*

216. Kur'ani, Nisa: 164.







*atribut i pacilësueshëm, ashtu dhe ndëshkimi dhe pëlqimi i Tij janë dy atribute të pacilësueshme të Tij.*

*Allahu nuk e krijoi materien nga ndonjë gjë. Allahu e njihte materien para formimit të saj, në eternitet, pafillimësi. Ai është vlerësuesi dhe formuesi i materies. Asgjë nuk mund të ndodhë në Botë dhe në Ahiret pa e dëshiruar Allahu, pa dijen, ekzekutimin, vlerësimin e Tij dhe shkrimin e vet në Levhi Mahfudh. Vetëm se shkrimi i tij në Levhi Mahfudh nuk është në formë konkluzioni dhe vendimi, por në formë cilësimi. Kada-ja, kader-i dhe dëshirimi janë nga atributet e papërcaktueshmërisë së Tij, e pamundësisë për ta njohur Atë. Atë gjë që s'është e qenë, Allahu e njeh si të paqenë në gjendjen e saj si mosqenie dhe e di se si do të jetë kur ta krijojë. Atë gjë që është e qenë, Allahu e njeh si të qenë në gjendjen e saj si qenie, gjithashtu, e di se si do të jetë mosqenia e saj. Allahu e di gjendjen e qëndrimit në këmbë të atij që qëndron në këmbë, po ashtu, edhe gjendjen e tij ulur kur ka për t'u ulur. Në të gjitha këto situata, në dijen e Allahut nuk ndodh asnjë ndryshim dhe asnjë gjë e ndodhur pas. Ndryshimi dhe kontradikta ndodhin tek krijesat.*

*Allahu i ka krijuar njerëzit të çlirët nga mohimi dhe besimi, pastaj, duke u folur atyre, u ka komunikuar urdhra dhe ndalime. Mohuesi bie në mohim me aktin e vet, me kundërshtimin dhe mohimin e vet, si dhe, pasi i është prerë ndihma e Allahut. Edhe besuesi beson me aktin e vet, me pohimin dhe vërtetimin e vet, si dhe pasi Allahu e ndihmon dhe i jep sukses në besim.*

*Allahu e ka nxjerrë brezin e* ***Ademit*** *në formë njeriu nga sperma e tij, pastaj, pasardhësve të tij, njerëzve, u ka dhënë arsye, u ka folur, i ka urdhëruar të besojnë dhe i ka ndaluar të mohojnë. Edhe njerëzit e kanë pohuar se Ai është Zoti i tyre. Ky është besimi i njerëzve. Ja, pra, kjo është natyra me të cilën lindin njerëzit. Ai që bie në mohim pas kësaj, e ndryshon dhe e prish këtë natyrë. Kurse ai që beson dhe vërteton, tregon vendosmëri në vazhdimësinë e natyrës së tij.*

*Allahu nuk e ka shtrënguar asnjërin nga robtë e Tij që të besojë apo mohojë. Ai nuk i ka krijuar ata si besimtarë apo mohues, por si persona. Besimi dhe mohimi janë akte të personave. Atë që bie në mohim, Allahu e di si mohues gjatë gjendjes së tij si mohues. Nëse*







*më vonë, ai person beson, Allahu e di si besimtar në gjendjen e tij si besimtar dhe e do atë pa ndryshim dijeje dhe atributi."*[217]

Po të vihet re me vëmendje, shihet se një konsideratë e kësaj grade mbi Allahun, është e posaçme vetëm për **Botëkuptimin Islam** ndër të gjitha botëkuptimet dhe sistemet filozofike. Megjithëse kjo pangjashmëri është e mundur të vërehet edhe në parimet e besimit, ne këtu po mjaftohemi me kaq. Vetëm se le ta themi edhe këtë që, ndërsa parimet teorike të besimit janë gjashtë, kushti i parë ndër pesë kushtet praktike të Islamit është **"dëshmia"** (shehadeti) që përbëhet nga pranimi dhe vërtetimi i Allahut teorikisht me përmbajtjen e përmbledhur më sipër, si dhe i profetit Muhammed me atributet e tij të **kumtesës** (teblig), **besnikërisë** (sidk), **zgjuarsisë profetike** (fetanet) dhe **besueshmërisë** (amanet).

Në fund të fundit, në të gjitha urdhrat e tij praktike dhe adhurimore, madje, Islami, nëpërmjet një stili shpjegimi shtesë që e kapërcen qenien e tyre materiale-konkrete, ua vesh njerëzve të gjitha këto veprime me një përmbajtje enigmatike që pothuajse i idealizon ato.

Me të vërtetë, urdhri për të nisur çdo veprim me besmele, është për t'ia orientuar robit veprimet në drejtim të dëshirës volitive hyjnore dhe për t'i përftuar atij një mendësi në këtë rrugë. Jo vetëm adhurimet, por nga ky rregullim hyjnor nuk janë lënë mënjanë as aktet më subjektive dhe vetiake, nuk është lënë mënjanë asgjë, bie fjala, nga ngrënia, gjer tek marrëdhënia seksuale.

Le t'ia ofrojmë vëmendjes suaj një fragment nga analiza dhe vlerësimi i mistikut të madh **Muhjiddin Arabiu** mbi aspektin ideal të marrëdhënies seksuale e cila është akti më subjektiv dhe intim në jetën e njeriut:

*"...Atëherë, në **"frymën shtazore"** e cila sajon atë çka është njerëzore te njeriu, u inkludua fryma e Zotit. Pas kësaj, Allahu prodhoi për njeriun një person tjetër gjithashtu në trajtë njeriu, të cilit i dha emrin "femër, grua". Kur gruaja u shfaq në trajtën e tij, ai ndjeu dëshirë për të. Kjo është situata kur një frymë ndjen tërheqje ndaj frymës së vet. Edhe shtënia e femrës pas mashkullit është shtytja e një gjëje drejt vendit të vet. Sipas këtij shpjegimi që po bëjmë, femra iu bë e dashur njeriut, sepse edhe Allahu i tregoi afërsi dhe dashuri*

217. **Mustafa Öz**, idem, f. 66 e në vazhd.







*personit që e krijoi personalisht në trajtën e vet; megjithëse shkalla dhe pozita e engjëjve që i kishte krijuar prej drite, ishte më e lartë dhe megjithëse ata kishin dalë nga bota e natyrshme, Allahu i vuri engjëjt t'i bënin sexhde njeriut. Ja, prej këtu filloi marrëdhënia mes mashkullit dhe femrës si dhe mes Zotit dhe njeriut. "Trajta" është mjeti më i madh, më impresionues dhe më i përkryer për sa i përket marrëdhënies, sepse trajta e bëri çift qenien e vetme, domethënë, u bë shkak që trupi i Zotit të dyzohej, ashtu siç femra (gruaja), me krijimin e saj, e dyzoi mashkullin (burrin) dhe e bëri bashkëshort për vete. Sipas kësaj situate, doli në shesh një treshe e përbërë prej Zotit, mashkullit (burrit) dhe femrës (gruas). Në këtë mes, edhe mashkulli (burri) u bë i dëshiruar ndaj Zotit të tij që ishte origjina e tij, po me atë lloj dëshire të femrës (gruas) ndaj mashkullit (burrit) që ishte origjina e saj. Atëherë, Allahu, duke e dashur personin me trajtën e Tij, njëkohësisht e bëri femrën (gruan) të dashur për të. Në këto kushte, ndjenja e afërsisë dhe e dashurisë së mashkullit (burrit) iu kushtua edhe femrës (gruas) si pjesë (copë) e tij, edhe Zotit si krijues i tij. Ja, pikërisht për këtë arsye,* ***Hz. Muhammedi*** *(a.s.) tha:* ***"Femra (gruaja) m'u bë e dashur mua!"*** *Ai nuk tha* ***"unë e desha femrën (gruan)"*** *duke nxjerrë në pah nefsin (frymën, vetveten, egon) e tij, sepse dashuria e tij kishte lidhje vetëm me trajtën e Zotit. Në këtë mënyrë, ai ia kushtoi Allahut edhe dashurinë për femrën (gruan) e vet. Sepse Profeti e pati lypur dashurinë për femrën (gruan) për t'iu përshtatur moralit hyjnor, siç ishte afërsia dhe dashuria e Allahut ndaj krijesës në trajtën e Vet.*[218]

*Ngaqë e deshi femrën, mashkulli kërkoi bashkimin me të, domethënë, lypi synimin final të bashkimit në dashuri. Dhe nuk ka në këtë trajtë krijimi bashkim më të madh se kurora (nikah) e cila është një nga elementët e krijimit. Eshtë për këtë arsye që ndjenja e epshit përhapet në të gjitha qelizat e trupit dhe, prandaj, njeriu është urdhëruar të bëjë gusl (larje trupore të plotë) menjëherë pas "bashkimit". Ashtu siç bie njeriu në dalldi përmes një tronditjeje të përgjithshme që është rrjedhojë e menjëhershme e shfaqjes së epshit në trup, ashtu dhe domosdoshmëria e larjes dhe pastrimit u bë e përgjithshme në po atë raport. Sepse Allahu nuk dëshiron që, për*

218. Domethënë, ashtu siç është i dëshiruar Allahu ndaj krijesës që e krijoi sipas trajtës së vet, edhe krijesa e Tij, në këtë rast, mashkulli (burri), duke e dashur femrën (gruan) e veçuar nga qenia e vet dhe, si rezultat është pjesë e vet, vepron në përshtatje me zakonin dhe moralin hyjnor. Shën. i përkthyesit të tekstit të cituar nga origjinali arabisht.







*nga aspekti i zellit, njeriu të ndjejë shije e kënaqësi me një tjetër përveç Tij. Kështu, njeriu, për të parë Zotin në trupin e një njeriu tjetër ndaj të cilit ra në dalldi me epsh dhe kënaqësi, dhe për t'u kthyer tek Ai, e pastron trupin me larje të plotë (gusl). Sepse nuk ka gjë tjetër veç kësaj. Po qe se mashkulli sheh te femra Zotin (gjatë dashurisë), ky vështrim i tij bëhet edhe "pasiv" (pësues)*[219]*.*

*Mirëpo, nëse femra e sheh Zotin në nefsin (te vetja) e vet ngase ka dalë prej Tij, ndodh që ta shohë Atë edhe "subjekt veprues"*[220]*. Po qe se mashkulli e sheh Zotin në nefsin (te vetja) e vet pa e sjellë ndërmend trajtën e qenies së shfaqur prej tij, ky vështrim është nga Zoti në mënyrë pasive dhe pa ndërmjetësim. Atëherë, vështrimi i mashkullit ndaj Zotit bëhet tek femra i plotë dhe i përkryer. Sepse ai e sheh Zotin edhe si subjekt veprues, edhe si objekt pësues. Kurse vështrimi nga vetvetja është veçanërisht rrjedhojë e faktit që mashkulli është objekt pësues. Ja, prandaj Hz. Muhammedi (a.s.) ndjeu afërsi dhe dashuri ndaj femrës si rrjedhojë e këtij vështrimi të plotë të Zotit te femra. Sepse, ndryshe nga materia (lënda), Zoti kurrë nuk shihet. Sepse, si individualitet, Allahu është i pavarur nga botët. Domethënë se, ngaqë shikimi i Zotit, i pamundur për këtë shkak, bëhet i mundur vetëm te materia (lënda), shikimi i Zotit te femra është grada më e lartë dhe më e përkryer e dëshmisë. Kurse bashkimi më i lartë është bashkimi seksual i femrës me mashkullin, gjë që është ekuivalenti i konsideratës hyjnore të treguar nga Zoti ndaj krijesës që e krijoi sipas trajtës së Tij për ta zgjedhur si zëvendës të Tij.* ***Ademi*** *(njeriu) sheh vetveten në këtë bashkim. Allahu i dha përkryerje* ***Ademit*** *me anë të latimeve dhe rrafshimeve. Me anë të frymës hyjnore, i fryu atij nga shpirti i vet. Dukja e* ***Ademit*** *u bë materie (lëndë), kurse përmbajtja, Zot. Prandaj Allahu e karakterizoi* ***Ademin*** *me* ***"masën"***[221] *për këtë statujë njerëzore. Sepse Allahu i mat punët nga qielli. Qielli ndodhet mbi tokë, kurse toka është më e ulta e botës së ulët, sepse ajo është shtresa më e ulët e elementëve.*

***Hz. Muhammedi*** *e shprehu femrën me fjalën* ***"nisa"*** *(femrat, gratë). Ky është një emër i numrit shumës që s'ka njëjës. Prandaj, Profeti tha:* ***"Nga bota juaj, tri gjëra m'u bënë të dashura: nisa (femrat, gratë)..."*** *Ai nuk tha* ***"mir'e"*** *(femra, gruaja). Me*

219. Në origjinal: münfail. Shën. i përkthyesit.

220. Në origjinal: fâil. Shën. i përkthyesit.

221. Në origjinal: tedbir. Shën. i përkthyesit.







*këtë thënie, ai respektoi rregullin, sipas të cilit, në krijim, femra ka ardhur pas mashkullit. Sepse në arabishte, paskajorja* ***"nus'et"*** *do të thotë "pas, prapa". Në Kur'an, Allahu tha se "shtyrja është shtesë në mohim" dhe fjalën* ***"nus'et"*** *e përdori me kuptimin "shitje veresije". Ja, pra, në këtë mënyrë, edhe Profeti përdori fjalën* ***"nisa"*** *(femrat, gratë) me kuptimin* ***"mir'e"*** *(femra, gruaja). Sipas këtyre raporteve, ndaj gjërave që deshi, Profeti tregoi dashuri vetëm sipas radhës së gradës dhe pozitës. Sepse këto janë patjetër* ***"pësime"****. Në këto kushte, femra (gruaja) është për mashkullin (burrin) si natyra për Zotin. Një natyrë e tillë, që mashkulli u kthye te ajo me dëshirë volitive dhe, me urdhrin e Allahut, zbuloi te ajo trajtat e botës. Ky është një kthim i vullnetshëm i tillë, si dhe një urdhër hyjnor, që vlen si premisë për t'i konkluduar në një kurorën (nikah) në botën e trajtave të përbëra prej elementëve, vendosmërinë në botën e shpirtrave të krijuar prej drite, si dhe kuptimin e fjalës. Të gjitha këto janë kurora e individualitetit të parë në një pamje të pamjeve të veçanta. Sipas kësaj situate, kush shfaq afërsi ndjesore ndaj femrës (gruas) brenda këtij kufiri, ajo afërsi është një dashuri hyjnore. Dhe kush tregon ndaj femrave (grave) dashuri veçanërisht në aspektin e epshit natyror (fiziologjik), konsiderohet se ai person ka njohuri të mangëta mbi epshin. Sipas njerëzve të tillë, afërsia ndjesore bëhet një trajtë pa shpirt. Sado që ajo trajtë të jetë, në të vërtetë, vetë shpirti, ai shpirt është i pakuptueshëm për personat që i afrohen grave të veta ose një femre cilado me një ndjenjë shijeje dhe kënaqësie absolute, si dhe ata vetë nuk e kuptojnë dot se ndaj kujt tregojnë afërsi ndjesore dhe dashuri. Gjersa të mos e kuptojnë këtë (të mos e kuptojnë se ndaj kujt janë afruar dhe dashuruar) dhe të mos e pohojnë me gjuhën e tyre, bëhen, në vetvete, të paditurit e afërsisë dhe dashurisë së vërtetë të panjohur prej të tjerëve. Me të vërtetë, disa nga arifët, njohësit e kulturës shpirtërore, e kanë shprehur këtë të vërtetë me vargjet:*

*"Për njerëzit u bë e qartë se unë jam ashik / Por ata s'e ditën dot se ndaj kujt është ashku im!"*[222]

---

222. Këto vargje janë të një gazeli arabisht në veprën *Divani Kebir* të poetit **Mevlana Xhelaleddin Rumi**. S'ka dyshim se **Shehu i Madh, Muhjiddin Arabiu**, është takuar në Konja dhe Damask me të riun **Mevlana**, pasionant i madh ndaj Zotit, dhe se i ka vlerësuar frymërat e tij hyjnore. Ky fragment i paraqitur si dëshmi, është provë e lidhjeve dhe marrëdhënieve të sinqerta mes **Shehut të Madh** dhe **Mevlanait**. (Shën. i përkthyesit të pjesës së cituar)







*Po kështu, edhe i padituri tregon afërsi ndaj aspektit për të marrë pjesë në kënaqësi dhe, nisur nga kjo, tregon dashuri ndaj mjedisit ku merret kënaqësi, që është femra (gruaja). Por fryma e çështjes mbetet larg tij. Në qoftë se do ta dinte se me kë ndjeu kënaqësi dhe se kush është ai që ndjen kënaqësi, do ta kuptonte fytyrën e brendshme të së vërtetës dhe do të bëhej i përkryer në dituri."*[223]

Po qe se edhe marrëdhënia seksuale që është akti më subjektiv dhe intim, ka një shpjegim të tillë enigmatik, ejani ju dhe gjejeni se ç'mund të thuhet për çështjet e tjera!..

Për shembull, mendoni namazin që është numri i parë i adhurimeve praktike (fizike) dhe personale. Në kijam (në qëndrimin në këmbë), robi është (shkronja) **"elif"** (a); në ruku (në qëndrimin përkulur) është **"dall"** (d); në sexhde (në qëndrimin me ballin në tokë) bëhet **"mim"** (m). Në këtë mënyrë, robi shkruan fjalën **"ádem-njeri"** dhe e pohon pozitën e tij të robit dhe adhuruesit ndaj Zotit. Duke e filluar namazin me shprehjen **"Allahu Ekber"**, e cila nënkupton në argumentimin e vet tërë madhështinë, pra, duke bërë tekbir shoqëruar me ngritjen e pëllëmbëve te veshët me kuptimin "e hodha prapa çdo gjë tjetër veç Zotit", a mundemi ta përfshijmë lehtë thellësinë e kthimit kah Ai? Le ta matim me këtë kriter çdo çast, çdo sjellje e çdo qëndrim të namazit. Po qe se mundemi që në sexhde, duke e madhëruar Zotin dhe duke e pohuar lartësinë e Tij sublime, të mendojmë se kë, si dhe në ç'masë e madhërojmë, si dhe lartësinë sublime të kujt e pohojmë, sexhdeja jonë nxë meditime në përmasa shumëdimensionale. Prandaj namazi është **"miraxhi i robit"**!

Ja, pra, Islami është i vetmi sistem i cili, duke i dhënë mundësi njeriut ta përjetojë njohjen e thellë dhe rrëqethëse të abstraktes me anë të enigmave dhe urtësive që mund të rroken kënaqësisht vetëm në gjërat konkrete, e çon njeriun te e vërteta ideale e sendeve dhe dukurive dhe e bën këtë të shijueshme për njerëzit e çdo atributi dhe niveli sipas potencës dhe mundësive të tij. Islami nuk merr kënaqësi nga format dhe stilet që i ngrijnë dhe i ngurtësojnë cilësitë konkrete duke i fshehur të vërtetat abstrakte në përmbajtjen e sendeve dhe dukurive duke e larguar gradualisht mendjen prej tyre. Prandaj Isla-

223. **Muhjiddin Arabí**, Fususu'l-Hikem (përkth. **Nûri Gençosman**), İstanbul, 1956, f. 282 e në vazhd.







mi i ka parë **portretin** dhe **skulpturën** si dy kriminelë që e vrasin abstrakten, që e burgosin njeriun në përceptimin e formës vulgare.

Duke e konsideruar meditimin si adhurimin më të madh, Islami i hap meditimit njerëzor horizonte, zbulimi i të cilave kurrë s'mbaron. Sado të gjera dhe të pakufishme të jenë të vërtetat pas të cilave vrapojnë të gjitha shkencat që merren me objekte konkrete, kureshtja, hetimi dhe kërkimi janë, në fund të fundit, të kufizuar me mundësitë e sendeve dhe dukurive. *Ndoshta filozofia ka lindur nga një prirje revolte të metidimit njerëzor ndaj kufijve të përvijuar nga sendet dhe dukuritë*!

Me të vërtetë, mund të thuhet se filozofia pati sjellë një lehtësim ngaqë në shpjegimin e sendeve dhe dukurive pati krijuar një atmosferë metode dhe kërkimi që e kapërcente qenien e tyre materiale dhe të jashtme, të dukshme. Mirëpo, si pasojë e faktit që mjetet e saj kanë qenë mendja (arsyeja) dhe, rrallë, intuita (**Bergson**), si dhe për shkak se ka dalë ta kërkojë të vërtetën me mjeshtërinë e mjeteve me kompetencë dhe kapacitet të kufizuar në një fushë me të vërteta të pakufizuara, kurrsesi s'ka mundur t'i arrijë të vërtetat që do ta kënaqnin pasionin e njeriut për të vërtetën e pafund. Përkundrazi, me sistemet e saj që e kanë konsumuar jetëgjatësinë dhe energjinë duke shembur njëra-tjetrën, filozofia ka mbetur identitet i një gjimnastike mendore që s'ka vlejtur për gjë tjetër veçse për ta lodhur dhe mërzitur njohjen njerëzore!

Mirëpo, Islami, ngaqë i kufizoi[224] edhe fushat e kërkimit të këtyre mjeteve me kompetenca të kufizuara, parashtroi kriteret ideale

---

224. Ndërsa i ka hapur meditimit njerëzor një horizont të pafund, Islami, duke bërë, këtu, një përjashtim, ka deklaruar se disa të dhëna, informacione dhe njohuri nuk mund të arrihen. Këto janë të njohura si **"mugajjebati hamse"** / **"pesë të panjohurat"**. (shih. Kur'ani, Lukman: 34)

1) Kur do të bjerë shiu;
2) Entiteti material dhe shpirtëror i fetusit në mitrën amësore;
3) Ç'do të fitojë dikush të nesërmen;
4) Kur dhe ku do të vdesë dikush;
5) Kur do të shpërthejë kiameti.

Mbi këto mund të bëhet vetëm parashikim. Ndërkaq, këtyre duhet t'u shtohet edhe pamundësia e njohjes së të vërtetës individuale të Zotit. I tillë është edhe entiteti i shpirtit. Edhe për të është thënë se **"njeriut i është dhënë pak njohuri"**. (Kur'ani, Isra: 85)

Megjithëse ka shekuj që filozofia bën kërkime pa rezultat mbi entitetin e shpirtit, prandaj, përfundimisht, i është drejtuar konceptualitetit aprioristik, kurse shkenca e psikologjisë, e shndërruar sot pothuaj në shkencë eksperimentale, vazhdon t'i studio-







që nuk do ta zhgënjenin askënd që ishte shtënë pas të vërtetës. Të vërtetat përtej vendit ku mendja ndalon e s'shkon dot më tej, flatrat dritësore të shpirtit dhe të zemrës, Islami i ka fshehur pas shpinës së vështirësive që mund të arrijnë heronjtë e denjë për të.[225] Dhe,

jë dukuritë psikologjike në aspektin e tyre material duke bërë kërkime mbi shkaqet dhe natyrën e tyre.

225. Këta heronj janë **njerëzit e përkryer**, të cilët mund të përgatiten vetëm me anë të ushtrimeve dhe stërvitjeve mistike. Njeriu plotësisht i përkryer është profeti Muhammed. **Njerëzit e tjerë të përkryer** janë trashëgimtarë të tij. Ndërkaq, njeriu i përkryer për të cilin bëhet fjalë dhe që është një koncept mistik, s'ka të bëjë me konsideratën e përgjithshme mbi njeriun e pjekur e të formuar. Njeriu i përkryer është personi i cili, duke bërë përparimet përkatëse në rrugën e përkryerjes mistike sipas metodave të edukimit mistik, meriton të njihet me shfaqjet e individualitetit hyjnor. Megjithëse ky koncept është shumë i vjetër, është arritur të sistematizohet vetëm nga **Muhjiddin ibni Arabiu**. Sipas tij, qenia absolute, duke e transformuar, në shkallën e parë, **vetminë e vet absolute** (ehadijet), në **unitet** (vâhidijet), u ka dhënë qenieve ekzistencë. Etapa e parë e kësaj është etapa e **"Dritës Muhammediane"** (Nûri Muhammedî) ose e **"Vërtetësisë Muhammediane"** (Hakikati Muhammedije). Tërësia e krijesave është krijuar nga **"Drita Muhammediane"**. **"Vetmia absolute"** është përmbajtja e brendshme e **"Vërtetësisë Muhammediane"**, kurse **"Vërtetësia Muhammediane"** është forma e jashtme e **"vetmisë absolute"**. Meqë njeriu i përkryer i përfshin të gjitha shkallët e qenieve, emërtohet edhe **"univers i përgjithshëm"** (kevni xhâmî) ose **"makrokozmos"** (âlemi ekber).

Njeri i përkryer do të thotë person i karakterizuar nga atributet e Allahut, sepse është person që i ka kapërcyer etapat sheriat, tarikat, marifet dhe hakikat. Një nga ndjekësit e **Muhjiddin ibni Arabiut**, **Abdulkerim el-Xhiliu**, ka një vepër të hollësishme mbi këtë temë. (shih. **Abdülkerim el-Cîlî**, İnsan-ı Kâmil, Terc. **Abdülaziz Mecdi Tolun**, İstanbul, 2002)

Siç dihet, edukimi mistik është identitet i purifikimit të nefsit (frymës, vetvetes, egos). Ndërkaq, nefsi ka etapat dhe shkallët e tij, siç janë të quajturat **emmâre, levvâme, mulhime, mutmaine, râdije, merdije** dhe **sâfije**. Përkryerja e njeriut realizohet, duke kaluar nëpër këto shkalla dhe etapa, gjer në bashkimin hyjnor (vasil-i il'lallah).

Edhe nëse ky rezultat realizohet me disa ushtrime praktike (adhurime suplementare), posaçërisht me dhikre, synimi ideal këtu është mendimi abstrakt dhe pjekuria shpirtërore. Sepse në këtë pjekuri arrihet jo me mendje, por me përkryerjen e shpirtit dhe zemrës.

Sipas rrugës mistike Nakshibendí, tek njeriu ka gjashtë elementë sinjifikativë (latife). Njëri prej këtyre është **"fryma folëse"** (nefs-i nâtıka) e cila i përket **botës materiale**, të krijuar (halk), kurse pesë të tjerat, të cilat i përkasin **botës ideale**, të krijimit, të urdhrit (emr), janë zemra ose afeksionet (kalb), shpirti ose psikika (ruh), enigma (sır), fshehtësia (hafi) dhe fshehja (ahfa). Këto quhen **"letâif-i hamse"** (pesë elementët sinjifikativë).

Në rrugën mistike dhe gjatë udhëtimit ose edukimit mistik, në fillim realizohet pjesëmarrja në dhikr, me radhë, e pesë elementëve sinjifikativë që, siç u tha, i përkasin botës ideale, pra, në fillim nisin të funksionojnë elementët sinjifikativë të emërtuar kalb (afeksionet), ruh (shpirti, psikika), sır (enigma), hafî (fshehtësia) dhe ahfâ (fshehja). Pastaj i vjen radha **"frymës folëse"** (nefs-i nâtıka).







Personat të cilët bëjnë përkufizimin dhe përshkrimin e formës së funksionimit të këtyre elementëve, janë prijësit e përkryer (mürşid-i kâmil) që zotërojnë aftësinë dhe kompetencën e orientimit (irshad). Më e rëndësishmja në funksionimin e këtyre është përqëndrimi i udhëtarit ose nxënësit mistik (salik) në zonën përkatëse gjatë dhikrit të tyre dhe mbyllja e tij në vetvete duke i shkëputur lidhjet me botën e jashtme. Në vartësi të kësaj përpjekjeje, elementi sinjifikativ, herët a vonë, nis të funksionojë. Vetëm se vënia në funksionim e elementit sinjifikativ përkatës nuk është qëllim i vetëm. Elementi sinjifikativ është mjet (ndërmjetës) për atë që, në terminologjinë e mistikës, quhet “sherh-i sadr”, domethënë, zgjerim i gjoksit të njeriut me anë të besimit dhe ngopjes në besim.

Zona e elementit sinjifikativ që i përket botës ideale, të lartë, është kafazi i kraharorit, i quajtur në terminologjinë përkatëse, sadr. Aty, dy gishta nën sisën e majtë, ndodhet **zemra (kalb)**; simetrikisht me të, dy gishta nën sisën e djathtë, ndodhet **shpirti (ruh)**; dy gishta mbi sisën e majtë, ndodhet **enigma (sırr)**; simetrikisht me të, në të djathtë, ndodhet **fshehtësia (hafî)**; në pikën e mesme, mbi të gjitha, ndodhet **fshehja (ahfâ)**. Pjesëmarrja e trupit në këto zona në dhikrin e kryer në mënyrë të heshtur me anë të lëvizjeve të gjakut dhe nervave, do të thotë funksionim i elementëve sinjifikativë, për rrjedhojë, realizim i zgjerimit të gjoksit (sadr-kafazit të kraharorit). Kur, nëpërmjet zgjerimit të kraharorit, trupi vjen në gjendjen e subjektit që bën dhikr, realizohet arritja e njeriut në nivelin “ihsan”, që do të thotë adhurim me vetëdijen e ndodhjes para Zotit, sepse synimi final është niveli “ihsan”, domethënë, adhurimi me vetëdijen e ndodhjes para Zotit si dhe bashkimi me Të (vuslat-ı ilâhiye).

*“Sipas shumicës së mistikëve, në një trup ndodhet vetëm një nefs (frymë); specifika të tilla, si imponimi për të keq (**emmâre**), dënimi i të keqes (**levvâme**), arritja e kënaqësisë apo ngopjes me besim (**mutmainne**), pëlqyeshmëria (**râdije**), pëlqimi (**merdije**) janë cilësi ose atribute të këtij nefsi të vetëm apo të kësaj fryme të vetme. Nefsi (fryma) ka shumë cilësi, veçori, akte, situata, shfaqje dhe sjellje.*

*...Në tarikatet e quajtura “Rruga e Emrave” (esmâ tariki) pranohet se nefsi ka shtatë shkallë dhe atribute dhe këto shkallë emërtohen **“akabe”** (ngushticë, kalim ngushtice, kalim i rrezikshëm), **“atvâr-ı seb’a”** (shtatë gjendjet ose ecuritë). Në këto tarikate, edukimi i nefsit (seyr-u sülûk) realizohet duke i kapërcyer shtatë shkallët me anë të dhikrit në secilën prej tyre të një emri nga shtatë emra të Allahut: lâ ilâhe illallâh, Allah, hû, hak, hay, kayyûm, kahhâr. Për shembull, nxënësi i shkallës **“nefs-i emmâre”** e bën dhikr (e përsërit) Fjalën e Dëshmisë (la ilahe il’lallah) aq herë sa ta përcaktojë murshidi, prijësi shpirtëror. Pas kësaj, kur nxënësi arrin në shkallën **“levvame”**, emri ndërrohet dhe ai fillon ta bëjë dhikr emrin e lartë Allah. Në **mulhime** bëhet dhikr “Hu”, në **mutmainne** bëhet dhikr “Hak”. Kur nxënësi arrin në dhikrin e emrit të shtatë, “Kahhar”, do të thotë se ka arritur në shkallën **nefs-i kâmile** (nefsi i përkryer). Në të njëjtën mënyrë, në kontekstin e shtatë kategorizimeve, çdo shkallë ka një ecuri (ilallâh, alellâh, billâh, anillâh, fillâh, maallah, lillâh), një botë (şehâdet, misâl, ervâh, ceberût, lâhut, nâsut, hakikat), një gjendje ose situatë (zevk, şevk, aşk, vâsıl, hayret, fenâ fi’l-fenâ, bekâ bi’l-bekâ), një zonë (sadr, kalp, ruh, sır, sırru’s-sır, hafî, ahfâ), një arritje (şeriat, tarikat, hakikat, mârifet, velâyet, sıddîkiyet, kurbet), një dëshmues (tevhid-i ef’âl, tevhid-i sıfat, tevhid-i zât, cem’, hazretü’l-cem, cemu’l-cem, ahadiyyetü’l-cem) dhe një dritë (blu, e verdhë, e kuqe, e zezë, jeshile, e bardhë, pa ngjyrë). Për shembull, për nxënësin në shkallën emmare, i cili bën dhikr (përsërit) Fjalën e Njësisë, ecuria është “ilallâh”, bota është “şehâdet”, gjendja është “zevk”, zona është “sadr”, arritja është “şeriat”, dëshmuesi është “tevhid-i ef’âl”, drita është*







në këtë mënyrë, Zoti ynë ia ka lënë hapur njeriut që e ka krijuar në formën më të përkryer dhe me kapacitetin për t'u bashkuar me Të, portën e të gjitha të vërtetave përfshirë edhe qenien e vet absolute. Pastaj ka caktuar brenda metodash më të thjeshta, më logjike e më praktike se në ç'mënyrë mund të përftohen këto të vërteta, nga më e thjeshta gjer te më e komplikuara, me anë ushtrimesh gjymtyrore e shpirtërore, në atë mënyrë që, duke e bashkuar thjeshtësinë më të habitshme me thellësinë më rrëqethëse në një veprim të dukur si diçka e rastit, ia ka parashtruar dhe ia ka propozuar njeriut të fshehtat më të mëdha brenda sjelljeve më të thjeshta.

Shkurtimisht, le ta themi këtë që Islami është **"dhulxhenahejn"**, dy aspektesh, dy kanatësh. Njëri nga këta është teorik, tjetri është praktik ose konkret.

Ndërkaq, meqë bazat e besimit janë teorike dhe janë pranuar në fe si bazat e bazave, duhet pranuar se, në mendimin Islam, abstraktja ose idealja ka peshë më të madhe.

---

*"blu". Për nxënësin i cili e kapërcen shkallën emmare nën kontrollin e murshidit, prijësit shpirtëror, kur fillon ta bëjë dhikr emrin "Allah" në shkallën levvame, ecuria bëhet "alellâh", bota bëhet "misâl", gjendja bëhet "şevk", zona bëhet "zemër", arritja bëhet "tarikat", dëshmuesi bëhet "tevhid-i sıfat", drita bëhet "e verdhë". Duke e vazhduar kështu rrugën e edukimit mistik, nxënësi (salik) arrin në shkallën e nefsit të përkryer (nefs-i kâmile) dhe pranohet se ai e ka plotësuar pjesën e edukimit që ka të bëjë me nefsin (frymën, vetveten, egon)."* (shih. DİA, titulli "Nefis", vëll. 32, f. 528)







## D. PARIMI I HUMANIZMIT

### a) Entiteti i njeriut

Sipas botëkuptimit islam, në Univers nuk ka gjë të kotë.[226] Çdo molekulë e tij është krijuar mbështetur mbi një urtësi dhe është pajisur me cilësi që të mundë ta realizojë qëllimin final për të cilin është krijuar. Eshtë si rrjedhojë e kësaj pajisjeje që qeniet përbëjnë një shkallëzim (hierarki) nga më e thjeshta, tek më e komplikuara dhe më e përkryera. **Njeriu** ndodhet në kulmin e kësaj hierarkie, sepse është krijuar në formën dhe trajtën më të përkryer[227] për t'u bërë përfaqësuesi ose, nëse duhet thënë sipas shprehjes kur'anore, **"kalifi"** (zëvendësi)[228] mbi tokë i Krijuesit, sundimtarit të vetëm të Universit.[229]

Si domosdoshmëri e këtij synimi hyjnor dhe e kësaj dëshire volitive hyjnore, Universi iu kushtua njeriut[230], me fjalë të tjera, iu ofrua përfitimit të njeriut. Ndërkaq, ndërsa ishte krijuar në xhennet (parajsë), njeriu u dërgua në Tokë për t'u vënë në provë[231] dhe kjo vënie në provë e pati bërë të domosdoshme qysh në krijim që njeriu

226. Kur'ani, Mulk: 4.

227. **"Me të vërtetë, Ne e krijuam njeriun në trajtën më të bukur!"** (Kur'ani, Tin: 4)

228. Kur'ani, Bakara: 30.

229. Kur'ani, A'raf: 185.

230. Në origjinal: musahhar kılınmış. Shën. i përkthyesit. **"Gjithçka që ka në qiej e në tokë,** (Allahu) **e caktoi posaçërisht për ju si një favor prej Tij!"** (Kur'ani, Xhathije: 13) Shën i autorit.

231. **"Duke iu vënë në provë,** (Allahu) **krijoi vdekjen dhe jetën me q -llim që të dalë në shesh se cili nga ju është më i mirë në veprim!"** (Kur'ani, Mulk: 2)







të ishte i prirur edhe për të keqe, edhe për të mirë.[232] Eshtë për këtë arsye që, krahas që është pajisur dhe përforcuar me shumë atribute të zgjedhura, njeriu edhe është cënuar duke u krijuar me një sërë dobësish.

Shkurt, shumë dobësi të njeriut i cili, megjithëse **"u krijua nga një pikë ujë"**, **"iu bë haptazi armik"**[233] Allahut, i cili **"është shumë i nxituar"**[234], i cili **"pandeh se do të lihet në kokë të vet"**[235], i cili **"është shumë i padrejtë, mizor dhe injorant"**[236], i cili **"përkëdhelet dhe tregohet mosmirënjohës ndaj të mirave"**[237] sepse **"është krijuar me dobësi"**[238], janë të konfirmuara me deklaratat e krijuesit. Shumica e njerëzve e kalojnë tërë jetën në këtë botë që është univers prove, nën sundimin e **"nefsit"** që është emërtimi i përbashkët i këtyre dobësive dhe i të tjerave si këto. Eshtë për këtë arsye që Zoti urdhëron:

**"Betohem në madhështinë time se shumë xhindë dhe njerëz i krijuam për xhehennemin. Ata kanë zemra që nuk ndjejnë, kanë sy me të cilët nuk shikojnë, kanë veshë me të cilët nuk dëgjojnë. Ja, këta janë si tufë bagëtish, madje më të hutuar. Ja, këta janë ata të shkujdesurit e të padituri!.."**[239]

Kjo do të thotë se **"e vërteta njerëzore"** është prej dy aspektesh. Siç mund të mendohet se njeriu mund të bjerë nën nive-

---

232. **"Me të vërtetë, Ne e krijuam njeriun në trajtën më të bukur dhe, pastaj, e shndërruam në "esfel-i safilin"** (në më të ultin e të ultëve)**."** (Kur'ani, Tin: 4-5)

233. **"E krijoi njeriun prej një embrioni, kurse ja tek i bëhet ai një kundërshtar që s'i pushon goja**!" (Kur'ani, Nahl: 4)

234. **"Njeriu lutet edhe për të mirë, edhe për të keqe dhe njeriu është bërë shumë i nxituar."** (Kur'ani, Isra: 11)

235. **"A mos mendon njeriu se do të lihet i lirë në kokë të vet, pa pë - gjegjësi?"** (Kur'ani, Kijame: 36)

236. **"Ne ua propozuam amanetin qiejve, tokës dhe maleve, por ata s'deshën ta marrin përsipër. Por atë e mori përsipër njeriu i cili është me të vërtetë shumë i padrejtë dhe injorant!"** (Kur'ani, Ahzab: 36)

237. **"Dhe po qe se i japim njeriut ndonjë të mirë nga ana jonë dhe pastaj ia marrim, pa dyshim që ai bëhet krejt mosmirënjohës dhe e humb shpresën!.."** (Kur'ani, Hud: 9)

238. **"Allahu dëshiron t'jua lehtësojë propozimet, sepse njeriu është krijuar i dobët!.."** (Kur'ani, Nisa: 28)

239. Kur'ani, A'raf: 179.







lin e kafshëve, mund të mendohet edhe se mund të ngjitet në një nivel më të lartë se engjëjt. Ndërsa rënia nën nivelin e kafshëve, me shprehjen e Kur'anit, rënia në pozitën **"belhum edall"**, është rezultat i jetesës nën sundimin e nefsit,[240] ngjitja në një nivel më të lartë se engjëjt arrihet duke sunduar mbi nefsin, duke e mbajtur nefsin nën urdhër. Dallimi maksimal midis këtyre dy pikave tregon se ç'armik i tmerrshëm është egërsira e quajtur **"nefs"**. Po të mos ishte kështu, fitorja dhe sundimi mbi nefsin nuk do të kishin për rrjedhojë konkrete dhe komplimentale **"nivelin mbiengjëllor"**.[241]

Megjithëkëtë, pavarësisht nga të gjitha këto dobësi dhe të meta, njeriu – ashtu siç e theksuam – zë vend në majë të hierarkisë së qenieve sepse, si domosdoshmëri e dëshirës volitive hyjnore, është dashur që njerëzit, për t'u vënë në provë, të kenë prirje dhe aftësi edhe për të bërë mirë, edhe për të bërë keq.

---

240. **"Unë s'e nxjerr të pafajshëm nefsin tim, sepse nefsi gjithmonë imponon të keqen; tjetër gjë se është Zoti im që më mëshiron dhe më mbron..."** (Kur'ani, Jusuf: 53)

241. Për ta kuptuar intensitetin me të cilin nefsi e shtyn personin në të keqe, po përcjellim këtu një ngjarje historike. Dy engjëj të quajtur **Harut** dhe **Marut**, të cilët përmenden në Kur'an (Bakara: 96), u zbritën në Babiloni në trajtë njeriu. Megjithëse disa dijetarë pretendojnë se rrëfimi mbi këta dy engjëj futet në besimet *supersticionale* (në origjinal: İsrailiyyat – M.H.), ne po e përcjellim këtu këtë ngjarje për mësimin që jep, pavarësisht nëse është e vërtetë apo jo.

Sipas veprës me titull **"Arâisu'l-Mecâlis"**, *"duke parë të këqijat që bënin njerëzit, engjëjt e kundërshtuan idenë e dërgimit të njerëzve në tokë me cilësinë e **"kalifit"** (përfaqësuesit të Zotit) dhe pretenduan se ata vetë s'kishin të bënin me të këqija të tilla dhe se s'kishin asnjë të metë e mangësi në bindjen ndaj Zotit. Zoti u tha:*

*"Po qe se edhe juve do t'ju bëja të dobët me anë të dëshirave subjektive e ndjesore, ashtu siç i kam bërë njerëzit, atëherë edhe ju do t'i bënit ato të këqija që bëjnë njerëzit."*

*Engjëjt iu përgjigjën: "Mos qoftë e thënë! Ne mbështetemi tek Ti nga kjo!"*

*Atëherë, për provë, nga engjëjt u zgjodhën dy engjëj të quajtur **Harut** dhe **Marut**, të cilët u dërguan në tokë në kohën e profetit **Idris** (a.s.). Gjatë ditës, ata bënin punën e orakullit, kurse gjatë natës ngjiteshin në qiell duke kënduar Emrin e Madh (të Zotit). Ndërkaq, ata u dashuruan pas femrës së quajtur **Zuhre**. Për t'iu dhënë atyre, kjo femër i kishte detyruar ata të bënin të gjitha llojet e të këqijave gjer te pirja e pijeve alkoolike dhe te krimi dhe, më në fund, duke e mësuar prej tyre Emrin e Madh, arriti të ngjitej në qiell. Haruti me Marutin e patën sjellë në tokë magjinë dhe e patën përhapur duke u vënë si kusht partnerëve të tyre që të mos e përhapnin më tej."*

Në të vërtetë, shprehja kur'anore mbi **Harutin** dhe **Marutin** nuk është paralele me këtë deklaratë. Mirëpo, nisur nga fakti që e bën të qartë të vërtetën se edhe engjëjt nuk e ruajnë dot maturinë përballë presionit intensiv të nefsit, kjo ngjarje është me të vërtetë mësimdhënëse edhe pse mund të jetë përrallore në këtë formë siç e përcollëm këtu.







Zoti ka dëshiruar në mënyrë volitive që, në ndryshim nga engjëjt që i pati krijuar të prirur dhe të aftë vetëm për të bërë mirë, edhe qenie të tilla me dy aspekte dhe, kështu, ka krijuar njerëzit dhe xhindët. Meqë janë pajisur pak a shumë, por patjetër, me shfaqje dhe pjesë nga të gjitha atributet hyjnore me përjashtim të atributeve të **"amshueshmërisë"** dhe **"krijueshmërisë"**[242] të Zotit, njerëzit përmenden si **"eshrefi mahlukat"**, domethënë, **"më të nderuarit e krijesave"[243]**. Nuk duhet harruar se këto dy atribute (amshueshmëri dhe krijueshmëri) Zoti i ka bërë të posaçme vetëm për Individualitetin e Tij të Lartë pa i dhënë pjesë prej tyre asnjë qenieje tjetër nga vanitetet (masivaullah). Ndërkaq, xhindët janë të privuar edhe nga atributi hyjnor **"trup"**[244], prandaj ndodhen në nivel më poshtë se njerëzit. Ata përbëhen - ndoshta – thjesht prej energjie dhe mund të lëvizin me shpejtësinë e dritës.[245] Meqë janë më të shumtë se njerëzit, sa herë që përmenden në Kur'an së bashku me njerëzit, vihen në fillim.[246]

Fakti që një qenie mund të zotërojë aftësi mrekullore në një specifikë çfarëdo, s'e bën të domosdoshme që ajo qenie të konsiderohet më e lartë se njeriu. Sepse disa funksione të jashtëzakonshme e mrekullore që njerëzit nuk janë të aftë për t'i kryer, ekzistojnë tek shumë kafshë, gjë që është domosdoshmëri e krijimit të tyre. Për shembull, ndërsa asnjë kimist nuk mund të nxjerrë qumësht nga bari, lopët e kryejnë këtë funksion krejtësisht lehtë. E tillë është edhe nxjerrja nga bletët e mjaltit nga poleni i luleve.[247]

242. Në origjinal, respektivisht: "beka", "hâlik". Shën. i përkthyesit.

243. Kur'ani, Isra: 73.

244. Në origjinal: vücud. Shën. i përkthyesit.

245. Komentuesi (mufessir) i shquar **Elmalılı Muhammed Hamdi Efendi**, sipas një deklarate të mbështetur në opinion personal, i ka konsideruar edhe engjëjt **"fuqi"** (kuvvet) dhe **"energji"**:

*"...engjëlli, domethënë, një fuqi që kupton dhe lëviz..."* (**Elmalılı M. Hamdi**, idem, f. 252)

246. Kur'ani, Rahman: 33; Dharijat: 56; Nas: 6.

247. Jo vetëm te kafshët, por edhe te bimët, madje edhe te jogjallesat ka sp - cifika mrekullore të tilla, që, këto cilësi, si shfaqje të fuqisë së lartë artistike të Allahut në krijim, emërtohen nga Kur'ani si **"ajete"**, domethënë, si prova dhe argumente të fuqisë së Allahut. Këtu është e pamundur edhe vetë përmendja me radhë e ajeteve të përcaktuara, prandaj duhen përsëritur fjalët e poetit **Zija Pasha** dhe duhet heshtur:

***"Subhâne men tahayyere fî sun'ihil-ukûl,***
***Subhâne men bi kudretihî ya'cüzü'l-fühûl."*** *Kuptimi i këtyre vargjeve është kështu: "I madhëruar qoftë (Allahu) që i lë të mahnitura mendjet me mrekullitë*







Megjithëkëtë, për sa i përket shumës së forcave dhe aftësive, qenia e quajtur **"njeri"** (insan), është e lartë dhe eprore aq sa të mos mund të krahasohet me asnjë qenie tjetër.

Eshtë për këtë arsye që njeriu është sunduesi dhe fituesi i botës. Të gjitha sistemet janë ofruar për të. Edhe në **"Islam"** i cili është një sistem hyjnor, synimi dhe qëllimi final është sigurimi i lumturisë dhe paqes së njeriut edhe si shpirt, edhe si trup, për më tepër, edhe në jetën e kësaj bote, edhe në jetën e botës tjetër pas ringjalljes!

Siç e kemi shpjeguar më parë, Zoti është zotërues i një përkryerjeje dhe përsosmërie të pamundur për t'u njohur ashtu siç duhet. Njëri nga atributet e Tij që shërben për ta shprehur këtë përkryerje dhe përsosmëri, është atributi **"transcendental"**[248]. Njeriu është krijuar si **zëvendës** (kalif) i Allahut me qëllim qër të qenë trashëgimtari në tokë i kësaj përkryerjeje dhe përsosmërie transcendentale. Kjo situatë cilësore është nderi më i madh që mund t'i dedikohet **njeriut**. Sepse kjo konsideratë është e Krijuesit, është vlerësimi i Tij. Eshtë një specifikë e habitshme që vlera dhe nderi që i janë dedikuar njeriut në botëkuptimin islam, janë shumëfish më të larta se nderi i dedikuar konceptit **"zot"** (hyjni, perëndi) në fetë njerëzore!

Ç'është e vërteta, brenda ideologjive njerëzore janë vënë re edhe shumë perversitete që e emërtojnë njeriun **"zot"**.[249] Dhe ka ende. Ndërkaq, vlera që i dedikohet njeriut në këto sisteme – përgjithësisht – nuk i përket konceptit njeri si njeri, por njeriut si një person konkret. Domethënë, në sistemet në fjalë nuk kemi të bëjmë me idhujtarizimin e konceptit njeri, por të personave të caktuar! Për më tepër, në këtë proces idhujtarizimi, duke e lartësuar personin e caktuar, poshtërohen, përmes idhujtarisë ndaj personit, miliona individë të të njëjtit lloj me të!

Kurse në Islam lartësohet lloji njerëzor. Eshtë i tërë njerëzimi që vlerësohet në mënyrë sublime në personin e **Ademit** (a.s.).

Për të mund ta kuptuar këtë, së pari le ta paraqesim kuptimisht deklaratën kur'anore në këtë specifikë:

---

*e krijimit; I madhëruar qoftë (Allahu) që e mpin aftësinë njohëse me mrekullinë e fuqisë së vet!"*

248. Në origjinal: "müteal". Shën. i përkthyesit.

249. Si në fenë (!) e sajuar nga Auguste Comte në fund të jetës së vet...







*"Dhe mendo se, kur Zoti yt u tha engjëjve, "do të krijoj në tokë një zëvendës", ata i thanë:*

*"A, mos vallë do të krijosh atje një krijesë që të shkaktojë intriga dhe ngatërresa dhe të derdhë gjak kur jemi ne që të lavdërojmë, të falenderojmë, të madhërojmë dhe të shenjtërojmë Ty?"*

*"Gjithsesi, unë di gjëra që nuk mund t'i dini ju!" – Ua ktheu Zoti dhe ia mësoi e ia praktikoi* ***Ademit*** *të gjitha emrat dhe, pastaj, duke ua treguar engjëjve atë botë, u tha:*

*"Ejani dhe, nëse këmbëngulni në pretendimin tuaj, m'i tregoni këto së bashku me emrat e tyre!"*

*Engjëjt i thanë: "I madhëruar qofsh, o Zot! Ç'mund të dimë ne përveç atyre që na mëson Ti? Pa dyshim, Ti je i ditur dhe i urtë!"*

*Dhe Zoti e urdhëroi* ***Ademin****: "O* ***Adem****! Tregojua ato sendet bashkë me emrat e tyre!" Dhe, pasi* ***Ademi*** *ua tregoi sendet me emrat e tyre, Ai u tha engjëjve: "A nuk ju thashë unë juve se unë i di të fshehtat e qiejve e të tokës? Atëherë, pse kundërshtoni?"*

*Pastaj u thamë engjëjve: "Bini në sexhde para* ***Ademit****!" Dhe engjëjt ranë në sexhde menjëherë, përveç Iblisit që kundërshtoi dhe u mbajt më të madh se, fundja, ai ishte ndër mohuesit!"*

*Dhe i thamë: "O* ***Adem****! Ti dhe bashkëshortja jote bëjeni banesë xhennetin dhe hani sa të doni, vetëm kësaj peme mos iu afroni që të mos bëheni të padrejtë e mizorë që e teprojnë..."*

*Atëherë, shejtani ua prishi mendjen dhe i nxori që të dy nga xhenneti ku ndodheshin. Dhe Ne u thamë:*

*"Eja, zbrisni në tokë si armiq të njëri-tjetrit dhe rroni atje gjer në një afat të caktuar (gjersa t'ju vijë vdekja)!"*

*Ndërkaq, duke mësuar disa fjalë nga Zoti i vet,* ***Ademi*** *ia shfaqi pendesën dhe iu lut t'ua falte gabimin dhe ai ua fali se ai është mëshirues dhe falës..."*[250]

Dhe tani le t'ia ofrojmë vëmendjes suaj disa pika me rëndësi që mund të dalin nga kjo deklaratë hyjnore.

1) Fakti që njeriu i cili e ka krejtësisht të pamundur për ta konceptuar siç duhet përkryerjen dhe përsosmërinë e Zotit, është shpa-

250. Kur'ani, Bakara: 30-37 (Për kuptimin dhe komentin, shih. **Elmalılı**, idem, f. 295 e në vazhd.)







llur prej Zotit **"zëvendës"** (kalif)[251] i Tij mbi tokë, është argument absolut i faktit që njeriu është qenie e nderuar. Në esencë, ngjarjet që kanë ndodhur qysh kur u krijua bota, janë prova konkrete të kësaj të vërtete. Prandaj, nuk është nevoja të thuhet më tepër mbi këtë specifikë.

2) Një fakt që konfirmon nderin e madh të dedikuar njerëzimit, është edhe urdhërimi i engjëjve për t'i bërë sexhde **Ademit** (a.s.). Më duket se s'është nevoja që ta kujtoj se kjo sexhde nuk ka përmbajtje dhe kuptim adhurimi. Në të kundërt, do të ishte **"shirk"**, herezi, ndërkaq që dihet se ndjeshmëria e Zotit në këtë specifikë është evidente dhe e konfirmuar në mënyrë përfundimtare me përjashtimin e këtij akti pervers nga përfshirshmëria e mëshirës dhe indulgjencës së Tij të gjerë.[252]

Ne, kur na pëlqen shumë dikush për mirësinë dhe butësinë e tij të shquar, themi për të **"si engjëll"**. Me fjalë të tjera, duke pranuar për disa njerëz të veçantë se u janë afruar veçorive specifike të engjëjve, i krahasojmë me engjëjt me anë të pjesëzës krahasuese **"si"**. Mirëpo Zoti i pati urdhëruar të gjithë engjëjt së bashku t'i bënin sexhde **Hz. Ademit**. Kjo tregon se, për sa i përket esencës, njeriu është më i lartë se engjëlli.

3) Vihet re se vënia në provë e njeriut ka filluar qysh me krijimin e parë të tij. Sepse Zoti e ka urdhëruar **Hz. Ademin** kështu:

**"O Adem! Ti dhe bashkëshortja jote bëjeni xhennetin banesë!.. Dhe të dy hani sa të doni nga të gjitha gjërat që dëshironi atje, vetëm tek kjo pemë mos u afroni që të mos bëheni të padrejtë e mizorë që e teprojnë!.."**[253]

Sipas opinionit tonë modest, edhe ky ndalim i cili është një kusht prove, është vënë për shkak të atij nderi të madh që i është dedikuar njeriut. Sepse Zoti ka dëshiruar që njeriu, në vend që të ndodhet në xhennet (parajsë), si vepër, kjo, e favorit hyjnor, të shkojë aty (më pas – M.H.) me meritë, për pasojë, **Ademi** (a.s.) është shtyrë në gabimin e njohur (të ngrënies nga pema e ndaluar – M.H.) dhe është përzënë në Botë.

251. Përveç kuptimeve të ajeteve që cituam, edhe në ajetin kur'anor të sures En'am, thuhet: **"Është Allahu që ju ka bërë ju zëvendës të Tij mbi tokë!"**

252. Kur'ani, Nisa: 48.

253. Kur'ani, Bakara: 35.







Ndërsa dikush i cili është bërë i pasur me anë të një trashëgimi të lënë nga i ati, nuk gëzon ndonjë farë konsiderate nga askush, nuk mund të gjendet njeri i cili të mos tregojë konsideratë për personin që ka vënë pasuri me përpjekjet e veta!.. Sipas kësaj, ndodhja në xhennet (parajsë) me meritë (me të drejtë, si një e drejtë e fituar) është, gjithsesi, më e vlefshme për të patur konsideratë për të, por edhe dëshirimi volitiv i tillë i Allahut është rezultat i vlerës dhe nderit që i ka dedikuar njeriut. Allahu e di se ç'është e drejtë!

4) Zoti ka urdhëruar:

**"...dhe ia mësoi dhe praktikoi Ademit të gjitha emrat, pastaj, duke ua treguar engjëjve atë botë, u tha:**

**"Ejani, nëse jeni të vendosur në pretendimin tuaj, m'i tregoni këto sende me emrat e tyre!.."**

**Dhe engjëjt i thanë: "I madhëruar qofsh, o Zot! Ne s'mund të dimë tjetër përveç atyre që na tregon Ti! Pa dyshim, Ti je i ditur e i urtë!.."**

**Dhe i tha: "O Adem! Tregoua atyre këto sende me emrat e tyre!" Dhe pasi Ademi ua tregoi sendet me emrat e tyre, u tha: "A s'ju thashë se unë e di të fshehtën e qiejve e të tokës? Atëherë, pse e mbanit të fshehtë dhe tani e nxirrni sheshit?"**[254]

Nga këto ajete kur'anore kuptohet qartë se gjallesat në botën tonë nuk rrjedhin nga një qenie njëqelizore dhe nuk kanë ardhur në gjendjen e sotme, duke u nisur nga ajo qenie njëqelizore, përmes evolucionit dhe seleksionit natyror.

Kjo pikëpamje e cila ka marrë popullaritet me filozofin çifut **Darvin**, është e shtrembër dhe, për më tepër, mjaft e vjetër. Qysh në krye të herës, disa filozofë kanë pretenduar se çdo gjë në këtë botë ekziston vetvetiu si pasojë e shkaqeve përkatëse të natyrshme. Teoria e evolucionit, duke pretenduar se çdo gjë në natyrë ka filluar nga gjendja më e thjeshtë dhe primitive dhe ka arritur përkryerjen përmes një zhvillimi gradual, pastaj është degraduar dhe veteleminuar në përputhje me të njëjtin ligj gradualiteti, e ka mbështetur dhe përforcuar pikëpamjen e vjetër në fjalë.

254. Kur'ani, Bakara: 31-33.







Dijetari francez **Lamark**, me veprën e tij **"Filozofia e Shkencës Jetësore"**[255] të botuar më 1809, teorinë e evolucionit e parashtroi në temën e transformimit të llojeve[256] të kafshëve dhe, më vonë, Darvini e përgjithësoi këtë pikëpamje me veprën e tij **"Origjina e Llojeve"** (1859). Kurse filozofi anglez **Herbert Spencer**, me vepra që i botoi nga viti 1862, gjer në vitin 1905, e përgjithësoi teorinë e **"Transformimit Natyror"** në të gjitha qeniet në gjithësi.

Kjo teori e cila sot, në Botën Perëndimore, është hedhur krejtësisht në koshin e plehrave, në vendin tonë mbahet me forcë dhe me entuziazëm në rendin e ditës nga disa gjysmintelektualë **"kundërshtarë të fesë"** sikur të ishte diçka bashkëkohore dhe shumë e saktë.[257] Në të vërtetë, kjo teori e popullarizuar si e posaçme vetëm për Darvinin për shkak të një pretendimi të çuditshëm, si shfaqja e njeriut si rrjedhojë e metamorfozës së majmunit,[258] nuk ka asnjë aspekt pozitiv.

---

255. Titulli origjinal i veprës është "Philosophie Zoologique" (Filozofia Zoool - gjike ose, e perifrazuar, Filozofia e Botës Shtazore). Shën. i përkthyesit.

256. Duke mbrojtur evolucionin e llojeve nga organizma më e thjeshtë te më e komplikuara, Lamarku (Lamarck, 1744-1829) pranon se lloji nuk zotëron fuqi të vetvetishme zhvillimi, përkundrazi, zhvillimi evolucionar në fjalë realizohet me anë të një fuqie dhe orientimi hyjnor. Prandaj, megjithëkëtë, Lamarku nuk ishte fideist, por një shkencëtar idealist dhe metafizicist. Kurse themeluesi i paleontologjisë, mendimtari francez Zhorzh Kuvie (Georges Cuvier, 1769-1832), pati hedhur poshtë evolucionizmin dhe pati mbrojtur kreaticionizmin (hyjnor). Në gjetjet paleontologjike, Kuvie nuk pati parë shenja evolucioni, përkundrazi, gjetjet në fjalë si dhe rezultatet shkencore e patën shtyrë në metafizikë dhe Kuvie është bërë përfaqësuesi më i madh i mendësisë metafizike në fushën e shkencës. Siç mund të kuptohet, Kuvie është më pranë botëkuptimit islam, vetëm se as ai, as Lamarku s'kanë ditur gjë për botëkuptimin islam! Shën. i përkthyesit.

257. Nëse për këto duhet dhënë vetëm një shembull, le të kujtojmë këto fjalë të **Prof. Dr. Celâl Şengör**-it në fushatën kundërvënëse dhe kritizere të filluar me të qara e të bërtitura nga përkrahësit e **"laicizmit religjioz"** për shkak të heqjes së ndalimit ligjor të **"shamisë së kokës"**:

***"Nxënësja do të na e deklarojë me forcë fenë para syve…***

***Prof. Dr. Celâl Şengör*** *tha se, po të lihet e lirë mbulesa e femrës, pedagogët e universiteteve do të reagojnë kundër kësaj.* ***Şengör*** *tha kështu: "Nxënësve që na vijnë para, u mësojmë gjëra që nuk i shkruajnë dot as librat fetare, dhe kërkojmë prej tyre t'i mësojnë. U mësojmë se përmbytja e* ***Nuhut*** *nuk ka ndodhur, se njerëzit nuk kanë rrjedhur nga* ***Ademi dhe Havaja****. Dhe këto ua mësojmë jo thjesht që t'i shënojnë e t'i dinë, por që t'i reflektojnë në jetë. Por tani gjendja s'do të mbetet vetëm me kaq. Nxënësja që vë shami koke, do të na vijë para duke e deklaruar me forcë fenë e saj!"*

258. Mirëpo nuk janë njerëzit që kanë rrjedhur nga majmunët, por majmunët janë njerëz të dënuar. Përmbajtja e ajetit kur'anor që e deklaron këtë specifikë, është kështu:







Së pari, të gjitha gjetjet e shkencëtarëve të shkencave të natyrës, të cilët bëjnë kërkime dhe studime mbi fosilet, i kanë përgënjeshtruar mëtonjësit e kësaj teorie. Është provuar se rrëfenjat mbi **"njeriun-majmun"** nuk mbështeten në asnjë provë shkencore. Sepse nga 30.000 gene të njeriut, vetëm 97 (3 për mijë) kanë gjetur përgjegjësen e tyre tek majmuni! Fillimi rastësisht i jetës (gjëllesës) nga bashkimi i qelizave jo të gjalla[259] është thjesht një fantazi bajate!

Si fjalë të fundit, mund të themi se filozofët që i besojnë teorisë së evolucionit, tregojnë konsideratë vetëm për organet e shqisave dhe përvojës. Mirëpo besimtarët të cilët arrijnë tek ekzistenca e një krijuesi në Univers, i cili, për sa i përket përkryerjes dhe përsosmërisë, e kapërcen mendjen dhe e lë atë të mahnitur, argumentimin racional nuk e kufizojnë vetëm me të dhënat e organeve të shqisave dhe përvojën. Sepse mendojnë se janë të ngarkuar me përgjegjësinë për t'i rrokur dhe konceptuar veprat e fuqisë hyjnore dhe, të vetëdijshëm për të vërtetën e pamundësisë për ta njohur me kompetencë esencën e së vërtetës, e pranojnë dhe e ndjekin udhëzueshmërinë e dijes së përcjellë (nakl), domethënë, e revelacionit hyjnor.

Eruditi i madh **Ismail Fenni Efendi**, pasi e analizon gjerë e gjatë dhe e hedh poshtë këtë teori, thotë kështu:

*"Le të mos harrojmë se, në kohën tonë, një person si **Gustave le Bon**, i cili konsiderohet si një nga dijetarët më të shquar të shkencave të natyrës, ka thënë se "teoritë e pranuara mbi burimin e jetës dhe llojeve nuk zotërojnë konsideratë tjetër përveç kompetencës dhe konsideratës së mjeshtrave pretendentë të tyre". Në këto kushte, ne nuk kemi asnjë detyrim për ta parë veten si një lloj prejardhësi bastard të majmunit! Sipas mendimit tonë modest, njeriu duhet ta dijë se është një krijesë e zgjedhur shumë mbi shtazët e tjera, e veçantë dhe zotëruese mbi krijesat mbi tokë, madje, mbi forcat e natyrës dhe, duke e vlerësuar nderin dhe lartësinë e gradës*

---

**"Atëherë kur ata u zemëruan për gjërat që u ndaloheshin, filluan të kundërshtojnë, Ne u thamë: "Bëhuni majmunë, qeratenj!" Dhe atë kohë, Zoti yt bëri të ditur se, gjer në ditën e kiametit, do të dërgonte kundër tyre njerëz që do të ushtronin mbi ta mundimet më të rënda. Zoti yt është shumë i shpejtë në dhënien e dënimit, por edhe shumë indulgjent, shumë mëshirues!"** (Kur'ani, A'raf: 166-167)

259. Qelizat janë bimore dhe shtazore dhe qeliza është qelizë për sa kohë është e gjallë. Vdekja e qelizës pasohet nga shpërbërja e saj kimiko-fizike në elementë dhe substanca dhe pushon së qeni qelizë. Por autori e ka fjalën për makromolekulat proteinike që mendohet se përbëjnë zanafillën e qelizës së gjallë. Shën. i përkthyesit.







*që përmban, duke bërë përpjekje për të fituar virtytet dhe lartësinë sublime të denja për këtë gradë, duhet të shmanget nga preokupimi për të siguruar interesat përkatëse thjesht të trupit fizik të tij si kafshët katërkëmbëshe. Për sa kohë që nuk do ta kujtojë, nuk do ta përmendë dhe nuk do ta mendojë këtë nder dhe privilegj, është krejt e natyrshme se do të jetojë si kafshët katërkëmbëshe në kullotë të lirë, se kurvërimin më të turpshëm dhe punë të tjera të këtij lloji do t'i konsiderojë si krejt të natyrshme dhe, më në fund, duke u kapur nga ideja se forca jep të drejtën dhe kompetencën për të bërë çdo gjë, aktet më të dhunshme dhe më të dhimbshme do t'i shohë si pretekste lavdërimi."*

*"...është pikërisht ky mendim i mbrapshtë që bën të harrohen njeriu, detyrat dhe përgjegjësia e tij dhe që e rrëzon atë në një shkallë më të ulët se kafshët grabitqare. Siç u shpjegua më lart, kuptohet qartazi nga deklaratat eventuale të disa dijetarëve të ndërgjegjshëm, se ndalimi në disa shtete të Sh.B.A. e mësimit në shkolla të teorisë së evolucionit mbështetet në synimin që, duke u edukuar nxënësi në përputhje me parimin e miqësisë dhe vëllazërisë së urdhëruar nga Ungjilli, të shpëtohet ai nga rezultatet e kësaj ideje të sëmurë."*[260]

*"Megjithëse e dimë se individualiteti i Zotit qëndron mbi aftësinë njohëse të mendjeve, ne arrijmë në deduksione argumentuese mbi qenien dhe ekzistencën e Tij me rrugën e kalimit nga vepra te autori, pra, duke e vështruar veprën, pastaj duke medituar mbi hollësitë e veprës dhe, si përfundim duke e gjetur krijuesin. Fundja, ajo që e dallon njeriun nga kafshët është pikërisht kjo aftësi argumentuese e deduktuese. Krahas përpjekjes për t'i shpjeguar ngjarjet natyrore me shkaqet dhe pasojat e tyre, besojmë se Zoti është shkaku i atyre shkaqeve dhe nuk kemi dyshim se bindja jonë mbi këtë specifikë mbështetet në argumente kategorike."*[261]

Sipas opinionit tonë modest, përkryeshmëria e **Ademit** (a.s.) mbështetet mbi dy shkaqe:

a) Është bartës i **Dritës Muhammediane**, nënës së krijesave;

260. **İsmail Fenni Ertuğrul**, idem, f. 97-98.
261. **İsmail Fenni Ertuğrul**, idem.







b) Zoti i ka fryrë një frymë nga shpirti i vet.[262]

Nderi dhe konsiderata e lartë që i janë dedikuar njeriut për këto dy shkaqe, shfaqet në disa forma në konkluzionet dhe urdhrat fetare që po i parashtrojmë këtu shkurt dhe në mënyrë të përmbledhur në këtë mënyrë:

1) Allahu i ka dedikuar njeriut një vlerë dhe nder në atë masë që s'e ka lejuar që besimtari, sado mundësi dhe pushtet që të ketë, të mos lejohet t'ia imponojë me forcë besimin një mosbesimtari i cili e mohon Atë.[263]

2) Përmendjen dhe shpalljen e mëkatshmërisë së edhe individit më mëkatar, duke e emërtuar **"gijbet"** (përfolje pas shpine), e ka konsideruar ndër mëkatet e mëdha.[264]

---

262. **"Dhe i fryva atij nga shpirti im."** (Kur'ani, Hixhr: 29)

Kjo frymë hyjnore quhet **"shpirti mbretëror"**, me të cilin veprojnë të gjitha aftësitë (fuqitë, kapacitetet) njerëzore. Kur njeriu bie në gjumë, shpirti mbretëror e braktis trupin, prandaj tek njeriu në gjumë, aftësitë ndodhen në gjendje pasive dhe rikthehen në gjendje aktive sapo njeriu zgjohet. Tek njeriu ndodhet edhe një **"shpirt shtazor"** që i jep mundësi veprimtarisë së organeve dhe gjymtyrëve. Shpirti shtazor ndodhet pa ndërprerje së bashku me trupin dhe nuk e braktis kurrë atë gjer në çastin e vdekjes.

Kur fetusi në mitrën amësore mbush njëqind e njëzet ditë, nga bota e shpirtrave dërgohet një shpirt nën shoqërimin e një engjëlli dhe shpirti infiltrohet si një lloj radiacioni në trup. Në atë çast, gruaja shtatzënë ndjen një drithmë dhe tronditje.

Sipas bindjes hebraike, infiltrimi i shpirtit në trup ndodh në çastin e lindjes, kurse sipas bindjes krishtere, në çastin e fekondimit të vezës, kur ajo është një zigotë. Prandaj, sipas hebrenjve, aborti konsiderohet i lejueshëm, kurse sipas krishterëve konsiderohet kategorikisht i palejueshëm dhe krim.

Gjatë infiltrimit të shpirtit në fetus, engjëlli shoqërues shënon në ballin e fetusit cilësitë si domosdoshmëri të paravlerësimit dhe vendimit hyjnor (kaderit) për të, si rizkun (pjesën e të mirave që kanë për t'i takuar), jetëgjatësinë dhe çastin e vdekjes, të ardhmen e karakterit të tij si fisnik apo lumpen. Këtë shënim, populli e quan **"e shkruara e ballit"**.

263. **"Nuk ka detyrim në fe."** (Kur'ani, Bakara: 256)

Nuk ka dyshim se ky detyrim ka të bëjë më hyrjen a moshyrjen në Islam. Muslimani i cili pasi të jetë bërë musliman me vullnetin e vet të lirë, nuk ka të drejtë për të jetuar si mohues (qafir). Në të drejtën islame (fikh) ekziston kapitulli i përgjegjësive penale, i emërtuar **"ukubat"** ku parashihen ndëshkimet penale për veprat e muslimanëve të cilat shkelin rregullat islame.

264. **"O ju që keni besuar! Shmanguni nga shumë pandehma e sup - zime, sepse disa nga pandehmat janë me përgjegjësi! As mos konkretizoni dhe as mos e përfolni njëri-tjetrin pas shpine! A mos dëshiron ndokush nga ju të hajë mishin e vëllait të vdekur? Domethënë, ndjetë neveri? Prandaj, kini frikë Allahun, sepse Allahu është indulgjent dhe mëshirues!"** (Kur'ani, Huxhurat: 12)







3) Eshtë ndaluar tallja me një person të caktuar duke e imituar atë.[265]

4) Në marrëdhëniet ndërnjerëzore është urdhëruar me forcë trajtimi me drejtësi dhe është ndaluar, gjithashtu, me forcë, çdo lloj trajtim i keq, padrejtësi dhe dhunë.[266]

5) Duke i orientuar të gjithë besimtarët kah ekzistenca materiale e shpirtërore e Qabes së Madhërishme, është urdhëruar që, gjatë bërjes së lutjes në fund të namazit, kryerja e të cilit është bërë detyrë, imami të qëndrojë me shpinë nga Qabja dhe me fytyrë nga muslimanët.

6) E drejta e personit është vënë mbi të drejtën e Allahut dhe është përjashtuar nga amnistia.[267]

7) Me hadithin profetik "*kush njeh nefsin (vetveten), njeh Zotin e vet*", në rrugën nga shkohet për të arritur në qenien dhe ekzistencën absolute të Zotit, edhe domosdoshmëria e përkuljes më parë ndaj qenies dhe ekzistencës individuale, ka dalë në evidencë si shkak i vlerës së lartë të njeriut, sepse, duke mos thënë "*kush njeh universin, njeh vetveten*", kjo deklaratë ka dalë në evidencë për njeriun i cili është esenca e universit.

8) Vetëvrasja është bërë haram (jolegjitime, e palejuar e pabekuar, e ndaluar) me forcë.

Eshtë si rezultat i pajisjes me nderime dhe cilësi të tilla të zgjedhura që, ndërsa shejtani (djalli), me rastin e rënies së Ademit (a.s.) në gabimin e njohur, ia ngarkoi Zotit gabimin e vet duke thënë, **"betohem në atë që ti më ke shtyrë për t'u mbajtur më të madh"**[268], Ademi (a.s.) ia ngarkoi gabimin dhe të metën e vet vetvetes, duke thënë:

---

265. Kur'ani, Humeze: 1.

266. Kjo situatë do të shpjegohet hollësisht më tej me rastin e temës **"Parimi i Drejtësisë"**.

267. Kur'ani, Nisa: 168.

268. Dhe tha: **"Zoti ynë! Betohem në atë që ti më ke bërë që të mb -hem më të madh, se unë do t'ua stolis mëkatet atyre dhe do t'i bëj të gjithë të mbahen më të madh e të dalin nga rruga e drejtë, me përjashtim të atyre që u jepet sinqeriteti dhe principialiteti!"** (Kur'ani, Hixhr: 39-40)







**"Zoti ynë! Ne i bëmë padrejtësi vetes sonë, pra, nëse nuk na fal e nuk na mëshiron, s'ka dyshim se do të biem në disfatë..."**[269]

Atëherë, edhe Zoti

**"Urdhëroi: "Zbrisni si armiq të njëri-tjetrit për të bërë vendbanim në tokë gjer në një kohë të caktuar dhe për të marrë pjesë nga të mirat e atjeshme..."**

**"Dhe urdhëroi: "Atje do të jetoni, atje do të vdisni dhe prej atje do të nxirreni!.."**[270]

9) Një tregues tjetër i nderit dhe rëndësisë së dedikuar njeriut është fakti që çdo individi i janë caktuar dy engjëj (kiramen katibin) që t'ia mbajnë shënim mëkatet dhe mirësitë(sevapet). Përveç këtyre dy engjëjve të cilët qëndrojnë krahas njeriut gjatë gjithë jetës së tij, në shërbim të njeriut janë edhe engjëjt mbrojtës.

10) Në vështrimin e Islamit, njeriu është aq i çmuar, saqë Kur'ani deklaron se *"ai i cili vret një njeri pa të drejtë, është sikur të ketë vrarë tërë njerëzimin dhe ai i cili shpëton një jetë, është sikur ka shpëtuar tërë njerëzimin"*.[271]

### b) Çështja e skllavërisë dhe konkubinisë[272]

Mund të na vijë ndërmend se si ndodh që, në botëkuptimin islam, i cili i dedikon njeriut një nder të madh të kësaj grade, të ketë vend për **"skllavëri"** për meshkujt dhe **"konkubiní"** për femrat. Megjithëse përgjigjja e kësaj çështjeje shumë të rëndësishme do të jepet më tej me rastin e trajtimit të **"Parimit të Lirisë"** krahas trajtimit edhe të shumë çështjeve të tjera, dëshirojmë të bëjmë një sqarim të shkurtër edhe këtu.

---

269. Kur'ani, A'raf: 23.
270. Kur'ani, A'raf: 24-25.
271. Kur'ani, Maide: 32.
272. Në tekstin origjinal, këtu, është përdorur fjala "câriye" (xharije) që ka për ekuivalent në gjuhët perëndimore fjalën "concubine". Ndërkaq, nga shpjegimet e autorit do të kuptohet se në ç'gradë i përgjigjet kjo fjalë fjalës "câriye", sepse koncepti dhe e vërteta "câriye" është bërë vazhdimisht çështje debati. Shën. i përkthyesit.







Nuk duhet harruar se çështja e skllavërisë dhe konkubinisë ka lindur nga e drejta juridike e luftës. Sipas shprehjes hyjnore **"... zbrisni në tokë si armiq të njëri-tjetrit..."** në ajetin kur'anor në lidhje me zbritjen në tokë të **Ademit** (a.s.), kuptohet se konflikti ndërnjerëzor në tokë s'ka për të pushuar kurrë. Në fakt, kjo e vërtetë është e konfirmuar edhe me dëshminë e historisë. Dhënia e një statusi të denjë për njeriun femrave dhe meshkujve të zënë rob në luftë, është një domosdoshmëri logjike dhe ndërgjegjësore që lind nga vetë entiteti i njeriut si qenie e nderuar dhe dinjitoze. Këtë ka bërë Islami!

Veçanërisht, duhet thënë edhe kjo, që, kur njerëzimit iu ofrua botëkuptimi islam, skllavëria dhe konkubinia ishin një institucion i stabilizuar si dhe i vjetër sa vetë historia njerëzore. Akuza më e rëndë (!) që mund t'i bëhet Islamit në lidhje me këtë çështje, është se Islami e pranoi dhe e ruajti këtë emërtim, gjë që s'ka asnjë vlerë, asnjë rëndësi! Siç e thamë edhe më sipër, sipas asaj që konflikti dhe lufta ndërnjerëzore janë për njerëzimin fatalisht të pashmangshme gjer në shkatërrimin e kësaj bote, gjithmonë do të ketë njerëz që e kanë humbur lirinë, për pasojë gjithmonë do të ekzistojë domosdoshmëria e një statusi juridik për ta. Është për këtë arsye që Islami pranon vetëm skllavërinë (robërinë) si pasojë e luftës, kurse format e tjera të skllavërimit i ka abroguar.

Islami e pati gjetur këtë institucion në prehër dhe pati ndjekur rrugën e heqjes graduale të skllavërisë duke e ndryshuar statusin e tij juridik. Për ta kuptuar rëndësinë e kësaj, është e nevojshme dhe e domosdoshme ta sjellim ndërmend për një çast gjendjen e atëditshme të shoqërisë mes së cilës pati lindur dhe qe rritur Profeti (s.a.s.).

*"Në kohët para se **Hz. Muhammedi** të dërgohej me detyrën profetike, kombi arab, me përjashtim të disa fiseve jesuite dhe mosaike[273], përgjithësisht ishte idhujtar vulgar dhe qysh prej kohësh që s'mbaheshin mend, ndodhej i lidhur pas zakonesh e dokesh të egra apo barbare, ku binin në sy flijimi i një lloj njeriu për një lloj njeriu tjetër; groposja përsëgjalli e vajzës së mitur nga i ati me frikën e ardhjes së një dite kur vajza do t'ia merrte nderin nëpër këmbë; robërimi i grave dhe vajzave; marrja njëkohësisht e shumë grave*

273. Në origjinal: isevî ve mûsevî. Edhe ne, në përputhje me parapëlqimin e autorit për t'u shprehur në këtë mënyrë, përkthyem në mënyrë identike, "jesuite dhe mosaike". Shën. i përkthyesit.







*në të njëjtën kohë pa u penguar nga asnjë lloj kufizimi, pra, me pak fjalë, poligamia e pakufizuar; akoma më keq, lejimi i vajtjes së një gruaje tek shumë burra ose, e shprehur ndryshe, e "martesës" së një gruaje me më shumë se një burrë; etj. Gjithashtu, në ato kohë, ishin normale etja e pafund për hakmarrje; ambicja dhe përfundimet e saj ekstreme e të frikshme; trajtimi i kujtdo si i ngarkuar me detyrë dhe përgjegjësi në respektimin e metodës së ndëshkimit identik (kisas) me fajin të femrave të vëna në fushën e luftës nën tortura të papara e të padëgjuara; grabitja dhe rrëmbimi; zëvendësimi i drejtësisë dhe ligjit me forcën dhe dredhinë kudo ku kishte sukses në grabitje dhe rrëmbim dhe, për pasojë, grabitja dhe rrëmbimi konsideroheshin legalë; flijimi i njerëzve në avllinë e Qabes që ishte tempulli i vendit. Ja, në një gjendje të tillë tragjike ndodhej Gadishulli i Arabisë para Hz. Muhammedit!"*[274]

---

274. "***Lufta dhe grabitja***: *Burim jetese për arabët ishin lufta dhe grabitja, sepse Gadishulli Arabik ishte një shkretëtirë që nuk i prodhonte dot ushqimet e domosdoshme për ta mbajtur gjallë popullsinë e saj, si dhe popullsia ishte injorante. Ushqimi i arabëve përqëndrohej në tufat e dhenve, dhive dhe deveve, por, ngaqë edhe këto gjallesa të kufizuara nuk gjendeshin, lufta dhe grabitja ishin bërë mjetet kryesore të jetesës, ndërkaq që, nga një anë tjetër, injoranca dhe imoraliteti e kishin ngulur me rrënjë në gjakun e arabëve lakminë për plaçkë lufte.*

*Ndër arabët, edhe ndjekja e gjakmarrjeve qe bërë një zakon i rregullt. Po qe se vritej dikush, familja apo fisi i të vrarit merrnin shpagim nga vrasësi gjithashtu duke vrarë. Nëse familja e të vrarit nuk e shtinte dot në dorë dhe nuk e vriste menjëherë vrasësin, nuk hiqte dorë nga vendosmëria për gjakmarrje. Ajo vriste një person tjetër nga familja e vrasësit, prandaj, konflikti mes familjeve dhe gjakderdhja nuk kishin fund.*

***Robërit e luftës***: *Arabët i lidhnin robërit e luftës me një litar për qafe, i hiqnin zvarrë, pastaj i vrisnin. Edhe gratë dhe fëmijët e robërve ose torturoheshin dhe gjymtoheshin, ose vriteshin. (Mecmâ-i Emsâl-i Germânî, İran Tab'ı, f. 343; İslâm Tarihi, I, 513)*

***Sulm i befasishëm dhe vrasje në gjumë***: *Arabët organizonin sulme të befasishme natën për ta zënë armikun në gjumë dhe pastaj vrisnin kë të kapnin. Këto lloj sulmesh konsideroheshin veprime me shumë rëndësi dhe ata që tregonin aftësi në këto veprime, fitonin popullaritet.*

***Djegia e njerëzve përsëgjalli***: *Njerëzit digjeshin përsëgjalli. Kur vëllai i Amr bin Hindit nga parësia arabe, u vra nga fisi Beni Temim, Amri u betua se për çdo person të vrarë të anës së vet, do të kalonte në shpatë njëqind vetë. Mirëpo, pas fisi Beni Temim arriti të ikte dhe prej tyre ra në dorë të Amrit vetëm një grua, gruaja u dogj e gjallë. Ndërkaq, Amri vuri re një person i cili vërtitej rreth vendit ku po bëhej ekzekutimi dhe pyeti se kush ishte ai njeri dhe ç'kërkonte. Personi i tha: "Kam disa ditë pa ngrënë. Kur pashë tymin që ngrihej këtu, erdha me shpresën për të gjetur diçka për të ngrënë!" Amri urdhëroi që edhe ai burri të digjej dhe atë e hodhën në zjarr dhe e dogjën përsëgjalli. (İslâm Tarihi, I, f. 507 dhe pjesa e sipërme)*

***Fëmijët viheshin si shenjë në gjuajtjet me shigjeta***: *Fëmijët bëheshin shenjë për gjuajtjet me shigjeta. Gjatë një beteje mes dy fiseve, njëri fis pati lënë fëmijët e vet peng. Fisi që i mbante peng, i çoi fëmijët në një luginë, i radhiti si objekte*







Islami jo vetëm e korrigjoi këtë gjendje tragjike dhe pastaj e ngriti në një nivel ideal, por edhe statusin e skllevërve dhe konkubineve e solli në nivel të barabartë me të zotërinjve të tyre dhe kjo shkoi gjer atje, saqë zotërimi i skllevërve dhe konkubineve pushoi së qeni dhunti dhe u kthye në barrë dhe përgjegjësi.

Fakti që skllavëria dhe konkubinia nuk u abroguan në mënyrë zyrtare, të menjëhershme dhe kategorike, por u eliminuan gradualisht dhe praktikisht, pati një sërë shkaqesh të cilat mund t'i radhisim kështu:

---

*nishani dhe pastaj mbi ta u zhvilluan qitje me shigjeta. Fëmijët që nuk u qëlluan dhe nuk u vranë dot atë ditë, u nxorën prapë të nesërmen, u vunë në shenjë dhe mbi ta u gjuajt gjersa u vranë. Ndërkaq, njerëz të tjerë e ndiqnin këtë krim si spektatorë që ndjekin një shfaqje!*

***Torturimi para ekzekutimit**: Arabët, kur do ta vrisnin një njeri, më parë ia prisnin duart dhe këmbët dhe pastaj e linin ashtu gjersa të vdiste. Në këto kushte ka ndodhur që persona të arrestuar e të lidhur kanë bërë vetëvrasje për të mos iu nënshtruar një torture dhe ekzekutimi të tillë.*

***Marrja e shpagimit edhe nga kufomat e të vrarëve**: Të vdekurve u priteshin duart, këmbët, veshët dhe hundët, si dhe u nxirreshin sytë. Në përfundim të betejës së Uhudit, Ebu Sufjani pati thënë: “Sot morëm shpagim për Bedrin. Ushtarët e mi ua prenë hundët dhe veshët të vrarëve (muslimanë)!” Këtë punë e patën bërë gratë. Në këtë mënyrë i përdhunuan gratë kurejshe të vrarët muslimanë në Uhud me qëllim për të marrë shpagim për të afërmit e tyre të vrarë në Bedr. Madje, e ëma e Muavijes, Hindi, pati thurur një varg me veshë dhe hundë të të vrarëve muslimanë dhe e pati varur në qafë! Gjithashtu, pati qenë ajo grua e cila ia pati hapur barkun Hz. Hamzait, ia pati nxjerrë mëlçinë dhe pati dashur t'ia hante të gjallë, por nuk pati mundur ta gëlltiste.*

***Enë vere nga kafka e të vrarëve**: Kur arabët i zinin armiqtë, betoheshin se do të pinin verë me kafkën e tyre. Vepra “Tabakat-ı İbn-i Esad” përmend shembuj të kësaj.*

***Copëtimi i mitrave**: Arabët ua çanin barkun grave me barrë dhe ua copëtonin mitrat dhe krenoheshin me këtë. Një nga trimat e çartur arabë, prijësi i fisit Hevazin, Amr bin Tufejl, tregon se një herë, gjatë një fushate ushtarake, ua kishte çarë barkun grave dhe ua kishte copëtuar mitrat. Në periudhën pagane paraislamike të injorancës, gratë quheshin mall i burrit, kalonin si mall i zakonshëm nga një burrë tek tjetri, madje, ofroheshin në vend të parave në lojërat e kumarit. Vajza i jepej djalit si trashëgim nga njerkët krahas mallrave të tjerë. Për më tepër, lejohej martesa e vëllezërve me motrat për nënë e babë (incesti). Kumari, pija dhe kurvërimi qenë përhapur shumë. Për ta pranuar Islamin, popullsia e Taifit pati kërkuar si kusht që të përjashtoheshin nga ndalimi i kurvërimit.*

***Paturpësia** pati arritur gjer në atë gradë, saqë një poet si **Kajsi**, madje, i cili konsiderohej parësi, nuk qe drojtur ta përshkruante poetikisht marrëdhënien e tij jolegjitime me vajzën e të ungjit dhe kasideja e tij ku bëhej përshkrimi në fjalë, qe varur në muret e Qabes!”* (Shih. **Prof. Dr. A. Reşid Turnagil**, İslamiyet ve Milletler Hukuku, İstanbul, 1993, f. 46 e në vazhd.)







1) Në kohën e Profetit, edhe në botën lindore, edhe në botën perëndimore, vrasja e robërve të luftës ishte diçka parimore dhe esenciale, e shprehur ndryshe, ishte rregull. Përjashtoheshin nga ekzekutimi vetëm djemtë e fuqishëm dhe vajzat e bukura me qëllim për t'u shitur me para. Islami e ndaloi vrasjen e robërve të luftës, për më tepër, edhe trajtimin e tyre të keq. Shkaku i parë i ruajtjes qoftë edhe formalisht të skllavërisë ishte një masë me efekt përballë vrasjes së tyre.

2) Mundësia që dha Islami me të njëjtin qëllim që robërit e luftës të jepnin shpërblim çlirimi në të holla, e bëri të detyrueshëm çlirimin e robërve. Edhe kjo qe menduar si masë nxitjeje dhe inkurajimi përballë ekzekutimeve.

3) Abrogimi i njëanshëm i skllavërisë në një kohë kur bota s'ishte globalizuar si sot dhe marrëveshjet ndërkombëtare nuk njiheshin, lindte përfundime në dëm të muslimanëve meqë ana tjetër do të vazhdonte ta mbante gjallë dhe në veprim skllavërinë.

Për të gjitha këto arsye, duke i përmirësuar kushtet e skllavërisë dhe duke i shtuar shkaqet e çlirimit të robërve dhe skllevërve, Islami zgjodhi rrugën e një abrogimi dhe eliminimi gradual të skllavërisë.

Për shembull, çlirimi i skllevërve qe ofruar si mundësi për të shlyer mëkate të ndryshme dhe për të shpëtuar prej tyre. Kjo rrugë qe ofruar sa herë që krijohej rasti i domosdoshëm për t'i kthyer ata që kishin humbur lirinë, në statusin e tyre të mëparshëm. Për shembull, është një ngjarje shumë e njohur se nga robërit e mësuar politeistë të zënë në luftën e Bedrit, qe kërkuar si kusht çlirimi, t'u mësonin shkrim e këndim dhjetë fëmijëve muslimanë. Nga ana tjetër, skllevërit që zgjidhnin Islamin, fitonin një status juridik të barabartë me muslimanët për sa u përket të drejtave, gjë që pati përbërë shkakun e urrejtjes dhe kundërvënies kryeneçe ndaj ftesës islame prej parësisë mekase.[275] Specifika të tilla, si veshmbathja e skllavit

275. Mbreti i Gassanitëve, **Xhebele**, pasi e pranoi Islamin, shkoi te **kalifi Omer**. Në këtë mes, me të ish përplasur pa dashje, për mungesë vëmendjeje, një arab, të cilin ai, pastaj, e kishte rrahur. **Kalifi Omer** ndërhyri dhe i kërkoi mbretit gassanit t'i lutej arabit t'ia falte fajin, në mos po t'i nënshtrohej dënimit për përdorimin e forcës padrejtësisht dhe të pranonte ndëshkimin sipas parimit të identitetit me fajin, domethënë, të pranonte të rrihej siç e kishte rrahur ai vetë arabin! **Xhebele** i tha kalifit Omer:

"Unë jam mbret, kurse ai arabi është njeri i popullit!"

Kurse **kalifi Omer** i tha:

"Nga kjo s'del gjë, sepse që të dy jeni muslimanë!"







njëlloj me zotërinë, ushqyerja e skllavit njëlloj me zotërinë, e drejta e skllavit për të zotëruar pronë private dhe për t'u martuar e patën eliminuar praktikisht skllavërinë.[276]

Dhe si mund të ndodhte ndryshe? Kur'ani i Shenjtë nuk pranon si shkak epërsie midis njerëzve tjetër shkak ose veçori përveç **"takvasë"**, domethënë, besimit dhe epërsisë morale!

Me të vërtetë, Zoti urdhëron:

**"O njerëz! Ne ju krijuam juve prej një mashkulli e një femre dhe ju ndamë në raca e kombe që të njiheni! Dhe dijeni se më i nderuari prej jush para Allahut është më i devotshmi! Allahu është i ditur dhe i informuar për gjithçka!"**[277]

Ndërsa me këtë është ndaluar me forcë pretendimi për epërsi të mbështetur në kombësi dhe fis, domethënë, në racë, a ka mundësi të zbatohet robëria apo skllavëria e lindur? Kurse lënia e fjalëve **"skllav"** dhe **"konkubinë" (skllavinjë)** nuk mund të shpjegohet me tjetër gjë veçse me nevojën për të rregulluar statusin juridik të personave që mund të bien robër në luftërat eventuale. Në këtë mes, vendimi për t'i strehuar në një shtëpi si shërbëtore dhe konku-

---

Atëherë, Xhebele iku te perandori bizantin. Kalifi urdhëroi që ngjarja t'i bëhej e ditur tërë ushtrisë, sepse as në qytet, as në fushimin ushtarak, askush nuk mund të mbetej indiferent ndaj punëve publike.

Kjo ngjarje tregohet më hollësisht kështu:

**Xhebele bin el-Ejhem** ishte nga parësia siriane që kishte pushtet të madh në Siri. Ai e pranoi Islamin dhe shkoi në Mekë. Gjatë tavafit, një burrë i shkeli këmbën pa dashje**. Xhebele** e qëlloi me pëllëmbë burrin, edhe burri iu përgjigj duke e qëlluar me pëllëmbë. I zemëruar shumë, **Xhebele** ia paraqiti ankesën **kalifit Omer**. Pasi e dëgjoi, **kalifi Omer** i dha këtë përgjigje:

"Ç'të keni mbjellur, atë keni korrur!"

**Xhebele** mbeti i habitur nga përgjigjja. Ai i tha kalifit se, për shkak të pozitës së lartë që kishte, personi që ia kishte shkelur këmbën dhe pastaj e kishte qëlluar, duhej dënuar me vdekje! Pastaj ai mori këtë përgjigje nga kalifi:

"Kështu ndodhte në kohën e injorancës, por Islami e eliminoi dallimin mes njerëzve!"

**Xhebele** iu përgjigj:

"Po qe se Islami është një fe që nuk merr parasysh gradë, pozitë e fisnikëri, unë po heq dorë prej tij!"

Pas kësaj, **Xhebele** iku fshehurazi në Kostantinopojë, por **kalifi Omer** nuk e shkeli drejtësinë për hatër të tij! (**A. Reşid Turnagil**, idem, f. 40-41)

276. Në Islam, parimet bazë mbi robërit e luftës provojnë drejtësinë e kësaj thënies sime. Për këtë, shihni më tej tek **"Parimi i Lirisë"**.

277. Kur'ani, Huxhurat: 13.







binë femrat (gratë dhe vajzat) e rëna rob në luftë ka pasur për qëllim plotësimin e nevojave të tyre të domosdoshme duke parandaluar mbetjen në mes të rrugës pa strehë e pa mjete jetese, për pasojë, shndërrimin e tyre në rrezik potencial për moralin e shoqërisë.

Dallimi në optikën e Islamit mes njeriut të lirë dhe skllavit është thjesht identitet i një emërtimi formal si pasojë e një evenimenti social.

Me të vërtetë, në kohën e **kalifit Omer**, gjatë një fushate në drejtim të Iranit, ka ndodhur që një qytet i rrethuar është dorëzuar duke pretenduar se **ka marrë garanci** dhe pastaj është kuptuar se **garancinë** ua kishte dhënë të rrethuarve një skllav-ushtar i zakonshëm i ushtrisë muslimane dhe garancia e dhënë prej tij është marrë në konsideratë.[278] Në historinë e Islamit ka shembuj të shumtë si ky.[279] Shembujt në fjalë do të trajtohen më tej në kuadrin e temës mbi Parimin e Lirisë.

Sa për konkubinet, edhe për to, ashtu siç do të shpjegohet më tej, ka pasur mundësi shpëtimi të ndryshme. Fundja, statusi i skllevërve dhe i konkubineve ka qenë më i lartë se i njerëzve pjesëtarë të klasës punëtore të sotme.

Ndërsa Bota Perëndimore e mbajti në këmbë institucionin e skllavërisë në mënyrën më antinjerëzore gjer në shek. XIX, Profeti ynë (s.a.s.), duke u shprehur se *"njerëzit janë të barabartë si dhëmbët e krëhërit"*[280], nuk e pati pranuar skllavërinë për askënd, kurse për robërit e luftës e pati bërë të detyrueshëm lirimin e tyre në qoftë se jepnin dëmshpërblim.

Shkurt, sipas botëkuptimit islam, njerëzit janë të lirë dhe të pamëkat në mënyrë të bashkëlindur si dhe të barabartë në përdorimin e të drejtave dhe plotësimin e detyrimeve. Kurse përjashtimet në këtë specifikë, siç i pranon edhe e drejta moderne, janë të posaçme

278. **Mevlânâ Şiblî** (përkth. **Ömer Rıza Doğrul**), İslâm Tarihi, vëll. VII, İstanbul, 1928, f. 192.

279. Për shembull, në Luftën e Mute's, komandant i ushtrisë ka qenë liberti i Profetit, **Zejd bin Harithe** (r.a.). Kurse tek osmanët, skllevërit jo vetëm patën marrë përsipër detyra të ndryshme, por ndonjë prej tyre ka arritur të bëhet edhe kryeminister. Për shembull, njëri nga këta ka qenë **Koxha Husrev Pasha**, kryeministër në periudhën e sulltanatit të **Abdylmexhidit**.

280. Kudâî, *Musnedu'sh-Shihâb*, I, 145.







për situatat e veçanta kur personit i janë kufizuar liritë (me vendim gjykate). Kur Islami i parashtronte parimet e administrimit dhe qeverisjes si **"liri, barazi, vëllazëri dhe drejtësi"**, edhe gjendja e Botës Perëndimore nuk ishte shumë e ndryshme nga ajo e Gadishullit Arabik.[281]

Megjithëkëtë, edhe vetë e drejta moderne vazhdon t'i mbajë ende në këmbë një sërë privilegjesh të bashkëlindura të personit, të cilat i ka zvarritur pas vetes nga e kaluara historike gjer në ditët tona. **"Fisnikëria"** që shprehin titulli i **"lordit"** në Angli, titujt **"dukë", "dukeshë"** dhe **"markez"** në Francë, etj., vazhdojnë të ruhen e të mbahen si trashëgim në mënyrë të bashkëlindur dhe jo si diçka e fituar. Edhe gjermanët kanë, në ngjashmëri me këta, titullin **"von"**, i cili shpreh fisnikëri të bashkëlindur.

Nga ana tjetër, edhe në Indinë me popullsi aktuale mbi një miliard, te indutë vazhdojnë të ekzistojnë ende klasat e privilegjuara në mënyrë të bashkëlindur të **"Sistemit të Kastave"**.

Në Islam, për askënd nuk pranohen në asnjë mënyrë privilegje të tilla apo të ngjashme. Qysh 1400 vjet më parë e gjer tani, ashtu siç qëndrojnë pranë e pranë përballë Allahut personi me pozitën shoqërore më të lartë, me personin me pozitën shoqërore më të dobët, ashtu dhe njëri bën sexhde pas këmbëve të tjetrit!

Ka mundësi që, pikërisht për këtë, anglezi i famshëm **Bernard Shou** është ndjerë i detyruar të thotë:

"Kombi im ka shkuar shumë përpara në demokraci. Kam frikë se po të shkojë edhe pak më shumë, do të bëhet musliman…"

Me të vërtetë, si një komb i cili pati hedhur nënshkrimin në **"Magna Carta"**[282] kur në botën perëndimore ende as që diskutohej për të drejtat e njeriut, anglezët i kanë prirë edhe **"Deklaratës së të Drejtave të Njeriut"** të shpallur pas Revolucionit të Madh

281. Shih. **Prof. Dr. A. Reşid Turnagil**, idem, f. 24 e në vazhd.

282. Latinisht, "Magna Carta" do të thotë "Marrëveshja e Madhe". Është një marrëveshje e arritur në vitin 1215, mes mbretit anglez Xhon, Papës Inocenti III dhe baronëve. Marrëveshja kufizonte të drejtat e pakufizuara të gjeratëditshme të mbretit ndaj fesë dhe popullit. Është për këtë arsye që, për botën perëndimore e cila s'kishte dijeni për Islamin ose bënte sikur s'dinte gjë për të, kjo marrëveshje pranohet si dokumenti i parë që afirmon të drejtat dhe liritë e njeriut.







Francez, edhe **“Deklaratës së të Drejtave të Njeriut”** të paraqitur nga Organizata e Kombeve të Bashkuara.

Ka mundësi që prandaj kryepeshkopi anglez **Rowan Wiliams**, në kontekstin e debateve të dhënies së të drejtave të mbulesës si përjashtim për vajzat studente universitare në vendin tonë, ka kërkuar që për muslimanët që jetojnë në Angli të zbatohet një legjislacion i mbështetur në sheriatin, duke pretenduar se kjo është një e drejtë njerëzore.[283]

### c) Të drejtat e njeriut

**“Të drejtat e njeriut”** shprehin një sërë të drejtash themelore që zotërojnë njerëzit në mënyrë të bashkëlindur thjesht si rrjedhojë e qenies së tyre njeri. Ndërsa në botën perëndimore, këto të drejta u arritën pas një lufte të gjatë e të ashpër kundër autoriteteve politike,[284]

---

283. Për këtë deklaratë e cila pati shkaktuar jehonë të madhe në Turqi, mund të shihen gazetat turke të datës 11 shkurt 2008.

284. Në botën perëndimore, mendimi se njerëzit, vetëm pse janë njerëz, z-tërojnë një sërë të drejtash në mënyrë të bashkëlindur, i përket një kohe shekuj më vonë pasi Islami ia kishte njohur njeriut këto të drejta pa ndonjë kërkesë nga ana e tij.

Së pari, **inkuizicioni** që na kujtohet me djegien e njerëzve përsëgjalli mbi turrën e druve, është si një lloj shenje dalluese e Evropës së Mesjetës, së cilës i pati vënë vulën e vet. Kurse për ta kuptuar se në ç’gjendje ndodhej bota perëndimore për sa i përket lirisë së mendimit dhe ndërgjegjes, mjafton të kujtojmë gjykimin dhe burgosjen e **Galileo Galileit** pse pati thënë që “bota rrotullohet”, djegien e 400.000 librave me urdhër të **peshkopit të Aleksandrisë** (për hollësi, shih **Adnan Adıvar**, Tarih Boyunca İlim ve Din, İstanbul, 1944, vëll. I, f. 81 e në vazhd.), djegien e Romës të **Xhordano Brunos** (1550-1600) si dhe **“Natën e Shën Bartolemeut”** të ngjarë për shkak të kontradiktave doktrinare.

Shfaqja e parë e kufizimit të fuqisë së pakufishme të autoritetit politik është arritja e **“Magna Carta”**-s në Angli në vitin 1215. Në vazhdim të kësaj, qenë siguruar një sërë të drejtash për popullin me anë të dokumentave kufizuese plotësuese, si **“Petition of Rights”** e vitit 1628, **“Habeas Corpus Act”** e vitit 1679, **“Bill of Rights”** e vitit 1689 dhe **“Act of Settlement”** e vitit 1701. Këto dokumenta pranohen si përpjekjet e para në botë drejt formulimit të një kushtetute. Ndërkaq, duhet theksuar se, përgjithësisht, të gjitha këto u përkisnin posaçërisht nënshtetasve anglezë. Megjithëkëtë, patën luajtur rolin e një burimi bibliografik për **“deklaratën”** e dalë më vonë, më 1776, në këtë drejtim, në Amerikë.

Në botën perëndimore, dokumenti që bën fjalë për herë të parë në dimensione ndërkombëtare mbi të drejtat e njeriut, është **“Deklarata e të Drejtave të Njeriut”** e vitit 1789. Ndërkaq, edhe ky dokument si vepër e një lëvizjeje ideore të filluar nga filozofë dhe ekonomistë si **Fenelon** (1651-1715), **Monteskjë** (1689-1755), **Volter**







Islami e pati bërë qenien e quajtur njeri, të merituar dhe zotërues të këtyre të drejtave – rrjedhojë të një favori dhe dhuntie hyjnore – si domosdoshmëri e faktit që ishte një qenie fisnike[285] e krijuar për t'u bërë "zëvendës" i Allahut mbi tokë, për më tepër në një kohë kur në të gjithë botën, forca pranohej si burimi i vetëm i "të drejtës" dhe kur konsiderohej legjitime që i forti ta trajtonte të dobëtin si të dëshironte!

Ndërkaq, nuk mund të mendohet që këto të drejta që përmbahen në botëkuptimin islam, të mund të ekzistojnë me terminologjinë

---

(1694-1778) dhe **Zhan Zhak Ruso** (1712-1778), sa keq që nuk mundi të vazhdonte të vepronte me këtë cilësi, por në vitin 1814, duke iu hequr cilësia si dokument ndërkombëtar, u shndërrua në një dokument që siguronte vetëm të drejtat e nënshtetasve francezë, njëkohësisht duke u theksuar si një favor i mbretit për ta.

Dokumenti i fundit mbi këtë specifikë është **"Deklarata e të Drejtave të Njeriut"** e pranuar pa kundërshtim por me tetë abstenime më 10 dhjetor 1948 nga Delegacioni i Përgjithshëm i Kombeve të Bashkuara i mbledhur në Pallatin e Versajës. Kur shqyrtohet kjo deklaratë e përbërë nga 31 nene, vihet re qartazi se perëndimorët të cilët nuk bëjnë sakrifica në vlerat e tyre, megjithëse e patën pranuar qysh në nenin e parë barazinë mes njerëzve dhe ndalimin e zbatimit të dallimeve racore, në praktikë vazhduan të veprojnë në të kundërt të kësaj!

Me të vërtetë, ashtu siç pati vazhduar gjer në vitet 1960 dallimi mes të bardhëve e zezakëve në Amerikën ku qysh në vitin 1776 qe nënshkruar **"Deklarata e Virgjinias e të Drejtave të Njeriut"**, edhe në Afrikën e Jugut pothuaj është institucionalizuar një politikë racore e egër!

Me **"Këshillin Evropian"** të ngritur në vitin 1948, demokracia dhe të drejtat e njeriut u nxorën në plan të parë dhe në vitin 1950 u nënshkrua **"Pakti Evropian i të Drejtave të Njeriut"**.

Kjo marrëveshje e cila rregullon më tepër të drejtat qytetare dhe politike, ka marrë formën e saj përfundimtare duke u garantuar me anë të protokolleve të ndryshme, me anë të **"Kushtit Social Evropian"** të pranuar më 1961 në Torino dhe me anë të **"Marrëveshjes së Maastrishtit"**. Të drejtat e garantuara në këtë mënyrë, janë:

*"E drejta e jetës, e drejta për të mos iu nënshtruar torturës dhe padrejtësisë, trajtimit antinjerëzor dhe ndëshkimit, e drejta për të mos u marrë si skllav, e drejta për të mos u vënë në punë me forcë, e drejta e sigurisë personale, e drejta për t'u gjykuar brenda një kohe të arsyeshme para një gjykate të pavarur dhe të drejtë, parimi sipas të cilit nuk mund të ketë fajësim joligjor, sipas të cilit ligji nuk mund të prapaveprojë dhe se personi konsiderohet i pafajshëm gjersa të mos i jetë vërtetuar fajësia, respektimi i të drejtës së jetës private, i jetës familjare dhe i fshehtësisë së komunikimit, e drejta e mendimit dhe e fesë, e drejta e mbledhjes dhe e formimit të shoqatave dhe sindikatave, e drejta e martesës, e drejta për të përdorur rrugë për kërkimin efektiv të së drejtës, e drejta për të mos u diskriminuar, e drejta e arsimimit, e drejta e pronës private, e drejta e udhëtimit dhe e zgjedhjes së vendbanimit, e drejta për të mos u dënuar me burgim për shkak të përgjegjësive kontraktuale, etj. Shtetet kanë pranuar t'ia njohin këto të drejta kujtdo brenda fushës së gjykatës."* (shih. DİA, vëll. 22, f. 325).

285. Kur'ani, Tin: 4.







e sotme, sepse janë shumë më të avancuara se të drejtat e sotme për sa i përket pranisë si përmbajtje dhe synim, madje, edhe si entitet, edhe si rëndësi që u jepet.[286] Sepse, siç ka thënë edhe francezi **Rozhé Garodí** i cili ka pranuar Islamin,

*"Kur'ani është një libër që u paraprin shekujve!"*

Botëkuptimi islam ka dy burime bazë: *Librin* (Kur'anin) dhe *Sunnetin* (Traditën Profetike). *Analogjia* (*Kijas*, metoda analogjike e nxjerrjes së konkluzioneve të reja, e ideatimeve – M.H.) dhe *Konsensi* (*Ixhma*, mendimi i njëzëshëm i përgjithshëm i juristëve dhe ideatorëve, përgjithësisht i dijetarëve islamë – M.H.) janë të detyruar të mbështeten në këto dy burime. Vëmë re se, me Kur'anin e Shenjtë që është burimi i parë i botëkuptimit islam, Zoti i ka folur tërë njerëzimit dhe tërë njerëzimin e ka pranuar si **"një ummet, bashkësi të vetme"**.[287] Pastaj, në një ajet kur'anor, urdhërohet:

**"Hyni që të gjithë së bashku në Islam** (ose në paqe)**."**[288]

Këtu ka mendim të njëzëshëm se me fjalën "Islam" nënkuptohen fjalët "sulh-paqe" dhe "musalemet-pajtim".

Nga ana tjetër, Profeti (s.a.s.), duke e konsideruar tërë njerëzimin si një familje të vetme, ka thënë se njerëzit janë **"ijalullah"** / **"familja e Allahut"**[289].

Në Islam nuk është ndjerë nevoja që, ashtu si në botën perëndimore, të kërkohen një sërë të drejtash duke ndjekur rrugën e kundërshtimit dhe luftës ndaj atyre që kanë pasur në duar autoritetin politik. Të drejtat u janë falur nga ana e Allahut njerëzve që jetojnë në shtetin osman. Ato nuk janë dhuratë e askujt. Edhe drejtuesit e shtetit, si muslimanë që janë, janë të detyruar të respektojnë një drejtësi që s'është vepër e vullnetit të tyre, pra, të respektojnë ligjet

286. Për ta kuptuar këtë, është e mjaftueshme të sillet ndërmend fakti që atyre (jomuslimanëve – M.H.) që jetojnë nën administrimin islam, u është dhënë e drejta të zbatojnë sistemin e vet juridik.

287. Në suren Bakara (ajeti 213) të Kur'anit thuhet: **"Njerëzit ishin një u -met i vetëm."**

288. Kur'ani, Bakara: 208.

Siç është shpjeguar më parë, ata që e kanë pranuar këtë ftesë, quhen **"ümmet-i icâbe"**, kurse ata që s'e kanë pranuar, quhen **"ümmet-i gayr-i icâbe"** ose **"ümmet-i dâvet"**.

289. *"Tërë krijesat (njerëzit) janë pjesëtarë të familjes së Allahut (ijalullah)."* (K -bir, X, 86)







e sheriatit. Për këtë arsye, shteti më ideal i së drejtës është shteti islam. Sepse qeveritarët, duke qenë të varur në mënyrë absolute në çështjen e respektimit të ligjeve (sheriuatit) që nuk janë produkt i vullnetit të tyre, në rast të kundërt, domethënë, po s'e respektuan këtë vartësi, e humbin kompetencën e pushtetit, domethënë bien nga pushteti, shfuqizohen. Le të përmendim disa nga shembujt e panumërt të kësaj në historinë e Islamit.

Hutbeja që mbajti **Hz. Ebu Bekri** kur u zgjodh kalif, është kështu:

*"O njerëz! Megjithëse nuk jam më i miri ndër ju, jam vënë në krye tuaj. Po qe se e kryej detyrën ashtu siç duhet, ndihmomëni; po u gabova, tregomëni rrugën e drejtë! Drejtësia dhe ndershmëria janë respektimi i amanetit, kurse gënjeshtra është tradhtim i amanetit. I dobëti ndër ju është i fuqishëm gjersa t'i kthehet e drejta e rrëmbyer. I fuqishmi ndër ju është i dobët gjersa t'i merret e drejta që ua ka rrëmbyer të tjerëve. Po qe se një komb e lë xhihadin në rrugën e Allahut, bie në mjerim!*

*Po qe se në një komb sundon dhe vepron e keqja, domethënë, e keqja duket si e mirë, i tërë kombi bie në fatkeqësi. Për sa kohë që unë t'u bindem Allahut dhe Profetit, edhe ju bindmuni mua; po qe se unë dal kundër Allahut dhe Profetit, ju s'jeni të detyruar të më bindeni mua! Ejani në namaz! Zoti na bëftë të gjithëve të denjë për mëshirën e Tij!"*

Këtyre fjalëve që janë shprehje e një shteti plotësisht ligjor, le t'u shtojmë edhe këtë:

"Një ditë, ndërsa po mbante hutbe, **Hz. Omeri** e pyeti xhemaatin se ç'do të bënin nëse ai do të zinte rrugë të keqe, do të jepej pas dëshirave dhe pasioneve vetiake. Njëri nga të pranishmit u ngrit menjëherë në këmbë dhe i tha:

"Të drejtojmë ne me anë të shpatës!"

Për ta provuar guximin e atij njeriu, Hz. Omeri e pyeti:

"Si guxon të shprehesh kështu kundër meje?"

"Po, po, ja, kështu po shprehem kundër teje!" – Ia ktheu burri plot guxim e vendosmëri.

Atëherë, **Hz. Omeri** tha kështu:







“Falenderuar qoftë Allahu që mes popullit tim ka njerëz që, po të shmangem në rrugë të gabuar, më drejtojnë me shpatë!”[290]

**“Xhebele bin el-Ejhem** ishte nga parësia siriane që kishte pushtet të madh në Siri. Ai e pranoi Islamin dhe shkoi në Mekë. Gjatë tavafit, një burrë i shkeli këmbën pa dashje**. Xhebele** e qëlloi me pëllëmbë burrin, edhe burri iu përgjigj duke e qëlluar me pëllëmbë. I zemëruar shumë, **Xhebele** ia paraqiti ankesën **kalifit Omer**. Pasi e dëgjoi, **kalifi Omer** i dha këtë përgjigje:

“Ç’të keni mbjellur, atë keni korrur!”

**Xhebele** mbeti i habitur nga përgjigjja. Ai i tha kalifit se, për shkak të pozitës së lartë që kishte, personi që ia kishte shkelur këmbën dhe pastaj e kishte qëlluar, duhej dënuar me vdekje! Pastaj ai mori këtë përgjigje nga kalifi:

“Kështu ndodhte në kohën e injorancës, por Islami e eliminoi dallimin mes njerëzve!”

**Xhebele** iu përgjigj:

“Po qe se Islami është një fe që nuk merr parasysh gradë, pozitë e fisnikëri, unë po heq dorë prej tij!”

Pas kësaj ngjarjeje, **Xhebele** iku fshehurazi në Kostantinopojë, por **kalifi Omer** nuk e shkeli drejtësinë për hatër të tij!”[291]

Le të japim një shembull edhe nga historia osmane.

“Pasi triumfoi mbi Kostantinopojën, **Sulltan Mehmeti II Fatihu, Triumfatori**, deshi që, duke ndërtuar një xhami më të madhe se Shën Sofia, t’ia kalonte Bizantit. Për këtë pati zgjedhur vendin ku ndodhej **Kisha e Apostujve** (vendi ku ngrihet sot xhamia Fatih). Ndërtimin e xhamisë ia ngarkoi arkitektit të kohës, **Atik Sinanit** me origjinë skllav i çliruar dhe i dha atij dy shtylla graniti madhështore. Për t’i bërë të barabarta me shtyllat e tjera, arkitekti i shkurtoi ato nga tre arshin. I zemëruar dhe i nxehur shumë për këtë, sulltani urdhëroi t’i priteshin duart arkitektit. Arkitekti shkoi me vrap te kadiu i Stambollit dhe u ankua kundër sulltanit.

290. İslâm Tarihi, cituar nga vëll. VII, **A. Reshid Turnagil**, idem, f. 34.
291. **A. Reşid Turnagil**, idem, f. 41.







Vazhdimin e ngjarjes le ta ndjekim në faqet 162-163 të **“Kronikave të Familjes Osmane”** (Tevârih-i Âl-i Osman) që i atribuohen **Beshir Çelebiut**:

“Arkitekti i tha kadiut:

“Unë isha një arkitekt dhe inxhinier mjeshtër i përkryer. Ky njeri m’i preu duart duke më thënë: “Pse m’i shkurtove shtyllat dhe ia ule lartësinë xhamisë?” Kështu, ai na la pa mjete jetese mua dhe familjen time! Gruaja dhe fëmijët e mi janë të dënuar të vdesin urie!”

Kadiu iu kthye **sulltanit** dhe e pyeti:

“Ç’thua, zotëri? Pse ia preve duart këtij njeriu?”

Padishahu fajtor u përgjigj:

“Vallahi, kadi efendi, ky njeri, duke i shkurtuar shtyllat që i kisha prurë nga Egjipti, ia uli famën xhamisë sime, xhamia më mbeti e ulët. Edhe unë ia preva duart! Megjithëkëtë, ç’të thotë sheriati i nderuar!”

Duke iu drejtuar **sulltanit**, kadiu tha kështu:

“Zotëri, fama është fatkeqësi! Xhamia vlen për adhurim edhe po të jetë e lartë, edhe po të jetë e ulët! Lartësia e xhamisë s’është pengesë për adhurim! Shtyllat e tua të gurta janë, në fund të fundit, gurë edhe sikur të jenë gurë të çmuar! Kurse njeriu është më i lartë se engjëjt! Një burrë i tillë përgatitet vetëm në dyzet vjet! Kurse ti ia ke prerë duart në zemërim e sipër, pa pasur një vendim ligjor për këtë! Dhe ai ka mbetur pa fitim e pa mjete jetese! Tani ai s’vlen për gjë tjetër veçse për të fjetur me të shoqen e për të bërë fëmijë! Ligjërisht, ti duhet t’ia sigurosh mjetet e jetesës! Por po qe se arkitekti ngul këmbë në të drejtën e vet, ligjërisht duhet të t’i presim duart ty! Dhe ti e di se, për ata që nuk zbatojnë ligjin, vepron ligji!”

**Sulltani** u përgjigj:

“Do t’i caktoj atij rrogë të mjaftueshme nga thesari i shtetit i muslimanëve!”

Kadiu e dha menjëherë vendimin e vet:

“Jo, nuk mund ta cënoni thesarin e shtetit! Këtë faj e kryet ju, prandaj ju dënoj t’i paguani këtij dhjetë akçe në ditë nga paratë tuaja!”







Pasi e dëgjoi vendimin, **sulltani** tha:

“Do t’i jap njëzet akçe në ditë, por edhe ai të ma bëjë hallall mua!”

Duke u prekur nga pohimi dhe nënshtrimi i sulltanit, **arkitekti Sinan** foli me zë të lartë:

“Qofsh i falur në këtë botë e në tjetrën!”

Pasi **arkitekti** mori vërtetimin e dëmshpërblimit prej njëzet akçesh në ditë dhe **sulltani**, vendimin e faljes, **kadiu** u ngrit në këmbë dhe duke bërë me shenjë sexhaden e shtruar mbi kanapé, iu drejtua sulltanit:

“Mirëse erdhe, padishahu im! Pak më parë ndodheshe si fajtor para sheriatit dhe duhej të qëndroje në këmbë së bashku me paditësin, prandaj nuk të respektuam dot! Kurse tani, respektimi na është bërë detyrim! Urdhëroni e uluni!..”

Duke i treguar kadiut topuzin nën xhybe, **sulltani** i tha kadiut:

“Kadi efendi! Po qe se do t’i bëje padrejtësi arkitektit pse unë, i akuzuari isha sulltan, do të të kisha bërë copë-copë me këtë topuz!”

Edhe kadiu, duke e ngritur mbulesën jeshile të podiumit të gjykatësit, i tregoi sulltanit shpatën që e kish fshehur aty dhe i tha:

“Ore zotëri, po qe se edhe ti nuk do ta pranoje vendimin e sheriatit dhe do të bëje ndonjë veprim të keq, do të të kisha ndëshkuar mirë me këtë shpatë!..”[292]

Baza e respektit ndaj **“epërsisë së ligjit”** dhe **“të drejtave të njeriut”** të shfaqur në këto disa shembuj që ia paraqitëm vëmendjes suaj nga mijëra ngjarje të njëjta që mbushin historinë islame, janë Libri (Kur’ani) dhe Sunneti (Tradita Profetike). Me të vërtetë ekziston mundësia për të numëruar e shkruar qindra ajete dhe hadithe që ndalojnë dhunën dhe padrejtësinë dhe urdhërojnë

292. Cituar nga Tevârih-i Âl-i Osman Anonim, **İbrahim Hakkı Konyalı**, T -rih Hazinesi, f. 2 (1 dhjetor 1950), f. 58; veç kësaj, shih. Grammaire Turquie shkruar nga **Arthur Limbley David** dhe përkthyer nga e ëma, **Sarah David**, në frëngjisht, f. 206-207; **Nexhip Asım Binyunaki**, Aybetü’l-Hakâyik, Sebîlürreşâd, vëll. IV, 1953, f. 128; f. 137-138.







drejtësinë![293] Por ç'nevojë ka! Fakti që shembullin e parë të kushtetutave të shkruara me qëllim për të parashtruar parimet themelore të drejtësisë ose thjesht për të përcaktuar të drejtat e nënshtetasve përballë pushtetarëve, e ka dhënë Profeti Muhammed, është argumenti më bindës në këtë specifikë!

Pas hixhretit (emigrimit) të Profetit në Medinë, kushtetuta në fjalë e përbërë prej 47 nenesh dhe e hartuar me këshillim gjatë mbledhjeve të shtëpinë e sahabiut **Hz. Enes**, është një tekst për të cilin flitet herë duke e quajtur **"libër"** (kitap) dhe herë duke e quajtur **"fletë"** (sahife). Në ato kohëra, arabët jetonin të organizuar në tribu dhe fise sipas ligjeve zakonore përkatëse. Pa dyshim, edhe Medina jetonte në të njëjtën gjendje. Duke i bashkuar tributë dhe fiset e Medinës me anë të një **"kontrate sociale"**, Profeti formoi **Qytetin-Shtet të Medinës**. Me anë të kësaj kontrate sociale jo të hollësishme por që, megjithatë, funksiononte si kushtetutë, ku përcaktoheshin të drejtat dhe detyrat e "të qeverisurve" përballë atyre që qeverisnin sipas kushteve të asaj kohe, dhe ku rregulloheshin të drejtat dhe përgjegjësitë e muslimanëve që jetonin në Qytetin-Shtet të Medinës si dhe të atyre që do të bëheshin muslimanë më pas (neni 1), pushteti gjyqësor qe ndarë nga pushteti ekzekutiv[294] dhe qenë përcaktuar edhe të drejtat e pakicave.

---

293. Le të përmendim sa për ilustrim vetëm disa prej tyre:

**"Ndëshkimi i padrejtësisë është dënimi në po atë masë me padrejtësinë."** (Kur'ani, Shura: 40)

**"Allahu nuk i do ata që bëjnë dhunë dhe padrejtësi!"** (Kur'ani, Âl-i Imran: 59)

**"Allahu nuk i do ata që e kalojnë masën, ata që largohen nga drejtësia!"** (Kur'ani, Bakara: 190)

**"Allahu nuk i fal ata që bëjnë dhunë dhe padrejtësi dhe as u tregon rrugë atyre!"** (Kur'ani, Nisa: 168)

**"Nuk ka rrugë për ata që ushtrojnë dhunë dhe padrejtësi ndaj njerëzve, si dhe për ata që sillen keq. Për ta ka një ndëshkim të dhimbshëm!"** (Kur'ani, Shura: 42)

Le të përmendim edhe një hadith:

*"Mund të bëhesh pjesëtar i mohimit dhe herezisë, por kurrsesi i dhunës dhe i padrejtësisë!"* (**Razi**)

294. ***"Hazreti Muhammedi** pati futur në sistemin juridik islam rregullin parmor që, në gjuhën e së drejtës juridike të shekullit tonë, quhet "ndarja e pushteteve", konkretisht, në rastin tonë, ndarjen e pushtetit gjyqësor nga pushteti ekzekutiv. Në kohët e para të pushtetit të vet, Profeti, kur dërgonte një guvernator në një vend, e ngarkonte edhe me detyrën e gjykatësit. Por, pa asnjë dyshim, më pas, ai caktoi kadinj (gjykatës) të pavarur nga personi i ngarkuar me qeverisjen administrative të distriktit përkatës, me fjalë të tjera, të pavarur nga pushteti ekzekutiv. Ndërkaq, disa*







Me të vërtetë, në atë periudhë, në Medinë, vetëm hebrenjtë jetonin si pakicë. Shumë nene të kushtetutës në fjalë kanë të bëjnë me ata hebrenj.

**aa) Të drejtat e pakicave**

Në një kohë kur, ndoshta, në asnjë skaj të botës nuk ekzistonte, madje, një koncept i tillë, si **"të drejtat e pakicave"**, afro gjysma e kësaj kushtetute të parë të historisë së njerëzimit, të parashtruar nga Profeti Muhammed në Medinë, ka të bëjë me gjendjen e pakicës hebreje apo çifute. Konkretisht:

Neni 16. Ata nga hebrenjtë që varen prej nesh, do të fitojnë të drejtën e ndihmës dhe mbështetjes nga ana jonë pa u shkaktuar padrejtësi dhe pa bërë bashkëpunim me kundërshtarët e tyre.

Neni 24. Ashtu si muslimanët, edhe hebrenjtë janë të detyruar që shpenzimet e luftërave që zhvillojnë vetë, t'i përballojnë vetë.

Neni 25/a. Hebrenjtë **Benu Avf** përbëjnë një bashkësi me muslimanët duke mbajtur secila pjesë fenë e vet. Në këtë kusht përfshihen si zotërinjtë (pushtetarët), ashtu dhe individët e thjeshtë.

---

*studiues dhe analistë kanë dashur ta mësojnë saktësisht nëse caktimi dhe emërimi i nëpunësve të ngarkuar me detyrë gjyqësore të pavarur ka rrjedhur apo jo nga nevoja për ta bërë të pushtetshëm drejtësinë e pavarur dhe për të krijuar kushtet që veprimtaria gjyqësore të zhvillohet krejtësisht e lirë nga konsideratat politike dhe administrativo-ekzekutive; pastaj, në përfundim të studimeve dhe analizave të bëra, arritën në konkluzionin se* ***Hz. Muhammedi*** *e pati ndjerë këtë nevojë qysh herët. Në vitet e para të qeverisjes së vet,* ***Hz. Muhammedi*** *pati qenë i detyruar të mjaftohej me emërimin në krye të qeverisjes së vilajeteve (guvernave, provincave) që kalonin në përbërje të basenit gjeografiko-politik islam, njerëz të ditur e të aftë, kompetentë të së drejtës juridike të kohës së vet, si dhe, edhe të aftë për ta kryer detyrën e kumtimit dhe orientimit fetar me të cilën ngarkoheshin posaçërisht, edhe të aftë, njëkohësisht, për t'i kryer detyrat administrative si dhe detyrat gjyqësore të instancës së fundit në vendet e reja muslimane. Por, më vonë, domethënë, pas triumfit të fesë dhe pasi shumica e popullsisë së vendeve të Hixhazit dhe të Gadishullit Arabik e pranoi Islamin,* ***Hz. Muhammedi*** *e ndërroi rrënjësisht këtë metodë emërimi dhe drejtimi. Po qe se personi me rëndësi i cili arrinte ta bashkonte me Islamin një provincë të caktuar dhe vihej në krye të saj, emërohej edhe në një detyrë tjetër, Profeti caktonte në atë provincë vali (guvernator) të ri dhe komandant ushtarak tjetër, njëkohësisht, detyrat gjyqësore ia ngarkonte një gjykatësi të veçantë. Në këtë mënyrë, kadinjtë apo gjykatësit e emëruar ishin krejtësisht të pavarur dhe përgjigjeshin drejtpërdrejt para Profetit – kryetarit të shtetit – për detyrën që u ishte caktuar për ta kryer."* (**Sava Pasha**, idem, f. 42)







Neni 25 b. Kush kryen i vetëm (individualisht) një veprim të padrejtë ose një faj, i shkakton dëm vetëm vetes dhe pjesëtarëve të familjes së vet.

Neni 26. Edhe hebrenjtë **Benu Nexhar** do të gëzojnë të njëjtat të drejta si hebrenjtë **Benu Avf**.

Neni 27. Edhe hebrenjtë **Benu Harith** do të gëzojnë të njëjtat të drejta si hebrenjtë **Benu Avf.**

Neni 28. Edhe hebrenjtë **Benu Saide** do të gëzojnë të njëjtat të drejta si hebrenjtë **Benu Avf.**

Neni 29. Edhe hebrenjtë **Benu Xhu'shem** do të gëzojnë të njëjtat të drejta si hebrenjtë **Benu Avf.**

Neni 30. Edhe hebrenjtë **Benu Evs** do të gëzojnë të njëjtat të drejta si hebrenjtë **Benu Avf.**

Neni 31. Edhe hebrenjtë **Benu Tha'lebe** do të gëzojnë të njëjtat të drejta si hebrenjtë **Benu Avf.** Ndërkaq, kush kryen i vetëm (individualisht) një veprim të padrejtë ose një faj, i shkakton dëm vetëm vetes dhe pjesëtarëve të familjes së vet.

Neni 32. (Familja) **Xhefne** është një krah i **Tha'lebes**, prandaj do të trajtohen si Tha'lebet.

Neni 33. Edhe hebrenjtë **Benu Shutejbe** do të gëzojnë të njëjtat të drejta si hebrenjtë **Benu Avf.** Do të respektohen të njëjtat rregulla edhe për ta dhe ndaj tyre nuk do të bëhet ndonjë veprim kundërvënës.

Neni 34. Zotërinjtë e **Tha'lebeve** do të trajtohen si vetë **Tha'lebet**.

Neni 35. Personat që strehohen te hebrenjtë (**Bitane**) do të trajtohen njëlloj si vetë hebrenjtë.

Neni 36/a. Askush prej tyre (hebrenjve) (nuk do të dalë në fushatë luftarake së bashku me muslimanët) pa pasur leje nga **Muhammedi**.

Neni 36/b. Nuk do të ndalohet ose pengohet marrja e shpagimit për një plagosje. Është e padiskutueshme se, po qe se dikush vret dikë, i vë nën përgjegjësi veten dhe personat e familjes, në të kundërt, bëhet padrejtësi, domethënë, kush e kundërshton këtë






rregull, bën padrejtësi. Allahu është me ata që e respektojnë këtë shkresë.

Neni 37/a. Në rast lufte, shpenzimet e hebrenjve bien mbi hebrenjtë dhe shpenzimet e muslimanëve bien mbi muslimanët. Pa dyshim, personat që përmenden në këtë shkresë do të bashkëpunojnë në ndihmë të njëri-tjetrit kundër atyre që u hapin luftë. Mes tyre do të ketë sjellje të mirë e me dobi të dyanshme. Do të respektohen rregullat, nuk do të bëhen veprime në kundërshtim me to.

Neni 38. Kur hebrenjtë do të luftojnë së bashku me muslimanët, do të bëjnë edhe shpenzimet që do t'u takojnë.

Neni 44. Në raste sulmesh kundër Jethribit, muslimanët dhe hebrenjtë do ta ndihmojnë njëri-tjetrin.

Neni 45/a. Po qe se ata (hebrenjtë) do të ftohen nga muslimanët për të nënshkruar një paqe ose për të marrë pjesë në një marrëveshje paqeje, do ta nënshkruajnë drejtpërdrejt paqen ose do të marrin pjesë drejtpërdrejt në atë marrëveshje paqeje. Po qe se ata (hebrenjtë) do t'ua propozojnë muslimanëve të njëjtat gjëra, do të kenë të njëjtat të drejta në krahasim me muslimanët, duke përjashtuar rastin e luftërave të filluara për çështje fetare.

Neni 46. Kushtet e paraqitura për personat e shënuar në këtë fletë (shkresë), do të zbatohen rreptësisht dhe në mënyrë plotësisht konservatore nga ana e personave të treguar në këtë fletë (shkresë), në të njëjtën mënyrë edhe për **hebrenjtë Evs**, domethënë, për zotërinjtë e tyre si dhe për vetë personat e tyre. Rregullat do të respektohen absolutisht, nuk do të bëhen veprime në kundërshtim me to dhe ata që sigurojnë fitime në mënyrë të padrejtë, do t'i bëjnë dëm vetëm vetvetes. Allahu është përkrah atyre që i respektojnë në mënyrën më të drejtë e më të përkryer nenet e treguara në këtë fletë (shkresë)!"

Vihet re haptazi se afërsisht gjysma (22 nene) të kësaj kushtetute prej 47 nenesh ka të bëjë me hebrenjtë që atëherë ishin një pakicë e Medinës. Këto nene, jo vetëm i përcaktonin në mënyrë që s'linte shteg për lëkundje, të drejtat e pakicave, por kishin edhe vlerë pakti. Ndërkaq, muslimanët, për shkak kë urdhrit hyjnor, **"evfû**







**bi'l-ahdi" / "qëndrojuni besnikë marrëveshjeve"**[295], gjatë gjithë historisë u kanë qëndruar besnikë gjer në fund fjalës së dhënë dhe nënshkrimit të hedhur, hebrenjtë gjatë Shekullit të Lumtur dhe krishterët më pas, pothuaj gjithmonë e kanë shkelur betimin dhe i kanë shkelur marrëveshjet.

Le ta përmendim vetëm një shembull nga shembujt e panumërt të historisë.

Në vitin 1444, mes sulltanit osman **Murati II** dhe mbretit hungarez **Ladislas**, u nënshkrua një pakt mossulmimi. **Ladislasi** u betua mbi Ungjill, kurse **Murati II** mbi Kur'an se nuk do ta shkelnin marrëveshjen.

S'kishin kaluar veçse dhjetë ditë nga nënshkrimi i paktit, kur ambasadori i papës **Julien Cesarini** e vuri **Ladislasin** të betohej mbi kryq se do ta prishte marrëveshjen, shpalli se **"nuk ishte e detyrueshme fetarisht t'i qëndrohej besnik fjalës së dhënë mohuesve** (turqve)**"** dhe, duke u mbështetur në këtë, **Ladislasi** i sulmoi osmanët. Ndërkaq, **Murati II** i cili, duke u mbështetur në marrëveshjen e nënshkruar me Ladislasin, ishte tërhequr nga

---

295. Kur'ani, Isra: 34.

Veç kësaj, janë edhe shumë ajete kur'anore që urdhërojnë respektimin e marrëveshjeve:

**"...Allahu nuk i do ata që tradhtojnë** (duke i shkelur marrëveshjet)**."** (Enfal: 58)

**"...Çojeni në vend fjalën e dhënë, sepse jeni përgjegjës për çdo marrëveshje që bëni!"** (Isra: 34)

**"Kur të bëni një pakt, çojeni në vend premtimin e dhënë Allahut. Mos i prishni pasi t'i keni vërtetuar betimet që keni lidhur duke e mbajtur Allahun dorëzanës për veten tuaj, sepse Allahu e di se ç'bëni!"** (Nahl: 91)

**"O ju që keni besuar, mos i tradhtoni Allahun dhe të Dërguarin duke e ditur se ç'po bëni dhe mos i tradhtoni amanetet mes jush!"** (Enfal: 27)

**"Ata besimtarët që... i respektojnë amanetet dhe premtimet. ...Ata janë trashëgimtarët që do të trashëgojnë xhennetin më të lartë** (Firdeusin) **dhe do të qëndrojnë atje përgjithmonë!"** (Mu'minun: 8-11)

**"...Respektojini kushtet e marrëveshjes gjersa të mbushet afati i marrëveshjes me ta. Allahu i do ata që ruhen** (nga prishja e marrëveshjes)**!"** (Tevbe: 4)

**"...Gjersa ata të sillen ndershmërisht me ju, edhe ju silluni ndershmërisht me ta. Allahu i do ata që ruhen** (nga prishja e marrëveshjes)**!"** (Tevbe: 8)

**"...I bëni mjete mashtrimi betimet tuaja ngaqë një komb është epror në numër ndaj një kombi tjetër. Zoti ju provon me këtë!"** (Nahl: 92)

**"...Kush e çon fjalën në vend dhe ruhet nga e keqja** (harami)**,** (ta dijë se) **Allahu i do ata që ruhen!"** (Al-i Imran: 76)







pushteti duke abdikuar në favor të të birit, **Princ Mehmetit II**, u detyrua të kthehej në fron. Pavarësisht nga fjala **"mohues"** e përdorur si justifikim për shkeljen e marrëveshjes, ata kanë recidiva të panumërta kundër njëri-tjetrit.[296] Është e padyshimtë se, në përgjithësi, sjelljet imorale në fjalë kanë qenë drejtuar kundër osmanëve. Kundër atyre osmanëve të cilët, me rekordin e tolerancës dhe drejtësisë së tyre ende pamundësisht të tejkaluar ndaj pakicave fetare dhe racore, kanë një pozitë të zgjedhur në histori! Për ta rrokur kuptimin e kësaj, mjafton t'u hidhet një vështrim i sipërfaqshëm, madje, miliona vendimeve gjyqësore që kemi sot në duar! Po ç'nevojë ka? A s'mjafton të kujtojmë vetëm këtë që shteti osman ishte një shtet me shumë sisteme juridike-gjyqësore, gjë që do të thotë se pakicat kishin gjykatat e tyre të posaçme për të gjykuar çështjet mes tyre? Sigurisht që në ato gjykata nuk vepronte sheriati!

Sot, cilido nga shtetet perëndimore që krenohen se kanë shkuar përpara në çështjen e të drejtave të njeriut, a e pranon që pakicat brenda shtetit të kenë sistemin e vet juridiko-gjyqësor? Sigurisht që nuk e pranon! Për ta kuptuar këtë, mjafton të kujtojmë zhurmën katastrofike që shpërtheu në Angli kur kryepeshkopi anglez **Rowan Wiliams** – siç e kemi prekur këtë çështje më parë – pati kërkuar që të lejohej që muslimanët që jetonin në Angli, të trajtoheshin sipas ligjeve të sheriatit të paktën në çështjet private!

Si përmbledhje të të gjitha këtyre që shprehëm, mund të themi se njerëzit që jetojnë në shtetin islam (përfshi pakicat), gëzojnë këto të drejta themelore:

1) Është detyrë themelore e atyre që kanë pushtetin politik dhe ekzekutiv në dorë, që të garantojnë jetën, pasurinë dhe nderin e nënshtetasve, t'i mbrojnë ata nga sulmet dhe përdhunimet!

2) Askujt nuk mund t'i vihet para ndonjë pengesë për të përdorur gjuhën e nënës.

3) Çdokush është i barabartë para ligjit, çdokush ka të drejtë ta jetojë besimin e vet. Në këtë specifikë nuk mund të ushtrohet ndonjë presion apo shtypje. Personi ka të drejtë të gjykohet sipas ligjit që beson dhe pranon.

296. Për hollësi lidhur me recidivat e panumërta të krishterëve lidhur me shkeljen e kësaj marrëveshjeje, shih. **Prof. Dr. Reşid Turnagil**, idem, f. 86 e në vazhd.







4) Askujt nuk mund t'i ndërhyhet në veshje me përjashtim të domosdoshmërive të rregullit publik.

5) Arsimi dhe edukimi janë të lirë dhe askush nuk mund të privohet nga e drejta për t'u arsimuar.

6) Sipas botëkuptimit islam i cili pranon në shoqëri vetëm dallimin besimtar-mohues, jomuslimanët nuk merren nën armë. Si kundërvlerë të kësaj, paguajnë taksën e quajtur **"xhizje"**. Ashtu si në të drejtat dhe përgjegjësitë burrë-grua (mashkull-femër), kjo ka të bëjë me besueshmërinë dhe sigurimin, duke qenë domosdoshmëri e ekuilibrit dhe drejtësisë së domosdoshme mes detyrimeve dhe përgjegjësive.

7) Në shtetin islam, jomuslimanët nuk pranohen në shërbimet publike dhe nuk mund të mbajnë armë brenda në qytet. Kjo gjendje si rezultat i mosbesimit ndaj tyre për sa i përket rendit publik, u ndryshua tek osmanët me Dekretin e Tanzimatit të vitit 1839.

8) Qoftë musliman, qoftë jomusliman, çdo njeri mund të vendoset me banim në çfarëdo pjese të shtetit. Në kundërshtim me këtë, mund të vihen disa kufizime thjesht me qëllimin për mbrojtjen e sigurisë dhe rendit publik.

9) Udhëtimi dhe tregtia janë të lira për këdo. As këtyre nuk mund t'u vihet ndonjë pengesë me përjashtim të interesave publike. Megjithëkëtë, vetëm muslimanët nuk lejohen të udhëtojnë me qëllim për t'u vendosur me banim në një shtet që i përket zonës së quajtur **"Dâru'l-Harb"**[297].

10) Sipas botëkuptimit islam, është urdhër hyjnor që muslimani i pasur t'ua shpërndajë të varfërve çdo vit, nën emërtimin **"zeqat"**, një të dyzetën e tepricës së pasurisë duke përjashtuar nevojat bazë të jetesës. Siç dihet, zeqati, si një ndër pesë kushtet themelore të Islamit, është **"detyrim"** për të pasurit muslimanë dhe **"e drejtë"** për të varfërit muslimanë.

11) Edhe ndihma për prindërit dhe fëmijët, për të afërmit, për të varfërit, për vizitorët dhe miqtë si dhe për udhëtarët e mbetur në rrugë është një detyrim që Allahu ua ka ngarkuar muslimanëve në

297. "Dâru'l-Harb" / "Hapësira e Luftës" është një emërtim që përdoret për shtetet ku nuk zbatohen ligjet e Islamit ose ku nuk janë zbatuar asnjëherë. E kundërta e kësaj është **"Dâru'l-İslâm"** / **"Hapësira Islamike"**.







raport me mundësitë materiale që kanë, kurse ua ka konsideruar **"të drejtë"** personave të sipërpërmendur. Në këtë specifikë nuk mund të bëhet dallim pakicë-shumicë!

12) Sipas botëkuptimit islam, edhe komshinjtë kanë **"të drejta dhe detyrime"** ndaj njëri-tjetrit! Dhe këto të drejta dhe detyrime shkojnë, për sa i përket rëndësisë, gjer atje sa të duket se do të mund t'i bëjnë komshinjtë trashëgimtarë të njëri-tjetrit![298]

13) Në botëkuptimin islam nuk ekziston e drejta e renegatizmit (irtidad), kthimit nga Islami. Edhe nëse për renegatin jepet, në parim, dënim me vdekje, kjo nuk zbatohet verbërisht, por sipas një metodike të caktuar. Nëse duhet thënë shkurt, në fillim bëhen përpjekje bindëse, pastaj përdoret edhe burgosja.

### bb) Të drejtat e kafshëve

Të drejtat e rregulluara në botëkuptimin islam nuk janë të posaçme vetëm për **njeriun**. Sepse Islami e rregullon jetën e njeriut sipas të gjitha lidhjeve dhe marrëdhënieve reciproke të mundshme – për sa u përket të drejtave dhe detyrave (përgjegjësive) – me Zotin, me njerëzit, me kafshët dhe natyrën. Prandaj, para se ta mbyllim këtë temë, dëshirojmë t'i shpjegojmë pak edhe përgjegjësitë e njerëzve ndaj kafshëve, domethënë, të drejtat e kafshëve.

Detyrat dhe përgjegjësitë e njeriut ndaj Zotit emërtohen në terminologjinë islame **"hukukullah"**, domethënë, "të drejtat e krijuesit". Në optikën e Islamit, ky është koncepti më i rëndësishëm i së drejtës. Prandaj, i ndjeri poet nga Yskydari, **Talat Beu**, kur do ta dërgonte të birin për të studiuar për drejtësi, pati shkruar dhe recituar këtë strofë poetike:

---

298. Profeti Muhammed (s.a.s.) ka thënë:

"**Xhebraili** më këshilloi gjatë për t'i bërë të mira komshiut, aq sa pandeha se do ta bënte komshiun trashëgimtar të komshiut!" (Buhari, Edeb, 28; Muslim, Birr, 140-141; veç këtyre, shih. Tirmidhi, Birr, 28; Ibni Maxhe, Edeb, 4)

Këto të drejta janë, në themel, gjashtë:

Shkëmbimi i selameve (përshëndetjeve) gjatë takimit.

Përgjigje pozitive ndaj ftesës së komshiut.

Vizitë te komshiu i sëmurë.

Thënia (e urimit ose lutjes) "jerhamukallah".

Pjesëmarrja në raste vdekjesh dhe në varrim.

Dhënia e këshillës kur kërkohet. (Buhari dhe Muslim).







***İlm-i hukuktan sana bir nebze söyleyeyim***
***Takdir eder bu hükmü cümle zümre-i duhât***
***Bir Zât-ı Hak bilinmelidir bir de Hakk-ı Zât***
***Bâkisînin netîcesi yok, hepsi türrehât.***

***Po të flas një çikë ty nga shkenca e drejtësisë;***
***Këtë mendim e pranojnë tërë gjenitë:***
***Të njihet Individi i Drejtë dhe e Drejta për Individ[299];***
***Ç'mbetet, është pa rëndësi, gjë e kotë...***

Në optikën e Islamit, e drejta në radhë të dytë për sa i përket rëndësisë, është e drejta e personit, e cila, në terminologjinë e Islamit emërtohet **"e drejta e robit"** dhe, meqë Allahu e ka përjashtuar atë nga amnistia e Tij e lartë, bart një rëndësi të jashtëzakonshme.[300]

Pas kësaj, për sa i përket rëndësisë, vijnë **"të drejtat e kafshëve"**. Urdhri i Allahut që njerëzit t'i trajtojnë të gjitha krijesat me mëshirë dhe dhembshuri është një urdhër me veprim të përhershëm. Sjellja me mëshirë dhe dhembshuri ndaj kafshëve, përfitimi prej të cilave është fetarisht i lejueshëm, ushqyerja e tyre ashtu siç duhet, shfrytëzimi i tyre duke mos i lodhur tej mase dhe, pastaj, sigurimi i kushteve për pushimin dhe ripërtëritjen e forcave, janë nga urdhrat e lartë të Islamit. Në këtë specifikë, le t'ju ofrojmë disa porosi profetike dhe modele sjelljeje të profetit Muhammed (s.a.s.).

"**Sehl Ibni Rebi Ibni Amr el-Ensari** (r.a.) tha kështu:

"I Dërguari i Allahut (s.a.s.) kaloi pranë një deveje që i ishte ngjitur barku pas shpine (që i dalloheshin brinjët mbi lëkurë) dhe tha:

299. Siç mund të konstatohet më saktë nga teksti origjinal, në këtë varg, poeti bën fjalë për të Drejtën Hyjnore e cila jo vetëm në optikën e poetit, por në optikën e Islamit, ka dy aspekte: Individualitetin Hyjnor të së Drejtës, domethënë, të Drejtën Absolute të individualizuar në Zotin (e vërtetë), dhe të Drejtën e Individualitetit Hyjnor. Kjo është e drejta e radhës së parë, pra, "e drejta e Zotit", pas së cilës, në radhë të dytë, siç shprehet në paragrafin në vijim, vjen "e drejta e robit". Shën. i përkthyesit.

300. *"Kush ka vënë dorë mbi një të drejtë robi, menjëherë t'i kërkojë falje, t'i kërkojë t'ia bëjë hallall, sepse ditën e kiametit s'vlen as dërhemi, as dinari, kështu që, sevapet (mirësitë) e personit që ka vënë dorë mbi të drejtat e tjetrit (e një personi tjetër), i merren atij dhe i ngarkohen të dëmtuarit. Po qe se dëmtuesi s'ka mirësira, mëkatet e të dëmtuarit i ngarkohen atij.* (Buhari, Rikak, 48)







*"Kini frikë Allahun për këto kafshë që s'mund të flasin! I vini në punë të ushqyera dhe therini e hajini të ushqyera!"*[301]

"I Dërguari i Allahut (s.a.s.) hyri për të ngrënë në kopshtin e një ensari dhe vuri re atje një deve. Me ta parë Profetin (s.a.s.), deveja rënkoi dhe sytë iu përlotën. Profeti (s.a.s.) i shkoi devesë pranë dhe e përkëdheli me dhembshuri në gungat dhe pas veshëve. Deveja e ndërpreu rënkimin. Atëherë, Profeti pyeti për të zotin e saj:

*"Kush është i zoti i kësaj deveje? E kujt është kjo deve?"*

Doli një djalë i ri medinas dhe iu përgjigj:

"Kjo deve është e imja, o i Dërguari i Allahut!"

Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ia tërhoqi vëmendjen me këto fjalë:

*"A nuk ke frikë nga Allahu për këtë kafshë, për të cilën të ka bërë pronar? Ajo m'u ankua për ty se e ke lënë pa ngrënë dhe se e ke munduar shumë!"*[302]

"**Enesi** (r.a.) tha kështu:

"Kur ne bënim konak në një vend, ua shkarkonim barrën deveve, i vinim të hanin e të pushonin dhe pastaj viheshim në namaz!"[303]

"Siç rrëfen Ebu Hurejre (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka thënë kështu:

*"Dikur, një njeri që kish dalë në rrugë, e zuri etja shumë. Ai gjeti një pus, zbriti në të dhe piu ujë. Por, kur doli, ç'të shihte? Një qen me gjuhën e nxjerrë një pëllëmbë jashtë, mezi merrte frymë dhe, nga etja e madhe, lëpinte tokën me lagështirë. Duke menduar se qeni do të ishte etur shumë krejt si ai vetë, zbriti prapë në pus, e mbushi shapkën me ujë dhe, duke e mbajtur me dhëmbë, u ngjit lart dhe ia vuri qenit para që të pinte. Nga ky veprim, Allahu i Lartë mbeti i kënaqur dhe e fali atë njeri!"*

Në një rrëfim tjetër të Buhariut në lidhje me këtë ngjarje, thuhet: *"Allahu mbeti i kënaqur prej tij, e fali dhe e vendosi në xhennet!"*

Sahabet e pyetën:

301. Ebu Davud, Xhihad, 44.
302. Ebu Davud, Xhihad, 44.
303. Ebu Davud, Xhihad, 44.







“O i Dërguari i Allahut! A edhe për ne ka sevap prej kafshëve”

I Dërguari i Allahut iu përgjigj:

*“Si pasojë e sjelljes së mirë ndaj çdo gjallese ka sevap!”*[304]

Në një rrëfim tjetër të Buhariut dhe Muslimit, thuhet kështu:

*“Një qen gati në të ngordhur nga etja e madhe, vinte rrotull rreth një pusi. Një grua çifute e përdalë e vuri re qenin, e zbathi menjëherë çizmen, nxori ujë me të nga pusi dhe i dha të pijë qenit. Për shkak të këtij veprimi, gruaja u fal!”*[305]

“Eshtë normale që, përballë shembujve tipikë të dhënë nga Profeti, disa nga sahabet të kenë pyetur: “A mund të fitojmë sevap si pasojë e trajtimit të mirë të kafshëve?” Sepse sjellja me mëshirë dhe dhembshuri ndaj kafshëve nuk pati qenë as mendësi, as zakon veprimi në shoqërinë e asaj kohe. Profeti ynë i dashur i dërguar si mëshirë për botët ua pati tërhequr vëmendjen dhe i pati orientuar personat që e patën pyetur në këtë drejtim si dhe të gjithë njerëzit që mendonin si ta dhe pati deklaruar krejt haptazi se “do të fitohet sevap nga trajtimi i mirë i çdo gjallese”. Madje pati bërë të ditur se Allahu mbetet i kënaqur edhe nga mirësia që mund t’i bëhet një kafshe!

Informacionet e dhëna në variantet e tjera të rrëfimit të hadi-theve, e ndriçojnë gjendjen edhe pak më tej dhe bëjnë të ditur se personi apo gruaja e përdalë të cilët i kanë dhënë ujë qenit të etur, si pasojë e veprimit të tyre, janë falur nga Allahu dhe kanë fituar xhennetin! Kjo do të thotë se të mirat që do u bëhen krijesave të Allahut, janë dëmshpërblim për disa mëkate!”[306]

Kurse në një hadith tjetër, Profeti (s.a.s.) ka bërë të ditur se “gruaja e cila e ka lënë pa ngrënë macen dhe është bërë shkaktare për ngordhjen e saj, si pasojë, ka shkuar në xhehennem!”

Gjatë një udhëtimi, muslimanët patën qëndruar për të pushuar në një vend ku një zog kishte lënë vezët. Njëri i mori vezët, kurse

304. Buhari, Musakat, 9, Mezalim, 23, Edeb, 27; Muslim, Selam, 153: Veç k -saj, shih. Ebu Davud, Xhihad, 44; Ibni Maxhe, Edeb, 8.

305. Buhari, Enbija, 54; Muslim, Selam, 155.

306. Rijadu’s-Salihin, vëll. I, f. 464.







zogu nisi të përplaste krahët nga dëshpërimi. Atëherë, Profeti e gjeti njeriun që i kishte marrë vezët dhe e urdhëroi që t'i vinte në vend![307]

Ka qenë si rrjedhojë e kësaj vetëdijeje dhe e këtyre kritereve islame, që në muret e ndërtesave të mbetura nga koha e Osmanëve, vihen re **"shtëpitë e zogjve"**. Ato qenë bërë gjatë ndërtimit të ndërtesave me qëllim që zogjtë të strehoheshin dhe mbroheshin gjatë shiut dhe të ftohtit të ashpër.

Nga ana tjetër, tek Osmanët që kanë qenë pothuaj një qytetërim vakfesh, është mjaft i njohur fakti që ngriheshin vakfe për lejlekët që, kur vinte stina e shtegtimit, nuk shtegtonin dot!

**cc) Mbrojtja e mjedisit**

Gjëja më e domosdoshme për mbrojtjen e **"ekuilibrit ekologjik"**, domethënë, për mbrojtjen e mjedisit si kusht i pamënjanueshëm për sigurimin e vazhdimësisë së jetës, është shmangia nga shpenzimi i tepërt gjatë plotësimit të nevojave, domethënë, respektimi i ekonomizmit në përdorimin e mjeteve të jetesës, gjë që është një nga urdhrat më të parë të Islamit. Allahu i Gjithëmadhnueshëm urdhëron:

**"Hani, pini, por mos shpërdoroni!"**[308]

Dhe shpall se **"nuk i do ata që shpërdorojnë"**.

Edhe Profeti Muhammed i dërguar si mëshirë për botët, ka porositur:

*"Tregohuni kursimtarë dhe ekonomiqarë edhe kur të jeni duke marrë abdest në një përrua!"*[309]

Pa asnjë dyshim, këto urdhra dhe porosi shprehin domosdoshmërinë e përjetimit të respektimit të kursimit dhe ekonomizmit si një shprehi e vazhdueshme. Edhe **Gandi** e famshme ka thënë:

"Jeto thjesht që edhe njerëzit e tjerë të kenë mundësi të jetojnë!.."

---

307. Ebu Davud, Tirmidhi.
308. Kur'ani, A'raf: 31.
309. Ibni Maxhe, Ikame, 193.







Kjo do të thotë se **"mbishpenzimi dhe shpërdorimi"**[310] janë përdhunim i të drejtave të njerëzve të tjerë.

Në botën perëndimore e cila përparon vetëm me anë të sundimit të mendjes që e shtyn njeriun në interesa personale dhe egoizëm, me zhvillimin edhe të industrisë, **"nxitja dhe inkurajimi i mbishpenzimit dhe shpërdorimit"** është bërë pjesë e pamënjanueshme e jetës ekonomike. Mirëpo nxitja dhe inkurajimi që i bëjnë ata konsumit me anë të parimit **"përdore dhe hidhe"**, qysh prej kohësh është duke e shtyrë tërë njerëzimin drejt katastrofës. Ime bijë e cila ka studiuar për fizikë në Angli, e shpreh kështu këtë gjendje në pjesën hyrëse të veprës së saj me vlerë, të shkruar mbi këtë specifikë:

*"Ndotja e mjedisit dhe rezultati imediat dhe i pashmangshëm i kësaj, asgjësimi i jetës natyrale, si një nga çështjet më të rëndësishme të ditëve tona, është përshpejtuar pas Luftës së Dytë Botërore me zhvillimin e industrializimit. Në Perëndim, ata që deshën t'i bëheshin pengesë këtij procesi, ngritën grupe e shoqata të ndryshme që kishin për qëllim dhe synim të mbrojnë natyrën dhe jetën natyrore. Në vitin 1979, pasi **Herbert Gruhl** dhe **Petra Kelly** bashkuan 250 grupe environmentalistësh ose, siç i quajmë ndryshe, ne, ekologjistësh, dhe formuan në Gjermani partinë e të jeshiltëve (ekologjistëve) **Die Grünen**, ideja e **"të jeshiltës"** (ekologjizmit) u vesh me petkun politik. Këtë e ndoqën, pastaj, **La Verts** në Francë, **De Gröenen** në Hollandë, **The Green Party** në Kanada dhe Angli.*

*Kurse në vitet tetëdhjetë, **partitë joekologjiste** e panë të nevojshme që brenda tyre të ndodhej edhe një grup ekologjistësh i cili të interesohej **për çështjet ekologjike**. Për më tepër, herë sinqerisht e, herë, vetëm për të mbledhur vota, filluan të pretendojnë se*

---

310. Në origjinal: israf. Fjala arabishte "israf" do të thotë edhe mbishpenzim, edhe shpërdorim. Të dyja këto fjalë në shqip shprehin nuanca kuptimore të ndryshme që i përmban fjala "israf". Kështu, mbishpenzimi është bërja e shpenzimeve të tepërta për plotësimin e një nevoje jetese, e cila mund të plotësohet edhe me shpenzime më të pakta. Në këtë rast, nënkuptohet se materiali i shpenzuar të paktën është përvetësuar, nuk është hedhur poshtë. Kurse, ta zëmë, kur përgatitet një porcion gjelle me mish dhe, në vend të 100-200 gram mish të mjaftueshëm për një person, futet 500 gram mish dhe, pastaj, një pjesë e gjellës hidhet pasi del e tepërt, në këtë rast kemi të bëjmë jo vetëm me mbishpenzim, por edhe me shpërdorim. Po kështu, gjatë marrjes së abdestit, në qoftë se e hapim rubinetin me të tepërt, një pjesë e ujit do të rrjedhë kot, pasi nuk do të jetë i nevojshëm për abdestin i cili mund të plotësohet me më pak ujë. Shën. i përkthyesit.







***"ishin të jeshiltë të paktën sa të jeshiltët vetë"**! Mirëpo që të bëheshin me të vërtetë **"të jeshiltë"**, duhej që pretendimet e tyre të mos mbeteshin vetëm fjalë, por të shndërroheshin në veprime!*

*Shtetet e industrializuara të cilat s'kanë marrë asnjë masë brenda një periudhe kohore prej pesëdhjetë vjetësh, këtej e tutje nuk mund të presin shpëtimin e botës duke qëndruar vetë vetëm si **"të jeshiltë"**. Sepse, së pari duhet riparuar dëmtimi i bërë gjer tani, gjë që kërkon shpenzime prej trilionash dhe kjo faturë shtohet nga pak e për ditë. **Çështjet ekologjike të dimensioneve madhore**, si shpimi i shtresës së ozonit, radiacioni që përhapet përreth kur shpërthejnë centralet e energjisë atomike ose nga mbetjet teknologjike funksionale të tyre ose të disa degëve të industrisë, sipërfaqe të mëdha pyjesh që priten ose digjen çdo ditë, shiu acid dhe ndotja e mjedisit me gazrat helmuese që lëshojnë në ajër industria dhe skapamentot e automjeteve, ngrohja e klimës dhe ndryshimet që po pëson ajo, burimet ujore që ndyhen dhe helmatisen me hedhjet kimike, toksike dhe radioaktive në lumenj e dete, si dhe zhdukja e llojeve shtazore që jetojnë në këto ujëra, këto çështje ekologjike të dimensioneve madhore, pra, presin mbështetjen e shteteve."*[311]

Shkaku themelor i kësaj ecurie drejt katastrofës është vështrimi i natyrës thjesht si një eveniment material, si dhe pamundësia për t'i konceptuar ose, më keq, prirja për t'i mohuar cilësitë e saj metafizike. Mirëpo Zoti urdhëron:

**"Shtatë kat qiell e tokë si dhe ato që ndodhen në to, e madhërojnë Allahun. Nuk ka asgjë që të mos e madhërojë Allahun me lavdërim dhe falenderim, por ju nuk e kuptoni dot madhërimin e tyre."**[312]

Në Kur'an janë edhe shumë ajete të tjerë të ngjashëm[313] që, të gjithë së bashku, tregojnë se qeniet në natyrë nuk janë thjesht identitete materialesh të ngurtë, por bartin edhe disa cilësi jomateriale të pamundura për t'u rrokur nga konsiderata jonë.

---

311. **F. Mehlika Mısıroğlu**, Yeşil, Çevre ve İslâm, İstanbul, 1994, f. 13 e në vazhd.

312. Kur'ani, Isra: 44.

313. **"A nuk e shihni se gjithçka ka në qiej e në tokë, dielli, hëna, yjet, malet, pemët dhe shumica e kafshëve dhe njerëzve i bëjnë sexhde Allahut?"** (Kur'ani, Haxh: 18)

**"Edhe bimët dhe drurët pa trung i bëjnë sexhde Allahut!"** (Kur'ani, Rahman: 6)







Zoti ka vënë në dispozicion të njeriut një gjithësi në funksion me një ekuilibër të përkryer[314] dhe po të duhej shprehur sipas deklaratës hyjnore, e ka bërë gjithësinë **"të ulë kokën"** para njeriut! Njeriu është **"zëvendësi"** dhe **"mbajtësi i amanetit"** të Zotit mbi tokë. Mbrojtja e këtij amaneti pa e tradhtuar atë është një nga urdhrat bazë të botëkuptimit islam. Perëndimorët të cilët po përparojnë veçanërisht në industri dhe, duke u bërë çdo çast e më shumë egoistë, po i konsumojnë në mënyrë egoiste mundësitë e natyrës me një logjikë prej plangprishësi, po e zvarrisin tërë njerëzimin drejt katastrofës. Ndotja e ujit dhe ajrit, shkatërrimi i bimësisë së gjelbër, shpimi i shtresës së ozonit, s'janë gjë tjetër përveç kambanave të katastrofës që skanë filluar të bjenë. Këtë gjendje, Kur'ani i Shenjtë ka shekuj që e paralajmëron:

**"Disa fatkeqësi që i godasin njerëzit janë përfundime të vetë bëmave të tyre"**[315]

Dhe urdhëron:

**"Intriga doli sheshit në tokë e në det për shkak të bëmave të njerëzve me duart e tyre... Prandaj Allahu do t'i bëjë të shijojnë disa nga rezultatet e këqija të bëmave të tyre, se mos kthejnë..."**[316]

Ja, pra, sot është bërë e qartë se po shkohet drejt një dite ndëshkimi. Tokat po kthehen në djerrina jopjellore; për shkak të ngrohjes globale si rezultat i shpimit të shtresës së ozonit, uji i lumenjve po pakësohet, liqenjtë po thahen, me mbeturinat industriale po ndotet atmosfera, madje, tërë natyra, mjedisi po mbushet me materiale kancerogjene.

Por a mos do të ndodhte kështu sikur të respektoheshin urdhrat e Islamit?

---

**"A nuk e shihni madhërimin e personave në qiej e në tokë, madhërimin e zogjve dhe shpendve që fluturojnë tufa-tufa? Secili prej tyre lutet dhe madhëron sipas mënyrës së tij!"** (Kur'ani, Nur: 41)

**"Kafshët që ecin në tokë dhe zogjtë e shpendët që fluturojnë me flatra, janë popullata sikurse ju!"** (Kur'ani, En'am: 38)

314. **"S'ka dyshim se Ne e kemi krijuar çdo gjë sipas një mase** (të ekuilibruar)**."** (Kur'ani, Kamer, 49)

315. Kur'ani, Shura: 30.

316. Kur'ani, Rum: 41.







Me të vërtetë, Kur'ani i Shenjtë e ndalon me forcë mbishpenzimin dhe shpërdorimin dhe i shpall këto si **"vëllazëri me shejtanin"**[317]. Kur'ani i Shenjtë nuk urdhëron shkatërrimin e natyrës, përkundrazi, rregullimin dhe sistemimin e saj![318] Ky urdhër është në atë shkallë i rëndësishëm, saqë Profeti (s.a.s.) i cili ka porositur që *"më i mbari i njerëzve është ai që bëhet më i dobishmi për ta"*[319], në një porosi tjetër profetike ka thënë:

*"Edhe kur kiameti t'ju jetë afruar pranë, po të keni në dorë një fidan dhe kohë për ta mbjellur atë, mbilleni!"*[320]

Hadithe të tillë janë shumë. Përgjithësisht:

*"Për atë që mbjell një pemë, Allahu shkruan mirësi sa prodhimi që merret nga ajo pemë!"*[321]

*"Kush e përmirëson dhe e bën sërish pjellore një parcelë të thatë, shterpë e të lënë djerr, Allahu e shpërblen për këtë veprim. Sa herë që një gjallesë të përfitojë prej asaj parcele, përmirësuesit të saj i shkruhet sadaka!"*[322]

*"Po qe se një musliman mbjell një pemë, prodhimi që hahet prej saj është patjetër sadaka për të. Edhe frutat e vjedhura prej saj janë për të sadaka. Edhe ato që hanë kafshët e egra është sadaka. Edhe ato që hanë zogjtë dhe shpendët është sadaka. Edhe prodhimi i ngrënë e i konsumuar nga çdokush prej saj është sadaka për mbjellësin e saj!"*[323]

"Një teksti marrëveshjeje të përgatitur nga Profeti, i qenë vënë si nen edhe këto kushte: luginat e zonës së Taifit merren nën mbrojtje; ndalohet dëmtimi i mbulesës bimore të gjelbër dhe gjuetia e kafshëve; ndëshkohen të gjithë ata që i shkelin këto kushte!"[324] Ky veprim përbën një pararendës të mendësisë së sotme të mbrojtjes së vlerave (kryesisht natyrore).

---

317. Kur'ani, Isra: 26-30; Taha: 81.

318. **"Eshtë Allahu që ju ka krijuar mbi tokë dhe që dëshiron ta rr - gulloni e ta zbukuroni atë!"** (Kur'ani, Hud: 61)

319. Sujuti, el-Xhamiu's-Sagir, II, 8.

320. Buhari, Edebu'l-mufred, f. 168.

321. Ahmed b. Hanbel, Musned, 415.

322. Munavi, Fejzul Kadir, 6/39.

323. Munavi, Musakat, 7; Buhari, Edeb, 27, Hars, 1.

324. **Muhammed Hamidullah**, İslam Peygamberi, İstanbul, 2003, vëll. I, f, 500.







Në periudhën e kalifatit të **Hz. Omerit** (r.a.), **Sa'd b. Ebi Vakkas** (r.a.), duke e marrë për bazë këtë qarkore, e pati ndëshkuar dikë që pati vepruar në kundërvajtje me të.[325] Gjithashtu, Profeti (s.a.s.) e pati ndaluar prerjen e drurit Sidr, një bimë shkretëtire, ajo, nën hijen e së cilës pushonin njerëzit dhe kafshët, si dhe e pati mallkuar atë që do ta priste këtë dru.[326]

Urdhrat dhe porositë islame për të jetuar duke respektuar qëndrimin ekonomik, për të mos e dëmtuar dhe shkatërruar natyrën, por për t'u përpjekur për ta përmirësuar, rregulluar dhe sistemuar atë, si dhe shembujt historikë mbi zbatimin e këtyre urdhrave dhe porosive janë të shumtë.

Le t'i japim fund kësaj teme duke përmendur nga këto vetëm disa shembuj nga osmanët, të cilët, pas muslimanëve të Shekullit të Lumtur, e patën kuptuar dhe zbatuar Islamin më mirë.

Shihni sa mësimdhënëse janë këto konkluzione që përmbahen në një akt-dhurimi të **Sulltan Mehmetit II, Ngadhnjimtarit**:

"Në çdo rrugë dhe rrugicë të Stambollit të caktohen dy vetë. Ata do të shëtisin andej në orë të caktuara të ditës duke mbajtur me vete enë me pluhur gëlqereje dhe qymyri që do ta hedhin sipër pështymave. Për këtë punë, do të marrin një pagë mujore prej 20 akçesh. Të caktohen edhe 10 kirurgë, 10 mjekë dhe 3 infermierë të cilët, në ditë të caktuara të muajit, të dalin nëpër qytet, të trokasin pa përjashtim në çdo portë dhe të pyesin nëse ka të sëmurë në atë shtëpi. Nëse ka, t'u bëjnë të sëmurëve vizitat dhe mjekimet e duhura dhe, në pamundësi, ta ngrenë e ta shtrojnë të sëmurin në spital për t'u mjekuar atje pa pagesë.

Mos e thëntë Zoti, mund të ndodhë ndonjë krizë ushqimore. Në ato raste, 100 armë që kam lënë, t'u jepen personave të aftë të cilët, të dalin për gjah në mal në kohën kur shpendët nuk janë në periudhën e shumëzimit dhe të mos na i lënë të sëmurët pa ushqim!"[327]

"Në lidhje me ujësjellësin e Stambollit të shtruar nga **Arkitekt Sinani**, që bartte ujërat e Kërëkçeshme nëpër pyjet e Sarëjerit, qe ndaluar me një dekret perandorak ndërtimi i çdo lloj banese, stalle

325. Ebu Davud, Menasik, 96.

326. Ebu Davud, Edeb, 159.

327. **İbrahim Özdemir, Münir Yükselmiş**, İslam ve Çevre Sorunları, A -kara, 1995, f. 126-127.







apo hangari si dhe çdo grumbullim plehu gjer në 20 arshin largësi nga të dy anët e ujësjellësit."[328]

Këta janë vetëm disa shembuj të vegjël nga qindra shembuj që mund të jepen mbi rëndësinë e kushtuar në kohën e osmanëve ndaj pastërtisë dhe mbrojtjes së mjedisit!

328. **Nevzat Kor, İzzet Öztürk, Mehmet Borat**, *Çevre Kirlenmesinin Tarihi Gelişimi*, İnsan ve Çevre, f. 150 (K. Çeçen, *Tarih Boyunca Türkler Tarafından Yapılan Su Tesisleri ve Türk Toplumunda Su Kültürü*, İTÜ Vakıf Dergisi, Yıl 1990, Nr. 2, f. 15-26.







## E. PARIMI I REALIZMIT

Fakti që botëkuptimi islam është realist, është domosdoshmëri e natyrshme e qëllimit final të tij. Ndërkaq, ky qëllim final është një rezultat praktik i cili mund të përmblidhet si realizim i paqes, qetësisë, prehjes dhe lumturisë për njeriun dhe në shërbim të tij, duke mos qenë, kjo, e posaçme vetëm për këtë botë të përkohshme ku jetojmë, por e tillë që të përfshijë Botën dhe Përjetësinë! Për më tepër, meqë njeriu përbëhet nga trupi dhe shpirti, ky qëllim i ka përfshirë të dyja këto.

Cilësia e realizmit të botëkuptimit islam shfaqet edhe në konkluzionet e tij **"parimore"**, edhe në ato **"metodike"**[329].

Pa asnjë dyshim, shfaqja në konkluzionet parimore është rezultat i faktit që botëkuptimi islam është një fe e natyrshme, fe e natyrës dhe e krijimit. Me të vërtetë, meqë botëkuptimi islam është parashtruar duke u mbështetur në dijen e përgjithshme të Zotit, është një përmbledhje urdhrash dhe ndalimesh të parashtruara sipas prirjeve përkatëse të qëllimit final të krijimit të të gjithë krijesave – me njeriun në krye – si dhe të realizimit të këtij qëllimi. Me faktin që ka ndaluar çdo gjë që e ka parë të shëmtuar tek natyra krijimore (fitrat) e njeriut, e paprishur me një sërë faktorësh ndikues negativë, si dhe ka urdhëruar gjërat që i ka parë të pranueshme e me interes, botëkuptimi islam gëzon cilësinë të jetë në të drejtën e sotme moderne, plotësisht në përputhje me **"Teorinë e së Drejtës së Natyrshme"**.[330] Në Islam, të gjitha urdhrat dhe ndalimet e cilësisë së urdhrit janë parashtruar sipas domosdoshmërive të krijimit.

---

329. Në origjinal, përkatësisht: esâsî, usûlî. Shën. i përkthyesit.

330. Për hollësi, shih**. Louis Le Fur**, Tabiî Hukuk Nazariyesi ve Modern Dok - rin (përkth. **Nihat Erim**), Ankara, 1940.







Për më tepër, të gjitha urdhrat dhe ndalimet në fjalë mbi natyrën krijimore janë reflektime të një dijeje hyjnore dhe absolute mbi prirjet e natyrshme, esenca e të cilave nuk mund të konceptohet me anë të njohjes njerëzore. Ndërkaq, meqë natyra krijimore mbetet gjithmonë e njëjtë ngaqë është e pandryshueshme në entitetin e saj esencial, në përputhjen dhe përshtatshmërinë e urdhrave dhe ndalimeve islame ndaj kërkesave të saj, kurrë nuk mund të ndodhë ndonjë dobësi ose humbje vlere me kohë dhe për sa i përket përputhjes me interesat! Kjo gjendje, nëse mund të shprehemi kështu, i përngjet asaj që, në veprat njerëzore, të gjitha ato çka konsiderohen klasike, nuk e humbin vlerën me kalimin e kohës, por e ruajnë vlefshmërinë. Dihet se vepra të tilla të cilat s'u përkasin evenimenteve kalimtare, duke mos e ndryshuar natyrën krijimore të njeriut, reflektojnë veçori që mbeten gjithmonë permanente. Për shembull, e tillë është vepra dramatike e **Shekspirit**,[331] sepse veprat në fjalë kanë zgjedhur për temë prirje natyrore që janë gjithmonë të pranishme në natyrën krijimore të njeriut, si urrejtja, neveria, pasioni, etj.

Kurse realizmi i botëkuptimit islam në konkluzionet metodike është rezultat i faktit që botëkuptimi islam është parashtruar me qëllim për t'u zbatuar praktikisht. Për ta siguruar këtë, disa konkluzione

---

Po të analizohet kjo vepër ose ndonjë vepër tjetër çfarëdo mbi **"Të Drejtën e Natyrshme"**, do të vërehet me habi se një pjesë e veçorive natyrore-krijimore të njeriut, të cilat nuk kanë ndryshuar kurrë, por kanë mbetur gjithë po ato, ende nënvleftësohen dhe anashkalohen për shkak të kundërshtimit fanatik të rrënjosur ndaj fesë. Për shembull, kur për burrin dhe gruan (mashkullin dhe femrën) parashtrohen dhe ofrohen të drejta dhe përgjegjësi, mendohet dhe veprohet sikur burri dhe gruaja (mashkulli dhe femra) të kishin të njëjtat veçori natyrore-krijimore. Mirëpo, gruaja (femra) është e fuqishme në ndjenja dhe e dobët fizikisht, kurse burri (mashkulli) ka një natyrë krijimore krejt të kundërt me të. Parashtrimi dhe propozimi i një sistemi drejtësie duke i pranuar si të barabartë burrin me gruan (mashkullin me femrën) në të drejtat dhe përgjegjësitë, po e çon Botën Perëndimore në rrënim. Familja është lëkundur në themel dhe, me shterpësinë gjenealogjike, është shfaqur një prirje konsumimi që e çon atë (familjen) drejt asgjësimit. Sigurisht, sepse pjesëmarrja e gruas bashkë me burrin në veprimtari shoqërore në të njëjtat kushte, përbën një pengesë serioze për gruan që të plotësojë **funksionin e saj amësor**.

Eshtë për këto arsye që e vetmja **"E Drejtë e Natyrshme"** mbi tokë është e Drejta Islame. Sepse ajo merr parasysh vetëm veçoritë natyrore-krijimore dhe lokale. Ajo nuk tregon konsideratë për hipotezat subjektive dhe arbitrare në opozicion me realitetin!

331. Emri që ka përdorur ky dramaturg i famshëm, jo vetëm nuk ndodhet në anglishte para tij, por edhe s'është përdorur nga askush tjetër. Sipas një pretendimi, ai ka qenë një musliman i fshehtë si edhe **Cervantesi** i **"Don Kishotit"**! Sipas të njëjtit pretendim, ai e ka përdorur si emër një fjalë të tillë që s'ndodhet në anglishte, vetëm për t'u fshehur. Gjithashtu, pretendohet se emri **"Shakespeare"** është një lloj kalku i përshtatur sipas emrit "Sheh Pir"!..







janë parashtruar si **“rregull, detyrim”** (azîmet), kurse disa të tjera, si **“përjashtim, lejim”** (ruhsat). Për shembull, meqë në të gjitha gjallesat, vazhdimi i brezit është kushtëzuar me ligjin e bashkimit mashkull-femër, martesa për njerëzit është urdhër hyjnor. Por në disa kushte, vazhdimi i brezit që synohet me anë të martesës, mund të mos sigurohet me anë të një martese të vetme (monogamisë). Prandaj, si përjashtim-lejim, është lejuar një martesë e dytë, nga të cilat, e para është domosdoshmëri rregulli, kurse e dyta është domosdoshmëri përjashtimi (lejimi). Kjo specifikë që deshëm ta sqarojmë me një shembull të vetëm, tregon se, në botëkuptimin islam, domosdoshmëritë e lokalizuara të emërtuara **“masllahat”**, domethënë, “interesa apo dobi të posaçme”, janë mbajtur jashtëzakonisht parasysh. Ndërsa të gjithë urdhrat me cilësi konkluzion urdhërues janë të përgjithshëm, përjashtimi/lejimi (ruhsat) kanë të bëjnë me gjendje përjashtimore që njerëzimi sapo fillon t’i njohë, si dhe me të drejtat e pakicave.

Dhe, tani, le t’i sqarojmë këto edhe pak më tej.

### a) Islami është fe e natyrshme

Siç e kemi thënë edhe në fillim, në Univers nuk ka gjë të kotë dhe absurditet. Çdo qenie, madje çdo fragment i saj, është krijuar mbi një urtësi dhe është pajisur me cilësi të përshtatshme për realizimin e asaj urtësie.[332] Kjo është përfundim i natyrshëm i faktit që Krijuesi është **“transcendental”**.

---

332. *“Janë botuar shumë vepra mbi rregullin dhe rendin në Univers. Njohurive në këto, në vartësi të zhvillimeve në shkencat e natyrës, u shtohen çdo ditë njohuri të reja. Prandaj mund të thuhet se kërkimet dhe studimet në fushën e shkencave pozitive përbëhen nga veprimtaria për ta zbuluar nëpërmjet* ***mendjes (arsyes)*** *artin dhe fuqinë e Krijuesit. Në këtë specifikë, zbulimi i ADN-së ose dalja në shesh e internetit i cili ka dalë në shesh pasi është kuptuar se atmosfera është një depo zërash dhe pamjesh të pafundme si një lloj “libri punësh”, sigurisht që nuk është stacioni i fundit. Fundi i këtyre zbulimeve është* ***“mrekullia profetike”****. Domethënë, gjërat mrekullore që kanë realizuar profetët në formë mrekullish, do të shndërrohen në gjëra shkencërisht të mundshme për t’u imituar dhe zbatuar dhe, në këtë mënyrë, cilësia e jetës së kësaj bote si* ***“provë”****, do të eliminohet.*

*Kurse rezultati i kësaj do të jetë kthimi i universit tek* ***“njeriu i parë”*** *duke u asgjësuar universi si domosdoshmëri krijimi.*

*Dhe, tani, le t’i përforcojmë këto që thamë me anë të një huazimi të vogël nga veprat e shkruara mbi rregullin dhe rendin në Univers.*

*Le t’ia paraqesim vëmendjes suaj diskutimin me temë* ***“Shtatë shkaqe që e kanë bërë një shkencëtar ta besojë Zotin”*** *në veprën me titull* ***“Njeriu nuk***







***ndodhet i vetëm"*** *të ish kryetarit të Akademisë së Shkencave të Nju Jorkut,* ***A. Cressy Morrison****:*

*"Këto shtatë shkaqe si më poshtë më bëjnë mua personalisht të besoj në ekzistencën e Zotit:*

***E para****: Mund ta vërtetojmë me ligjin matematik të pandryshueshëm se është një arsye konstruktuese e madhe që e ka bërë projektin e gjithësisë sonë dhe e ka realizuar atë sipas atij projekti.*

*Futni në xhep dhjetë monedha të shënuara me numrat 1-10 dhe përzjejini mirë. Tani përpiquni t'i nxirrni nga xhepi një nga një dhe me radhë nga njëshi, tek dhjeta dhe, pas çdo tërheqjeje, futeni prapë në xhep monedhën e tërhequr dhe përzjejini mirë e mirë. E dimë matematikisht se, në veprimin e parë, mundësia për ta nxjerrë njëshin është një në dhjetë raste. Për çdo numër pasues, mundësia për ta nxjerrë atë rritet me dhjetëfish, pra, mundësia për ta nxjerrë njëri pas tjetrit njëshin dhe dyshin është një në njëqind raste. Kurse mundësia për t'i nxjerrë njëri pas tjetrit numrat një, dy dhe tre është një në një mijë raste dhe kështu më titje. Përfundimisht, mundësia për t'i nxjerrë të gjitha numrat nga njëshi, tek dhjeta, sipas radhës, është një mundësi shumë e largët që arrin në një në një milion!*

*Në të njëjtën mënyrë, në tokë ekziston nevoja e aq kushteve matematike dhe kategorike për të formuar jetën, saqë mundësia që të gjitha kushtet në fjalë të krijohen rastësisht ashtu siç duhet, është e barabartë me zero.*

*Toka rrotullohet rreth boshtit të vet me shpejtësi një mijë milje në orë. Po qe se nuk do të ndodhte kështu, por do të rrotullohej me shpejtësi njëqind milje në orë, dita dhe nata do të ishin më të gjata se ç'janë tani, për pasojë, dita e gjatë do ta digjte dhe shkatërronte bimësinë, kurse ç'bimësi do të mbetej pa u shkatërruar nga dita, do të ngrinte natën dhe do të shkatërrohej për këtë shkakun tjetër.*

*Po kështu, temperatura në shtresën e jashtme të diellit i cili është burimi i jetës sonë, është dymbëdhjetë mijë Farenhait. Largësia e botës sonë nga dielli është e tillë që zjarri i tij që s'di të shuhet, neve na ngroh aq sa duhet! Po qe se nxehtësia e diellit për ne do të pakësohej gjysmë për gjysmë, ne do të ngrinim nga të ftohtit, kurse po të shtohej gjysmë për gjysmë, të gjithë do të përcëlloheshim.*

*Pozicioni i tokës me pjerrësi të boshtit 23 gradë ndaj planit horizontal, bën që të formohen stinët. Po qe se tokës nuk do t'i ishte dhënë një pjerrësi e tillë, avujt që ngrihen nga oqeani do të lëviznin drejt veriut dhe jugut duke i kthyer kontinentet në copa akulli.*

*Edhe hëna, në vend të largësisë aktuale që ka nga toka, do të ndodhej më afër, për shembull, vetëm pesëdhjetë mijë milje larg, baticë-zbaticat në tokë do të ishin aq të fuqishme, saqë të gjithë kontinentet do të mbuloheshin nga uji dy herë në ditë. Në këtë mënyrë, edhe malet do të rrafshoheshin nga erozioni i vazhdueshëm i ujit.*

*Po qe se korja e tokës do të ishte dhjetë këmbë e trashë, do ta thithte dioksidin e karbonit dhe oksigjenit dhe nuk do të mbetej më bimësi. Ose, po qe se shtresa e atmosferës do të ishte më e hollë se ç'është, çdo ditë, miliona meteorë që digjen larg nesh, do të përplaseshin në tërë anët e botës sonë duke i dhënë zjarr çdo vendi.*

*Nga të gjitha këto dhe nga një sërë shembujsh të tjerë, kuptojmë se jeta mbi tokë nuk është e rastit. Nuk ekziston as mundësia një për një milion që jeta në tokë të jetë shfaqur rastësisht.*

***E dyta****: Fakti që jeta bën me të gjitha mundësitë gjithçka për të kërkuar mundësitë me qëllim për të arritur synimin e saj, është një shfaqje e urtësisë hyjnore që përfshin në vetvete gjithçka.*







*Ç'është gjëja që i thonë "gjëllesë"? Askush gjer më sot nuk e ka kuptuar këtë plotësisht. S'ka as peshë, as gjerësi, as gjatësi, por, pa diskutim, ka një fuqi. Një rrënjë që rritet, e plasarit shkëmbin! Kjo fuqi ka ngadhnjyer edhe mbi ujin, edhe mbi tokën, edhe mbi ajrin. Katër elementët e jetës (uji, zjarri, dheu dhe ajri) janë nën urdhrat e saj. Ajo e prish strukturën e tyre dhe pastaj sërish i sintetizon.*

*Ky skulptor që i thonë "jetë", u jep trup të gjitha gjërave që jetojnë; është një piktor që i jep formë çdo gjetheje të çdo bime dhe që i jep ngjyrë çdo luleje.*

*Jeta është një muzikant që e ka mësuar çdo zog se si të cicërojë këngën e dashurisë së saj, që i ka mësuar insektet se si të merren vesh ndërmjet tyre përmes mijëra tingujsh.*

*Jeta është një kimist me specializim të lartë. Ajo u jep frutave dhe erëzave shije, trëndafilave, aromë. Nga uji dhe acidi karbonik bën sheqer dhe dru dhe, duke i bërë këto, e lë të lirë oksigjenin në mënyrë që krijesat të mund të marrin frymë.*

*Mendoni një pikë protoplazme aq të vogël sa pothuajse të mos shihet dot. Diçka e tejdukshme, viskoze si pelte, me aftësi lëvizjeje, diçka që merr fuqi nga dielli. Kjo qelizë e vetme, kjo pikë lëngu e turbullt por edhe e tejdukshme përmban farën e gjësë që i thonë jetë dhe ka fuqi që këtë jetë t'ia përçojë çdo gjëje sado të vogël që e përvetëson këtë jetë dhe jeton. Fuqia dhe forca në këtë pikëz lëngu është më e madhe se fuqia që zotërojnë bimët, kafshët dhe njerëzit, sepse prej saj ka dalë e gjithë jeta. Nuk është natyra që e ka krijuar këtë jetë. Malet që nxjerrin flakë e zjarr nga gjiri i tyre apo deti i kripur janë shumë larg nga aftësia për ta krijuar një qenie të tillë.*

***E treta**: Veprimet që vëmë re tek kafshët nuk lënë asnjë dyshim se është një krijues i mirë i cili u ka falur atyre të vetmen mbështetje për ta, atë që i thonë "instinkt".*

*Pasi qëndron për vite të tëra në det, i vogli i peshkut salmon kthehet në përroin që është vatani i tij origjinal, madje pikërisht në vendin ku ka lindur, në bregun ku përroi derdhet në lumë...*

*Ç'është ajo gjë që e çon atë pikë për pikë tek vendi ku ka lindur, tek "vendi amë"? Po qe se do ta merrni këtë peshk e do ta çoni në një përrua tjetër që derdhet në të njëjtin lumë, menjëherë do ta kuptojë se është në rrugë të gabuar dhe, duke u nisur nga lumi në kahje të kundërt me rrjedhën e tij, do të shkojë tek "përroi i vet" ku ka pasë lindur...*

*Kurse është më e vështirë për ta zgjidhur enigmën e ngjalave. Këto qenie që e lëshojnë njeriun nga çudia në çudi, është se kur u vjen koha e riprodhimit për vazhdimin e brezit, nisen nga përrenjtë dhe lumenjtë e të katër anëve të botës, kudo që të ndodhen, përfshi edhe ato që banojnë në Ujërat e Evropës, dhe, duke kapërcyer mijëra milje, detra dhe oqeane, arrijnë në thellësitë e Bermudas ku shumëzohen dhe vdesin!*

*Të vegjlit e lindur që pandehet se s'dinë gjë tjetër veçse që ndodhen brenda ujërave pa anë e pa fund, nisen për udhë në kahje të kundërt me udhën e bërë nga prindërit e tyre gjer aty, dhe, më në fund, jo vetëm që arrijnë në po atë breg nga janë nisur prindërit e tyre, por e vazhdojnë rrugën edhe më tej, gjer te lumi a përroi, gjer te liqeni apo liqenthi ku kanë qenë rritur ata, prandaj edhe është e vërtetë që nuk ka basene ujore ku të mos ketë tufa ngjalash! Ndërkaq, gjer tani, në ujërat e Evropës nuk është rastisur asnjë ngjalë e ujërave të Amerikës, po kështu, në ujërat e Amerikës nuk është rastisur asnjë ngjalë e ujërave të Evropës! Për më tepër, për shkak të udhëtimit më të gjatë që janë të detyruara të bëjnë ngjalat e ujërave të Evropës, Zoti ua ka bërë jetën një vit a ca më tepër më të gjatë!*

*Ç'është burimi i një ndjenje kaq të fuqishme orientimi?*







*Një grenzë e mposht karkalecin. Pastaj hap një gropë pastaj e pickon në një vend të tillë dhe në atë mënyrë, që karkaleci nuk ngordh, por vetëm e humb aftësinë për të lëvizur. Tashmë, karkaleci është bërë një copë mishi e konservuar! Pas kësaj, grenza lëshon vezët në atë mënyrë që, kur të dalin të vegjlit, të kenë mundësi ta kafshojnë dhe hanë pakngapak atë "ushqim të konservuar", pa e ngordhur, sepse ngrënia e mishit të ngordhur për të vegjlit do të thotë vdekje. Pastaj grenza-nënë fluturon larg dhe atje vdes pa i parë më kurrë të vegjlit e saj. Eshtë jashtë çdo dyshimi se kështu ka pasë vepruar edhe grenza e parë, përndryshe, sot nuk do të ekzistonte ndonjë kafshë e tillë mbi tokë. Lëvzje, veprime dhe teknika të tilla nuk mund të shpjegohen me arsyetime të tilla, si "përftime të mëvonshme" apo "përshtatshmëri". Këto u janë dhuruar atyre!*

***E katërta**: Tek njeriu ka diçka më shumë se instinkti i kafshëve: aftësia për të gjykuar. Nuk ka asnjë kafshë tjetër veç n<jeriut që të mund të numërojë gjer në dhjetë. Apo që të mundet tarrokë kuptimin e numrit dhjetë. Instinkti është si tingulli i vetëm i dalë nga flauti: i bukur, por i kufizuar! Kurse koka e njeriut i përmban të gjitha tingujt që dalin nga të gjitha instrumentet që përbëjnë orkestrën! Nuk ka nevojë për shumë përpjekje për ta kuptuar këtë pikën e katërt. Falenderuar qoftë që kemi aq mundësi mendimi, arsyetimi e gjykimi sa që, me anë të mundësisë që na është dhënë edhe neve një copëz nga arsyeja e përgjithshme, të shpjegojmë se ne jemi të tillë!*

***E pesta**: Shkaku i parë i nevojshëm për jetën e tregon veten në një sërë ngjarjesh që ne sot i dimë, por që **Darvini** s'i ka ditur. Për shembull, si çështja e mrekullisë së quajtur "gen". Gjëja që i thonë **"gen"** është aq e vogël, saqë edhe sikur t'i mbledhim në një vend të gjitha genet që përbëjnë të gjitha gjallesat që jetojnë në tokë, nuk do të mbushin dot as një gishtëz rrobaqepësi! Genet që nuk dallohen as me mikroskop, si dhe kromozomet, vendosen në çdo qelizë gjallese dhe përcaktojnë veçoritë e bimëve, kafshëve dhe njerëzve përkatës. Një gishtëz rrobaqepësi është aq e vogël sa të mos nxërë dot veç e veç të gjitha veçoritë individuale të mbi gjashtë miliard e gjysmë njerëzve të tokës, mirëpo të vërtetat mbi këtë specifikë nuk lënë hapësirë për lëkundje e dyshim!*

*Mirëpo, meqë qenka kështu, si ndodh që kjo gjë që i thonë **"gen"** fsheh brenda tij veçoritë e një sërë gjyshërish e stërgjyshërish? Si ndodh që në një hapësirë në mënyrë të pabesueshme aq të vogël të mund të fshehë dhe ruajë psikologjinë e secilit veç e veç?*

*Ja, pra, këtu, në qelizën e cila e përmban genin dhe e përcjell atë nga brezi në brez, nis, në fakt, zhvillimi. Fakti cilësor që një gen fare i vockël që s'dallohet dot as me mikroskop, miliona atome që i nxë brenda ai, mundin ta drejtojnë, kështu, tërë jetën mbi tokë, mund të jetë vetëm vepër e një dijeje dhe mjeshtërie të thellë që mund të dalë nga një erudit krijues, është e pamundur të shpjegohet me asnjë lloj teorie tjetër!*

***E gjashta**: Disa masa që ka marrë natyra, na detyrojnë neve ta pranojmë ekzistencën e një arsyeje të pakonsumueshme e cila mundet ta administrojë dhe drejtojë çdo gjë në mënyrë kaq të zgjuar, duke e parashikuar të ardhmen dhe duke vepruar pastaj sipas kësaj.*

*Shumë vite më parë, në Australi deshën të bëjnë një gardh dekorativ me një lloj kaktusi të importuar. Meqë në Australi nuk kishte insekte dëmtuese të atij lloj kaktusi, bima filloi të zhvillohej me hapa gjigantë.*

*Në përfundim të këtij zhvillimi shqetësues për australianët, kaktuset zunë gjerë e gjatë një sipërfaqe sa Anglia. Ato e detyruan popullsinë e fshatrave dhe qyteteve ku përhapeshin, ta linin vendbanimin e të iknin, ato shkatërruan toka bujqësore dhe*







Për shembull, le t'i marrim e trajtojmë burrin dhe gruan (mashkullin dhe femrën). Njëri nga qëllimet e krijimit të tyre është edhe vazhdimi i brezit (njerëzor). Për këtë, struktura trupore e tyre dhe organet e riprodhimit u janë krijuar në atë formë që ta plotësojnë njëri-tjetrin. Ndërsa trupi i femrës prodhon një vezë të vetme në muaj, mashkulli hedh në mitrën e gruas tre deri pesë milion spermatozoidë në një ejakulacion. Mirëpo vetëm njëri nga gjithë ata spermatozoidë arrin te veza dhe e fekondon atë, gjë që tregon se fuqia hyjnore nuk ia ka lënë fekondimin rastësisë. Edhe gjarpri, madje, kur do të lëshojë vezët, kërkon një vrimë ku ato të ndodhen në siguri. Edhe mitra amësore është "një vrimë" e tillë. Fuqia hyjnore e ka ngarkuar mashkullin me detyrën për ta fekonduar (mbarsur) femrën, kurse femrën, me detyrën për të lindur, dhe sipas kësaj i ka pajisur me mjetet e duhura.

---

*çifligje. Për t'i gjetur një zgjidhje kësaj, insektologët e përmbysën botën. Më në fund, gjetën një insekt që jetonte vetëm tek kaktuset dhe nuk hante gjë tjetër veç tyre. Gjithashtu, insekti në fjalë rritej shpejt se edhe nuk kishte asnjë armik në Australi. Pa kaluar shumë kohë, insekti arriti ta zotëronte situatën dhe ta ndalonte zhvillimin dhe përhapjen e mëtejshme të kaktusit. Sot kaktusi në fjalë ndodhet në një sipërfaqe mjaft të kufizuar dhe ka marrë fund së qeni një fatkeqësi për vendin. Ndërkaq, nga gjithë ajo mori insektesh që u prunë për ta luftuar përhapjen e kaktusit, kanë mbetur vetëm aq sa që të mund të jetojnë në kaktusat e mbetur dhe ta mbajnë nën kontroll zhvillimin e tyre.*

*Ekuilibre të tilla në natyrë janë siguruar përgjithësisht qysh më parë. Pse insektet që zhvillohen me shpejtësi nuk e invadojnë botën? Sepse ato s'kanë mushkëri si njerëzit, por vetëm një traké me të cilën marrin frymë. Ndërsa insektet zhvillohen e rriten, trakeja mbetet po ajo dhe, prandaj insektet mbeten vazhdimisht të vegjël. Në këtë mënyrë, atyre u është vënë një pengesë në rrugën e rritjes dhe zhvillimit duke ua kufizuar këtë proces. Po qe se nuk do të parandalohej rritja e tyre, në botë s'do të mbetej njeri. Pa mendoni sikur t'ju dalë para një insekt i stërmadh sa një luan!*

***E shtata**: Edhe fakti që njeriu mundet ta rrokë dhe konceptojë idenë e Zotit, është një argument më vete.*

*Ideja mbi Zotin është produkt i një aftësie hyjnore që ekziston tek njeriu dhe që është e posaçme vetëm për njeriun mbi tokë, i aftësisë së quajtur **"imagjinatë" (muhayyile)**. Eshtë në sajë të fuqisë së kësaj aftësie që vetëm njeriu mundet të gjejë prova dhe argumente mbi ekzistencën e gjërave që s'shihen. Mendimet që përfshijnë të gjitha kohët e shkuara e të ardhshme që i shpalos para njeriut kjo fuqi, nuk kanë anë e fund. Me anë të provave dhe argumenteve që nxjerr nga tërë përfytyrimet dhe synimet, njeriu mundet ta parandjejë të vërtetën se ç'është Zoti dhe ku është! Zoti është kudo dhe në çdo gjë. Ndërkaq, tek ne, zemra jonë është vendi ku ndodhet më pranë nesh. Kjo është e drejtë dhe e vërtetë edhe nga këndvështrimi i imagjinatës, edhe teorikisht, edhe shkencërisht. Siç ka thënë **Hz. Dauti**, "qiejt shpallin madhështinë (impresionuese) të Zotit, kurse kupa qiellore provon fuqinë e Tij në krijim!"* (**M. Rahmi Balaban**, İlim, Ahlâk, İman, Ankara, 1984, f. 186 e në vazhd.)







Fetusi kalon një aventurë zhvillimi dhe rritjeje prej nëntë muajsh e dhjetë ditësh në mitrën amësore. Kjo periudhë është e ndryshme për çdo gjitar apo për çdo kafshë që zhvillohet në vezë. Veza femërore njerëzore (zigota) merr tridhjetë mijë veçori nga nëna e tridhjetë mijë veçori nga babai, gjë që realizohet në tri sekondat e para pas çastit të fekondimit. Pastaj veza ngjitet pas paretit të mitrës dhe fillon të ushqehet me gjakun e pastër të nënës. Kur'ani e emërton vezën e ngjitur në këtë mënyrë, me fjalën **"alaka"**, domethënë, "e varur" dhe etapat e zhvillimit të saj i përshkruan njëlloj siç i pranon mjekësia e sotme moderne[333], në këtë mënyrë:

---

333. Foshnja që vjen në botë, gjatë kohës që është fetus, ushqehet me gjakun e pastër të nënës. Pastaj, kur lind, ndahet nga ai burim. Atëherë, ç'do të bëjë? Zoti e krijon në sisën e nënës ushqimin për të cilin foshnja ka nevojë. Trupi i nënës, nga gjinjtë e së cilës më parë nuk rridhte qumësht, fillon të prodhojë për të voglin ushqimin më të mrekullueshëm. Edhe baballarët kanë sisë, por sisët e asnjë babai nuk prodhon qumësht pse lindi fëmija; më saktë, nuk prodhon dot! Sepse Zoti a ka dhënë nënës detyrën e ushqyerjes së fëmijës në etapën më delikate të tij.

Nga ana tjetër, qengji i porsalindur, pa pasur nevojë që ta mësojë ndokush, e gjen vetë nënën e vet mes tufës së dhenve dhe fillon t'ia thithë gjirin. Foshnja njerëzore nuk mundet ta bëjë këtë. Për ta kompensuar këtë dobësi, Zoti i ka dhënë nënës një ndjeshmëri dhe mëshirë të skajshme. **Prof. Dr. Maurice Bucaille** i cili e ka zbuluar përputhjen e njohurive të Kur'anit mbi fetusin me të dhënat e mjekësisë moderne, dhe është bërë musliman, thotë:

*"Njerëzit qenë njohur me Kur'anin një mijë e ca vjet para këtij shekullit të 18-të kur doktrinat fantaziste gëzojnë ende konsideratë. Njoftimet e tij mbi çështjen e riprodhimit të njeriut i shprehnin të vërtetat themelore brenda shprehjesh të thjeshta, zbulimi dhe zbërthimi i të cilave do të kërkonte nga njeriu përpjekje shekullore."* Vepra e tij mbi këtë specifikë është përkthyer edhe në turqishte. (Shih. **Maurice Bucaille**, Tevrat, İnciller, Kur'an-ı Kerim ve Bilim, përkth. **Prof. Dr. Suat Yıldırım**, İstanbul, 2005)

Kurse **Keith C. Moore**, profesor anatomie në Universitetin e Torontos në Kanada, i cili thekson se "thëniet e Kur'anit mbi embriologjinë është e pamundur të thuhen me njohuritë e një personi të shekullit VII", thotë kështu:

*"Është e pamundur që thëniet e Kur'anit mbi zhvillimin e njeriut t'i përkasin shek. VII, madje këto të dhëna s'njiheshin plotësisht as njëqind vjet më parë. Këto ajete ne i njohim saktë vetëm tani, sepse zhvillimi i embriologjisë moderne na ka dhënë mundësi t'i kuptojmë ajetet në fjalë.*

*Me të vërtetë, kur e analizojmë historinë, themi se është vetëm Kur'ani ai që e parashtron zhvillimin e njeriut në barkun e nënës pa shkarë në asnjë gabim. Le t'i trajtojmë ajetet që thonë se në mitrën e nënës njeriu kalon një etapë në gjendje "të varur". Për shekuj të tërë, nuk mund të tregohet asnjë burim tjetër përveç Kur'anit që ta ketë parashtruar këtë informacion. Vetëm me zbulimin dhe zhvillimin e mikroskopit si dhe me bashkimin e zhvillimeve në fushat e fiziologjisë, anatomisë dhe embriologjisë, e mësoi njeriu këtë informacion kohët e fundit në platformat shkencore."* (Kur'an, Hiç Tükenmeyen Mucize, İstanbul, 2002, f. 198)

Në Kur'anin e Shenjtë thuhet kështu:







**“...Ne e krijuam njeriun prej balte, prej një embrioni. Pastaj atë e bëmë një esencë brenda një mbështjelljeje të sigurt. Pastaj atë esencë e bëmë një qenie që rri varur, pastaj atë e bëmë një copë mishi dhe e kthyem më vonë në eshtra të cilave u veshëm mish. Pastaj asaj i dhamë një krijim krejt tjetër! Fetebárekálláhu ahsenu’l-hálikín** (Allahu është më i miri krijues!)**”**[334]

Meqë kjo ndjeshmëri e skajshme dhe mëshirë si domosdoshmëri amësore, vazhdon të ekzistojë tërë jetën, dëshmuesia e gruas (femrës) është zbritur në gjysmë vlere në krahasim me burrin (mashkullin). Sepse kjo ndjeshmëri e cila është aftësi dhe kapacitet në çështjen e rritjes së fëmijës, në fushën e drejtësisë shfaqet si një dobësi e grave (femrave). Sepse është krejt e mundshme që, për shkak të kësaj ndjeshmërie, si pasojë e dhembshurisë për fajtorin apo viktimën, të gjitha gratë (femrat) të bëjnë deklarata që ta mashtrojnë drejtësinë.

Ky konkluzion dhe vendim juridik mbi specifikën e dëshmisë së grave nuk ka për qëllim t’i nënvleftësojë apo poshtërojë ato, por është thjesht një qëndrim realist!

Këtu nuk ka ndonjë gjë për t’u keqkuptuar apo për t’u gjykuar shtrembër! Sepse, sipas sheriatit, edhe artistët meshkuj si dhe mësuesit e fillores që u është mësuar goja të gënjejnë, bëjnë dëshmi të karakterit fillestar.[335] Kurse dëshmia pro muslimanëve e jomuslimanëve kurrsesi s’konsiderohet ligjërisht e leueshme, e pranueshme. Të gjitha këto që s’kanë të bëjnë aspak me nënvleftësimin apo poshtërimin e ndokujt, janë vepër e një qëndrimi realist në specifikën e realizimit të drejtësisë. Po kështu, dihet nga të gjithë se edhe sot, nga dëshmitarët kërkohet si kusht që të mos kenë lidhje gjaku ose armiqësi me personin për të cilin do të bëjnë dëshmi.

Edhe bërja synet e meshkujve niset nga një shkak që është domosdoshmëri krijimi, sepse syneti, duke pakësuar ndjeshmërinë

---

**“Ja, pra, këto janë ajetet** (argumentet, provat) **e Allahut. Ne po t’i lexojmë ty si të vërteta. Në është kështu, ç’fjale i besojnë ata pas Allahut dhe ajeteve të Tij?”** (Kur’ani, Xhathije: 6)

334. Kur’ani, Mu’minun: 12-14.

335. **“Eshtë kusht që dëshmitari të jetë i drejtë. I drejtë është personi që ka më shumë të mira se të këqija. Prandaj, nuk pranohen dëshmitë e personave që e kanë bërë për zakon të sillen në mënyrë të ulët e të turpshme si dhe të personave të njohur për gënjeshtarë.”** (Mecelle, neni 1705)







e organit, siguron ejakulacionin relativisht të vonuar, gjë që, pastaj lehtëson fekondimin.

Zoti e ka krijuar epshin e gruas të fuqishëm, por të fshehur. Ajo eksitohet me anë të nxitjes (provokimit) fizik. Në marrëdhënien seksuale, mashkulli ka një humbje që dallohet në teprim. Tek femra ndodh e kundërta, gjë që vërtetohet me faktin që prostitutave nuk u prishet shëndeti nga marrëdhëniet seksuale të tepërta. Prandaj meshkujt që ejakulojnë shpejt kanë më pak mundësi për t'u bërë me fëmijë. Kurse në rastin e meshkujve që ejakulojnë relativisht me vonesë, gjatë vonesës, te gruaja, në kanalin e mitrës sekretohet një likid lubrifikues që e lehtëson lëvizjen e spermatozoideve dhe, si rezultat, fekondimin.

Ky është shkaku që, në përgjithësi, krishterët kanë pak fëmijë.

Sot ka dalë në shesh se syneti është masë e **mjekësisë preventive** dhe, si i tillë, parandalon **kancerin**, madje, edhe **AIDS**-in. Në përmasa botërore, muslimanët dhe hebrenjtë përbëjnë numrin më të vogël të njerëzve që preken nga kanceri. Dhe arsyeja e kësaj është se meshkujt muslimanë dhe hebrenj bëhen synet.

Nga ana tjetër, për shkak të përgjegjësisë dhe lodhjes që heq gruaja për ta bartur dhe rritur fëmijën një herë në bark, pastaj jashtë, është përjashtuar nga përgjegjësia për të siguruar mjetet e jetesës për familjen. Eshtë për këtë arsye që është krijuar më e dobët edhe shpirtërisht, edhe fizikisht nga burri, i cili është i ngarkuar me detyrën e luftës jashtë familjes për sigurimin e mjeteve të jetesës për të. Prandaj dhe çdo grua, përballë vështirësive dhe preokupacioneve të ndryshme të jetës, e ndjen veten nevojtare për mbrojtjen e një burri. Ndërkaq, për shkak të përjashtimit nga detyra për të siguruar mjetet e jetesës për familjen, pjesa e saj në trashëgimi është sa gjysma e të vëllait. Një shkak tjetër i kësaj është edhe se, meqë martesa bëhet, përgjithësisht, mes familjeve të një niveli, kërkohet që bindja e gruas ndaj burrit si dhe e besimit të burrit ndaj saj të përforcohen edhe me faktorë ekonomikë.

Fakti që në botën perëndimore e cila, duke mos e pranuar këtë qëndrim realist të Islamit, ua ka hapur grave (femrave) fushën e luftës për jetën, vjen duke u pakësuar çdo ditë e më shumë popullsia e çdo vendi, është pasojë e kundërvënies së këtij qëndrimi ndaj natyrës krijimore të gruas.







Kjo nuk do të thotë se Islami ua ka ndaluar grave (femrave) të dalin jashtë! Kurrsesi! Marrja e arsimit është bërë detyrim si për burrin (mashkullin), ashtu dhe për gruan (femrën)! As për tregtinë që është një veprimtari sociale në esencë, ndaj grave (femrave) nuk është vënë ndonjë pengesë. Nga ana tjetër, për gratë (femrat) nuk ka asnjë ndalim ligjor që të marrin profesion në përshtatje me veçoritë e tyre natyrore. Madje mund të thuhet se gratë (femrat) janë më të përshtatshme si mësuese të arsimit fillor dhe punonjëse shëndetësie veçanërisht në specialitetin e sëmundjeve gjinekologjike.

Edhe konsideratat që parashtruam mbi këtë shembull të vetëm, madje, mjaftojnë për të vërtetuar se botëkuptimi islam është realist. Në këto kushte, për ta përforcuar disi më tej çështjen, dëshirojmë ta prekim pak edhe rolin që luan në Islam çështja e interesit dhe dobisë së përgjithshme.

### b) Çështja e interesit dhe përfitimit të përgjithshëm (masllahat)

Në optikën e Islamit, **"maslahat"** konsiderohet qëndrimi dhe veprimi konstruktiv që bëhet shkak për dobi, përfitim dhe mirësi. E kundërta, është qëndrimi dhe veprimi i emërtuar **"mefsedet"**[336].[337]

Të gjitha konkluzionet juridiko-fetare (të sheriatit) janë parashtruar për zbatim duke u mbështetur mbi dobira, interesa dhe përfitime, me një fjalë, mbi qëllime apo synime konstruktive. Ndërkaq, që një qëllim apo synim konstruktiv të jetë efektiv, duhet të plotësojë katër kushte:

1) Konstruktiviteti i qëllimit apo synimit duhet të dihet në mënyrë të prerë. Supozimi ose probabiliteti janë të pamjaftueshëm.

2) Konstruktiviteti duhet të jetë i përgjithshëm, publik. Interesat personale dhe specifike nuk mund të pranohen si konstruktivitete me interes dhe përfitim të përgjithshëm.

3) Konstruktiviteti duhet të diferencohet qartë nga destruktiviteti dhe duhet të gëzojë garancinë e duhur se nuk do të kthehet në

336. **Ömer Nasuhi Bilmen**, idem, f. 202.

337. Duke u nisur nga rrënja e këtyre fjalëve arabishte, mund t'i përkthejmë edhe me një fjalë të vetme: *konstruksion* (qëndrim dhe veprim konstruktiv) dhe *destruksion* (qëndrim dhe veprim destruktiv). Shën. i përkthyesit.







destruktivitet. Eshtë i njohur konkluzioni, sipas të cilit "*eliminimi i destruktivitetit ka përparësi ndaj afirmimit të konstruktivitetit*" [Def-i mefâsid (mefsedetler) celb-i menâfîden evlâdır.][338]

Rregulli sipas të cilit, **"qeverisja e nënshtetasve është ekzistente dhe efektive për sa kohë është konstruktive"**, tregon se konstruktivitetit i jepet përparësi. Konstruktivitetet mund të jenë si në specifika fetare dhe temporale, por mund edhe të ndahen në lloje, si **"konstruktivitet i konsideruar"** (maslahat-i mûtebere), **"konstruktivitet i aktivizuar"** (maslahat-i mürsele) dhe **"konstruktivitet i refuzuar"** (maslahat-i merdûde).

Nga këto, **"konstruktiviteti i aktivizuar"** (maslahat-i mürsele) është konstruktiviteti as i pranuar, as i refuzuar nga sheriati. Ideatorët (muxhtehidët) kanë rënë në kundërshtim për faktin nëse qëndrimi asnjanës i sheriatit (as pranimi, as refuzimi) përbën argument.

Kurse **"konstruktiviteti i refuzuar"** (maslahat-i merdûde), siç kuptohet edhe nga emërtimi, shpreh konstruktivitetin e refuzuar nga sheriati, sepse një konstruktivitet i tillë do të thotë destruktivitet (mefsedet).

Konstruksionet që përmbajnë cilësitë si më sipër, përbëjnë provë për konkluzionet juridiko-fetare. Sepse konstruksioni (interesi, dobia) ndryshon me kohë. Mirëpo, a ndodh ndonjë ndryshim edhe në zbatimin praktik të konkluzioneve juridiko-fetare në kontekstin e konstruksioneve (interesave, dobive) që ndryshojnë? Po, ndodh. Por jo sipas qejfit! Ndodh, por me kusht që ndryshimi përkatës të mbetet brenda lejimeve juridiko-fetare.

Mirëpo, në kohën tonë, disa projektligje ideatorësh (muxhtehidësh) mbrojnë ide pavarësisht nga qartësia e dogmës (nas) duke marrë parasysh madje, shpesh, në vend të konstruksioneve (interesave, dobive), destruksionet. Ja nja dy shembuj për ju:

*"Në sheriatin (ligjin) islam, pjesa e trashëgimisë e mashkullit është edhe një herë më e madhe se e femrës. Për sa kohë që sigurimi i jetës i familjes i bie mashkullit, një konkluzion dhe ligj i tillë mund të jetë efektiv dhe në veprim. Por në qoftë se ndryshojnë gjendja dhe pozicionet dhe, për një shkak çfarëdo, shfaqet nevoja që*

338. Mecelle, neni 30.







*edhe femra të marrë pjesë në sigurimin e jetës së familjes, ç'pengesë mbetet që edhe ajo të marrë pjesë të barabartë nga trashëgimia?*

*Po të ndodhë kështu, a mos vallë mohohet feja apo prishen konkluzionet e fesë? Përkundrazi, legjislacioni (sheriati) islam harmonizohet me ndryshimin e kohës dhe vendit dhe, duke realizuar ndryshime shoqërore me anë të tematikës së fesë, feja dhe sheriati mbeten vazhdimisht oportunë."*[339]

*"Kjo çështje ka të bëjë me pyetjen: "Kur dogma (nas) bie në kundërshtim me zakonin, kush zgjidhet?" Sipas Imam Jusufit, dogma (nas) e cila mbështet zakonin, me ndryshimin e mbështetjes, domethënë, në qoftë se nuk e mbështet më, mund të abrogohet. Me të vërtetë, ka dogma të parashtruara sipas zakoneve arabe që e bëjnë të detyrueshme që një popullatë islame e caktuar të kthehet në zakonet arabe, gjë që s'mund të bëhet. Çështja e mbulesës së femrës është një shembull i kësaj. Një popullatë islame e caktuar që nuk e ka patur zakon ta mbulojë femrën, nuk del nga feja nëse e ruan zakonin.*

*Abrogimi nga **Hz. Omeri** i martesës **"mut'a"**[340] dhe thënia e tij se, po t'i sjellin një burrë e grua që kanë bërë "mut'a", do t'i gjykojë si fajtorë për marrëdhënie të paligjshme dhe do t'i dënojë me vdekje me ekzekutim me gurë, është një argument tjetër i kësaj.*

*Gjithashtu, Hz. Omeri i pati dhënë fund një mase administrative efektive dhe në veprim në kohën e Profetit si dhe mbështetur mbi një ajet të Kur'anit, shpërblimit që u jepej prej thesarit të shtetit disa personave me qëllim për t'ua fituar zemrën ndaj Islamit. Kur e patën kundërshtuar Hz. Omerin për këtë veprim, ai pati dhënë këtë përgjigje: "Në atë kohë mund të jetë parë e nevojshme t'u fitohej zemra disa njerëzve, mirëpo sot nuk ka më nevojë për një gjë të tillë me qëllimin për ta mbështetur dhe forcuar Islamin!"*[341]

339. **Hüseyin Kâzım Kadri**, İnsan Hakları Beyannamesi'nin İslâm Hukuku'na Göre İzâhı, İstanbul, 1949, f. 57.

340. "Mut'a" që është një term i të drejtës islame (fikh), emërton kurorën ma - tesore me kontratë të lidhur për një periudhë kohore të caktuar dhe në bazë të një shpërblimi të caktuar të dhënë femrës nga mashkulli. Kjo kurorë e cila në literaturën e të drejtës islame trajtohet edhe me emërtimin "kurora mut'a", konsiderohet e mirëqenë dhe e zbatueshme vetëm nga shiitët. Shën. i përkthyesit.

341. **Hüseyin Kâzım Kadri,** idem.







*"Sot, ndërsa është e mundur për t'i abroguar, madje, edhe konkluzionet e dogmës (nas), domethënë, ajetet e Kur'anit, të mbështetura në zakone, me qëllim për ta lehtësuar punën sipas përmbysjeve dhe nevojave që kanë sjellë koha dhe vendi, me ç'mund të shpjegohet fakti që kjo metodë nuk është pranuar dhe zbatuar pothuaj në asnjë vend të hapësirës islame, përveç se me faktin që entiteti i fesë nuk është kuptuar dot ashtu siç duhet dhe se konkluzionet e sheriatit islam mbi këtë çështje kanë mbetur vetëm në letër?"*[342]

Dhe, tani, si shtesë të këtyre marrëzive, le t'ia paraqesim vëmendjes suaj një marrëzi të re të dalë nga projekti i një ideatori (muxhtehidi) të kohës sonë:

*"Përveç shembujve që dhashë gjer këtu, në Kur'an zënë vend edhe shumë konkluzione të tjera lidhur me strukturën juridiko-ligjore të shoqërisë, pranimi i disa prej të cilave është bërë pothuaj krejtësisht i pamundur në shoqëritë e zhvilluara të kohës sonë.*

*Për shembull, nuk mund të prisni që zonja intelektuale, me arsim të lartë, e ditëve tona të konsiderohet "gjysmëdëshmitare" në krahasim me të vëllanë, ta zëmë, të pashkolluar dhe injorant, vetëm pse një konkluzion i tillë ndodhet në Kur'an!*

*Për shembull, e keni të pamundur ta bindni zonjën e shoqërisë muslimane e cila është bërë, ta zëmë, mjeke, inxhiniere apo pronare e një ndërmarrjeje private, ta pranojë ajetin kur'anor që rekomandon për vajzat pjesë sa gjysma e pjesës së vëllezërve të tyre! Po qe se do të bëhej pyetja nëse revolta e tyre në emër të drejtësisë, drejtohet kundër Kur'anit vetë, ne themi pa hezitim se s'jemi të këtij mendimi. Mendimi ynë është që, duke i ruajtur si të vërteta historike vlerat lokale të 14 shekujve më parë të Kur'anit, t'i shndërrojmë në efektive dhe të zbatueshme parimet e tij mbarëbotërore."*[343]

Si thoni, a mundemi që këta njerëz me tituj profesorësh t'i pranojmë si të painformuar mbi teorinë e **"Urtësisë së Ligjit**

342. Idem.

343. Shih. Artikullin (f. 12) me titull **"Kurân-ı Kerim'de Mahallî Hükümler Meselesi"** (Çështja e konkluzioneve lokale në Kur'anin e Shenjtë) dhe nënshkrim të **Prof. Mehmed Said Hatipoğlu**, botuar në numrin janar-mars 2004 të revistës "İslâmiyat" të nxjerrë nga udhëtarët e rrugës së shtrembër me tituj profesorësh, përmes së cilëve është nomenklaturizuar pretendimi mbi karakterin historik (të përkohshëm) të Kur'anit.







**Hyjnor"**[344], prandaj edhe vetëm si **"injorantë"** apo **"indiferentë"**? Mirëpo, gjithsesi, pa patur aspak mundësi për t'u lëkundur, nuk mund t'i pranojmë si **"muslimanë"**, sepse e refuzojnë **"dogmën e qartë"**[345]!

Që të dy autorët e këtyre përçartjeve që ia parashtruam vëmendjes suaj, duke treguar si model zbatimin praktik të **Hz. Omerit**, kinse ecin në rrugën e tij. Mirëpo kjo mbështetje nuk është e drejtë. Sepse **Hz. Omeri** nuk ka bërë asnjë punë që nuk ka pasur **lejueshmëri ligjore-fetare** (cevaz-ı şer'î). Le ta sqarojmë këtë me konsideratat e dijetarit të çmuar **Ekrem Buëra Ekinci**:

*"Argumenti më me rëndësi i **Hz. Omerit** ku ai qe mbështetur për të mos u dhënë zeqat personave të mbiquajtur "müellefe-i kulûb", domethënë personave që ndjehej nevoja të afroheshin me Islamin, ka qenë hadithi **"Muadh"** që thotë: "Merre zeqatin nga muslimanët e pasur dhe jepua muslimanëve të varfër!"*

*Kur e patën pyetur **Hz. Omerin** se "pse s'u jepte zeqat personave të quajtur "müellefe-i kulûb", kur kjo gjë urdhërohej në Kur'an", ai qe përgjigjur:*

*"Urdhri për t'ua zbutur zemrën jomuslimanëve i përket kohës para se të nisnin fitoret e premtuara nga Allahu, kohës kur ata ishin të fuqishëm, krenarë e të ashpër. Kurse tani muslimanët janë fuqizuar, kurse mohuesit, qafirët, janë mundur dhe dobësuar. Prandaj tani nuk ka mbetur më nevojë për t'ua fituar zemrën atyre duke u dhënë plaçkë e shpërblime!"*

*Pastaj, Hz. Omeri këndoi ajetin 273 të sures Bakara që shfuqizonte urdhrin për t'u dhënë zeqat jomuslimanëve të "müellefe-i kulûb", domethënë që njoftonte se ishte mbyllur afati i atij urdhri dhe se zeqati ishte e drejtë vetëm e muslimanëve, si dhe hadithin **"Muadh"** gjithashtu mbi këtë çështje. Atëherë u arrit konsensusi, domethënë, mendimi i njëzëshëm i përgjithshëm se ajeti për t'u dhënë zeqat jomuslimanëve të "müellefe-i kulûb" ishte abroguar dhe se atyre nuk do t'u jepej më zeqat. Në atë kohë kur **Hz. Omeri** ishte përgjegjës i thesarit, kalif ishte **Hz. Ebu Bekri**, i cili e pranoi këtë ideatim (ixhtihad). (Müellefe-i kulûb përbëhej prej tre lloj personash të cilëve u jepej pjesë nga zeqati: persona të porsabërë muslimanë*

344. Në origjinal: "Hikmet-i Teşrî". Shën. i përkthyesit.
345. Në origjinal: "sarih nass". Shën. i përkthyesit.







*në kohën e Profetit, persona të pabërë ende muslimanë që kërkohej të afroheshin në Islam, si dhe persona, nga e keqja e të cilëve kërkohej të ruhej.)*

*Sa për pretendimin se* ***kalifi Omer bin Abdilazizi*** *pati rifilluar dhënien e zeqatit për "müellefe-i kulûb", Omer bin Abdilazizi e pati bërë një pagesë të tillë, por jo nga pjesa e zeqatit e thesarit të shtetit, por nga një pjesë tjetër. Ndërkaq, ka pasur edhe nga dijetarët fetarë (ulema) që kanë thënë se pagesat për klasën jomuslimane të "müellefe-i kulûb" janë bërë jo nga zeqati, por nga një e pesta e plaçkës së luftës (ganimet) që ishte pjesa që i përkiste Profetit. Pra, shihet se, për personat e quajtur "müellefe-i kulûb", ka qenë ndaluar jo pagesa, por dhënia e zeqatit. Mbetet të themi se në kohën e* ***Hz. Omerit*** *kur u bënë shumë pushtime dhe u arritën shumë fitore dhe se kur u bënë muslimanë grupe të mëdha njerëzish, nevoja për t'u dhënë zeqat personave të konsideruar "müellefe-i kulûb" nuk ka qenë më e pakët nga ajo e kohës së kalifit* ***Omer bin Abdilaziz****. Për më tepër, edhe vetë çështja e konsideratës dhe cilësimit si të tillë të personave që përfshiheshin në "müellefe-i kulûb", ka qenë e debatueshme. Shumë juristë, si Imam Shafiiu, kanë thënë, në kohën e vet, se "müellefe-i kulûb" janë vetëm personat e sapohyrë në Islam dhe se, në kohën e tyre nuk ka pasur më të tillë. Veç kësaj, ndër personat të cilëve u jepet zeqat, janë edhe nëpunësit e zeqatit. Në burimet bibliografike bëhet e qartë se nëse nëpunësi i mbledhjes së zeqatit është jomusliman ose hashimít, nuk i takon të marrë pjesë nga zeqati ose, e shprehur më saktë, këtyre lloj nëpunësve s'duhet t'u jepet pjesë nga zeqati. Sepse hashimitëve dhe jomuslimanëve nuk u jepet zeqat. Sunneti (Tradita Profetike, thëniet, qëndrimet dhe zbatimet e Profetit Muhammed) e kanë specifikuar dhe theksuar ajetin përkatës. Gjithashtu, duhet thënë se, në kohët e hershme, zeqatin e mblidhte shteti dhe e shpërndante atje ku duhej. Kështu, në kohët kur zeqatin nuk e ka mbledhur shteti, individët e kanë pasur shumë të vështirë për t'i dalluar dhe përcaktuar njerëzit që i përkisnin "müellefe-i kulûb"-it, ndërkaq që zeqati është një detyrim fetar që muslimanët duhet ta zbatojnë në të gjitha kushtet dhe rrethanat.*

*Sipas së drejtës islame, një burrë (mashkull) musliman mund të martohet me një grua (femër) ndjekëse të Librit (çifute ose krishtere) (Kur'ani, Maide: 5). Mirëpo* ***Hz. Omeri****, i nisur nga konsiderata të tilla, si shtimi i martesave me ndjekëset e Librit do ta vështirësojë martesën e grave muslimane dhe se tek ndjekëset e Librit do të*







*mund të ketë disa dobësi morale që nuk do të mund të priten me miratim nga muslimanët, i ndaloi martesat e muslimanëve me ndjekëset e Librit.*[346] *Sundimtari apo kryetari i shtetit ka kompetencë që, duke mbajtur parasysh konstruktivitetet (interesat dhe dobitë e përgjithshme) përkatëse, t'i lejojë, urdhërojë apo ndalojë veprimet e cilësuara nga legjislacioni islam si mubah (të zakonshme, të natyrshme, asnjanëse përsa i përket ngarkesës haram-hallall). Kur është fjala për ndalim, nënshtetasit duhet ta respektojnë ndalimin, në të kundërt, kryejnë faj ligjor.*[347] *Edhe këtu kuptohet se* ***Hz. Omeri*** *ka mbajtur parasysh parimin e masllahatit (konstruktivitetit, interesit dhe dobisë së përgjithshme). Mbetet të themi se ky ndalim s'ka lidhje me esencën e konkluzionit juridik dhe ligjit përkatës, domethënë, martesa me ndjekëset e Librit absolutisht nuk është haram (jolegjitime, e ndaluar, e pabekuar).*

*Shkaku më i rëndësishëm i moszbatimit nga* ***Hz. Omeri*** *i ekzekutimeve kapitale për vjedhje në kohën e thatësirës dhe zisë së bukës kuptohet nga emërtimi i vetë kushteve. Dënimet kapitale ndërpriten edhe për shkak të dyshimit më të vogël. Jo vetëm nuk është në kundërshtim me parimet e përgjithshme të së drejtës islame përjashtimi nga dënimi dhe ekzekutimi i një vjedhjeje në kohë krize ushqimore me mendimin se është kryer nën presionin e zisë, por edhe mundet që ekzekutimi të shtyhet për një datë më të vonë. Në këto kushte, është krejt e qartë se këtu s'kemi të bëjmë me* ***"abrogimin e dogmës (nas)"****. Kriza dhe zija ushqimore tregojnë se nuk ekzistojnë elementët e duhur për ekzekutimin e dënimit. Mbetet të themi se ka edhe hadithe që tregojnë se Hz. Muhammedi nuk i ka zbatuar dënimet kapitale në kohë krize. Në të gjitha këto ngjarje, krahas opinioneve të Hz. Omerit, ka edhe zbatime nga sunneti ku ai është mbështetur. Kurse ngjarje, si ndalimi nga Hz. Omeri i shitjes së "ümü veled"-eve, domethënë, konkubineve që lindin fëmijë me zotërinë, që ofrohet si pikëpamje origjinale e Hz. Omerit dhe tre-*

---

346. **Ebu Bekr el-Cessâs**, Ahkamu'l-Kur'an. Analizues: **M. Sadık Kamhâvî**, Dârü'l-Mus'haf, Kahire, III/321-322.

347. Si argument për këtë, dijetarët islamë (ulema) kanë marrë për bazë ajetin kur'anor Nisa: 59 që thotë: **"O ju që keni besuar, bindiuni Allahut, Resulit dhe pushtetarëve ndër ju!"** Kështu, është i njohur hadithi që thotë: *"Pengimi nga Allahu nëpërmjet sulltanëve, i njerëzve nga punët e këqija, është më i shumtë se pengimi nëpërmjet Kur'anit!"* **Ebu'l-Hasen el-Mâverdî**, Edebu'd-Dünya ve'd-Din, përkth. **S. Kip/A. Sönmez**, İstanbul, 1978, f. 170; **Hâdimî**: Berîka-yı Ahmediyye, përg. **Said Kahraman**, İstanbul, 1988, II/428, 111/43.







*gohet si argument për karakterin historik (të kufizuar në kohë) dhe marrja në konsideratë e tre komunikimeve menjëherë për ndarje, janë krejtësisht zbatime praktike të sunnetit profetik dhe konsensus i sahabeve në këtë specifikë.*

*Hadithet profetike në vijim tregojnë se pikëpamjet e sahabeve, veçanërisht të kalifëve rashidinë, janë, nga pikëpamja juridike, argumente në vetvete:* ***"Pas meje, t'u bindeni sunnetit tim dhe sunnetit të kalifëve rashidinë"***[348]*;* ***"Sahabet, shokët e mi janë si yjet në qiell; pas cilitdo që të shkoni, do të jeni në rrugë të drejtë"***[349]*;* ***"Periudha më e mbarë e më e dobishme është koha ime, pastaj koha e atyre që më kanë parë mua, pastaj koha e atyre që i kanë parë këta, pastaj koha e atyre që i kanë parë këta të fundit."***[350] *Argumentet në fjalë nuk janë si opinionet e juristëve të ardhur më pas. Mbetet të themi se në zbatimet praktike të Hz. Omerit s'kemi të bëjmë me ideatim (ixhtihad), por me konsensus (ixhmá). Edhe sikur të pranohet se kemi të bëjmë me ideatim, kjo nuk ka qenë pengesë që edhe pasardhësit të bënin apo të bëjnë ideatime. Vetëm se është, sigurisht, e pamundur që ideatimi (ixhtihadi) të bëhet duke e anashkaluar dogmën. Sepse* ***"atje ku arrin dogma, nuk ka vend për ideatim."***[351] *Vihet re se këto hadithe nuk janë mjaft të favorshme për të mbështetur konsideratën moderniste. Në këto kushte, ashtu siç kanë mbetur të detyruar ta pohojnë herë pas here vetë modernistët dhe historicistët, referencat e modernizmit dhe historicizmit, më shumë se të jenë fetare dhe historike, nuk kalojnë më tej se të jenë vetëm referenca racionale.*

*Atëherë, pra, a mos e drejta islame është një sistem të drejte e pandryshueshme? Apo siç thonë modernistët, është e përshtatshme për çdo ndryshim që i kënaq konsideratat morale të arsyes dhe kohës? Fundja, cilat janë fusha dhe kufijtë e këtij ndryshimi? Juristët klasikë të cilët sot emërtohen si "tradicionalistë", si dhe juristët ndjekës të tyre janë të një mendimi se, në të drejtën islame, është dhënë leje që, me ndryshimin e kohës, të ndryshohen edhe konkluzionet*

348. Tirmidhi, Ilm, 16; Ibni Maxhe, Mukaddime, 6; Ebu Davud, Sunne, 5; Darimi, Mukaddime, 6; Ahmed bin Hanbel, IV/126, 127.

349. Ramudh, 1/293, 11/450. (Cituar nga Ebu Nasr dhe Bejhaki).

350. Buhari, Fedailu'l-Es'hab, Shahadat, 9, Rikak, 7, Ejman, 27; Muslim, Fedailu's-Sahabe, 212; Tirmidhi, Fiten, 45, Shahadat, 4; Ebu Davud, Sunne, 10; Ibni Maxhe, Ahkam, 27; Nesai, Ejman, 29; Ahmed bin Hanbel, 1/378.

351. Në origjinal: Mevrid-i nassda içtihada mesağ yoktur. Shën. i përkthyesit.







*juridike ose, shkurt, të ndryshohet edhe legjislacioni, ndërkaq që ndryshimet në legjislacion janë për konkluzionet e mbështetura në traditat dhe zakonet; se, parimisht, konkluzionet e mështetura në dogmën nuk mund të ndryshohen; se ideatori (muxhtehidi) mund ta ndryshojë ideatimin e vet në çdo kohë në vartësi të ndryshimit të traditave dhe zakoneve; se edhe imituesit mund të imitojnë një ideatim tjetër në vartësi të ndryshimit të traditave dhe zakoneve dhe kur të jetë e nevojshme. Edhe prishja e kohës (historiko-shoqërore), zbulimet e reja, domosdoshmëritë dhe nevojat janë gjithmonë shkaqe që u shtohen traditave dhe zakoneve. I këtij drejtimi është edhe pranimi i përgjithshëm në të drejtën islame. Ndërkaq, mes juristëve klasikë nuk janë të pakët as ata që priren për ta mbajtur të ngushtë apo të gjerë kufirin e këtij ndryshimi. Bie fjala, si, nga njëra anë, ndjekësi i* ***Imam Zyferit*** *i cili u jepte leje vakfeve në pasuri të tundshme dhe monedhë, myftiu i kryeqytetit botëror,* ***Ebusuud Efendiu****, dhe, nga ana tjetër,* ***Imam Birgiviu****, bashkëkohësi i tij, por që jetonte në një lokalitet të skajeve të largëta të Egjeut, larg nga nevojat e qyteteve të mëdha, i cili nuk e shihte të drejtë dhënien e lejes në fjalë."*[352]

Siç merret vesh haptazi nga kjo analizë dhe nga ky vlerësim që huazuam, në kushtet kur botëkuptimi islam dhe, në zbatimin praktik të tij, pozita dhe rëndësia e konsekuencave (maslahat) përcaktohen duke marrë për bazë arsyen, dalin në shesh disa shtrembërime, shembujt e të cilave i dhamë më sipër. Ndërkaq, megjithëse arsyeja është plotësisht e lirë në specifikën e pranimit apo mospranimit të Islamit, pasi ta ketë pranuar Islamin, vihet në vartësi të dogmës (ajeteve dhe haditheve). Sidomos kur vjen puna për të parashtruar një konkluzion në emër të Islamit, kjo vartësi përbën një konsekuencë natyrale që duhet ruajtur me ndjeshmëri.

Ndërsa çështja është e tillë ose qëndron kështu, pothuajse çdokush me dijeni fetare të ngushta e të cekëta si dhe me besnikëri të dyshimtë ndaj Islamit, kur hyn në një polemikë, përdor si pretendim këtë parim islam që e ka mësuar thjesht si slogan:

352. Prof. Dr. **Ekrem Buğra Ekinci**, İslam Hukukunda Değişmenin Sınırı, İstanbul, 2005. Përveç kësaj, mund të shihet edhe artikulli i **Murad Hâfızoğlu**, Ahkâmda Değişim (Rihle Dergisi, İstanbul, 2008, f. 32 e në vazhd.







*"Ndryshimi i kohës dhe ndryshimi i konkluzioneve nuk mund të mohohen!*[353]*"*[354] Domethënë, me ndryshimin e kohës, duhen ndryshuar edhe konkluzionet.

Mirëpo ky parim islam është i mundshëm të zbatohet në çështjet mbi të cilat nuk ka dogmë, sepse rinovimi i konkluzionit si pasojë e konstruktiviteteve (interesave dhe dobive të përgjithshme) bëhet një ideatim (ixhtihad) dhe, sipas konkluzionit se *"atje ku arrin dogma, nuk ka vend për ideatim"* ("Mevrid-i nassta ictihada mesaë yoktur", Mexhel'le, neni 14), dogma nuk mund të bëhet objekt në këtë veprimtari.

Si ky, ka edhe rregulla të tjera islamike që përcaktojnë rolin e traditave dhe zakoneve, si dhe të konstruktiviteteve (maslahat). Një pjesë të tyre le t'ia paraqesim vëmendjes suaj duke i huazuar nga "Mecelle" që është një monument juridik:

*"Shtrëngimi (domosdoshmëria, detyrimi) i bën normale gjërat e ndaluara"* ("Zarûretler memnu' olan şeyleri mübah kılar", neni 21).

*"Domosdoshmëritë dhe detyrimet përcaktohen sipas masës së vet"* ("Zarûretler kendi miktarlarınca tâyin olunur", neni 22).

*"Gjëja e lejueshme për një justifikim, me eliminimin e justifikimit, e humb vlerën, bëhet e shtrembër dhe e palejueshme"* ("Bir özür için câiz olan şey, ol özrün zevâliyle bâtıl olur", neni 23).

*"Pasi pengesa të eliminohet, ndalimi rikthehet, hyn sërish në fuqi"* (Mâni zâil oldukta memnu' avdet eder", neni 24).

*"Dëmi individual-privat parapëlqehet ndaj dëmit kolektiv-të përgjithshëm; dëmi individual-privat parapëlqehet për ta shmangur dëmin kolektiv-të përgjithshëm"* ("Zarar-ı âmmı def' için zarar-ı hâs ihtiyar olunur", neni 26).

*"Dëmi i rëndë shkëmbehet me dëmin e lehtë; më mirë një dëm i lehtë sesa një dëm i rëndë"* (Zarar-i eşedd, ehaff-i ile izâle olunur", neni 27).

*"Ndër dy të këqija, parapëlqehet e keqja më e lehtë"* (Ehven-i şerreyn ihtiyar olunur", neni 29).

353. Teksti origjinal: "Ezmânın tegayyürü ile ahkâmın tegayyürü inkâr olun - maz." Shën. i përkthyesit.

354. Mecelle, neni 39.







*"Eliminimi i destruktivitetit ka përparësi ndaj afirmimit të konstruktivitetit; largimi i të këqijave ka përparësi ndaj tërheqjes së të mirave"* ("Def-i mefâsid celb-i menâfîden evlâdır", neni 30).

*"Dëmi eliminohet me aq sa ç'jep mundësi kaderi"* ("Zarar, bi-kaderi'l-imkân izâle olunur", neni 31).

*"Qoftë e përgjithshme-kolektive, qoftë private-individuale, nevoja zbret në nivelin e domosdoshmërisë; masa e nevojës përcaktohet nga masa e domosdoshmërisë"* (Hâcet umumî olsun, husûsî olsun; zarûret menzilesine tenzil olunur", neni 32).

*"Zakoni është qartësisht i paevitueshëm"* ("Âdet muhkemdir", neni 36).

*"Përdorimi i diçkaje nga njerëzit është një provë e tillë që veprimi sipas tij bëhet i domosdoshëm"* ("Nâsın isti'mâli (kullanması) bir hücet (delil)dir ki, onunla amel vâcib olur", neni 37).

*"Gjëja e pamundur zakonisht është si e pamundur vërtetësisht"* ("Âdeten mümteni' (imkânsız) olan şey, hakikaten mümteni' gibidir", neni 38)

*"Ndryshimi i kohës dhe ndryshimi i konkluzioneve nuk mund të mohohen"* ("Ezmânın tegayyürü ile ahkâmın tegayyürü inkâr olunamaz", neni 39)

*"Zakoni fiton konsideratë vetëm pasi të fitojë vazhdimësi"* ("Âdet, ancak muttarid (devamlı) yani gâlip oldukta mûteber olur", neni 41)

*"Konsiderata është e tillë kur është e përgjithësuar dhe jo kur është e rrallë; konsiderata është rregull dhe jo përjashtim"* (İtibar gâlib-i şâyiadır, nâdire deëil", neni 42).

*"Gjëja e njohur tradicionalisht është si kusht"* ("Örfen mâruf olan şey, şart kılınmış gibidir", neni 43).

*"Caktimi me anë të traditës është si caktimi me anë të dogmës"* ("Örf ile tayin, nass ile tayyin gibidir", neni 45), etj.

Nenet e cituara më sipër nga "Mecelle" e cila, parimet e përgjithshme të së Drejtës Islame i ka kodifikuar në 99 nene koncize, tregojnë se ç'rol të madh luajnë tradita, zakonet dhe konstruktivitetet (maslahat). Vetëm se që një traditë, zakon apo konstruktivitet të mund të luajë rolin juridik që gjen shprehje në këto nene e të







ngjashme me to, duhet të përmbajë katër cilësi që i parashtruam në krye të këtij diskutimi. Mes këtyre, është fare e qartë rëndësia e faktit që traditat, zakonet dhe konstruktivitetet duhet të kenë lidhje orientuese ose përmbajtësore në mënyrë të përgjithshme ose të pjesshme me cilëndo njërën prej dogmave juridike. Fakti që projektet ideatuese të ditëve të sotme, duke mos i mbajtur parasysh këtë dhe cilësitë e tjera për konsideratën që duhet të gëzojnë traditat, zakonet dhe konstruktivitetet, i shndërrojnë në konkluzione sipas mendjes së tyre dhe siç ua do zemra, nuk shpreh ndonjë kuptim tjetër përveç shtrembërimit të botëkuptimit islam; ndërkaq, duke e lënë këtë çështje për një vepër të dytë që kemi planifikuar të shkruajmë, këtu po mjaftohemi me një shpjegim dhe sqarim në këtë masë.[355]

Vetëm se këtu le të themi vetëm kaq që këto projekte ideatorësh që tentojnë të luajnë rolin që ka luajtur **Luteri** në krishterizëm, marrin guximin ta reformojnë një fe (Islamin) assesi të deformuar në sajë të mbrojtjes hyjnore, guxim i cili është një disfatë e vërtetë dhe absolute si për veten e tyre, ashtu dhe për njerëzit që i shtyjnë në rrugë të shtrembër dhe perversitet. Sepse premtimi i Allahut është i vërtetë dhe se Ai ka për ta mbrojtur fenë e vet, ashtu siç ka premtuar, gjer në kiamet!

355. Eshtë krijuar një shkencë e emërtuar **“Urtësia e ligjvënies”** (Hikmet-i teşrî) me objekt përcaktimin e konstruktiviteteve (interesave dhe dobive të përgjithshme) ku mbështeten konkluzionet në sheriat. (Për hollësi, shih **İzzeddin ibn Abdüsselâm**, İslâmî Hükümlerin Esas ve Hikmetleri, Kavâidü’l-Ahkâm fî Mesâili’l-Enâm, İstanbul, 2006, İz Yayıncılık).







## F. PARIMI I SCIENTIZMIT[356]

"Scientizëm" është një term i cili rrjedh nga fjala "science" / "shkencë" dhe shpreh pikëpamjen e cila i dedikon shkencës një fuqi dhe rëndësi më tepër se ç'i takon.[357] Natyrisht, me kuptimin që ka, ky term nuk përputhet me konkluzionin e vlerave të Islamit. Ne e përdorim këtë fjalë me kuptimin e saj leksikor të afërt me pikëpamjen e cila i jep rëndësi shkencës.

Me të vërtetë, filozofët materialistë dhe, si rezultat, scientistë, u kushtojnë me kohë të gjitha të vërtetave përkatëse të shkencës, materies dhe dukurive një fuqi që mund të konsiderohet si një kompetencë absolute. Madje, për shkak të kësaj pikëpamjeje, pretendojnë edhe se do të vijë një ditë që shkencat pozitive do të zënë plotësisht vendin e fesë.[358]

---

356. Nga frëngjishtja "scientisme" që do të thotë "pretenciozitet shkencor" dhe, me këtë kuptim, ky term është nënvleftësues ndaj çdo pikëpamjeje që pretendon se është "tejet shkencore". Ngushtësisht ose posaçërisht, "scientizëm" emërtohet mendësia filozofike e Ernst Mah-ut (Ernst Mach, 1838-1916). Me këtë term emërtohet edhe reduktimi i shkencave të natyrës në shkencat shoqërore, si dhe vlerësimi i ligjeve të tyre si të vlefshme në shkencat shoqërore. Profesor matematike dhe fizike në universitetin e Gracit, Ernst Mahu ka qenë idealist subjektiv dhe themelues i empiriokriticizmit. Shën. i përkthyesit.

357. Duke qenë një fjalë e re me një përmbajtje pejorative, është përdorur së pari me kuptimin se shkenca e ka krijuar tërësinë e çështjeve të të vërtetave që ka bërë të ditur mbi të vërtetat e materies dhe se është e mjaftueshme për të plotësuar të gjitha nevojat e arsyes njerëzore; së dyti, është përdorur me kuptimin se ideja dhe metoda shkencore është e domosdoshme të përmbledhin gjërat që i përkasin jetës dhe vitalitetit racional, dhe, pastaj, është pranuar në një kuptim pak a shumë më të gjerë nga ana e disave që i kushtojnë më shumë aftësi zotëruese shkencës, gjë që do të thotë t'i jepet shkencës një vlerë absolute." (**İsmail Fenni Ertuğrul**, Lugatçe-i Felsefe, İstanbul, 1341, f. 619)

358. Një shkrimtar vendas i cili e shpreh këtë pikëpamje në një formë që do t'i përshtatej vetëm krishterizmit, thotë kështu:







Edhe në vendin tonë është vënë dhe vihet re se disa persona antifetarë janë dhënë pas kësaj fantazie boshe.[359] **Tevfik Fikret** i cili i përkëdhel intelektualët e periudhës me magjinë poetike, në poezinë **"Amentu i Halukut"** thotë:

> ***Një ditë ka për ta bërë shkenca këtë dhé të zi, flori;***
> ***Besoj se me forcën e kulturës çdo gjë ka mundësi...***

Natyrisht, megjithëse në optikën e Islamit, dija[360] ka rëndësi të jashtëzakonshme, nuk mund të pranohet që ajo t'i arrijë të gjitha të vërtetat që përmbahen në Univers! Siç e kemi përmendur edhe më parë, janë pesë çështje cilësore të konfirmuara me ajet kur'anor dhe

---

*"Me të vërtetë, po qe se feja do të mbetej vetëm sunduese mbi zemrën dhe ndjenjat e njeriut, pa asnjë dyshim, kurrë nuk do ta sulmonte fushën e diturisë dhe shkencës; ndoshta, çështja për ta bërë sunduese mbi shkencën, fenë e cila për shekuj të tërë e ka lodhur mendjen e njeriut, ose shkencën mbi fenë, dhe çështja për ta përfunduar, më në fund, me një afrim konfliktin mes të dyjave, nuk do të ekzistonte më sot. Atëherë, shumë koka do të mendonin gjakftohtësisht mbi fenë, do të shihnin se fetë janë institucione të krijuara jo për të siguruar nderin dhe famën e teologëve, përkundrazi, për të kënaqur nevojat e zemrës të njerëzve dhe* ***do të besonin se fetë do të mbeteshin permanente si një nga institucionet më të rëndësishme të shoqërisë njerëzore gjersa nevojat në fjalë të plotësoheshin nga një rrugë tjetër****. Mirëpo edhe feja si çdo institucion që kërkon të fusë në dorë fuqi dhe pushtet, duke dalë jashtë fushës së ndjenjave e të zemrës dhe duke filluar të sundojë edhe mbi mendimin e njerëzve, mbi jetën e përditshme dhe mbi ligjet e shoqërisë, gjeti përballë arsyen, pastaj përvojën dhe vëzhgimin, me fjalë të tjera, u fut në konflikt në fillim me filozofinë, pastaj me shkencën."* (Shih. **Abdülhak Adnan Adivar**, Tarih Boyunca İlim ve Din, İstanbul, 1944, f. 8)

359. Për hollësi, shih. **İsmâil Fennî Ertuğrul**, Materyalizmin İflası ve İslam, İstanbul, 1966, ose **Prof. Dr. Süleyman Bolayır**, Türkiye'de Ruhçu ve Maddeci Görüşün Mücâdelesi, Ankara, 1995.

360. Dija është trishkallëshe:

**a) Dija elementare**: Kjo është dija e cila nuk i ka rrokur, nuk i ka konceptuar, nuk i njeh shkaqet; si dija e njeriut të pamësuar dhe injorant i cili di vetëm kaq që, pas shkrepëtimës do të ketë bubullimë, gjë që mësohet nëpërmjet përsëritjes.

**b) Dija shkencore**: Kjo është dija që e ka rrokur, konceptuar dhe njohur marrëdhënien shkak-pasojë.

**c) Dija e quajtur irfan**: Eshtë dija e përvetësuar dhe e personalizuar.

Mbi këto është edhe një dije trishkallëshe së cilës i thuhet "marifet". Shkalla e parë në marifet është njohja e faktit se në një sendërtim, krahas vullnetit të autorit (personit), ekziston edhe vullneti i Allahut. Këtë e bën të domosdoshme besimi se *"e mira dhe e keqja janë prej Allahut"*. Përveç kësaj, njohja e emrave hyjnorë që marrin pjesë në një sendërtim, përbën shkallën e dytë në marifet. Kurse shkalla e tretë dhe e fundit, është njohja e "dëshirës volitive hyjnore" në sendërtim. Ky është kulmi dhe kufiri përfundimtar i dijes njerëzore.







të quajtura **"pesë të panjohurat"**. Këtyre duhet t'u shtohet edhe **"e vërteta e individualitetit (personalitetit) të Allahut"**. Sepse njeriu është ndaluar të mendojë për këtë. Truri i njeriut që mendon me anë të mbresave që merr nga bota materiale, meqë nuk zotëron një mbresë e cila do të ishte e aftë për të bërë krahasim, nuk mund ta njohë të vërtetën e individualitetit (personalitetit) të Zotit. Sepse Zoti ka një atribut hyjnor të emërtuar **"muhalefetun li'l-havadith"** (i kundërt me akcidencat), që do të thotë se Zoti është krejt i ndryshëm nga qeniet e krijuara (akcidenciale), pasi Ai nuk është qenie e krijuar. Edhe profeti Muhammed (s.a.s.), duke porositur muslimanët, *"sido që të mund ta përfytyroni, Ai është krejt i ndryshëm nga ajo që mund të përfytyroni ju për Të"*, ka shprehur pamundësinë e përfytyrimit të Zotit.

Megjithëkëtë, dija më e virtytshme dhe më e çmuar është njohja e Allahut. Vetëm se kjo njohje është sipas cilësive atributive të Tij si dhe në vartësi nga njohja njerëzore. Pastaj vjen njohja e **"vullnetit hyjnor"** (murad-i ilahi), gjë që është konceptim i urtësisë dhe synimit në shfaqjen e vullnetit të krijuesit, vullnet i quajtur **"adetullah"** / **"zakon i Allahut"** ose **"sunnetullah"** / **"traditë e Allahut"**. Ky është kulmi i dijes (diturisë) njerëzore. Në Islam, kjo quhet **"maarif"** (marifetet)[361], kulmet ose kulmi i dijes njerëzore. Përveç të gjitha këtyre, Zoti ka bërë të ditur se njerëzve u është dhënë pak njohuri mbi shpirtin[362] dhe se njohja me kompetencë e entitetit të shpirtit është e pamundur. Edhe nëse qysh shumë shekuj më parë, entiteti i shpirtit është studiuar në fillim brenda tematikës së filozofisë së përgjithshme, pastaj si tematikë e një shkence të veçantë të quajtur "psikologji", më së fundi, sot, është pranuar se entiteti i shpirtit nuk mund të njihet dhe psikologjia është shndërruar pothuajse në një shkencë laboratorike që studion shkaqet dhe pasojat e dukurive shpirtërore (psikologjike) dhe shkakësinë mes dukurive fiziologjike dhe psikologjike.

Njëra nga prirjet e natyrshme të pranishme në natyrën krijimore të njeriut është kureshtja dhe, rezultati i kësaj, mësimi. Për ta plotësuar dhe kënaqur këtë, njeriu është pajisur me mendje (arsye), ndjenjë dhe aftësi gjykimi. Këto cilësi janë faktorët e vetëm ndikues që e ngrenë njeriun në një pozitë të zgjedhur mes krijesave. Ndër-

361. Shih pak më sipër shënimin mbi tri shkallët e dijes, posaçërisht sqarimet mbi dijen e quajtur "irfan". Shën. i përkthyesit.

362. Kur'ani, Isra: 85.







kaq, këto, jo vetëm nuk janë të mjaftueshme vetëm për vetëm për të arritur te e vërteta, por edhe shumë faktorë me të cilët kanë lidhje ose nga të cilët varen, shfaqen në trajtë dobësish të ndryshme që ua shtojnë këtë pamjaftueshmëri. Është për këtë arsye që Krijuesi e ka ndihmuar njeriun me mënyrën e vahjit ose revelacionit hyjnor, dhe këtë ndihmë e ka filluar me **Ademin**, njeriun e parë. Kjo dëshirë volitive hyjnore do të thotë mbështetje e kësaj dobësie dhe pamjaftueshmërie njerëzore nga Zoti i cili çdo qenie që e ka krijuar, e njeh më mirë se çdokush tjetër. Megjithëse ndihma hyjnore për njeriun me anë të vahjit ose revelacionit hyjnor ka mbetur gjithmonë po ajo për sa u përket të vërtetave abstrakte (teorike), konkluzionet sociale në vartësi të ecurisë dhe zhvillimit evolucionar të shënuar prej njeriut, janë çuar në përkryerje me profetin e kohës së fundit. Ne do të përpiqemi që vlerën e diturisë ta parashtrojmë me përmbajtjen e fundit dhe të vetme të vahjit ose revelacionit hyjnor të pranishëm që ka mbetur në këtë mes i paprekur nga shtrembërimi dhe ndryshimi.

Së pari, si diçka që dihet nga e gjithë bota, urdhri i parë i Islamit është **"ikra"**, domethënë, **"lexo!"[363]** Ndërsa leximi është mjeti i vetëm i cili siguron përcjelljen nga brezi në brez të informacioneve dhe të të dhënave të arritura nga dituria (shkenca). Po të mos ndodhte kështu, njerëzit do të mbeteshin të panjohur me përmbajtjen diturore (shkencore) të së kaluarës dhe do të mbeteshin të detyruar që çdo gjë ta zbulonin ose ta mësonin nga e para. Në fakt, është për këtë konsekuencë të natyrshme që, në Kur'anin e Shenjtë, afro një mijë ajete transmetojnë rrëfimet mësimdhënëse mbi popujt e kaluar. Nga ana tjetër, shumë ajete, me anë të vërejtjeve të ndryshme, si *"a s'po mendoni"*, *"a s'po gjykoni"*, e ftojnë njeriun për të menduar, ndërkaq që këto vërejtje dhe paralajmërime janë bërë në formën e pyetjeve, domethënë, në një formë që ta përforcojë kuptimin. Duke e shprehur me mënyrën e pyetjes edhe ajetin **"A mund të jenë njëlloj të paditurit me të diturit?"**[364], Zoti e ka pohuar epërsinë e dijetarëve. Nga ana tjetër, Allahu e ka zbritur ajetin kur'anor **"Nga Allahu kanë frikë vetëm robtë dijetarë"**[365] me qëllim për të pohuar se Ai mund të njihet vetëm me rrugën e dijes qoftë edhe vetëm me atributet e Tij. Sepse, për të pasur frikë prej Tij, është e

363. Kur'ani, Alak: 1.
364. Kur'ani, Dhumer: 9.
365. Kur'ani, Fatir: 28.







domosdoshme që Allahu të njihet denjësisht, ashtu siç duhet, gjë që është e mundur vetëm në sajë të dijes dhe diturisë.

Mësimi, arsimimi, marrja e diturisë është bërë farz, detyrim fetar për çdo musliman mashkull dhe femër, burrë dhe grua. Nga Profeti kanë dalë shumë hadithe që i mbështesin dhe përforcojnë këto ajete. Le t'ia paraqesim vëmendjes suaj disa prej tyre:

*"Kush e dëshiron këtë botë, të kapet fort pas diturisë; kush e dëshiron ahiretin, botën tjetër, të kapet fort pas diturisë; edhe ai që i dëshiron të dy botët, të kapet fort pas diturisë!"*

*"Dituria dhe urtësia janë malli i humbur i muslimanit. Merrini ato kudo që t'i gjeni!"*

*"Kërkojeni diturinë sikur edhe gjer në Kinë!"* Nuk ka dyshim se, këtu, me fjalën "Kinë" është dashur të thuhet "edhe në skajin më të largët të botës".

*"Kërkojeni diturinë nga djepi gjer në varr!"*

*"Pozita e diturisë dhe dijetarit është pozita më e lartë!"*

*"Dijetarët e ummetit tim janë si profetët e të bijve të Izraelit!"*

*"Boja e penave të dijetarëve është më e çmuar se gjaku i dëshmorëve!"*

*"Atij që udhëton për të fituar dituri, Allahu i tregon rrugën e xhennetit!"*

*"Një orë meditim mbi gjërat e krijuara nga Allahu, është më e lartë se adhurimi suplementar në gjashtëdhjetë vjet!"*

*"Kush tregon respekt ndaj diturisë dhe dijetarëve, tregon respekt ndaj meje!"*

*"Atij që niset për udhë për të marrë dituri, Allahu i Lartë ia bën të lehtë rrugën e xhennetit. Meqë u pëlqejnë ata që mësojnë dituri, engjëjt ua hapin krahët atyre. Qeniet që ndodhen në qiej e në tokë, madje, edhe peshqit në ujëra, i luten Allahut që t'i falë dijetarët! Epërsia e një dijetari ndaj dikujt që merret vetëm me adhurim, është si epërsia (në ndriçim) e hënës pesëmbëdhjetë ndaj yjeve të tjerë! Dijetarët janë trashëgimtarë të profetëve. Profetët nuk kanë lënë tra-*







*shëgim ar e argjend, por vetëm dituri. Ja, pra, personi i cili merr nga ky trashëgim diturie, fiton një dhunti shumë të madhe!"*[366]

Këta dhe hadithe profetike të tjera, të ngjashme, po qe se shkruhen ashtu siç duhet, përbëjnë një vëllim të konsiderueshëm.

Si rrjedhojë e drejtpërdrejtë e faktit që dituria nxitet, inkurajohet dhe trajtohet me kaq interesim në botëkuptimin islam, një popull primitiv i cili i groposte përsëgjalli vajzat e mitura duke mos respektuar asnjë parim njerëzor dhe në jetën e të cilit nuk mungonin kurrë grabitjet, grindjet dhe konfliktet gjithashtu duke mos njohur asnjë rregull dhe kufizim, një popull, pra, kaq primitiv, pasi e pranoi Islamin dhe u nderua me të, brenda një kohe të shkurtër pas këtij ndryshimi në bindjet e veta, arriti në historinë e diturisë dhe shkencës një zhvillim mrekullor, gjë që dëshmohet dhe konfirmohet me shembuj të panumërt të historisë.

Zhvillimi mrekullor në fjalë qe i tillë, saqë edhe qytetërimi i sotëm perëndimor u detyrohet dijetarëve islamë për zhvillimin që pati arritur. Për ta rrokur dhe kuptuar këtë, mjafton t'u hidhet një vështrim sipërfaqësor, madje, koncepteve dhe terminologjisë themelore të shkencave pozitive (të natyrës dhe atyre ekzakte). Dhe atëherë do të shihet se të gjitha emërtimet e koncepteve dhe termave janë fjalë arabishte pavarësisht nga ndryshimet fonetike që kanë pësuar.[367] Por ç'është nevoja? Këtë të vërtetë e pranojnë edhe shumë shkencëtarë perëndimorë të matur e të arsyeshëm!

Njëri nga këta, **Sigrid Hunke**, në veprën e tij të hollësishme, pasi tregon gjerë e gjatë se në Botën Perëndimore fanatike të Mesjetës, vetëm Venediku lejohej në mënyrë të posaçme të kishte lidhje dhe takime me muslimanët, për pasojë, ndërsa pasuroheshin me tregtinë e Lindjes, venedikasit e bartën në Evropë edhe "barrën" e kulturës islame, e përfundon veprën e vet me këto fjali:

*"Prerja e lidhjeve dhe marrëdhënieve reciproke madhështore mes Lindjes dhe Perëndimit, shkaktoi lindjen e përfundimeve seriozisht shqetësuese dhe ogurzeza. Mbyllja në vetvete mendërisht ndaj botës islame e ktheu shumë shekuj pas zhvillimin ekonomik dhe*

366. Ebu Davud, Ilm, 1; Tirmidhi, Ilm, 19.

367. Vepra me titull **"Dielli islam i lindur mbi Evropë"** e **Dr. Sigrid Hunke**-s (Stamboll, 1997), vepër e cila lexohet me habi dhe emocion, transmeton shembuj të panumërt të fjalëve arabishte që kanë kaluar në gjermanishte, madje, edhe në jetën e përditshme. (f. 25 e në vazhd)







*kulturor të Evropës. Pavarësisht nga ndalimet ligjore dhe armiqësia zyrtare, qysh nga çasti që Perëndimi u hap ndaj Botës Arabe dhe tregtisë së Orientit, filloi të zhvillohej ekonomikisht. Në këtë mes, Perëndimi, për sa i përket teknikës, shëndetit, higjienës dhe organizimit shtetëror, shfaqi afërsi dhe afinitet ndaj pasurive të kulturës së përgjithshme të Qytetërimit Islam, dalngadalë e futi në dorë trashëgimin mendor-intelektual të tij. Për rrjedhojë, duke shpëtuar nga një etapë përgjumjeje dhe mpirjeje, më në fund, me krahët e veta, filloi një ngjitje të pashembullt. Natyrisht, Perëndimi mori nga Qytetërimi Arab (në të vërtetë, Islam) frymëzime të vogla të panumërta, por me rëndësi, jo vetëm në fushat e dijes dhe shkencave, por, në këtë mes, në të gjitha fushat e jetës, si dhe në arte, të cilat ia bënë jetesën më të pasur, më të bukur, më të shëndetshme dhe më të lumtur.*

*Armiqësia dhe fanatizmi fetar janë bërë gjithmonë udhërrëfyesit më të këqinj të kombeve dhe popujve, janë bërë armiqtë që ua kanë penguar dhe vështirësuar jetesën dhe zhvillimin. Kombet dhe popujt mund të arrijnë zhvillime energjike të jashtëzakonshme vetëm në kushtet dhe mjedisin e respektit dhe përfitimit të dyanshëm, të afrimit botëror dhe konkurrencës miqësore. Pavarësisht nga historia e çuditshme e përvijuar nga neveria dhe afrimi, nga armiqësia dhe admirimi, pavarësisht nga urrejtja dhe mosbesimi, marrëdhëniet mes Qytetërimit Islam dhe Perëndimit, prej të cilave Bota ka përfituar shumë, këto marrëdhënie shumëfrontëshe që ky libër u përpoq t'i përcaktonte, më në fund, fituan miratimin e merituar!"*[368]

Dhe, tani, le t'ju paraqesim juve një vlerësim të shkurtër mbi përfundimet, në arritjen e të cilave ndikoi kjo vlerë që i jepet dijes dhe diturisë në botëkuptimin islam.

*"Edhe mongolët, madje, të cilët u përpoqën ta asgjësonin qytetërimin islam, të cilët digjnin bibliotekat kudo që u shkelte këmba, sapo që bëheshin muslimanë, bëheshin mbrojtës të dijeve, diturive dhe shkencave.*

*Janë shkaqet fetare, si detyrimi fetar për ta vizituar Mekën, ndjenja e përgjegjësisë vetiake për të bërë udhëtime edhe në vendet më të largëta, madje, me qëllim për të marrë dituri, si dhe ndjenja e përgjegjësisë për të vënë ligje të veçanta për çdo vend dhe shtet të triumfuar, që i bënë muslimanët që, pa e lexuar ende librin e gjeog-*

368. **Sigrid Hunke**, idem, f. 461.







*rafisë të shkruar nga **Batliamus**, të bëheshin iniciatorë të parashtrimit të shkencës së gjeografisë dhe kompilimit të saj.*[369]

*Detyrimi fetar i faljes së namazit të pesë kohëve në ditë nxirrte në shesh në çdo vend çështjen e përcaktimit të legjislacionit kohor astronomik dhe, kështu, i shtynte muslimanët të kryenin hulumtime dhe analiza mbi lëvizjen e diellit dhe hënës. Ja, pra, me anë të të gjitha detyrimeve dhe domosdoshmërive fetare, qysh në shekullin VII të erës sonë, muslimanët u muarën me legjislacion, moral-etikë, politikë dhe tregti, bënë kërkime dhe shqyrtime në shkencat matematike dhe filozofike. **El-Mansuri** si dhe **el-Me'muni** që eci në rrugën e tij, grumbulluan dijetarët, shkencëtarët dhe përkthyesit dhe ngritën biblioteka, medrese dhe akademi.*

*Këto institucione ishin të hapura në çdo qytet për këdo. Ata i paguan përkthyesit me aq flori sa ç'peshonin veprat që i përkthyen në arabishte nga greqishtja, sirianishtja dhe sanskritishtja. Bagdati dhe qendra të tjera islame u bënë djepi i shkencave të moralit, jurisprudencës, politikës, filozofisë, astronomisë, matematikës, biologjisë, muzikës, letërsisë, sociologjisë, etj. Nga çdo anë e botës shkonin studentë për të marrë mësim, për të studiuar në Bagdat, Kajro dhe Kordovë.*

*Krishterët e ardhur nga skajet më të largëta të Europës, vazhdonin mësimet në medresetë islame. Disa burra të shquar që qenë ngritur më pas gjer në pozitën e kryetarit të Kishës, patën studiuar në medresetë islame.*[370] *Antiokia dhe Harrani ishin qendrat më me rëndësi të shkencave mjekësore.*

*Meqë muslimanët e konsideronin mësimin dhe njohjen e të gjitha diturive dhe shkencave në qendrat e ndryshme të botës, si detyrime fetare, me punët dhe përpjekjet që bënë në këtë drejtim, brenda një kohe të shkurtër edhe i përkthyen ato dituri dhe shkenca në gjuhët e tyre dhe i përhapën në të gjithë vendin, edhe autorët e tyre i kaluan shumë herë, edhe duke iu bërë atyre diturive dhe shkencave zbulime gjithnjë e më të reja, si dhe, për rrjedhojë, duke u vënë vulën e Islamit, i shndërruan ato vepra në një trajtë të posaçme për qytetërimin islam.*

369. **Corci Zeydan**, Medeniyet-i İslamiye Tarihi, İstanbul, vëll. III, f. 187, 189.
370. **Papa Silvestri II** pati studiuar në Kordovë. (**Emir Ali**, Ruhu'l-İslam)







*Eshtë si rrjedhojë e kësaj që, kur evropianët u nisën për t'i ringjallur shkencat greke, mbetën të detyruar t'i përcillnin dhe përkthenin nga arabishtja të kombinuara me bojë islame. Traktatet që pati shkruar **Ebu Bekr Muhammed ibni Dhekerijja er-Razi** (vd. 923 e.r.) mbi variolën dhe fruthin i pati lexuar tërë bota dhe pati përfituar prej tyre. Raziu pati shkruar 200 traktate mjekësore, nga të cilat një pjesë u përkthyen në latinishte dhe u shtypën në Venedik më 1510.*

*Njëzet vëllime mbi mjekësinë të shkruara nga **Ali ibni Abbasi** i cili qe bërë i famshëm pesëdhjetë vjet më pas se **Raziu**, u përkthyen në latinishte më 1227 dhe u shtypën në Lion më 1523. Krahas mjekut musliman **Ibni Sina** i cili pati marrë titullin **"reis"**/**"maestro"** dhe **Ebul Kasemit**, mund të përmenden edhe shumë dijetarë të tjerë të mëdhenj. Operacioni që pati bërë **Ebul Kasemi** për nxjerrjen e gurit të veshkave është identik me po atë operacion që bëhet sot nga kirurgët më të përparuar në atë fushë. Eshtë i njohur fakti që vepra **"el-Kanun"** e **Ibni Sinait** qe studiuar për shekuj të tërë në universitetet dhe fakultetet mjekësore të Evropës. Janë të mahnitshme veprat që shkroi **Biruni** mbi filozofinë, matematikën, topografinë, mjekësinë, kiminë dhe indologjinë. Me librat që shkruan mbi të gjitha degët e diturive dhe shkencave, aq sa me to të mbusheshin biblioteka të tëra, si dhe me zbulimet e reja që bënë, dijetarët islamë i bënë shërbimin më të madh njerëzimit dhe ngritjes lart të qytetërimit."*[371]

*Veprat e pavdekshme të gjenive të tillë, si **Farabiu**, **Ibni Sinai**, **el-Kindi**, **er-Raziu**, **Ibni Ruzhdi**, **Gazaliu**, **Tusiu** dhe **Musa Biraderler**, janë plot me parime dhe metoda që mund ta lartësojnë me plot kuptimin e fjalës një komb, që mund ta bëjnë të aftë një brez për çdo lloj zhvillimi e përparimi. Të gjithë këta e patën marrë shtytjen dhe frymëzimin nga feja islame, sepse feja islame i cilëson si adhurimin më të madh punët dhe përpjekjet në këtë rrugë.*

*Tani, ta lëmë Lindjen me të gjitha medresetë, bibliotekat, observatorët, historianët, me letërsinë, artin dhe fabrikat, dhe le të shkojmë në vende të tjera. Do të shohim se ai që e pati shpikur lavjerësin e orës, që në pallatin e sundimtarëve të Siciljas pati bërë*

371. **Ibn Nedim**, el Fihrist; **Hajreddin**, el A'lâm; **Ibni Ethir**, vëll. V; Medeniyet-i İslamiye Tarihi, vëll. 3; **Ibn Ebu Usejbija**, Tabakatu'l-Etibba; **Emir Ali**, Ruhu'l-Islam.







*hartën-reliev të botës mbi një tabelë argjendi të rëndë 800 batman (800x8 okë) ku i pati shënuar në arabishte pjesët e njohura të Evropës, qe një musliman. Mbreti sicilian* ***Frederiku II*** *merrte në pallat fëmijët e filozofit islam* ***Ibni Ruzhd*** *dhe mësonte prej tyre botanikë dhe biologji. Ka qenë një dijetar islam ai që e ka pasë parashtruar së pari metodën e provës dhe eksperimentit në shkencat e natyrës. Sipas pohimit edhe të të famshmit amerikan* ***Draper****, janë gjithashtu muslimanët që e kanë provuar të parët lavjerësin në sahatët e varur. Botimi dhe përhapja në Evropë e veprave të shkencës së Astronomisë i përket periudhës pas përkthimit në latinishte të veprave të* ***Ferganallë Mehmetit****. Observatori i parë në Evropë është ngritur nga muslimanët. Por sa keq që, pas përzënies së muslimanëve nga Andaluzia, spanjollët që s'e kuptonin dot se përse duhej ajo, e kthyen observatorin në kambanore!*

*Muslimanët e zbuluan të parët artin e farmaceutikës. Prej tyre u përhapën ligjet e përgatitjes së ilaçeve. Pa asnjë dyshim, kimia si shkencë është zbulim i muslimanëve.* ***Ebu Musa Xhabiri*** *nga Tarsusi është ati i kimisë moderne. Epoka që hapi ai në botën e kimisë është e rëndësishme po aq sa epoka që hapën* ***Bristley*** *dhe* ***Lavuazje****. Edhe sot, evropianët përfitojnë nga metodat e këtij kimisti të madh të Orientit. Disiplina mjekësore e kirurgjisë pati patur zhvillimin dhe përhapjen më të madhe. Janë muslimanët ata që kanë treguar se si përdoren instrumentat kirurgjikale, që kanë zbuluar inflamacionin peritonik, acidin sulfurik, që e kanë përdorur barutin për shumë qëllime dhe për të hedhur gjërat e rënda, etj. Edhe në tregti dhe art, muslimanët patë shkuar para aq sa t'ia ndryshonin formën jetës. Ata prodhonin letër nga mbeturinat e tekstilit dhe pambuku. Letra e prodhuar në fabrikat e muslimanëve patën shkuar në shek. XIII nga Spanja, në Francë, Angli, Itali dhe Gjermani.*

*Mes vendeve islame u hapën rrugë tregtare dhe udhëtimi. Gjatë rrugëve u ndërtuan cisterna uji, u ngritën ndërtesa apo zyra postare. Kështu, u lidhën mes tyre Andaluzia, Marakeshi, Algjeria, Tunizia, Egjipti, Sudani, Arabia, Irani, Rusia, India, Kina, Kufa, Basra, Siria dhe Iraku dhe, të gjithë bashkë, u lidhën me Mekën dhe Medinën.*

*Qytetet madhështore që ngritën muslimanët, shkollat, medresetë, spitalet, institucionet e tjera shkencore dhe asistence sociale, artet e bukura patë arritur kulme veçanërisht në Granadë nga kreu i shek. XIII, gjer në mesin e shek. XV. Në periudhën e pushtetit islam, Toledo kishte dyqind mijë banorë, kurse në Ishbilije kishte 6000 tez-*







*gjahe vetëm për endjen e mëndafshit. Muslimanët u jepnin rëndësi të jashtëzakonshme shkollave të përgjithshme dhe të specializuara. Në bibliotekën e **Hakem Ibni Abdurrahmanit** kishte 400 000 vëllime libra. Kur vendi kaloi në duar të krishterëve, **kardinali Aksiminis** dogji 80 000 libra në sheshet e Granadës. Udhëtari **Ibni Bendi** thotë se në vitin 1140, në Kajro kishte 60 000 vepra vetëm mbi matematikën dhe astronominë, kurse një tjetër thotë se ka parë dy kërriça apo mëza të **Abdurrahman Sofiut**. Muslimanët qenë marrë jo vetëm me një formë të qytetërimit, por me të gjitha degët e tij dhe ashtu siç e patën treguar epërsinë e tyre në të gjitha dituritë dhe shkencat, e patën treguar edhe në muzikë.*

*Përfitimi në mënyrë legale nga çdo lloj bukurish dhe kënaqësish të botës ishte një nga urdhrat e hapur të Islamit dhe ata që ua patën mësuar evropianëve shumicën e këtyre, patën qenë muslimanët e Andaluzisë. Pastërtia është një nga kushtet bazë të Islamit. Prandaj muslimanët nuk mund të vishnin rrobat e ndyra dhe trashanike të Evropës. Me të vërtetë, në ato kohë, gjërat që evropianët i mbanin për rroba dhe i vishnin, përbëheshin prej grumbuj paçavrash të ndyra e të mbushura me fole morrash. Evropianët e mësuan nga muslimanët të vishnin ndërresa prej pambuku apo kambriku.*

*Ja, pra, ndërsa muslimanizmi që e kumtoi **Hz. Muhammedi**, ecte me hapa të tilla vigane në fushat e diturisë, shkencës, kulturës, përparimit dhe qytetërimit duke i dhënë botës një jetë të re, krishterizmi dhe ata që e përfaqësonin atë, e asgjësonin shkencën dhe filozofinë dhe, duke thënë se "injoranca është nëna e besnikërisë", i ndëshkonin dijetarët me dënimet më të rënda. Në periudhën e shfisnikërimit dhe regresit që vazhdoi për shekuj të tërë në Evropë, Islami dhe muslimanizmi u bënë flamur i përparimit dhe rinovimit. Ndërsa në Evropë shkencëtarët e vërtetë digjeshin në zjarr, ndërsa Evropa binte në gjunjë para xhindve dhe u falej atyre, adhuronte paçavuret dhe copat e eshtrave, në vendet islame dituria dhe kultura gëzonin respektin dhe konsideratën më të lartë!*

*Liria e mendimit, liria e ndërgjegjes, liria e fjalës dhe e veprimit të shpallura me një sërë synimesh të posaçme me **Deklaratën e të Drejtave të Njeriut** në Evropë vetëm në shek. XVIII, qenë shpallur nga Islami dymbëdhjetë shekuj më parë!*

*Por sa keq që ky qytetërim që sendërtoi Islami u asgjësua, nga njëra anë, nëpërmjet sulmeve të egra të turmave barbare të kryqtarëve dhe, nga ana tjetër, me duart e krishterëve që zunë vendin e*







*muslimanëve të larguar nga Andaluzia. Muslimanët e patën kthyer Spanjën në xhennet, kurse krishterët e shndërruan në shkretëtirë! Muslimanët e patën mbushur Spanjën me institucione shkence dhe arti, krishterët e mbushën me kisha për t'iu falur ikonave të shenjtorëve!*

*Kulturës që sendërtuan muslimanët në Spanjë, iu vu zjarri. Burrat, gratë dhe fëmijët muslimanë u vranë, u dogjën ose u kthyen në robër kolektivisht, kurse ata që mundën të mbeteshin gjallë, u përhapën si lypësa nëpër brigjet e Afrikës. Të tilla qenë edhe barabaritë e kryera në Afrikën lindore dhe veriore nga hordhitë e kryqtarëve të shtyrë nga priftërinjtë armiq të diturisë dhe kulturës. Edhe këto hordhi, në ato vende ku arrinin, digjnin bibliotekat, kurse qendrat e kulturës dhe artit i kthenin në rrënoja."*[372]

*"Po qe se Islami do t'i bëhej pengesë zhvillimit dhe përparimit, a do të kishte mundësi që, në kohën më të fuqishme të Islamit, të arrihej kjo ngjitje e shpejtë dhe mahnitëse në të gjitha degët e diturisë, zhvillimit dhe përparimit të këtij qytetërimi madhështor?*

*Fakti që vendet islame përparuan kaq shumë dhe brenda një kohe kaq të shkurtër në fushën e diturisë, shkencave dhe qytetërimit, a nuk tregon se me ç'shpejtësi feja islame, duke i shpëtuar menjëherë nga primitiviteti një sërë popujsh primitivë, i nxori në fushën e një qytetërimi vlerash dhe se fryma e Islamit e kishte të nevojshme një gjë të tillë? Po qe se Islami nuk do të urdhëronte, nxiste dhe inkurajonte në këtë rrugë, sigurisht që asnjëra prej këtyre nuk do të realizohej. Kjo, në të njëjtën kohë, shpjegon edhe këtë që regresi dhe*

---

372. Ashtu siç qenë bërë sulmet e **Hulagut** kundër Bagdatit dhe të berberëve kundër Egjiptit, ciklone fatkeqësie për kulturën islame, ashtu dhe sulmet e kryqtarëve kundër Sirisë patën shkaktuar rrënime kundër kulturës po aq sa ato, në mos më shumë. Kur **Hulagu** pati hyrë në Bagdat, ndërsa një pjesë të librave e pati grirë si ushqim për kafshët, një pjesë tjetër e pati hedhur në lumin Tigër. Kurse kur kryqtarët e pushtuan qytetin e Damaskut, **Konti Bertran**, ky hero i njollosur i krishterizmit, e dogji menjëherë dhe plotësisht bibliotekën e famshme që përmbante tre milion libra. (**Emir Ali-Ömer Rıza Doğrul**, Ruhu'l-İslam; **Corci Zeydan**, Medeniyet-i İslamiye Tarihi; **Sidyo**, Tarih Hülasatü'l-Arab)

*"Kur spanjollët hynë në Andaluzi, i dogjën të gjitha librat që u ranë në dorë, bibliotekat i rrafshuan me tokën, të gjitha veprat e qytetërimit që shihnin i dogjën e i shkatërruan, Andaluzinë e cila dikur kishte arritur kulmet e zhvillimit, e shndërruan në një një fanatik injorant që qan. Siç e ka pohuar autori europian **Conde**, vetëm sasia e librave që patën djegur spanjollët në sheshet publike, i pati kaluar të një milionët. Ai thotë se historiani **Fleehir Kardinal Iksmenes** pati djegur me dorën e vet më shumë se pesëdhjetë mijë libra pa i ardhur keq as për vëllimet me lidhje speciale."* (**M. Şemseddin Günaltay**, İslam'da Fen ve Felsefe makalesi)







*dobësia që kanë pësuar muslimanët në shekujt e fundit është pasojë e drejtpërdrejtë e faktit që muslimanët u larguan nga kjo frymë fisnike dhe jetëdhënëse e Islamit, nga kjo frymë diturie dhe iluminizmi dhe u larguan, veç të tjerash, edhe nga ndikimi dhe presioni i formave dhe mënyrave të ndryshme të europianëve mbi ta!*

*Ata që pretendojnë herë pas here se muslimanizmi është armik i dijes, diturisë, qytetërimit, se muslimanët janë të paaftë për të vrapuar në garë me popujt e tjerë në fushën e jetës, po ta njihnin të vërtetën e muslimanizmit ose po ta shqyrtonin historinë e Islamit duke u shmangur nga ndjenjat armiqësore ndaj tij, nuk do të vononin ta kuptonin se sa turpërues, sa ta skuq fytyrën konkluzioni që kanë dhënë ose po japin. Siç ka thënë një mjeshtër i nderuar (**M. Şemseddin Günaltay**, Zulmetten Nura), është diçka për të ardhur keq që, në çështjen e zhvillimeve dhe përparimeve shkencore, qytetërimi evropian kërkon ta harrojë mirënjohjen për faktin që u detyrohet muslimanëve. Megjithëse mendimtarët më të çmuar e të paanshëm të Europës dhe Amerikës e pohojnë këtë të vërtetë, cilësimi i fesë islame me fanatizëm apo me ndonjë synim tjetër, si pengesë për zhvillimin, i ngjet mohimit të diellit mu në mesditë!"*[373]

Edhe nëse autori shprehet kështu duke u mbështetur në të vërtetat historike, për fat të keq, veçanërisht në vendin tonë, qysh nga dita kur filloi **"lëvizja e oksidentalizimit"** feja e lartë islame është treguar si **"penguese e zhvillimit dhe përparimit"** dhe ky pretendim pa bazë ende sot, madje, nuk është eliminuar.

Në Botën Perëndimore, për më tepër në krishterizmin e shtrembëruar dhe në përfundim të luftës me priftërinjtë fanatikë, anëtarë të tij, përballë zgjimit ideor evendual dhe përparimit teknik, disa gjysmintelektualët tanë të paaftë për ta bërë llogarinë Lindje-Perëndim, janë rrëmbyer nga një kompleks inferioriteti i tmerrshëm dhe kanë rënë një vorbullën e një dyshimi të thellë. Pa asnjë dyshim, një pjesë, janë shpallur armiq të Islamit (!) prej personave zyrtarë dhe kompetentë me pretendimin e shërbimit në emër të popullit, në kuadrin e këtij kompleksi inferioriteti ku luajnë rol edhe sugjerimet, nxitjet, inkurajimet, madje ndihmat materiale, në sfondin edhe të një disfate ushtarake shpesh vepër tradhtie.

Sot është seriozisht e vështirë ta përcaktosh prerazi nëse duhet treguar dhembshuri aho zemërim ndaj mungesës së sinqeritetit ose

373. **A. Hamdi Akseki**, İslam, Fıtrî, Tabiî ve Umumî Bir Dindir, İstanbul, 2004, f. 47 e në vazhd.







injorancës në qëndrimin dhe sjelljen e shumë gjysmintelektualëve tanë të cilët, me mendjen e tyre – për shkaqe demokratike – thonë: **"Islamit, po, sheriatit, jo!"**

Edhe pse, së bashku me kalimin në demokraci, qëndrimi negativ që kanë vendosur të mbajnë kundër kërkesave fetare të popullit dhe kryeneçësia dhe këmbëngulja e tyre në këtë qëndrim e kanë shndërruar pushtetin në një lloj **"molle të ndaluar"**, ende vazhdojnë veprimtaritë e tyre në lidhje një sërë **"forcash të fshehta dhe të ndërhyrjes së shpejtë"**. Vetëm se, meqë, në fund të fundit, në kuadrin e ballafaqimit të forcave botërore, nuk do të mund ta ndërpresin zhvillimin e demokracisë, është jashtë çdo diskutimi se, në fund fare, populli ka për të dalë fitues dhe atëherë çdokush do ta pranojë dhe pohojë se "sheriati" nuk është diçka e ndarë dhe më vete nga Islami.

Në këtë sendërtim, edhe fakti që zhvillimet dhe zbulimet shkencore do të bëhen më të qarta e të kuptueshme nga kushdo në çdo etapë të së vërtetës që ka ardhur dhe vjen gjithmonë e më shumë duke e mbështetur Kur'anin, mendojmë se do të luajë një rol ndikues dhe efektiv.

Prandaj, duke i dhënë fund kësaj teme ku parashtruam lidhjen e botëkuptimit islam me diturinë dhe shkencën, duhen përcaktuar edhe dy specifikat si më poshtë:

1) Në çdo çështje me të cilën kanë lidhje ose së cilës i përkasin, dogma (ajetet dhe hadithet) janë në përputhje të plotë me të vërtetat diturore (shkencore) që njihen aktualisht ose që do të njihen në të ardhmen.

2) Gjatë gjithë kohëve, botëkuptimi islam është ndodhur para zbulimeve, zhvillimit dhe përparimit shkencor.[374]

Nuk duhet të jetë e vështirë të parashikohet se, në një të ardhme të afërt, kur këto dy cilësi do të dalin në shesh qartazi, fati i Islamit do të ndryshojë edhe në vendin tonë, madje, edhe në të gjithë botën!

---

374. Ata që dëshirojnë të njihen me hollësitë e sukseseve të mrekullueshme që kanë arritur muslimanët gjatë gjithë historisë, mund të shohin këto vepra: **Prof. Dr. Seyyid Hüseyin Nasr**, İslam ve Bilim, İstanbul, 2006; **Prof. Dr. Fuad Sezgin**, İslam'da Bilim ve Teknik, Ankara, 2007.







## G. PARIMI I RACIONALIZMIT

Siç thamë në diskutimin para kësaj në lidhje me parimin e scientizmit, megjithëse në botëkuptimin islam i dedikohet mendjes (arsyes) një vlerë e madhe, entiteti i kësaj nuk është identik me racionalizmin që është një term filozofik. Sepse filozofët racionalistë kanë bindjen se asnjë gjë e cila nuk ka shkak ekzistence, nuk ekziston, se nuk ekziston ndonjë gjë irracionale (jashtë mendjes dhe arsyes).[375] Për këtë shkak ne e përdorim këtë fjalë jo me entitetin e saj filozofik, por vetëm me kuptimin leksikor të entitetit të rëndësisë që i dedikohet mendjes (arsyes).

Në optikën e Islamit, grada e rëndësisë së mendjes (arsyes) është e konfirmuar dhe e fiksuar me pranimin se mendja (arsyeja) është njëra prej shkaqeve[376] të përgjegjësisë njerëzore. Me të vërtetë, në një vend (shtet) ku sundon rendi islam, një njeri duhet të

---

375. *"Racionalizmi është bindja, sipas së cilës nuk ekziston asgjë metafizike dhe se nuk ekziston diçka që të të mos jetë e arsyeshme të paktën konvencionalisht në mos fizikisht. Sipas racionalizmit, çdo njohje evidente (yakinî) vjen prej parimeve të pamundshme për t'u kundërshtuar, ndjesore, dhe se këto parime janë përfundime konsekuencash të natyrshme, kurse e vërteta e ndijimeve dhe përceptimeve mund të përbëjnë vetëm një pamje të komplikuar dhe të përkohshme. Racionalizmi i cili është i bindur se prejardhja e përfytyrimeve dhe premisave është mendja (arsyeja), është e kundërta e empirizmit."*

*"... Racionalizmi i cili ka bindjen se për dijetarët e teologjisë vetëm mendjes (arsyes) i duhet besuar dhe se vetëm arsyeja dhe logjika mund të formojnë bindjen fetare (akaid) dhe se duhen pranuar vetëm ato gjëra që vërtetohen me anë të mendjes (arsyes) dhe e gjitha kjo është ajo që quhet teologji. Racionalistët përpiqen që si librat e shenjtë, ashtu dhe besimet e mbinatyrshme t'i shpjegojnë me anë të interpretimeve mendore (të arsyes)."* (Shih. **İsmail Fenni Ertuğrul**, Lügatçe-i Felsefe, İstanbul, 1341, f. 575)

376. Mendja (arsyeja) nuk është shkak i përgjegjësisë njerëzore, por mbështetje e saj, siç shpjegohet qartë pak më poshtë. Shën. i përkthyesit.







plotësojë kushtet që të jetë **"pubert"** (bulug), pra, të ketë arritur pjekurinë seksuale, dhe të ketë **"zhvillim mendor normal"** (akl) që të mundë juridikisht të fillojë të plotësojë detyrimet dhe të përdorë të drejtat që i takojnë. Zhvillimi mendor normal si kusht për të gëzuar kompetencë juridike, i vënë nga Islami, është i pranishëm në të gjitha sistemet juridike botërore. Natyrisht, ky kusht merret parasysh me përparësi kur është çështja që diskutohet aftësia e personit për të marrë dënim, sepse fajtorit i cili nuk ka aftësi mendore normale, nuk i jepet dënim, por mbyllet në spitalin psikiatrik. Këtu bën përjashtim rasti kur njeriu e humb përkohësisht arsyen e shëndoshë dhe aftësinë e gjykimit për shkaqe aksidentale, si dehja, etj.

Fakti që një fajtori i jepet dënim me kushtin që zotëron shëndet të mendjes (arsyes), është argument i pagabueshëm i faktit se mendja (arsyeja) është e pamjaftueshme për të realizuar veprime të arsyeshme, sepse të gjitha fajet janë, në të njëjtën kohë, akte të paarsyeshme.

Eshtë pikërisht për këtë arsye që, në Islam, megjithëse mendja (arsyeja) ka një rëndësi të jashtëzakonshme, pranohet si e mangët (**akl-ı nâkıs**).[377] Madje, për ta parandaluar gabimin e mendjes (arsyes), është sajuar një shkencë teorike e quajtur **"logjikë"**[378] si

377. Fjala **"akıl"** (mendje, arsye) vjen nga arabishtja **"ikal"** që quhet rripi që i lidhet devesë në gjunjë me qëllim që të mos ngrihet e të mos shëtitë pa fré në shkretëtirë. Po kështu, edhe për njeriun, mendja (arsyeja) është një "gjalmë" që s'e lë të bëjë si të dojë.

Dijetarët islamë e ndajnë mendjen (arsyen) në dy lloje: **"akl-i meaş"** dhe **"akl-i meâd"**. Lloji i parë është për t'i kuptuar punët e kësaj bote, gjë për të cilën ka aluduar Profeti me hadithin profetik *"Punët e kësaj bote ju i dini më mirë"*. (Muslim, Fedail, 141) Kurse lloji i dytë është mendja (arsyeja) e aftë për të konceptuar punët e ahiretit, jetës pas ringjalljes, të cilat lloji i parë s'i koncepton dot.

378. Në kulturën e Greqisë së Lashtë, Aristoteli është i pari filozof i cili, duke i sistematizuar mendimet eventuale para tij mbi mënyrat e **arsyetimit**, i shndërroi ato në disiplinë shkencore. Sipas tij, logjika nuk është shkencë, por vetëm një mjet ndihmës për veprimtarinë shkencore. Veprat e tij në gjashtë vëllime mbi logjikën u kompiluan më vonë nën titullin **"Organon"** dhe u bënë të njohura.

Veprat e **Aristotelit** i cili i vuri vulën e vet tërë jetës shkencore të Mesjetës, gjatë veprimtarisë për përkthimin e tyre në gjuhë të tjera dhe u përkthyen edhe në arabishte duke u pasuruar edhe me kritikë, dhe gjetën një pranim dhe konsideratë të lartë. Njëra nga këto kritika që lexohen ende, është edhe **"Eisagoge"**.

Mirëpo, me kohë, veçanërisht gjuhëtarët filluan një opozicion të fuqishëm kundër shkencës së logjikës dhe dijetarë të ndryshëm, midis të cilëve edhe Sujuti, e konsideruan haram preokupimin me logjikë.

Pasi Imam Gazaliu e futi shkencën e logjikës në shkencën e kelamit sunnit, me kalimin e kohës, ky opozicion mori fund. Sipas tij, shkenca e logjikës nuk ushtronte







metodologji e arsyes. Ndërkaq, edhe kjo disiplinë shkencore e cila i sistemon rregullat e arsyetimit për të arritur tek të panjohurat duke u nisur nga të njohurat, nuk ka mjaftuar për t'i eliminuar dobësitë e mendjes (arsyes).[379] Sepse edhe në shkencën e logjikës ku përdoret në masë të madhe "analogjia" duke u nisur nga premisat e nivelit të postulatit, dhe në të vërtetën e këtyre postulateve përdoret mendja

mbi fenë as ndikim pozitiv, as ndikim negativ. Sepse çështjet që trajtoheshin në logjikë, meqë nuk ishin çështje fetare, nuk ishte nevoja që shkenca e logjikës të mohohej ose të hidhej poshtë. (el-Munkiz mine'd-Dalal, f. 26)

Logjika është një shkencë që tregon rrugët e arritjes te e panjohura duke u nisur nga e njohura, argumentet e së cilës njihen. Për këtë përdoret analogjia, gjë që bëhet në dy mënyra:

a) Induksioni. Ndahet në dy lloje: I plotë dhe i pjesshëm. Induksioni është kalimi nga pjesët, te e tëra.

b) Deduksioni. Eshtë e kundërta e induksionit, domethënë, kalimi nga e tëra, në pjesët që e përbëjnë. Eshtë nxjerrja e konkluzioneve specifike nga konkluzioni i përgjithshëm.

379. Në Greqinë e Vjetër, sofisti i njohur Georgias ishte marrë vesh me një student t'i jepte mësime private drejtësie kundrejt një shpërblimi të caktuar. Sipas marrëveshjes së lidhur mes tyre, gjysma e shpërblimit të plotë do t'i jepej mësuesit paradhënie, kurse gjysma tjetër, kur të fitonte çështjen e parë gjyqësore si avokat, sepse fitimi i çështjes së parë do të tregonte se studenti i kishte përvetësuar shkencën e së drejtës në mënyrë të përkryer.

Kur përfundoi programi mësimor, studenti pretendoi se shuma që i kishte pasë paguar mësuesit si paradhënie, ishte e mjaftueshme, për pasojë, mbrojta e parë që iu desh të bënte, ishte vetëmbrojtja përballë akuzës së mësuesit për shkeljen e marrëveshjes.

Gjatë gjykimit të çështjes, Georgias e mbrojti akuzën e tij në këtë mënyrë:

"Edhe sikur ta fitoj, edhe sikur ta humb këtë çështje, kam për ta marrë pjesën e mbetur të shpërblimit!"

Gjykatësi e pyeti:

"Pse?"

Georgias iu përgjigj:

"Po ta fitoj këtë çështje, ju do të vendosni se më takon ta marr pjesën e mbetur të shpërblimit dhe do ta marr! Kurse po të vendosni kundër meje, do të thotë se unë e humba çështjen, kurse studenti im e fitoi! Atëherë, përse kemi ardhur në gjyq? Po qe se çështjen, që është mbrojtja e parë e tij, e fiton studenti, sipas marrëveshjes, ju do të vendosni që unë ta marr gjysmën e mbetur të shqërblimit! Në të kundërt, pra, nëse nuk e marr shpërblimin, marrëveshja shfuqizohet në mënyrë arbitrare, gjë që është e pamundur!

Kundër tij, studenti bëri këtë mbrojtje me të njëjtat argumente juridike:

"Edhe sikur ta fitoj, edhe sikur ta humb këtë çështje, shumën e kërkuar nga akuzuesi s'kam për ta paguar dhe nuk duhet ta paguaj. Sepse, po ta fitoj, nuk do ta paguaj se ashtu do të jetë vendimi juaj; po ta humb, prapë nuk do ta paguaj, sepse nuk do të jetë plotësuar kushti i vënë në marrëveshje. Në të kundërt, po të merrni vendim që ta paguaj borxhin, do të keni marrë një vendim në kundërshtim me marrëveshjen, gjë që bie në kundërshtim me ligjin!







(arsyeja) e gjymtuar po me atë dobësi dhe pamjaftueshmëri. Është për këtë arsye që ende ekzistojnë shumë pikëpamje filozofike të logjikshme, por jo të drejta![380] Mirëpo, ideatorët (muxhtehidët) islamë, megjithëse e përdorin **"analogjinë"**, arrijnë te e drejta dhe e vërteta. Sepse të vërtetat, që janë premisa të nivelit të postulatit, në arsyetimin e tyre, nuk janë produkte të peshores së mendjes (arsyes), por deklarata hyjnore, domethënë, janë **"analogji të papërsëritshme"** që s'kanë të bëjnë absolutisht me subjektivitetin.

Vërtetësia e konkluzionit të trajtuar si premisë në analogji, pranohet si **"a priori"**, gjë që është domosdoshmëri e besimit. Megjithëse besimi është **"vërtetim dhe pohim me zemër"**, premisat e këtij vërtetimi dhe pohimi janë argumentime racionale.  Ja, prandaj Profeti ka thënë:

*"Feja e personit është arsyeja e tij. Kush nuk ka arsye, nuk ka as fe!"*[381]

Megjithëkëtë, a nuk ka në bazat e besimit çështje që e kapërcejnë arsyen, që e dënojnë atë me paaftësi për të arritur te e vërteta? Së pari e vërteta e individualitetit (personalitetit) të Allahut, të tilla janë shumë baza të besimit. Kjo e vërtetë si në vijim, megjithëse mund të duket si e huaj dhe jo në përputhje me hadithin pak më sipër, nuk është ashtu.

Po ashtu si në pozitivizëm[382], janë shumë të vërteta që hyjnë në fushën e mendjes (arsyes) dhe vëzhgimit dhe që janë të pamundura

---

380. Shembulli më i mrekullueshëm i pamjaftueshmërisë së logjikës ose a - syetimit, janë filozofët sofistë. Ata, duke përdorur një sërë premisash të drejta apo të supozuara si të drejta, përpiqen për të mashtruar ose për të siguruar përfitime. Megjithëse forma e argumentimit respekton rregullat e tyre, përfundimi i arritur prej tyre është sajim dhe përçartje. Pjesëtarët e rrymës së sofizmit që ka filluar me filozofin e Greqisë së lashtë, **Zenon**, duke përdorur këtë metodë, kërkojnë të tregojnë se edhe postulati më kategorik për nga vërtetësia mund të vihet në dyshim dhe pretendojnë se është e pamundur logjikisht të diferencohen e drejta me të shtrembrën nga njëra-tjetra!

381. Sujuti, *Xhamiu's-Sagir*, III, 535, hadith nr. 4242.

382. Pozitivizmi është një pikëpamje filozofike e parashtruar nga **Ogyst Konti** (Auguste Comte), pikëpamje e cila nuk e pranon të vërtetën e asgjëje që nuk mund të njihet me anë të organeve të shqisave. Ndërkaq, meqë Islami i fton njerëzit të besojnë tek **"e fshehta"** (gajb), pozitivizmi është armiku më i madh i Islamit. Pozitivizmi është burimi i të gjitha pikëpamjeve të tjera materialiste.

Pozitivizmi ka dy parime themelore por që janë në kontradiktë me njëra-tjetrën:

1) Përgjithësimi







të kontrollohet me mendje (arsye). Në përfundim të shqyrtimit të këtyre, muslimanët, duke e përgjithësuar me mendje logjikshmërinë jokontradiktore dhe jopërjashtimore sunduese në urdhrat hyjnorë, e përgjithësojnë atë në tërë deklaratat hyjnore dhe arrijnë nënshtrimin ndaj Zotit.

Për më tepër, edhe përparimi i shënuar nga dituria, ka ardhur vazhdimisht duke e mbështetur këtë mendësi. Po qe se përmendim këtu një dy shembuj mbi këtë, do të kuptohet më mirë kotësia në paragjykimin e këtij qëndrimi të besimtarëve:

Në Kur'anin e Shenjtë, duke u deklaruar se njerëzit do të ringjallen dhe do të merren në llogari, thuhet:

---

2) Domosdoshmëria

Dhe, tani, le ta shohim se si bien në kundërshtim në vetvete me njëra-tjetrën këto dy parime themelore ku mbështetet pozitivizmi.

Për ta përcaktuar temperaturën e vlimit të ujit, në laborator zjehet ujë i thjeshtë (i pastër fizikisht dhe kimikisht) në shtypje atmosferike normale dhe vihet re se uji fillon të vlojë e të avullohet në një temperaturë të caktuar. Pastaj eksperimenti përsëritet dhe në të gjitha përsëritjet vihet re se uji vlon dhe fillon të avullohet po në të njëjtën temperaturë. Pastaj, duke bërë një përgjithësim, thuhet: *"Në të gjithë tokën, në shtypje atmosferike normale, uji vlon në temperaturën njëqind gradë."* Kështu, ata e pranojnë këtë konkluzion të përgjithësuar pa i provuar të gjitha ujërat e thjeshtë të tokës! Si rrjedhojë, induksioni i pranuar prej tyre quhet "induksion i mangët".

Po të vihet re me kujdes ky shembull, të gjitha ujërat nuk janë vënë në provë. Dhe kur pozitivistët pyeten se si kanë mundur të arrijnë në këtë konkluzion të përgjithësuar, përgjigjen kështu:

"Pasi bëmë prova të shumta e të përsëritura në laboratorin fizik, përfundimin e nxjerrë aty e përgjithësuam në laboratorin e mendjes!"

Mirëpo kjo është një kontradiktë për ta, sepse nuk e pranojnë vërtetësinë e një konkluzioni të paprovuar në laborator.

Nga ana tjetër, e tillë është edhe ajo që bëjnë fetarët. Ata, pasi e shohin vazhdimin e përshtatshmërisë me mendjen (arsyen) të urdhrave fetarë që hyjnë në fushën e vëzhgimit, pranojnë dhe miratojnë se kjo përputhje me arsyen duhet të vazhdojë edhe në çështjet që ata nuk i rrokin dot me mendje. Ndërkaq, pozitivistët, megjithëse vetë e pranojnë këtë gjë (përgjithësimin), për fetarët e konsiderojnë të paarsyeshme dhe, kështu, i mohojnë të gjitha të vërtetat metafizike.

Pozitivistët, megjithëse nuk i shpjegojnë dot me prova laboratorike veçoritë e pranishme në sendet e natyrës dhe dallimet mes tyre, i quajnë **"domosdoshmëri"** dhe i pranojnë si të tilla. Për shembull, ata mjaftohen vetëm t'i përcaktojnë dallimet e vlimit dhe avullimit si dhe të peshës specifike, nuk i hetojnë shkaqet e tyre. Sepse urtësitë e krijimit janë jashtë fushës së interesimit të tyre dhe as mendërisht nuk gjykojnë për to. Mirëpo, sipas tyre, çdo pranim duhet përcaktuar me vëzhgim dhe provë laboratorike. Për këtë shkak, edhe pranimi prej tyre si **"a priori"** i veçorive krijimore të sendeve të natyrës është një qëndrim kontradiktor i tyre.







**“A mos pandeh njeriu se s’kemi për t’ia mbledhur patjetër kockat? Po, Ne kemi mundësi t’ia rregullojmë edhe majat e gishtave, madje.”[383]**

Fakti që këtu bëhet fjalë për majat e gishtave mund të duket si në kundërshtim me elokuencën. Sepse, përmendja në mënyrë të veçantë e majave të gishtave pasi është folur për rikonstruksionin e skeletit eshtror të njeriut i cili do të merret në llogari, duket si e tepërt. Mirëpo kjo mbështetet mbi një të vërtetë. Por ëjer në njëqind e pesëdhjetë vjet më parë nuk dihej se në mollëzat e gishtave kishte të shënuara veçori për çdo njeri. Këtë e pati zbuluar më 1856 shkencëtari anglez **Genn Ginsen**. Qysh nga ajo datë, është parë e mjaftueshme që njeriu, në vend të nënshkrimit, të vërë gishtin.

Po kështu, në Kur’anin e Shenjtë ka shumë deklarata, urtësia e të cilave është mundur të njihet vetëm me zbulime të reja, mirëpo ne nuk po i hyjmë shumimit të shemujve mbi këto, ngaqë këtë temë e kemi prekur pak a shumë edhe më parë. Ata që dëshirojnë, mund t’u drejtohen veprave të tjera që trajtojnë hollësi të kësaj çështjeje. Sepse vepra të tilla nuk janë pak as të turqishten tonë. Ndërkaq, Ne, le të përmendim këtu nja dy specifika edhe nga shprehjet e Profetit (s.a.s.), specifika të tilla që në atë kohë kur janë shprehur ka qenë e pamundur të kuptohen, por që kuptohen vetëm tani, me kohë, në përfundim të zbulimeve të reja.

Eshtë një urdhër profetik që, në qoftë se njëri krah i një mize shtëpiake takon në ujin e pijshëm, në atë ujë duhet futur edhe krahu tjetër i mizës. 50-60 vjet më parë, në Egjipt u zhvillua një debat i gjatë mes dijetarëve fetarë dhe njerëzve të shkencës mbi vërtetësinë e hadithit profetik që e shpreh këtë të vërtetë dhe, më në fund, doli në shesh kjo e vërtetë:

Nën njërin krah të mizave shtëpijake ndodhen spore helmuese, kurse nën krahun tjetër, spore të dobishme që i eliminojnë të parat. Po qe se njëri krah i mizës shtëpijake takon në ujin e pijshëm, duke supozuar sipas të gjitha gjasave se ai krah është që bart sporet helmuese, duhet të futet edhe krahu tjetër me qëllim që, sidoqoftë, të mund të eliminohen sporet e dëmshme. Atëherë, si mund të ndodhte që një profet i pamësuar i cili ka jetuar 1400 vjet më parë, ta dinte këtë përveç se me anë të revelacionit hyjnor?

383. Kur’ani, Kijamet: 3-4.







Një shembull tjetër është edhe ky: Në hadithet profetike është urdhëruar që njerëzit që hyjnë në nevojtore (WC), duhet ta kenë kokën të mbuluar. Vetëm shekuj më vonë është kuptuar se kjo është një çështje serioze. WC-ja është vend nga burojnë dhe përhapen erëra të këqija. Ndërkaq, qimet janë shumë të afta për t'i thithur dhe ruajtur erërat e këqija. Prandaj është bërë zakon që mjekra të lyhet me erëra të mira. Për shembull, po qe se në një dhomë ndodhen dy enë të hapura, njëra me kripë dhe tjetra me miell, pas një intervali të caktuar, ndërsa kripa ka thithur lagështirën e ajrit dhe është bërë e lagësht, mielli e ruan gjendjen e fillimit për një kohë të gjatë. Ja, pra, krejt si kripa, edhe qimet e thithin me shpejtësi erën e keqe.

Profeti (s.a.s.) i ka mallkuar ata që bëjnë tatuazh. Sot dihet se tatuazhi bëhet faktor përcjellës i leprës nga një njeri tek tjetri dhe se ngjit sëmundjen e quajtur **"hepatit serumi"**.

Profeti i lartë pati thënë: *"Ç'përcjellës i mirë (i bukës) është uthulla!"* Sot e dimë se uthulla është jo vetëm hapës i oreksit, por, në të njëjtën kohë, edhe vrasës mikrobesh. Ajo i eliminon veçanërisht bakteret që ndodhen në sallatat jeshile.

Ngrënia e kafshëve mishngrënëse është haram. Me këtë, Islami ka parandaluar sëmundjet që kanë për agjent mikrobin e quajtur Trichinella, parazit i posaçëm e zorrëve të derrit, por që ndodhet përgjithësisht tek kafshët mishngrënëse. Sot, kjo sëmundje nuk haset në Turqi. Shkaku i kësaj janë konkluzionet dhe urdhrat profilaktike të Islamit. *"Ky shirit haset vetëm në ishullin Imroz ku dihet se ka ferma të posaçme për rritjen e derrave."*[384]

Duke marrë abdest, parakrahët lahen në atë mënyrë që uji të rrjedhë drejt bërryleve. Kështu lahen edhe mjekët. Sepse në këtë mënyrë, mikrobet nuk mblidhennë majat e gishtave, por në bërrylet.

Shembujt që munhd të sillen mbi këtë specifikë, janë të panumërt. Të gjitha këto e zgjerojnë çdo ditë e më shumë kufirin e shkaqeve shkencore që janë mbështetje e urdhrave dhe ndalimeve islame dhe kjo situatë është shkak i arsytueshmërisë së faktit se pse ata që kanë jetuar në një kohë çfarëdo, ta kenë pranuar pa e deba-

384. Prof. Dr. **Ekrem Kadir Unat**, Bulaşıcı Hastalıklarla Savaş ve İslam Dini, İstanbul, 1975, f. 49.







tuar një konkluzion, urtësinë e të cilit nuk e kanë njohur me mendje (arsye).

Duke e përfunduar këtë diskutim, le ta prekim çështjen e **"interpretimit"** (tevil) të përdorur nga dijetarët islamë përballë deklaratave hyjnore.

Në çdo gjuhë, një fjalë e caktuar përdoret në tre forma:

a) Me kuptim të drejtpërdrejtë

b) Me kuptim të figurshëm

c) Si aluzion ose insinuatë

Pa asnjë dyshim, kjo është e vlefshme edhe për arabishten.

Duke nxjerrë konkluzione dhe kuptime nga ajetet e Kur'anit të Shenjtë, krahas këtyre veçorive gjuhësore, përdoren edhe mendja (arsyeja) dhe arsyetimi). Ndërkaq, ka edhe ajete të quajtur "muteshabih" (të figurshëm), të cilëve është e pamundur t'u ngarkohet ndonjë kuptim formal.

Për shembull, dihet se në ajetin **"Dora e Allahut ndodhet mbi dorën e tyre"**[385], meqë është e pamundur që Allahut t'i dedikohet "dorë" në një mënyrë çfarëdo, kjo fjalë interpretohet dhe kuptohet në formën "fuqi". Ndërkaq, ndërsa në komentet (tefsir), kuptimi që bartin ajetet, konkretizohet menjëherë dhe përgjithësisht, në interpretim (tevil) kurrsesi nuk ndodh ndonjë konkretizim kategorik. Sepse përfundimi i arritur me anë të interpretimit, është produkt mendjeje (arsyeje), e cila përballë shprehjeve të kësaj natyre, e bën të domosdoshme pranimin e një mundësie nga mundësitë e shumta. Prandaj, interpretimi është një punë e rrezikshme.

Zoti e deklaron këtë rrezik me anë të këtij ajeti kur'anor:

**"Është ai i adhuruari sundues që e ka zbritur Kur'anin mbi ty! Janë disa ajete muhkem të tij që përbëjnë bazën e atij libri. Kurse një pjesë tjetër janë ajetet muteshabih. Dhe personat që, më në fund, janë zemërkëqinj, ndjekin ajetet muteshabih të atij libri, me qëllim që ta interpretojnë si të duan dhe të fusin intriga. Mirëpo interpretimin e tij nuk e di kush tjetër përveç Allahut. Kurse personat e qëndrueshëm në dituri thonë: "Ne i besuam Atij, të gjitha janë nga ana**



385. Kur'ani, Fet'h: 10.





**e Zotit tonë!" Gjë që nuk e thotë askush përveç personave krejtësisht të arsyeshëm!"**[386]

Eshtë për këtë arsye që vehhabitët nuk i interpretojnë ajete të tillë muteshabih, por i lënë siç janë. Madje, edhe nëse interpretimin e konsiderojnë herezi (kufr), e drejta është që interpretimet të cilat mbështeten në mendjen (arsyen), të llogariten si një mundësi, dhe të shmanget nga pohimet kategorike. Sepse, siç u tha edhe më sipër, mendja (arsyeja) s'është e përkryer, por e mangët.

Një çështje tjetër e cila e lë të mahnitur mendjen (arsyen) njerëzore përballë Kur'anit të Shenjtë, janë **"shkronjat e vetmuara"** (huruf-i mukattaa). Eshtë fjala për shkronja më vete që ndodhen në krye të disa sureve ose në gjendjen e një shkronje të vetme, ose në gjendjen e disa shkronjave, por që në asnjë rast nuk përbëjnë ndonjë fjali. Sepse ato shkronja janë aty jo si shprehje, por si figurë. Këtë mund ta shpjegojmë me shkronjat latine në këtë mënyrë: Për shembull, njëra nga shkronjat është shkronja **"b"**. Kjo është paraqitja grafike e saj, kurse leximi është **"bë"**. Atëherë, ç'duan të thonë ato? Mendja (arsyeja këtu është e paaftë për të thënë diçka, prandaj dijetarët islamë parapëlqejnë të heshtin në këtë drejtim duke thënë vetëm se këto mund të jenë një shifër mes Allahut dhe Resulit të Tij!

386. Kur'ani, Al-i Imran: 7.







## H. PARIMI I OPTIMIZMIT

Optimizmi ose pesimizmi janë, para së gjithash, një problem mendësie, kurse mendësia vetë sendërtohet mbi një truall psikologjik ose moralo-shpirtëror. Eshtë për këtë arsye që, ata që s'e arrijnë dot përkohësisht apo përgjithësisht qetësinë dhe prehjen shpirtërore, bëhen dhe janë përkohësisht apo përgjithësisht dhe në raport me nivelin e privacionit që përjetojnë në këtë specifikë, janë **pesimistë**[387]. Ndërkaq, qetësia dhe prehja moralo-shpirtërore varet nga sa janë të kënaqur zemra dhe truri i njeriut, gjë që arrihet në sajë të **besimit** (iman). Sepse besimi është një përgjigje e plotë dhe e kënaqshme për kërkesat e mundësive njerëzore meditative dhe afektive që u përkasin botëve fizike dhe metafizike. Si një sistem konkluzione vlerash jokontradiktore mes vetes të Universit që arrijnë kulmin e përkryerjes tek krijuesi i tij, besimi, duke lindur nga konsiderimi i botës në trajtë kompleksiteti të pazgjidhshëm, shpërndan dhe eliminon vuajtjen dhe shqetësimin njerëzor. Duke e eliminuar pakënaqësinë e lindur nga prirja e natyrshme e revoltës kundër përkohshmërisë dhe vdekshmërisë, besimi i hap njeriut horizontin e **"dy botëve"**[388], domethënë, horizontin e kësaj bote dhe të botës së pasme (ahiret) pas ringjalljes.

Ndërkaq, në qoftë se sillen ndërmend ato çka kemi thënë më parë, kuptohet fare lehtë se besimi i cili gëzon cilësinë për ta nxjerrë këtë përfundim, është vetëm besimi i konfirmuar me Islamin.

Eshtë për këtë arsye që Profeti ka thënë:

387. Në origjinal: bedbin (pers.); *frëngj*. pessimiste; (*kund*. *pers*. nikbin, opt - mist; *frëngj*. optimiste). Shën. i përkthyesit.

388. Në origjinal: dâreyn. Shën. i përkthyesit.







*“Rexhau’l-mu’mini min imanihi”* (Optimizmi i muslimanit rrjedh nga besimi).

Sepse optimizmi i muslimanit është vepër e një njohjeje më të përkryer mbi besimin, Allahun dhe Universin. Prandaj edhe Zoti thotë: **“Zemrat ngopen** (kënaqen) **vetëm me përmendjen e Allahut!”**[389]

Optimizmi ose pesimizmi janë faktori më me efekt në formësimin e konkluzionit të vlerës që arrihet në vëzhgimin e sendeve dhe dukurive. Për shembull, ndërsa personat pesimistë që vështrojnë një gotë të mbushur përgjysmë, konkludojnë për të në formën “gotë gjysmëboshe”, personat optimistë konkludojnë në formën “gotë gjysmëplote”. Megjithëse që të dy konstatimet janë të drejta, i vetmi dallim midis tyre është një “evidentim-spostim”[390] fakti që lind nga mendësia.

Në kushte të tilla, Islami gjithmonë ngre një mendësi pozitive që shtyn për të thënë “gotë e mbushur përgjysmë” ose “gotë gjysmëplote”. Si? Le ta shpjegojmë shkurt.

Më së pari, Islami “imponon” një bindje e cila, nga ana e vet, e bën të domosdoshme që njeriu të jetë optimist për **“kaderin”**, çështjen më të vështirë që qëndron përballë njohjes njerëzore, si dhe për fundin e vet që është një fragment i kaderit. Sipas Islamit, **“pesimizmi absolut”** është herezi. Ajo çka urdhëron Islami, është situata meditative-afektive e quajtur në terminologjinë përkatëse, **“bejne’l-havfi ve’r-rexhá”** / **“mes frikës dhe shpresës”**. Nga ana tjetër, në lidhje me mëkatet eventuale, është premtimi hyjnor se pendimi dhe pendesa e sinqertë do të pranohen gjithmonë, gjer në fund të jetës.

Në një hadith profetik është thënë:

---

389. Kur’ani, Ra’d: 28.

390. Në origjinal: takdim-te’hir. Sipër e kemi përkthyer “evidentim-spostim” që i përgjigjet në mënyrë adekuate origjinalit. Për ta bërë më të qartë, po themi se në këtë rast kemi të bëjmë me “nxjerrje në plan të parë – lënie në plan të dytë”. Secili, edhe optimisti, edhe pesimisti, në vartësi të mendësisë (optimiste apo pesimiste) që kanë, theksojnë atë aspekt të sendit që përputhet me mendësinë e tyre. Optimisti sheh aspektin pozitiv të çështjes, kurse pesimisti sheh aspektin negativ të saj. Shën. i përkthyesit.







*"Allahu do t'ia pranojë pendesën kujtdo që do të pendohet gjersa të vijë dita që dielli të lindë nga perëndimi (që bota të shkatërrohet)!"*[391]

Të gjitha dukuritë dhe sendet (qeniet) në Univers sendërtohen dhe bëhen ekzistente me anë të sintezës së shfaqjeve të atributeve hyjnore, të cilat janë dy kategorish: **"të ashpra"** (xhelálí) dhe **"të buta"** (xhemálí). Kjo nënkuptohet kur thuhet se **"edhe e mira, edhe e keqja janë prej Allahut"**. Vullneti i Allahut është i pranishëm në çdo sendërtim, kurse pëlqimi i Tij, vetëm në të mirë. Ndërkaq, në të gjitha sendërtimet, epërsi kanë shfaqjet e buta. Prandaj në hadithin e shenjtë (hyjnor) është thënë se *"mëshira ime e kalon ndëshkimin tim"*![392]

Me anë të këtyre, njeriut i ofrohet një horizont optimist.

Në mënyrë të veçantë, duke urdhëruar si në vijim, në ajetin kur'anor, Allahu, duke ua kujtuar njerëzve mundësitë e shfaqjeve të favorit (lutf) brenda persekutimit (kahr) ose të persekutimit brenda favorit, u ka sugjeruar atyre mendimin dhe ndjenjën e durimit dhe qëndresës ndaj ngatërresave dhe fatkeqësive, kurse mendimin dhe ndjenjën e modestisë dhe shmangies nga krenimi dhe prapësia përballë favoreve dhe mirësive:

**"Juve ju bë e shkruar lufta, megjithëse nuk ju pëlqen. Mirëpo mund të ndodhë që të mos ju pëlqejë një gjë e cila, në të vërtetë, është e mirë dhe mbarësi për ju, dhe mund të ndodhë që t'ju pëlqejë një gjë e cila, në të vërtetë, është e keqe dhe e prapë për ju! Ju nuk e dini, Allahu e di!"**[393]

Kështu, krahas jetës së madhe e të amshuar të premtuar përballë çdo lloj ngatërresash dhe fatkeqësish, me anë të librit të madh plot tërheqje vëmendjeje dhe ngushëllimesh që të bëjnë të mendosh se ngatërresat dhe fatkeqësitë në fjalë s'janë asgjë, sugjeron durim dhe qëndresë përballë preokupimeve dhe fatkeqësive të jetës, na mëson se është e domosdoshme që t'i lutemi Allahut që të dëshiro-

391. Muslim, Dhikr, 43.

392. *"Sebekat rahmetí alá gadabí"*. Hadithi i shenjtë (kudsí) është hadithi me ide nga Allahu dhe me shprehje verbale nga Profeti. (Buhari, Tevhid, 22; Muslim, Tevbe, 14-16)

393. Kur'ani, Bakara: 216.







jë gjithmonë në mënyrë volitive të mirën dhe mbarësinë për veten tonë.

Duke na urdhëruar që edhe ëndrrat t'i interpretojmë për të mirë, Islami na sugjeron që të jemi plot shpresë dhe optimistë për mëshirën dhe favorin e Allahut duke u lidhur pas çdo pune me një gjendje shpirtërore **"optimiste"**. Pyetjeve dhe frikërave më të nga-tërruara që e rrethojnë njeriun, Islami u jep përgjigje me shprehjet më të qarta e më koncize. Kështu, Islami parandalon që çështjet e Universit të mos komplikohen si kaçurrela zezaku – në na u lejoftë të shprehemi kështu – për rrjedhojë, që mendimi i njeriut të mos vuajë për zgjidhjen e tyre. Duke e urdhëruar njeriun, **"vendos një herë, plotësoje atë që i përket vullnetit tënd, pastaj dorëso-ju Allahut"**[394], i jep mundësi atij të arrijë qetësinë dhe lumturinë. Po qe se pikëpamja islame në këtë specifikë do të duhet shprehur në formë devize, mund të thuhej kështu:

**"Gjersa ka Allah, s'ka dëshpërim!.."**

Për t'u kuptuar se në ç'masë optimiste e bën të domosdoshme Islami një horizont pikëpamjeje, le ta përmendim si shembull një ngjarje nga jeta e Profetit tonë. A po shkonte rrugës së bashku me sahabet, shokët e vet. Në rrugë ndodhej një kufomë qeni e qelbur. Ndërsa të gjithë të tjerët kaluan andej duke zënë hundët, Profeti iu afrua kufomës, e vërejti dhe tha:

"Sa dhëmbë të bukur paska pasur ky qen! A e patë!"

Ja, ky është kriter sjelljeje prej besimtari.

Le të kujtojmë se, për ta rrokur këtë çështje me tërë kuptimin e saj, kemi bërë disa trajtime nën temat **"Ngushëllimi i ofruar nga feja"** si dhe **"Rrugët mistike të kompensimit dhe kurimit përballë privimeve"**.

Me të vërtetë, në këtë kuadër, pikëpamja mistike i ofron nje-riut më shumë ngushëllim dhe optimizëm, sepse mistika ka bërë të sajën metodën për ta trajtuar mëkatarin dhe njeriun me të meta e gabime me anë të mendësisë se është e mundur që nga çdo gabim të ndërrohet rrugë, të fitohen falja, të bëhet korrigjimi i duhur dhe të arrihet në rrugë të drejtë. Strofa poetike në vijim e cila është shumë e njohur dhe i është atribuar gabimisht poetit dhe mistikut të madh

394. Kur'ani, Al-i Imran: 159.







Mevlana Xhelaleddin Rumi (1207-1273), e shpreh në mënyrë tejet të qartë dhe elokuente se shansi i korrigjimit dhe i shpëtimit është i mundur në çdo situatë:

***Bâzâ bâzâ her ân çi hestî bâzâ***
***Ger kâfir ü gebr ü bütberestî bâzâ***
***İn dergeh-i mâ dergeh-i nevmidî nîst***
***Sad bâr eger tevbe şikestî bâzâ***

***Eja, eja, prapë eja, kushdoqofsh, eja,***
***Dhe qafir, zjarradhurues, idhujtar në qofsh, eja!***
***Selia jonë s'është seli e të pashpresëve;***
***Pendesën dhe njëqind herë ta kesh prishur, prapë eja!..***

Fakti që, megjithëse kjo strofë poetike me vlerën e një poezie më vete është e një poeti iranian të quajtur **Ali**, i është atribuar **Mevlanait**, rrjedh nga fakti që është në përshtatje me filozofinë dhe mendësinë e tij.

Duke e përfunduar këtë diskutim, le t'i ofrojmë vëmendjes suaj këto dy hadithe profetike nga shembujt praktikë të faktit se mëshira e Allahut e kapërcen ndëshkimin e Tij:

*"Sipas rrëfimit të* ***Ebu Said Sa'd bin Malik bin Sinan el-Hudriut*** *(r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka thënë kështu:*

*"Dikur ishte një person që kishte vrarë nëntëdhjetë e nëntë njerëz. Ky person bëri hetime për të mësuar se kush ishte dijetari më i madh në botë dhe i treguan një murg. personi shkoi te murgu dhe e pyeti:*

*"Kam vrarë nëntëdhjetë e nëntë vetë! A mund të bëj pendesë?"*

*Murgu iu përgjigj:*

*"Jo, s'të pranohet!"*

*Atëherë personi e vrau edhe murgun dhe e plotësoi njëqindëshin e njerëzve të vrarë prej tij. Pastaj hetoi prapë se kush ishte dijetari më i madh në botë dhe e këshilluan të takohej me një dijetar. Personi shkoi te dijetari që i propozuan, i tregoi se kishte vrarë njëqind vetë dhe e pyeti nëse mund të bënte pendesë.*

*Dijetari i tha:*







*"Gjithsesi mund të bësh pendesë dhe të të pranohet, sepse kush mund të futet mes personit dhe pendesës së tij (domethënë, kush mund t'ia pengojë apo ndërpresë personit pendesën)? Shko në filan vend se atje ka njerëz që i falen Allahut të Lartë. Edhe ti, së bashku me ta, faliu Allahut të Lartë! dhe kurrsesi mos u kthe në vendin tënd se ai është vend shumë i keq!"*

*Kështu i tha dijetari personit dhe personi doli në rrugë për të vajtur atje. Kur arriti në gjysmë të rrugës, e arriti vdekja.*

*Engjëjt e mëshirës (faljes) dhe engjëjt e ndëshkimit nisën të polemizonin mes tyre se kush duhet ta merrte personin.*

*Engjëjt e mëshirës thanë:*

*"Ky njeri u nis në rrugë duke bërë pendesë dhe duke iu drejtuar Allahut me gjithë zemër!"*

*Kurse engjëjt e ndëshkimit thanë:*

*"Mirëpo, ky njeri nuk bëri kurrë mirë në jetë!"*

*Në këtë mes, u shfaq një engjëll me pamje njeriu. Engjëjt e caktuan arbitër mes tyre.*

*Engjëlli i caktuar si arbitër u tha engjëjve:*

*"Mateni largësinë e vendit nga u largua dhe largësinë e vendit ku donte të shkonte. Ndaj cilit vend të ndodhet më afër, atij vendi i përket!"*

*Engjëjt i matën të dyja largësitë dhe vunë re vendi ku donte të shkonte ishte më afër vendit ku ndodhej në atë çast. Atëherë, atë e morën engjëjt e mëshirës!"*[395]

Sipas një rrëfimi tek vepra "Sahih-i Muslim", thuhet:

*"Meqë ai person ndodhej një pëllëmbë më afër fshatit ku jetonin njerëzit e mirë, u konsiderua prej atij fshati."*

Kurse sipas një rrëfimi tjetër në po të njëjtën vepër, thuhet:

*"Allahu i Lartë e urdhëroi personin të largohej nga fshati i mëparshëm dhe të afrohej tek fshati tjetër, kurse engjëjt i urdhëroi t'i masnin largësitë e të dy anëve. atëherë, u vu re se personi ndodhej*

395. Buhari, Enbija, 54; Muslim, Tevbe, 46, 47, 48.







*një pëllëmbë më afër fshatit të ri ku do të shkonte, dhe, atëherë, u fal."*[396]

Me leje të Allahut, Profeti (s.a.s.), në ndryshim nga njerëzit e tjerë, ka mundur të tregojë, nga pikëpamja kohore, duke folur edhe në të shkuarën, edhe në të ardhmen. Ai pati bërë shumë rrëfime të kësaj natyre, një prej të cilave është kjo:

"Ditën e llogaridhënies pas ringjalljes, një personi i qenë llogaritur të mirat dhe të këqijat që pati bërë dhe ishte vënë re se, përveç një të mire, bëmat e tjera të tij ishin të këqija. Prandaj ishte përcjellë për në xhehennem. Duke shkuar rrugës, pati hasur një person që e kishte pasur mik në këtë botë dhe e pati pyetur:

"Të qoftë për mbarë! Kur ndodheshim në botë, ti s'ke qenë njeri i keq si unë, prandaj, ç'punë ke në këtë rrugë?"

Miku i pati thënë:

"Drejt po thua, mirëpo, kur m'u llogaritën të mirat dhe të këqijat, më doli një e keqe tepër. Atëherë, desha të marr një të mirë nga babai, nëna dhe fëmijët për të mos hyrë në xhehennem, por për të shkuar në xhennet, mirëpo asnjëri s'më dha sepse i pashë që secili shihte hallin e vet! Dhe tani po shkoj në këtë rrugë për të vuajtur dënimin e një të keqeje!.."

Atëherë, shoku i pati thënë:

"Në botë, unë e ti kemi qenë shokë. Sa herë ma ke tërhequr vërejtjen ti, kurse unë s'ta kam vënë veshin! Shih, tani unë kam vetëm një të mirë. Edhe ajo, ndoshta në sajë tënde! Meqë vetëm ajo e mirë mjafton të të shpëtojë ty, po ta jap ty dhe të paktën ti shpëto pa hyrë në xhehennem!.."

Atëherë, Zoti i pati thënë:

"O robi im! Meqë ti munde t'ia japësh shokut të mirën e vetme që kishe, edhe unë t'i fala të gjitha të këqijat! Eja, hyni të dy së bashku në xhennet!"

Ja, pra, si mund të jedtë a të bëhet pesimist besimtari i cili i beson Zotit të Gjithësisë me mëshirë dhe falje kaq të gjerë? Në fakt, a nuk urdhëron Zoti kështu?

396. Rijadu's-Salihin, İstanbul, 2001, vëll. I, f. 164 e në vazhd.







**“Thuaju: “O ju robtë e mi që e tepronі në padrejtësinë që bëni ndaj nefsit (vetes) tuaj! Mos e prisni shpresën nga mëshira e Allahut! Allahu i fal të gjitha mëkatet, sepse Ai është mëshirues dhe falës!”**[397]

Kurse në një ajet tjetër kur’anor thuhet:

**“E vërteta është se askush tjetër veç qafirëve nuk e pret shpresën nga mëshira e Allahut!”**[398]

Për ta kuptuar ashtu siç duhet mëshirën dhe faljen e gjerë të Allahut, le t’ia paraqesim vëmendjes suaj edhe këtë hadith të Profetit (s.a.s.).

“**Omer bin Hattab** (r.a.) tha kështu:

*“(Një herë) Tek i Dërguari i Allahut (s.a.s.) erdhi një grup robërish, mes të cilëve ndodhej edhe një grua e cila, për shkak të mallit që ndjente për fëmijën nga i cili ishte ndarë, e përqafonte, e merrte në prehër dhe i jepte gji çdo fëmije që haste. Duke e treguar atë grua me gisht, Profeti i pyeti të pranishmit:*

*“A e quani të mundshme që kjo grua ta hedhë fëmijën e vet në zjarr?”*

*“Kurrë!” – I thamë ne.*

*Pas kësaj përgjigjeje, Profeti na tha:*

*“Ja, pra, Allahu i Lartë është më i dhembshur ndaj robve të vet sesa kjo grua ndaj fëmijës së saj!”*[399]

Një hadith profetik tjetër është kështu:

*“Siç rrëfen **Ebu Hurejre** (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.s.), duke përcjellë nga Allahu i Lartë, ka thënë kështu:*

*“Po qe se një rob kryen një mëkat dhe pastaj thotë “Allahu im, falma mëkatin!”, Allahu i Lartë thotë:*

*“Robi im kreu një mëkat, por diti se ka një Zot i cili e fal mëkatin ose i kërkon llogari për këtë!”*

397. Kur’ani, Dhumer: 53.

398. Kur’ani, Jusuf: 87.

399. Buhari, Edeb, 18; Muslim, Tevbe, 22; veç kësaj, shih. Ebu Davud, Xh - naiz, 1; Ibni Maxhe, Zuhd, 35.







*Pastaj, po qe se robi kryen prapë mëkat dhe thotë prapë "Allahu im, falma mëkatin", Allahu i Lartë thotë:*

*"Robi im kreu një mëkat, por diti se ka një Zot i cili e fal mëkatin ose i kërkon llogari për këtë!"*

*Pastaj, po qe se robi kryen prapë mëkat dhe thotë prapë "Allahu im, falma mëkatin", Allahu i Lartë thotë:*

*"Robi im kreu një mëkat, por diti se ka një Zot i cili e fal mëkatin ose i kërkon llogari për këtë! Unë e fala robin tim, tashmë ai le të bëjë si të dëshirojë!"*[400]

Në një hadith tjetër të transmetuar nga **Ebu Hurejre**, thuhet kështu:

*"Betohem në Allahun që ka jetën time në dorë, se, po qe se ju nuk do të bënit fare mëkat, Allahu do t'ju zhdukte dhe në vend tuaj do të sillte një popull që të mëkatonte, pastaj të kërkonte falje dhe Ai t'i falte!"*[401]

Të gjitha këto që u thanë tregojnë qartazi se askush i cili me të vërtetë ka besuar dhe është bërë musliman, nuk mund të jetë e nuk mund të bëhet pesimist dhe i pashpresë! Përkundrazi, nën të gjitha kushtet bëhet optimist dhe, për rrjedhojë, shpresues dhe i qetë!..

400. Buhari, Tevhid, 35; Muslim, Tevbe, 29.
401. Muslim, Tevbe, 11.







## 2. PARIMET KONKRETE OSE PRAKTIKE DHE MORALO-ETIKE TE BOTEKUPTIMIT ISLAM

Botëkuptimi islam nuk është thjesht një pikëpamje teorike. Botëkuptimi islam është parashtruar me qëllim për t'u vënë në praktikë, për t'u zbatuar dhe, si rezultat i kësaj, për të siguruar lumturinë dhe paqen në këtë botë e në përjetësi. Megjithëkëtë, siç është treguar edhe më parë, botëkuptimi islam ka edhe shumë parime teorike. Por këto, ndryshe nga pikëpamjet e ngjashme filozofike, janë një **"sistem konkluzionesh të vlerave"** të parashtruara jo për të qenë një gjimnastikë mendore, por për të përbërë logjikën (dialektikën), më saktë, frymën e aktit ose veprimit.

Nuk duhet harruar se çdo akt ka një faktor psikologjik ose ideor. Parimet teorike të botëkuptimit islam formojnë një mendësi që përbëjnë bazë për aktin e drejtë. Sepse qëllimi final është qetësia dhe lumturia njerëzore që mund të realizohen vetëm me anë të veprimeve dhe operacioneve.

Nga ky aspekt, gjërat që kanë për t'u parashtruar nën këtë nëntemë të dytë, do të thonë një farëlloj reflektimi të atyre parimeve teorike në operacion. Meqë këto parime janë nga një **"parim praktike"** më vete, domethënë, rregulla të linjës së veprimit, janë, në të njëjtën kohë, **"morale"** ose, më saktë, **"moralo-etike"**. Prandaj në titull përdorëm shprehjen **"praktike dhe moralo-etike"**. Ndërkaq, pavarësisht se një cilësi e këtyre është morale ose moralo-etike, përveç kësaj, ndjemë edhe nevojën për t'i trajtuar temat moraloetike nën titullin **"Parimi moralo-etik"**. Sepse konkluzionet që përmban botëkuptimi islam përbëjnë tri kategori, që janë:







a) Besimi (akaid)

b) Akti (muamelat)

c) Morali (ahlak)

Veprimet që mund të dalin nga njeriu janë të pafundme. Megjithëkëtë, është e domosdoshme që, për t'u parashtruar ato duke u grupuar nën parime kryesore, të reduktohen në parime të përgjithshme.

Ç'është e vërteta, në të drejtën islame ku është përvetësuar metoda kazuistike, është parim që, duke i parashtruar mundësitë, të nxirren për secilën prej tyre konkluzione më vete. Prandaj, qysh në krye të herës, librat e ilmihalit dhe veprat juridike-fetare (veprat e fikhut) janë kompiluar në këtë formë. Por synimi që ndoqëm ne në këtë vepër ka qenë që, në vend që ta përmendim çdo konkluzion të Islamit për secilën çështje, të mjaftohemi vetëm me disa shembuj ku pasqyrohen parimet në fjalë duke i reduktuar ato në parime themelore dhe, para së gjithash, të vëmë në shesh mendësinë sunduese në konkluzionet islame. Dhe meqë besojmë se vetëm në këtë mënyrë Islami mund të konceptohet si një **botëkuptim**, e pamë me vend që, me synimin për ta siguruar vështrimin e përgjithshëm, t'i trajtojmë çështjet sipas parimeve sunduese mbi konkluzionet.







## A. PARIMI I DINAMIZMIT

Thuhet se parimi më me rëndësi i botëkuptimit islam është të jetë veprues dhe iniciues (aktiv dhe dinamik). Sepse në vështrimin e tij, jeta e kësaj bote i është dhënë njeriut për ta fituar jetën e pasme, ahiretin. Me fjalë të tjera, kjo jetë është mjedis veprimtarie dhe fitimi. Në Kur'anin e Shenjtë ka shumë ajete që e shprehin këtë.[402]

Nga këto kuptohet se shkaku i ekzistencës së jetës së kësaj bote është **"të provohet se kush do të bëjë punë më të mirë"**.[403] Edhe Profeti a.s.) ka thënë se *"kjo botë është ara ku mbillet jeta tjetër, ahireti"*. Kurse Zoti, faktin se rezultati produktiv i jetës së kësaj bote varet nga përpjekja dhe fitimi, e ka deklaruar me dekretin hyjnor, **"për ju nuk ka tjetër përveç shpërblimit të asaj që keni bërë"**![404] Dhe se në ç'masë duhet përpjekur në mënyrë dinamike, e parashtron Profeti me këtë hadith profetik:

*"Kush t'i ketë dy ditë njëlloj, është me dëm!"*

Kjo fe e cila e urdhëron zhvillimin dhe përparimin në këtë masë, qysh herët ka ardhur duke u akuzuar për **"dembelizëm"** dhe **"pengim të përparimit"** për shkak se ka urdhëruar **"dorëzimin tek Zoti"** (tevekkul) dhe **"besimin tek kaderi"** (parashkrimi

---

402. **"Por njeriu, kur Zoti i vet e vë në provë..."** (Kur'ani, Fexhr, 15) **"... dhe kur atë e vë në provë..."** (Kur'ani, Fexhr, 16) **"dhe betohem se juve sigurisht do t'ju vëmë në provë..."** (Kur'ani, Muhammed, 31) **"... Ne atë e vëmë në provë..."** (Kur'ani, Insan, 2) **"... për t'ju provuar me ato që ju jepen..."** (Kur'ani, En'am, 165) **"...t'i provojmë ata se cili prej tyre bëri punë më të mirë..."** (Kur'ani, Kehf, 7)

403. **"...për të provuar se kush nga ju do të bëjë punë më të mirë..."** (Kur'ani, Mulk, 2)

404. **"Me të vërtetë, njeriut s'i përket tjetër përveçse përpjekjes së vet."** (Kur'ani, Nexhm, 39)







hyjnor). Mirëpo kjo është një shpifje e madhe, sepse dorëzimi tek Zoti është një urdhër i domosdoshëm pas vendosmërisë (azim). Në Kur'an thuhet:

**"Pasi të kesh vendosur, dorëzoiu Allahut!"**[405]

Kuptimi i kësaj është që njeriu më parë të bëjë atë që ka në dorë dhe vetëm pastaj ta mbajë shpresën te Allahu.[406] Në të kundërt, robi (njeriu) është i dënuar me fatkeqësinë për të pandehur se ai vetë është krijuesi i aktit të vet. Mirëpo besimtarët e kanë kuptuar dhe përvetësuar në kthjelltësinë e besimit se Zoti e ka krijuar këtë botë si **"botë të shkaqeve"**, se vullneti hyjnor i pranishëm në mënyrë absolute në çdo fenomen të mirë ose të keq, shfaqet në një sënë shkaqesh. Kurse kaderi që është i fshehtë, me aspektin e vet, sipas të cilit, nuk njihet para se të shndërrohet në **kaza** (kada)[407], nuk luan asnjë rol në zanafillën e aktit njerëzor, sepse njihet si parim besimor se, për shumë akte që përfshihen brenda vullnetit njerëzor, kaderi është **"relativ"**[408], domethënë, është i ndryshueshëm përballë shkaqeve.[409] Kështu, edhe vdekja, madje, e cila është një fenomen absolut për çdo gjallesë, në vështrimin e Islamit është dy llojesh: Ndërsa *vdekja aksidentale* mund të kapërcehet duke përdorur shkaqet, domethënë, duke marrë masa paraprake mbrojtëse, nga ***vdekja nominale***[410] nuk ka shpëtim, sepse për çdo gjallesë shtazore, momenti i fundit i jetës është domosdoshmëri e parashkrimit ose vendimit hyjnor, domethënë, kader absolut.

Me të vërtetë, në Kur'an thuhet:

**"Çdo gjallesë do ta shijojë vdekjen!"**[411]

---

405. Kur'ani, Al-i Imran: 159.

406. Profeti ka thënë: *"Më parë lidhe devenë, pastaj lërja Allahut në dorë!"*

407. Prandaj ne mendojmë se kaza-ja (kada) duhet përkufizuar si realitet i -ediat i kaderit. Shën. i përkthyesit.

408. Në origjinal, muallak: relativ, i varur, i ndryshueshëm. Shën. i përkthyesit.

409. Më në krye, kemi shpjeguar se, si konsiderata e **fraksionit mutezilit**, sipas së cilës, njeriu është krejtësisht i lirë në aktin e vet, ashtu edhe konsiderata fataliste e **fraksionit xhebrit**, sipas së cilës, njeriu është i shtrënguar fatalisht në aktin e vet, janë të papranueshme në optikën e Islamit, se, sipas bindjes sunnite, një pjesë aktesh krijohen sipas dëshirës volitive të autorit dhe duke respektuar shkaqet, për pasojë, autori bëhet përgjegjës plotësisht për ato akte dhe detyrimisht shpërblehet apo ndëshkohet.

410. Përkatësisht, ecel-i kazâ, ecel-i müsemmâ. Shën. i përkthyesit.

411. Kur'ani, Al-i Imran: 185.







Kjo do të thotë se, për çdo dëshirë, në fillim duhen respektuar shkaqet, pastaj, dorëzimi tek Zoti, **"tevekkul"**, është i domosdoshëm për qetësinë e zemrës, gjë që do të thotë shpresim[412] tek atributet e Allahut, si Rezzak (furnizues, ushqyes), Halik (krijues) dhe Rahman (i gjithëmëshirshëm).

Pavarësisht nga të gjitha këto të vërteta, feja e lartë islame, për shkak të prapambetjes që i janë nënshtruar ndjekësit e saj qysh prej disa shekujsh, është akuzuar si **"pengesë përparimi"**[413]. Në të vërtetë, ky përfundim i dalë si rezultat i shkaqeve ndërkombëtare, si **pushtimet mongole**, **ndryshimi i rrugëve botërore të tregtisë pas hapjes së rrugës përreth Kepit të Shpresës së Mirë** dhe **rrjedhja për në botën perëndimore e lëndëve të para pas zbulimit të Amerikës**, gjithashtu, si pasojë e pashmangshme e të metave individuale të muslimanëve, ky përfundim, pra, iu ngarkua enkas fesë së lartë islame dhe, me anë të një propagande tinzare, iu injektua muslimanëve **kompleksi i inferioritetit** dhe, rezultati i tij, **mosbesimi në vetvete**[414] aq sa, poeti **Zija Pasha**, me synim ankimi për gjendjen, ka mbetur i detyruar të thotë:

***"Islami na qenkësh për popullin pengesë përparimi;***
***Më parë s'ishte kjo thënie, doli e re tani!"***

Në një vepër që e pati shkruar para se të rrëshqiste në rrugë të shtrembër, **Shemseddin Gynalltaj**, pasi përshkruan – shpesh duke bërë citime nga autorë perëndimorë – hopin e zhvillimit kulturor dhe qytetërimor nga bota perëndimore pasi i patën kuptuar drejt muslimanët dhe patën zbatuar përvojën e tyre, thotë:

*"Por a s'është një ngutje injorante ta akuzosh vetë fenë duke parë fjalët që thonë në emër të saj ata që s'kanë mundur të ngrihen në atë nivel kulturor që të mund t'i njohin konkluzionet dhe lartësinë sublime të asaj feje?*

412. Kur shpresimi është i plotë, përfundimi shprehet me këtë hadith: *"Po qe se do t'i dorëzoheshit Allahut me të drejtë, do t'jua jepte edhe juve ushqimin siç ua jep zogjve. Pa shihni: zogjtë dalin në mëngjes të uritur nga foletë dhe kthehen në mbrëmje të ngopur!"* (Ahmed b. Hanbel, Ibni Maxhe, Tirmidhi)

413. Në origjinal: "mâni-i terakkî". Shën. i përkthyesit.

414. **M. Şemseddin Günaltay**, Zulmetten Nûra, İstanbul, 1998, f. 99 e në vazhd.







*Për të mund të folur pro apo kundër një feje apo një bindjeje filozofike çfarëdo, duhen mbajtur parasysh jo ato çka thonë ndjekësit e saj, por vetë ajo fe apo bindje. Po qe se feja islame do të ishte vetë pengesë për zhvillim dhe përparim, a do të mund të linin muslimanët e parë në prehrin e qytetërimit monumente shkencore dhe vepra të mëdha e të pavdekshme që u imponojnë respekt edhe sot personaliteteve të kulturës dhe shkencës?*

*Në periudhat kur muslimanët u qëndruan besnikë ligjeve të larta të Islamit, vrapuan drejt zhvillimit dhe përparimit, kurse qysh kur i nënvleftësuan ligjet në fjalë, ranë në greminat e varfërisë, mjerimit dhe fatkeqësisë!*

*Islami është fe dijeje dhe kulture. Kurrë s'mund të qëndrohet në këmbë me injorancë! Historia është sheshit! Sa herë që muslimanët e kanë kuptuar fenë ashtu siç duhet dhe janë kapur fort pas dijes dhe kulturës, janë ngjitur lart. Dhe sa herë që i kanë nënvleftësuar porositë e fesë dhe kanë rënë në injorancë dhe përtaci, kanë vrapuar nga fatkeqësia, në fatkeqësi. Kur Islami ka zotëruar intimitetet e ndërgjegjeve të truve të ngarkuar me dije dhe kulturë, i ka përhapur përreth tufat e ndritshme, u ka hapur ndjekësve të vet rrugët e zhvillimit dhe përparimit."*

Dhe shkaku i heshtjes dhe vendnumërimit të mëpastajmë është, pa asnjë dyshim, ndryshimi që bënë muslimanët në praktikë, gjë që ka shumë faktorë të brendshëm dhe të jashtëm, përmbajtësorë dhe formalë. Meqë tema jonë s'është të bëjmë histori, analiza e këtyre faktorëve këtu është jashtë teme. Si përfundim, po të ndryshojnë njerëzit, sipas ndryshimit që do të bëjnë ata, do të arrijnë lumturi ose do të pësojnë fatkeqësi. Me të vërtetë, në Kur'anin e Shenjtë thuhet:

**"Po qe se një popull nuk i prish vlerat dhe karakterin e vet, as Allahu nuk ia prish qetësinë dhe lumturinë!"**[415]

Dhe:

**"Allahu nuk e ndryshon dhuntinë që ia fal një populli gjersa ai popull të mos i prishë vlerat dhe karakterin e vet!"**[416]

415. Kur'ani, Ra'd: 11.
416. Kur'ani, Enfal: 53.







Sigurisht! A bie në mjerimin e prapambetjes një popull i cili mban në dorë këto parime?!

**“Kushdo që bën një thërrime të mirë, e gjen; dhe kushdo që bën një thërrime të keqe, e gjen!”**[417]

Dhe:

**“Kush bën një punë të mirë, e ka për vete dhe kush bën një punë të keqe, e ka për vete!”**[418]

Njeriu i cili beson denjësisht se kjo botë është **“e përkohshme”** dhe se ahireti, bota e pasme, është **“e përhershme”**, se lumturia (xhenneti) dhe fatkeqësia (xhehennemi) i botës së pasme janë të përhershëm e të pafund, se vdekja dhe llogaridhënia pas saj janë absolutisht të vërteta e të pashmangshme[419], se edhe e mira, qoftë sa një thërrime, edhe e keqja, qoftë sa një thërrime, do të peshohen dhe vlerësohen[420], a nuk e përdor në mënyrë maksimalisht produktive dhuntinë e jetës? Për më tepër, krahas edhe shumë paralajmërimeve, orientimeve dhe frikësimeve hyjnore dhe profetike!..

Dy nga pesë parimet themelore të Islamit, haxhi dhe zeqati, mund të kryhen vetëm me kusht zotërimin e një pasurie të caktuar. Dhe kjo, pa asnjë dyshim, është nxitje dhe inkurajim për të punuar dhe për t’u pasuruar. Veç kësaj, Profeti (a.s.), duke u shprehur si në vijim, i ka nxitur dhe inkurajuar muslimanët që, në vend që të jenë **“zeqatmarrës”**, të bëhen **“zeqatdhënës”**:

*“Dora që jep është më e çmuar se dora që merr!”*[421]

Nga ana tjetër, zeqati nuk merret nga fitimi, por nga pasuria gjendje. Edhe ky konkluzion, duke parandaluar stanjacionin në rentabilitetin e mallit dhe kapitalit, nxit dhe inkurajon veprimtarinë tregtare e cila e qarkullon dhe e shton mallin dhe kapitalin. Kapitali i palëvizshëm, për shkak të dhënies së zeqatit, vjen një ditë që të mbarohet. Veç kësaj, ndërsa tregtisë nuk i vihet asnjë kufizim përveç interesit publik (të përgjithshëm), **kamata** (faizi, fajdeja) është

417. Kur’ani, Zilzal: 7-8.
418. Kur’ani, Xhathije: 15.
419. Kur’ani, A’raf: 6.
420. Kur’ani, Zilzal: 7-8.
421. Muslim, Zekat, 97; Tirmidhi, Zuhd, 32.







vlerësuar *absolutisht haram* (jolegjitime, e palejuar, e pabekuar).[422] Sepse në kamatë nuk ka as **veprim** (punë, përpjekje, zhvillim), as **rrezik**. Profeti (a.s.), jo vetëm u ka dhënë guxim njerëzve për t'u marrë me veprimtari tregtare duke thënë se "*tregtari i guximshëm është begatuar*", por edhe u ka dedikuar një gradë të lartë shpirtërore me porosinë profetike, "*tregtari i drejtë dhe i ndershëm është i dashur te Allahu*".

Një shfaqje e dinamizmit tek botëkuptimi islam duket edhe te parimi i **"ndëshkimit adekuat me fajin"** (kisas). Sipas këtij koncepti, atij që kryen një të keqe në mënyrë të pajustifikueshme, i jepet një ndëshkim adekuat (identik, i njëvlershëm) me të keqen që ka kryer. Ndërsa në krishterizmin e shtrembëruar urdhërohet që **"atij që të godet me shpullë në njërën faqe, t'i zgjasësh tjetrën"**, në Islam, autori i aktit të padrejtë trajtohet me të njëjtin akt përgjegjës. Populli e shpreh saktë këtë koncept në formën **"dhëmbin për dhëmb, syrin për sy!"** Në kundërshtim me këtë mizantropizëm dhe indiferentizëm të krishterizmit të shtrembëruar, në Islam, atij që godet padrejtësisht me një shpullë, i jepet një shpullë si ndëshkim adekuat me fajin. Ndërkaq, duhet sqaruar se, në Islam, është ndaluar që ndëshkimi të jetë më i rëndë se faji.[423] Për shembull, ai që godet me një shpullë, nuk goditet me dy shpulla. Po të veprohet kështu, shpulla e dytë vlerësohet padrejtësi dhe dhunë.

Krahas kësaj, ekzekutimi në aktet me rëndësi i ndëshkimit adekuat, gjë që është një e drejtë (e të dëmtuarit), i takon shtetit. Për shembull, ai që vret (me paramendim), pra, kryen një krim, vritet dhe ekzekutimin e tij me vdekje e bën shteti, e drejta e ekzekutimit nuk u është njohur trashëgimtarëve (palës së dëmtuar), sepse

---

422. **"Ata që hanë faiz, ngrihen nga varret si njeriu që e ka goditur shejtani…"** (Kur'ani, Bakara: 275) **"Allahu e shkatërron faizin…"** (Kur'ani, Bakara: 276) **"O ju që keni besuar, kini frikë Allahun!.. Po qe se jeni muslimanë, lëreni faizin…"** (Kur'ani, Bakara: 278) **"Po të mos veproni kështu** (po të mos e braktisni faizin)**, dijeni se keni hyrë në luftë kundër Allahut dhe të Dërguarit të Tij!"** (Kur'ani, Bakara: 279) **"O ju që keni besuar! Mos e hani faizin e shtuar shumëfish…"** (Kur'ani, Al-i Imran: 130) **"Dhe, për shkak se ata marrin faiz, gjë e cila u është ndaluar,…"** (Kur'ani, Nisa: 161) **"Për Allahun, nuk ju shtohet malli duke kërkuar e dhënë faiz për të, por ju shtohet duke dhënë zeqat me synimin për të fituar pëlqimin e Allahut!"** (Kur'ani, Rum: 39)

423. **"O ju me arsye të shëndoshë! Në kisas ka jetë për ju!"** (Kur'ani, Bakara, 179)







atëherë do të shkohej në **vetëgjyqësi**[424], gjë që nuk e pranon asnjë sistem juridik. Islami u ka njohur trashëgimtarëve të viktimës të drejtën e faljes së vrasësit dhe shpëtimit të tij nga vdekja me **dëmshpërblim**. Ky dëmshpërblim si ekuivalent për jetën e një njeriu është përcaktuar kundërvlera aktuale e njëqind deveve të rritura e të shëndetshme. Dhe kjo është një kujtim i mbetur nga një ngjarje historike.[425]

Po kështu, edhe lufta është urdhër për muslimanët me qëllim vetëmbrojtjeje. Në Kur'anin e Shenjtë thuhet:

**"Edhe ju luftoni në rrugën e Allahut** (bëni luftë mbrojtëse) **kundër atyre që ju hapin luftë, por mos e teproni. Pa dyshim, Allahu nuk i do ata që e teprojnë!"**[426]

Një tjetër shfaqje e pasivizmit në krishterizmin e shtrembëruar është edhe fakti që katolikët lejohen të mos martohen por të bëhen murgjër ose murgesha. Ndërsa murgeshat e kundërshtojnë martesën me shpresën për t'u bërë bashkëshorte të **profetit Isa** në botën tjetër, murgjit pretendojnë se, duke e ruajtur zemrën nga afiniteti femëror, ia kushtojnë atë Zotit. Është diçka shumë e njohur që, për shkak të këtij qëndrimi që bie në kundërshtim me natyrën njerëzore, gjatë gjithë historisë, në mjedisin e murgjve dhe murgeshave kanë ndodhur ngjarje tejet të turpshme dhe diskredituese.

Në kundërshtim me këtë qëndrim të katolikëve kinse si domosdoshmëri e devocionit të tyre, në Islam, martesa e cila është kushti

---

424. Në origjinal, **re'sen ihkâk-ı hak**: vetëgjyqësi. Shën. i përkthyesit.

425. Ngjarja historike në fjalë është kështu:

*"**Abdylmuttalibi** kishte bërë një premtim kushtimi se, po të arrinte të rriste dhjetë djem gjatë jetës së vet, njërin prej tyre do t'ia bënte kurban Allahut. Me të vërtetë, **Abdylmuttalibi** ishte bërë baba i dhjetë djemve dhe i kishte rritur që të gjithë. Si përfundim, kishte hedhur short mes tyre se kujt do t'i binte për t'u bërë kurban. Shorti i kishte rënë **Abdullait** (të atit të Profetit). **Abdylmuttalibi** ishte nisur me **Abdullain** për te vendi i flijimit. Në këtë kohë, të motrat e **Abdullait**, duke qarë me të madhe, propozuan të therreshin dhjetë deve në vend të **Abdullait**. Atëherë, u hodh short midis **Abdullait** dhe dhjetë deveve dhe i ra **Abdullait**. Në vazhdim, për çdo short të ri, numri i deveve u shtua me nga dhjetë, por shorti vazhdoi t'i binte **Abdullait** gjersa u bënë njëqind. Atëherë, shorti u ra deveve dhe **Abdullai** shpëtoi.*

*I tillë është rivajeti (rrëfimi) i **Vakidiut**. Por **Ibni Is'haku** thotë se numri i deveve (njëqind deve) është propozuar nga parësia Kurejshe."* (**Mevlânâ Şiblî**, përkth. **Ömer Rıza**, İslâm Tarihi, Asr-ı Saadet, vëll. I, İstanbul, 1928, f. 185)

426. Kur'ani, Bakara, 10-11.







i vetëm për vazhdimësinë e brezit, është urdhër hyjnor.[427] Dhe, për shkak se kjo është domosdoshmëri e natyrës krijimore të njeriut, është faktor sa për aktivitetin social, aq edhe për pjekurinë individuale. Ky është faktori ndikues më esencial që e bën njeriun qenie shoqërore. Me të vërtetë, veprimtaritë sociale të shumicës së njerëzve janë përfundime të çështjes **së krijimit të familjes** dhe **jetesës**.

Siç dihet, adhurimet farz (detyrim fetar) zënë vetëm një pjesë të ditës, kurse koha tjetër që mbetet është për të punuar. Në Kur'anin e Shenjtë thuhet: **"Natën e bëmë mbulesë, kurse ditën, jetesë!"**[428]

Nga ana tjetër, martesa – në të kundërt me ç'pandehin katolikët – është etapa e parë "stërvitore" që zemra të fitojë aftësi për afërsi dhe dashuri ndaj Allahut. Kurse etapa e dytë e kësaj është lindja e fëmijëve. Janë këto dy etapa që e bëjnë zemrën të mos mbetet thjesht një organ që pompon gjak, por të shndërrohet në pasqyrë të një aktiviteti moralo-shpirtëror ose të bëhet e përshtatshme për një aktivitet të tillë. Gjithsesi, ekziston rreziku që, ndërsa afërsia dhe dashuria ndaj gruas duhet të jetë një etapë që i përfton kapacitet dashurisë për Allahun, të bëhet pengesë duke e mbajtur personin të ngulitur aty. Dhe a mos vetëm gruaja? Kështu është edhe pasuria, kështu janë edhe fëmijët! Eshtë për këtë arsye që në Kur'an thuhet: **"Bijtë dhe mallrat janë intrigë për ju!"**[429] Mirëpo, fundja, a nuk është jeta e kësaj bote një univers prove? Ja, pra, besimtarët e vërtetë janë heronj që dalin ballëhapur ng çdo aspekt nga kjo provë. Mund të themi se katolikët të cilët kinse e respektojnë devocionin, janë gjysmë vetëvrasës dhe frikacakë të tërë!

Meqë dashurinë që përjetojnë në jetën familjare, muslimanët nuk e pranojnë si esenciale, e quajnë **"dashuri metaforike"**[430]. Kurse "dashuria e vërtetë" është dashuria ndaj Allahut. Një atribut hyjnor i Zotit është edhe **"Rakib"** (kundërshtar, konkurrent). Po qe se një besimtar jepet në mënyrë të tepërt ndaj një qenieje tjetër veç

---

427. **"Martojini beqarët si dhe besimtarët nga skllevërit dhe skllav - njat tuaja. Po qenë të varfër, Allahu me bujarinë dhe mirësinë e Tij i bën të pasur** (ngaqë martohen)**. Favori i Allahut është i shumtë. Ai e di çdo gjë me të drejtë!"** (Kur'ani, Nur: 32)

428. Kur'ani, Nebe: 10-11)

429. Kur'ani, Tegabun, 15.

430. Në origjinal: aşk-ı mecâzî. Shën. i përkthyesit.







Allahut, Allahu e bën atë qenie burim ngatërresash e kokëçarjesh për atë besimtar. Me këtë shfaqje, njerëzit përballen përgjithësisht në fëmijërinë e tyre të fundit ose në një mall që e duan shumë. Kështu, i dashuri bie në vlerë dhe zemra kthehet në entitetin e saj origjinal. Edhe kjo është një konsideratë hyjnore që s'mund t'i takojë kujtdo, pasi Zoti u jep disave rrugë të shtrembër, madje, u njeh afat në gabim.[431]

Eshtë për shkak të kësaj mendësie që, në letërsinë islame, rrëfimet dashurore që janë bërë të famshme, përfundojnë me kthim në dashurinë ndaj Zotit. Shembulli më tipik i kësaj është historia e **Mexhnunit dhe Lejlasë**. Esenca dhe synimi i kësaj historie dashurie shtjellohet kështu nga poeti **Junus Emre**:

***E pyetën Mexhnunin: Ç'u bë Lejlaja?***
***Lejlaja iku, emri i mbeti gojëve – tha,***
***Tani më gjeti zemra një tjetër Lejla!***
***Ec, Lejla, ec ti, unë Zotin gjeta,***
***Thirr e thirr "Lejla", Zotin gjeta!***

Këtë të vërtetë e patëm treguar kështu në faqen e parë të revistës sonë "Sebil" që e patëm filluar ta nxjerrim në Gjermani në vitin 1988:

*"...Nderi i një përfundimi është në nivelin e vështirësive të përballuara për ta arritur atë. Prandaj, atyre që, duke arritur në kulmet e **"të mirës"**, **"të bukurës"** dhe **"qenies"**, munden të shpëtojnë nga **"e keqja"**, **"e shëmtuara"** dhe **"e paqena"**, u premtohen dhuntitë më të mëdha: **"parajsa"** dhe **"soditja e bukurisë së Zotit"**![432]*

*Ndërkaq, mjeti i vetëm për të arritur tek këto dhunti të përtej imagjinatës dhe tek ky përfundim i madh i lumtur, është **ashku**, pasioni. Ashku, domethënë, fuqizimi dhe zgjerimi i kapacitetit dhe dëshirës për të dashur, në atë gradë që të përfshijë tërë qeniet... Ashku, domethënë, duke e eliminuar fundin e tij, **të shëmtuarën**, **të keqen** dhe **të paqenën**, kapërcimi i distancave në rrugën për të mbetur **bukuri**, **mirësi** dhe **qenie**... Ashku, domethënë, duke dalë*

431. Kur'ani, Bakara: 15.

432. Në origjinal, me radhë: "hayır", "hüsn", "vücud", "şer", "kubuh", "adem", "cennet", "ru'yet-i cemâlullâh". Shën. i përkthyesit.







*në rrugë nga* ***Lejlatë****, përpjekja për t'i shndërruar ato me anë të tevhidit, besimit monoteist, në një* ***Zot****... Ashku, domethënë, të mund ta shohësh kontradiktën në këtë botë me një enigmë dhe vështrim e konceptim që ta kthejë atë në përputhje!.. Ashku, domethënë, ta bësh njeriun që të ngjitet në kulmin e pasurisë ndjesore duke e shpëtuar nga të gjitha lakmitë dhe dëshirat për ta përjetuar gjendjen e panjohur e të papërshkrueshme të afërsisë ndaj Zotit, gjë që, ashtu si të gjitha emrat e Zotit, është një propozim për njeriun, ashtu siç e ka bërë edhe poetin të shprehet:*

***Ashk paska qenë çdo gjë që u gjendka në këtë botë;***
***Dituria paska qenë vetëm një thashethemë e kotë...***

*Ashku i cili na afron neve në kufirin e kapacitetit dhe aftësisë në oqeanin tonë ashtu siç gjallesat mikrobike në ujë që mbushin një gishtëz rrobaqepësi, bën të lindë një përfundim i madh dhe i mrekullueshëm. Duke i bërë mundimet mëshirë, u përfton vullnetit dhe aftësisë sonë zgjedhëse një cilësi moskonsumimi në plan botëror."*

Rinisë sonë të sotme e cila e kufizon ashkun vetëm në një nga orekset egoistike-frymore, poeti **Ahmet Hashim** i flet kështu duke e qortuar larg e larg në poezinë e tij **"Ai vend"**:

**...**
**Është çka është, prej uji ky det,**
**Nuk i përshtatemi këtij brezi që s'e kupton vuajtjen...**
**Njeriu i sotëm që thotë,**
**Ty, vetëm një femër delikate, e njomë,**
**Mua, vetëm një budalla të vjetër,**
**Ky oreks mjeran, ky vështrim i fëlliqur,**
**Nuk mund të gjejnë tek ti, tek unë ndonjë kuptim...**

Islami i kundërvihet indiferentizmit dhe përtacisë në atë mënyrë, saqë e urdhëron çdo individ që çdo gabim që sheh, ta rregullojë me gojë ose me dorë, domethënë, si të jetë e mundur. Ky urdhër do të thotë ndërhyrje ndaj evenimentit në emër të mbrojtjes të së drejtës dhe drejtësisë. Dhe këtë ndërhyrje nuk e ka kufizuar e nuk e ka bërë të posaçme vetëm një grupi të ngarkuar me detyrë, për shembull policisë, siç ndodh në regjimet moderne, për e ka shtrirë dhe përgjithësuar në të gjithë kolektivin. Pastaj, nëse s'ekziston mundësia për ndërhyrje as me fjalë e as me veprim, ka urdhëruar **përbuzjen me**







**zemër**, në mënyrë që fjala apo veprimi i shtrembër i vëzhguar nga individi të mos shndërrohet me kohë në diçka të natyrshme për të duke iu shuar ndjenja e kundërnvënies. Për më tepër, kjo e fundit, domethënë, mjaftimi me përbuzjen me zemër shpallet si rrjedhojë e pashmangshme e gradës më të dobët të besimit.

Dhe kjo do të thotë se ndërhyrja ndaj gabimit është një sjellje që përbën domosdoshmëri besimi. Vetëm se nuk duhet harruar se kjo sjellje ndërhyrëse nuk është vetëm ndaj gabimit, por, në të njëjtën kohë, edhe ndaj urdhërimit të së drejtës, gjë e cila në gjuhën e legjislacionit kanunor shprehet me perifrazën **"emr-i bi'l-ma'ruf nehj-i ani'l-munker"**, që do të thotë: **"urdhërim i së drejtës, pengim i së shtrembrës"**.

Meqë ky është një urdhër hyjnor[433], do të thotë se çdo besimtar është një lloj polici në shërbim të botëkuptimit islam. Në një hadith profetik që e mbështetet këtë vlerësim, thuhet kështu:

*"Që të gjithë jeni çobanë dhe mbani përgjegjësi për këtë!"*[434]

Me të vërtetë, a nuk mund të jetë dinamizmi esenca e një feje e cila urdhëron *"përpjekjen për këtë botë sikur s'ke për të vdekur kurrë dhe përpjekjen për jetën e pasme, ahiretin, sikur ke për të vdekur menjëherë"*?

Eshtë e çuditshme se, ndërsa ndalohet që, në kundërshtim me zellin maksimal në çdo specifikë, njeriu **"të kapet pas ambicjes dhe lakmisë"**, vetëm **"ambicja në rrugën e diturisë"** nuk është parë e neveritshme, por e rregullt, legjitime.

Veçanërisht duhet thënë edhe kjo që shoqëria nuk është e ngarkuar me përgjegjësinë për të treguar bindje absolute ndaj qeveritarëve. Bindja qëndron në këmbë me anë të drejtësisë. Ndaj pushtetarëve që shmangen apo largohen nga drejtësia, bëhet e domosdoshme jo bindja, por kundërshtimi. Emërtimi juridiko-fetar i kësaj është **"huruxh ale's-sulta"** / **"kryengritje ndaj autoritetit"**.

---

433. **"Ju jeni ummeti** (bashkësia) **më i dobishëm e më i mbarë i dalë nga mesi i njerëzve; urdhëroni të mirën dhe ndaloni të keqen!"** (Kur'ani, Al-i Imran, 110)

*"Po qe se njëri nga ju sheh ndonjë të keqe, ta rregullojë me dorë; po të mos ketë mundësi për këtë, ta rregullojë me fjalë ose ta përbuzë me zemër. Kjo (e fundit) është më e dobëta e besimit."* (Muslim, Tirmidhi)

434. Buhari, Muslim.







Edhe kjo është njëra nga shfaqjet e dinamizmit në botëkuptimin islam.

Nga ana tjetër, me qëllim që çështjet e reja që shfaqen me kohë, të mund të interpretohen me anë të konkluzioneve të vlerave të botëkuptimit islam, personave kompetentë u është lënë hapur **"porta e ideatimit (ixhtihadit)"** gjer në kiamet. Ndërkaq, për të parandaluar stanjacionin veçanërisht të konkluzioneve sociale, përveç kësaj kompetence të njohur për dijetarët e sinqertë islamë, është paralajmëruar dalja e një **novatori** (muxheddid) çdo njëqind vjet.

Fakti që, ndërsa në botë ekziston një fe dinamike në këtë masë, dikur komunistët patën mundur të thonë se **"feja është opium për popullin"** dhe patën bërë që kjo pikëpamje e shtrembër të fitonte mjaft përkrahje, të shtyn të thuash se me të vërtetë që është e pamundur të shpjegohet kjo gjë në një mënyrë tjetër, veçse me mendimin se botëkuptimi islam ende nuk është kuptuar ashtu siç duhet!







## B. PARIMI I DREJTESISE SOCIALE

Njeriu është krijuar me një natyrë që e bën të domosdoshme jetesën në grup. Kjo e vërtetë është e konfirmuar me faktin se asnjë individ nuk mundet t'i plotësojë vetë të gjitha nevojat e veta. Mirëpo, jetesa e përbashkët e bën të domosdoshme hyrjen nën disa rregulla dhe kushte, me anë të të cilave kufizohen disa të drejta të individit dhe i jepet përparësi interesit të përgjithshëm mbi dëshirat dhe qëllimet individuale.

Ndërkaq, njeriu të cilit jeta e kësaj bote i është ofruar si **"univers prove"**, është krijuar i prirur dhe me kapacitet edhe ndaj së mirës, edhe ndaj së keqes. Dihet se njëra nga prirjet më rrënjësore tek njeriu është egoizmi. Po të mos frenohet kjo prirje, në shoqëri drejtësia identifikohet me forcën dhe hyn në fuqi rregulli sipas të cilit **"i forti ka të drejtë"**, si përfundim, sundimi i dhunës dhe padrejtësisë nuk parandalohet dot më.

Edhe nëse sistemet filozofike, me qëllim për ta parandaluar këtë përfundim negativ, e kanë ftuar dhe e ftojnë njeriun në altruizëm duke u mbështetur në disa arsyetime, janë dënuar me mossukses ngaqë nuk kanë parashtruar asnjë masë konkrete në këtë specifikë. Me të vërtetë, megjithëse ekzistojnë më shumë se dyqind lloj **"teorish socialiste"**, është e pamundur të thuhet sot se në botë është arritur të vendoset **"drejtësia sociale"**!

Përballë egoizmit njerëzor, botëkuptimi islam zotëron dy faktorë me efekt të madh, siç janë **"besimi"** dhe **"rehabilitimi i vetvetes"**[435]. Më tej, edhe me anë të urdhrave dhe këshillave si

435. Në origjinal, me radhë: iman, nefis tezkiyesi. Shën. i përkthyesit.







**"zeqati"** dhe **"dhurimi"[436]** të adoptuar me dy të parat mbi një bazë unike, botëkuptimi islam edhe e siguron drejtësinë sociale, edhe e garanton vazhdimësinë e saj.

Dhe, tani, le t'i shpjegojmë shkurt këto.

**a) Besimi**

Besimi te Allahu, besimi me një përmbajtje në përputhje me të vërtetën e Tij, shfaqet, përveç arritjes së prehjes dhe qetësisë me kënaqjen e nevojës së natyrshme më esenciale të zemrës[437], edhe si garanci e **"veprimit të drejtë"[438]**, siç është urdhëruar vullneti si pasojë e efektshmërisë së tij. Sepse njeriu i cili ka besuar me sinqeritet, e di në mënyrë të sigurt se një jetë e jetuar në përshtatje me dëshirat e nefsit (egos, frymës) i cili urdhëron për keq[439], përsa i përket amshueshmërisë së saj, do të përfundojë në xhehennem. Me të njëjtën siguri kategorike, beson edhe se duke vepruar krejt ndryshe, vendi ku do të shkojë do të jetë xhenneti. Në këto kushte, a s'e shtyn njeriun në rrugë të drejtë edhe vetë egoizmi i tij natyror i bashkëlindur? Sepse, duke hequr dorë nga diçka e përkohshme, përfiton një interes të përhershëm dhe beson se ky interes është pakrahasimisht më i madh se ajo ç'ka braktisur. Eshtë për këtë arsye që pranimi nga njeriu i mundësisë që, pasi të arrijë vetëdijen e besimit, edhe egoizmi i tij natyror ka për ta shtyrë për tek e mira, është domosdoshmëri logjike dhe racionale.

Nga ana tjetër, fryti i parë i besimit është zgjimi në zemër i dhuntive të dashurisë dhe mëshirës. Dhe kjo ndodh ngaqë ajo çka na del para fillimisht në Kur'an janë atributet hyjnore **"Rahman"** / "Mëshirues" dhe **"Rahim"** / "Shpërblyes".

Për të ndihmuar në sigurimin e këtyre rezultateve të bukura të besimit, është edhe një faktor efektiv i dytë në botëkuptimin islam: **"Rehabilitimi i vetvetes"**.

436. Në origjinal, me radhë: zekât, infak. Shën. i përkthyesit.

437. **"Zemrat ngopen** (arrijnë prehjen e vërtetë) **vetëm me përmendjen e Allahut."** (Kur'ani, Ra'd: 28)

438. **"Ji i drejtë siç je urdhëruar!.."** (Kur'ani, Hud: 112)

439. **"Pa dyshim, nefsi shtyn me forcë për te e keqja."** (Kur'ani, Jusuf: 53)







**b) Rehabilitimi i vetvetes**[440]

Si termi **"tezkije"**, ashtu dhe termi **"rehabilitim"**, kuptimi leksikor i të cilëve është **"pastrim, eliminim i gabimeve dhe të metave apo edhe i akuzave, duke rifituar pafajësinë dhe dinjitetin"**, është, në të vërtetë, qëllimi final i të gjitha adhurimeve dhe, madje, urdhrave hyjnorë! Por nefsi, vetvetja, fryma shtazore dhe subjektive-egoistike e njeriut, është një armik i vështirë.[441] Nënshtrimi i tij nuk është punë e lehtë! Eshtë për këtë arsye që edukimi i nefsit[442] është shprehur me gjuhën profetike si **"xhihadi i madh"** / **"lufta e madhe"**.

Pikërisht gjatë kthimit nga Fushata e Tebukut që pati qenë me të vërtetë tejet e vështirë, Profeti (a.s.) u pati thënë muslimanëve:

*"Po kthehemi nga lufta e vogël (nga xhihadi i vogël) për në luftën e madhe (për në xhihadin e madh)!"*

Kurse ushtria islame rreth tridhjetëmijëshe kishte shkuar gjer një mijë km. larg dhe qe kthyer. Si pasojë e vështirësive të kësaj fushate të zhvilluar nën një vapë të tmerrshme në një stinë të thatë, luftëtarëve që i qenë afruar Medinës, pothuaj u ishte ngjitur lëkura për eshtrash, u ishin ngatërruar qimet e flokëve me të mjekrës! A mund të kishte xhihad më të madh se ai? Sahabiut që ia bëri këtë pyetje, Profeti i dha këtë përgjigje:

*"Po, tani po shkojmë nga xhihadi i vogël për në xhihadin e madh, domethënë, po kthehemi që të luftojmë me vetveten!"*[443]

Le të paraqesim këtu edhe nja dy paralajmërime të tjera të Profetit (a.s.) mbi këtë specifikë:

---

440. Në origjinal: Nefis Tezkiyesi. Shën. i përkthyesit.

441. Megjithëkëtë, është nefsi dhe jo shpirti që e përbën dhe e përfaqëson personalitetin e njeriut, prandaj edhe në Kur'an, Zoti i drejtohet jo shpirtit, por nefsit të njeriut në çastin final kur e fton atë në parajsë: **"Ja ejjetuhe'n-nefsu'l-mutmeinneh, irxhiai ila rabbiki radijeten merdijjeh; fed'huli fi aibadi, ve'd'huli xhenneti!"** "O ti nefs i ngopur, kthehu te Zoti yt me pëlqim dhe i pëlqyer; hyr me robve të Tij dhe hyr në xhennetin e Tij!" (Kur'ani, Fexhr: 28-30) Kjo konsideratë është në përputhje me konsideratën tjetër kur'anore, sipas së cilës njeriu është më i lartë se engjëjt. Sepse engjëjt nuk kanë nefs, për pasojë, ata nuk kanë as personalitet. Shën. i përkthyesit.

442. Edhe nga filozofia, edhe nga psikologjia materialiste, edukimi i vetvetes ose lufta në vetvete pranohet si puna më e vështirë. Shën. i përkthyesit.

443. Sujuti, Xhamiu's-Sagir, II, 73.







*"I mençur është ai që e sundon nefsin, vetveten, dhe, duke i kërkuar llogari, përgatitet për jetën pas vdekjes, kurse kokëtrashi, megjithëse e jep veten ndaj dëshirave dhe pasioneve, prapëseprapë mban shpresë të Allahu!"*[444]

*"Gjëja që kam më shumë frikë për ummetin tim, është se mos ua përshtasin nefsin dëshirave!"*[445]

*"Ekuilibrist i vërtetë është ai që, në çastin e zemërimit, e sundon nefsin e vet!"*[446]

Kurse Zoti urdhëron kështu:

**"Pa dyshim, ka shpëtuar ai që e pastron nefsin** (nga të këqijat) **dhe është dëmtuar ai që e fundos nefsin në të këqija!"**[447]

**"**(O i Dërguar!) **A e ke parë atë që i bën për zot dëshirat e veta subjektive? Tani, a mos do t'i bëhesh ti dorëzanës atij?"**[448]

Kjo do të thotë se, t'i shkosh pas nefsit, të bësh ç'dëshiron nefsi, është, para Zotit, një faj dhe mëkat i njëvlershëm me lënien e Zotit dhe trajtimin e nefsit për zot!

Për të shpëtuar nga një mëkat kaq i rëndë, është e domosdoshme të rehabilitohet nefsi, të nxirret i pafajshëm e i larë duke e pastruar nga fajet, mëkatet, të metat dhe gabimet. Mënyra dhe elementët përbërës të kësaj janë parashtruar me anë të urdhrave fetare. Mund të thuhet se ky është synimi final i tasavvufit ose mistikës islame. Nefsi i cili rehabilitohet me anë të një sërë adhurimesh të detyrueshme (farz), adhurimesh si traditë profetike (sunnet) dhe adhurimesh suplementare të këshilluara (nafile), kalon nëpër këto shkallë:

**1) Nefsi emmare** (urdhërues, imponues). Eshtë nefsi që imponon të keqen. Kjo është situata e nefsit krejtësisht të paedukuar. Eshtë specifika natyrore e bashkëlindur e nefsit dhe pasojë e faktit që kjo botë është univers prove.

444. Tirmidhi, Kijamet, 25; Ibni Maxhe, Zuhd, 31.
445. Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 12.
446. Sahih-i Muslim.
447. Kur'ani, Shems: 9-10.
448. Kur'ani, Furkan, 43.







**2) Nefsi levvame** (kritizer, gërnjar). Është emërtimi i parë i nefsit që hyn në rrugën e edukimit. Njerëz me këtë lloj nefsi kryejnë mëkate duke i besuar faljes hyjnore ose me ndonjë motiv tjetër, pastaj, të penduar, e kritikojnë nefsin. Kjo sjellje është etapa e fillimit e vuajtjes për shkak të mëkateve të kryera.

**3) Nefsi mulheme** (i frymëzuar, i sugjestionuar). Ky është atributi i nefsit i cili, duke u ruajtur nga të këqijat që e largojnë zemrën nga Allahu, ndjek dhe lidhet pas urdhrave hyjnorë. Mirëpo dredhitë dhe mashtrimet e fshehta të nefsit ende s'kanë mbaruar në kuptimin e vërtetë të fjalës. Ai është ende në pusi dhe pret rastin.

**4) Nefsi mutmainne** (i ngopur, i kënaqur, i prehur, i qetësuar). Në këtë etapë, nefsi është mundur dhe nënshtruar plotësisht. Më në fund, ai është bërë i bindur. Zemra ka arritur prehjen dhe nënshtrimin. Në këtë etapë, robi është ngjitur në gradën **"arifi bil'lah"** (njohës i Zotit).

**5) Nefsi radije** (me pëlqim ndaj Zotit). Është grada e nefsit i cili, duke qenë i vetëdijshëm se ndodhet çdo çast me Zotin, është i kënaqur me çdo gjë (të mirë apo të keqe) që krijon Zoti për të. Personi me një nefs të tillë ndodhet në **"pozitën e pëlqimit"**. Ata që arrijnë në këtë pozitë, thonë: "Edhe favori yt është i këndshëm, edhe persekutimi yt..."

**6) Nefsi merdijje** (i pëlqyer prej Zotit). Është grada e nefsit me të cilin Zoti është i kënaqur.

Përveç këtyre, është edhe një gradë tjetër më e lartë e nefsit, e quajtur **"nefsi kamile"** (i përkryer) ose **"nefsi safije"** (i kulluar), që nuk arrihet dot me punë dhe përpjekje. Kjo është dhunti hyjnore. Nefsi i profetëve është i kësaj grade.

Kurse tani le të shohim se ç'detyra shoqërore e presin njeriun e pjekur e të maturuar në sajë të besimit dhe edukimit të nefsit.

### c) Zeqati

**Zeqati** si forma më e përkryer e ndihmës reciproke dhe solidaritetit shoqëror, e paparë në historinë e njerëzimit, është, si kuptim, derivat i kuptimeve **"nemá"** (shtim, shumëfishim) dhe **"taharet"**







(pastrim). Sipas kësaj, dhënia e zeqatit e shton, e shumëfishon[449] dhe e pastron[450] mallin (pasurinë). Pastrimi i mallit dhe i pasurisë realizohet duke e ndarë prej saj pjesën që u takon të varfërve si e drejtë e tyre dhe dhënia e saj. Ky adhurim pasuror-material është aq i rëndësishëm, saqë është njëri nga pesë parimet themelore të qenies musliman.

Emërtimi i përgjithshëm i ndihmës së të pasurve për të varfërit është **“sadaka”**. Ky emërtim që ka rrënjë të përbashkët me fjalën **“sadik”**, i sinqertë, besnik, është dhënë si argument i besnikërisë së personit si rob i Zotit në adhurimin ndaj Zotit.[451] Por jo të gjitha sadakatë kanë të njëjtin entitet. Sadakatë ndahen në tri kategori: farz (detyrim), vaxhib (domosdoshmëri) dhe nafile (suplementare).

Sadakaja farz është **“zeqat”**. Zeqati është adhurim pasuror-material që bëhet një herë në vit ose, e thënë ndryshe, zeqati jepet një herë në vit. Çdo musliman burrë apo grua (mashkull apo femër që ka arritur moshën e pjekurisë dhe është bërë person përgjegjës fetarisht) që, me përjashtim të nevojave themelore të jetesës, zotëron pasuri në një masë të caktuar dhe që ka mbushur një stazh njëvjetor, është i detyruar t’ua japë një të dyzetën e saj personave të tillë, si të varfërit, udhëtarët e mbetur në rrugë, borxhlinjtë, etj. Ky është urdhër hyjnor, domethënë, farz (detyrim fetar).[452] Në shtetin islam, atij që nuk e jep zeqatin vetë, i merret me masa shtrënguese. Meqë zeqati është, në të njëjtën kohë, adhurim, nuk merret nga jomuslimanët si dhe nga muslimanët jopërgjegjës, si ata që nuk e kanë arritur ende moshën e pjekurisë ose pubertetit, po ashtu, që nuk kanë zhvillim mendor normal.

Raporti një e dyzeta[453] në zeqat mund të duket pak. Por nuk duhet harruar se zeqati merret jo nga fitimi ose të ardhurat, por nga

449. **“Kur t’u jepni diçka të varfërve, në vend të saj, Allahu ju sjell tjetrën** (më të mirën dhe më të shumtën)**!”** (Kur’ani, Sebe: 39)

450. Fjala *zeqat* është prodhuar nga rrënja *tezkije*, që do të thotë *pastrim*. Zoti thotë: **“Merr sadaka nga mallrat e tyre dhe, kështu, pastroji ata vetë dhe mallrat e tyre nga të këqijat!”** (Kur’ani, Tevbe: 103)

451. **“Sadakatë janë vetëm për të varfërit, të rrëgjuarit, ...”** Kur’ani, Tevbe: 60)

452. Zeqati është përmendur në Kur’an 32 herë së bashku me namazin.

453. Në Islam, të drejtat (taksative) lidhur me pasurinë janë dhjetë llojesh: z -qat, sadaka, një e pesta e plaçkës së luftës, e dhjeta e prodhimeve bujqësore, haraçi, sadakaja e fitrit, kefaretet, nafakatë, etj. Përveç një të pestës së plaçkës së luftës, të gjitha të tjerat u jepen të varfërve.







pasuria e qëndrueshme. Me këtë cilësi, zeqati është shumë më tepër efektiv sesa taksat e sistemit kapitalist për sa i përket sigurimit të ekuilibrit mes të varfërve dhe të pasurve si dhe për të parandaluar krijimin e greminave mes tyre. Veç kësaj, edhe kriteri i vlerësimit të personit si i pasur, **"nisabi"**[454], është mbajtur në nivelin më të ulët dhe, në këtë mënyrë, një pjesë e madhe e popullsisë është ngarkuar me përgjegjësinë për të dhënë zeqat. Në këtë mënyrë, kjo përgjegjësi e vënë me synimin që, pavarësisht nëse burimi bazë i plotësimit të nevojave është puna dhe përpjekja, të gëzohen ata që, duke mos e arritur dot t'i plotësojnë nevojat e tyre me punë dhe përpjekje, mbeten ngushtë, si dhe, duke e eliminuar pakënaqësinë ose armiqësinë e tyre ndaj të pasurve, të forcohen ndjenjat e vëllazërisë, kjo përgjegjësi, pra, së bashku me të tjerat, janë masa të pashembullta në realizimin e drejtësisë sociale. Edhe në fetë e tjera është porositur dhe këshilluar bamirësia dhe ndihma reciproke. Por, meqë këto s'janë, si në Islam, detyrime (**farz**) ose domosdoshmëri (**vaxhib**) fetare, nuk shkojnë me tej se të jenë thjesht këshilla dhe porosi. Njeriu i cili në esencë është egoist, shpesh herë nuk tregon konsideratë ndaj detyrave fakultative. Prandaj, në botëkuptimin islam, këto përgjegjësi fetare të shoqëruara me sanksione edhe në këtë botë[455], edhe në botën tjetër, janë të pashembullta për sa i përket sigurimit të drejtësisë sociale.

*"Nuk ka asnjë fe dhe asnjë institucion bamirësie që të mos u kërkojë anëtarëve dhe ndjekësve të vet ndihmë reciproke dhe solidaritet. Në esencë, ky është njëri nga synimet dhe qëllimet e mëdha që ndjekin këto institucione. Por është vetëm feja islame ajo që e konsideron ndihmën reciproke dhe solidaritetin si të drejtë duke u atribuar atyre një pozitë të lartë si detyra të domosdoshme!"*[456]

Sadakaja vaxhib (domosdoshmëri fetare) është **"sadakaja e fitrit"**, e cila quhet **"zekâtu'r-re's"**, "zeqat (sadaka) për kokë". Personi i cili konsiderohet i pasur sipas kritereve juridiko-fetare, ka edhe katër përgjegjësi të tjera përveç zeqatit:

---

454. *"Në terminologjinë juridike, nisab quhet sasia e mallit që ngarkohet me zeqat. Sasia nisab është dyqind dërhem argjend, njëzet miskal flori dhe nga kafshët në kullotë të lirë, pesë deve, tridhjetë të trasha dhe dyzet të imta."* (**Haxhi Zihni Efendi**, Nimet-i İslam, İstanbul, pa datë, f. 565)

455. Shteti ka të drejtë ta mbledhë zeqatin. **Hz. Ebubekr** ka dërguar ushtri kundër atyre që s'kanë dashur ta japin zeqatin. (Për hollësi, shih. **Mevlânâ Şiblî**, idem, f. 79 e në vazhd.)

456. Sahîh-i Buhârî Muhtasarı Tecrîd-i Sarîh, vëll. 5, f. 7.







1) Dhënien e sadakasë së fitrit si vaxhib (domosdoshmëri juridiko-fetare);

2) Therjen e kurbanit si vaxhib (domosdoshmëri juridiko-fetare);

3) Sigurimin e nafakës (strehimit, veshmbathjes dhe ushqyerjes) së personave që ka nën kujdestari ligjore-fetare, si vaxhib (domosdoshmëri juridiko-fetare);

4) Ndalimin e marrjes së sadakasë për vete si haram (akt juridiko-fetar jolegjitim, i palejuar, i pabekuar).

Po të vihet re me kujdes, të tria përgjegjësitë me cilësinë **"vaxhib"** (domosdoshmëri juridiko-fetare) të sipërpërmendura, janë pasurore-materiale dhe kanë të bëjnë me sigurimin e ekuilibrit dhe marrëveshjes sociale.

Me cilësinë e saj si "vaxhib", ashtu si kurbani, edhe sadakaja e fitrit jepet një herë në vit. Në ndryshim nga zeqati, sadakaja e fitrit duhet të jepet edhe për fëmijët dhe për personat me zhvillim mendor jonormal, sepse, në hadithin profetik është thënë:

*"Jepeni sadakanë e fitrit për personat që u siguroni nafakanë (jetesën)!.."*

Sasia e sadakasë së fitrit llogaritet me grurë, elb, hurma dhe rrush të thatë dhe shpallet çdo vit nga myftinjtë. Ndërkaq, është më me vlerë që, në kohëra thatësire dhe krize buke, sadakaja e fitrit të jepet jo në monedhë, por në natyrë.

### d) Infak-u, dhënia ose shpenzimi në rrugën e Allahut

Infaku, dhënia ose shpenzimi i pasurisë në rrugën e Allahut, është një urdhër hyjnor.[457] Megjithëkëtë, një pjesë e shpenzimeve në fjalë është i këshillueshëm (jo i detyrueshëm). Me anë të premtimit të disa shpërblimeve, Zoti i bën ato të pëlqyeshme e të kërkueshme. Kulmi i dhënieve ose shpenzimeve të këshillueshme, të pëlqyeshme e të kërkueshme është ajo që emërtohet **"ísár"** / "dhënie gjer në vetëmohim", është t'i japësh (dhurosh) një vëllai besimtar nevojtar diçka që të duhet për vete si nevojë elementare. Bujaria është, në

457. "Jepni (shpenzoni) në rrugën e Allahut!" (Kur'ani, Bakara: 195)







Islam, njëra nga shtyllat themelore të moralit, por bujaria e nivelit "isar" as nuk mund të imagjinohet në ndonjë sistem tjetër moral.[458]

Zoti urdhëron kështu:

**"... Edhe sikur vetë të jenë nevojtarë, i parapëlqejnë ata në vend të vetes** (bëjnë vetëmohim për ta)**. Ata që ruhen nga koprracia e nefsit, kanë shpëtuar!"**[459]

**"Megjithëse kanë nevojë vetë, ua japin ushqimin të varfërve, bonjakëve dhe skllevërve dhe u thonë: "Po ju ushqejmë me këtë për pëlqim të Allahut, prandaj nuk presim shpërblim dhe falenderim prej jush. Ne frikësohemi nga një ditë e vështirë e Zotit!" Dhe Allahu i mbron ata nga e keqja e asaj dite, u jep shkëlqim në fytyra dhe gëzim në zemra!"**[460]

Në shoqërinë islame ka forma të ndryshme për ndihmën dhe mbrojtjen e atyre të cilët për shkaqe të ndryshme, s'janë të aftë ta sigurojnë jetesën. Këto forma të ndryshme ndihme dhe mbrojtjeje kanë një emërtim të përbashkët: **infak**. Edhe masa e mjaftueshme e mjeteve për sigurimin e jetesës quhet **"nafaka"**. Përgjegjësia e një

---

458. Le të përmendim një shembull për këtë:

"Gjatë një udhëtimi, **Abdullah bin Xhafer** (r.a.) arriti në një kopsht hurmash. Shërbyesi i kopshtit ishte një skllav zezak. Zezakut i kishin sjellë tri bukë. Në atë mes, aty erdhi një qen. Skllavi ia hodhi qenit njërën nga bukët. Qeni e hëngri bukën aty për aty. Atëherë, skllavi i hodhi edhe bukën e dytë. Edhe atë qeni e hëngri me oreks. Skllavi i hodhi edhe bukën e tretë. Qeni e hëngri edhe atë.

Pas kësaj ngjarjeje, mes **Abdullah bin Xhaferit** dhe skllavit u zhvillua një dialog i tillë:

"Ç'të japin për punën që bën?" – E pyeti Abdullah bin Xhaferi skllavin.

"Ja, siç e pe, tri bukë!" – Iu përgjigj skllavi.

"Pse ia dhe që të tria qenit?"

"Këtej s'ka pasur qen fare. Ky qen duhet të ketë ardhur nga ndonjë vend i largët. Nuk ma bëri zemra ta lija të uritur!" – Iu përgjigj skllavi.

**Abdullai** (r.a.) e pyeti:

"Po ti, ç'do të hash sot?"

Skllavi iu përgjigj:

"Do të duroj! Të drejtën ditore të ushqimit ia lashë kësaj krijese të uritur!"

**Abdullai** (r.a.) tha:

"Subhanallah, i madhëruar qoftë Allahu! Thonë se unë jam bujar i madh! Mirëpo ky skllav qenka më bujar se unë!"

Pas kësaj, Abdullai i bleu kopshtin dhe skllavin, i dha lirinë skllavit dhe ia fali atij kopshtin me hurma!" (Cituar nga Kimyâ-i Saâdet: **Osman Nûri Topbaş** – Son Nefes, İstanbul, 2003, f. 171 e në vazhd.)

459. Kur'ani, Hashr: 9.

460. Kur'ani, Insan: 8-11.







personi (kryefamiljar, kujdestar) për të siguruar nafakanë, kufizohet tek vetja e tij dhe pastaj tek anëtarët e familjes. Edhe kjo përgjegjësi e cila është domosdoshmëri e realizmit të Islamit, ashtu si zeqati, është farz, detyrim ligjor-fetar. Pas anëtarëve të familjes, vijnë personat me lidhje gjaku të drejtpërdrejtë ose të shkallës së dytë (me të cilët personi përgjegjës nuk mund të martohet): nëna, babai, gjyshi, gjyshja, fëmijët dhe nipërit.

Në ajetin kur'anor thuhet:

**"Bëjuni të mira nënës, babait, farefisit, jetimëve, të varfërve, komshinjve, shokut që keni pranë, udhëtarëve të mbetur në udhë dhe skllevërve që keni në pronësi!"**[461]

Një sahabi e pati pyetur Profetin se kush ishte njeriu më i denjë për t'i bërë të mirë dhe Profeti i qe përgjigjur:

"Nëna!"

"Pastaj?" – E pati pyetur sahabiu.

"Nëna!" – I qe përgjigjur sërish Profeti.

Pas të njëjtës përgjigje për të tretën herë, Profeti i pati thënë:

"Babai dhe, pas tij, të afërmit e tjerë nga më i afërti gjer te më i largëti!"

Infak-u (për sigurimin e jetesës, nafakanë) duhet të jetë **"në masë të mjaftueshme"** sipas traditës së vendit. Sepse, për shkak të nevojtarisë, ky infak është bërë **"vaxhib"**, domosdoshmëri fetare.

Një çështje që përmendet këtu është edhe kjo:

Në infak duhen respektuar dy specifika, njëra nga të cilat është të jepet diçka e cila për dhënësin është gjë e dashur, e zgjedhur. Po të veprohet kështu, dhënësi ose dhuruesi ngjitet në nivelin e quajtur **"birr"**[462]. Zoti urdhëron kështu:

**"Nuk mund ta arrini xhennetin dhe më të bukurën e së mirës** (birr) **gjersa të mos keni shpenzuar në rrugën e Allahut nga gjërat që i doni!"**[463]

461. Kur'ani, Nisa: 36.
462. Birr është grada më e lartë e së mirës.
463. Kur'ani, Al-i Imran: 207.







Specifika e dytë është që dhënia apo dhurimi të bëhen me fytyrë të qeshur dhe fjalë të ëmbël duke u përpjekur për të mos e prekur personin përballë.

Në Islam, me anë të këshillave dhe porosive të bëra tërheqëse me shpërblime ose urdhra të llojit **“farz”** apo **“vaxhib”**, është ngritur një rrjetë asistence e jashtëzakonshme për të gjithë personat e dobët të një shoqërie, si jetimët, të vejat, të gjymtuarit, etj.:

**“O ju që keni besuar, shpenzoni (jepni zeqat dhe sadaka) në rrugën e Allahut nga gjërat më hallall e më të mira nga ato që keni fituar dhe nga prodhimet që kemi nxjerrë nga toka për ju!”**[464]

**“Ata që i shpenzojnë mallrat ditë e natë, hapur e fshehur, kanë shpërblim tek Zoti i tyre. Për ta nuk ka asnjë frikë dhe ata nuk do të dëshpërohen!”**[465]

**“Gjendja e atyre që e shpenzojnë pasurinë në rrugën e Allahut, është si gjendja e farës nga e cila mbijnë dhe rriten shtatë kallinj me nga njëqind kokrra. Allahu i jep shumëfish atij që dëshiron. Mirësia e Allahut është shumë e gjerë. Ai e di çdo gjë me të drejtë!”**[466]

Jo vetëm janë këto ajete kur’anore dhe shumë të tjera, shumë hadithe profetike përveç këtyre, të cilat e bëjnë infakun të pëlqyeshëm e të dëshirueshëm, por edhe zbatimet praktike të Profetit dhe sahabeve janë plot me shfaqjet më ideale të ndihmës shoqërore reciproke dhe të solidaritetit shoqëror. Duke u shprehur me gjuhën e vet se “më i dobishmi i njerëzve është ai që u sjell më shumë dobi atyre”[467], qenien **“më i dobishëm”** e ka shprehur si efektive jo ndaj vetes, por ndaj llojit të vet. Të jesh i dobishëm për llojin tënd, para së gjithash fillon me mbrojtjen e të dobtëve dhe të të paaftëve, në krye të të cilëve vijnë **“jetimët”** dhe **“gratë e veja”**.

464. Kur’ani, Bakara: 267.
465. Kur’ani, Bakara: 274.
466. Kur’ani, Bakara: 261.
467. Sujuti, *el-Xhamiu’s-Sagir*, II, 8.







Me të vërtetë, urdhrat dhe porositë për mbrojtjen dhe kujdesin ndaj jetimëve, janë të jashtëzakonshme.[468]

Zoti urdhëron:

**"A nuk të** (zgjodhi dhe) **strehoi Ai kur ti ishe jetim? Dhe a s'të** (zgjodhi dhe) **vuri në rrugë kur s'e dije rrugën? Dhe a s'të** (zgjodhi dhe) **të bëri të pasur ndërsa ishe i varfër? Atëherë, kurrsesi mos e poshtëro jetimin dhe kurrsesi mos e qorto atë që të kërkon e të pyet! Por trego për dhuntitë e Zotit tënd!"**[469]

Për ta kuptuar vlerën e ndihmës për jetimin, le ta paraqesim një ngjarje nga gjuha e Profetit:

Një i dehur kishte rrëshqitur dhe i ishin bërë duart tërë baltë. Duke u menduar se si t'i fshijë duart, kishte parë një fëmijë ndanë rrugës dhe i kishte fshirë duart në flokët e tij. Fëmija kishte qenë një jetim që po qante s'dihet për ç'shkak. Duke pandehur se i dehuri kishte dashur ta përkëdhelte, kishte pushuar së qari.

Profeti (s.a.s.) bën të ditur se i dehuri ishte falur edhe pse e kishte qetësuar fëmijën jetim pa qenë i vetëdijshëm për këtë!

Edhe në një porosi të tijën, Profeti thotë:

*"Shtëpia më e bekuar është ajo që strehon një jetim!"*

Edhe gratë e veja mbrohen me të njëjtën ndjeshmëri. Në kohën e osmanëve ekzistonte **"Banka e jetimëve dhe e të vejave"**. Ajo

---

468. Le të përmendim disa prej tyre:

**"Ne patëm marrë fjalë prej Bijve të Izraelit: nuk do t'i faleshin tjetërkujt përveç Allahut, do t'i trajtonin mirë prindërit, pastaj edhe të afërmit, jetimët dhe të varfërit..."** (Kur'ani, Bakara: 83)

**"E mira nuk është ta ktheni fytyrën nga ana e lindjes apo perëndimit. E mira e vërtetë është ajo që bën njeriu i cili u beson Allahut, ditës së ringjalljes, engjëjve, librave dhe profetëve, ai që (duke synuar pëlqimin e Allahut) shpenzon nga mallrat më të mira që pëlqen dhe do për vete, për të afërmit, jetimët, të varfërit, të mbeturit në rrugë, lypsarët dhe skllevërit, që fal namaz, jep zeqat..."** (Kur'ani, Bakara: 177)

**"Pa dyshim, ata që e hanë pa të drejtë dhe përdhunisht pasurinë e jetimëve, do të thotë se kanë futur në bark një zjarr dhe, së afërmi, do të futen në një zjarr të çmendur!"** (Kur'ani, Nisa: 34)

**"Atëherë, mos e poshtëro jetimin!"** (Kur'ani, Duha: 9)

469. Kur'ani, Duha, 6-11.







ishte ngritur për t'u dhënë jetimëve dhe të vejave borxh pa interes dhe për t'ua shumëfishuar mallrat.

Institucioni i vërtetë islam ku infaku ka arritur zbatimin e nivelit më të lartë, është **vakfi**. Vakfi ndalonte shitblerjen ose përdorimin me ndonjë qëllim tjetër fitimprurës të pasurisë vakfnore të shprehur në monedhë ose pasuri fizike. Kushtet e vëna nga dhuruesi ose ngritësi i vakfit në akt-dhurim pranoheshin si kushte të vëna nga vetë Zoti. Specialistët e hadithit e nxjerrin idenë e vakfit nga përmbajtja e ajetit kur'anor:

**"Gjersa të mos keni dhënë** (gjersa s'keni shpenzuar në rrugën e Allahut) **nga gjërat që doni, nuk arrini dot te birr-i** (e mira më e lartë)**!"**[470]

Kurse në një hadith profetik thuhet:

*"Kur vdes njeriu, i mbyllet libri i llogarive. Nga kjo përjashtohen tre vetë: ata që kanë lënë pas një sadaka me veprim të përhershëm, një vepër të dobishme për shoqërinë, një fëmijë të mbarë që të lutet për prindin!"*[471]

Eshtë e padyshimtë se sadakaja me veprim të përhershëm përputhet plotësisht me konceptin e vakfit. Eshtë për këtë arsye që ngritja e vakfeve ka filluar qysh në kohë të Profetit.

Me të vërtetë:

"Siç transmetohet nga **Hz. Aisheja** (vd. 57 h. / 676 e.r.), i Dërguari i Allahut pati dhuruar në Medinë shtatë prona të patundshme. Një çifut me emrin **Muhajrik** nga fisi Beni Nadr pati marrë pjesë në luftën e Uhudit në radhët e muslimanëve dhe para betejës pati lënë këtë porosi:

"Po të vritem në luftë, e gjithë pasuria ime t'i mbetet të Dërguarit të Allahut dhe ai le ta shpenzojë atje ku të dojë vetë!"

Pasi **Muhajriku** u vra në atë betejë, prona e tij e patundshme që përbëhej prej shtatë objektesh i mbeti Profetit i cili, sipas një opinioni, ua la djemve të **Abdylmuttalibit** dhe bijve **Hashim**, kurse sipas një opinioni tjetër, i dhuroi për të plotësuar nevojat urgjente të Islamit dhe muslimanëve. Pranohet se ky është vakfi i parë në Islam.

470. Kur'ani, Al-i Imran: 92.

471. Muslim, Vasije, 14; Ebu Davud, Vesaja, 14; Tirmidhi, Ahkam, 36.







Historianë islamë si **Ibni Is'haku** (vd. 151 h. / 768 e.r.) dhe **Ibni Hishami** (vd. 218 h. / 833 e.r.) kanë transmetuar se **Muhajriku** pati hyrë në Islam.

Nga ana tjetër, pas betejës së Hajberit, kur **Hz. Omeri** (vd. 23 h. / 643 e.r.) e pyeti Profetin se ç'duhej të bënte me një parcelë që e pëlqente shumë, i Dërguari i Allahut i tha: "**Bllokoje pronësinë e saj, kurse të ardhurat prej saj shpërndaji!"**

Më të shquarit ndër sahabet, ose i patën dhënë pasuritë si sadaka në të gjallë, ose i patën dhuruar si vakfe. Në këtë drejtim, vakfi i parë i rregullt i përket **Hz. Omerit**.

**Hz. Omeri** (r.a.) e tregon kështu se si e pati dhuruar një kopsht frutor që i pati rënë në pjesë pas fitores së Hajberit dhe që atij i pëlqente shumë.

"I thashë të Dërguarit të Allahut:

"Më ra në pjesë një tokë aq e bukur dhe aq e vlefshme që s'e kam pasur si pronë kurrë në jetë. Ç'më urdhëroni për të?"

Profeti i tha:

*"Po deshe, pronësinë e mallit mbaje mbi vete, kurse të ardhurat shpërndajua si sadaka të varfërve!"* Në bazë të kësaj këshille, Hz. Omeri, duke vënë si kusht që prona të mos shitet, të mos falet dhe të mos trashëgohet, të ardhurat e saj ua la të afërmve, të rrëgjuarve, të mbeturve në rrugë, luftëtarëve në rrugëgn e Allahut dhe skllevërve që bëjnë marrëveshje lirimi. Gjithashtu, vuri si kusht që nga të ardhurat të përfitonte, sipas traditës, edhe kujdestari i pronës.

Hz. Omeri përpiloi një akt-dhurimi për këtë dhe ia dorëzoi si porosi të bijës **Hafsa** (vd. 41 h / 644 e.r.) që pas saj ta marrin me radhë vazhduesit e brezit.[472]

Fakti se si institucioni i vakfit u shndërrua me kohë në një **"bashkërendim bamirësie"**, mund të shihet edhe me një vështrim të sipërfaqshëm mbi historinë islame. Ashtu siç u përmend edhe më parë, veçanërisht tek osmanët, mbrojtja dhe kujdesi për njerëzit arriti përsosmërinë, radha u erdhi zogjve e shpendve dhe u ngritën

472. **Prof. Dr. Hamdi Döndüren**, Günümüz Vakıf Meseseleri, İstanbul, 1998, f. 26 e në vazhd.







vakfe edhe për strehimin, ushqimin dhe mjekimin e lejlekëve që nuk mundeshin të shtegtonin!

Në çdo çështje, Islami parapëlqen interesin e shoqërisë ndaj interesit të individit. Në Kodin tonë Civil të vjetër, të quajtur "Mexhel'le" ishte neni (neni 26), sipas të cilit **"parapëlqehet dëmtimi i individit për të mënjanuar dëmtimin e përgjithshëm"**, që, pa asnjë dyshim, është një rregull islam!

Si adhurimi më me rëndësi ndër adhurimet individuale, edhe vlerësimi i faljes së namazit në kolektiv (xhemaat) njëzet e tetë herë më i çmuar se falja e namazit në mënyrë individuale, tregon se në urdhrat islame, vazhdimisht shoqëria, kolektivi, vihen mbi individin. Fakti që njëra nga katër parimet[473] e urdhëruara për administratën është këshillimi, që namazi i xhumasë është një **"mbledhje këshillimore lokale"**, kurse haxhi, **"mbledhje këshillimore ndërkombëtare"** janë që të gjitha shfaqje konkrete e praktike të këshillimit[474] i cili është një urdhër hyjnor.

Veçanërisht haxhi është një kuvend këshillimor ndërkombëtar që mblidhet një herë në vit, kurse me kuptimin e sotëm, një kongres i përgjithshëm.

Elementët përbërës të haxhit i cili kryhet me ihram që simbolizon qefinin, është një ekspozitë e pashembullt edhe e përkujtimit të ngjarjeve kryesore të historisë së unitetit për sa i përket individit, edhe e njohjes dhe afrimit mes individëve dhe këshillimit mes tyre. Dhe, me këtë cilësi, haxhi është, pa asnjë dyshim, një shfaqje dhe përforcim i parimit islam të kolektivitetit.

---

473. Tre parimet e tjera janë: 1) Zbatimi praktik i konkluzioneve dhe urdhrave islamike; 2) Dhënia e amanetit ose postit shtetëror-administrativ dhe nëpunësisë përkatëse sipas kompetencës; 3) Votimi (biat).

474. **"Këshillohu me ta për çështjet e punëve."** (Kur'ani, Al-i Imran: 159) **"Punët e tyre bëhen gjithmonë me anë të këshillimit mes tyre."** (Kur'ani, Shúrá: 39)







C. PARIMI I RREGULLSISE

E patëm shpjeguar në fillim se që një pikëpamje të mund të konsiderohet **botëkuptim**, duhet të ketë nga një përgjigje më vete për çdo pyetje që mund të shkojë ndërmend dhe se përgjigjet duhet të jenë jokontradiktore mes tyre. Sa për **botëkuptimin islam**, patëm paraqitur me hollësi se ka një gjerësi të tillë, por edhe se është një sistem konkluzione vlerash me burim hyjnor. Ndërkaq, është e padyshimtë se megjithë që në emërtim përmban fjalën "botë", pikëpamjet e tij përfshijnë tërë jetën dhe universin. Sepse është një postulat se pyetjet që mund t'i vijnë njeriun ndërmend, s'janë të kufizuara vetëm me këtë botë.

Tashmë është konfirmuar përfundimisht me anë të studimeve të njëpasnjëshme gjer në ditët e sotme të shumë filozofëve dhe shkencëtarëve të shkencave të natyrës, se Universi dhe të gjitha qeniet që ndodhen në të, nga atomet, gjer në yjet e pafund që mbushin kozmosin, ekzistojnë sipas një sistemi dhe rregullsie të caktuar.[475] Prandaj është e pamundur që ky përfundim t'i dedikohet një rastësie të verbër. Shumica e dijetarëve që e kanë parë këtë gjë, nuk kanë treguar dot lëkundje në pranimin e faktit që Universi është krijuar nga një qenie e përkryer e aftë për të bërë llogari.[476]

---

475. **"Edhe dielli, edhe hëna lëvizin me një llogari..."** (Kur'ani, Rahman: 5) **"**(Shihe) **qiellin; e ngriti atë dhe** (në çdo gjë) **vuri ekuilibrin."** (Kur'ani. Rahman: 7) **"Është Ai që i ka krijuar shtatë qiejt në harmoni me njëri-tjetrin. Ti s'mund të gjesh asnjë parregullsi në aktin krijues të Mëshiruesit. Ktheji sytë e shih! A mund të shohësh ndonjë të çarë dhe të metë** (atje)**? Pastaj ktheji përsëri sytë.** (Duke mos gjetur dot ndonjë të metë) **ata të kthehen ty të lodhur dhe duarbosh: më në fund, janë lodhur, kanë mbetur të paaftë!"** (Kur'ani, Mulk: 3-4)

476. Shembulli i fundit i kësaj është **Dr. Francis Collins** që ka zbërthyer shi - rën e ADN-së. **Dr. Collins** i cili pati jetuar si ateist për tridhjetë vjet, në deklaratën







Kurse shumë pak nga filozofët dhe dijetarët e shkencave të natyrës, megjithëse ato që mund të dinë janë asgjë në krahasim me ato që mund të mos dinë, krenarë për diturinë dhe mendjen e tyre të mangët, thonë se këtë rregull të përkryer dhe madhështor në Univers, për shkak të disa të vërtetave ende të pazbuluara, nuk munden ta shpjegojnë me një shkak mekanik dhe mjaftohen duke deklaruar se kjo mund të bëhet e mundur në të ardhmen. Mirëpo patëm parashtruar përmbledhtazi më parë se, qysh nga **Aristoteli**, janë shumë filozofë që kanë pranuar se nuk mund të përfytyrohet dhe pranohet se lëvizja në Univers të ketë filluar pa një **"shtytës të parë"** ose që kanë pranuar se **Gjithësia** ka një **"krijues të aftë"** duke u nisur nga ideja e amshueshmërisë tek njeriu ose duke përdorur cilësi të tjera. Megjithëkëtë, le të vazhdojmë edhe pak me shpjegimin mbi rregullin dhe rregullsinë që sundojnë në Univers.

Në sajë të mundësive të teknikës së sotme të zhvilluar, dihet se në Univers ekzistojnë më shumë se **njëqind miliard** galaktika dhe se çdo galaktikë përmban qindra miliarda yje si dielli ynë. Dielli është një yll me madhësi mesatare në galaktikën e quajtur "Kashta e Kumtrit" ose "Rruga e Qumështit". Ai ndodhet 150 miliard km. larg nga Toka e cila është një planet i tij. Po qe se kjo distancë do të shkurtohej, e gjithë bimësia e Tokës do të thahej, do të përcëllohej dhe do të shkatërrohej. Atëherë, edhe njerëzit dhe kafshët që thithin vetëm oksigjen dhe nxjerrin gaz karbonik, meqë në mungesë të bimëve, gazi karbonik nuk do të thithej prej tyre dhe nuk do të zëvendësohej me oksigjen gjithashtu në sajë të frymënxjerrjes së tyre, do të shkaktonin mbarimin e oksigjenit dhe shuarjen e jetës. Por edhe nëse Dielli do të largohej pak nga Toka, gjithçka në tokë do të ngrinte dhe do të merrte furd. Ose, nëse boshti i Tokës nuk do të formonte një kënd prej 23,5 gradë ndaj rrafshit horizontal, nuk do të ndodhte ndërrimi i stinëve, kështu, disa vende do të kishin gjithmonë verë e disa të tjera, gjithmonë dimër!

Në Kur'anin e Shenjtë deklarohet se çdo gjë është krijuar me një masë dhe ekuilibër të caktuar.[477] Kjo shpreh sundimin e një llo-

që i ka dhënë gazetës The Times, ka thënë:

*"Duke punuar në laborator, e ndjeva ekzistencën e Zotit. Pa dyshim, është një krijues i fuqishëm. Zgjidhja e shifrës së ADN-së më çoi mua në besimin tek Zoti!"* (Shih shtypin e përditshëm të datës 9 prill 2008)

477. **"Ai** (Allahu) **nuk ka ortak në pronën e Tij. Çdo gjë e ka krijuar, e ka vënë në një rregull të caktuar dhe e ka vlerësuar sipas një mase të caktuar."** (Kur'ani, Furkan: 2)







garitjeje marramendëse. Le ta provojmë këtë vetëm me një shembull.

Në Univers ekziston ligji i tërheqjes dhe shtytjes universale, e thënë ndryshe, Ligji i Gravitacionit Universal. Gravitacioni që sundon mbi çdo trup fizik, nga bërthama e atomit e gjer te yjet në kozmos, si dhe ekuilibri që sigurohet në sajë të gravitacionit, janë i vetmi burim i harmonisë në Univers. Ndërkaq, forca tërheqëse është shprehje e prirjes së bashkimit dhe njësimit (unifikimit) dhe shkaku i kësaj është se esenca e qenies (ekzistencës) është **një e vetme**, **"unike"**. Ky fenomen është një ligj i krijimit që përfshin të gjithë trupat dhe qeniet, ose domosdoshmëri e rregullit hyjnor. Bërthama e atomit është në gjendje të tkurrur e të mbledhur. Kur'ani e shpreh këtë me fjalën **"hunnes"**[478]. Kjo gjendje është e kundërta e gjendjes në lëvizje. Kurse gjendja e lëvizjes është shprehur me fjalën **"xharije"** (e lëvizshme, e rrjedhshme) që rrjedh nga fjala **"xherejan"** (rrymë). **Bërthama e tkurrur dhe e mbledhur e atomit**[479] i tërheq elektronet për tek vetja duke u përpjekur për t'i njësuar (unifikuar) ato me vetveten. Kurse elektronet i kundërvihen forcës tërheqëse të bërthamës me anë të forcës shtytëse të tyre që lind nga lëvizja rrotulluese e tyre. Kjo situatë vlen edhe për diellin. Edhe dielli përpiqet t'i tërheqë tek vetja dhe t'i unifikojë me vetveten planetet që sillen rreth tij. Sepse, si atomi, edhe dielli është i tkurrur dhe me dendësi shumë të madhe. Kurse planetet, porsi elektronet, në sajë të lëvizjes së tyre, i kundërvihen – në masë të caktuar – forcës tërheqëse të diellit, për pasojë, vazhdojnë të lëvizin nëpër trajektoret e tyre në largësi të caktuar nga dielli.

Pavarësisht nga kjo tërheqje, mosbashkimi i elektroneve me bërthamën dhe i planeteve me diellin ndodh në sajë të **ekuilibrit të përshtatshëm hyjnor mes tërheqjes dhe shtytjes**. Po qe se do të prishej ky ekuilibër, tërë ekzistenca, duke filluar nga atomet, do të shkatërrohej.

Le ta prekim edhe një çështje tjetër me rëndësi që ka lidhje me **ligjin e tërheqjes universale** që përfshin tërë Universin.

Zoti ka shtresuar përreth globit tokësor atmosferën me një trashësi prej rreth dhjetë mijë kilometrash, të përbërë prej gazrash të

478. Kur'ani, Tekvir: 15.
479. Kur'ani, Tekvir, 16.







ndryshëm. Dhe ajo që e mbron atmosferën me një dendësi të caktuar dhe gjer në një largësi të caktuar, është forca tërheqëse në qendër të tokës. **"Tërheqja e tokës"** e zbuluar për herë të parë nga **Isak Njutoni** (Isaac Newton, 1642-1727) zotëron një ekuilibër të tillë, që, në sajë të këtij ekuilibri, kryen dy detyra të mrekullueshme që e bëjnë të mundur jetën mbi tokë.

1) Po qe se tërheqja e tokës do të ishte pak më e fuqishme se ç'është, do ta mblidhte rreth vetes atmosferën, pra, do ta dendësonte aq sa ta shndërronte në një masë me trashësi rreth disa centimetrash. Në ato kushte, as njerëzit dhe kafshët nuk do ta gjenin dot oksigjenin që e kanë njërin nga katër elementët bazë të jetesës, as bimët gazin karbonik për të cilin kanë nevojë.

Në të kundërt, po ta supozonim se tërheqja e tokës do të ishte aq sa në hënë, atëherë, atmosfera do të shpërndahej në kozmos dhe jeta përsëri do të bëhej e pamundur. Nuk duhet harruar se është, gjithashtu, tërheqja e tokës që formon peshën ose rëndesën e trupave. Në sajë të tërheqjes së tokës mbahen detet, oqeanet, të gjitha ujërat, njerëzit dhe kafshët dhe çdo gjë pas tokës e cila vozit si anije në boshllëk. Kështu, pra, tërheqja e tokës është vlerësuar në një masë të caktuar. Po qe se një trup me peshë një kilogram në tokën tonë do të çohej, për shembull, në Mars, atje do të rëndonte gjer në 170 kg. Por po qe se i njëjti trup do të çohej në hënë, do të fluturonte mbi të si pendë zogu! Domethënë, atje ku ka jetë, tërheqja gravitacionale është vlerësuar në atë masë që ta bëjë të mundur jetën. Po të ishte në Tokë sa ç'është në Mars, në tokë nuk do të kishte jetë!

2) Çdo ditë, nga kozmosi drejtohen për në tokë miliona meteorë. Jo, s'është gabim, miliona meteorë! Mirëpo, sapo i afrohen Tokës në një largësi të caktuar, ndryshojnë drejtim sikur të ishin përplasur në një mur të çeliktë, prandaj nuk bien në tokë, nuk përplasen me Tokën! Edhe pa këtë lloj mbrojtjeje, jeta në tokë do të ishte e pamundur. Kur shkohet në hënë, vihet re se, meqë nuk e ka një mbrojtje të tillë, sipërfaqja e saj është tërë gropa dhe vrima nga përplasja e meteorëve.

Në Kur'anin e Shenjtë, Zoti thotë:

**"Dhe e bëmë qiellin një tavan të mbrojtur."**[480]

480. Kur'ani, Enbija: 32.







Vetëm se qielli, domethënë efekti mbrojtës i atmosferës nuk është vetëm ndaj bombardimit meteorik.

Nga dielli në tokë nuk vjen vetëm nxehtësi dhe dritë, por edhe një erë (stuhi) radioaktive e përbërë prej protonesh dhe elektronesh. Edhe kjo erë (stuhi) përplaset mbi një sferë magnetike gjashtëdhjetë mijë km. nga toka dhe kthehet prapë. Këtë fushë ose sferë magnetike e krijon, gjithashtu, tërheqja gravitacionale e tokës. Sot, kjo sferë mbrojtëse quhet **“Brezi Van Allen”**. Jo vetëm rrezet që vijnë nga dielli, por edhe rrezet kozmike vdekjeprurëse që dërgohen në tokë nga yjet e tjerë të kozmosit, eliminohen ose largohen në sajë të fushës magnetike të krijuar nga gravitacioni tokësor rreth tokës, domethënë, në sajë të **“Brezit Van Allen”**.

Mesatarja e nxehtësisë në kozmos është -270 centigradë. Duke e penguar kthimin e shpejtë të energjisë që vjen nga dielli, në kozmos, atmosfera e bën tokën të jetueshme. Veç kësaj, ajri i ngrohur shumë me anë të lëvizjes së masave ajrore të atmosferës, sipas kushteve të shtypjes atmosferike të lartë e të ulët, bartet në zonat që ngrohen më pak duke krijuar një farë ekuilibri. Po qe se sillen ndërmend ngrohja globale si pasojë e shpimit të **“shtresës së ozonit”** në atmosferë si rezultat i shpërdorimit egoist dhe të papërgjeëjshëm të dhuntive të Allahut sot, si dhe frika që ndjehet nga thatësira për këto shkaqe, kuptohet më mirë rëndësia e rregullit dhe rregullsisë që sundon në Univers.

Siç dihet, çdo gjë është krijuar nga uji.[481] Eshtë e çuditshme se, megjithëse uji është i formuar nga oksigjeni i ndezshëm dhe hidrogjeni ndezës, karakterizohet nga cilësia si shuarës i flakës. Nga dy trupa të gaztë është formuar një trup i lëngshëm. Eshtë gjithashtu e çuditshme që, ndërsa uji zbërthehet në oksigjen dhe hidrogjen, nga oksigjeni dhe hidrogjeni nuk sintetizohet dot ujë!

Sot, më në fund, është vërtetuar se lënda themelore e jetës është **ADN**-ja. Ndërkaq, lënda që siguron vazhdimësinë e veprimtarisë së ADN-së, është ura e hidrogjenit e quajtur **“glesant hidrogen”**. Duke bërë ndryshime të shpeshta, kjo “urë” ngre lidhje të reja dhe, në këtë mënyrë, tejçon aftësinë jetësore ose vitalitetin. Por për ta bërë këtë, ka nevojë për ujë ose, e thënë më saktë, është e kushtëzuar nga prania e ujit. Sepse ky hidrogjen del gjatë ndarjes së ujit në

481. **“Ne e krijuam çdo gjë prej ujit.”** (Kur’ani, Enbija: 30)







jone dhe përdoret. Kjo do të thotë se asnjë gjallesë nuk mundet ta vazhdojë jetesën pa ujë. Ajo e humbet aftësinë e lëvizjes dhe riprodhimit. Po qe se uji nuk e nxjerr hidrogjenin nga jonet që ndahen prej tij, dhe nuk e jep, shifra e gjallë nuk hyn në veprim.

Kështu, pra, po qe se uji nuk do të zbritej nga qielli me masë dhe në sasi të caktuar, uji që është burim jetese, do të bëhej shkak fatkeqësie!

Në Kur'anin e Shenjtë thuhet:

**"Ai** (Allahu) **që e ka zbritur ujin nga qielli sipas një mase. Me këtë ujë** (që zbritëm)**, i dhamë jetë një vendi të vdekur. Ja, kështu** (do të merrni jetë, do të ringjalleni dhe) **do të nxirreni edhe ju!"**[482]

Në botën tonë bien 500 miliard metërkub reshje në vit. Po kaq avull uji ngjitet në qiell. Me shprehjen kur'anore, retë sa male me avuj uji shërbejnë si sera për tokën dhe sigurojnë jetueshmërinë e klimës. Është e çuditshme që këto re avujsh uji, megjithëse janë të përbëra prej grimcash uji, nuk ngrijnë e bien poshtë as në minus tridhjetë gradë. Mirëpo uji ngrin në zero gradë. Rënia në tokë, në një mënyrë që të mos i shkaktojnë dëm jetës, e shiut dhe veçanërisht e grimcave të borës, është vepër e vlerësimit dhe maturisë hyjnore të theksuara në ajetin kur'anor. Edhe në motin më të ftohtë, madje, retë e avujve të ujit nuk ngrijnë aq sa të formojnë blloqe akullnajash e të rrëzohen pastaj mbi tokë! Dhe, nëse kjo nuk është një rregullim hyjnor, ç'është?

Në ajetin që cituam më sipër, Zoti pohon se ringjallja e njeriut me qëllim për t'u marrë në pyetje e për të dhënë llogari, do të bëhet me anë të ujit po ashtu siç merr jetë natyra me anë të ujit. Siç dihet, një gotë ujë mjafton për të gjallëruar dhjetë milion ADN. Në trupin e njeriut ekziston një qelizë e vetme në **kockën (eshtrën) e bishtit**[483], e cila nuk dekompozohet e nuk humbet. Në hadithe është deklaruar se, para se Israfili t'i bjerë Bririt për t'u ringjallur njerëzit e për t'u mbledhur në sheshin e llogaridhënies, në botë ka për të rënë

482. Kur'ani, Dhuhruf: 11.

483. Në origjinal: **acbu'z-zeneb** (axhbu'dh-dheneb). Po e shpjegojmë këtë term sipas fjalorit tonë osmanisht-shqip që e kemi në përpunim: **acb** عجب *arab. em. anat.* Kockë, eshtër (fundore, skajore). **acb'u'z-zeneb** عجب الذنب *shpr. em. anat.* Kockë (eshtër) e bishtit; *lat.* Coccyx. Shën. i përkthyesit.







shi për dyzet ditë me radhë. Sipas kësaj, kuptohet se, siç thuhet në ajetin kur'anor, ringjallja e njerëzve do të bëhet me anë të ujit.[484]

Ndërsa të gjithë trupat bymehen kur ngrohen dhe tkurren kur ftohen, uji shfaq një natyrë përjashtimore, të kundërt me këtë. Gjer në katër gradë plus, uji sillet si trupat e tjerë, pastaj, në temperaturat e mëposhtme bymehet, pra, rritet në vëllim. Është një e vërtetë shumë e njohur që, kur ngrin uji, tubat plasin. Po të mos ishte kështu, jeta në dete do të ishte e pamundur, sepse, po qe se uji do të tkurrej me zbritjen e temperaturës, do t'i rritej dendësia, do të bëhej më i rëndë se uji lëng dhe do të binte në fund. Kështu, ujërat masive si detrat, oqeanet, liqenjtë, ujëmbledhësit, etj., do të akullzoheshin nga poshtë-lart dhe e gjithë jeta e gjallë do të merrte fund.

Shtatëdhjetë përqind e sipërfaqes së globit është ujë, pjesa tjetër, tokë, sterre. Po të ndodhte e kundërta, dallimi mes natës e ditës do të shtohej dhe një pjesë e madhe e sterresë do të kthehej në shkretëtirë.

Le t'i japim fund kësaj teme duke përmendur edhe disa shembuj nga shfaqjet në trupin e njeriut, te kafshët dhe bimët, e rregullsisë dhe harmonisë si rezultat i kësaj fuqie llogaritëse të jashtëzakonshme që përfshin të gjitha qeniet e gjalla e jo të gjalla në Univers.

Në optikën e Islamit, **njeriu** është thelbi dhe përmbledhja e Universit. Njeriu është pothuaj një univers i dendësuar. Është për këtë arsye që njeriu quhet **"mikrokozmos"**[485]. Pikërisht prandaj njeriu është ekspozitë e përplotësuar e rregullit dhe rregullsisë ekzistuese në Univers. Dihet se njeriu është ngarkuar me detyrë me një

484. Siç transmeton **Ebu Hurejre** (r.a.), Profeti (s.a.s.) pati thënë:
*"Mes dy fryrjeve të Surit (Bririt) ka dyzet."*
Pasi e përmendi këtë thënie të Profetit, sahabet e pyetën:
*"O **Ebu Hurejre**! A dyzet ditë?"*
*"S'mund të them gjë!"* – Iu përgjigj Ebu Hurejre.
*"A dyzet vjet?"* – E pyetën sahabet.
*"S'mund të them gjë!"* – Iu përgjigj Ebu Hurejre.
*"A dyzet muaj?"* – E pyetën sërish sahabet.
*"S'mund të them gjë!"* – Iu përgjigj sërish Ebu Hurejre dhe pastaj e plotësoi hadithin me këto fjalë: *"Përveç një qelize të vetme të kockës së bishtit, i gjithë trupi i njeriut kalbet e humbet. Ringjallja fillon nga kocka e bishtit (nga qeliza e kockës së bishtit). Allahu i Lartë lëshon ujë nga qielli dhe të gjithë njerëzit gjallërohen si bimët!"* (Buhari, Tefsiru Sure 39:3, 78:1; Muslim, Fiten, 28)

485. Në origjinal: âlem-i asgar. Shën. i përkthyesit.







vendim hyjnor dhe se është i pajisur me një harmoni pushtetore të mjaftueshme për të realizuar *besimin* dhe *aktin e patëmetë*[486].

Kur'ani i Shenjtë e shpreh këtë të vërtetë në këtë mënyrë:

**"O njeri! Ç'të gënjen dhe mashtron ty ndaj Zotit tënd i cili është më bujari? Ai të krijoi, pastaj të dha formë brenda një harmonie të caktuar. Dhe të bëri me maturi. Të sajoi ashtu siç deshi..."**[487]

Le ta shpjegojmë shprehjen e ajetit, **"me maturi"**.

Njeriu është pajisur me pesë shqisa. Në rast se ndjeshmëria e shqisave do të ishte e skajshme, domethënë, shumë e lartë ose shumë e ulët, jeta ose do të bëhej krejt e pamundur, ose e padurueshme. Për shembull, veshi dëgjon frekuenca të caktuara. Veshi nuk dëgjon dot zëra shumë të hollë ose shumë të trashë. Po qe se do t'i dëgjonte, jeta do të bëhej burim vuajtjesh. Edhe syri nuk i sheh dot trupat shumë të vegjël ose shumë të mëdhenj. Po të mos ishte kështu, njeriu me syrin që do t'i shihte qeniet mikroskopike në gjërat që hahen, do të mbetej pa ngrënë e do të vdiste. Ky rregullim i hollë është jashtëzakonisht i rëndësishëm veçanërisht në shqisën e prekjes. Mjetet e shqisës së prekjes janë ekstremitetet e nervave. Krijuesi i ka shpërndarë ato në trup në mënyrë të ekuilibruar. Ekstremitetet nervore që kapin ngacmimet e prekjes janë të përqëndruara më shumë në majat e gishtave dhe në buzë. Kurse në zonat e tjera janë shpërndarë sipas nevojave të përdorimit.

Krejt si **pesë shqisat**, edhe organet e tjera të trupit të njeriut zhvillojnë veprimtari brenda një rregullsie të jashtëzakonshme. Le të përmendim vetëm disa shembuj mbi këtë çështje të gjerë sa një libër.

Hunda është krijuar në formën e një kanali si kavall. Sepse duhet që ajri që thithim, edhe të ngrohet, edhe të pastrohet. Prandaj, në kanalin e hundës mbijnë qime që kapin pluhurat. Përveç kësaj, nëpër kanalin e hundës rrjedh një lëng viskoz dhe ngjitës, i përshtatshëm për ta filtruar ajrin. Ndërkaq, edhe loti që është një lëng që

486. Në origjinal, përkatësisht: îman / besim; amel-i sâlih / akti i patëmetë. Shën. i përkthyesit.

487. Kur'ani, Infitar, 6-8.







sekretohet nga trupi, ka sintezë tjetër. Me lotin bashkë nxirren dhe hidhen jashtë një sërë toksinash helmuese.[488]

Menjëherë pas buzëve që përmbajnë indin më të ndjeshëm të trupit, zënë vend dhëmbët të fortë si shkëmbinj, sepse dhëmbët janë të ngarkuar me detyrën për të copëtuar ushqimet. Kurse pështyma lëshohet për t'i zbutur ushqimet. Pastaj, **"acidi klorhidrik"** që sekretohet për t'i copëtuar përfundimisht e për t'i shkrirë lëndët ushqimore, mund ta tresë edhe faqen e brendshme të stomakut. Mirëpo faqja e brendshme e stomakut është e veshur me një mukozë të posaçme izoluese e cila nuk lejon kontaktin e acidit me indin e

488. *"Vlerën e lotit s'mund ta dijë gjithkush. Zoti e do shumë lotin.*

*Pse?*

*Sepse tek loti ka madhërim të Allahut. Kur njeriut i vijnë lotët, ai e pohonse është një rob i Zotit!*

*Tek loti ka madhërim për unitetin e Zotit. Ka respekt për të gjithë emrat hyjnorë.*

*"Unë jam më afër jush se damari i qafës që ju rreh!"*

*"er-Rahim" (Mëshiruesi) është loti që pikon. Edhe i shëmtuari, madje, zbukurohet kur qan!*

*Në qarje shfaqen emrat hyjnorë "el-Bedi", "er-Rezzak", "es-Settar", "er-Rahim", "er-Rahman".*

*Në qarje ka fshehtësi.*

*Ka dhembshuri.*

*Ka mëshirë.*

*Australiani **Doktor Alfred Adler**, në librin e tij me titull **"Frauen – Gratë"** thotë se në lot ka gjetur një lëndë helmuese të quajtur Lyzozyme. Në situatat që kërkojnë lotim, kjo lëndë është një jashtëqitje që kërkon ta hedhë jashtë trupi gjatë formimit të asaj gjendjeje shpirtërore. Po qe se kjo lëndë mbetet në gjak, e gërryen stomakun dhe ndikon mbi bronket. Njeriu që qan, duke ndjerë gudulisje, kollitet. Po qe se kjo lëndë mbetet në trup, formon ulcer në stomak. Prandaj, qarja në gjendjet shpirtërore të shqetësuara është për të hedhur jashtë këtë lëndë që prodhohet në trup.*

***Doktor Alfred Adler** ka qëndruar njëzet vjet në ishujt e Pacifikut. Ai ka vënë re ulcer më shumë te gratë se tek burrat. Në fakt, tek burrat nuk ka hasur në ulcer. Normalisht, ulcera është e rrallë te gratë, ngaqë ato qajnë. Meshkujt nuk qajnë në gjendjet e shqetësuara, por nervozohen. Prandaj ulcera haset shumë shpesh tek meshkujt. Mirëpo në ishujt e Pacifikut, meshkujt qakan shumë! Në ato ishuj nuk ishte turp të qaje. Në popujt e tjerë është turp për meshkujt që të qajnë. Pyetja në vijim drejtuar me qortim dhe nënvleftësim një mashkulli që qan, është kthyer në formulë:*

*"A s'je burrë ti? Eshtë turp të qash! Pse qan ashtu si ndonjë çupëlinë?"*

*Në librin e tij, **Doktor Adler** e shpjegon gjerë e gjatë duke u mbështetur në vëzhgime dhe eksperimente faktin që në ata ishuj gratë vuajnë shumë nga ulcera ngaqë s'qajnë.*

*Ka një lidhje midis lotit dhe shpirtit. Kur jemi të dëshpëruar, na rrjedhin lot. Shkaku i kësaj ende nuk është kuptuar. Kurse shkaku i rrjedhjes së lotëve nga të qeshurit është i panjohur."* (**Dr. Münir Derman**, Su, vëll. II, pa datë, f. 29)







stomakut. Gjatë procesit të tretjes, **"mukusi"** vesh paretet e stomakut duke formuar një **"shtresë mbrojtëse"** mbi to.

Mekanizmi i frymëmarrjes ka një rregullsi përputhjeje dhe një harmoni të tillë me skeletin e trupit dhe veçanërisht me trurin e njeriut, saqë nuk mund të mbarohet së përshkruari.

Veç kësaj, edhe rregulli dhe rregullsia në botën e kafshëve dhe bimëve janë prova dhe argumente logjike, racionale dhe epistemologjike më vete që tregojnë se ato janë krijuar nga një zotërues pushteti të përgjithshëm dhe që Kur'ani i Shenjtë i përmend si **"ajetet** (provat, argumentet) **e Allahut"**[489]. Nga kafshët, në Kur'an përmenden emrat e dashit, lopës, devesë, kalit, viçit, zogjve ebabil, luanit, sorrës, milingonës, bletës, pëllumbit, merimangës dhe zogut lajmëtar hud'hud. Kjo përmendje, jo vetëm s'është pa shkak, por edhe veçoritë e përcaktuara në lidhje me ta janë mbështetur me kërkime dhe studime shkencore. Për të mos e zgjatur çështjen pa fund, le të përmendim vetëm një shembull rreth kësaj specifike.

Në arabishte, merimanga femër quhet **"ankebut"**, kurse merimanga mashkull, **"ankeb"**. Në Kur'anin e Shenjtë është një sure me emërtimin **"Ankebut"**. Në këtë sure thuhet kështu:

**"Gjendja e atyre që sajojnë kujtestarë të tjerë veç Allahut** (për t'u strehuar dhe mbështetur tek ta)**, i ngjet krejtësisht gjendjes së merimangës e cila sajon një shtëpi** (prej rrjete) **për vete. Mirëpo, gjithsesi, shtëpia më e dobët** (më e pasigurt) **është shtëpia e merimangës femër. Eh, sikur ta dinin!.."**[490]

Përgjithësisht, mashkulli i çdo lloji të gjallë është më i madh dhe më i fuqishëm. Tek merimanga ndodh e kundërta. Në disa lloje merimangash, femra është katër herë më e madhe se mashkulli.

Siç u deklarua në ajetin kur'anor si më sipër, shtëpia më e pasigurt është e merimangës. Sepse, ndërsa shtëpitë e kafshëve të tjera është strehim dhe mburojë, shtëpia e milingonës është kurth, lak. Kush bie në rrjetën e merimangës, merr fund. merimanga femër

489. **"Pa dyshim, për ata që besojnë, në qiej e në tokë ka argumente** (prova, shenja) (të ekzistencës dhe fuqisë së Allahut). **Në krijimin tuaj nga Allahu dhe në çdo qenie të gjallë që Ai i ka shpërndarë** (mbi tokë) **ka ajete** (shembuj mësimdhënës të imtë) **për një popull që beson pa u lëkundur."** (Kur'ani, Xhathije: 3, 4)

490. Kur'ani, Ankebut: 41.







e cila e pret gjahun mu në qendër të rrjetës, në fillim ia paralizon lëvizjet gjahut me anë të fijeve që i ka sekretuar jashtë, dhe pastaj e ha me gjithë qejf. Madje, merimanga femër është kafsha e vetme e cila e ha mashkullin e vet pasi të jetë fekonduar prej tij. Sidomos fijet që sekreton ajo si jargë që pastaj ngrijnë dhe përdoren prej saj për të thurur rrjetën ose pezhishkën e saj, janë më të qëndrueshme se kavot e çelikut në raport me trashësinë e tyre. Jelekët antiplumb janë arritur të sajohen duke imituar pezhishkën e merimangës. Krejt siç është marrë frymëzim nga lakuriqët e natës për të sajuar radarët...

Bartja e farërave nga era në largësi shumë të mëdha, krijimi tek shumë farëra i një lloj parashute për ta lehtësuar bartjen, fekondimi i bimëve hermafrodite me ndërmjetësinë e insekteve dhe bletëve, janë që të gjitha nga një shfaqje më vete e rregullsisë ekzistente në Univers, të emërtuar me gjuhën e Kur'anit, **"ajetet e Allahut"**[491].

Esenca vajore trëndafilore më e fortë nxirret prej trëndafilit të zi. A e dini pse? Sepse syri i bletës është i përbërë prej një kompleksi sysh në formë prizmi që e thyen dritën e bardhë, prandaj, bleta e sheh çdo gjë me shtatë ngjyra, por ngjyrën e zezë s'e sheh dot. Me aromën e vet të mprehtë, trëndafili i zi i tërheq bletët te vetja dhe siguron fekondimin e tyre. Po kështu, breshka (mashkull) e detit e cila nuk ka organ riprodhimi, pasi femra e vet i ka lëshuar vezët në një gropë të hapur në ranishte, shkon atje, qëndron për një farë kohe në anë të gropës duke i vështruar ngultazi vezët mbi të cilat lëshon nga sytë një rrezatim të posaçëm me anë të të cilit i fekondon...

Në Kur'anin e Shenjtë thuhet:

**"A s'e shohin atë deve se si është krijuar?"**[492]

Sepse deveja është plot me të fakte të habitshme e mësimdhënëse! Meqë është e ngarkuar të jetojë në shkretëtirë, asaj i është falur e ashtuquajtura "gungë" si depo uji dhe lëndësh ushqimore. Brenda "gungës" mund të ruhen pa u prishur dhe me një siguri më të madhe se në frigorifer, ushqime për tri javë. Uji dhe barishtet e blerta depozitohen atje duke e ruajtur freskinë dhe, sipas nevojës, zbriten në stomak pjesë-pjesë dhe përdoren. Gjunjët e devesë mbrohen të veshura me kallo të fortë si lënda brinore. Edhe sytë e devesë kanë

491. **"Gjithsesi, në gjërat e krijuara nga Allahu në qiej e në tokë, ka ajete** (prova) **për një popull të devotshëm..."** (Kur'ani, Junus: 6)

492. Kur'ani, Xhathije: 17.







një ndërtim tejet të përshtatshëm për të përballuar furtunat ranore që kurrë s'mungojnë në shkretëtirë. Në çast rreziku, qerpikët e gjatë, duke u ngërthyer fort me njëra-tjetrën, i mbrojnë sytë në mënyrë absolute prej thërrmijave të pluhurave dhe rërës. Shkurt, kjo temë s'mbaron me të treguar, prandaj, si fjalë të fundit, le të themi se:

*"Kur'ani tregon për mrekullira, në një ajet duke bërë të ditur se hapësira zgjerohet, në një ajet duke thënë se atmosfera e tokës është bërë një tavan i mbrojtur, në një ajet duke aluduar për dallgët nën detra, në një ajet duke bërë dallimin mes femrës dhe mashkullit të mushkonjës, në tjetrin, të bletës, dhe në tjetrin, të merimangës. Kur'ani i cili bën kaq shumë shpjegime në kaq fusha të shumta e të ndryshme nga njëra-tjetra, nuk ka bërë gabim në asnjë fushë, përkundrazi, në çdo fushë ka shpalosur mrekullira për t'u mahnitur për ata që nuk u janë verbuar sytë dhe zemrat! Eshtë krejt e pamundur që njeriu i kohës së Profetit të dinte se hapësira ishte në zgjerim të vazhdueshëm, të dallonte dallgët e nënujshme të detrave, të mund të diferenconte veprimet e femrës dhe mashkullit të merimangës!"*[493]

Përmbajtja pa anë e pa fund e këtij rregulli dhe e kësaj rregullsie që përfshin tërë jetën dhe Universin, si dhe shembëllimi i tyre në Kur'anin tonë që është mrekulli fund e krye, jo vetëm nuk futet dot në vëllimin e këtij libri, por as është tematika bazë e tij. Eshtë për këtë shkak që, duke u mjaftuar me disa shembuj që paraqitëm si një pikë nga oqeani, dëshirojmë të kalojmë në çështjet e botëkuptimit islam që u përkasin rregullit dhe rregullsisë për sa u përket urdhrave dhe ndalimeve.

Zoti që deklaron se s'e ka krijuar njeriun **"për ta lënë të lirë në kokë të vet pa ndonjë qëllim"[494]**, ka paraqitur urdhra dhe ndalime me qëllim për t'i orientuar të gjitha mendimet dhe aktet e njeriut. Zoti që e ka krijuar çdo molekulë të vaniteteve (masivaullahtë të gjitha qenieve të gjalla e jo të gjalla përveç Zotit) me prirjen dhe aftësinë për t'iu përshtatur rregullit dhe ligjit, mundësinë për të dalë jashtë caktimeve hyjnore ua ka dhënë vetëm njerëzve dhe xhindve që i ka pajisur me vullnet. Edhe ata e kanë të kufizuar mundësinë për të ndërhyrë tek caktimet hyjnore. Për shembull, e kanë të pamundur ta vazhdojë jetesën pa fjetur ose pa u ushqyer.

493. Kur'an, Hiç Tükenmeyen Mucize, f. 177.
494. Kur'an, Kijamet, 36.







Megjithëkëtë, në një fushë të kufizuar, qoftë edhe me anë të aktit krijues të Allahut, njeriu mundet të bëhet edhe faktor, edhe autor edhe për të mirën, edhe për të keqen. Urdhrat hyjnorë janë të posaçëm për kryerjen e së mirës, kurse ndalimet, për ta bërë njeriun të shmanget dhe ruhet nga kryerja dhe ndikimi i së keqes. Të gjitha këto janë bërë me synim për të siguruar qetësinë dhe lumturinë e kësaj bote të përkohshme e të jetës së pasme të përhershme. Veç kësaj, me anë të ndëshkimeve dhe shpërblimeve për ruajtjen e rregullit që ka vënë dhe vazhdimësinë e drejtimit që ka përvijuar, Zoti u ka hapur njerëzve dhe xhindve një portë serioze nxitjeje dhe inkurajimi. Kundërvlera (shpërblimi) materiale-temporale e respektimit të urdhrave është një jetë plot qetësi dhe shëndet, kurse kundërvlera (ndëshkimi) e mosrespektimit të tyre janë një sërë sanksionesh nën titullin e përbashkët **"ukubat"** (ndëshkimet penale, penaliteti). Zbatimi i kundërvlerave (shpërblimeve ose dënimeve) në fjalë ndaj personit janë edhe e drejtë, edhe detyrë e **administratorëve ose pushtetarëve**. Kurse shpërblimi dhe ndëshkimi i përjetshëm (i amshuar) janë xhenneti dhe xhehennemi.

Veçanërisht të gjitha urdhrat hyjnorë në botëkuptimin islam janë "ushtrime praktike" që formojnë truallin psikologjik ose, në do të duhej thënë me një shprehje më të saktë, truallin besimor të respektimit të rregullsisë hyjnore. Për shembull, fakti që namazet ditore pesëkohëshe, duke u bërë farz (detyrim fetar), kryhen në mënyrë periodike, në të njëjtën kohë, ka të bëjë me synimin për të rrënjosur dhe shtresuar tek individi idenë e rregullit dhe ndjenjën e përgjegjësisë. Kështu qëndron puna edhe me faktin që namazi është i përbërë **nga elementë të caktuar** dhe **veprime specifike**. Sepse edhe kushtet formale si qëndrimi në këmbë (kijam) dhe vënia e ballit në tokë se bashku me përkuljen përkatëse të të gjithë trupit (sexhde) janë farz. Po të mungojë ndonjëri prej këtyre, namazi konsiderohet i pafalur. Këto kushte rregulli dhe forme që i përkasin namazit i cili është numri një i adhurimeve individuale, është urdhëruar me ndjeshmëri edhe në formimin e radhëve të namazit. Si kjo, edhe të gjitha adhurimet e tjera kanë shumë kushte të tilla përkatëse për kohën dhe formën, shumica e të cilave janë të vlerës dhe nivelit **"farz"** (detyrim fetar i formës së prerë, i pakontestueshëm). Nuk ka njeri që të mos e dijë se mbajtja e agjërimit, therja e kurbanit, dhënia e zeqatit dhe kryerja e haxhit kanë shumë kushte dhe konkluzione që i përkasin kohës dhe formës. Kurse garancia e respektimit të këtyre







është jo vetëm ndërgjegjja e vetë njeriut, por, në të njëjtën kohë, edhe ekzistenca e autoritetit politik.

Në optikën e Islamit, mosekzistenca ose mungesa e autoritetit politik është shprehur si **intrigë** (fitne-anarki) dhe se mungesa e autoritetit politik, e barazvlershme me anarkinë, është faji dhe mëkati **më i rëndë se krimi**[495]. Sepse në optikën e Islamit, detyra e parë e autoritetit politik është **t'u japë fuqi ekzekutive konkluzioneve juridiko-fetare** ose, e shprehur ndryshe, legjislacionit kanunor, domethënë, t'i kalojë konkluzionet juridiko-fetare nga potenca në zbatimin praktik.

Në Islam, prijësia është aq e rëndësishme, saqë është urdhër fetar që edhe sikur të jenë duke udhëtuar tre veta, duhet të zgjedhin një prijës udhe në mënyrë që të jenë të përgatitur për të përballuar ndonjë ngatërresë që mund të dalë mes tyre në ndonjë kthesë të rrugës! Është për këtë arsye që Zoti ka urdhëruar:

**"Bindiuni Allahut, të Dërguarit dhe prijësit** (administratorit, pushtetarit) **mes jush!"**[496]

Ndërkaq, kjo bindje, si urdhër i Allahut, është legjitime në qoftë se prijësi (administratori ose pushtetari) është musliman, vendos sipas sheriatit dhe qeveris me drejtësi. Në të kundërt, në vend të bindjes bëhet e domosdoshme fetarisht (vaxhib) revolta ose kundërshtimi që edhe kjo (duhet të) bëhet me synim për të rivendosur rregullin. Dhe kjo tregon se përgjegjësia për ta ruajtur dhe mbrojtur rregullin përfshin të gjithë njerëzit!

Me të vërtetë, siç u shpjegua edhe më parë me një rast tjetër, urdhërimi i të mirës dhe pengimi i të keqes është një farz (detyrim fetar) me veprim të vazhdueshëm jo vetëm për administratorët dhe qeveritarët, por për të gjithë muslimanët. Profeti ka porositur:

*"Të gjithë jeni çobanë dhe të gjithë keni përgjegjësi për punën tuaj si çobanë!"*[497]

Kjo do të thotë se çdo njeri, pavarësisht nga pozita shoqërore që ka, është i ngarkuar me përgjegjësinë për ta mbrojtur rregullin aty ku ndodhet.

---

495. Kur'ani, Bakara: 191.
496. Kur'ani, Nisa: 59.
497. Buhari, Muslim.







Për më tepër, Islami vë rregulla për njeriun qysh para se të lindë ai dhe cakton urdhra dhe ndalime edhe për vdekjen dhe pasvdekjen e tij. Nëse duhet thënë shkurt, prindërit të cilët janë faktorët që e sjellin fëmijën në botë, duhet të jenë me kurorë dhe sperma, si kapitali i parë material i fëmijës së ardhshëm duhet të jetë dërguar në mitrën amësore me besmele. Pastaj, më duket se s'ka musliman që të mos e dijë se janë një sërë rregullash islame në lidhje me trajtimin e njeriut pas vdekjes, si qefinosja dhe rregullimi i kufomës, varrosja, fshirja e borxheve të lëna prej tij, zbatimi i porosive dhe testamentit, moszbatimi i ndonjë porosie në kundërshtim me sheriatin, në qoftë se ka lënë.

Nuk duhet lëkundur në pranimin e faktit që Islami i cili ka përcaktuar një etikë të posaçme edhe për akte krejt të zakonshme e të natyrshme, si kryerja e nevojave fiziologjike, madje, e ka rrethuar njeriun me rregulla si në jetë, ashtu edhe në vdekje. Është për këto arsye që njëri nga kuptimet e qenies musliman është nënshtrimi; pa asnjë dyshim, nënshtrimi ndaj Allahut dhe rregullit të ndërtuar prej Tij. Kurse për ta realizuar ashtu siç duhet këtë nënshtrim, është kusht që të njihen ashtu siç duhet qëndrimet dhe fjalët e Profetit i cili e ka realizuar atë në nivel ideal. Sepse sjelljet e atij Profeti të lartë – siç do të tregohet më tej – janë për çdo musliman **"kritere praktike"**.







D. PARIMI I DREJTESISE

Pajisja me moralin e Allahut i cili është transcendental, është një propozim (mocion) për njeriun – me sa ka fuqi dhe mundësi – i cili është i krijuar si **“ahsen-i takvim”** / **“krijimi më i bukur”**. Ndërkaq, atributi **“âdil”** i cili e ka prejardhjen nga fjala “adâlet” dhe përdoret edhe si mbiemër me kuptimin “i drejtë”, edhe si emër me kuptimin “drejtësimbajtës”, ashtu si atributi **“âlim”** (i ditur, dijetar), është një nga atributet e Zotit dhe futet në **“Emrat e Bukur Hyjnorë”** (Esmâ-i Hüsnâ). Shfaqjen e këtij atributi hyjnor tek vanitetet[498], dijetarët islamë e shpjegojnë me faktin se çdo qenie është bërë zotëruese e një përplotësie dhe përkryerjeje sipas qëllimit final të krijimit të saj. Por në këtë formim, përparësia i përket atributit hyjnor **“lâtîf”** / **“transparent”**. Sepse, meqë drejtësia ekziston me të drejtën e fituar, drejtësia është favori dhe bujaria e Krijuesit i cili i ka krijuar tërë vanitetet (masivaullah) të dënuara eternalisht me mosqenie absolute. Vetëm se është dashur që detyrat dhe përgjegjësitë e qenieve, të mbështetura në caktimin hyjnor, të pajiseshin me një pushtet të mjaftueshëm, gjë të cilën Allahu i Gjithëmadhnueshëm e ka siguruar me anë të shfaqjes së atributit të Tij **“adil”** / **“i drejtë, drejtësimbajtës”** që, në fund të fundit, është një favor!

Kjo situatë cilësore shprehet kështu në Kur’anin e Shenjtë:

**“Po qe se e drejta do t’u përshtatej dëshirave të tyre subjektive** (vicioze)**, do të prishej e do të shkatërrohej rendi i qiejve, i tokës dhe i atyre që ndodhen në to!”**[499] Aq shumë dhe me aq rëndësi janë deklaruar në Kur’an shfaqja e atributit

498. Në origjinal: mâsivâullah, të gjitha qeniet e tjera veç Allahut. Shën. i pë - kthyesit.

499. Kur’ani, Mu’minun: 71.







hyjnor **"el-Âdil"** (i Drejtë), ky rregull që vepron në Univers dhe si përsosmëria në të, saqë fraksioni deviator **mutezilit** pranon se Zoti është i detyruar të jetë i drejtë. Kurse dijetarët sunnitë, duke e hedhur poshtë këtë pikëpamje, përsosmërinë e cila është e pranishme në natyrën krijimore të çdo gjëje si dhe vëzhgohet në të gjitha etapat e zhvillimit, e kanë pranuar si një mirësi hyjnore dhe kanë deklaruar se atributi **"i drejtë"** do të shfaqet me të vërtetë dhe plotësisht në jetën e pasme, ahiret.

Kurse në këtë botë, atributi "i drejtë" realizohet vetëm për shkak të evenimenteve **"ndalim"** (haram) dhe **"padrejtësi, dhunë"** (dhulm). Po qe se dikush nuk e merr në këtë botë ndëshkimin e veprimeve të tij të ndaluara, të padrejta e përdhunuese, ndëshkimi i përcillet brezit të tij. Këtë të vërtetë ka dashur ta shprehë populli me fjalën e urtë, *"Gjyshi ka ngrënë aguridhe (fruta të pabëra), nipit i janë mpirë dhëmbët!"*

Me të vërtetë, në Botën e Ahiretit (jetës tjetër pas ringjalljes), ndër atributet hyjnore, do të ketë përparësi atributi **"âdil – i drejtë"**. Themi se do të ketë përparësi sepse, atje, krahas atributeve **"Mëshirues"** (er-Rahman) dhe **"Shpërblyes"** (er-Rahim) me anë të të cilave do të realizohet falja dhe shpërblimi hyjnor si dhe atributit **"Persekutues"** (el-Kahhar), me anë të të cilit do të realizohet ndëshkimi hyjnor, etj., do të ketë edhe shfaqje të tjera të atributeve hyjnore. Zoti thotë kështu:

**"Çdokush që ushtron dhunë dhe padrejtësi** (duke rrëshqitur në rrugën e mohimit dhe herezisë)**, po të kishte në dorë çdo gjë që ka në botë, sigurisht do ta jepte si kundërshpërblim** (për të shpëtuar nga ndëshkimi)**. Ata do ta shprehin pendimin që do të ndjejnë kur ta shohin ndëshkimin, por për ta do të vendoset me drejtësi!"**[500]

**"Për ditën e kiametit do të vëmë peshoret që peshojnë me drejtësi dhe askush nuk do të pësojë padrejtësi! Edhe sikur veprimi i bërë të jetë i rëndë sa një kokërr mustarde, do ta sjellim** (për ta peshuar)**. Ne mjaftojmë si llogaritës** (dhe gjykues)**!"**[501]

500. Kur'ani, Junus: 54.
501. Kur'ani, Enbija: 47.







**“Vendi do të shkëlqejë me dritën dhe bukurinë e Zotit tënd, do të hapet libri** (i punëve)**, do të sillen pejgamberë dhe dëshmitarë dhe do të vendoset pa i bërë padrejtësi askujt!”**[502]

Ajo çka bëhet e ditur dhe theksohet në këto ajete është drejtësia absolute e Zotit. Ndërkaq, ajo qenie e lartë, duke i urdhëruar njerëzit që të jenë **të drejtë** si ai vetë, ka deklaruar edhe se disa herë nuk do të arrijnë dot ta bëjnë këtë ashtu siç duhet. Për shembull, deklarata hyjnore si në vijim për gratë është një shembull për këtë:

**“Dhe sigurisht që s’ju mjafton fuqia për të vënë drejtësi mes grave!”**[503]

Megjithëkëtë, drejtësia është, në të gjitha rastet, një urdhër në fuqi për njerëzit.

Drejtësia njerëzore ka tri fusha ku shfaqet. Këto janë: administrata (qeverisja, ushtrimi i pushtetit ekzekutiv), gjykata dhe marrëdhëniet ndërnjerëzore (civile).

### a) Administrata

Botëkuptimi islam është parashtruar me qëllim për t’u zbatuar, domethënë, për t’i kaluar konkluzionet e tij nga potenca në veprim ose, më saktë, nga teoria në praktikë. Dhe kjo, para së gjithash, kërkon një fuqi të aftë për të detyruar, domethënë, **“pushtet ekzekutiv”**[504]. Pavarësisht nga mënyra se si është shtënë në dorë kompetenca e pushtetit ekzekutiv, ky pushtet është legal (në formë) dhe legjitim (në përmbajtje) nëse i përmban cilësitë e caktuara ekzekutive. Sepse, meqë nuk është urdhëruar ndonjë formë e caktuar e marrjes së pushtetit ekzekutiv, ummeti ose bashkësia është lënë e lirë të veprojë sipas interesave të saj. Dhe kjo shkon gjer atje saqë, edhe administrimi dhe qeverisja e administratorëve dhe qeveritarëve të ardhur në pushtet me forcën e shpatës (armëve), është legale

502. Kur’ani, Dhumer: 69.

503. Kur’ani, Nisa: 129.

504. Në origjinal: velâyet-i âmme (angl. The general protection). Ky term i osmanishtes nënkupton dhe emërton pushtetin publik, administrativ dhe ekzekutiv, por jo shtypës, përkundrazi, mbrojtës të së drejtës. Në këtë kornizë, termi “velayet” është adekuat me termin anglisht “protection”. Shën. i përkthyesit.







dhe legjitime në qoftë se **"zbaton konkluzionet juridike-fetare islame"**, domethënë, **"vendos me drejtësi"**. Sepse njësia e matjes, kriteri i legjitimitetit është përputhja me "konkluzionet hyjnore" dhe "traditën profetike". Në të kundërt, administratën (qeverinë) që nuk e bën këtë, muslimanët e kanë "vaxhib" (domosdoshmëri juridiko-fetare) ta kundërshtojnë dhe rrëzojnë nga pushteti edhe sikur të ketë ardhur në pushtet me zgjedhje.

Profeti ka thënë:

*"Drejtësia është e bukur, kurse drejtësia e pushtetarëve është më e bukura!"*

Edhe **Hz. Omeri** i cili qe bërë i famshëm me drejtësinë e tij, ka thënë:

"Drejtësia është themeli i pushtetit!"

Një koncept që ka lidhje evidente me drejtësinë, është **"barazia"**. Ndërsa, përgjithësisht, drejtësi do të thotë ekuilibër mes të drejtave dhe detyrimeve, në disa situata përjashtimore, drejtësia identifikohet me barazinë. Në hadithin profetik, *"silluni me drejtësi në ato që u jepni fëmijëve"*[505], fjala "drejtësi" është përdorur me kuptimin "barazi".

Edhe barazia e të gjithë individëve para ligjit është domosdoshmëri drejtësie, gjë të cilën është kusht ta respektojë administrata dhe pushteti ekzekutiv. E vetmja pikë ku prishet barazia e të gjithë individëve para ligjit, është dallimi musliman-jomusliman[506]. Edhe ky dallim është më tepër si një "shkarkim përgjegjësish" për jomuslimanët. Në këtë kuadër, fakti që jomuslimanët nuk merren nën armë, nuk pranohen në nëpunësi shtetërore dhe nuk mund të dëshmojnë në dëm të muslimanëve, janë specifika që shprehin qartë mungesë sigurie e besimi në personin e tyre. Ndryshe nga kjo, një skllav musliman është i barabartë përballë ligjit me një musliman të lirë. Kurse, për sa kohë që në botën perëndimore ekzistonte dhe pranohej ligjërisht skllavëria, e drejta perëndimore e mbështetur në sistemin

505. Buhari, Hibe, 12.

506. Ky dallim dhe kjo pikë mosbarazie vlen për shtetet muslimane ku si ligj themelor vepron sheriati, kurse në shtetet laike ku, siç përcaktohet në përkufizimin e laicizmit, "Kisha është e ndarë nga Shteti", të gjithë nënshtetasit e lirë janë, pa asnjë përjashtim, të barabartë para ligjit. Shën. i përkthyesit.







moral të parashtruar nga **Aristoteli**, nuk ua ka njohur skllevërve barazinë me të lirët para ligjit.

Në të Drejtën Islame, administratorëve dhe qeveritarëve u njihet **"e drejta e dënimit administrativ"**[507] të dhënë në specifikat për të cilat nuk është caktuar ndonjë dënim juridik tjetër.[508]

Fakihu ose juristi i madh islam, Omer Nasuhi Efendi e përshkruan kështu domosdoshmërinë e "së drejtës së dënimit administrativ":

*"Nga pikëpamja e së Drejtës Islame, kompetenca e dhënies së dënimit administrativ shfaqet në entitetin e një dënimi jopenal, një mase edukative, e një korrektimi, e një ligji politik. Rrethi i dënimit administrativ është shumë i gjerë, rëndësia, shumë e madhe, nevoja për të, shumë e qartë.*

*Në jetën e shoqërisë mund të ndodhin mëkate, mosbindje, veprime të ndaluara dhe gabime të pafundme. Ndërsa për një pjesë të këtyre nuk ka ndonjë dënim ligjor të caktuar, të kufizuar ose specifik, edhe ndëshkimet ligjore, të caktuara, për një pjesë të tyre, mund të mos jepen në mbështetje të mosekzistencës së disa kodeve. Mirëpo mosekzistenca e një ndëshkimi, e një pengese për një faj çfarëdo a për një veprim të dëmshëm është në kundërshtim me urtësinë shoqërore.*

*Prandaj, e Drejta Islame e ka plotësuar kodin e saj penal shumë të gjerë të kësaj specifike duke përfshirë në të edhe ndëshkimet administrative, ndërkaq që të drejtën e konkluzionit dhe ekzekutimit përkatës ua ka lënë dhe ua ka caktuar si detyrë administratorëve dhe qeveritarëve kompetentë, gjykatësve, si ndihmës të tyre, si dhe opinioneve dhe ideatimeve juridike të një pjese nëpunësish shtetërorë."*[509]

Kjo do të thotë se kryerja e veprimtarive juridike që do të përballonin nevojat e reja që do të shfaqeshin me ndryshimin e interesave, nuk është vetëm një specifikë e lejuar sipas botëkuptimit islam, por, në të njëjtën kohë, një urdhër. Kjo e vërtetë konfirmohet me faktin që, për personat kompetentë, porta e ideatimit (ixhtihad)

507. Në origjinal: hakk-ı ta'zîr. Shën. i përkthyesit.

508. Për hollësi, shih **Ömer Nasûhî Bilmen**, idem, vëll. III, f. 325 e në vazhd.

509. **Ömer Nasûhî Bilmen**, idem, vëll. III, f. 326.







është mbajtur e hapur gjer në kiamet. Mjafton që parimet themelore të mbeten të palëvizshme dhe të mos ndryshohen e të mos tjetërsohen. Ndërsa çdo regjim politik i mbron cilësitë dhe karakteristikat e veta dalluese duke ngritur **"gjykatat kushtetuese"**, pse duhet paragjykuar ose prapagjykuar kjo gjë për Islamin? Kjo është e pamundur të kuptohet ose të shihet e arsyeshme! Le t'u kumbojnë veshët injorantëve që pandehin se, po të qeverisemi me sheriatin, dinamizmi i jetës do të pengohet dhe veprimtaria ligjore do të mbetet në vend!

### b) Gjykata[510]

Mjedisi origjinal i ekzekutimit të drejtësisë janë gjykatat juridike dhe administrative. Sepse këto institucione janë nxjerrë për ta përcaktuar domosdoshmërinë e drejtësisë përballë çfarëdolloj kontradikte. Ky është shkaku i ekzistencës së tyre.

Në botëkuptimin islam – siç e kemi shpjeguar pak diku në fillim – shteti është një **"shtet juridik"** në kuptimin e plotë të fjalës. Në të drejtën islame janë tri shkaqe esenciale që e sigurojnë këtë.

**1) Rregullat juridike islame nuk janë produkte të vullnetit njerëzor, por me burim hyjnor**. Këto janë parashtruar nga ana e Zotit të ditur dhe gjithëpërfshirës në mënyrë të pafundme, me qëllim që të jenë në përputhje me interesa të natyrshme e të pandryshueshme. Ndërkaq, meqë Sunneti ose Tradita Profetike dhe ideatimet (ixhtihad) të lidhura besnikërisht ndaj dogmës dhe pa përbërë diçka të huaj për të, janë, si entitet, shtjellim ose detajim i rregullave hyjnorë, nuk shprehin tjetërsi ndaj karakterit hyjnor të kësaj të drejte.

Në sistemet moderne të së drejtës, logjika sipas së cilës vetëm kushtetutat përgatiten nga **"kuvende themeluese"** që nuk marrin përsipër ndonjë rol në zbatimin praktik të tyre, në të drejtën islame përfshin të gjitha ligjet. Është për këtë arsye që nuk e teprojmë po të themi se vetëm në Islam mundet të realizohet me plot kuptimin e fjalës objektiviteti që është parim themelor i së drejtës.

---

510. Në origjinal: Kazâ (Yargı). Shën. i përkthyesit.







**2) Në të drejtën islame, elementi i dytë i cili e parandalon subjektivitetin, është "metoda e gjykimit"**[511]. Kadiu, domethënë gjykatësi, pasi ta ketë përcaktuar konfliktin në entitetin e tij të vërtetë, ia paraqet çështjen myftiut pa ia treguar emrat e personave të palëve në konflikt. Myftiu është dijetar. Ai nuk u është nënshtruar si dëshmitar ndikimeve negative të skenave të gjykatave të cilat, në një masë të caktuar, u përngjajnë skenave të teatrove. Duke punuar i qetë mbi opinionet ekzistuese të shumta si një det i paanë, gjen dhe nxjerr konkluzionin më të përshtatshëm për konfliktin që i është paraqitur, dhe ia njofton kadiut. Kështu ka qenë edhe në të drejtën romake. Kurse tek ne pati vazhduar në këtë mënyrë gjer në Tanzimat. Pas fillimit të veprimit të rrymës oksidentalizuese, edhe tek ne, parimet themelore të së Drejtës Islame u materializuan, u shndërruan në një tekst ligjesh dhe, në këtë mënyrë, doli në shesh e famshmja **"Mecelle-i Ahkâm-ı Adliye"** (Manuali i të Drejtës Civile) duke u konsideruar si shkak për këtë, sasia dhe shumëllojshmëria e madhe e opinioneve. Edhe pse ky ligj i njohur me titullin **"Mecelle"** (Manual Ligjor), konsiderohet një kodifikim në rang botëror, jashtë çdo dyshimi, është një akt revolucionar i tipit refraksion nga mendësia origjinale e së drejtës islame. Sepse është prishur struktura origjinale e së Drejtës Islame e cila e ka bërë të vetën metodën kazuistike, për rrjedhojë, ka nxjerrë një konkluzion të veçantë për çdo mundësi. Duke i bashkuar në këtë manual, si duke i futur në një thes, për t'i zgjidhur mijëra konflikte të ndryshme nga njëri-tjetri, është zbatuar prova e fajësisë me konkluzione dhe vendime me karakter të përgjithshëm të cilat e kanë të pamundur t'i marrin në konsideratë ndryshimet në fjalë.

**3) Në të Drejtën Islame, përveç specifikave të sipërpërmendura mbi garantimin e drejtësisë, është edhe një faktor tjetër ndikues, sanksioni i quajtur "kërcënimi hyjnor"**.

Së pari, personi i cili do të jetë gjykatës, duhet të karakterizohet nga këto cilësi: **hakîm, fehîm, mustakîm, emîn, mekîn, metîn dhe salâh-i hâl**.[512]

---

511. Në origjinal: "usûl-i muhakeme". Shën. i përkthyesit.

512. **Hakîm** do të thotë: i mençur, i drejtë, i mirë, paqësor. **Fehîm** do të thotë: me aftësi kuptuese të fuqishme, i zgjuar, njohës kompetent i të drejtës juridike, i traditës profetike, i zakoneve dhe traditave. **Mustakîm** do të thotë: fjalëdrejtë, jo dredharak dhe mashtrues, i pakompromentueshëm (njeri që nuk merr rushfet), i njohur për ndershmëri. **Emîn** do të thotë: i besueshëm. **Mekîn** do të thotë: serioz, i ndershëm,







Jo vetëm për gjykatësit, por edhe për dëshmitarët kërkohen shumë kushte dhe dëshmia e disa personave nuk pranohet kurrsesi. Ndërkaq, lista e personave të tillë është aq e gjatë, saqë ata që i hedhin një sy asaj, dyshojnë se mos as një njeriu në një milion njerëz mund të mos i pranohet dëshmia nëse bëhet fjalë për respektimin e parimeve islame![513] Për shembull, nuk e gëzon konsideratën e duhur për t'u pranuar dëshmia e njerëzve që marrin e japin kamatë[514], e njerëzve që ulen mes të tjerëve duke i zgjatur këmbët, e njerëzve që hanë e pinë diçka në rrugë në sy të të gjithëve, etj.[515]

Neni 1705 i "Mecelle"-s është tekstualisht kështu:

*"Është kusht që dëshmitari të jetë âdil (i drejtë). Âdil është personi tek i cili mbizotëron e mira ndaj së keqes. Për rrjedhojë, nuk pranohet dëshmia e personave që e bëjnë zakon me qëndrime dhe veprime t'i shkelin nderin dhe burrërinë, si valltarët dhe bufonët, e personave të njohur si gënjeshtarë."*

Ndërsa është urdhër hyjnor për të gjithë besimtarët, drejtësia është theksuar në mënyrë të posaçme për gjykatësit dhe dëshmitarët.

Drejtësia e dëshmitarit është, në të njëjtën kohë, urdhër i Zotit. Në Kur'anin e Shenjtë urdhërohet:

**"Dhe nga ju, dy vetë të drejtë le të bëhen dëshmitarë! Dhe bëjeni drejt dëshminë për hir të Allahut!"**[516]

Dhe dëshmia e rreme ndalohet në këtë mënyrë:

**"O ju që keni besuar! Bëhuni njerëz që e mbajnë me korrektesë në këmbë drejtësinë edhe sikur të jetë në dëm të**

---

me karakter të palëkundur, me prejardhje fisnike, jo nga shtresa e ulët. **Metîn** do të thotë: i fortë, i qëndrueshëm, i pandikueshëm, serioz pa shfaqur ashpërsi, i durueshëm. **Salâh-i hâl** do të thotë: person që karakterizohet nga akte dhe veprime të bukura e të pëlqyeshme si domosdoshmëri të fesë dhe moralit të saj.

**Gjykatësi** duhet t'i njohë dhe zbatojë me kompetencë çështjet e së drejtës dhe metodën (procedurën) e gjykimit, të zotërojë plotësisht aftësi diferencuese e apeluese, ta njohë dhe interpretojë saktë dëshminë. (**Ömer Nâsuhî Bilmen**, idem, vëll. IV, f. 430)

513. Për hollësi, shih **Ömer Nasuhî Bilmen**, idem, vëll. VI, f. 381 e në vazhd.

514. Shih. idem, f. 383.

515. Idem.

516. Kur'ani, Talak: 2.







**vetvetes, të prindërve ose të farefisit, si dhe që dëshmojnë vetëm për pëlqim të Allahut pavarësisht nëse** (ata për të cilët dëshmojnë) **janë të pasur apo të varfër. Sepse Allahu është më pranë palëve se vetë ata ndaj njëri-tjetrit. Mos e lini mënjanë drejtësinë për të bërë sipas dëshirave dhe pasioneve tuaja! Po qe se e shtrembëroni gjuhën** (bëni dëshmi të rreme) **ose shmangeni** (nga dëshmimi)**, dijeni se, pa dyshim, Allahu e di se ç'bëni!"**[517]

Edhe në një ajet tjetër kur'anor, së bashku me gjykatësit, paralajmërohen përsëri edhe dëshmitarët:

**"O ju që keni besuar! Bëhuni nga ata** (gjykatësit) **që e mbajnë në këmbë drejtësinë për hir të Allahut, bëhuni dëshmitarë model drejtësie! Urrejtja që mund të ndjeni ndaj një populli, le të mos ju shtyjë për t'u shmangur nga drejtësia! Silluni me drejtësi se kjo është edhe më pranë takvasë** (devocionit)**. Bëhuni të devotshëm ndaj Allahut! Pa dyshim, Allahu e di se ç'bëni!"**[518]

Kurse paralajmërimet ndaj gjykatësve janë shumë. Le të japim një shembull edhe për këtë:

**"Ata që nuk vendosin me ato** (urdhrat) **që ka zbritur/që ka bërë të ditur Allahu,** (edhe sikur të mos jenë mohues) **janë vetë mizorët!"**[519]

Përveç kushteve që i përmblodhëm lidhur me gjykatësit dhe dëshmitarët, kushte të cilat tregojnë se ç'ndjeshmëri e thellë tregohet për zbatimin e drejtësisë, duhen llogaritur edhe kërcënimet hyjnore. Le të japim disa shembuj edhe prej tyre. Në Kur'anin e Shenjtë urdhërohet:

**"Ata që nuk vendosin me atë që ka zbritur Allahu, vetëm ata janë qafirët** (mohuesit, heretikët)**!"**[520]

Siç përsëritej edhe në një ajet tjetër të të njëjtit ajet, ky konkluzion përsëritet edhe në ajetin 47 në trajtën **"fasik"**, mëkatarët, të mbrapshtët, të dalët nga rruga. Është e padyshimtë se ky kërcënim

517. Kur'ani, Nisa: 135.
518. Kur'ani, Maide: 8.
519. Kur'ani, Maide: 45.
520. Kur'ani, Maide: 44.







nuk u drejtohet vetëm gjykatësve, por, në të njëjtën kohë, edhe administratorëve dhe qeveritarëve ose, shkurt, pushtetarëve.

Rrezikun e shmangies nga drejtësia, Profeti (s.a.s.) e shpreh kështu:

*"Kadinjtë (gjykatësit) janë tre llojesh. Një pjesë e tyre janë në xhennet, kurse pjesa tjetër, në zjarr. Ata që ndodhen në xhennet, e njohin të drejtën dhe me të vendosin. Kurse ata që e njohin të drejtën por bëjnë padrejtësi në vendim, janë në zjarr. Edhe njerëzit që gjykojnë dhe vendosin me injorancën e tyre, të cilët marrin guximin të vendosin si gjykatës pa e patur kompetencën dhe të drejtën për të gjykuar, janë në zjarr!"*[521]

**Omer Nasuhi Efendiu** tregon kështu për shumë dijetarë të mëdhenj të cilët janë frikësuar nga përgjegjësia e gjykimit dhe kanë ikur:

*"Gjykimi është në vetvete një përgjegjësi shumë e madhe. Duke u nisur nga ky aspekt i gjykimit, disa personalitete i janë shmangur pranimit të detyrës së kadiut, gjykatësit. Për shembull, biri i **Hz. Omerit** nuk e pati pranuar propozimin e **Hz. Osmanit** për të marrë përsipër detyrën e kadiut, gjykatësit.*

***Hysejin B. Mansurit** i qe propozuar detyra e kadiut në vendlindjen e vet, Nejsabur, dhe ai ndenji i fshehur tri ditë, gjatë të cilave iu lut Zotit që t'ia merrte jetën dhe, kështu, ditën e tretë vdiq!*

*Edhe **Imam Adhami** nuk e pati pranuar detyrën e kadiut që i qe propozuar prej **kalifit Mansur**, për pasojë, qe burgosur dhe helmuar prej tij! Edhe **Imam Shafiiu** nuk e pati pranuar postin e kadiut, gjykatësit të Lindjes dhe Perëndimit, të propozuar nga **kalifi Me'mun**.*

*Juristi i madh, **Mekhul**, pati thënë: "Në qoftë se lihem i lirë të zgjedh detyrën e gjykatësit apo të ekzekutohem me vdekje, pranoj vdekjen!"*

*Shmangia e individualiteteve të tillë të mëdhenj e të devotshëm nga detyra dhe përgjegjësia e gjykatësit ka qenë pasojë e rëndësisë së dhënies së vendimit gjyqësor, e përgjegjësisë së rëndë. Sepse*

521. Ebu Davud, Tirmidhi, Ibni Maxhe.







*zbatimi i drejtësisë nuk është diçka e lehtë. Madje, në një hadith profetik thuhet:*

*"Kush nga njerëzit merr përsipër të gjykojë, do të thotë se i është prerë koka pa thikë!"*[522]

*Ky hadith profetik aludon për faktin se gjykimi, si një rrezikshmëri e madhe, bëhet shkak për shkatërrimin tragjik të personit që e merr përsipër. Sepse vendimi që mund të marrë padrejtësisht dikush i cili nuk zotëron denjësisht atributin e gjykimit, mund të bëhet shkak për fatkeqësinë e tij të përjetshme."*[523]

### c) Marrëdhëniet ndërnjerëzore (civile)

Drejtësia (adalet) nuk është vetëm një koncept juridik. Në të njëjtën kohë, është edhe parim moral dhe shoqëror. Prandaj duhet zbatuar në të gjitha veprimtaritë shoqërore. Dhe është urdhër hyjnor në fuqi për të gjithë muslimanët që të jenë të drejtë në mënyrë të tillë, të gjithanshme. Kjo e vërtetë shprehet qartazi në këtë ajet kur'anor:

**"Pa dyshim, Allahu urdhëron drejtësinë, mirësinë dhe ndihmën ndaj të afërmve, ndalon imoralitetin, paturpësinë, të keqen, dhunën dhe padrejtësinë. Dhe ju këshillon juve që ta kuptoni e ta zbatoni mirë!"**[524]

Në origjinalin e ajetit përdoret fjala **"fahshá"** që e përkthyem **"imoralitetin, paturpësinë"**, por që përmbledh në kuptimin e saj të gjitha aktet dhe veprimet e konsideruara *haram* (të ndaluara, të pabekuara) dhe *mëkat*, si marrëdhënien seksuale jashtë kurore, prostitucionin, sjelljet dhe bashkimet imorale, paturpësinë, zhveshjen, lakuriqësinë, vizatimet nudo dhe pornografinë teatrale dhe filmike, vallëzimet. Ndërkaq, çdo lloj veprimi që shkel si të drejtat e Zotit, ashtu dhe të robve, përfshihet në konceptin **"bag'j"**. Përballë këtij urdhri dhe ndalimi të Allahut të Lartë, për vendosjen e të mirës, e të bukurës dhe e të drejtës vetëm në përputhje me urdhrat e Tij, gjithashtu, për eliminimin e dhunës dhe padrejtësisë, e prostitucionit dhe e çdo lloj të keqeje dhe teprimi, të cilat i dekompozojnë dhe i

522. Ebu Davud, Tirmidhi.
523. **Ömer Nasuhî Bilmen**, idem, vëll. VI, f. 428.
524. Kur'ani, Nahl: 90.







shembin popujt dhe shoqëritë, prapë në përputhje me urdhrat e Tij, muslimani përdor çdo rrugëzgjidhje si domosdoshmëri e besimit të vet. Përndryshe, realizimi i të mirës dhe drejtësisë, eliminimi i dhunës, padrejtësisë dhe i punëve të këqija nuk mund të arrihen vetëm duke i menduar dhe duke i dashur ato.

**Ibni Ethiri** thotë:

*"Drejtësi do të thotë ta zbatosh plotësisht të drejtën dhe legjitimitetin e diçkaje pa u prirur ndaj dëshirave dhe pasioneve!"*

Allahu i Lartë e ka bërë drejtësinë farz (detyrim) për çdo njeri, kurse të kundërtën e drejtësisë, dhunën dhe padrejtësinë, i ka bërë haram (ndalim) për çdo njeri! Edhe sikur të jetë për atë vetë, edhe sikur të jetë ndonjë i afërm, edhe sikur të jetë dikush ndaj të cilit personi është i zemëruar, edhe sikur të jetë ndonjë mohues dhe heretik, trajtimi me drejtësi është kusht. Sepse të gjitha shoqëritë janë prishur dhe shembur nga padrejtësia dhe dhuna![525]

Në vështrimin e Islamit, drejtësi do të thotë t'i japësh gjithkujt dhe gjithçkaje atë që meriton, atë që i takon. Këtu përfshihet edhe vetvetja e personit që gjykon dhe vendos në emër të drejtësisë, ose jep drejtësi. Akte të tilla, si vetëmundimi pa shkak, vetëgjymtimi, vetëvrasja dhe dueli janë akte *haram*, të ndaluara, të pabekuara!

Ashtu si të gjithë profetët e mëparshëm[526], edhe profeti Muhammed, modeli shembullor për të gjithë besimtarët, është dërguar i urdhëruar për të vepruar me drejtësi dhe për të vendosur drejtësinë. Në Kur'anin e Shenjtë thuhet:

**"Me të vërtetë, Ne i dërguam profetët tanë me prova të qarta dhe, bashkë me ta, zbritëm librin** (që tregon urdhrat) **dhe peshoren** (drejtësinë dhe masën) **me qëllim që njerëzit ta mbajnë në këmbë drejtësinë!"**[527]

---

525. **Hasan Tahsin Feyizli**, Feyzü'l-Furkan, İstanbul, 2007, f. 276.

526. **"O Daud, Ne të bëmë ty zëvendës mbi tokë. Prandaj, vendos me drejtësi mes njerëzve, jo sipas dëshirës. Përndryshe,** (vendimet sipas qejfit) **të shmangin nga udha e Allahut. Ç'është e vërteta, për ata që shmangen nga udha e Allahut ka një ndëshkim të rëndë për shkak se e harrojnë ditën e gjykimit!"** (Kur'ani, Sad: 26)

527. Kur'ani, Hadid: 25.







**"Thuaju: "Zoti im më urdhëroi të jem i drejtë dhe i matur!"**[528]

**"Allahu i do ata që sillen me drejtësi!"**[529]

**"...Thuaju: "Unë i besova çdo libri që ka zbritur Allahu dhe unë u urdhërova që të sillem me drejtësi mes jush!"**[530]

Dhe Profeti i cili e pati realizuar drejtësinë në mënyrën më të përkryer, pati thënë:

*"Ata që do të sillen me drejtësi ndaj familjes së vet si dhe ndaj atyre që kanë nën kujdestari, ditën e kiametit do të ulen mbi minberë prej drite!"*[531]

Si dhe:

*"Një ditë drejtësi është më e vlefshme se gjashtëdhjetë vjet adhurim!"*[532]

Mendësia dhe praktika e drejtësisë e biografisë së Profetit do të shtjellohen përmbledhtazi më tej në kuadrin e çështjes **"Parimi i kriterit praktik"**, prandaj këtu po themi vetëm këtë që, si rrjedhojë e faktit që në jetën e tij janë vëzhguar shembujt më të shkëlqyer, disa personalitete perëndimorë, madje, e kanë shfaqur vlerësimin dhe admirimin e tyre për të. Njëri prej tyre është gjenerali **Lafajet**, ndër përgatitësit e **"Deklaratës së të Drejtave të Njeriut"** prej 17 nenesh të botuar më 1789 pas Revolucionit Francez. Ekipi që pati përgatitur deklaratën në fjalë, gjatë etapës përgatitore pati shqyrtuar edhe të drejtën islame në kuadrin e sistemeve të tjera të së drejtës. Dhe kur Lafajeti pati parë në sistemin e së drejtës islame mendësinë e lirisë dhe drejtësisë së saj si dhe zbatimet praktike të Profetit, e pati shprehur kështu vlerësimin dhe admirimin e tij:

"Lavdi ty, o arab i shkëlqyer që paske gjetur vetë drejtësinë!"[533]

Ekzistojnë fjalë të tilla vlerësuese të shumë mendimtarëve perëndimorë të cilët, megjithëse jomuslimanë, kanë mundur të shman-

---

528. Kur'ani, A'raf: 29.
529. Kur'ani, Huxhurat: 9.
530. Kur'ani, Shura: 15.
531. Muslim, Imare.
532. E ka transmetuar Dejlemiu.
533. "Ah illustre Arab; glorie â toi! Tu a trouvé la justice elle-méme!" (**Osman Ergin**, Balıkesirli Abdülaziz Mecdi Tolun, İstanbul, 1942, f. 130)







gen nga antipatia e sëmurë. Përmendja këtu e të gjitha këtyre fjalëve është jashtë temës sonë. Megjithëkëtë, le të mjaftohemi duke e përmendur ndër më të njohurën e këtyre thënieve vlerësuese e admiruese.

**Bismarku** i cili pati themeluar Bashkimin Gjerman më 1871, pati thënë:

“Jam i pafat që s’munda të jem bashkëkohësi yt, o **Muhammed**!”







## E. PARIMI I LIRISE

**"Liria"**, e cila, sipas vështrimit të Islamit, do të thotë mundësi e njeriut për të bërë ç'të dojë pa i shkaktuar dëm vetes dhe tjetrit dhe brenda pushtetit me të cilin është pajisur nga krijuesi, diskutohet në fushën e **"kaderit** (paravlerësimit hyjnor) **pezull"**[534]. Kurse lirshmëria për të vepruar brenda një fushe të caktuar u është njohur njerëzve dhe xhindve të pajisur me vullnet të pjesshëm. Janë vetëm këto dy grupe qeniesh, mbi vullnetin e të cilëve është ngarkuar një barrë e caktuar. Ndërkaq, meqë jeta dhe veprimtaria e xhindve nuk njihen, liria e tyre, përdorimi i lirisë prej tyre, si dhe kufijtë e lirisë së tyre janë jashtë fushës së preokupimit të shkencave.

Kurse në fushën e *kaderit absolut*[535], qeniet janë si robotë për sa u përket tërë ekzistencës së tyre, si dhe veprimtarisë së tyre. Ata kryejnë veprimtari në mënyrë të caktuar dhe të paravlerësuar. Specifikat e caktuara e të paravlerësuara ku futet edhe trupi i njeriut, quhen në fe **"ádetulláh"** (zakon i Allahut) ose **"sunnetulláh"** (traditë e Allahut). Këto janë të vërtetat që, në filozofi dhe në shkencat pozitive (shkencat e natyrës), quhen **"ligjet e natyrës"** dhe që teorikisht vlerësohen si **"determinizëm"**. Qysh në periudhën e Antikitetit[536], të gjithë filozofët patën tërhequr vëmendjen mbi determinizmin që ekzistonte në gjithësi dhe nuk patën arritur dot të përfytyronin një **"liri"** si vepër të vullnetit jashtë tij. Për shembull, sipas **Sokratit** (469-399 p.e.r.), ne mund t'i njohim kuptimin dhe

534. Në origjinal: kader-i muallak. Shën. i përkthyesit.

535. Në origjinal: kader-i mutlak. Shën. i përkthyesit.

536. Antikiteti shtrihet në një periudhë kohore njëmijëvjeçare, nga shekulli VII p.e.r, gjer në shek. III e.r. Periudha pas **Aristotelit** (384-322) quhet **"periudha helenistike"**.







qëllimin final të jetës njerëzore, si dhe **"të mirën e lartë"**[537] të shpirtit, gjë që është e vetmja gjë e mundshme dhe e dobishme. Kjo pikëpamje e cila i përfton vlerë informacionit (njohjes), është deterministe, sepse epërsinë në moral dhe virtyt e mbështet te natyra krijimore, e thënë më saktë, te arsyeja. Edhe **Platoni** (427-347 p.e.r.) ka, pak a shumë, të njëjtën pikëpamje. Edhe ai ka thënë se, vetëm me anë të një ndjenje të brendshme të pagabueshme, mund ta njohim veten dhe të mirën e lartë. **Aristoteli** (384-322) ka pretenduar se liria ndodhet brenda njeriut si domosdoshmëri e parimit të lëvizjes. Ai nuk pati kërkuar ndonjë të vërtetë lirie jashtë njeriut. Sipas **Epikurit** (341-270), njërit nga ata që e kanë dënuar **Demokritin** (460-360 p.e.r.), dhe gjithë filozofëve **stoicistë**[538], liria është njohja e domosdoshmërive të natyrshme dhe përshtatja e vullnetit sipas tyre, gjë që do të thotë konfondim i vullnetit me instinktet.

Në Mesjetë, filozofia ia la vendin mendësisë irracionale të krishterizmit dhe, pastaj, çdo lloj pikëpamjeje që binte në kundërshtim me teologjinë krishtere, u shpall e ndaluar. Kështu, filozofia u shndërrua në një veprimtari të ndërvarur jo me arsyen, por me teologjinë. Ndërkaq, filozofi skolastik **Shën Anselmi** (1103-1109) për të cilin kemi folur pak më parë, si dhe, më pas, filozofë si **Dekarti** (1596-1650), **Spinoza** (1632-1677) dhe **Lajbnic** (1646-1716) që ecën në rrugën e tij, u përpoqën ta vërtetojnë ekzistencën e Zotit me argumenta ontologjikë.

Megjithëkëtë, në çështjen e lirisë, edhe këta kanë qenë të lidhur pas misticizmit krishter fatalist. Vetëm **Shën Tomas** (1125-1274), duke u çliruar nga determinizmi, u përpoq t'i gjente një mbështetje tjetër lirisë së njeriut.

Edhe **Dekarti** i cili, duke thënë "cogito ergo sum", *"mendoj, pra jam"*, e pranonte mendimin si themel të qenies së njeriut, megjithëse e pati trajtuar lirinë si një fenomen të vullnetit për të zgjedhur, e pranon determinizmin me aspektin e tij të lidhur me besimin ose bindjen religjioze. Edhe **Spinoza** (1632-1677), një çifut hollandas, po ashtu si **Dekarti**, e vlerëson lirinë si një eveniment shpirtëror

537. Në origjinal: hayr-ı a'lá. Shën. i përkthyesit.

538. Kryepropoganduesi i kësaj pikëpamjeje është **Zenoni nga Qiproja** (336-264). Në Lindje, ky drejtim filozofik quhet **"Revâkıyyûn"** (filozofët e nënstrehës së portës). Në greqishten e vjetër, **stoa** quhej **streha e portës**. Filozofët e kësaj pikëpamjeje mblidheshin në Athinë nën strehën e një porte. Pikëpamjet e tyre ishin panteiste, domethënë, sipas tyre, qeniet në natyrë ishin fragmente të qenies së Zotit.







dhe pranon se liria shfaqet si pasojë nevojash dhe domosdoshmërish.

Njëri prej filozofëve më të mëdhenj të kohëve të reja, filozofi gjerman Emanuel Kant (1724-1804), pasi e pati vërtetuar ekzistencën e Zotit me anë të arsyes praktike dhe njeriun, me anë të ndërgjegjes e cila e shtyn atë në veprimin moral, pati pretenduar se veprimi moral ekziston në sajë të lirisë. Sipas tij, ndërsa shpesh herë, njerëz me moral të bukur nuk e arrijnë dot në këtë botë qetësinë dhe lumturinë për të cilën janë të denjë, përkundrazi, bëhen viktimë e dhunës dhe padrejtësive të ndryshme të shumta, është domosdoshmëri e arsyes të besosh se ekziston pavdekshmëria e shpirtit dhe një botë tjetër ku njerëz të tillë të marrin, më në fund, shpërblimin përkatës, po ashtu, edhe njerëzit që kanë bërë të këqija në këtë botë, ta vuajnë dënimin përkatës!

Përgjithësisht, cilindo filozof apo sistem filozofik që ta marrim në dorë, do të vëmë re asnjëri prej tyre nuk ka një mënyrë shpjegimi të ngjashme me shpjegimin e përkryer të **"të vërtetës së njeriut"** në botëkuptimin islam dhe se asnjëri prej tyre nuk ka mundur dot të japë një shpjegim të plotë mbi shfaqjen e vullnetit të njeriut. Dhe si mundet të ndodhë ndryshe? Ç'mund të pritet prej tyre kur kanë për kapital arsyen e cunguar dhe, rrallë, ndjenjat (**Bergson, Kant**)? Kurse botëkuptimi islam është parashtruar nga Zoti me dije dhe përfshirje të pafund. Kështu, pra, tani, le ta shpjegojmë entitetin e vullnetit dhe aftësisë zgjedhëse të njeriut në optikën e Islamit.

Parimet themelore të rendit shoqëror islam janë **"liria"**, **"drejtësia"** dhe **"miqësia/vëllazëria"**. Nga këto, liria është rezultat i faktit që njeriu është i pajisur eternalisht me vullnet.

Siç e kemi shpjeguar pak a shumë, më parë, me rastin e diskutimit mbi parimin e voluntarizmit, Zoti i pati pyetur shpirtrat në çastin e krijimit të parë: **"Elestu bi-rabbikum / A s'jam unë Zoti juaj?"** Dhe pati marrë prej tyre përgjigjen: **"Belá / Po!"**[539] Kjo është një marrëveshje zot-rob. Ndërkaq, duhet nënvizuar se për marrëveshjen është kusht që të dy palët të kenë vullnet, të jenë të vullnetshme, të veprojnë me vullnetin e tyre të lirë. kjo deklaratë hyjnore tregon se njerëzit zotërojnë një **"të drejtë zgjedhjeje"** që mund të realizohet me një shfaqje vullneti tek ta. Eshtë kuptimplotë fakti që,

539. Kur'ani, A'raf: 171-172.







në këtë specifikë, pyetja është **"përforcim me anë të pyetjes"**[540]. Duke i lënë shpirtrat në pozitën e pohimit të vartësisë së tyre prej Tij si krijesa të Tij, si vanitete dhe qenie të vdekshme në raport me Të si qenie sublime dhe e pavdekshme, Zoti ka treguar, duke ua kujtuar këtë marrëveshje atyre që mund të heqin dorë nga bindja, bazën ligjore të ndëshkimit të tyre si pasojë e shkeljes së marrëveshjes në fjalë, gjë që është realizuar si domosdoshmëri e atributit të Tij, **"Âdil / i Drejtë"**.

Ky pohim i vullnetshëm i pozitës së robit do të thotë pranim, në të njëjtën kohë, i një kufizimi me pëlqim të lirisë së dhuruar njerëzve, gjë që tregon se, në optikën e Islamit, nuk ka **"liri absolute"**.

Me të vërtetë, liria njerëzore ka dy kategori kufizimesh: njëra, objektive dhe, tjetra, subjektive. Kufizimi objektiv sanksionohet me faktin që çdo forcë dhe mundësi që i jepet njeriut, është e kufizuar. Ai nuk mund të realizojë asnjë sajim që ndodhet mbi kufirin e fuqisë së tij fizike e shpirtërore. Në specifika të tilla, ai mundet vetëm të bëjë sajime iluzive. Kurse kufizimi subjektiv realizohet me anë të bindjes ndaj urdhrave hyjnorë. Prandaj, ai meriton ndëshkim për aq sa idetë dhe veprimet e tij në opozicion me urdhrat hyjnorë që përbëjnë për të bazë legjitime, janë të huaja për garancinë që ka dhënë në eternitet.

Në optikën e Islamit, njerëzit e fillojnë jetën e kësaj bote me librat e punëve të bardha, pa asnjë shënim, domethënë, edhe të pafajshëm (inocentë, të pamëkat), edhe të pameritë, pa asnjë autorësi mirësie dhe merite. Madje, konsiderohen në të njëjtin pozicion në këtë botë përpjekjeje gjersa të arrijnë moshën e pubertetit[541]. Kurse në krishterizmin e shtrembëruar, çdo njeri është mëkatar i bashkëlindur. Sipas krishterizmit, burimi i mëkatit që bart njeriu në mënyrë të bashkëlindur, është **"gabimi mëkatar"**[542] i njeriut të parë dhe

540. Në origjinal: te'kid-i istifhamî / përforcim pyetësor (angl. interrogative r - iteration). Shën. i përkthyesit.

541. Sipas juridiksionit fetar islam, me arritjen e moshës së pubertetit, dom - thënë, të pjekurisë seksuale, njeriu arrin edhe pjekurinë mendore dhe, nëse është musliman, bëhet përgjegjës për aktet e veta dhe zotërues i të drejtave të veta. Edhe sistemet e tjera juridike, fetare apo laike, caktojnë një cak fiziologjik-moshor, mbështetur në koncepte dhe konsiderata biologjike të caktuara, kur njeriu fillon të bëhet përgjegjës për aktet e veta dhe zotërues i të drejtave të veta para ligjit përkatësisht kanunor ose laik. Shën. i përkthyesit.

542. Në origjinal është përdorur fjala "zel'le" (lat. lapsus), gabim pa dashje, gabim i pavullnetshëm, që është një konsideratë islame mbi "mëkatet" e profetëve.







profetit të parë, **Adamit**, që është bërë shkak për përzënien e tij nga parajsa. Në atë mëkat marrin pjesë të gjithë njerëzit. Gjithnjë sipas konceptualitetit krishter, personi i cili vdes pa u pagëzuar, qoftë edhe foshnjë e porsalindur, shkon drejtpërdrejt në ferr. Prandaj është kryqëzuar Jezusi, që kryqëzimi i tij të shërbejë si dëmshpërblim për mëkatin e bashkëlindur të njerëzve. Ditën e tretë pas kryqëzimit, është ringjallur dhe është ngritur fizikisht në qiell, kurse ditën e ringjalljes do t'i gjykojë njerëzit.

Kurse në Islam, askujt nuk i ngarkohet mëkati i kryer prej një tjetri. Çdokush mban përgjegjësi për bëmat e veta.[543] Prandaj vjen në botë si i pamëkat.

Nga ana tjetër, Jezusi, Hz. Isai, nuk është kryqëzuar. Kjo e vërtetë shprehet kështu në Kur'an:

**"... për shkak se thanë "ne e vramë të dërguarin e Allahut, mesihun Isa, të birin e Merjemes"... Por as e vranë dhe as e varën, vetëm se ashtu iu tregua atyre, prandaj, ata që bien në kundërshtim për të, janë në dyshim. Se ata s'kanë ndonjë njohuri për të, vetëm shkojnë pas pandehmash. Atë nuk e vranë në fakt** (në mënyrë të dëshmueshme)**, por, e drejta është se atë e lartësoi Allahu drejt vetes. Allahu është i shenjtë e gjykues!"**[544]

Veç kësaj, ai që ka për t'i gjykuar njerëzit në jetën e pasme, ahiret, pas ringjalljes, nuk është Hz. Isai, por Allahu, Zoti dhe gjykatësi i vetëm i asaj dite![545]

Në Kur'anin e Shenjtë thuhet:

**"Çdo nefs (frymë, vete) do ta shijojë vdekjen dhe pastaj do të ktheheni vetëm tek Ne!"**[546]

---

Kurse në krishterizëm, edhe pse, si në Islam, profetët konsiderohen të pamëkat, inocentë, akti përkatës i profetit Adem / Adam konsiderohet mëkat. Prandaj unë përdora në përkthimin e fjalës "zel'le" të origjinalit, shprehjen "gabim mëkatar" më pranë konceptualitetit krishter. Shën. i përkthyesit.

543. **"Dhe asnjë mëkatar nuk merr mbi vete barrën e mëkateve të tjetrit!"** (Kur'ani, En'am: 164; ose Isra: 15, Fatir: 18, Dhumer: 7)

544. Kur'ani, Nisa: 157.

545. Kur'ani, Haxh: 56.

546. Kur'ani, Enbija: 35.







Sipas një hadithi të Profetit (s.a.s.), *"Çdo i lindur lind me natyrë islame, pastaj prindërit e bëjnë atë çifut, krishter apo zjarradhurues!"*[547] Kjo do të thotë se – ashtu siç u parashtrua më parë gjerë e gjatë – mbi natyrën krijimore të njeriut dhe vullnetin njerëzor janë në veprim shumë faktorë të përcaktuar a të papërcaktuar. Në qoftë se nuk shtrembërohen këta faktorë, natyra e njeriut së bashku me të gjitha prirjet e saj, është dhe mbetet në përputhje me përmbajtjen e Islamit. Është për këtë arsye që poeti gjerman **Gëte** ka thënë:

"Të gjithë ne jetojmë në Islam!"[548]

Në optikën e Islamit, i cili përmban urdhra dhe ndalime krejtësisisht siç e kërkon natyra e pastër, njeriu është **"me'mun"** / "i besueshëm" dhe **"mukel'lef"** / "përgjegjës", domethënë, njeriut i është dhënë besim dhe i janë ngarkuar disa barrë. Kjo është rrjedhojë e faktit që njeriu është i lirë dhe i vullnetshëm në mënyrë të bashkëlindur. Në Kur'anin e Shenjtë thuhet kështu:

**"Pa dyshim, ne ua propozuam amanetin qiejve, tokës dhe maleve, por ata u druajtën ta merrnin përsipër; atë e mori përsipër njeriu!"**[549]

Përgjegjësia e marrjes përsipër të **"amanetit"**, gjë për të cilën bëhet fjalë në ajet, është një situatë cilësore që e bën të domosdoshme qenia i lirë, sepse propozimi është me vend ose i logjikshëm vetëm për dikë që është i lirë. Ngaqë personi që ndodhet nën shtrëngim nuk ka të drejtë parapëlqimi dhe zgjedhjeje, atij nuk mund t'i bëhet propozim. Për atë që s'është i lirë, mund të ketë vetëm urdhra. Ndërkaq, liria për të cilën po bëjmë fjalë, mund të shfaqet në këto forma:

a) Liri e personit;

b) Liri qytetare;

c) Liri e mendimit (idesë) dhe opinionit;

d) Liri e pronësisë private;

e) Liri politike.

---

547. Muslim, Kader, 46/6.

548. Shih artikullin e shkruar nga i konvertuari në Islam, **Muhtedí Ahmed Schmiede**, mbi veprën e **Abdurrahim Zapsu**-së, İslâm Tarihi (İstanbul, 1978); idem, f. 671. Veç kësaj, në lidhje me interesimin e **Gëtes** për Islamin, mund të shihet kjo vepër: **Dr. Bayram Yılmaz, Goethe ve İslamiyet**, İstanbul, 1991.

549. Kur'ani, Ahzab: 72.







Përveç kufizimeve objektive dhe subjektive që shpjeguam më sipër në përdorimin e të gjitha këtyre formave të lirisë, ekziston edhe një shkak tjetër kufizimi që është **"kujdestaria"**[550]. Kujdestaria është një lloj pushteti që ka dikush ligjërisht mbi dikë tjetër. Nga ky pushtet rrjedhin si të drejtat dhe detyrimet e "kujdestarit", ashtu dhe të drejtat dhe detyrimet e personit nën kujdestari, pra, kujdestaria e kufizon lirinë edhe të kujdestarit, edhe të personit nën kujdestari. Kujdestaria ndahet në **"kujdestari individuale"** dhe **"kujdestari kolektive ose publike"**[551].

**Kujdestaria individuale** është kujdestaria mbi individë, si prindërit dhe fëmijët e parritur (që s'kanë arritur moshën e pubertetit, moshën kur konsiderohen ligjërisht përgjegjës). Fëmijët mund të jenë edhe të dikujt tjetër, fëmijë që s'i kanë prindërit. Ligji cakton një kujdestar për mirrërritjen e tyre dhe miradministrimin e pronës së tyre. Në të njëjtën kohë, kujdestar caktohet edhe për persona të rritur por të paaftë për të mbrojtur interesat e tyre. Kujdestarë të personave individualë (ose privatë) quhen edhe kujdestarët që caktohen për kryerjen ose vënien në jetë të një specifike të caktuar, edhe anëtarët e këshillit administrativ të një vakfi. Ndërkaq, që të gjitha llojet e kujdestarive të kryhen me drejtësi dhe dinjitet, është kusht që kujdestarët të jenë persona të drejtë e të ndershëm. Sigurimi dhe kontrolli i kësaj është një e drejtë që i njihet autoritetit politik i cili është **"kujdestar kolektiv ose publik"**.

Gjatë gjithë historisë është njohur e domosdoshme ekzistenca e një autoriteti të lartë për sigurimin e paqes dhe rendit shoqëror dhe ky autoritet është ngritur dhe siguruar në forma të ndryshme. Domosdoshmëria e autoritetit në fjalë është vështruar dhe vlerësuar edhe me të kundërtën e vet, mungesën e autoritetit, gjë që çon në sundimin e anarkisë në shoqëri. Në Islam, ky autoritet quhet **"autoritet i lartë urdhërues"**[552]. Ummeti, bashkësia, është lënë i lirë në mënyrën e sajimit të këtij autoriteti, domethënë, nuk ka dalë ndonjë urdhër detyrues mbi këtë. Kjo bën të mundur që të veprohet sipas gjendjes dhe kushteve. Është si rrjedhojë e kësaj që kontradikta e

550. Në origjinal: velâyet. Koncepti i kujdestarisë, format e zbatimit të tij dhe sanksionet për mosrespektimin e të drejtave dhe detyrimeve ndaj kujdestarisë ekzistojnë edhe në të drejtën civile të legjislacionit laik perëndimor. Shën. i përkthyesit.

551. Në origjinal, përkatësisht: velâyet-i hâssa dhe velâyet-i âmme. Shën. i përkthyesit.

552. Në origjinal: ulu'l-emr. Shën. i përkthyesit.







parë në historinë e Islamit është shfaqur në caktimin e **"kalifit"**. Islami i cili nuk ka vënë ndonjë rregull mbi çështjen e vendosjes së autoritetit politik por e ka lënë ummetin të lirë, ka katër konkluzione imperative lidhur me përdorimin e këtij autoriteti. Këto janë:

1) Zbatimi i konkluzioneve dhe vendimeve kanunore;

2) Dhënia e amanetit (detyrës dhe përgjegjësisë) duke u mbështetur mbi kompetencën;

3) Zbatimi i këshillimit, domethënë ekzistenca dhe funksionimi i organit konsultativ;

4) Zbatimi i besëdhënies (biat) në formë votimi ose miratimi publik për autoritetin politik.

Në Kur'anin e Shenjtë është urdhëruar kështu:

**"O ju që keni besuar! Bindiuni Allahut, bindiuni të Dërguarit, bindiuni edhe autoritetit urdhërues i cili është prej jush!"**[553]

Por kjo bindje varet nga realizimi i kushteve të mësipërme. Në qoftë se mungon edhe njëri nga kushtet në fjalë, në vend të bindjes bëhet i domosdoshëm (vaxhib) kundërshtimi, gjë që, në terminologjinë e juridiksionit fetar quhet **"kryengritje kundër autoritetit"**[554].

Siç e kemi shpjeguar më parë, në Islam, autoritetit urdhërues, pushtetar, i është njohur **"e drejta e qortimit"**[555]. Kjo është e drejta për të bërë rregullime ligjore të dukura si të domosdoshme dhe vënia e disa ndalimeve ligjore sipas interesave dhe qëllimeve të reja – me kusht që rregullimet apo në fjalë të mos jenë të huaja për dogmën. Osmanët e patën emërtuar këtë si **"ndalime sulltanore"**. Kështu që, edhe kjo situatë cilësore do të thotë një formë tjetër e kufizimit të lirisë.

Në këtë mënyrë, **"liria"** për të cilën treguam format kryesore të kufizimit, është, në vështrimin e Islamit, një ndër të drejtat e natyrshme dhe themelore po ashtu siç është e drejta për të jetuar. Siç u pa në kujdestarinë individuale, liria e personave privatë nuk mund

553. Kur'ani, Nisa: 59.
554. Në origjinal: hurûc ale's-sulta. Shën. i përkthyesit.
555. Në origjinal: hakk-i tâzir. Shën. i përkthyesit.







të kufizohet nga kujdestarët publikë përveçse me qëllim mbrojtjen e shoqërisë. Shfaqja më esenciale e kësaj vëzhgohet në lirinë e besimit dhe ndërgjegjes. Islami kurrë s'e miraton pranimin apo ndërrimin e fesë apo drejtimit doktrinar me forcë. Me konkluzionin **"nuk ka detyrim në fe"**, Kur'ani i Shenjtë e ka ndaluar rreptësisht këtë. Metoda e përhapjes së Islamit është bindja me anë të kumtimit fetar të quajtur **"teblig"**. Siç do të shpjegohet më tej, xhihadi në formë lufte është i lejueshëm (xhaiz) jo me qëllim sulmi, por mbrojtjeje. Veç kësaj, nëse gjatë zhvillimit të luftës, armiku kërkon falje ose bëhet musliman, ndërprerja e luftës bëhet e detyrueshme. Sepse Allahu i ka shpallur muslimanët vëllezër[556] dhe ka ndaluar çdo lloj grindjeje e konflikti mes tyre.

Ndërkaq, në shtetin islam, jomuslimanët janë për qeveritarët dhe pushtetarët, **"vediatullah"**, amanete të Allahut. Atyre u mbrohen të gjitha llojet e të drejtave të besimit dhe ndërgjegjes. Kjo specifikë është e fiksuar me dëshmi të panumërta të historisë.

Çdo njeri që jeton në shtetin islam gëzon të drejtën dhe lirinë e zotërimit te pronës private dhe e zhvillimit të tregtisë së lirë, mjafton që këto të drejta të mos përdoren në dëm të një tjetri apo të shoqërisë. Për shembull, një tregtar nuk mund të krijojë stoqe mallrash me qëllim për të shkaktuar krizë në treg, për pasojë, për ta ngritur çmimin e mallit. Gjithashtu, është e ndaluar përdorimi i një të drejte vetëm për t'i shkaktuar dëm një tjetri. Për shembull, dikush nuk mund të ndërtojë në kopshtin e vet një mur rrethues të lartë jo sepse e ka të nevojshme a të domosdoshme, por vetëm për t'ia mbyllur pamjen komshiut.

Çdokush është i lirë të besojë siç dëshiron dhe t'i përhapë mendimet e veta, mjafton që mendimet e tij të mos jenë të tilla që ta trondisin rendin shoqëror. Edhe në këtë rast, madje, i pandehuri gjykohet dhe, po nuk iu provua faji, nuk dënohet. Në historinë tonë, në kohën e sulltan **Mehmet Çelebiut**, birit të **Bajazitit Rrufe**, i cili u tregua i aftë për ta ripërtëritur shtetin pas dëmeve që i shkaktoi konflikti me **Timurin e mallkuar**, **Sheh Bedreddini** që ngriti krye me armë, u ekzekutua me vdekje pasi u gjykua, megjithëse s'ishte e nevojshme t'i provohej faji. I vetmi përjashtim i rregullit të vërtetimit të fajit me gjykim është **"krimi politik"**. Vetëm se nuk duhet harruar që edhe ky përjashtim është konsideruar i lejuar si

556. Kur'ani, Huxhurat: 10.







kompetencë e njohur për sulltanin nga dijetarët fetarë, kompetencë e cila i jepte mundësi sulltanit të vendoste personalisht mbi burrat e shtetit të rangut të vezirit si dhe mbi pjesëtarët e dinastisë, për shkak të **kryengritjes kundër shtetit** dhe urgjencës që mund të paraqiste çështja e tyre. Natyrisht, kjo çështje ka detajet dhe hollësitë e saj, për të cilat duhen bërë edhe shumë shpjegime, por për këtu është e mjaftueshme me kaq.

Janë edhe dy specifika që e ngushtojnë apo e zgjerojnë kuadrin e përgjithshëm të lirisë në botëkuptimin islam. Specifikat në fjalë janë **"skllavëria"** dhe **"robëria"** si dhe çështja e **"hapësirës së luftës"**.

### a) Skllavëria dhe robëria

Historia e skllavërisë është e vjetër sa historia e njerëzimit. Dihet se një nga të bijtë e profetit **Nuh** (Noe), **Ham**-i, e pati ndëshkuar të birin, **Kenan**, duke ua dhënë si skllav të vëllezërve **Sam** dhe **Jafes**.[557] Në Testamentin e Vjetër nuk ka asnjë konkluzion mbi çështjen se si mund ta rifitojnë skllevërit lirinë, përveç një konkluzioni, sipas të cilit skllavi të cilit skllavopronari ia ka verbuar sytë ose ia ka thyer dhëmbët, mund ta rifitojë lirinë si rrjedhojë e trajtimit të keq.[558]

Në ungjill nuk ka asnjë konkluzion lidhur me çlirimin e skllevërve. Për më tepër, teologu i njohur kristian, Shën Tomas d'Akuini, ka pretenduar se skllavëria ishte rezultat i natyrshëm i mëkatit të parë të kryer nga Adami. Skllavëria e pranuar si një institucion bazë, ashtu si shteti apo familja, qe futur në botën krishtere nga Greqia dhe Roma.

Në çastin e parë të daljes së tij, Islami e gjeti skllavërinë si një institucion që ishte vendosur, kishte zënë rrënjë dhe ishte përhapur me kohë në Gadishullin Arabik po ashtu si edhe në të gjithë botën. Skllavëria e cila qysh nga koha e **Aristotelit** i cili pretendonte se shumë njerëz nuk zotëronin në mënyrë të bashkëlindur epërsitë e domosdoshme për të qenë të lirë, ishte një fakt social të cilin çdokush e konsideronte si të natyrshëm, për të cilin askush

557. Gjeneza, 9/20-29.
558. Eksodi, 21/26.







nuk mendonte ndonjë reformë, aq më pak shfuqizim dhe eliminim, për herë të parë në historinë e njerëzimit hyri me Islamin në një udhë **reformash përmirësuese** që do të kishin si rezultat shfuqizimin dhe eliminimin e tij. Para së gjithash, kjo situatë ishte rezultat i **"metodës gradualiste"** të parapëlqyer e të përdorur gjerësisht nga Islami për realizimin e ndryshimeve sociale. Është një metodë hyjnore e vëzhguar edhe në zbritjen (revelimin) e legjislacionit islam, madje, që, në vend që të detyrohen njerëzit, duke i vrarë e prerë ata me anë të një mendësie revolucionare, përmbysëse, për të pranuar ndryshime rruge dhe mendësie, të realizohen ndryshimet praktike pasi të jenë përgatitur ata mendërisht dhe praktikisht. Prova më e pagabueshme e kësaj është fakti që Profetit i zbritën (iu reveluan) konkluzionet besimore në Periudhën e Mekës, kurse ajetet juridike iu lanë për në Periudhën e Medinës. Veç kësaj, pati edhe shkaqe të tjera që e patën bërë të domosdoshme që të veprohej në këtë mënyrë. Këto shkaqe mund t'i përmbledhim kështu:

1) Burimi bazë i shkllavërisë ishte lufta dhe, si rezultat i saj, robëria. Dhe po të mendohet se lufta kurrë s'do të eliminohet, kuptohet lehtësisht se, në atë kohë, në vend që skllavëria të eliminohej në mënyrë të njëanshme e të menjëhershme, do të ishte më e nevojshme dhe më e rëndësishme për të ardhmen që t'i jepej skllavërisë një status juridik që do t'i njihte të drejtën për të jetuar njerëzisht. Edhe Islami këtë bëri. Një hadith i Profetit i cili deklaronte se lufta midis të drejtës dhe të shtrembrës do të vazhdonte gjer në kiamet[559], është kështu:

*"Mos e kërkoni përballjen me armikun, por, kur të mbeteni të detyruar ta bëni këtë, tregohuni tolerantë dhe lutiuni Allahut për mëshirë dhe paqe!"*[560]

2) Po qe se skllavëria do të shfuqizohej dhe eliminohej, derdhja e gjakut në luftëra do ta kapërcente qëllimin për të dalë fitimtar dhe do të shndërrohej në krim. Sepse, pa dyshim, pala që zinte rob, do të parapëlqente ta vriste armikun e zënë rob ngaqë s'do të kishte asnjë lloj përfitimi prej tij po ta linte gjallë. Por, gjithashtu, pa asnjë dyshim, reformimi i këtij institucioni krijonte mundësinë që të përfitohej nga robërit duke i liruar me dëmshpërblim ose duke i mbajtur si skllevër, për pasojë, pakësonte vrasjet në luftë.

559. Ebu Davud, Xhihad, 33.
560. Buhari, Xhihad, 112.







3) Në ato kohëra, kombet dhe shtetet nuk e kishin mundësinë dhe as e kishin formuar shprehinë për të marrë vendime të përbashkëta, prandaj, nëse muslimanët do ta shfuqizonin dhe eliminonin në mënyrë të njëanshme skllavërinë dhe meqë shtetet e tjerë nuk do të bënin të njëjtën gjë, situata e krijuar do të lindte përfundime të rrezikshme në dëm të muslimanëve.

Statusi i ri ligjor që i përftoi Islami skllavërisë të cilën nuk e shfuqizoi dhe nuk e eliminoi për këto shkaqe që përmendëm, mund të parashtrohet në mënyrë të përmbledhur kështu:

Para së gjithash, Islami e zbriti në një burimin e shumëllojshëm të skllavërisë, në robërinë e luftës. Ndërkaq, jo vetëm u vu si kusht çlirimi i skllevërve për shlyerjen e disa mëkateve[561], por edhe u hap rruga për të çliruar skllevër në mënyrë vullnetare me qëllim për të merituar pëlqimin e Allahut. Më e rëndësishme se kjo është se, në bazë të një urdhri hyjnor, një pjesë e të ardhurave të shtetit duhej të përdoreshin për të çliruar skllevër.[562]

Është një e vërtetë historike që, duke e eliminuar me kohë skllavërinë, u përdorën të gjitha pretekstet për ta shndërruar atë në **"robëri lufte"**. Për shembull, qysh në luftën e Bedrit, robërit politeistë mekas që dinin shkrim e këndim, u liruan me kusht që t'u mësonin secili dhjetë fëmijëve muslimanë shkrim e këndim.[563]

Veç këtyre, në vështrimin e Islamit, një fëmijë me atësi dhe amësi të panjohur, i hedhur në rrugë dhe pa njeri që t'i dalë për zot, është konsideruar i lirë. Kujdesi dhe mirërritja e fëmijëve të tillë është detyrë e shtetit. Për më tepër, për të treguar se sa rëndësi e madhe i atribuohet lirisë në Islam, në qoftë se një fëmije të tillë i dalin për zot dy persona të veçantë duke pretenduar secili se është i tiji, për ta zgjidhur mosmarrëveshjen, merret për bazë liria. Kështu, në qoftë se njëri nga personat është musliman, por skllav, kurse personi tjetër është jomusliman, por i lirë, sheriati ia jep fëmijën personit jomusliman, por të lirë, me qëllim që fëmija të ketë një të ardhme si njeri i lirë.[564] Siç shihet në këtë shembull, një fe e cila ka në themel të tërë sistemit të vet besimin monoteist *tevhid*, dhe e cila thotë se

561. Kur'ani, Maide: 89; Muxhadele: 3.
562. Kur'ani, Tevbe: 60.
563. **Süleyman Nedevî**, Asr-ı Saâdet, İstanbul, 1928 (1347).
564. **Shehulislam Mustafa Sabri**, Meseleler, İstanbul, 1995, f. 161.







“nderi i njeriut është te besimi i tij”[565], kur vjen puna, i jep prioritet lirisë ndaj besimit, sepse dëshiron që individi ta pranojë besimin jo me shtrëngim, por me vullnetin e vet të lirë!

Le ta prekim shkurt edhe specifikën se ç’status juridik i është dhënë, në fakt, skllavërisë për të cilën janë bërë përpjekje për ta shfuqizuar dhe eliminuar gradualisht me këto mënyra çlirimi që në të drejtën islame shprehen me terma, si **“ıtk”**, **“fek”** dhe **“tahrir”** që kanë si kuptim kryesor “çlirimin nga skllavëria”.

Një skllav musliman nuk ka asnjë ndryshim nga muslimani i lirë për sa u përket adhurimeve. Ndërkaq, meqë nuk ka pronë dhe pasuri private, është i përjashtuar nga adhurimet pronësore si haxhi dhe zeqati. Zotëria i tij paguan vetëm sadakanë e fitrit për të. Edhe sllavinjave u është njohur më shumë liri mbulimi në krahasim me femrat e lira. Në lidhje me të drejtën për të vepruar si person juridik, në disa raste, skllavi ka liri të plotë, në disa raste, liri të kufizuar. Për shembull, mund të hyjë në borxh, por nuk mund të martohet pa lejen e zotërisë. Por ka kompetencë të plotë kërkese për ndrarje nëse është i martuar apo martohet. Ai mund ta ndajë dhe ta shkurorëzojë gruan pa i marrë leje zotërisë.

Sipas kodit penal islam, skllavi është në pozitë më të favorshme se njeriu i lirë. Për shembull, në fajet për të cilat kërkohet dënimi më i lartë, skllavit i jepet gjysma e dënimit që do t’i jepej njeriut të lirë. Për shembull, skllavit që kryen zina-adulter (marrëdhënie seksuale të paligjshme), i jepet gjysma e dënimit që do t’i jepej një njeriu të lirë beqar. Kjo shkon gjer atje, saqë edhe sikur të jetë i martuar, skllavi dënohet duke u konsideruar i lirë. Kurse në dënimet një për një me fajin (kisas), kur zbritja gjysmë për gjysmë është e pamundur, skllevërit dënohen njëlloj me njerëzit e lirë.

Në Kur’anin e Shenjtë, ndër njerëzit të cilëve u duhen bërë të mira, skllevërit janë përmendur menjëherë pas prindërve dhe farefisit të afërt.[566] Nafakaja (strehimi, ushqyerja dhe veshmbathja) e skllavit i takon zotërisë, pronarit të tij. Në hadithet profetike është porositur që ushqyerja dhe veshmbathja e skllevërve të jetë e njëjtë me ushqyerjen dhe veshmbathjen e anëtarëve të familjes. Njëri nga hadithet në fjalë është kështu:

565. *“Nderi i njeriut është te besimi i tij, jo te pasuria apo te soji i tij!”* (Hadith profetik)

566. Kur’ani, Nisa: 36.







*“Mos u thirrni atyre “skllavi im”, por “biri im” ose “bija ime”. Si barku i* ***Ademit****, edhe skllevërit janë vëllezërit tuaj. Eshtë Allahu që e bën të mundur që ata të jenë në shërbimin tuaj. Mos harroni se Allahu mund t’ju kishte vënë ju në shërbim të tyre! Prandaj, silluni mirë me ta. Mendojeni edhe këtë që e drejta dhe fuqia e Allahut mbi ju është më e madhe se e drejta dhe fuqia juaj mbi skllevërit!”*[567]

Veprimet e padrejta të bëra ndaj një skllavi ndëshkohen njëlloj me veprimet e padrejta të bëra mbi një njeri të lirë!

Skllavinja beqare dhe ndjekëse e Librit (krishtere ose çifute)[568] mund të hyjë në marrëdhënie seksuale me zotërinë. Ndalimi i kësaj nuk është mjaft realist. Vetëm se në rast se skllavinja në fjalë lind një fëmijë nga marrëdhënia me zotërinë, pas kësaj emërtohet dhe thirret **“umm-i veled”** / **“nënë fëmije”** dhe statusi i saj ndryshon menjëherë. Ajo nuk mund të shitet e të blihet më dhe, pas vdekjes së zotërisë, bëhet vetvetiu dhe menjëherë e lirë. Kurse në Botën Perëndimore, ndërsa në disa vende, edhe fëmija i lindur nga skllavinja me zotërinë, konsiderohej skllav njëlloj si e ëma, në disa vende të tjera, për shembull në Amerikë, shpallja (demaskimi) nga skllavinja e babait të fëmijës konsiderohej faj.

Shihet se, në vend që skllavëria si pasojë e pashmangshme e luftës, të shfuqizohet dhe eliminohet, është më mirë të vihet në një status të drejtë ligjërisht dhe, kështu, me kohë, edhe sikur t’i mbetet emri formalisht, të vijë në një gjendje që skllavi të mos ketë ndryshim nga njeriu i lirë, siç ka ndodhur në Islam, gjë që çon në konkluzionin se statusi i skllavërisë në të drejtën islame është më i mirë se statusi i punonjësve gjoja të lirë në botën e sotme moderne!

### b) Hapësira e Luftës (Daru’l-harb)

Në vështrimin e Islamit, hapësira botërore ndahet në dy: në **“Hapësirë e Islamit”** dhe **“Hapësirë e Luftës”**[569]. Hapësira e Islamit është tërësia e vendeve ku zbatohet legjislacioni islam. Sa për Hapësirën e Luftës, megjithëse ka pikëpamje të ndryshme, me

567. Miftâhu Künûzi’s-Sünne.

568. E quajtur në literaturën islame me fjalën arabishte *xharije* (konkubinë). Shën. i përkthyesit.

569. Në origjinal, përkatësisht, “Dâru’l-İslâm”, “Dâru’l-Harb”. Shën. i pë - kthyesit.







këtë term emërtohen, përgjithësisht, vendet ku nuk zbatohet legjislacioni islam.

Për muslimanët nuk ka ligjërisht (sipas legjislacionit fetar islam) leje për t'u vendosur me banim me pëlqim të vet në një vend që i përket Hapësirës së Luftës. Në vende të tilla mund të qëndrohet përkohësisht në mënyrë aksidentale dhe përjashtimore. Është e padyshimtë se, në një vend që i përket Hapësirës së Luftës, muslimani ndodhet në pozitë të dobët dhe nevojtar për mbrojtje. Është për këtë arsye që në specifikat që zotëron muslimani i cili ndodhet në një vend të Hapësirës së Luftës, kanë ndodhur zgjerime.

Për shembull, është transmetuar se i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka thënë:

"Në Hapësirën e Luftës, mes muslimanëve dhe popullsisë vendase nuk ka faiz!"

Sipas **Imam Adhamit** dhe **Imam Muhammedit**, ky hadith është argument në favor të lejimit të një muslimani për t'i shitur popullsisë vendase të Hapësirës së Luftës, ku ndodhet, një lirë për dy lira.

Gjithashtu, po qe se një musliman i cili ndodhet në një vend të Hapësirës së Luftës, i shet popullsisë vendase një kafshë të therur pa besmele ose një derr, ose po qe se luan kumar me ta dhe me fitimet e kumarit blen mall prej tyre, të gjitha këto veprime janë hallall (të lejuara, të bekuara) për muslimanin. Këtë pikëpamje kanë **Imam Adhami** dhe **Imam Muhammedi**, kurse **Imam Ebu Jusufi** dhe **Imam Shafiiu** kanë dalë kundër këtij opinioni.[570]

Ndërkaq, në një vend të Hapësirës së Luftës, marrëdhëniet reciproke mes dy muslimanëve janë identike sipas konsideratës ligjore-fetare, me të njëjtat marrëdhënie në një vend të Hapësirës së Islamit. Në to nuk ka ndryshime.[571]

Si pasojë e faktit që juristët muslimanë kanë përdorur shprehjen "Hapësira e Luftës" për vendet ku nuk zbatohet legjislacioni islam, disa autorë perëndimorë kanë pretenduar se mes muslimanëve dhe

570. Cituar në mënyrë të përmbledhur nga vepra e njohur, me titull **"Me - sut"**, e **Imam Serahsiut**, prej **A. Fikri Javuz**, İslâm İlmihali, İstanbul, 1979, f. 408-409.

571. Për hollësi, shih **Ömer Nasuhi Bilmen**, idem, f. 394 e në vazhd.







popullsisë së vendeve të emërtuara në këtë mënyrë, ekziston një **"gjendje lufte permanente"**, gjë që s'është e drejtë. Kjo shprehje ka të njëjtën vlerë me shprehjen që përdoret sot, **"vend i huaj"** ose, në shumës, "vende të huaja". Sepse, siç do të shpjegohet më tej, shkaku i legjitimitetit të hyrjes në luftë të muslimanëve me jo-muslimanët është sulmi i tyre kundër muslimanëve ose mundësia në potencë e një sulmi të tillë. Një tjetër argument që tregon se kjo pikëpamje armiqësore është e gabuar, është fakti që shprehja **"Hapësirë e Luftës"** ka ekzistuar para se t'u jepej muslimanëve leje për luftë dhe fakti që kjo shprehje është përdorur për Mekën e cila në atë kohë ndodhej ende në duar të politeistëve.

Krahas kësaj, një shfaqje tjetër e zgjerimit të lirive të muslimanëve si rrjedhojë e qëndrimit në vende të Hapësirës së Luftës, vërehet në të drejtën e luftës, ashtu që një vend i cili është bërë një herë "Hapësirë Islame", nuk bëhet më "Hapësirë Lufte". Sipas shumicës së juristëve islamë, edhe sikur një vend i tillë të dalë, me kohë, nga duart e muslimanëve, ai vazhdon të mbetet vend i tyre, ashtu siç vazhdon të mbetet juridikisht pronë e pronarit të vet një mall që i vidhet ose i grabitet me forcë. Si rrjedhojë, muslimanët e kanë të lejuar (xhaiz) nga pikëpamja e legjislacionit juridiko-fetar islam që të luftojnë për ta rimarrë atë vend pa iu kërkuar plotësimi i kushteve të legjitimitetit të hyrjes në luftë që kërkohet në kushte të tjera. Prandaj, edhe sikur mes atij vendi dhe muslimanëve të jetë nënshkruar një akt paqeje të përkohshme a të përhershme, për muslimanët është e lejueshme (xhaiz), madje, e domosdoshme (vaxhib), ta prishin marrëveshjen dhe ta rimarrin atë vend, mjafton që të kenë forcën e duhur për t'ia arritur kësaj.

Në historinë osmane, shehulislami **Ebussuud Efendi** i cili mbiquhej **"myftiu'th-thekalejn"**[572], pati dhënë fetva për rimarrjen e Qipros duke u mbështetur në këtë konkluzion islam[573]. Siç dihet, ishulli i Qipros qe pushtuar qysh në kohën e kalifit **Muavije** dhe pastaj pati kaluar në dorë të venedikasve.

Duke e mbyllur këtë diskutim, dëshirojmë të bëjmë një shpjegim të shkurtër mbi lidhjen e **kadasë dhe kaderit** që i kemi pre-

572. Myftiu i dy popullsive, autoriteti juridik që jep fetva, vendim juridiko-fetar islam, për njerëzit dhe xhindët. Shën. i përkthyesit.

573. Shih **Ertuërul Düzdağ**, Şeyhülislâm Ebussuûd Efendi Fetvaları, İstanbul, 1972, f. 108.







kur pak a shumë disa herë me pretekste të ndryshme gjer këtu, me çështjen e lirisë.

### c) Kadaja dhe Kaderi

Siç dihet, besimi në kadanë dhe kaderin është njëra nga gjashtë parimet që përbëjnë themelin e besimit islam. **"Kaderi"** shpreh praninë në levh-i mahfudh të një evenimenti, kurse **"kadaja"** shpreh realizimin e atij evenimenti kur i vjen koha.[574] Një parim tjetër besimi është që **"e mira dhe e keqja janë prej Allahut"**[575].

T'i kuptosh ashtu siç duhet këto parime besimi dhe, veçanërisht, kaderin, s'është diçka që mund t'ia arrijë çdokush, sepse kuptimi i tyre kërkon një dije dhe njohje të thellë. Është për këtë arsye që diskutimet mbi kaderin janë ndaluar nga ana e Profetit. I zemëruar nga një pyetje mbi këtë çështje, ai pati dhënë këtë përgjigje:

*"A mos jeni ngarkuar ju me këtë çështje? Apo mos për këtë u dërgova unë tek ju? Paraardhësit tuaj u shkatërruan pse polemizuan mbi këto çështje. Pra, shmangiuni kësaj!"*[576]

Në një hadith tjetër profetik është thënë:

*"Kur të bëhet fjalë mbi kada-në, mbajeni gjuhën!"*

Hadithe të tillë janë shumë. Megjithëkëtë, kadaja dhe kaderi është njëra nga çështjet e para të debatuara më shumë në historinë islame. Këtu, ne, duke lënë mënjanë këto debatime të hollësishme që janë objekt i studimit të shkencës së kelamit apo apologjetikës islame, dëshirojmë të parashtrojmë shkurt konkluzionin e tyre.

---

574. E shprehur ndryshe, me gjuhë filozofike, "kaderi është parashkrimi dhe paravlerësimi hyjnor mbi një eveniment, kurse kadaja (kazaja) është realiteti imediat i kaderit" (*angl.* The Kada is immediate reality of the Kader). Shkurt, *kaderi* është *parashkrimi hyjnor* (*angl.* Divinity Prescription), kurse *kadaja* (kazaja) është *akcidenti* (*angl.* accident) i tij. Me fjalë të tjera, ndërsa Allahu e di çdo gjë në pafillimësi dhe se tek Allahu, kaderi dhe kadaja janë një e vetme përsa i përket pozitës së tyre jashtëkohore, për ne, veçanërisht në evenimentet që kanë lidhje me njeriun, në fillim vjen kaderi, domethënë, parashkrimi dhe paravlerësimi hyjnor, pastaj akcidenca, pra, realizimi i tyre probabilisht i modifikuar sipas vullnetit të njeriut. Shën. i përkthyesit.

575. Në origjinal: "hayrihî ve şerrihî minallahi teâlâ". Shën. i përkthyesit.

576. Imam Malik, Muvatta, Kader, 1.







Personi i parë që ka dalë në pah në debatimin e çështjeve metafizike të përshpejtuar veçanërisht pas hyrjes së filozofisë helenistike në botën islame, është **Mabed el-Xhuheni** (80 h. / 669 e.r.). Atë e ndoqën edhe shumë persona të tjerë. Sipas tyre, nuk ka kader në atë kuptim që dimë ne. Kjo fjalë e prejardhur nga fjala "kudret" (fuqi), shpreh **"forcën e ekzekutimit dhe përmbarimit"**[577]. Prandaj, në fillim, pikëpamja e tyre u emërtua **"kaderije"**, pastaj ata vetë u quajtën **"Mutezile"** (mutezilitë)[578]. Meqë këta pretendojnë se kaderi nuk mund të përputhet me atributin **"adl"** (i drejtë, i paanshëm) të Allahut, se njeriu është përgjegjës personalisht për të gjitha aktet e veta sepse zotëron një **"vullnet të lirë"** në tërë kuptimin e fjalës, qëndrojnë jashtë sunnizmit.

Në kundërshtim me kuptimet e ndryshme (nga të Kur'anit) që i atribuonin mutezilitët fjalëve **"kada"** dhe **"kader"** të përmendura në Kur'an, **Xhehm b. Safvan** (128 h. / 745 e. r.) parashtroi një pikëpamje tjetër duke pretenduar se tek robi (njeriu) nuk ka kurrsesi liri të vullnetshme  dhe se njeriu është i detyruar të kryejë aktin e paravlerësuar dhe parashkruar eternalisht për të nga Allahu[579]. Dhe kjo pikëpamje jashtësunnite e parashtruar nga **Xhehm b. Safvan** i cili më pas u kap dhe u ekzekutua sepse mori pjesë në një lëvizje kryengritëse kundër omejadëve, u emërtua në shkencën e kelamit, **"Xhebrije"** (xhebritët, deterministët).

Me të vërtetë, janë shumë ajete kur'anore dhe hadithe profetike që duket se u japin të drejtë këtyre pikëpamjeve të shmangura dhe të veçuara nga sunnizmi duke shkarë, në çështjen e lirisë ose vullnetit dhe mundësisë zgjedhëse të njeriut, në ekstremin e djathtë, "ifrat", (mutezilitët) dhe në ekstremin e majtë, "tefrit", (xhebritët)[580]. Prandaj, për të shpëtuar nga këto lajthitje të lindura nga sipërfaqësia e vështrimeve dhe konsideratave, si dhe për t'i kuptuar drejt ajetet kur'anore dhe hadithet profetike të konsideruara "nass" (dogmë, të

577. Në origjinal, përkatësisht: "icra ve ifa gücü". Shën. i përkthyesit.

578. Fjala "mutezilitë" e prejardhur nga fjala "itizal", "largim, shmangie, d - vijim", do të thotë "deviatorët". Shën. i përkthyesit.

579. Pra, njeriu është i shtrënguar, i determinuar në mënyrë eternale në të gjitha aktet e tij. Shën. i përkthyesit.

580. Në çështjen e lirisë ose vullnetit dhe mundësisë zgjedhëse të njeriut, m - tezilitët janë ekstremistë të djathtë sepse e mbivlerësojnë në mënyrë ekstreme lirinë dhe vullnetin e njeriut, për pasojë, përgjegjësinë e tij për aktet e veta, kurse xhebritët janë ekstremistë të majtë sepse e mohojnë krejtësisht lirinë dhe vullnetin e njeriut, për pasojë, përgjegjësinë e tij për aktet e veta. Shën. i përkthyesit.







vërteta të qëndrueshme e të pakontestueshme), duhet mbajtur për kriter synimi hyjnor i Zotit në krijimin e tërë Universit dhe, në këtë kuadër, i njerëzve dhe xhindve të pajisur me vullnet të pjesshëm. Edhe synimi hyjnor në fjalë është, ashtu siç fiksohet me shprehjen e vetë Krijuesit, një **"provë"** (imtihan)[581]. Me aspektin e Tij si zotërues i dijes së përgjithshme, Zoti, megjithëse e di në mënyrë absolute se çfarë ka për të bërë secili, ka dëshiruar në mënyrë volitive realizimin praktik dhe konkret të kësaj. Prandaj, më parë le të përmendim disa nga ajetet kur'anore dhe hadithet profetike që bëhen shkak për vetëgënjime të tilla.

Më parë, le të paraqesim disa nga ajetet mbi të cilat e mbështesin mutezilitët pikëpamjen e tyre, sipas së cilës robi e përcakton vetë kaderin e tij:

**"Allahu i ngarkon personit aq sa ç'mund të mbajë. E mira që fiton personi është në të mirë të tij dhe e keqja që bën, në të keqe të tij. Zoti ynë, mos na bëj përgjegjës nëse harrojmë apo gabojmë! Zoti ynë, mos na e ngarko atë barrë që s'mund ta mbajmë! Falna e mëshirona se ti je Zoti ynë! Dhe ndihmona kundër mohuesve!"**[582]

**"Kjo është kurdërvlera e bëmave tuaja, se Allahu kurrë s'u bën padrejtësi robve!"**[583]

**"Atyre që bëjnë të këqija, u jepet dënim aq sa të këqijat që kanë bërë!"**[584]

**"Po qe se mohoni, dijeni se Allahu nuk ka nevojë për ju! Por Ai nuk e pëlqen mohimin e robve. Ai e pëlqen kur ju falenderoni. Asnjë mëkatar nuk e bart mëkatin e tjetrit. Në fund, prapë te Zoti juaj do të ktheheni dhe atëherë Ai do t'jua thotë ato që keni bërë. Sepse Ai e di se ç'ka në zemra!"**[585]

**"Ne i treguam popullit të Themudit rrugën e drejtë, por ata e parapëlqyen të shtrembrën ndaj së drejtës!"**[586]

581. Kur'ani, Mulk: 2.
582. Kur'ani, Bakara: 286.
583. Kur'ani, Al-i Imran: 182.
584. Kur'ani, Junus: 27.
585. Kur'ani, Dhumer: 7.
586. Kur'ani, Fussilet: 17.







**“Çfarëdo fatkeqësie që t’ju bjerë në krye, e keni për shkak të atyre që keni bërë me duart tuaja. Megjithatë, Ai e fal shumicën!”**[587]

**“Ose i zhduk ata si përgjigje për ato që kanë bërë, por shumicën e fal!”**[588]

**“Pa dyshim, atij i treguam rrugë dhe dikush falenderon për këtë, dikush tregohet mosmirënjohës!”**[589]

Le të përmendim edhe nja dy hadithe:

*“Çdo fëmijë që lind, lind me krijim të natyrshëm, pastaj prindërit e bëjnë çifut, krishter ose zjarradhurues!”*[590]

Kurse në një hadith tjetër profetik thuhet kështu:

*“Allahu i Lartë urdhëron: “Unë i krijova të gjithë robtë e mi të pastër prej të keqes, por, më vonë, shejtani i largoi nga feja!”*[591]

Dhe tani le të japim nja dy shembuj nga tekstet ku mbështeten xhebritët:

**“Allahu ua ka vulosur zemrat dhe veshët, kurse mbi sy kanë perde. Dhe ndëshkimi i madh është për ta!”**[592]

**“Po të donte, Allahu i mblidhte ata në rrugën e drejtë, pra, mos u bëj nga të padituritl!”**[593]

**“Allahu e di se ç’bartin ato në mitra, ç’rrëzojnë dhe ç’heqin. Tek Ai, çdo gjë ka një kader** (masë) **të caktuar!”**[594]

**“Allahu edhe ju ju ka krijuar, edhe bëmat tuaja!”**[595]

**“Pa dyshim, Ne e kemi krijuar çdo gjë sipas një mase (kaderi) të caktuar!”**[596]

---

587. Kur’ani, Shúrá: 30.
588. Kur’ani, Shúrá: 34.
589. Kur’ani, Insan: 3.
590. Muslim, Kader, 46/6.
591. Muslim, Xhennet, 51/16.
592. Kur’ani, Bakara: 7.
593. Kur’ani, En’am: 35.
594. Kur’ani, Ra’d: 8.
595. Kur’ani, Saffat: 96.
596. Kur’ani, Kamer: 49.







**"Nuk ka fatkeqësi që të bjerë mbi tokë ose në kryet tuaj që të mos ndodhet në atë libër para se ta krijojmë Ne! Me të vërtetë, kjo është e lehtë për Allahun!"**[597]

Në Kur'anin e Shenjtë ka edhe qindra ajete të tjerë me këtë kuptim.

**"A po thoni "nga na erdhi kjo" kur ju bie mbi krye një fatkeqësi që ua keni shkaktuar të tjerëve dyfish? O Muhammed, thuaju: "Atë e keni nga vetja! Pa dyshim, Allahu ka mundësi për çdo gjë! Ajo që ju ra mbi krye atë ditë kur u përballën ato dy grupe, është me leje të Allahut, me qëllim që të kuptohen kush janë besimtarët e kush janë hipokritët!"**[598]

Le të shënojmë edhe nja dy hadithe mbi këtë:

*"Allahu i Lartë e krijoi Ademin, pastaj me të djathtën ia fërkoi shpinën dhe nxori prej aty disa pasardhës dhe tha: "Këta i krijova për në xhennet, prandaj do të bëjnë punë që u përshtaten atyre të xhennetit!" Pastaj ia fërkoi sërish shpinën dhe nxori pasardhës të tjerë dhe tha: "Këta i krijova për në xhehennem, prandaj do të bëjnë punë që u përshtaten atyre të xhehennemit!"*[599]

Kurse në një hadith tjetër profetik është thënë kështu:

*"Ai (besimtari) që arrin lumturinë e amshuar, është ai që e ka të shkruar qysh në bark të nënës se do të jetë besimtar, kurse fatkeqit i është shënuar qysh në bark të nënës se do të jetë fatkeq!"*[600]

*"Pa dyshim, krijimi i cilitdo prej jush është, në fillim, dyzet ditë si embrion në bark të nënës, pastaj si gjak i piksur, pastaj si një copë mishi e më tutje. Më vonë, Allahu i dërgon një engjëll i cili shkruan mbi të se ç'pjesë do t'i përkasë nga të mirat dhe kohën kur do t'i vijë vdekja, si dhe se do të bëhet zotëri apo fundërrinë. Betohem në Allahun veç të cilit s'ka zot tjetër, se personi në fillim bën punët e atyre të xhehennemit gjersa mes tij dhe xhehennemit të mbetet një pëllëmbë largësi, pastaj shkrimi hyjnor e kalon atë. Pa dyshim, një person kryen punët e atyre të xhennetit gjersa mes xhennetit dhe tij*

---

597. Kur'ani, Hadid: 22.
598. Kur'ani, Al-i Imran: 165-166.
599. Imam Malik, Kader, 3.
600. Muslim, Kader, 46/1.







*të mbetet një pëllëmbë largësi, mirëpo pikërisht atëherë bën punë nga ato të xhehennemit, pastaj vdes dhe hyn në xhehennem!"*[601]

Tani, me qëllim që të kuptohen drejt këto tekste, përveç njohjes së synimit hyjnor mbi qëllimin final të krijimit të njeriut, gjë për të cilën u fol më lart, si dhe përdorimit të kësaj si kriter, duhet të merren parasysh edhe këto dy specifika:

1) Vanitetet si dhe, krejt natyrisht, njeriu, ekzistojnë në një botë me **"kohë"** dhe **"hapësirë"**. Prandaj, edhe mendimet dhe idetë e njeriut janë të kufizuara në kohë dhe hapësirë. Për pasojë, njeriu nuk e rrok dot **"të vërtetën vetiake"** të pakufizuar në kohë dhe hapësirë të Allahut. Si rrjedhojë e intensitetit të shfaqjes (nëse shfaqet – M.H.), Allahu është, sipas terminologjisë përkatëse, **"gaib"** (i fshehur, i padukshëm, i papranishëm në dukje)[602]. Sepse nuk është krijuar një kohë dhe hapësirë që ta durojnë intensitetin e shfaqjes së Tij. Argumenti kur'anor i kësaj është fakti që, kur profeti Musa i kërkoi Allahut ta shihte Atë, Allahu iu përgjigj "len terani" (nuk mund të më shohësh mua). Pastaj, pas këmbënguljes së Hz. Musait, në malin përballë tij u reflektua një grimcë nga qenia hyjnore dhe ai "profet i vendosmërisë së lartë" u shemb përtokë pa ndjenja nga efekti i intensitetit të reflektimit mbi malin.

Sipas hirësisë **Imam Adhami**, vullneti i Allahut që është një nga atributet individuale hyjnore, ashtu si kadaja dhe kaderi i Tij, është edhe eternal (i pafillim e i pambarim), edhe i pacilësueshëm.[603] Nuk mund të njihet! I tillë është edhe atributi i Tij, "dije". Këto të vërteta, **imami i madh** i ka shprehur kështu:

"Të gjitha atributet e Tij janë të ndryshme nga atributet e krijesave. Ai di, por dija e Tij nuk është si dija jonë. Ai ka mundësi për çdo gjë, por mundësia e Tij nuk është si e jona. Ai sheh, por shikimi i Tij nuk është si shikimi ynë. Ai dëgjon, por dëgjimi i Tij nuk është si dëgjimi ynë. Ai flet, por e folura e Tij nuk është si e folura jonë. Ne flasim me anë të organeve dhe tingujve, kurse Ai flet pa organe e pa tinguj. Tingujt janë krijesa, kurse fjala e Allahut nuk është krijesë. Allahu është një gjë (qenie) por nuk është si gjërat e tjera. Qenia e

601. **Mustafa Öz**, idem, f. 48 (el-Fikhu'l-Ebsat e **Imam Adhamit**); Buhari, Bed'ul-Halk, 6; Ebu Davud, es-Sunne, 16; Ibni Hanbel, el-Musned, IV/7.

602. Në arabishte, në gramatikë, "gaib" quhet veta e tretë. Shën. i përkthy - sit.

603. **Mustafa Öz**, idem, f. 66 e në vazhd. (el-Fikhu'l-Ekber e **Imam Adhamit**)







Tij s'ka të bëjë me elementë dhe simptoma, si dhe me ngjashmëri, kundërshti dhe identitet me qenie të tjera. Gjëra të tilla, si dorë, fytyrë dhe nefs që Ai i përmend në Kur'an për vete, janë atribute të pacilësueshme të Tij. Nuk mund të thuhet se dora e Tij është fuqia ose dhuntia e Tij, sepse, atëherë, atributi eliminohet. Kjo është pikëpamje e Kaderijes dhe Muteziles. Ashtu siç është dora e tij një atribut i pacilësueshëm, ashtu dhe ndëshkimi dhe pëlqimi i Tij janë dy atribute të pacilësueshme të Tij.

Allahu nuk e krijoi materien nga ndonjë gjë. Allahu e njihte materien para formimit të saj, në eternitet, pafillimësi. Ai është vlerësuesi dhe formuesi i materies. Asgjë nuk mund të ndodhë në Botë dhe në Ahiret pa e dëshiruar Allahu, pa dijen, ekzekutimin, vlerësimin e Tij dhe shkrimin e vet në Levhi Mahfudh. Vetëm se shkrimi i tij në Levhi Mahfudh nuk është në formë konkluzioni dhe vendimi, por në formë cilësimi. Kada-ja, kader-i dhe dëshirimi janë nga atributet e papërcaktueshmërisë së Tij, e pamundësisë për ta njohur Atë. Atë gjë që s'është e qenë, Allahu e njeh si të paqenë në gjendjen e saj si mosqenie dhe e di se si do të jetë kur ta krijojë. Atë gjë që është e qenë, Allahu e njeh si të qenë në gjendjen e saj si qenie, gjithashtu, e di se si do të jetë mosqenia e saj. Allahu e di gjendjen e qëndrimit në këmbë të atij që qëndron në këmbë, po ashtu, edhe gjendjen e tij ulur kur ka për t'u ulur. Në të gjitha këto situata, në dijen e Allahut nuk ndodh asnjë ndryshim dhe asnjë gjë e ndodhur pas. Ndryshimi dhe kontradikta ndodhin tek krijesat.

Allahu i ka krijuar njerëzit të çlirët nga mohimi dhe besimi, pastaj, duke u folur atyre, u ka komunikuar urdhra dhe ndalime. Mohuesi bie në mohim me aktin e vet, me kundërshtimin dhe mohimin e vet, si dhe, pasi i është prerë ndihma e Allahut. Edhe besuesi beson me aktin e vet, me pohimin dhe vërtetimin e vet, si dhe pasi Allahu e ndihmon dhe i jep sukses në besim.

Allahu e ka nxjerrë brezin e Ademit në formë njeriu nga sperma e tij, pastaj, pasardhësve të tij, njerëzve, u ka dhënë arsye, u ka folur, i ka urdhëruar të besojnë dhe i ka ndaluar të mohojnë. Edhe njerëzit e kanë pohuar se Ai është Zoti i tyre. Ky është besimi i njerëzve. Ja, pra, kjo është natyra me të cilën lindin njerëzit. Ai që bie në mohim pas kësaj, e ndryshon dhe e prish këtë natyrë. Kurse ai që beson dhe vërteton, tregon vendosmëri në vazhdimësinë e natyrës së tij.







Allahu nuk e ka shtrënguar asnjërin nga robtë e Tij që të besojë apo mohojë. Ai nuk i ka krijuar ata si besimtarë apo mohues, por si persona. Besimi dhe mohimi janë akte të personave. Atë që bie në mohim, Allahu e di si mohues gjatë gjendjes së tij si mohues. Nëse më vonë, ai person beson, Allahu e di si besimtar në gjendjen e tij si besimtar dhe e do atë pa ndryshim dijeje dhe atributi. Të gjitha aktet e robve, si lëvizja apo qetësia, janë, me të vërtetë, përftime të vetë atyre, kurse krijuesi i tyre është Allahu i Lartë. Të gjithë ata ekzistojnë me dëshirimin, dijen, vendimin dhe parashkrimin (kaderin) e Allahut."[604]

Të gjitha këto shpjegime tregojnë se vetëgënjimet lindin nga tentativa për të dhënë konkluzione mbi Allahun të pakufizuar në kohë dhe hapësirë si dhe mbi atributet e tij eternale me anë të një veprimtarie mendore të kufizuar në kohë dhe hapësirë. Njohja nga Allahu e një gjëje para se të ndodhë, kurrsesi s'është determinim, por është rrjedhojë e mosekzistencës së kohës dhe hapësirës në qenien e tij hyjnore, e pakufizimit të qenies së tij hyjnore nga koha dhe hapësira.

Nëse mund të shprehemi kështu, njohja nga Allahu i gjërave që kanë për të ndodhur, i ngjet njohjes nga bujku i bimës që ka për të mbirë nga fara që ka hedhur në tokë, ngaqë i njeh veçoritë e farës.

2) Specifika që duhet marrë parasysh së dyti, është që kaderi ndahet në dy lloje: **"absolut"** dhe **"i kushtëzuar"**[605].

Kaderi absolut përfshin tërë botën materiale, nga atomet, tek yjet e panumërt në kozmos. Tërë kjo botë materiale, ngaqë s'ka vullnet dhe aftësi zgjedhëse, lëviz si robot me një lloj lëvizjeje të vlerësuar dhe përcaktuar eternalisht, në pafillimësi.

Me të vërtetë, lëvizja është cilësi esenciale dhe e përhershme e materies. Nga **Aristoteli** e këtej, disa filozofë kanë besuar në ekzistencën e Zotit si shtytësi i parë i kësaj lëvizjeje. Në shkencat pozitive, emërtimi i kësaj cilësie është **"determinizëm"**, kurse në literaturën islame, kësaj i thuhet **"ádetulláh, zakon i Allahut"** ose **"sunnetulláh, traditë e Allahut"**. Eshtë e fiksuar me ajete kur'anore se në këtë nuk ka ndryshim, domethënë, kjo lëvizje ësh-

604. idem.
605. Në origjinal, përkatësisht: mutlak, mukayyed. Shën. i përkthyesit.







të permanente, aktive në formë ligjesh të caktuara eternalisht, në pafillimësi.[606]

**“Determinizmin”** e shkencave pozitive ose të natyrës e ka përhapur fizikani gjerman **Werner Heisenberg** me novatorizmin që i solli **teorisë së kuanteve**.

Teoria e kuanteve është teoria që studion ndryshimin e menjëhershëm (rritjen e menjëhershme) të nivelit të energjisë mes elektroneve që ndodhen në orbitën e atomit. Kuant është emërtim që u është dhënë grimcave të radiacionit.[607] **Heisenberg**, i cili e veçoi teorinë e kuantit nga ati ideor i saj, **Ajnshtajni**, parashtroi një parim: papërcaktueshmërinë. Sipas këtij parimi, është e pamundur që shpejtësia e kuantit të njihet qysh më parë, sepse nuk është e përcaktuar. Megjithëse **Ajnshtajni** e pati kundërshtuar këtë pikëpamje duke thënë se “Zoti nuk hedh zar”, nuk pati mundur ta hidhte poshtë. I pati takuar nderi ta hidhte poshtë, fizikanit hollandez **Gerardt Hooft**.

Teorinë e **Werner Heisenberg**-ut e cila mund të shprehet në formën “është e pamundur të njihet në të njëjtin çast edhe vendi, edhe lëvizja e një atomi në univers”, e pati shembur Gerardt Hooft duke e provuar se kjo mund të njihet 43 sekonda më parë. Vetëm se **Hooft**, duke e shtrirë pikëpamjen e tij edhe mbi aktet e vullnetshme të njerëzve, hyri në rrugën e xhebritëve (deterministëve) tanë. Mundësia e njeriut për të ditur diçka qysh më parë, tregon se një formim i caktuar është i fiksuar dhe i përcaktuar qysh më parë. Në qoftë se kjo nuk shtrihet edhe mbi aktet e vullnetshme të njeriut, kjo pikëpamje është në përputhje me deklaratën e Kur’anit të Shenjtë, ku thuhet: **“Në krijimin** (aktin krijues) **të Mëshiruesit nuk mund të gjesh asnjë parregullsi!”**[608] Domethënë, bota materiale (lëndore) ndodhet nën zotërimin e kaderit absolut. Pa dyshim, në botën materiale (lëndore) përfshihet edhe qenia materiale e njeriut, domethënë, trupi i njeriut.

606. **“...në sunnetin e Allahut nuk ka ndryshim.”** (Kur’ani, Fet’h: 23)

607. Kuanti është sasia më e vogël e energjisë që mund të emetohet ose të përthithet nga lënda, si dhe grimca që e përmban këtë energji. Kuanti ka natyrë të dyfishtë: lëndë dhe energji. Herë nxjerr në pah natyrën e tij lëndore, herë, natyrën e tij prej energjie. Shën. i përkthyesit.

608. Kur’ani, Mulk: 3.







Ndërkaq, është edhe lloji **"pezull"** ose **"i kushtëzuar"** i kaderit, ku futen aktet e fushës së lirisë volitive të njohur për qeniet e pajisura me vullnet (njerëzit dhe xhindët). Përcaktueshmëria hyjnore nuk vepron mbi këto akte, vetëm leja dhe akti krijues i Allahut. Sepse atributi hyjnor **"halik / krijues"** është i posaçëm për Individualitetin Hyjnor të Allahut. Tek vanitetet (njeriu dhe të gjitha qeniet e gjalla ose jo të gjalla përveç Allahut) nuk ka pjesë shfaqjeje nga ky atribut. Ja, pra, ky është kuptimi i parimit besimor, sipas të cilit, **"e mira dhe e keqja janë prej Allahut"**. Vullneti i Allahut është i pranishëm në çdo formim. Po të mos ishte kështu, do të duhej një krijues tjetër për ta krijuar të keqen. Ndërkaq, pëlqimi i Allahut është i pranishëm vetëm tek e mira. Allahu nuk e pëlqen të keqen, mirëpo kur atë e dëshiron robi (njeriu), edhe atë e krijon. Kështu, në Kur'anin e Shenjtë thuhet: **"Edhe ju, edhe bëmat tuaja Allahu i ka krijuar!"**[609]

Në temën e vullnetit dhe lirisë së njeriut, çështja më e vështirë për t'u rrokur është çështja e **"orientimit"** dhe **"çorientimit"**[610]. Pasi **xhebritët** që e konsideronin njeriun si një automat pa vullnet dhe **mutezilitët** që e ngrinin lart njeriun gjer në pozitën e krijuesit të aktit të vet, e lëkundën dhe e çoroditën Botën Islame për rreth dy shekuj me radhë, u formuan shkollat doktrinare **esh'arite** dhe **maturidite** që e mbrojtën dhe e nxorën fitimtare pikëpamjen sunnite dhe i treguan rrugë ummetit, bashkësisë muslimane. Sipas pikëpamjes sunnite të mbrojtur prej tyre, për njeriun nuk ka as **shtrëngim**, as **kompetencë krijimi**! E vërteta është një rrugë e moderuar konceptualiteti mes këtyre të dyjave. Për ta sqaruar çështjen e orientimit dhe çorientimit nën dritën e esh'arizmit dhe maturidizmit, që të dyja, shkolla doktrinare të drejta, le të mjaftohemi duke i rikujtuar fjalët e Hirësisë **Imam Adhami** të cituara pak më sipër:

"Allahu e ka nxjerrë brezin e Ademit në formë njeriu nga sperma e tij, pastaj, pasardhësve të tij, njerëzve, u ka dhënë arsye, u ka folur, i ka urdhëruar të besojnë dhe i ka ndaluar të mohojnë. Edhe njerëzit e kanë pohuar se Ai është Zoti i tyre. Ky është besimi i njerëzve. Ja, pra, kjo është natyra me të cilën lindin njerëzit. Ai që bie në mohim pas kësaj, e ndryshon dhe e prish këtë natyrë.

609. Kur'ani, Saffat: 96.

610. Në origjinal, përkatësisht: "hidayet", orientim në rrugë të drejtë, futje në besim; "dalálet", çorientim, prapësim, nxjerrje nga rruga e drejtë, nxjerrje nga besimi. Shën. i përkthyesit.







Allahu nuk e ka shtrënguar asnjërin nga robtë e Tij që të besojë apo mohojë. Ai nuk i ka krijuar ata si besimtarë apo mohues, por si persona. Besimi dhe mohimi janë akte të personave. Atë që bie në mohim, Allahu e di si mohues gjatë gjendjes së tij si mohues. Nëse më vonë, ai person beson, Allahu e di si besimtar në gjendjen e tij si besimtar dhe e do atë pa ndryshim dijeje dhe atributi.

Të gjitha aktet e robve, si lëvizja apo qetësia, janë, me të vërtetë, përftime të vetë atyre, kurse krijuesi i tyre është Allahu i Lartë. Të gjithë ata ekzistojnë me dëshirimin, dijen, vendimin dhe parashkrimin (kaderin) e Allahut."[611]

611. **Mustafa Öz**, idem, f. 68.







F. PARIMI I XHIHADIT

Për autorët perëndimorë, qendrën e rëndesës të kritikave dhe insinuatave që drejtohen kundër Islamit, e përbën çështja e **xhihadit**. Ata pretendojnë se gjendja e natyrshme dhe e përhershme mes muslimanëve dhe jomuslimanëve është **"gjendja e luftës"** dhe bëjnë insinuata në adresë të pjesëmarrjes së profetit Muhammed në luftëra. Duke e bërë këtë, ata s'i marrin kurrsesi parasysh tekstet e shenjta lidhur me xhihadin si dhe pikëpamjet dhe opinionet e juristëve islamë mbi tekstet në fjalë. Ata bëjnë sikur s'i shohin qëndrimet dhe sjelljet armiqësore veçanërisht të jomuslimanëve, që vazhdojnë edhe sot, madje, jo më shumë me anë të **armëve**, sesa me anë të rrugës së **kulturës** dhe **ekonomisë**! Krahas gabimit të konsideratës mbi xhihadin vetëm si **luftë me armë** kundër jomuslimanëve, ata nuk janë druajtur dhe ende nuk druhen të zhvillojnë akuza dhe shpifje duke i përgjithësuar pikëpamjet e veta përjashtimore, të cilat shkakun legjitim të xhihadit ia atribuojnë **mohimit dhe herezisë** (kufr).

Për ta kuptuar gjymtimin e kësaj pikëpamjeje, padrejtësinë e akuzave dhe shpifjeve, duhet kuptuar drejt entiteti i **xhihadit** në botëkuptimin islam.

Së pari, si fjalë e prejardhur nga fjala **"xhehd"** me kuptimin "zell, punë e përpjekje", fjala xhihad nuk do të thotë vetëm "përpjekje me armë". Në Kur'an, fjala xhihad përdoret si emër në katër vende, kurse si folje, në njëzet e katër vende. Në dy ajete kur'anore, fjala xhihad është përdorur në trajtën "muxhahid" (luftëtar). Edhe pse në një pjesë rastesh, fjala xhihad përdoret me kuptimin "luftë", vihet re se, në shumicën e rasteve, përdoret për të shprehur **"përpjekjen për të fituar pëlqimin e Allahut"**.







Më parë le ta shpjegojmë se ç'lloj veprimtarish konsiderohen xhihad me këtë kuptimin e dytë.

1) Të gjitha veprimtaritë që realizohen me qëllim për të siguruar sundimin mbi nefsin (frymën, vetveten, egon, subjektin), janë xhihad. Profeti Muhammed (s.a.s.) ka thënë:

*"Muxhahid (luftëtar) është ai që lufton me vetveten!"*[612]

Megjithëse thuhet se është një hadith profetik i sajuar (mevzû), merret në konsideratë se Profeti e ka karakterizuar konfliktin me armë si **xhihad të vogël** (xhihadi asgar) dhe luftën me vetveten ose në vetvete, **xhihad të madh** (xhihadi ekber) – gjë që e kemi përmendur edhe më parë). Ndërkaq, hadithi i cili, sipas kodifikimit të shkencës së hadithit, emërtohet "mevzû" nuk është patjetër hadith i sajuar, sepse, sipas të njëjtit kodifikim, edhe hadithet që nuk kanë mundur të arrijnë gjer në bazën e tyre, emërtohen "mevzû".

2) Edhe guximi qytetar për ta nxjerrë në dukje dhe shprehur të drejtën dhe të vërtetën, është, në optikën e Islamit, xhihadi më i virtytshëm. Profeti (s.a.s.) ka thënë:

*"Xhihadi më i virtytshëm është ta thuash të drejtën dhe të vërtetën në prani të sundimtarit të padrejtë!"*[613]

Kurse një hadith tjetër është kështu:

*"Besimtar është ai që lufton me shpatë dhe gjuhë!"*[614]

Në një hadith tjetër profetik, pasi thuhet se, me kohë, do të dalin njerëz që nuk do t'i respektojnë urdhrat fetare, xhihadi kundër tyre është shprehur në këtë mënyrë:

*"Kush lufton kundër tyre me dorë, është besimtar. Kush lufton kundër tyre me gjuhë, është besimtar. Kush lufton kundër tyre me zemër, është besimtar."*[615]

3) Disa herë, edhe veprime shumë normale konsiderohen xhihad në vështrimin e Islamit. Një herë, kur po bëheshin përgatitje për t'u nisur në një fushatë ushtarake, Profeti e ka pyetur dikë që kishte ardhur për të marrë pjesë në fushatë, për prindërit, dhe e ka

612. Tirmidhi, Fedailu'l-Xhihad, 2.
613. Ebu Davud, Melahim, 17; Tirmidhi, Fiten, 13.
614. Musned, III, 456.
615. Muslim, Iman, 80.







marrë vesh se i kishte gjallë. Atëherë, Profeti e ka lejuar të kthehet pas duke e porositur:

*"Kthehu dhe lufto me vetveten për t'u shërbyer atyre!"*[616]

Hz. Aisheja e pati pyetur Profetin:

"A s'duhet të bëjmë xhihad edhe ne, gratë?"

Dhe Profeti i qe përgjigjur:

*"Për ju, xhihadi më me vlerë është haxhi i pranuar!"*[617]

Sa për xhihadin me kuptimin e luftës me armë kundër jomuslimanëve, është e nevojshme të përcaktohen saktë entiteti si dhe kushtet e legjitimitetit të tij. Së pari, për sa i përket shkallëzimit të përgjegjësive juridiko-fetare, ky xhihad është *farz kifaje* (detyrim relativ dhe i mjaftueshëm), domethënë, detyrë vetëm për një pjesë muslimanësh, për atë pjesë muslimanësh që ndodhet në kushte kur e ka të pashmangshme e të detyrueshme të hyjë në një luftë të tillë. Por kur për muslimanët krijohet një situatë e rrezikshme kur ata vihen përgjithësisht përballë kërcënimit dhe dhunës, atëherë, lufta me armë kundër jomuslimanëve bëhet *farz ajn* (detyrim absolut dhe identik), domethënë, detyrë për të gjithë muslimanët pa përjashtim. Në këto kushte, shpallet mobilizim i përgjithshëm. Shkak i legjitimitetit të hyrjes në luftë me jomuslimanët është agresioni i tyre kundër muslimanëve. Normalisht, në shkaqet e legjitimitetit përfshihen edhe rastet kur jomuslimanët e shkelin paktin e paqes dhe mossulmimit të nënshkruar me muslimanët ose kur jomuslimanët bëjnë përgatitje për agresion. Vetëm juristët shafiitë e mbështesin shkakun e legjitimitetit të hyrjes në luftë kundër një populli (popullate, fisi, nacionaliteti, etj) në kushtin nëse armiku është qafir (mohues, heretik), por kjo është një pikëpamje përjashtimore.

Qëllimi dhe synimi i xhihadit është **"i'lâ-ji kelîmetullah"**, domethënë, lartësimi i fjalës së Allahut, Kur'anit, mbrojtja e besimit monoteist islam, tevhid, si dhe ngritja e këtij besimi në nivel sundues në tërë botën. Kurse rruga dhe metoda esenciale e këtij xhihadi është kumtimi me fjalë të bukura e të urta.[618] Sepse Islami, jo vetëm e ka ndaluar rreptësisht përdorimin e forcës dhe shtrëngimit për këtë

616. Buhari, Xhihad, 138.
617. Buhari, Haxh, 4, Sajd, 26, Xhihad, 1.
618. Kur'ani, Nahl: 125.







qëllim dhe synim[619], por edhe besimin e arritur me anë të forcës dhe shtrëngimit e quan të pavlefshëm. Gjithsesi, lufta me armë e cila ka si rezultat të natyrshëm ashpërsimin e armiqësisë, nuk është mjet i kuptimit besimor-fetar! Vetëm nëse mbahet parasysh se lufta me armë është lejuar në Islam për shkak të agresionit të armikut, kuptohet lehtësisht se kjo është një vetëmbrojtje, legjitimiteti i së cilës nuk vihet në diskutim në asnjë sistem të së drejtës. Nuk duhet harruar se në Islam, parimi i përgjithshëm ndaj çdo lloj dhune dhe agresiviteti është parimi **"kisas"**, ndëshkimi identik me fajin, kurse qëndrimi i kundërt është një pacifizëm denigrues, domethënë një mjerim dinjiteti dhe personaliteti.

Argumentet që tregojnë se shkaku i legjitimitetit të hyrjes në luftë me armë kundër jomuslimanëve nuk është çështja e besimit të tyre, domethënë, se ata janë qafirë (mosbesimtarë, heretikë), por krejt tjetër, vetëm ushtrimi i dhunës dhe agresionit nga ana e tyre kundër muslimanëve, mund t'i radhisim kështu:

1) Në ajetin kur'anor të parë që urdhëron për luftë, kjo specifikë është e qartë:

**"Luftoni edhe ju në rrugën e Allahut kundër atyre që ju luftojnë, vetëm se mos e teproni, sepse Allahu nuk i do ata që e teprojnë!"**[620]

Ka edhe ajete të tjerë që e përforcojnë këtë:

**"Gjersa ata të mos ju luftojnë, edhe ju mos i luftoni, por nëse ngrihen t'ju vrasin, (edhe ju) vritini menjëherë!"**[621]

**"Po qe se ata heqin dorë nga lufta, edhe ju hiqni!"**[622]

Një e vërtetë tjetër që e mbështet dhe e përforcon këtë, është edhe fakti që në Islam, gjatë kohës së luftës, është e ndaluar vrasja e civilëve të pamobilizuar, veçanërisht e elementëve të popullsisë që kurrsesi s'mund të konsiderohen palë ndërluftuese, si, p.sh., gratë dhe fëmijët. Po qe se shkaku i legjitimitetit të luftës do të ishte mosbesimi ose herezia e palës jomuslimane, do të duhej të vriteshin

619. Kur'ani, Bakara: 256; Junus: 99; Kehf: 29; Huxhurat: 14.
620. Kur'ani, Bakara: 190.
621. Kur'ani, Bakara: 191.
622. Kur'ani, Bakara: 193.







edhe gratë mohuese dhe heretike. Mirëpo janë shumë hadithe profetike që e ndalojnë një gjë të tillë.

2) Po qe se shkaku i legjitimitetit të luftës do të ishte mohimi (kufri, herezia), në rast se jomuslimanët pjesëmarrës në luftë si armiq, do të dorëzoheshin e do të kërkonin falje, do të duhej të merreshin në dorëzim, të vriteshin dhe lufta të vazhdonte. Por në shtetin Islam, nënshtrimi dhe kërkimi i faljes siguron mundësinë për të jetuar aty si jomusliman. Shpëtimi nga vdekja për të fituar të drejtën për të bashkëjetuar vëllazërisht me muslimanët brenda të drejtave dhe përgjegjësive të caktuara, është vënë në vartësi të kushtit **"xhizje"** me këtë ajet kur'anor:

**"Luftoni me ta gjersa të japin xhizje!"**[623]

Edhe ky ajet kur'anor tregon se qëllimi i luftës nuk është vrasja, as shkaku i hyrjes në luftë nuk është mohimi, herezia, por vetëmbrojtja nga e keqja e qafirëve (mohuesve, heretikëve). Kur sigurohet kjo, hyrja në luftë del së qeni legjitime, përndryshe, nuk do të konsiderohej e mjaftueshme që jomuslimanët të kërkonin falje e të nënshtroheshin, por do t'u vihej kusht ta pranonin Islamin.

3) Kur'ani i Shenjtë i urdhëron muslimanët që të mbajnë marrëdhënie të mira me jomuslimanët të cilët nuk pozicionohen e nuk sillen si armiq ndaj muslimanëve:

**"Trajtojini ndjekësit e Librit në mënyrën më të mirë, me përjashtim të atyre që ju bëjnë keq!"**[624]

**"Allahu nuk ju ndalon t'u bëni të mira e t'i trajtoni me drejtësi njerëzit që nuk ju vrasin për shkak të besimit dhe që nuk ju nxjerrin nga vendbanimi, sepse Allahu i do ata që zbatojnë drejtësinë. Allahu ju ndalon të bëni miqësi vetëm me njerëzit që ju vrasin për shkak të besimit, që ju nxjerrin prej vendbanimit dhe që i ndihmojnë të tjerët t'ju nxjerrin. Dhe kush bën miqësi me ta, është ndër mizorët që i bëjnë keq vetes së vet!"**[625]

Ka edhe shumë hadithe profetike që e mbështesin këtë pikëpamje. Le t'ia ofrojmë nja dy prej tyre vëmendjes suaj:

---

623. Kur'ani, Tevbe: 29.
624. Kur'ani, Ankebut: 46
625. Kur'ani, Mumtehine: 8, 9.







*"O njerëz! Mos e kërkoni përballjen me armikun, por lutiuni Allahut për të mirë! Por kur të përballeni me armikun, bëni durim dhe dijeni se xhenneti ndodhet nën hijen e shpatave!"*[626]

Sa herë që muslimanët niseshin për ndonjë fushatë luftarake, Profeti i porosiste luftëtarët që, para se të fillonin sulmin mbi armikun, të kërkonin mundësitë për t'u marrë vesh, dhe u thoshte:

*"Më mirë dua të shoh të ktheheni me muslimanë të rinj, sesa me gra dhe fëmijë që ua keni vrarë burrat dhe baballarët!"*

Në Islam, shkaku i legjitimitetit të luftës nuk është vetëm agresioni i armikut. Edhe prishja e njëanshme nga ana e një shteti apo popullate jomuslimane e paktit të paqes të lidhur me ta është një shkak legjitim lufte. Shembulli tipik i kësaj janë zhvillimet politiko-ushtarake të përjetuara pasi në situatën e Luftës së Hendekut, çifutët e Medinës e prishën në mënyrë të njëanshme paktin e paqes të lidhur nga muslimanët me ta. Kjo prishje e njëanshme e paktit të paqes e rëndonte edhe më shumë gjendjen e muslimanëve në atë situatë, prandaj masat ndëshkuese që u morën ndaj çifutëve, pa asnjë dyshim, kishin për qëllim të arrihej sigurimi i muslimanëve dhe, duke i eliminuar rreziqet ekzistuese ose të mundshme në këtë drejtim, të rivendosej paqja mes palëve.

Në lidhje me këtë specifikë, në Kur'anin e Shenjtë thuhet:

**"Gjithashtu, një lajmërim nga Allahu dhe i Dërguari ditën e Haxhit të Madh: Allahu s'ka të bëjë me mushrikët (politeistët), po ashtu edhe i Dërguari… Po të bëni pendesë menjëherë, është në të mirën tuaj, në të kundërt, dijeni se ju s'mund ta lini Allahun në gjendje të vështirë! Dhe përgëzoji me një ndëshkim tejet të dhimbshëm ata që nuk e njohin Allahun dhe të Dërguarin e Tij!**

**Përjashtohen vetëm ata nga politeistët me të cilët keni lidhur marrëveshje, që më pas nuk e kanë cënuar aspak marrëveshjen me ju dhe që s'i kanë dhënë mbështetje askujt në dëmin tuaj! Zbatojeni plotësisht gjer në afatin e fundit marrëveshjen me ta! Allahu i do ata që binden!"**[627]

626. Buhari, Xhihad, 112; Muslim, Xhihad, 20.
627. Kur'ani, Tevbe: 4-5.







**“Dhe në qoftë se e prishin betimin pasi ta kenë pranuar marrëveshjen dhe ngrihen në sulm kundër fesë suaj, vritini menjëherë ata prijës të mohimit, vetëm jo, nëse heqin dorë!**

**Kurse ju nuk luftoni kundër një fisi të tillë që e prishën betimin dhe organizuan përzënien e të Dërguarit, dhe që ishin ata të parët që ju sulmuan! Apo mos frikësoheni prej tyre? Po qe se jeni besimtarë, më parë duhet të frikësoheni prej Allahut!”**[628]

Edhe lufta kundër jomuslimanëve që ushtrojnë dhunë dhe padrejtësi ndaj një popullate muslimane në pakicë dhe i marrin nëpër këmbë të drejtat e tyre, është legjitime për muslimanët.

Në Kur’anin e Shenjtë urdhërohet:

**“Dhe përse të mos luftoni? Të luftoni në rrugën e Allahut dhe për burrat, gratë dhe fëmijët e nëpërkëmbur që luten pa pushim: “Zoti ynë! Nxirrna ne nga ky vend me popullsi mizore, dërgona nga ana jote neve dikë që të na dalë për zot, dikë që të na ndihmojë!”**[629]

Kurse në një ajet tjetër kur’anor thuhet:

**“…Po të mos ishte që Allahu të mos i mbronte njerëzit nëpërmjet njëri-tjetrit, toka do të mbulohej nga intriga dhe konflikti dhe do të merrte fund!”**[630]

Beshir bin Hasasiyye (r.a.) tregon:

Shkova te i Dërguari i Allahut (s.a.s.) për t’i dhënë besën. Ai më vuri si kusht që të dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhammedi është robi dhe i Dërguari i Allahut, të fal namaz, të jap zeqat, të kryej haxhin e Islamit, të mbaj agjërimin e ramazanit dhe të luftoj në rrugën e Allahut.

Dhe unë i thashë kështu:

“O i Dërguari i Allahut! Vallahi, për dy prej këtyre nuk më mjaftojnë mundësitë! Ato janë xhihadi dhe sadakaja. Njerëzit thonë se personin që ikën prej xhihadit, Allahu e ndëshkon. Kurse unë kam

628. Kur’ani, Tevbe: 12-13.

629. Kur’ani, Nisa: 75.

630. Kur’ani, Bakara: 251.







frikë se, kur të vij në fushën e betejës, do të më përfshijë frika e vdekjes dhe do të iki!

Sa për sadakanë, pasuria ime përbëhet prej një tufe të vogël dhensh dhe dhjetë devesh, që janë burimi i jetesës për familjen dhe kafshë transporti!"

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) ma kapi dorën, ma tundi dhe më tha kështu:

"Pa xhihad e pa sadaka, si do të hysh në xhennet?"

Atëherë, i thashë:

"O i Dërguari i Allahut! Të jap besën!"

Dhe i dhashë besën të Dërguarit të Allahut se do t'i plotësoja të gjitha kushtet që më kishte vënë!"[631]

Veç këtyre, është e lejueshme (xhaiz) dhe legjitime nga pikëpamja juridiko-fetare edhe lufta kundër të quajturve **"rebelë"** dhe **"renegatë"**[632], të cilët do t'i trajtojmë shkurt.

**Lufta kundër rebelëve:**

Atyre që ngrihen kundër një administrate legjitime, u thuhet **rebelë**. Këta persona janë të tillë që e kanë prishur besën e dhënë dhe kanë dalë nga kuadri i bindjes. Në qoftë se, për shkak se e kanë shkelur qetësinë e bashkësisë muslimane ose, e thënë ndryshe, e publikut musliman, nuk e dëgjojnë këshillën por vazhdojnë të veprojnë sipas kokës së tyre, edhe kundër tyre hyhet në luftë.[633]

---

631. Ahmed b. Hanbel, V, 224.

632. Në origjinal, përkatësisht "bâğî" dhe "mürted". Shën. i përkthyesit.

633. Maverdiu e shpjegon kështu gjendjen e këtyre:
Në qoftë se kalifi emëron një komandant për të luftuar kundër kryengritësve, komandanti në fillim i tremb dhe përpiqet t'i bindë që të heqin dorë nga rruga e shtrembër. Po qe se ata këmbëngulin në veprimet e tyre shkatërruese, lufton me ta. Megjithëkëtë, nuk i sulmon natën ose befasisht. Lufta kundër kryengritësve nga lufta kundër politeistëve dhe renegatëve dallohet në tetë aspekte.
1) Lufta kundër rebelëve dhe kryengritësve bëhet jo për t'i vrarë, por për t'i larguar nga gabimi, për t'i bërë të heqin dorë nga rebelimi dhe kryengritja.
2) Me rebelët dhe kryengritësit luftohet gjoks për gjoks, nuk ndiqen dhe nuk sulmohen në qoftë se ikin. Kurse me qafirët (mohuesit, heretikët) dhe renegatët luftohet në të dyja rastet; ata ndiqen në qoftë se ikin dhe sulmohen edhe nga pas.
3) Të plagosurit nga rebelët dhe kryengritësit nuk lihen, nuk braktisen në fushë të betejës, kurse të plagosurit e politeistëve dhe renegatëve braktisen. Në Ngjarjen







**Lufta kundër renegatëve (murted):**

Po qe se popullsia e një vendi musliman largohet nga Islami, lufta kundër tyre bëhet e lejueshme (xhaiz). Sepse, në atë rast, po-

---

Xhemel, Hz. Aliu pati thënë: **"Mos i ndiqni ata që ikin, të plagosurit mos i vrisni!"**

4) Robërit rebelë dhe kryengritës nuk vriten, kurse robërit politeistë dhe renegatë vriten. Në qoftë se ekziston siguria që robërit rebelë dhe kryengritës nuk do të rikthehen në luftë, lihen të lirë. Në qoftë se ekziston mundësia që të ikin në anën tjetër, burgosen gjersa të mbarojë lufta, pastaj lihen të lirë.

**Haxhxhaxhi**, meqë e dinte se një grup robërish nga miqtë e **Katarí b. el-Fuxhae**-s do të mbeteshin në anën e tij, i la të lirë. **Katariu** u tha njerëzve të vet:

"Përgatituni për luftë kundër **Haxhxhaxhit**, armikut të Allahut!

Kurse Haxhxhaxhi tha:

"Ka shumë pak mundësi, sepse dora e atij që i ka lënë të lirë ata, ndodhet mbi zverkun e tyre!"

Dhe lexoi këtë vjershë:

"A po thoni të luftojmë kundër administratës së Haxhxhaxhit që ka ardhur si vali? Dijeni këtë se unë jam një vizitor i cili e di ta ndëshkojë dhe parandalojë të keqen. Po të sjellim prova nga veprimet e tij, si mund të luftojmë në radhët e **Haxhxhaxhit** kundër tij? Ç'mund të themi? A do të themi se na shkaktoi të këqija dhe shqetësime? Jo, ai dhe komandantët e tij nuk na kanë sjellë shqetësime! **Katariu** na ka bërë të këqija! Fiset do të thonë përherë po kështu: "Mbolla borzilok e mbiu barishte!" (Përgatita ushtarë, kurse ata ikën në radhët e Haxhxhaxhit!)

5) Rebelëve dhe kryengritësve nuk u merren mallrat si plaçkë lufte (ganimet), fëmijët nuk u merren rob. Është transmetuar ky hadith profetik nga profeti Muhammed (s.a.s.): *"Bota Islame dhe gjithçka ndodhet brenda saj, janë të mbrojtura, të paprekshme. Gjithçka që ndodhet brenda botës politeiste, është e lirë, është normale të preket!"*

6) Për të luftuar kundër rebelëve dhe kryengritësve, nuk kërkohet ndihmë në forca ushtarake nga politeistët në marrëveshje dhe nga nënshtetasit taksapagues krishterë dhe çifutë. Por kërkohet ndihmë në forca ushtarake nga rebelët dhe kryengritësit kundër renegatëve dhe politeistëve.

7) Me rebelët dhe kryengritësit nuk bëhet marrëveshje e përkohshme. Atyre s'u premtohet se do t'u mbrohen mallrat dhe pasuria. Edhe sikur të bëhet marrëveshje, nuk konsiderohet e detyrueshme. Po qe se sulltani është i dobët, pret gjersa të gjejë forca dhe pastaj lufton. Pasi të bëhet marrëveshje paqeje, shihet gjendja e mallrave të tyre të sekuestruara. Po qe se janë plaçkë lufte ose të rrëmbyera nga mallrat e zeqatit, nuk u kthehen, por u shpërndahen atyre përkatësisht atyre që u takon plaçkë lufte dhe atyre që u takon zeqat. Kurse mallrat e veta nuk përvetësohen por u rikthehen pronarëve.

8) Rebelët dhe kryengritësit nuk goditen me breshëri gurësh të hedhura me hobe, nuk u digjen shtëpitë. Nuk u shkatërrohen parcelat me pemë frutore dhe me perime. Sadoqë rebelët dhe kryengritësit të jenë vendas, vendi i tyre është pjesë e Botës Islame. Po qe se rebelët rrethohen nga formacione besimtarësh të bindur e të drejtë por që kanë frikë se mos vriten prej tyre, armatosen për ta zbrapsur rrezikun dhe mund të qëllojnë mbi rebelët me armë të rënda, sepse muslimani armatoset edhe jashtë situatës së luftës me qëllim për ta mbrojtur pasurinë dhe jetën." (**Maverdî**, el-Ahkâmu's-Sultâniye, İstanbul, 1976, f. 68 e në vazhd.)







pullsia në fjalë, duke e shkelur kontratën ekzistuese të hapur ose të nënkuptueshme të nënshtetësisë ose besëlidhjen (biat), ka dalë nga korniza e bindjes, gjë që do të thotë shkelje e paqes dhe qetësisë së shoqërisë islame. Vetëm se, para se të hyhet në luftë me ta, atyre u duhet njohur një afat duke u mbështetur në mundësinë që ata t'i eliminojnë dyshimet besimore nëse kanë të tilla, dhe të bëjnë pendesë. Trajtimeve të tilla para se të fillohet lufta, u thuhet **"istiâbe"** (shfrytëzim i të gjitha mundësive për marrëveshje).

Po qe se *istiabe* mbetet shterpë, domethënë, të gjitha iniciativat për t'i ftuar renegatët për të bërë pendesë, mbeten pa rezultat, atëherë fillohet lufta kundër tyre. Pasi të fillohet lufta, nuk pranohen më lutjet për falje ose propozimet për të paguar xhizje, taksë për kokë, por vriten. Me fjalë të tjera, pasi të gjitha përpjekjet për t'i bindur renegatët që të kthejnë rrugë, shkojnë kot, dhe fillohet lufta kundër tyre, atyre u hiqen të gjitha mundësitë për të fituar qoftë edhe statusin e robit ose të nënshtetasit jomusliman.

Këta quhen edhe **"ehli ridde"**, "renegatë kokëfortë". Ky term është përdorur nga historianët arabë pas vdekjes së Profetit, atëherë kur në Gadishullin Arabik ndodhi një ngjarje largimi kolektive nga feja, e cila u eliminua nga kalifi në fuqi, **Hz. Ebu Bekr**, duke përdorur forca ushtarake.[634]

Pasi shpjeguam kushtet e legjitimitetit të luftës, le të tregojmë se si duhet zhvilluar ajo.

Meqë sipas vështrimit të Islamit, **"njeriu"** është qenie e zgjedhur dhe e nderuar, lufta që bëhet shkak për shkatërrimin e tij është, në fakt, një gjë e shëmtuar (kabîh). Megjithëkëtë, lufta është një qëllim i lartë kur bëhet fjalë për sigurimin e shpëtimit dhe paqes duke i mposhtur dhe asgjësuar dhunën dhe padrejtësinë, ekzistenca e të cilave i jep legjitimitet luftës, dhe, në këtë mënyrë, për mbrojtjen e të drejtave dhe lirive të njeriut. Eshtë për këtë arsye që, në optikën e Islamit, lufta është "e mirë" **jo në vetvete**, por jashtë saj. Kuptimi i kësaj është që, megjithëse nuk është e mirë në esencë, lufta quhet e mirë duke u nisur nga qëllimi final që synon. Dhe ky qëllim final është sendërtimi i rregullit të Allahut si mjeti i vetëm i shpëtimit dhe lumturisë tokësore dhe të amshuar për njeriun, e thënë me një fjalë të vetme, **"lartësimi dhe ngadhnjimi i fjalës së Allahut"** (i'lâ-

634. Për më tepër informacion, shih: **Ebu'l-Hasan el-Mâverdî**, idem, f. 63 e në vazhd.







yı kelîmetullah). Është për këtë arsye që luftës i thuhet **“xhihad”** (përpjekje), kurse rezultatit të saj, **“fet’h”** (ngadhnjim).

Në kohën kur u shfaq Islami, në asnjë vend të botës nuk kishte asnjë rregull juridik të cilit duhej t’i nënshtrohej lufta. Fitimtarët ishin krejtësisht të lirë për t’i trajtuar të mundurit si të dëshironin, duke ushtruar mbi ta çdo lloj dhune e padrejtësie që të dëshironin. Madje, edhe pas Islamit, gjatë tërë mesjetës, krishterët zbatuan të njëjtin qëndrim si më parë. Duke bërë një citim shumë të shkurtër nga **Prof. Dr. A. Reshid Turnagil** i cili e pati parashtruar në mënyrë shumë të detajuar këtë të vërtetë në një konferencë të mbajtur në Hagë i mbështetur plotësisht në burimet bibliografike perëndimore, le të përpiqemi t’ia parashtrojmë vëmendjes suaj me qëllim që të mund të formoni një opinion të përgjithshëm mbi këtë çështje:

“Pasi e mundën një ushtri turke afër qytetit Iznik (Nicea antike) të futur nën rrethim, kryqtarët ua prenë kokat të gjithë të plagosurve, i varën në vithet e kuajve si shenja fitoreje, u kthyen në atë mënyrë në vendfushim dhe, pastaj, kokat e prera i hodhën benda qytetit të rrethuar. Ata bënë aq shumë grabitje e shkatërrime në vend, sa, pas pak kohe, i zuri zia e bukës. Edhe popullsia krishtere, madje, u grabit e u vra!”[635] Në lokalitetin **Marrat**, kryqtarët i prisnin dhe vrisnin fëmijët, djemtë e rinj dhe pleqtë që dukeshin sikur u ishte thyer mesi nën peshën e lotëve, nuk kursenin askënd dhe për ta përfunduar **“punën”** shpejt, varnin disa vetë me një litar. Ata rrëmbenin ç’të gjenin. Ua çanin barqet të vdekurve dhe nxirrnin prej atje monedha dhe stoli ari. Më në fund, **Bremondi** dha urdhër

635. **G. Le Bon**, idem, f. 334-335 (cituar nga **A. Reshid Turnagil**)

Me ashpërsimin e trajtimit që i nënshtroheshin robërit krishterë të luftës që kishin rënë në dorë të bashkëbesimtarëve të vet, gjendja e tyre s’ishte aspak e mirë. Robërve u priteshin gjymtyrët në mënyrë shumë të shëmtuar e tragjike ose vriteshin të gjithë menjëherë në grup. Ndërmjet shumë rasteve të tjera, do të përmend dhe do të përshkruaj trajtimin që iu nënshtruan të mjerët që ranë robër në luftën e zhvilluar më 1261 mes venedikasve, nga njëra anë, dhe bizantinëve dhe gjenovasve, nga ana tjetër. Robërit u ndanë mes atyre që i kishin zënë. Bizantinët, sipas zakonit, ua nxorën sytë robërve që u ranë në pjesë, kurse gjenovasit i vranë të gjithë robërit e vet. (**Daru**, idem, vëll. I, f. 368)

Admirali venedikas **Pierre Loredon** i cili doli fitues në rrethimin e Galipolit më 1416, i kaloi në shpatë të gjithë gjenovasit, katalonasit, sicilianët dhe provansianët që ndodheshin mes robërve. Gjiritasit e vdekur pas ekzekutimit me prerje gjymtyrësh dhe copëtim të trupit, u varën në pupetë e galioneve. (Nga raporti i **Loredonit** në ruajtje nga **Marino Sanuto**, Vite de duchi di Venezia) (Citim nga **A. Reshid Turnagil**)







të nxirreshin dhe silleshin të gjithë ata që qenë mbyllur në kullën e pallatit dhe urdhëroi të vriteshin të gjitha gratë plaka, të gjithë burrat pleq të rrëgjuar që s'u mbanin duart e këmbët dhe të gjithë personat e dobët që s'vlenin për ndonjë punë, kurse të rinjtë rreth moshës së pubertetit dhe burrat e fuqishëm i veçoi dhe i dërgoi në Akka për t'i shitur. Ekzekutimi i turqve në grup u bë ditën e diel më 12 dhjetor, kurse ata që kishin mbetur pa u ekzekutuar nga pamundësia për t'u mbaruar ajo punë brenda një dite, u ekzekutuan nga kryqtarët të nesërmen.[636]

Siç është transmetuar nga **Raymond d'Agiles**, anëtar i Kuvendit Episkopal të qytetit Puj në Francë,[637] arabët që nuk u ishte prerë koka ose nuk ishin hedhur përtej mureve, **"hidheshin në zjarr"**!

"Në rrugicat dhe sheshet e Jeruzalemit dukeshin pirgje me koka, duar dhe këmbë të prera. Nga të gjitha anët, rrugët ishin mbuluar me kufoma dhe mund të gjendej ndonjë kalim vetëm mes tyre. Por prapë, gjithçka ishin gjëra deridiku pa rëndësi..."

"Në tempullin e vjetër të Sollomonit u derdh aq gjak[638], saqë kufomat e të vdekurve notonin në një det gjaku duke u shpërndarë andej-këtej në oborrin e përparmë. Në atë det gjaku dukeshin edhe duar dhe këmbë të prera që notonin. Edhe ushtarët që e kishin bërë atë kasaphanë, madje, me vështirësi e duronin avullin dhe erën e keqe që ngrihej lart nga gjaku i derdhur."

Meqë ajo vrasje nuk u pa e mjaftueshme, në një kuvend të formuar nga kryqtarët u vendos që e gjithë popullsia e Jeruzalemit të vritej pa përjashtim, domethënë, bashkë me muslimanët dhe çifutët, edhe krishterët që ishin ndarë nga Kisha Katolike, ishin futur në një degë tjetër jezuite, për pasojë, në sytë e Romës shiheshin si të pafe. Numri i tyre u afrohej të dhjetë mijëve. pavarësisht nga përpjekjet e kalorësve "fetarë"(!), krimi vazhdoi tetë ditë. Gra, fëmijë, pleq, askush nuk mundi të ikte e të shpëtonte! Sjelljet e atyre burrave që thuhej se mbronin fenë, pati shkaktuar zemërimin madje

636. Sipas dëshmisë okulare të fetarit, besimtarit dhe të dhembshurit të quajtur **Keshish Rober** (**Robert le Moine**), është shkruar në faqet 336 dhe 337 të veprës në fjalë të **Le Bon**-it. (Citim nga **A. Reshid Turnagil**)

637. Le Bon, idem, 337. (Citim nga **A. Reshid Turnagil**)

638. Eshtë fjala për xhaminë Omer e cila u qe bërë strehim dhjetë mijë mu - limanëve që u vranë të gjithë. (**Le Bon**, idem, f. 337, poshtëshënimi nr. 10) (Citim nga **A. Reshid Turnagil**)







edhe të kronikanëve krishterë. **Bernard le-Tresorier** i cilëson ata si të marrosur. Kryepeshkopi i Dol-it, **Baudin**, i përngjason ata me pela që rrokullisen mes pisllëqeve. **Computruerunt illi, tanguam jumenta in stercoribus**. Një tjetër nga kronikanët e asaj kohe, kryepeshkopi i Akka-s, **Jacques de Vitry** thotë:

"Të gjithë ata që ndodheshin në **"Tokën e Premtuar"**, ishin ca tipa të pafismë që më vjen turp t'i cilësoj ashtu siç e meritojnë, njerëz të pafe që s'frikësoheshin prej Zotit, njerëz të ndyrë që talleshin me gjërat e shenjta, hajdutë, kurvarë, atëvrasës, besëthyes."

**Guillaume de Tyr** nuk mbetet më poshtë në thënien e gjërave haptazi se autorët e rrëfimeve të sipërpërmendura.

Sjelljet e kryqtarëve që bënë Kryqëzatën e Dytë nuk ndryshuan prej të të parëve. Këshilltari episkopal, **Anquetil**, ka thënë kështu në historinë e vet: "Nuk pati mbetur krim mizor dhe tragjik, paturpësi dhe poshtërsi që të mos e kenë bërë!"

Kryqtarët që formonin Kryqëzatën e Katërt dhe që, në rrugën për Jeruzalem, kaluan nëpër Kostantinopol, vendosën të zinin vend aty për të banuar. Ata e plaçkitën krejtësisht atë qytet të pasur krishter ku ndodheshin thesarë arti dhe letërsie mjaft të çmuar të mbetur nga grekët dhe latinët, kurse sendet e tjera përveç atyre prej ari dhe argjendi i hodhën në det!"[639]

Këto historira dhe tregime përdhunimesh që ta skuqin fytyrën, zgjaten po në të njëjtën formë e me të njëjtën përmbajtje duke mbushur faqe të tëra.[640]

Eshtë Islami, feja ose sistemi i vetëm në historinë e njerëzimit, i cili për herë të parë e kushtëzoi luftën brenda kritereve të drejtësisë dhe maturisë edhe për sa u përket shkaqeve të legjitimitetit, edhe përsa i përket mënyrës së zhvillimit. Këto kritere mund t'i radhisim kështu:

1) Eshtë e detyrueshme që, para se të fillohet lufta, për një shkak legjitim, me një kolektiv jomusliman, t'u propozohet që ta pranojnë Islamin ose të fitojnë të drejtën për të bashkëjetuar me muslimanët në paqe e qetësi duke dhënë xhizje. Për më tepër, është

639. **Prof. Dr. A. Reşid Turnagil**, idem, f. 140 e në vazhd.

640. Për hollësi, shih. idem, f. 111 e në vazhd.







urdhër hyjnor që shpallja e këtij kushti të bëhet me fjalë të bukura e të urta.[641]

"Zbatimi me të meta i këtij urdhri hyjnor e vë zbatuesin para përgjegjësisë. Po qe se komandanti, para se t'i ftojë sipas rregullit mohuesit në Islam, vihet në pozita armiqësore kundër tyre pa i studiuar në tërësi dhe hollësi argumentet dhe provat e tyre dhe, kështu, pa i vënë në dijeni ata, i vret me anë të sulmeve dhe bastisjeve të befasishme, duhet të japë dëmshpërblim njëlloj sikur të kishte vrarë muslimanë. Sepse supozohet që një popullatë çfarëdo që nuk e ka dëgjuar **"ftesën"** e Islamit, është besimtare. Domethënë, me qenë se ka ndjekur fenë e ndonjërit prej profetëve të ardhur para **Hz. Muhammedit** dhe se është shpërndarë sipas ligjeve të po asaj feje, konsiderohet se nuk ka pasur dijeni.

Kur **Halid bin Velidi** u dërgua tek një fis në krye të një ekipi udhëzuesish fetarë muslimanë, u porosit në mënyrë të theksuar, ashtu si edhe anëtarët e ekipit, që të zhvillonte kumtimin e fesë pa përdorur armë. Por meqë ai, në opozicion me porosinë dhe urdhrin që i ishte dhënë, përdori armë, Profeti pagoi dëmshpërblim për njerëzit dhe kafshët e vrara, madje edhe për qentë e ngordhur!"[642]

Në Hajber, duke e marrë flamurin nga Profeti, **Hz. Aliu** e pati pyetur:

"O i Dërguari i Allahut! A do t'i detyrojmë çifutët ta pranojnë Islamin duke u përleshur me ta?"

Dhe Profeti (s.a.s.) i pati dhënë këtë përgjigje:

*"Jo! Ua propozoni Islamin me butësi dhe qetësi!"*[643]

2) Jeta e civilëve të pamobilizuar konsiderohet e paprekshme, domethënë, ata nuk vriten.

Gjatë pushtimit të Iranit nga ushtria islame, qenë zënë robër mijëra njerëz përqark kryeqytetit të rrethuar. Por kur u muar vesh se ata ishin popullatë civile e pamobilizuar, fshatarë që merreshin me punët e veta, u lanë të lirë nga komandanti **Sa'd bin Ebi Vakkas**.

641. Kur'ani, Nahl: 125.
642. **Prof. Dr. A. Reşid Turnagil**, idem, f. 153.
643. Buhari, Xhihad.







Po kështu, nuk vriten pleqtë, qorrat, gratë, fëmijët, të sëmurët, invalidët dhe personat e matufepsur. Madje, gratë nuk vriten edhe sikur gjatë zhvillimit të luftës të kenë ndihmuar duke u dhënë guxim luftëtarëve me këngë heroike ose të kenë dhënë ndihmë në një mënyrë tjetër çfarëdo.

3) Eshtë haram (jolegjitime, e palejuar, e pabekuar) që të vriten ushtarët armiq të plagosur dhe që, për pasojë, e kanë humbur aftësinë për të luftuar. Sepse synimi i luftës nuk është të vriten mohuesit (qafirët), por të pengohen dëmet që mund t'u shkaktojnë ata muslimanëve. Po kështu është haram edhe vrasja e ushtarëve armiq të kapur rob ose të torturohen ata në një mënyrë çfarëdo. Në një hadith profetik, profeti Muhammed (s.a.s.) ka porositur:

*"Ruhuni nga mallkimi i viktimave! Sepse nuk ka asnjë pengesë që rënkimi i tyre të arrijë gjer në lartësinë e Allahut!"*[644]

4) Robërve të luftës nuk mund t'u bëhet trajtim i keq dhe është kusht që çdo rob i cili paguan shpërblimin e lirimit, të lihet i lirë. Në të njëjtën mënyrë, mund të bëhet edhe shkëmbimi i robërve të luftës pa vënë si kusht barazinë e numrit të tyre. Kurse robërit që nuk kanë mundësi financiare të japin shpërblim lirimi, lihen të lirë pa shpërblim. Ky veprim që përbën mirësi, është nxitur dhe inkurajuar si një lloj domosdoshmërie fetarie.

5) Siç është shpjeguar më parë, fakti që Islami i cili e pati kufizuar skllavërinë tek robërit e luftës, pati iniciuar abrogimin gradual të skllavërisë, ishte një masë që kishte të bënte me synimin për ta zbritur në minimum numrin e vrasjeve gjatë luftërave. Për më tepër, ka qenë dhe mbetet urdhër fetar që, gjersa robi të lirohet, ai që e ka nën robëri, ta ushqejë me se ushqehet vetë, ta veshë e mbathë me atë që vishet e mbathet vetë dhe të mos e përdorë në punë të rënda.

6) Eshtë kusht që, në qoftë se gjatë zhvillimit të betejës, në çastin kur armiku kërkon falje, luftimi duhet ndërprerë. Pranimi i faljes prej një muslimani të lirë apo skllav nga ana e palës muslimane, nuk e ndryshon përfundimin.

Gjithashtu, gjatë pushtimit të Iranit, pati ndodhur që portat e një qyteti të rrethuar qenë hapur nga vetë popullsia dhe qe marrë

644. Buhari, Zekat, 41, 63, Megazi, 60, Tevhid, 1; Muslim, Iman, 29, 31.







vesh se popullsia kishte kërkuar falje dhe një skllav musliman nga rrethuesit e kishte pranuar faljen. Kur komandanti i ushtrisë muslimane nuk pati dashur ta pranonte këtë fakt, çështjen ia patën parashtruar kalifit, **Hz. Omer**, i cili pati dhënë këtë përgjigje:

"Skllevërit muslimanë nuk kanë ndonjë ndryshim nga muslimanët e tjerë. Paqja e dhënë prej tyre është po aq e konsiderueshme dhe e pranueshme sa edhe paqja e dhënë nga muslimanët e tjerë!"

Një herë, **Hz. Omeri** i pati thënë një komandanti:

"Falja e dhënë prej tyre (muslimanëve skllevër) është e vlefshme!"[645]

7) Eshtë e ndaluar që, gjatë luftimeve, të mos shkatërrohen vendbanimet, të mos digjen ose priten pemët dhe drurët dhe të mos vriten kafshët ashtu siç ndodh në luftërat e sotme.[646] Lejohet vetëm ndryshimi i rrjedhës së ujërave që furnizojnë të rrethuarit, me qëllim për ta shkurtuar kohëzgjatjen e rrethimit dhe përfundimin e luftës.[647] Por është e ndaluar të shkatërrohen për të mos u përdorur më ujësjellësit. Veçanërisht është ndaluar me forcë hedhja e helmeve në ujëra për të shkaktuar helmimin dhe vdekjen e njerëzve ose përdorimi për të njëjtin qëllim i helmeve si armë kimike.

"Këto ligje janë përmbledhur nga kalifi i parë pas Profetit, **Hz. Ebu Bekri**, në porositë që i dha ushtrisë muslimane të nisur me objektiv Sirinë e cila është e para në kohë mes vendeve që morën nënshtetësinë islame. Hz. Ebu Bekri u pati thënë kështu komandantëve të asaj ushtrie të komplekse:

"Kujtojeni dhe përmendeni vazhdimisht se ndodheni gjithmonë nën vëzhgimin e Allahut dhe nën kërcënimin e vdekjes dhe se dita e kiametit është edhe Dita e Llogarisë, pra, se do të jepni llogari për bëmat tuaja! Kur të përlesheni në rrugën e Allahut, silluni burrërisht, ndershmërisht dhe trimërisht! Mos ia ktheni shpinën armikut, as mos e fëlliqni fitoren tuaj me gjakun e grave, fëmijëve dhe pleqve! Mos i pritni drurët e hurmave, mos i shkelni arat e grurit, mos i përmbysni pemët që japin fruta. Mos therrni kafshë si dele, lopë e deve për të shuar urinë nëse s'e keni shumë të domosdoshme. Kur të jepni fja-

645. **Süleyman Nedvî**, idem, vëll. VII, f. 192, 389-395.
646. Kur'ani, Hashr: 5.
647. **Mâverdî**, idem, f. 51.







lën, bëhuni të vendosur për t'i zbatuar kushtet e marrëveshjes! Gjatë marshimit mund të hasni në murgj që rrojnë nëpër manastire dhe, të tërhequr në vetmi, merren me adhurimin e Allahut, prandaj lërini ata në hallin e vet dhe mos ua shembni manastiret!"

Këtë kuptim ka pasur edhe porosia e pasuesit të Hz. Ebu Bekrit, Hz. Omerit:

"Ndaj askujt mos ushtroni dhunë dhe padrejtësi, sepse Zoti i Lartë nuk i do përdhunuesit dhe mizorët. Në luftë mos u tregoni frikacakë, mos e përdorni forcën në mënyrë tiranike, mos e kaloni masën kur të dilni fitues, mos u sillni në kundërshtim me maturinë dhe drejtësinë, mos i vrisni pleqtë, gratë dhe fëmijët dhe në përleshjet ose në sulmet kalorsiake ruhuni nga dëmtimi i tyre!"

Hz. Omeri u pati shkruar këtë letër të bukur Sa'd bin Ebi Vakkas-it dhe ushtrisë që ndodhej nën komandën e tij:

"Ju këshilloj ty dhe ushtarëve të tu që frikën nga Allahu ta mbani mbi çdo gjë. Frika nga Allahu është arma më e mirë e përdorur kundër armikut dhe komandanti më mjeshtëror gjatë betejës. Ju këshilloj ty dhe ata që ndodhen bashkë me ty, që të ruheni më shumë nga mëkati se nga armiku, sepse gabimet, fajet dhe mëkatet e një ushtrie i sjellin asaj dëm më shumë se ç'mund t'i sjellë armiku. Besimtarët munden të dalin fitimtarë mbi armikun sepse armiku është kundër Allahut. Po të mos ishte kështu, nuk do të gjenim dot forca për ta mundur atë! Ne jemi më poshtë se ata në numër dhe pajisje. Po qe se do të ishim të barartë me ta në mosbindjen ndaj Allahut, ata do të shquheshin mbi ne. Kurse ne kemi epërsi mbi ta jo si forcë materiale e njerëzore, por si forcë shpirtërore!"[648]

8) Profeti Muhammed (s.a.s.) ka thënë: *"Lufta është hile (hud'a)."*[649] Në arabishte, **"hile"** do të thotë **"rrugëzgjidhje"**. Por fjala që ka përdorur Profeti në këtë porosi, është **"hud'a"** që, në arabishte, do të thotë përgjithësisht **"lojë, dredhi"**, por jo "gënjeshtër e zakonshme", gënjeshtër në kuptimin e mirëfilltë të fjalës, gjë që çon në mashtrim, tradhti. Sepse **"Allahu nuk i do mashtruesit dhe tradhtarët"**.[650]

648. Idem, f. 133 e në vazhd.
649. Buhari, Xhihad, 157; Muslim, Xhihad, 17.
650. Kur'ani, Enfal: 59.







“Në mësimet që jepte në xhaminë e madhe të Kordovës, dijetari **Ebubekr er-Razi** e ka komentuar dhe shpjeguar në këtë aspekt parimin e shprehur më sipër:

“Profeti ka thënë: “Lufta është hud’a”. Do të desha t’ua kujtoj bijve tanë *taktikat (hud’a) e luftës* që kanë përdorur etërit tanë në iniciativat e tyre (luftarake), vetëm se pa u larguar nga besa dhe sinqeriteti, sepse edhe nëse hilja (dredhia) në luftë është gjithmonë e lejueshme (xhaiz), mashtrimi dhe tradhtia janë gjithmonë të merituara për mallkim!”

Më poshtë, Raziu përmend një dredhi taktike të propozuar nga **Zubejri** gjatë luftës për pushtimin e Afrikës. Arabët ishin nën komandën e **Abdullah bin Sa’d**-it, kurse bizantinët, nën komandën e guvernatorit të Tripolit, **Gregor**. Gregori kishte vënë një çmim për kokën e Abdullah bin Sa’d-it: atij që do ta vriste Abdullain, do t’i jepte vajzën e vet të famshme në bukuri si dhe njëqind mijë florinj. Kjo e kishte frikësuar Abdullain i cili kishte mbetur i mbyllur nga frika në çadër. **Zubejri** i tha **Abdullait**:

“Qafirët po përdorin një mjet që s’është aspak burrëror. Atëherë, edhe ti, duke përdorur të njëjtën taktikë kundër tyre, shpall se atij që do ta vrasë Gregorin, do t’i japësh vajzën e Gregorit dhe njëqind mijë florinj!”

Pasi u bë shpallja, filloi të frikësohej **Gregori** dhe, në përfundim të betejës së madhe që u zhvillua, ushtria e Gregorit pësoi disfatë të plotë!”[651]

Të gjitha këto që u thanë tregojnë se **“xhihadi”** i muslimanëve është shumë më i qytetëruar dhe shumë më njerëzor se luftërat e Botës Perëndimore të sotme! Ndërsa gjatë gjithë historisë, muslimanët e zhvilluan xhihadin brenda kësaj kornize drejtësie, Bota Krishtere i ka zhvilluar luftërat dhe vazhdon t’i zhvillojë me një stil antinjerëzor!

Ka ndodhur kështu me muslimanët, sepse muslimanët e kanë konsideruar xhihadin si një adhurim, për rrjedhojë, vazhdimisht, pothuaj çdo musliman, nga komandanti e gjer te ushtari më i thjeshtë, është përpjekur për të vepruar sipas urdhrave hyjnorë në këtë drejtim.

651. **Prof. Dr. A. Reşid Turnagil**, idem, f. 185 e në vazhd.







Me të vërtetë, gjatë gjithë historisë, ushtritë islame, para se të fillonte beteja, kanë falur namaz, kanë kënduar Kur'an, kanë bërë lutje duke kërkuar ndihmën e Allahut dhe, në këtë pikë të ndjeshme mes vdekjes dhe jetës, nën sundimin e ndjenjave fetare, kanë arritur pjekurinë për të vepruar sipas kritereve të devocionit.

Gjatë një beteje, **Hz. Aliu** ia kishte vënë majën e shpatës në grykë një armiku të shtrirë përtokë dhe, para se ta vriste, i sugjeroi që të thoshte **Fjalën e Njësisë**. Në vend të kësaj, armiku e pështyu në fytyrë prej aty ku ndodhej i shtrirë. Atëherë, Hz. Aliu e tërhoqi shpatën dhe e la armikun të lirë. Armiku i habitur me kthesën që mori ngjarja, e pyeti Hz. Aliun pse e la të lirë. Dhe Hz. Aliu iu përgjigj kështu:

"Unë do të të vrisja për hir të Allahut, kurse pasi më pështyve në fytyrë, në këtë punë u ngatërrua egoja ime!"

Pasi i thamë të gjitha këto, tani le t'u përgjigjemi pak edhe kritikave lidhur me pjesëmarrjen e Profetit në luftë.

Siç do të përshkruhet me hollësi më tej, Hz. Muhammedi i pajisur me një moral të lartë e të paarritshëm, edhe nëse pati marrë pjesë në shumë luftëra, në asnjërën prej tyre s'pati përdorur ndonjë armë çfarëdo dhe kurrë s'pati vrarë njeri! Pjesëmarrja e tij mes luftëtarëve kishte për qëllim forcimin e fuqisë moralo-shpirtërore të tyre. Dhe nëse pati ngjeshur shpatë, këtë e pati bërë për vetëmbrojtje po qe se do ta detyronin kushtet. Me të vërtetë, në luftën e Uhudit qe ndodhur në kushte të ngjashme dhe i qe thyer një dhëmb. Megjithatë, edhe në atë rast kur ishte goditur, ai s'e pati përdorur shpatën!

Para se t'i vinte profetësia, Hz. Muhammedi pati marrë pjesë si shigjetar në radhët e fisit Kurejsh në një betejë të organizuar për të ndëshkuar palën e cila kishte ushtruar dhunë ndaj fisit, por nuk pati luftuar, vetëm qe mjaftuar të mblidhte shigjetat e rëna në anën e tyre dhe t'ua jepte luftëtarëve dhe kjo ngjarje është e dëshmuar historikisht.

Ndërkaq, mundimet dhe vuajtjet e padurueshme të cilave u qe nënshtruar ai së bashku me muslimanët e parë qysh nga çasti kur pati filluar ta kumtonte Islamin, nuk kanë të mbaruar me të treguar.

"Kur Profeti filloi ta kumtonte dërgesën profetike, të gjithë mekasit iu bënë armiq. Kundër tij u organizuan qindra atentate. Për ta vrarë atë, u lyen me helm shpatat dhe u përdorën kundër tij; u bënë







përpjekje për ta vrarë në gjumë; u rrethua personalisht nga armiqtë gjatë betejave dhe çdokush priti vdekjen e tij; deshën t'i rrokullisnin mbi kokë copa të mëdha shkëmbinjsh; i futën helm në gjellë!"[652]

Një ditë, kur Profeti ndodhej në Qabe, e kapën dhe e rrahën për vdekje. **Ebubekri** i shkoi në ndihmë, e shpëtoi Profetin e shtrirë përtokë pa ndjenja nga ashpërsia e dhunës së ushtruar mbi të, dhe i largoi rrahësit duke i qortuar rëndë me fjalët:

"A i hyhet në gjak njeriut pse thotë se Allahu është Zoti i tij?"[653]

Pas vdekjes së të ungjit **Ebu Talib** dhe bashkëshortes **Hz. Hatixhe**, nuk kishte mbetur më kush që ta mbronte nga torturat e Kurejshve. I shtronin ferra në rrugën nga kalonte, talleshin ndërsa ai falte namaz, i hidhnin sipër jashtëqitje kafshësh, kur binte në sexhde, i grumbullonin mbi trup gjërat më të fëlliqura, i mbështillnin për qafe rrecka për ta mbytur. I dëshpëruar shumë nga të gjitha këto, Profeti shkoi në Taif. Taifasit mblodhën gjithë fundërrinat e popullatës dhe i vunë ta qëllonin me gurë, aq sa këpucët iu mbushën me gjakun e rrjedhur nga këmbët...

Në të njëjtën mënyrë, çdokush që e pranonte Islamin, veçanërisht skllevërit, u nënshtroheshin padrejtësive dhe mizorive që s't'i merr mendja. Dihet gjerësisht se **Bilalin Abisinas** e groposnin në rërën përvëluese dhe e rrihnin me kërbaç. Dihet, gjithashtu, se, pasi politeistët mekas filluan të zbatojnë një **"embargo ekonomike"** kundër muslimanëve të parë, këta jetuan pothuaj tri vjet në një luginë jashtë Mekës duke u ushqyer me barishte e duke vuajtur nga etja. Dhe, ndërsa muslimanët e parë qenë vënë, kështu, nën rrethim, ndërsa nuk u jepej leje dhe mundësi për të futur brenda qoftë edhe një kokërr grurë, ndërsa Kurejshët qeshnin e luanin kur dëgjonin të qarat e fëmijëve, më vonë, kur Meka vetë mbeti ngushtë dhe në qytet ra zia e bukës, Profeti i pranoi kërkesat dhe lutjet e mekasve dhe lejoi që në qytet të importoheshin ushqime.

Përballë vuajtjeve e mundimeve të padurueshme, disa muslimanëve iu dha leje të emigronin në Abisini. Pastaj ndodhi ikja e Profetit nga Meka në Medinë, pra, një hixhret (emigrim) i palejuar. Por armiqësia e Kurejshve nuk mori fund!

652. Süleyman Nedevî, idem, vëll. IV, f. 1588-1589.
653. Buhari.







Kurejshët i shkruan një letër të tillë **Abdullah bin Ubejjes** i cili po shpallej sundimtar nga arabët e Medinës:

"Ju e keni marrë nën mbrojtje armikun tonë (Hz. Muhammedin). Ose vriteni, ose nxirreni nga Medina, përndryshe, ju betohemi se do të luftojmë kundër jush gjersa t'jua vrasim tërë burrat dhe t'jua shtijmë në dorë gratë!"

Duke mos u mjaftuar me këtë kërcënim, Kurejshët u përgatitën për ta sulmuar Medinën dhe për t'i eliminuar tërë muslimanët. Atëherë, Profeti mbeti i detyruar t'i kalonte zgjuar netët dhe t'i priste sulmet e befasishme. Pikërisht atëherë zbritën ajetet mbi xhihadin që i kemi përmendur. Menjëherë pas arritjes në Medinë, Profeti kishte mbyllur rrugën e tregtisë të Kurejshve me Sirinë. Mbyllja e kësaj rruge futej ndër masat mbrojtëse që mori Profeti për muslimanët. Pretendimi sipas të cilit kjo masë ishte marrë për t'i grabitur karvanet e Kurejshve, është i pabazë, sepse grabitja në Islam është mëkat i madh. Ndërkaq, edhe ecuria dhe zhvillimi i ngjarjeve janë të mjaftueshme për ta hedhur poshtë këtë pretendim.

Kurejshët u çuan fjalë medinasve se, në qoftë se do të vazhdonin t'i mbanin nën mbrojtje muslimanët, do t'i ndalonin ta vizitonin Mekën dhe të bënin tavaf. Atëherë, medinasit u dhanë këtë përgjigje:

"Edhe ne do ta ndalojmë lëvizjen e karvaneve tuaj për në Siri!"

Praktikisht, Kurejshët i kishin ndaluar muslimanët ta vizitonin Qaben. Si përgjigje ndaj kësaj, edhe muslimanët mbetën të detyruar t'i mbyllnin rrugët tregtare të Kurejshve. Medina ndodhej mes Mekës dhe Sirisë, pikërisht në rrugën tregtare që i lidhte këto dy vende. Ndërkaq, qëllimi i muslimanëve ishte të bënin presion mbi Kurejshët dhe të mos i linin të qetë ata. Mirëpo komandanti i një patrulle vëzhgimi të dërguar nga Profeti për të vëzhguar lëvizjet e Kurejshve dhe për ta informuar, sulmoi disa tregtarë që ktheheshin nga Siria, vrau njërin prej tyre, kurse dy i zuri rob, ua sekuestroi mallrat dhe ia çoi Profetit në Medinë si plaçkë lufte. Profeti i tha komandantit:

"Por unë s'të kam dhënë leje për të bërë një gjë të tillë!"

Dhe nuk e pranoi të ashtuquajturën "plaçkë lufte"!







Kjo ngjarje është njëra dhe më kryesorja e shkaqeve të luftës së Bedrit. Burri që vrau dhe personat që zuri rob komandanti i patrullës, u përkisnin familjeve shumë të respektuara të Kurejshve."[654]

Ja, pra, në këtë mënyrë vihet re se, ndër luftërat e zhvilluara në periudhën e quajtur "Shekulli i Lumtur", pra, në të gjallë të Profetit, edhe **lufta e Bedrit** e cila pretendohet të quhet **luftë sulmuese**, është zhvilluar nga ana e muslimanëve **me qëllim mbrojtjeje**! Edhe në luftërat pas kësaj, megjithëse mori pjesë në to, Profeti (s.a.s.) nuk përdori armë në asnjërën prej tyre dhe kurrë s'vrau njeri! Megjithëse vrasja në luftë bëhet për të mos u vrarë vetë, pra, ka kuptimin e një vetëmbrojtjeje, si dhe, megjithëse në Islam ka një parim themelor të quajtur **"kisas"**, Hz. Muhammedi, me anë të një mbrojtjeje hyjnore, megjithëse pati kaluar nëpër shumë situata kritike, qe mbajtur larg nga detyrimi për të vrarë.



654. **Süleyman Nedevî**, idem, vëll. I, f. 326 e në vazhd.





## G. PARIMI I MORALIT

Në arabishte, termit **"moral"** i përgjigjet termi **"ahâk"** që është shumësi i fjalës **"hulk"**. Kuptimi leksikor i fjalës "hulk" është "shprehi, natyrë, karakter". Veçoritë dhe prirjet që shpreh ajo, janë mundësi dhe aftësi konstante në nefsin (frymën, vetveten, subjektin) e njeriut. Veçoritë dhe prirjet në fjalë, të cilat janë të bashkëlindura tek njeriu, kanë dy aspekte: aspektin që i shtyn te e mira dhe aspektin që i shtyn tek e keqja[655]. Kjo cilësi është domosdoshmëri e dëshirës volitive hyjnore[656] që ka të bëjë me specifikën e kësaj jete si një univers prove.

Ndërkaq, si në turqishte, ashtu dhe në shqipe, fjala **"moral"** përdoret për marrëveshje, ndonëse gabimisht, për të shprehur vetëm prirjet pozitive, kurse për prirjet negative, përdoret në trajtën mohuese-negative, **"imoralitet"** (ahlâksızlık)[657]. Mirëpo fjala "moral" përdoret saktë në kuptimin e saj pozitiv vetëm me kuptimin **"edukatë"** (edeb) që emërton cilësitë e përgjithshme të një pjese sjelljesh pozitive.

Një tjetër fjalë që e përdorim gabim, është fjala **"edukim"** (terbiye), që është emërtimi i një operacioni orientimi të zhvilluar në mënyrë të vullnetshme mbi prirjet e natyrshme të bashkëlindura. Po qe se ky operacion do të ishte gjithmonë pozitiv, në kahje të drejtë, për të mirë, nuk do të thoshim dot për dikë se **"është edukuar keq"** duke vështruar sjelljet e tij të këqija!

655. **"A nuk i treguam atij** (njeriut) **rrugët e të mirës dhe të keqes?"** (Kur'ani, Beled: 10)

656. **"Allahu i frymëzoi nefsit të keqen dhe mëkatin, si dhe të mirën dhe bindjen."** (Kur'ani, Shems: 8)

657. Le të kujtojmë se kemi "moral të mirë" dhe "moral të keq". Pra, në vend që të themi "moral i keq", themi "imoralitet". Shën. i përkthyesit.







Eshtë si rrjedhojë e të gjitha këtyre që thamë, fakti që është i përhapur përdorimi i fjalës “moral” së bashku me disa cilësime specifike. Për shembull, për moralin përgjithësisht të mirë, përdoren edhe specifikimet, si “moral i lavdërueshëm” (ahlâk-ı hamîde), “moral i bukur” (ahlâk-ı hasene), “bujarí morale, moral bujar; përkryerje morale, morali më i përkryer” (mekârim-i ahlâk), kurse për moralin përgjithësisht të keq, përdoren edhe specifikimet, si “moral i dënueshëm” (ahlâk-ı zemîme), “moral i ndyrë” (ahlâk-ı seyyie), “moral i shëmtuar, i turpshëm” (ahlâk-ı kabîha), etj. Pavarësisht nga të gjitha këto, meqë fjala “moral”, kur përdoret e pashoqëruar me ndonjë cilësim specifik, pranohet përgjithësisht me kuptim pozitiv, edhe ne do ta respektojmë këtë rregull.

Eshtë një e vërtetë që askush nuk do të lëkundej ta pranonte, se, për njeriun e krijuar si qenie shoqërore, bashkëjetesa mes njerëzve kërkon pranimin dhe zbatimin e të drejtave dhe detyrave reciproke. Ndërkaq, kjo kërkon shumë rregulla juridike (legjislative) të pranuara njëzëri si dhe një autoritet për t’i zbatuar ato. Megjithëse rregullat juridike (legjislative) në fjalë janë urdhra (lejime) dhe ndalime të shoqëruara me sanksione, në të njëjtën kohë, janë edhe morale me kusht që fusha e rregullave morale, megjithëse i përmban rregullat juridike (legjislative), është më e gjerë se to. Në këtë rast, do të thotë se, në pjesën e rregullave që dalin jashtë kornizës së legjislacionit juridik e që pranohet si fusha e vërtetë e moralit, nuk ka sanksione. Në këtë fushë, edhe nëse mendohen disa sanksione si “dënimi shoqëror”, është jashtë çdo diskutimi se institucionaliteti i këtyre sanksioneve është mjaft i dobët.

Në këto kushte, shumë filozofë, forcën mbështetëse të domosdoshme për qëndrimet dhe sjelljet morale e kanë kërkuar në **ndërgjegjet**. Mirëpo **ç’është ndërgjegjja dhe në ç’shkallë është efektiviteti i saj për t’i orientuar njerëzit tek e mira**? Para së gjithash është e domosdoshme që kjo të përcaktohet qartë!

Edhe profeti Muhammed i cili, duke u shprehur, *“Unë u dërgova vetëm për të plotësuar moralin e lartë”*[658], pohonte se qëllimi esencial i fesë që kishte sjellë ishte të përfaqësonte në nivel kulmor moralin e bukur, ka nënvizuar shumë herë me radhë rëndësinë e *ndërgjegjes* e cila do të thotë *aftësi për ta diferencuar*[659] të mirën që

658. Muvatta, Husnu’l-hulk, 8.
659. Kur’ani, Insan: 3.







ekziston në mënyrë të natyrshme e të bashkëlindur tek njeriu, nga e keqja. Perlat e urtësisë në vijim i përkasin atij profeti të lartë të lavdëruar nga Allahu me anë të ajetit kur'anor, **"Pa dyshim, ti je mbi një moral të lartë!"**[660]

*"Edhe nëse të japin fetva myftinjtë, ti këshillohu një herë edhe me zemrën tënde!"*[661]

*"Lëre, braktise atë gjë që të gërryen përbrenda, që të shkakton therje në zemër, që t'i turbullon ndjenjat!"*[662]

*"E mira dhe e mbara është ajo gjë që të ngroh përbrenda, që ta pranon vetvetja, që ta qetëson zemrën, që t'i shtron ndjenjat, kurse e keqja dhe e prapa është ajo gjë që s'të ngroh përbrenda, që s'ta pranon vetvetja, që s'ta kënaq zemrën, që të shkakton përbrenda lëkundje dhe vuajtje, sado që myftinjtë të japin fetva kundër saj…"*[663]

Kjo do të thotë se çdo njeri ka në vetvete një gjykatës i cili e dallon të mirën nga e keqja, të bukurën nga e shëmtuara, të moralshmen nga e pamoralshmja. Vetëm se edhe kjo aftësi që ndodhet tek njeriu si një dhuratë hyjnore, siç e kemi shpjeguar më parë për arsyen dhe vullnetin, u nënshtrohet shumë ndikimeve të jashtme. Në rastin e ndikimeve negative, peshorja e ndërgjegjes prishet.

Ashtu siç duhet që gjykata të ketë mbetur larg nga ndikimet e jashtme në mënyrë që vendimet e dala nga prej saj të jenë në përputhje me të vërtetën dhe të drejtën, është kusht që edhe ndërgjegjja ta ketë ruajtur natyrën e saj me qëllim që të mund të pretendohet se vendimet e ndërgjegjes janë gjithmonë të drejta! Po të mos ndodhë kështu, miratimet dhe qortimet e saj, vuajtjet e ndjera për këtë shkak apo qetësimet e saj nuk shfaqen gjithmonë në përshtatje me të mirën e bërë dhe krimin e kryer.

Bindjet e shtrembra, zakonet e këqija, injoranca, veset e këqija, ndikimet e dëmshme të shokëve të këqinj dhe mjediseve të këqija, zemërimet, pasionet, etj., janë kryesoret ndër këto. Ndërgjegjja e dobësuar dhe e verbëruar prej këtyre jep konkluzione të gabuara mbi të drejtën dhe të shtrembrën, konkluzionet që jep nuk përpu-

660. Origjinali arabisht i ajetit në Kur'an është kështu: **"Ve inneke le alá hulukin adhim."** (Kur'ani, Kalem: 4) Shën. i përkthyesit.

661. Ahmed b. Hanbel, Musned, IV, 227-228; Darimi, Buju, 2.

662. Ahmed b. Hanbel, Musned, IV, 227-228; Darimi, Buju, 2.

663. Ahmed b. Hanbel, Musned, IV, 227-228; Darimi, Buju, 2.







then me të vërtetën dhe, atëherë, një ndërgjegje e tillë nuk bëhet dot kontrolluesi dhe sanksionuesi i detyrës morale!

Është për këtë arsye që vëmë re se, ndërsa disa njerëzve u sëmbon zemra nga mungesa më e vogël e dhembshurisë, disa të tjerë nuk ndjejnë as dhimbjen më të vogël, nuk preken aspak qoftë edhe nga krimi më i madh. Ndërkaq, është e konfirmuar me dëshminë e historisë se, me ndërrimin e shekujve dhe mjediseve, edhe ndërgjegjet kanë ndërruar e ndërrojnë, se gjërat që dikur nuk u janë dukur të këqija njerëzve, më pas janë konsideruar shumë të këqija dhe anasjelltas. Prandaj, kjo fuqi që e quajmë **"ndërgjegje"**, nuk mund të bëhet në mënyrë absolute as gur prove, as sanksionues i të mirës dhe të keqes. E tillë është ndërgjegjja individuale, e tillë është edhe ndërgjegjja kolektive!

Për të mos u vetëgënjyer në konkluzionin e saj, ndërgjegjja është nevojtare për një dritë moralo-shpirtërore që t'ia ndriçojë rrugën dhe ta orientojë, që është feja me burim hyjnor. Është ndërgjegjja e mbështetur në një qenie të shenjtë, që mund të bëhet gur i vërtetë prove për të mirën dhe të keqen, kontrolluesi i detyrës morale![664]

Të tillë janë edhe faktorë të tjerë ndikues, si arsyeja dhe vullneti, të cilët përdoren për t'i diferencuar të drejtën dhe të shtrembrën nga njëra-tjetra. Edhe ato, gjersa të mos i nënshtrohen revelacionit hyjnor e të mos hyjnë nën edukimin e tij, nuk përdoren dot si njësi dhe mjete matëse të sakta në vetvete. Sepse është e pamundur të mendohet ekzistenca e një faktori tjetër ndikues që të mund ta shtyjë njeriun në mirësi dhe moralitet aq sa ç'mund ta shtyjnë shpërblimi dhe ndëshkimi në Botën e Pasme, Ahiret, që besohet se është e përjetshme.

Pak a shumë vetëllogari ndërgjegjeje dhe sjellje morale që vihen re tek ateistët, janë shfaqje të pagarantuara të konkluzioneve të vlerave të sugjeruara nga mjedisi i tyre. Sanksionimi i këtyre janë dënimet materiale-temporale për aktet e kornizës juridike, kurse për aktet jashtë kësaj kornize, janë shprehitë dhe gjërat e dorës së dytë, si dënimi i mjedisit, ndaj presionit të të cilit nuk mund të bëhet qëndresë.

664. **A. Hamdi Akseki**, İslâm, Fıtrî, Tabiî ve Umumî bir Dindir, İstanbul, 2004.







Kësaj të vërtete, i ndjeri **A. Hamdi Akseki** i bën dritë në këtë mënyrë:

"Që ndërgjegjja të mund ta ruajë pastërtinë e saj eternale dhe hyjnore, është e nevojshme që rruga e saj të ndriçohet me një dritë të shenjtë dhe hyjnore. Është besimi me idetë e fshehura në thellësitë e zemrave, besimi në Allahun e vetëm, të ditur, fuqiplotë, me forcë dhe vullnet transcendental, absolutisht të drejtë, mëshirues e shpërblyes, të dhembshur, eternal, pra, ky besim dhe ndërgjegjja e mbështetur në të, që e pengojnë njeriun nga vrapimi pas pasioneve dhe dëshirave të këqija. Njeriu, në zemrën e të cilit kanë bërë vend idetë e Zotit, detyrës, amshueshmërisë dhe përgjegjësisë, vështirë se del jashtë ligjeve të moralit!

Idetë e Zotit, detyrës, jetës së amshuar dhe përgjegjësisë shpirtërore janë një forcë e tillë shtrënguese që kurrë nuk ndahen prej njeriut. Ajo e mban njeriun vazhdimisht dhe në çdo vend nën kontrollin e saj. Njeriu i cili ka gjetur një sasi të rëndësishme parash në një vend ku s'e ka parë askush dhe nga ku policit nuk do t'i shkojë informacion, ky njeri, pra, i shtyrë nga besimi i tij i fuqishëm mbi gjënë haram (jolegjitime, të ndaluar, të pabekuar) dhe hallall (legjitime, të lejuar, të bekuar), mbi faktin se dituria hyjnore ka të bëjë me çdo gjë të fshehtë dhe të dukshme, i shtyrë nga bindja e shëndoshë mbi përgjegjësinë shpirtërore që ia ka mësuar feja si dhe nga ndërgjegjja e mbështetur në këtë bindje, e kërkon pronarin e atyre parave dhe ia dorëzon. Ata që pretendojnë të kundërtën e kësaj, do të thotë se janë të paaftë për të bërë vetanalizën e ndërgjegjes.

Ata që janë të privuar nga një besim i tillë, meqë do të jenë të privuar edhe nga fuqia shpirtërore e quajtur ndërgjegje ose meqë ndërgjegjja do t'u marrë një entitet elastik, në atë kohë dhe në atë vend ku mjedisi do të jetë i përshtatshëm dhe ligjet s'do të mund të veprojnë, mund ta nënvleftësojnë detyrën morale, mund ta kryejnë në emër të së mirës dhe dobisë një të keqe që e shohin në përshtatje me pasionet dhe interesat e veta. Është për këtë arsye që edhe **Volteri**, njëri nga skepticistët më të mëdhenj, i famshëm për sulmet e ashpra kundër fesë, madje, më në fund ka mbetur i detyruar ta pohojë këtë të vërtetë të lartë me fjalët:

"Njeriu i pafe, po ta dijë se ka për të mbetur pa u ndëshkuar, mund të bëjë çdo të keqe!"







Si kontrollues dhe sanksionues të detyrës morale, përveç ndërgjegjes individuale, është edhe **"ndërgjegjja kolektive"**. Ndërkaq, nuk ka asnjë dyshim se kontrolli dhe përgjegjësia e ndërgjegjes kolektive janë më të fuqishme se ato të ndërgjegjes individuale. Por edhe ndikimi i ndërgjegjes kolektive ndryshon sipas gjendjes dhe kushteve nga të cilat varet. Megjithëkëtë, ngaqë ndërgjegjja kolektive nuk mundet ta ndjekë secilin në çdo vend e në çdo çast, ata që ndodhen jashtë ndjekjes dhe veprimit të saj nuk kanë pse të frikësohen nga përgjegjësia.

Nuk ka dyshim se edhe një sërë gjendjesh dhe kushtesh të tjera si këto, mund ta dobësojnë mendimin e përgjegjësisë para ndërgjegjes kolektive. Atëherë, ashtu si ndërgjegjja individuale, as ndërgjegjja kolektive nuk bëhet dot kontrolluesja dhe sanksionuesja e vetme dhe e plotë e detyrave tona morale! Pranë këtyre, duhet ta zënë vendin e vet edhe mendimi që dëshiron me gjithë zemër çdo individ mbi jetën e amshuar dhe, lidhur me këtë, mendimi i përgjegjësisë si dhe i shpërblimit dhe ndëshkimit të amshuar.

Duke i mbajtur parasysh të gjitha këto konsiderata, themi se pothuaj të gjitha pengesat e përfytyruara që do ta shtynin njeriun për t'i kryer detyrat e veta morale dhe do ta pengonin nga të këqijat, janë si roje që vëzhgojnë nga jashtë dhe i nënshtrohen ndikimit të mjedisit. Mirëpo feja nuk është kështu. Sepse feja është një polic i padukshëm, një administrator i besueshëm dhe i përgjithshëm që, duke u përsjellë jo vetëm në nervat dhe muskujt e njerëzve, por edhe në mjediset intime të shpirtit të tyre, depërton gjer në thellësitë e zemrave, që vëzhgon të gjitha llojet e lëvizjeve të fshehta të ndjesive, që kryen detyrën e përcjellësit të rrymës elektrike të së drejtës dhe së vërtetës në zemra. Ajo ka sekretarë të tillë të pagabuar, fletore të tilla të padukshme, ku ata sekretarë shënojnë të gjitha qëllimet dhe veprimet e fshehta e të dukshme të njeriut!

Në optikën e fesë, shërbëtori dhe zotëria, i pasuri dhe xhepshpuari, beu dhe pashai, çdo njeri, është i barabartë dhe çdo njeri është përgjegjës për atë që bën si i barabarti mes të barabartëve! Ajo nuk lejon që të bëjnë vetëvrasje as ata që përpëliten mes anktheve të jetës dhe ata që e bëjnë një gjë të tillë, i ngarkon me përgjegjiësinë përkatëse. Zemrat që rënkojnë mes anktheve duke rënë në pesimi-







zëm, i vë të pushojnë me kënaqësitë e premtuara transcendentale të jetës së ardhshme, i qetëson dhe i bën të kënaqura."[665]

Të njëjtën të vërtetë e ka shprehur edhe **Mehmet Akif Ersoji** me vargjet:

***"As kultura, as ndërgjegjja s'i japin moralit lartësim;***
***Ndjenja e virtytit tek njerëzit nga frika prej Allahut vjen!"***

Edhe fjalët që mund të thuhen për vullnetin që është arsyeja dhe shfaqja praktike e saj, janë të të njëjtit entitet. Në të kundërt, a s'do të duhej t'i quanim të çmendur arabët e periudhës pagane paraislamike që i groposnin përsëgjalli vajzat e vogla, egjiptianët e vjetër të cilët, me qëllim që të shtohej prodhimtaria që sillte lumi Nil, hidhnin çdo vit me ceremoni të mëdha një vajzë të virgjër për ta flijuar duke e mbytur në ujërat e tij, gjykatësit e gjykatave të inkuizicionit të cilët, megjithëse ishin anëtarë të një feje (krishterizmit) që i jepte rëndësi mëshirës, i digjnin të gjallë njerëzit ose athinasit e vjetër që e quanin për aftësi të vidhnin pa u kapur? Ja, pra, nëse arsyeja dhe ndërgjegjja[666] që janë një dhuratë hyjnore e bashkëlindur tek njeriu, me qëllim për ta diferencuar të drejtën nga e shtrembra, mund të shndërrohen, me anë të kushtëzimeve të jashtme, në elementë negativë të kësaj grade, atëherë asnjëra prej këtyre s'mund të mendohen e s'mund të pranohen si gur prove i vërtetë dhe si mbështetje për veprimin moral!

Pas këtij parashtrimi, le të prekim shkurt edhe nja dy pika lidhur me parimin moral në Islam:

1) Duke mbajtur parasysh se fjala "ahlâk" (moral) është shumësi i fjalës "hulk" (natyrë, karakter) dhe se natyra dhe karakteri i njeriut janë të bashkëlindur, duhet shpjeguar se a mund të bëhet ndonjë ndryshim në to.

Disa filozofë që kanë dhënë mendime mbi filozofinë e moralit, kanë pretenduar se morali mund të ndryshohet, kurse disa të tje-

665. **A. Hamdi Akseki**, idem, f. 149 e në vazhd.

666. *Edhe sikur të përpiqet një mijë vjet, sorra si bilbili s'këndon dot,*
*Edhe sikur të ngjitet një njeri në qiell me ballon, Mesih nuk bëhet dot;*
*E përjetshme është, nuk fshihet dot shenja e ndikimit të ndërgjegjes,*
*Edhe sikur të marrë pafajësinë fajtori, përbrenda nuk qetësohet dot…*
(**Poeti Eshref**)







rë kanë pretenduar se morali nuk mund të ndryshohet, ai mbetet gjithmonë po ai që është. Të gjithë këta kanë argumentet e veta. Kjo çështje është jashtëzakonisht e rëndësishme në aspektin e saj të përgjegjësisë individuale. Sepse, po të mbajmë parasysh se morali është shfaqje në akte dhe veprime e prirjeve të natyrshme të bashkëlindura, pranimi se në to nuk ndodhin ndryshime, e bën të pamundur shpjegimin e logjikshmërisë së shpërblimit dhe ndëshkimit dhe do t'i bëjë ato pa kuptim. Sipas kësaj, në botëkuptimin islam i cili i njeh individit **"të drejtën e zgjedhjes"** përballë së mirës dhe së keqes, ka përvetësuar një rrugë të mesme. Megjithëse eliminimi i prirjeve të bashkëlindura është i pamundur, pasivizimi dhe shtypja ose zhvillimi dhe rritja e ndikueshmërisë së tyre mbi aktet dhe veprimet, janë të mundur. Gjithashtu, mund të sigurohet që prirjet në fjalë të përdoren në shtrate legjitime. Sepse shumica e këtyre prirjeve janë **"thikë me dy presa"**: mund të përdoren edhe për të mirë, edhe për të keq! Për shembull, eliminimi i **"epshit"** i cili është i pranishëm në natyrën krijuese të njeriut, është i pamundur. Vetëm se, ashtu siç është e mundur që, në disa situata të detyrueshme, epshi të shtypet me anë të agjërimit, ashtu edhe përdorimi i tij në mënyrë legjitime i mënjanon dëmet e mundshme të tij.

Ja, pra, kjo është gjëja që i thonë "edukim"! Po qe se mbi prirjet e natyrshme e të bashkëlindura nuk do të mund të ushtrohej asnjë ndikim, atëherë nëpër fjalore nuk do të gjendej fjala **"edukim"**! Sipas kësaj, edukimi i drejtë është përpjekja për zhvillimin e prirjeve të bashkëlindura pozitive dhe për pasivizimin e prirjeve të bashkëlindura negative. Kurse edukimi i gabuar është e kundërta e kësaj.

Në një hadith profetik, profeti Muhammed (s.a.s.) ka porositur:

*"Po dëgjuat se një mal ka lëvizur nga vendi, besojini, por po dëgjuat se dikush e ka ndryshuar moralin, mos i besoni!"*[667]

Ndërkaq, janë edhe shumë deklarata të tij që i nxisin dhe inkurajojnë njerëzit për sjellje të moralshme. Për shembull, ai ka porositur kështu:

*"Zbukurojeni moralin tuaj!"*[668]

667. Ahmed b. Hanbel, VI, 443.
668. Sünen-i Ebu Davud Terceme ve ve Şerhi, İstanbul, vëll. VI, 72-73.







*"Pajisuni me moralin e Allahut!"*[669]

Hadithe profetike si këto ka plot. Po qe se në moral s'do të mundej të bëhej fare ndryshim, a do të dilnin nga ai profet i lartë hadithe të tilla që të përmbanin urdhra, ndalime dhe porosi?

Mes hadithit të parë që përmendëm, i cili shpreh se morali është i pandryshueshëm, dhe dy haditheve të fundit, nuk ka kontradiktë. Sepse ajo për çka e ka fjalën hadithi i parë, është eliminimi i prirjeve natyrale të bashkëlindura, gjë që kurrsesi s'është e mundur. Por është gjithmonë e mundur që të sillen në pikën e mesme prirjet negative me anë të veprimit mbi këto prirje të mjedisit shoqëror, klimës, ushqimit, mjedisit familjar dhe edukimit. Në esencë, sipas dijetarëve islamë, pikat ekstreme të këtyre prirjeve janë mjerim personaliteti, kurse pika e mesme është virtyt.

Veç kësaj, ndërsa disa nga sjelljet morale janë domosdoshmëri natyrore-krijimore (të bashkëlindura), disa të tjera janë specifika janë akcidenciale ose të fituara më pas me motive dhe faktorë shtytës të ndryshëm. Sjelljet si këto, të fituara më pas, quhen **"moral i fituar"**. Për shembull, një njeri i rritur nën një shtypje ekstreme, megjithëse në natyrën bazë të tij mund të jetë i guximshëm, mund të shndërrohet në frikacak si pasojë e asaj shtypjeje të ushtruar në mënyrë të skajshme mbi personalitetin e tij ose, për shkaqe të ngjashme, mund të shndërrohet në njeri të turpshëm ekstremisht. Meqë specifika të tilla nuk janë të lidhura e të varura nga natyra krijimore e personit, nuk janë **"aftësi"** të bashkëlindura e të përhershme, por **"gjendje të përkohshme"**. Disa herë, këto fitojnë një intensitet të tillë, saqë u sigurojnë epërsi prirjeve të kundërta të fshehura në natyrën krijimore. Eshtë si rrjedhojë e kësaj që shpesh ato quhen **"natyrë e dytë"**. Prirjet akcidenciale si këto janë mundësisht të eliminueshme, me fjalë të tjera, ndryshimi ose eliminimi i plotë i këtyre është gjithmonë i mundshëm me anë të sugjerimit dhe edukimit.

2) Ekzistojnë të tillë që, duke pandehur se besimi mbi **"kaderin"** dhe **"dorëzimi te Zoti"** (tevekkul) në Islam e pakësojnë vlerën e akteve morale, bëjnë insinuata kundër Islamit për këtë shkak. Por kjo pikëpamje kurrsesi s'është e drejtë.[670] Shkaku i këtyre kritikave dhe insinuatave është se pandehet që mendësia e kaderit në

669. Munâvî, *et-Teârîf*, f. 564.

670. Për më shumë informacion, shih. **Babanzade Ahmed Naim**, İslâm Ahlâkının Esasları, İstanbul, 1340, f. 20 e në vazhd.







Islam është **"fatalizëm"** ose ashtu pranohet qëllimisht. Kjo është një shpifje e madhe kundër fesë së lartë islame e cila deklaron se, kur njerëzit ndodheshin ende në botën e shpirtrave, meqë zotëronin vullnet dhe mundësi zgjedhëse, u është drejtuar pyetja: **"Elestu bi Rabbikum?"** (A s'jam unë Zoti juaj?) Ç'është e vërteta, ashtu siç e kemi sqaruar më parë, në Botën Islame ka dalë një fraksion deviator i quajtur *Xhebrije* që e ka kuptuar kaderin në këtë mënyrë, si dhe fraksione të tjera, si *Mutezile*, që, në kundërshtim të plotë me këtë, kanë pretenduar se njeriu është në mënyrë absolute krejtësisht i lirë në të gjitha veprimet e veta. Por këto janë përjashtime dhe kurrsesi të atij niveli që ta përfaqësojnë Islamin.

Sipas pikëpamjes me të vërtetë islame të quajtur *bindja sunnite*, kaderi (paravlerësimi dhe paracaktimi eternal hyjnor) ka dy fusha ku shfaqet: fusha **"absolute"** dhe fusha **"relative ose sekondare"**. Eshtë Zoti që i krijon edhe të mirën, edhe të keqen. Ndërkaq, aktet që ngjasinnë fushën e veprimit të mundësisë zgjedhëse të quajtur **"vullnet i pjesshëm"** të dhënë nga Zoti njeriut dhe të quajtur kështu në krahasim me vullnetin e përgjithshëm hyjnor, krijohen gjithashtu nga Zoti si pasojë e kërkesës së njeriut dhe pretekstualitetit të përdorur prej tij, si dhe si shkak i shfaqjes së vullnetit të tij në atë drejtim. Sepse Allahu i Gjithëmadhnueshëm nuk u ka dhënë asnjë thërrime pjesë vaniteteve (qenieve të tjera përveç Tij) nga dy atribute hyjnore: nga atributi **"beka"** (amshueshmëri) dhe **"halik"** (krijues). Rezultat i mosmarrjes pjesë nga atributi hyjnor "amshueshmëri" është "përkohshmëri absolute".[671] Kurse rezultati i moszotërimit pjesë nga atributi hyjnor "krijues" është fakti që asnjë akt nuk mund të realizohet kurrsesi nëse në të nuk merr pjesë Allahu me shfaqjen e këtij atributi të Tij! Ndër bazat e besimit, ky është kuptimi i parimit **"hajrihí ve sherrihí minalláhi teálá"** (e mira dhe e keqja vijnë prej Allahut të Lartë).

Eshtë për këtë shkak që, me besimin te kaderi, muslimanët besojnë edhe se e mira dhe e keqja krijohen nga Allahu, edhe se, si rezultat i akteve që i realizojnë me vullnetin dhe mundësinë zgjedhëse të tyre, ose do të pësojnë fatkeqësi, ose do të meritojnë lumturi.

Zoti i cili e ka krijuar Universin siç ka dëshiruar, funksionimin e tij e ka rregulluar me një sërë ligjesh të cilave u thuhet **"sunnetullah"** (tradita e Allahut) ose **"adetullah"** (zakoni i Allahut). Në to



671. Kur'ani, Rahman: 26.





nuk mund të bëhet asnjë ndryshim.[672] Ja, pra, këto ligje që sundojnë mbi të gjitha qeniet, nga molekulat, gjer te yjet në kozmos, janë domosdoshmëri absolute e kaderit, paravlerësimit dhe paracaktimit eternal hyjnor. Aventura e qenieve ku veprojnë ligjet në fjalë, u përngjasin lëvizjeve të robotëve të sotëm. Meqë atyre nuk u është caktuar ndonjë përgjegjësi, nuk u është dhënë as **"arsye"** dhe **"ndërgjegje"**, as **"vullnet"** dhe **"aftësi zgjedhëse"**. Me këto janë të pajisur vetëm njerëzit dhe xhindët. Sepse mes vaniteteve, vetëm këto dy kategori qeniesh janë pajisur në këtë mënyrë për shkak se janë ngarkuar me përgjegjësi dhe janë vënë në provë. Në lidhje me ta, nuk mungojnë as evenimente që janë absolutisht domosdoshmëri kaderi, për shembull, si furnizimi me pjesë nga të mirat e përgjithshme (rizk), koha kur vijnë në botë, prindërit, jetëgjatësia dhe çasti i fundit, etj. Shumë specifika si këto nuk kanë të bëjnë me vullnetin e tyre të pjesshëm. Prandaj, evenimente të tilla si këto nuk janë shkaqe shpërblimi apo ndëshkimi për ta. Përgjegjësia e tyre ka të bëjë me aktet dhe veprimet ku ata e përdorin të lirë vullnetin e tyre. Specifikat që realizohen si domosdoshmëri absolute e kaderit, përbëjnë vetëm **"pjesën"** (nisab) e përcaktuar të përgjegjësisë së njerëzve në "peshoren hyjnore".

Kurse kuptimi i vërtetë i dorëzimit tek Zoti (tevekkul), pra, e mbajtjes së Zotit si dorëzanës, s'është mjerim dhe meskinitet, por ka kuptimin e lidhjes me zemër pas Zotit me qëllim për ta pasur zemrën të qetë pas vendosmërisë për të kryer diçka dhe respektimit të shkaqeve dhe preteksteve. Dhe me këtë aspekt, insinuatat ndaj çështjes së dorëzimit tek Zoti janë të qëllimshme.

Dhe, tani, le të shënojmë bazat themelore të parimeve morale në Islam. Këto mund t'i parashtrojmë përmbledhtazi nën këto nëntema:

Morali në Islam:

a) Eshtë me burim hyjnor

b) Mbështetet në arsyen

c) Ngrihet mbi parimin e vetëmohimit

d) Ka prioritet social

e) Eshtë mbrojtës i seriozitetit dhe dinjitetit individual

672. Kur'ani, Fet'h: 23.







**a) Morali islam është me burim hyjnor**

Mund të thuhet se të gjitha parimet e Kur'anit të Shenjtë tek i cili shpalosen në formë fjalësh të gjitha të vërtetat që ekzistojnë në Univers, mund të reduktohen në dy grupe: **"tevhid"** (parimet e besimit monoteist islam në Allahun si Zoti i vetëm i Universit) dhe **"ahlák"** (moral, parimet morale). Madje, që të dyja këto baza mund të bashkohen në fjalën **"edeb"** (edukatë) që është ekuivalente me cilësinë pozitive të moralit (ose me moralin pozitiv – M.H.), dhe të shprehen me atë të saj. Kështu, nëse do të duhej që i gjithë Kur'ani të reduktohej në një fjalë, kjo mund të bëhet me anë të fjalës **"adab"** (rregullat e edukatës) e cila është trajta e shumësit e fjalës "edeb". Sepse, ndërsa të gjitha urdhrat janë, në të njëjtën kohë, domosdoshmëri rregullash edukate, ndalimet janë gjërat që bien në kundërshtim me këto rregulla.

Eshtë për këtë arsye që, kur e kanë pyetur **Hz. Aishenë**, pas vdekjes së Profetit, se ç'ka qenë morali i tij, ajo u është përgjigjur:

*"Morali i tij ka qenë Kur'ani!"*[673]

Në fakt, edhe Hz. Muhammedi (s.a.s.) vetë, duke u shprehur si në vijim, pothuaj se e ka fokusuar tek morali shkakun e dërgimit të tij: *"Unë jam dërguar vetëm për ta plotësuar moralin e lartë!"*[674] Mirë, atëherë, le të japim disa shembuj nga daklaratat e Kur'anit të Shenjtë mbi moralin, të cilat gjejnë shprehje në fjalët dhe aktet e atij profeti të lartë të dërguar si mëshirë për botët[675]:

**"Fali njerëzit! Urdhëroi për të mirë ata dhe kthejua shpinën injorantëve!"**[676]

**"Dhe e mira me të keqen nuk mund të barazohen! Dhe largoje ti të keqen me anë të më së mirës! Dhe atëherë do të shohësh që personi që ka ndonjë armiqësi ndaj teje, të bëhet si një mik i ngushtë!"**[677]

---

673. Imam Malik, el-Muvatta, Egjipt, 1951, vëll. II, f. 904; Muslim, Musafirin, 139; Nesai, Kijamu'l-lejl, 2.

674. Muvatta, Husnu'l-Huluk, 8.

675. Kur'ani, Enbija: 107.

676. Kur'ani, A'raf: 199.

677. Kur'ani, Fussilet: 34-35.







**“Me përjashtim të disa pak vetëve, vazhdimisht do të shohësh të keqe prej tyre, por, megjithatë, ti fali ata dhe mos ua vër veshin, sepse Allahu i do ata që sillen mirë!”**[678]

**Ta dini se Allahu ju urdhëron drejtësinë, mirësinë dhe kujdesin për të afërmit dhe jua ndalon gjithçka të shëmtuar, dhunën dhe padrejtësinë dhe ju porosit që ta dëgjoni dhe të merrni mësim!”**[679]

**“...Ata të bindurit që japin edhe në bollëk, edhe në ngushticë dhe, kur zemërohen, e gëlltisin zemërimin dhe ua falin njerëzve gabimet. Edhe Allahu i do ata që bëjnë mirë, ata që, kur bëjnë ndonjë faj, e përmendin Allahun dhe menjëherë bëjnë pendesë për mëkatet. Dhe kush mund t’ua falë mëkatet përveç Allahut? Si dhe nuk i përsërisin me dashje ato që kanë bërë.”**[680]

**“O ju që keni besuar! Ruhuni nga pandehmat, sepse disa pandehma janë rënduese. As hetime mos bëni dhe mos e merrni nëpër gojë njëri-tjetrin pas shpine! A mos dëshironi të hani mishin e vëllait të vdekur? Pra, u neveritët! Atëherë, pra, kini frikë Allahun, sepse Allahu është pranues i pendesës dhe shpërblyes!”**[681]

Këto lloj ajete kur’anore janë shumë. Dhe tani le të citojmë disa nga hadithet profetike që i mbështesin këto:

*“Mbaju fort pas moralit të bukur, sepse njerëzit me moralin më të mirë janë edhe besimtarët më të mirë!”*[682]

*“Nuk ka ndër sjelljet e njeriut më të çmuar se morali i bukur!”*[683]

*“Mirësia është vetë morali i bukur!”*[684]

678. Kur’ani, Maide: 13.
679. Kur’ani, Nahl: 90.
680. Kur’ani, Al-i Imran: 133-134.
681. Kur’ani, Huxhurat: 12.
682. Musned, vëll. V, f. 89.
683. Tirmidhi, el-Xhamiu’s-Sahih, Kahire, 1937, vëll. IV, f. 363.
684. Muslim, Birr, 14-15.







*“Allahu i Lartë, pasi ta ketë krijuar robin e vet të bukur edhe në pamje të jashtme, edhe në moral, nuk e hedh në zjarr!”*[685]

*“Bujaria e njeriut është tek feja e tij; fisnikëria është te morali i bukur i tij; kurse njerëzillëku është te mendja e tij!”*[686]

*“Ju s’arrini dot t’u bëni të mira të gjithë njerëzve me mallrat tuaja, prandaj, arrini me fytyrë të qeshur, me moral të bukur!”*[687]

*“Për çdo gjë ka pendesë, vetëm njeriu me moral të keq nuk ka për çfarë të bëjë pendesë, sepse sapo që të pendohet për një mëkat, ai kryen një mëkat tjetër akoma më të keq!”*[688]

Dikush e pyeti Profetin:

“Ç’është morali i bukur?”

Dhe Profeti iu përgjigj kështu:

*“Është të takohesh me atë që është zemëruar me ty, t’i japësh atij që s’të ka dhënë ty, ta falësh atë që të ka bërë padrejtësi ty!”*[689]

*“Nuk ka dyshim se muslimani që ndodhet në rrugë të drejtë, në sajë të moralit të bukur dhe karakterit të lartë që ka, e gjen gradën e njeriut që agjëron dhe fal namaz gjithmonë!”*[690]

*“Nuk ka dyshim se një rob, megjithëse ka pak adhurime, në sajë të moralit të bukur, meriton më të mëdhatë e gradëve të Ahiretit dhe nivelet më të larta të Ahiretit, kurse në sajë të moralit të keq, u bie pashë më pashë thellësive të xhehennemit!”*[691]

*“Ashtu siç e prish uthulla mjaltin, edhe morali i keq ashtu e prish punën dhe adhurimin. Ashtu siç e tret dielli borën, edhe morali i bukur ashtu i tret mëkatet!”*[692]

---

685. “Má hassenelláhu halka abdin ve hulukahû fejut’imehu’n-nár” (Fejzu’l-Kadír, vëll. V, f, 441)

686. “Keramu’l-mer’i dínuhú ve hasebuhú husnu hulukihí me murúetuhú akluhú” (Musned, vëll. II, f. 365)

687. “Innekum len teseu’n-náse bi emválikum feseúhum bi basti’l-vexhhi ve husni’l-huluki” (Fejzu’l-Kadír, vëll. II, f. 557)

688. Inne li-kul’li shej’in tevbeten il’lá sáhibe súi’l-huluki feinnehú lá jetúbu min zenbin il’lá vata fí-sherrin minhu” (Fejzu’l-Kadir, vëll. II, f. 510)

689. Ahmed Ibni Hanbel, Musned, IV, 148, 158.

690. Ebu Davud, Edeb, 7.

691. Gazali, Ihja, III, 121 (İstanbul, 1975)

692. Ramuzu’l-ehadis, f. 205.







Një ditë, në praninë e lartë të Profetit, u bisedua për një grua. U tha se agjëronte çdo ditë, falte namaz tërë natën, por kishte vese të këqija dhe i përgojonte komshinjtë. Atëherë, Profeti tha për të:

*"Te ajo grua nuk ka dobi, ajo është për në xhehennem!"*[693]

Edhe këto lloj hadithesh janë shumë. Duke u mjaftuar me kaq, le të shënojmë pak edhe sanksionet ndaj sjelljeve imorale.

Në vështrimin e Islamit, që një person të mund të bëhet përgjegjës për veprimin e tij imoral, duhet të plotësojë dy kushte: **arsyen** dhe **lirinë**. Po qe se këto të dyja i janë cënuar pjesërisht, edhe përgjegjësia i ulet në atë raport. Nga ana tjetër, kjo përgjegjësi është personale. Askush nuk mund të bëhet përgjegjës për veprimin e tjetërkujt.[694] Kjo qëndron edhe në konceptualitetin e së drejtës moderne të sotme. Por në Islam, ky rregull ka një përjashtim: e mira apo e keqja të jenë në veprim.

*"Kush nxjerr një zakon të mirë, meriton edhe shpërblimin e saj, edhe po aq shpërblim sa marrin të tjerët që veprojnë sipas atij zakoni. Dhe kush nxjerr një zakon të keq, ngarkohet gjer në ditën e kiametit, edhe me përgjegjësinë e mëkatit të veprimit të vet, edhe me aq përgjegjësi sa ç'ngarkohen të tjerët për shkak të mëkatit të kryerjes së atij veprimi!"*[695]

Meqë sanksionet e sistemeve moderne të së drejtës janë tokësore-materiale, në kushte të ngjashme aplikohen vetëm për **"nxitje dhe inkurajim faji"** dhe për **"bashkëpunim në faj"**. Me këto sanksione materiale që munden t'i përdorin për shtytje në veprime të drejta, sistemet në fjalë përpiqen ta mbajnë individin në një ekuilibër që mund të sigurohet mes tërheqjes pas interesit dhe frikës ndaj dënimit. Meqë u mungon një faktor ndikues si besimi që zotëron mbi shpirtra, nga sanksionet e tyre nuk mund të merret rezultat i plotë dhe nuk merret. Kurse tek fetë, posaçërisht te Islami, me anë të besimit mbi ahiretin ose jetën e pasme pas ringjalljes, të shtresuar ndër zemra, ekziston një sanksion moralo-shpirtëror i pashoq.

Nga ana tjetër, amshueshmëria e shpërblimit dhe ndëshkimit të jetës pas ringjalljes, e krahasuar me përkohshmërinë e jetës së kësaj bote, e shton edhe më shumë efektivitetin e këtij sanksioni. Veçanë-

693. Gazali, Ihja, III, 116 (İstanbul, 1975)

694. Kur'ani, Nisa: 111; Bakara: 134 dhe 141.

695. Muslim, Zekat, 69. Veç kësaj, shih. Nesai, Zekat, 64.







risht, besimi te një Zot i vetëm, Allahu, i cili i sheh dhe i di të gjitha bëmat e fshehta dhe të hapura, i cili bën të mbahen shënim të gjitha bëmat në të ashtuquajturat **"fletoret e punëve"** dhe i cili është gjykatësi i vetëm i ditës së llogarisë[696], është një faktor ndikues aq i fuqishëm që i orienton njerëzit besimtarë në sjelljet morale, saqë është e pamundur të gjendet një faktor tjetër ndikues dhe një sanksion tjetër që të mund ta zërë vendin e tij. Për më tepër, ky besim, duke i ngritur në një nivel të dobishëm situatat cilësore të **"pendimit"** dhe **"vuajtjes shpirtërore"** që mendohet se ngjasin në **ndërgjegjen** e cila ndodhet në mënyrë të bashkëlindur tek çdo njeri dhe vlen për t'i dalluar dhe diferencuar nga njëra-tjetra të drejtën me të shtrembrën, është një margaritar i pashembullt për të qenë një faktor për sjelljet morale. Eshtë për këtë arsye që Profeti (s.a.s.) ka thënë:

*"Morali është ena e fesë!"*[697]

Domethënë, feja strehohet brenda kornizës dhe ruajtjes që i siguron morali!

### b) Morali në Islam mbështetet në arsyen

Filozofët racionalistë të cilët e konsiderojnë arsyen një lloj zoti që ka një fuqi të pakufizuar, pranojnë për bazë të sjelljeve morale, **"lirinë e vullnetit**" dhe **"aftësinë zgjedhëse"** dhe thonë:

**"Detyra duhet kryer sepse është detyrë!"**

Kjo pikëpamje është parashtruar nga Islami shekuj më parë prej tyre. Vetëm se arsyeja nuk zotëron fuqi të pakufizuar siç pandehin ata. Meqë kjo çështje është shpjeguar më parë, këtu po themi vetëm këtë që mes **"arsyes"** dhe **"informacionit të përcjellë"**[698] nuk ka ndonjë kundërvënie apo kontradiktë. Vetëm se në informacionin e përcjellë ka shprehje, pohime dhe deklarata që e kapërcejnë arsyen, që dalin jashtë kompetencës dhe fuqisë së arsyes. Si rrjedhojë, besimi (iman) realizohet me vërtetim **jo me arsye**, por **me zemër**.

---

696. **"Atë ditë nuk bëjnë dobi as pasuria, as bijtë, me përjashtim të atyre që vijnë tek Allahu me zemër të paqëtuar..."** (Kur'ani, Shuara: 88-89)

697. Sujuti, Xhamiu's-Sagir, III, 507, Hadith nr. 4140.

698. Në origjinal, përkatësisht: "akl", "nakl". Sipas Islamit, informacioni është dy llojesh: i përftuar me anë të arsyes (racional) dhe aprioristik, i gatshëm, i përcjellë, ku futen revelacioni hyjnor i përfaqësuar nga Kur'ani, dhe Tradita Profetike e përfaqësuar nga hadithet autentike. Shën. i përkthyesit.







Megjithëkëtë, në shprehjet, pohimet dhe deklaratat e informacionit të përcjellë që është produkt revelacioni hyjnor, ekziston një paralelizëm me arsyen gjer në kufijtë e saj. Edhe **urdhrat moralë** janë të këtij lloji.

Kuptimi i kësaj është që çdo gjë e miraton arsyeja e kulluar e paintriguar, është morale, dhe çdo gjë nuk e miraton ajo, është jomorale (amorale ose imorale). Duke e pranuar këtë, botëkuptimi islam vë edhe një kusht tjetër për vlerësimin e akteve: **qëllimin** për se kryhen. Profeti (s.a.s.) ka theksuar:

*"Aktet janë sipas qëllimeve."*[699]

Veç kësaj, edhe thënia e filozofëve se **"detyra duhet bërë se është detyrë"**, nuk shkon dot më tutje se një këshillë pa sanksion. Kurse në Islam është parim i përgjithshëm që shkak i ekzistencës së akteve të mira të tregohet pëlqimi i Zotit. Dhe kjo do të thotë, në fe, principialitet, gjë që është shkaku më i madh i shpërblimit hyjnor dhe shpirtëror.

Profeti (s.a.s.) ka theksuar, gjithashtu, se:

*"Qëllimi i besimtarit është më i dobishëm se akti i tij."*[700]

Ai ka porositur:

*"O njerëz! Bëni kujdes që aktet tuaja të jenë për pëlqim të Allahut, që në aktet tuaja të mos përzihet asnjë qëllim tjetër, sepse, nga aktet tuaja, Allahu i Lartë nuk pranon tjetër akt përveç atij të kryer vetëm e vetëm për pëlqim të Tij!"*[701]

Siç dihet, botëkuptimi islam përmban tri kategori konkluzionesh juridiko-fetare:

1) Konkluzionet besimore (mbi besimin dhe bindjen fetare);

2) Konkluzionet praktike (mbi marrëdhëniet ndërnjerëzore ose civile);

3) Konkluzionet morale (mbi moralin dhe etikën).

Ndërkaq, konkluzionet morale janë fryma e konkluzioneve të të dy kategorive të para. Sipas një hadithi profetik të njohur, të për-

699. Buhari, Bedu'l-vahj, 1, Iman, 41, Nikah, 5, Menakibu'l-ensar, 45.
700. Sujuti, *Xhamiu's-Sagir*, II, 161, Hadith nr. 9295.
701. Sujuti, *Xhamiu's-Sagir*, I, 217, Hadith nr. 299.







mendur më parë, rregullat morale janë si një mbështjellëse, si një kornizë për konkluzionet juridiko-fetare. Sepse qëllimi final i Islamit është ta bëjë njerëzimin të arrijë në një qytetërim virtytesh dhe virtytet realizohen në sajë të nivelit të lartë moral të sjelljeve.

Qëllimi i besimit dhe adhurimeve është që, duke e përforcuar besimin te Allahu dhe duke e rrënjosur në zemër, krahas dashurisë për Të, edhe frikën prej Tij, të sigurohet realizimi i sjelljeve morale me dëshirë të madhe.

Në këtë mënyrë, arrihen këto pesë rezultate:

1) Mbrohet feja;

2) Mbrohet nefsi (fryma njerëzore, vetvetja, subjekti, egoja);

3) Mbrohet arsyeja;

4) Mbrohet brezi (gjenealogjia);

5) Mbrohet pasuria.

Sjelljet që i prodhojnë të gjitha këto rezultate, janë edhe racionale, edhe morale. Në të njëjtën kohë, janë detyra më vete. Ndërkaq, në vështrimin e Islamit, detyrat njerëzore ndahen në katër kategori:

1) Detyrat e individit ndaj Allahut;

2) Detyrat e njeriut ndaj vetvetes;

3) detyrat e njeriut ndaj pjesëtarëve të familjes;

4) Detyrat e njeriut ndaj kombit dhe vendit që u përket.

Po qe se këto shqyrtohen veç e veç, shihet se konkluzionet mbi të gjitha ato janë edhe racionale, edhe morale, sepse, në fund të fundit, të gjitha ato janë pjesë e urdhrave fetare, hyjnë në urdhrat fetare dhe feja nuk përmban ndonjë konkluzion në kundërshtim me arsyen. Prandaj, Profeti (s.a.s.) ka thënë:

*"Feja e personit është arsyeja e tij. Personi që s'ka arsye, s'ka as fe!"*[702]



702. Sujuti, *Xhamiu's-Sagir*, III, 535, Hadith nr. 4242.





Aktet që i prodhojnë këto pesë rezultate janë, në të njëjtën kohë, nga një urdhër hyjnor më vete, ndërkaq që është absurde të mendohet se Zoti mund të japë ndonjë urdhër të huaj për virtytet.

**c) Morali islam ngrihet mbi parimin e vetëmohimit**

Njeriu, të cilit jeta e kësaj bote i është dhuruar si një univers prove, si rrjedhojë e këtij vullneti hyjnor, është pajisur edhe me prirje ndaj të mirës, edhe me prirje ndaj të keqes. Burimi i prirjeve negative është **nefsi** (fryma, vetvetja, subjekti, egoja) i njeriut. Zoti urdhëron:

**"...Betohem në nefsin dhe në atë** (njeriun) **të cilit i kemi dhënë një sërë aftësish dhe i kemi frymëzuar të mirën dhe të keqen, se, kush e pastron** (e rehabiliton) **nefsin** (vetveten) **nga të këqijat, ka arritur shpëtimin dhe kush e ka groposur atë në të këqija, ka rënë në dëm!"**[703]

Qëllimi final i fesë dhe, veçanërisht, i tasavvufit ose mistikës islame që ka kuptimin e jetesës sipas kritereve të devocionit (takva), është ta bëjë nefsin t'i bindet Allahut, ta pastrojë nefsin nga shprehitë dhe veset e këqija. Prirja e keqe më me rrënjë e nefsit është egoizmi, nxjerrja e vetvetes në plan të parë. Prandaj, kalimi cilësor nga egoizmi në vetëmohim jo vetëm është qëllim i fesë, por edhe suksesi i arritur në këtë proces e bën të domosdoshëm shpërblimin më të madh! Në ajetin e sapocituar më sipër, kjo situatë kuptohet haptazi.

Zoti urdhëron kështu në Kur'an:

**"Gjersa të mos jepni (dhuroni) nga gjërat që janë të dashura për ju, nuk mund të arrini mirësinë e vërtetë!"**[704]

Kjo do të thotë se dhënia dhe dhurimi prej gjërave të dashura për njeriun është urdhër hyjnor. Në të kundërt, njeriu nuk mund të bëhet i devotshëm, pra, një besimtar i pjekur e i formuar. Dhe kjo është një vetëmohim i nivelit më të lartë. Ndërkaq, mirësia në përmasat e devocionit (takva), e quajtur me termin "birr", është kryerja

703. Kur'ani, Shems: 7-10.
704. Kur'ani, Al-i Imran: 92.







e të gjitha akteve vetëm për hir e pëlqim të Allahut, pa pritur asnjë interes.

Në këtë mënyrë, shihet se, në krahasim me parimin e filozofëve racionalistë, **"detyra duhet kryer sepse është detyrë"**, rregulli islam, sipas të cilit, faktori shtytës esencial i akteve morale është pëlqimi i Allahut, është pakrahasimisht epror për sa i përket edhe efektivitetit, edhe lartësisë sublime.

Përfundimi ku kanë arritur mendimtarët që kanë vrarë mendjen mbi filozofinë e moralit, mbi sjelljet morale, është ky: "Mos ia bëj tjetrit atë që nuk dëshiron të ta bëjë tjetri ty!" Filozofi gjerman Kant e përcakton veprimin moral të karakterizuar si rregull mundësisht të përgjithshëm. Meqë në Islam, burimi i moralit është feja, nuk mund të mendohet që urdhrat hyjnorë të kenë ndonjë qëllim dhe synim tjetër përveç të mirës së përgjithshme. Nëse urdhrat hyjnorë do të kishin ndonjë qëllim apo synim tjetër përveç të mirës së përgjithshme, kjo do të binte në kundërshtim me shkakun e ekzistencës së vetë fesë. Sepse ndërsa vullneti i Allahut është i pranishëm në çdo eveniment, pëlqimi i Tij është vetëm për të mirën dhe dobinë. Të mendosh se Allahu mund të ketë urdhëruar diçka tjetër nga e mira e përgjithshme, është diçka që nuk mund të shpjegohet me tjetër gjë, veçse me mosnjohjen e atributeve hyjnorë **"Rahman"** (Mëshirues) dhe **"Rahim"** (Shpërblyes).

Le t'i japim fund këtij diskutimi duke përmendur disa hadithe profetike përveç atyre që kemi përmendur më parë, që tregojnë karakteristikën e vetëmohimit të moralit islam:

*"Besimtari është ai që mban marrëdhënie të mira me njerëzit që tregojnë afërsi, dhe që edhe vetë tregon afërsi!"*[705]

*"Pas fesë, kreu i arsyes është ta bësh veten të dashur për njerëzit dhe ta përdorësh me bollëk të mirën për një të mirë apo të keq!"*[706]

*"Ata që dua më shumë nga ju, janë ata më të afërtit ndaj meje ditën e kiametit, janë ata me moralin më të bukur!"*[707]

705. Ahmed b. Hanbel, Musned, 5/335.
706. Ramuz el-ehadis, I, 287.
707. Taberani, Ahmed b. Hanbel.







*"Besimtarët me besimin më të fortë janë ata që kanë moralin më të bukur, me të cilët bëhet afërsi, kalohet mirë me njerëzit. Te personat e paafrueshëm nuk ka dobi!"*[708]

*"Në sajë të moralit të tij të bukur, besimtari arrin në nivelin e personave që ditën mbajnë agjërim dhe natën falin namaz!"*[709]

*"Allahu i Lartë e do moralin e bukur, jo moralin e turpshëm!"*[710]

*"Në qoftë se tek dikush nuk ka devocion që t'ia heqë pengesën e gjërave të tjera për t'iu afruar Allahut, nuk ka butësi që t'i kundërvihet dorëshpuarit, nuk ka moral të bukur që ta ndihmojë për të jetuar me kënaqësi, ose nuk ka asnjërën prej këtyre, të mos ia vlerësoni asnjë prej punëve të mira që mund të bëjë!"*[711]

### d) Morali islam ka prioritet social

Në botëkuptimin islam u është kushtuar një rëndësi e veçantë sjelljeve morale që u sigurojnë dobi masave të gjera. Në krye të tyre vjen **"dhënia e vendimit me drejtësi"** nga ana e atyre që përdorin kompetencë publike. Kurse parimi **"el-Adlu esasu'l-mulk"** (drejtësia është baza e pushtetit) e ka pranuar drejtësinë si shkak të ekzistencës së vullnetit, madje, kusht të legjitimitetit të tij, dhe *i ka njohur nënshtetasit të drejtën e kundërshtimit të autoritetit pushtetar i cili vepron në kundërshtim me drejtësinë*. Kjo e drejtë është fetarisht **"vaxhib"**, domethënë, domosdoshmëri fetare. Megjithëse diskutimi mbi kushtet e kryerjes së kësaj domosdoshmërie del këtu jashtë teme, le të themi vetëm kaq që Islami i cili e kundërshton, e hedh poshtë mungesën e autoritetit politik me konkluzionin sipas të cilit **"el-fitnetu esheddun mine'l-katl"** (intriga-anarkia-është më e rëndë se vrasja), i ka kushtuar drejtësisë rëndësi në atë gradë, saqë e ka njohur revoltën (kryengritjen) për ta vënë drejtësinë në vend, që, sipas të gjitha gjasave, rezulton me vdekjen e shumë njerëzve, si të drejtë të ummetit (bashkësisë) në nivel domosdoshmërie fetare (vaxhib).

708. Tirmidhi, Rada, 11.
709. Ebu Davud, Edeb, 7.
710. Hakim, Mustedrek.
711. Gazali, Ihja, III, 119.







Nga ana tjetër, ashtu siç e kemi shpjeguar edhe më parë, në Islam, përgjegjësia është individuale, domethënë, çdo njeri meriton shpërblim ose ndëshkim si kundërvlerë për aktin e vet personal ose veprimtarinë e vet personale. Megjithëkëtë, kur rezultatet e veprimtarisë së dikujt prekin për mirë apo për keq të tjerët, kjo situatë përbën përjashtim për rregullin si më sipër. Mbi këtë kemi përmendur më parë një hadith profetik i cili shprehte një përjashtim mbi dikë që kishte hapur brazdë për të mirë apo për të keq. Le t'ia paraqesim vëmendjes suaj edhe këtë hadith profetik i cili tregon një përjashtim tjetër lidhur me akte dhe veprime, dobia apo dëmi i të cilave përfshin edhe të tjerë:

*"Pasi njeriu vdes, veprimi i tij ndërpritet, domethënë, libri i punëve i mbyllet. Vetëm tre grupe njerëzish nuk u mbyllet libri i punëve. Këta janë persona që kanë bërë në të gjallë një të mirë (sadaka), veprimi dhe dobia e të cilës vazhdon të veprojë edhe pas vdekjes (ndërtuesit e institucioneve të shërbimeve dhe mirëbërësive, si rrugë, çezma, faltore, spitale, vakfe, etj.) Gjithashtu, janë ose persona që lënë pas fëmijë të mirë, ose persona që lënë vepra me vlerë diturore, nga kontributi i të cilave vazhdojnë të përfitojnë të tjerët."*[712]

Po të vihet re me kujdes, ata të cilëve nuk u mbyllet libri i punëve, por vazhdojnë të fitojnë të mira sikur të ishin në veprim, janë ata që, me veprat e tyre të cilat vazhdojnë të shërbejnë, vazhdojnë të bëhen të dobishëm për të gjithë muslimanët. Kur çështja shihet me këtë logjikë, atëherë kuptohet se atyre që kryejnë punë që i shërbejnë vazhdimësisë së Islamit, librat e punëve do t'u mbeten hapur gjer në kiamet. Sepse permanenca e Islamit gjer në kiamet është një premtim hyjnor i mbështetur nga vlerësimi dhe përgjegjësia e Zotit. Dhe është e njohur nga të gjithë se emërtimi i përgjithshëm dhe doktrinar i akteve dhe veprimeve që i shërbejnë vazhdimësisë dhe epërsisë së Islamit, është "xhihad"!

Në një hadith profetik thehet:

*"Për sa kohë që një musliman t'i japë ndihmë vëllait musliman, edhe Allahu i Lartë i jep ndihmë atij!"*[713]

712. Muslim, Vasijet, 14. Veç kësaj, shih. Ebu Davud, Vasaja, 14; Tirmidhi, Ahkam, 36; Nesai, Vasaja, 8.

713. Muslim, Dhikr, 38. Veç kësaj, shih. Ibni Maxhe, Mukaddime, 17.







Në botëkuptimin islam ka edhe argumente të tjera që tregojnë se morali ka prioritet social. Për shembull, parimi sipas të cilit, **"dëmtimi i individit parapëlqehet ndaj dëmtimit të shoqërisë"**. Kjo do të thotë se, kur është fjala për të zgjedhur të dëmtohet individi apo të dëmtohet shoqëria, zgjidhet të dëmtohet individi. Për shembull, i kësaj natyre është heqja e të drejtës së ushtrimit të profesionit një mjeku të paaftë në të mirë të shoqërisë: më mirë të dëmtohet një mjek, se shumë e shumë të sëmurë që bien në duart e tij!

Edhe shpërblimi me njëzet e shtatë fish më shumë i namazit me xhemaat në krahasim me namazin individual është një parim që tregon se morali islam është me prioritet social. Ky parim ka edhe shembuj të tjerë, si, p.sh., pamundësia e faljes individuale të namazit të xhumasë.

### e) Morali në Islam është mbrojtës i seriozitetit dhe dinjitetit individual

Në botëkuptimin islam janë përcaktuar dy rrugë për sa u përket sjelljeve morale. Njëra rrugë është **"rregulli"**, tjetra, **"përjashtimi"**[714]. Rregulli shpreh arsyetimet e veprimit sipas përmasave të **devocionit** (takva). Ata që e respektojnë në nivelin më të ulët moralin islam, parapëlqejnë për vete rrugën e përjashtimit, kurse për të tjerët, drejtësinë. Kurse sjellja morale e nivelit më të lartë është parapëlqimi i **mirësisë** (ihsan) për të tjerët dhe i **rregullit**, për vete. Synimi i edukimit mistik islam është t'i përftojë individit pjekurinë për të mund të vepruar në këtë mënyrën e dytë.

Por, në të gjitha situatat, mbrojtja e personalitetit është kusht bazë. Sepse në vështrimin e Islamit, nderi është i qëndrueshëm me anë të besimit ose në sajë të besimit. Profeti (s.a.s.) ka theksuar:

*"Nderi i njeriut është me besim, jo me pasuri ose gjenealogji!.."*

Shumë urdhra islamë janë evidentuar për ta mbrojtur seriozitetin dhe dinjitetin e besimtarëve të lindur nga nderi i besimit. Për shembull, Islami i cili nuk e sheh me sy të mirë lypjen, ndërsa e ka ndaluar pengimin e lypsave[715], ka nxitur dhe inkurajuar cilësinë e

714. Në origjinal, përkatësisht: azîmet, ruhsat. Shën. i përkthyesit.
715. Kur'ani, Duha: 8.







dhënësit duke deklaruar se *"dora që jep është më e çmuar se dora që merr"*[716]. Përveç dhënieve të detyrueshme si zeqati, kjo fe e cila urdhëron të ndihmohen farefisi, të varfërit dhe udhëtarët[717], edhe mënyrën e dhënies dhe ndihmës e ka treguar në një mënyrë që i mbron seriozitetin dhe dinjitetin e marrësit:

**"Sadakatë i merr Allahu!"**[718]

Përveç këtij ajeti kur'anor, edhe ajeti në vijim e qartëson më tej domosdoshmërinë e mbrojtjes së seriozitetit dhe dinjitetit të nevojtarëve:

**"O ju që keni besuar! Mos i çoni dëm mirësitë që bëni duke u mbajtur më të madh e duke i prekur të tjerët ashtu siç bën ai njeri i cili, megjithëse nuk u beson Allahut dhe ditës së ringjalljes, e shpenzon mallin për t'u dukur!"**[719]

Edhe shpallja si mëkat i madh me emërtimin **"përgojim, përfolje pas shpine"**[720] e përfoljes së të metave të një besimtari, është, gjithashtu, me qëllim për ta mbrojtur seriozitetin dhe dinjitetin e njeriut.

Mirëpo mbrojtja e seriozitetit dhe dinjitetit të njeriut shfaqet, përgjithësisht, në çështjen e faljes (indulgjencës apo amnistisë) eventuale përballë një faji bazë. Duke e cituar edhe këtë çështje nga dijetari i madh, i ndjeri **Ahmed Hamdi Akseki**, le ta mbyllim këtë diskutim:

"Duke mbajtur parasysh se detyrat janë me dy gradë, muslimani si person përgjegjës, edhe në qoftë se është i aftë juridikisht dhe fetarisht t'i përgjigjet një për një dhunës dhe padrejtësisë, e quan dhe e njeh veten përgjegjës edhe me detyrën për t'iu përgjigjur të keqes me të mirë, ashtu siç i ka hije njeriut me moral më të lartë.

Ndërkaq, ndërsa mund të jetë i aftë dhe mund të ketë të drejtë për t'iu përgjigjur së keqes një për një, njeriu nuk ka të drejtë t'i përgjigjet me të tepërt të keqes që i është bërë apo i bëhet. Në të kundërt, bën padrejtësi. Mirëpo në Islam ndalohet jo vetëm padrej-

716. Muslim, Zekat, 97; Tirmidhi, Zuhd, 32.
717. Kur'ani, Isra: 26-27.
718. Kur'ani, Tevbe: 104.
719. Kur'ani, Bakara: 264.
720. Në origjinal: gijbet. Shën. i përkthyesit.







tësia, por edhe prirja ndaj padrejtësisë dhe mbajtja anë me ata që ushtrojnë dhunë dhe padrejtësi.[721] Në Islam, ndërsa është dhënë leje për t'iu përgjigjur të keqes një për një, përgjigjja me të tepërt është ndaluar.

**"O ju që keni arsye! Për ju, në kisas ka jetë, që të bindeni, të ruheni!"**[722]

**"Atij që ju ka bërë padrejtësi, përgjigjiuni një për një për padrejtësinë që ju ka bërë, por mos e tepроni dhe dijeni se Allahu është bashkë me të bindurit!"**[723]

**"Ndëshkimi i një të keqeje është një e keqe po si ajo dhe në atë masë, por për atë i cili fal dhe e përmirëson gjendjen e armiqësisë mes tij dhe tjetrit, shpërblimi i takon Allahut. Pa dyshim, Allahu nuk i do ata që bëjnë padrejtësi!"**[724]

Shumë ajete kur'anore si këto, ndërsa nga njëra anë i njohin personit të drejtën për t'iu përgjigjur të keqes dhe padrejtësisë një për një, nga ana tjetër, jo vetëm e ndalojnë ta tejkalojë masën, por edhe e nxisin për kundërpërgjigje me të mirë.

Shumë ajete dhe hadithe urdhërojnë drejtpërdrejt të mirën ndaj së keqes:

**"Po qe se falni, do të thotë se keni bërë një punë më në përshtatje me devocionin (takva)!"**

**"Po qe se e vlerësoni të mirën ose e falni një të keqe, pa dyshim, Allahu është falës i madh, ju fal. Ai zotëron fuqi të gjerë, pra ka mundësi t'ju përgjigjet** (për ato që bëni)**!"**[725]

**"Mbaju pas faljes, urdhëro të mirën dhe kthejua shpinën injorantëve!"**[726]

Edhe Profeti ynë thotë kështu mbi këtë specifikë:

*"Falja është gjëja më e denjë për t'u bërë!"*

---

721. "Mos tregoni qoftë edhe anësinë më të vogël ndaj mizorëve se, pastaj, ju prek zjarri i xhehennemit!" (Kur'ani, Hud: 113)

722. Kur'ani, Bakara: 197.

723. Kur'ani, Bakara: 194.

724. Kur'ani, Shúrá: 40.

725. Kur'ani, Nisa: 149.

726. Kur'ani, Araf: 199.







*“Kush dëshiron që, në ditën e kiametit, t’i lartësohet pozita dhe t’i ngrihet grada nga ana e Allahut, le ta falë atë që i ka bërë padrejtësi, le t’i japë atij që s’i ka dhënë, le të takohet me atë që s’dëshiron të takohet me të, le t’i përgjigjet me butësi dhe fjalë të mira atij që i thotë fjalë të këqija!”*

Shkurt, në fenë islame, shkalla më e lartë e detyrave morale është trajtimi i të keqes me të mirë. Megjithëse personit i jepet e drejta t’i përgjigjet një për një padrejtësisë që i është bërë, ndalohet ta teprojë, ndalohet t’i bëjë tjetrit një të keqe më të madhe se ç’i ka bërë ai.”[727]

Siç u pa, falja i lihet vlerësimit të atij që ka të drejtë për të marrë. Po të dëshirojë, fal, po të dëshirojë, merr shpagim një për një. Fakti që atij që ka të drejtë për të marrë, i njihet edhe e drejta e parapëlqimit dhe zgjedhjes, do të thotë besim ndaj personit të tij, pra, respekt ndaj seriozitetit dhe dinjitetit të tij. Sepse, në qoftë se e fal atë që i ka bërë padrejtësi, do të bëjë një zgjedhje vlerësuese mbi atë që personi të cilin e fali, nuk ka për ta keqpërdorur faljen. Në qoftë se tani e krahasojmë këtë me poshtërimin e seriozitetit dhe dinjitetit të personit në krishterizëm sipas porosisë **“atij që të qëllon në njërën faqe, ktheja tjetrën”**, kuptohet më qartë se sa lart qëndron Islami në mbrojtjen e seriozitetit dhe dinjitetit të personit!



727. **A. Hamdi Akseki**, idem, f. 403 e në vazhd.





H. PARIMI I KRITERIT PRAKTIK (KISTAS)

Çdo konkluzion vlerash është – përparësisht – teorik. Edhe disiplinat shkencore që janë secila nga një sistem konkluzione vlerash më vete, fillojnë me postulate të cilat nuk lënë hapësirë lëkundjeje e dyshimi për arsyen e njeriut. Në literaturën islame, këtyre u thuhet **“bedâhet”** ose **“müteârifeler”**, që i përgjigjet konceptit dhe termit **“postulat”** në shkencën e logjikës. Kjo do të thotë *qartësi* ose *formë e prerë* (kategorike, përfundimtare) që nuk ka nevojë për vërtetim. Për shembull, në gjeometri, pranimi se largësia më e shkurtër mes dy pikave është një drejtëz, është postulat ose një pikënisje e pranuar si e vërtetë kategorike prej nga zhvillohen analiza, arsyetime dhe vërtetime të tjera.

Nëna e formave gjeometrike është pika. Pikë është emërtimi i vendit ku priten dy drejtëza. Sipas kësaj, shkencat janë si kulla të ndërtuara me gurë të vendosur mbi njëri-tjetrin, të cilët janë, gjithashtu, në vetvete, si kulla konkluzionesh që mbështeten te njëri-tjetri. Në matematikë, askush nuk e vë në diskutim se **“dy herë dy bëjnë katër”**. Edhe të gjitha shkencat e tjera kanë postulate të tilla që, duke u matur me peshoren e arsyes, pranohen në mënyrë paraprake. Eshtë për këtë arsye që disiplinat që shpjegojnë, për sa u përket shkaqeve dhe pasojave (përfundimeve), fenomenet e quajtura *dituri*, janë gjithmonë teorike. Kurse vënia në praktikë e tyre është **“shkencë”** ose **“art”**. Për shembull, dituria e mjekësisë është teorike, kurse mjekësia  e zbatuar është shkencë, domethënë, art. Ose, e thënë ndryshe, shkenca e mjekësisë ka dy aspekte: aspektin teorik dhe aspektin e zbatuar ose praktik i cili është, në vetvete, një art. Kështu qëndron puna edhe me të gjitha dituritë ose shkencat e tjera.

Ndërkaq, është e detyrueshme që, për koncepte të tilla, si gjatësia, pesha, gradët e nxehtësisë (temperaturës), etj., që përdoren nga







shkencat e natyrës, të merren për bazë një sërë cilësish të pandryshueshme që ndodhen në natyrë dhe mbështeten në paravlerësimin hyjnor, si dhe të nxirren në shesh **njësitë**. Në të kundërt, për të gjitha cilësitë e matshme, në praktikë do të shfaqeshin ndryshime të pafundme megjithëse do të kishte bashkime në emërtime. Për shembull, për ujin e pastër është marrë si bazë pika e avullimit me ngrohjen e tij nën një shtypje normale dhe, duke e emërtuar njëqind gradë nxehtësinë që e siguron këtë, është arritur në njësinë e quajtur **"gradë"**, e cila përdoret për matjen e nxehtësisë (temperaturës). Dikush tjetër, duke e pranuar si njëqind e tetëdhjetë gradë nxehtësinë (temperaturën) e çastit të këtij avullimi, ka përftuar një njësi (matjeje) tjetër. Edhe cilësitë e tjera të ndryshme të marra kështu nga natyra edhe për gjatësinë dhe peshën, janë përdorur për të përftuar njësi (matjeje).[728]

Si shkencë, edhe morali (moral-etika) është fillimisht një sistem konkluzione vlerash teorike. Konkluzionet kryesore të tij janë konkluzionet, si **"e drejtë-e shtrembër"**, **"e saktë-e gabuar"**, **"e bukur-e shëmtuar"**, **"e mirë-e keqe"**. Të gjitha sistemet moralo-etike filozofike i vunë si etiketë secilën nga këto fjalë që shprehin një konkluzion dhe vlerësim më vete, mbi çdo sjellje, sipas opinionit të tyre. Për këtë, ata përdorin vetëm arsyen njerëzore dhe marrin për kriter **"interesin"** apo **"kundërinteresin (dëmin)"**. Mirëpo, meqë për interesin dhe kundërinteresin, ashtu si tek shkencat e natyrës, termat që janë nxjerrë nga natyra dhe nuk zotërojnë cilësinë të jenë njësi të pandryshueshme, mes fjalëve-terma që janë përdorur në këto vlerësime dhe përmbajtjes së tyre, është e pashmangshme të dalin në pah ndryshime dhe kontradikta të pafundme! Sipas mendësisë që e bën vlerësimin, të drejtat dhe të shtrembrat, të bukurat dhe të shëmtuarat paraqesin shumë ndryshime. Për shembull, të gjithë krishterët pijnë verë me shumicë edhe se e pranojnë verën si gjak të **Krishtit**, edhe se, për rrjedhojë, e konsiderojnë pirjen e verës si rit,

728. Edhe nëse në këtë specifikë, duke filluar qysh me sundimtarin e Babilon - së, **Hamurabin** (1792-1750 p.e.r.) e gjer më sot, janë marrë në konsideratë shumë parime, në vitin 1790, Asambleja Kombëtare Franceze pranoi si etalon për metrin gjatësinë e një lavjerësi që e ka gjysmëperiudhën të barabartë me një sekondë. Më në fund, në vitin 1960, Konferenca e Përgjithshme e Njëmbëdhjetë e Peshave dhe e Masave e përkufizoi metrin si 1/1650763,73 të valës së dritës në boshllëk gjatë kalimit mes niveleve 2p10 dhe 5d5 të atomit Kripton (86). Kurse në vitin 1983, Konferenca e Shtatëmbëdhjetë e Përgjithshme e Peshave dhe e Masave e përcaktoi përkufizimin e metrit si distancën që përshkon drita në boshllëk në kohën 1/299792458 të sekondës.







si adhurim. Duke e shpërbërë gjykimin e shëndoshë, ata bëjnë sikur nuk e shohin kundërinteresin ose dëmin e kësaj konsiderate dhe e këtij veprimi që bëhen shkak për akte vicioze (të shtrembra).

Gjithashtu, të gjitha sistemet morale përveç Islamit, nuk zotërojnë ndonjë kriter praktik të jashtëm me përjashtim të prirjeve subjektive të individit. Është për këtë arsye që sistemet në fjalë janë të privuara nga shembujt (modelet) e të mirës dhe të keqes, e të drejtës dhe të shtrembrës të parashtruara nga një arsye permanente, e qëndrueshme dhe e lartë. Për shembull, le ta marrim **Hz. Isanë** i cili ndodhet në nivelin më të lartë për sa u përket sugjerimeve morale. E dimë se në malin Nazaret ai u predikonte atyre që e ndiqnin, një moral të matur. Ndërkaq, nuk kemi në dorë asnjë njohuri mbi faktin se si i pati zbatuar në jetën e vet ato parime morale që sugjeronte atje. Me të vërtetë, asnjë sjellje morale e tij që mund të merret si shembull (model) nuk na ka arritur në dorë në një formë të pastër nga dyshimi.

Le të marrim si shembull edhe **Budën** që ka qenë një prijës shpirtëror njerëzor. Edhe ai është një filozof i cili ka parashtruar vlera morale të larta. Hidhuni sytë të gjitha librave që janë shkruar mbi Budën. Në to nuk mund të gjeni asnjë gjë që të mund të merret shembull (model) lidhur me sjelljet morale të përjetuara praktikisht nga Buda. Edhe ato që janë shkruar mbi jetën e tij, ashtu si dhe ato mbi jetën e **Hz. Isait**, përbëhen prej përçartjesh legjendare të ngatërruara, të sajuara më pas.

Përveç këtyre, le t'i prekim idetë e një filozofi i cili e ka vrarë mendjen mbi moralin. Ky filozof është **Fridrih Niçe** (Friederich Nietzsche, 1844-1900) me origjinë gjermane. Edhe ky filozof idealist i ka ndarë sjelljet morale në dy pjesë: ato që u përkasin skllevërve dhe, pjesa tjetër, ato që i përkasin asaj kategorie që ai e cilëson **"mbinjerëz"** ose zotërinj.[729] Sipas tij, masa dërrmuese e njerëzve që ai e emërton kopé, duke e flijuar veten, nxjerr në shesh mbinjeriun. Idetë e Niçes u shërbyen diktatorëve që erdhën pas tij. **"Mbinjeriu"** i Niçes, i cili, më në fund, u verbua si dhe vdiq në një spital psikiatrik, është një qenie imagjinare e pajisur me një sërë vetish dhe cilësish joreale të pohuara prej tij. Jo vetëm që një qenie e tillë asnjëherë nuk ka ekzistuar e nuk do të ekzistojë, por edhe

729. Pra, shkurt, Niçeja pranon dy lloj morali: moralin e skllevërve dhe moralin e zotërinjve. Shën. i përkthyesit.







vetë **Niçeja** nuk ka mundur të bëjë një jetë dhe të zhvillojë ndonjë veprimtari të orientuar nga ato çka ai pati imagjinuar dhe projektuar në mendjen e tij!

Sa për moralin islam, ai i ka konkretizuar parimet morale të mbështetura me premtimin e ndëshkimit apo të shpërblimit qiellor-eternal përveç një sërë sanksioneve temporale[730], edhe me aktet dhe praktikat e profetit Muhammed. Ja, pra, kjo specifikë është për moralin islam shprehje e një përsosmërie që nuk ndodhet në asnjë sistem moral ose moralo-etik. Për të mund ta konceptuar dhe rrokur këtë ashtu siç duhet, le t'i hedhim një vështrim të shkurtër moralit të pashoq të atij profeti të lartë.

Së pari, le ta themi këtë që morali dhe virtytshmëria e lartë të një niveli rekordi të pathyeshëm të atij qenies së lartë është mbështetur nga vetë Zoti me anë të ajetit kur'anor **"Pa dyshim, ti ke një moral të lartë"**. Përveç kësaj, është deklaruar se, për sa u përket sjelljeve të tij praktike dhe moralo-etike, ai është **"shembulli (modeli) më i bukur"** ose **"model shembullor"**[731] për njerëzit e tjerë.

Fakti që ai profet i lartë është një shembull i bukur për sa i përket jetës që ka bërë, është, krahas rrjedhojë e domosdoshme e faktit që aktet dhe veprimet që e kanë mbushur atë jetë kanë qenë pasqyrë e një epërsie moralo-etike të nivelit më të lartë, edhe rrjedhojë e domosdoshme e faktit që ai ka zotëruar një pasuri dhe shumëllojshmëri sjelljeje që mund të merren si modele për çdo lloj veprimtarie jetësore. Ka mundësi që të jetë pikërisht për të arsye që Zoti e pati bërë atë ta fillonte jetën si **"fëmijë jetim"**, pra, si individin më të dobët brenda një shoqërie, dhe, pastaj, e pati ngjitur gjer në pozitat më të larta, siç janë profetësia dhe kryesia e shtetit, duke e kaluar shkallë-shkallë përmes shumë etapave. Eshtë për këtë arsye që dikush, pavarësisht se në ç'shkallë të hierarkisë shoqërore që të ndodhet, tek ai mundet t'i gjejë kriteret praktike që ka nevojë për jetën dhe veprimtaritë e veta, si dhe mundet t'i përdorë ato si parime dhe modele për vete. Për të gjitha sjelljet e drejta dhe morale

730. Në literaturën osmano-turke religjioze dhe filozofike, ashtu si edhe më sipër në këtë vepër, përdoren termat antonimikë dünyevî-uhrevî, të cilave u korrespondojnë në anglishte termat tokësor/temporal-heavenly/eternal (*frëngj*. temporel-intemporel/spirituel). Shën. i përkthyesit.

731. Në origjinal, përkatësisht: **"üsve-i hasene"**; **"nümûne-i imtisal"**. (Shih Kur'ani, Ahzab:21) Shën. i përkthyesit.







në të gjitha veprimtaritë jetësore, si shoqëria, tregtia, komandimi ushtarak, administrata dhe qeverisja si dhe kryesimi i familjes, jeta e profetit Muhammed është një ekspozitë  e pasur, në të cilën, sjelljet e tij të realizuara në përmasa ideale, mund të merren për model. Për ta siguruar këtë, të gjitha sjelljet e tij, krejt ashtu si në Kur'anin e Shenjtë[732], janë regjistruar dhe është arritur të përcillen gjer në kohën tonë.

Kjo situatë cilësore është domosdoshmëri e faktit që kumtesa hyjnore, e filluar nga Zoti me **Ademin** (a.s.) dhe e mbështetur dhe rinovuar disa herë në veprimtarinë e vahjit ose revelacionit, është finalizuar me kumtesën evidente për atë qenie të lartë, profetin Muhammed! Në veprat bio-bibliografike dhe të hadithit, sjelljet e atij profeti të shquar janë përcjellë me aq hollësi marramendëse dhe robtë e mirë, në përdorimin e tyre si kritere më vete, kanë shkuar gjer atje, saqë dijetari i madh i hadithit si dhe ideatori i madh, Hirësia **Imam Nevevi**, nuk pati ngrënë kurrë shalqi në jetë vetëm sepse nuk e pati ditur se në ç'mënyrë pati ngrënë shalqi Profeti, Drita e Qenies! Me vetëdijen e besnikërisë së lartë ndaj Profetit, jeta e të cilit ka përfshirë tërë etapat e jetës, edhe duke ngrënë shalqi, madje, është shmangur nga mundësia për të vepruar jashtë mënyrës së tij të veprimit.[733]

Megjithëkëtë, disa akte të Profetit nuk përbëjnë shembull dhe model për njerëzit e tjerë, sepse ato janë veprime që mund të kryhen vetëm me anë të fuqisë profetike. Këto mund t'i përmendim me radhë, kështu:

1) Profeti Muhammed nuk ka lënë trashëgim. Ndërkaq, ai e ka ndaluar ummetin, bashkësinë e vet, që ta imitojë atë në këtë specifikë. Veç kësaj, ai është shprehur: **"el-fakru fahrî** / *varfëria është krenaria ime!*"**[734]** Kjo i përket personalitetit profetik të asaj qenieje të lartë. Se nuk është e domosdoshme ose nuk duhet që muslimanët të krenohen me varfëri. Përkundrazi, pasurimi me rrugë legale është porosi e tij për ummetin, bashkësinë. Siç u prek më parë, duke u

732. Kur'ani, Hixhr: 9.

733. **Ömer Çelik, Murat Kaya, Mustafa Öztürk**, Üsve-i Hasene, İstanbul, 2003, f. 43.

734. Aliyyü'l-Kâri, Esrârü'l-Merfûa fî Ahbâri'l-Mevzûa, 166, Hadith nr. 643.







shprehur se *"dora që jep është eprore ndaj dorës që merr"*[735] ai i ka treguar ummetit rrugën për t'u bërë dhënës, "dorë që jep"!

Profeti Muhammed nuk e pëlqente lypësinë, por nuk i linte lypësit në hallin e vet, përkundrazi, u tregonte rrugë se si duhej të shpëtonin nga kjo. Le të japim nja dy shembuj për këtë:

Një nga ensarët kishte shkuar te Profeti për t'i lypur lëmoshë, sadaka. I Dërguari i Madh e pyeti në kishte ndonjë send në shtëpi. Personi i tha:

"Kam një mbulesë shtrati që e shtroj gjysmën poshtë dhe gjysmën tjetër e hedh sipër. Kam edhe një enë për të pirë ujë."

Profeti e ngarkoi dikë t'i çonte ato në treg e t'i shiste. Profeti ia dha personit dy dërhemët e fituara nga shitja dhe i tha që me njërën t'u merrte fëmijëve ushqim, kurse me dërhemin tjetër të blinte një litar, të bënte dru në mal, t'i sillte në qytet e t'i shiste. Personi i cili veproi siç e kishte porositur Profeti, pesëmbëdhjetë ditë më vonë u kthye prapë te Profeti dhe i tregoi se kishte mbledhur dhjetë dërhemë dhe me to kish blerë veshje dhe ushqime.

Atëherë, Profeti i tha:

"A më mirë është kjo jetesë, apo të dalësh në ditën e kiametit para Allahut me vulën e lypsarit në ballë?"

Kështu, ai i tregoi personit se ç'gjë e keqe ishte lypsaria![736]

Sipas Profetit, vetëm tri lloj njerëzish mund të kërkojnë ndihmë dhe sadaka, lëmoshë:

a) Borxhlinjtë, ata që kanë borxhe, gjersa t'i shlyejnë të gjitha borxhet.

b) Personat që, për shkak të ndonjë fatkeqësie, u është shkatërruar çdo gjë që kanë pasur, mund të kërkojnë ndihmë gjersa ta rregullojnë gjendjen.

c) Viktimat e urisë.

735. Muslim, Zekat, 97; Tirmidhi, Zuhd, 32.
736. Ebu Davud, Zekat, 26.







Të tjerët përveç personave në kushtet e mësipërme, e kanë haram (të ndaluar, të pabekuar) të kërkojnë ndihmë si lëmoshë e të lypin.[737]

Por ç'nevojë ka për t'i sqaruar këto? A nuk janë dy (haxhi dhe zeqati) nga pesë kushtet e Islamit mundësisht të zbatueshme vetëm për të pasurit? A nuk do të thotë kjo, "bëhu i pasur që të mund të japësh zeqat, që të mund të shkosh në haxh"?

2) Për besimtarët muslimanë nuk ka agjërim tjetër të bërë farz (detyrim fetar) përveç agjërimit të ramazanit. Pavarësisht nga kjo, profeti Muhammed mbante disa agjërime nafile, suplementare. Përveç agjërimeve të tilla, si agjërimi gjashtë ditë në Shevval dhe agjërimi i Ashuras, çdo të hënë dhe të enjte i kalonte me agjërim. Kryerja e këtyre nuk i është ndaluar ummetit. Mirëpo Profeti qëndronte edhe dy-tri ditë i agjëruar dhe këtij i thonë **"savm-i visal", "agjërim i pandërprerë"**, gjë që është një veprim që ummeti, bashkësia, nuk mund ta imitojë apo ta ndjekë. Kështu, kur disa nga sahabet deshën ta bëjnë një gjë të tillë, Profeti ua ndaloi **agjërimin e pandërprerë**, duke u thënë:

"Ju s'keni fuqi për këtë!"[738]

Siç transmetohet nga **Hz. Aisheja**, ajo ka thënë:

"I Dërguari i Madh disa herë agjëronte në mënyrë të pandërprerë, aq sa pandehnim se s'kishte për ta prishur më agjërimin!"[739]

3) Disa net, Profeti falte namaz gjer në të zbardhur, aq sa i engjteshin dhe i plasariteshin këmbët. Është një e vërtetë shumë e njohur se, kur e pati pyetur **Hz. Aisheja** se pse tregonte aq pasion për adhurim megjithëse i ishte dhënë përgëzimi se ishte falur nga Zoti, ai i qe përgjigjur:

"A nuk duhet të jem një rob që falenderon?"[740]

Megjithëkëtë, edhe i biri i **Hz. Omerit** pati provuar ta gdhinte natën në këtë mënyrë, me adhurim, dhe, si pasojë, e shoqja i qe

737. Muslim, Zekat, 109; veç kësaj, shih. Ebu Davud, Zekat, 26. **Ahmed Hamdi Aseki**, idem, f. 505 e në vazhd.

738. Buhari, Savm, 48.

739. Buhari, Savm, 53.

740. Buhari, tefsir i sures 48, ajeti 2; Muslim, Munafikin, 81. Veç kësaj, shih. Buhari, Tehexhxhud, 6, Rikak, 20; Muslim, Munafikin, 79-80.







ankuar Profetit. Duke u mbështetur në këtë ankesë, Profeti e pati thirrur **Abdullah bin Omerin** dhe i pati thënë:

"O **Abdullah**!.. Mos bëj kështu!.. Një të tretën e natës kaloje me adhurim, një të tretën kushtoja familjes dhe, në një të tretën tjetër, bëj pushim..."

Profeti (a.s.) e pati ndaluar për vete dhe për pjesëtarët e familjes marrjen e **zeqatit**. Gjatë gjithë jetës, as ai nuk mori zeqat, as familja e tij nuk u lejua prej tij që të merrte zeqat. Madje, është një specifikë e pranuar në mënyrë të njëzëshme nga dijetarët islamë se ky ndalim përfshin gjithë brezin e tij gjer në kiamet. Edhe sot, **"sherifët", "të nderuarit"**, e prejardhur nga gjaku i **Hz. Hasanit**, si dhe **"sejjidët", "zotërinjtë"** nga brezi i **Hz. Hysenit**, nuk pranojnë zeqat. Edhe kjo situatë nuk përbën për **bashkësinë e Muhammedit** pikë referimi dhe shembull për ndjekje.

4) Nga aktet dhe sjelljet e tjera të profetit Muhammed që s'përbëjnë pikë referimi dhe model për bashkësinë e tij, është edhe **"poligamia e tij"**. Sepse motivet (shkaqet specifike) që i kanë bërë të domosdoshme martesat në fjalë – ashtu siç do të trajtohen më poshtë – kanë qenë specifika të diskutueshme posaçërisht për të.

Siç e kemi shpjeguar edhe më parë, në Islam ka dy kategori mënyrash veprimi: **"azimet"** (rregull) dhe **"ruhsat"** (përjashtim, lejim). Ndërsa esencial dhe i urdhëruar është rregulli, po qe se për disa shkaqe aksidentale, veprimi sipas rregullit pengohet nga disa vështirësi dhe justifikime eventuale, mund të bëhet një përjashtim nga rregulli dhe lejim me qëllim për të eliminuar vështirësitë dhe për të kompensuar justifikimet në fjalë. Kjo është mjaft e qartë në temën e martesës. Kështu, monogamia është rregull, kurse marrja gjer në katër gra është lejim (i kushtëzuar).

Pasi i parashtruam të gjitha këto, dëshirojmë të përmendim disa shembuj si një tufë lulesh nga morali i atij profeti të lartë, të cilat do të vlenin për ta konceptuar të tërën. Por para se ta bëjmë këtë, dëshirojmë t'u japim një përgjigje mjaft armiqve të tij të sëmurë që kanë dalë gjatë këtyre një mijë e katërqind e ca vjetëve, pa dyshim, krahas miljarda miqve dhe të dashurve, megjithëse ajo çka kanë gjetur armiqtë për ta sulmuar, përbëhet gjithësej vetëm nga nja dy pika që përdoren si insinuatë goditëse kundër tij.

Këto janë: pjesëmarrja e tij në luftë dhe martesa me shumë gra.







Më parë, në lidhje me **“parimin e xhihadit”**, kemi thënë se betejat ku ka marrë pjesë Profeti Muhammed (a.s.), kanë qenë **“beteja mbrojtëse”**, vetëmbrojtje legale. Në parim, në Islam është dhënë leje vetëm për luftën mbrojtëse dhe dihet se askush nuk mund të dënohet moralisht apo ndryshe për shkak të vetëmbrojtjes. Për më tepër, në asnjërën nga betejat ku mori pjesë, i Dërguari i Allahut nuk përdori armë dhe kurrë në jetën e vet nuk vrau njeri!

Edhe kritikat dhe insinuatat dashakeqëse në lidhje me martesat e Profetit me shumë gra ose, siç thuhet, në lidhje me poligaminë e tij, janë pa vend e pa të drejtë. Ndërkaq, para se ta shpjegojmë situatën specifike të profetit Muhammed (a.s.), le të bëjmë një shpjegim të shkurtër mbi **“martesën me më shumë se një grua”** në Islam ose, siç thuhet në terminologjinë osmane, **“taaddüd-i zevcât”**.

Pikësëpari, para Islamit nuk ekzistonte asnjë kufizim për martesën me më shumë se një grua, pra, e shprehur ndryshe, nuk ka ekzistuar asnjë lloj rregulli apo ligji që e kufizonte apo e ndalonte poligaminë. Si fetë njerëzore, si brahmanizmi dhe zoroastrizmi, që e pranonin si legjitime martesën me një numër të pakufizuar grash, ashtu dhe krishterizmi dhe hebraizmi nuk sollën ndonjë ndalim në këtë specifikë. Për më tepër, disa herë, shënimet dhe pohimet në librat e shenjtë mbi faktin se profetët e kaluar, duke filluar qysh me Hz. Ibrahimin, kanë pasur shumë gra, janë mjaft të qarta.

Megjithëse urdhëron si rregull martesën me një grua, Islami ka dhënë leje, sipas disa kushteve aksidentale që do t’i shpjegojmë shkurt, për të marrë një grua të dytë, duke e kufizuar poligaminë, më e shumta, gjer në katër gra. Në shekullin kur jetoi profeti Muhammed, ky kufizim i Islamit që i kundërvihej mendësisë dhe traditës së poligamisë së pakufizuar, ishte, në të vërtetë, një goditje revolucionare e jashtëzakonshme. Fakti që kjo fe e cila pranonte si parim mjaftimin me martesën me një grua, ka hapur një portë **“lejeje”**, është rezultat i natyrshëm i faktit se kjo fe merr parasysh domosdoshmëritë e krijimit dhe se është feja e të gjitha kohërave dhe vendeve.

Së pari, le të shpjegojmë një specifikë lidhur me krijimin. Me pretekste të ndryshme, në këtë vepër kemi shpjeguar se Zoti e ka krijuar çdo gjallesë, madje, çdo gjymtyrë, organ apo fragment të saj, me një qëllim të caktuar dhe se e ka pajisur me cilësi dhe prirje për ta bërë të përshtatshëm atë për realizimin e këtij qëllimi. Sipas







kësaj, edhe femra me mashkullin janë krijuar me cilësi të ndryshme për të kryer detyrat e natyrshme të caktuara nga kaderi, vendimi hyjnor i parashkruar. Kështu, veçoria më e dallueshme mes femrës dhe mashkullit duket në aktin e martesës të përshtatshëm për vazhdimin e brezit. Me të vërtetë, mes femrës dhe mashkullit (gruas dhe burrit) ka ndryshime (dallime) shumë të mëdha për sa u përket edhe veçorive që zotërojnë, edhe detyrave që u janë ngarkuar ose u ngarkohen. Gratë, të cilat e ushqejnë fëmijën në mitër nëntë muaj e dhjetë ditë qysh nga çasti i ngjizjes dhe, pastaj, duke e sjellë atë në botë në një mënyrë të mundimshme, humbin shumë gjak, veç të gjitha këtyre, janë të ngarkuara krijimisht me përgjegjësinë për ta ushqyer afro dy vjet fëmijën me gji ngaqë ushqimi i parë tokësor (lëndor-material) i atij fëmije krijohet në gjinjtë e saj. Ndërkaq, detyra e babait mbaron pas fekondimit dhe mbetet identitet i vrapimit pas sigurimit të jetesës vetëm me anë të një lufte dhe përpjekjeje të jashtme.

Eshtë për këtë arsye që, ndërsa edhe trupi, edhe prirjet shpirtërore të mashkullit kanë një qëndrueshmëri në favor të fitimit të luftës për jetën, femra është edhe e dobët dhe delikate në trup, edhe e skajshme në ndjeshmëri. Kjo ndjeshmëri e skajshme është një dhunti hyjnore e dhuruar asaj për të kompensuar dobësinë konstante të saj qysh nga lindja e foshnjës së saj. Kurse fakti që është fizikisht e dobët dhe delikate, ka të bëjë me përjashtimin e saj nga pjesëmarrja në luftën për jetën. Ndoshta, dobësia dhe delikatesa fizike është pasojë e përjashtimit të femrës nga pjesëmarrja në luftën për jetën, ndoshta femra është përjashtuar si krijim nga pjesëmarrja në luftën për jetën si pasojë e dobësisë dhe delikatesës së saj si krijim. Përfundimi nuk ndryshon. Në këto kushte, ndërsa qëllimi i martesës është vazhdimi i brezit, Zoti ia ndërpret femrës aftësinë lindëse rreth moshës dyzet-dyzet e pesë vjeç për shkak të barrës së rëndë të femrës për sjelljen e fëmijës në jetë. Po të mos ndodhte kështu, shumica e grave do të vdisnin duke lindur fëmijë ose, e shprehur më saktë, do të lindnin fëmijë gjersa të vdisnin.

Ndryshe nga kjo, meqë në rolin e mashkullit në lindjen e fëmijës nuk është e pranishme ndonjë vështirësi, aftësia fekonduese e mashkullit vazhdon gjer në pleqëri.

Gjithashtu, vdekjet që ndodhin nga luftërat, aksidentet në punë dhe shkaqe të tjera, kanë të bëjnë me meshkujt. Eshtë për këtë arsye







që, në çdo popull, numri i grave të veja është më i madh se numri i burrave të vejë.

Për këto shkaqe që u përmendën, si domosdoshmëri e parashkrimit hyjnor, në lindjet, numri i vajzave është pothuaj gjithmonë më i madh. Vetëm siç shihet në Bosnjën e sotme[741], lindja e fëmijëve

741. Para Luftës së Dytë Botërore, **Mbretëria Sërbe-Kroate-Sllovene** në fillim iu nënshtrua pushtimit gjerman, pastaj u shty në një konflikt të brendshëm civil. Gazetari **Jozef** me origjinë kroate i cili u fut në luftë me pseudonimin **"Tito"**, u vra në vitin 1943 nga çetat muslimane. Atë e zëvendësoi **Leon Lebedev** me origjinë çifute, i cili vazhdoi, gjithashtu, të mbante pseudonimin **"Tito"**. (Ne njohim vetëm udhëheqësin komunist të shtetit jugosllav, Josip Broz Tito me origjinë kroate, i cili vdiq në vitin 1980. Përkthyesi)

**Titoja** i dytë ishte me origjinë ukrainase. Meqë ishte komunist, u mbështet nga Rusia dhe, pasi futi në dorë pushtetin mbi zonën, themeloi shtetin e mbiquajtur **"Jugosllavi"** (domethënë, shteti i sllavëve të jugut), ku u bë diktator. (Për hollësi, shih revistën "Sebil" nr. 226-227, datë 15 maj 1980.)

Pas vdekjes së tij në vitin 1980, shteti jugosllav i përbërë prej shumë e shumë kombesh e kombësish nën udhëheqjen e serbëve, i cili qëndronte në këmbë thjesht në sajë të një diktature ushtarake, filloi të tregonte shenja shthurjeje. Shteti konsiderohej si republikë socialiste federale, prandaj, çdo pjesë e federatës rroku armët për t'u bërë shtet më vete. Qindpërqind e ushtrisë jugosllave ishte me origjinë serbe dhe serbët që i besonin kësaj force, kaluan në veprim për të realizuar ëndrrën e **"Serbisë së madhe"**. Ndërkaq, muslimanët që u ishin nënshtruar dhunës dhe padrejtësive nga serbët qysh me tërheqjen e osmanëve, tentuan të ngrinin shtetet dhe qeveritë e tyre të pavarura. Ata u bashkuan nën udhëheqjen e mendimtarit të madh, **Alija Izetbegoviç**, i cili qe kalbur në burgje për një kohë të gjatë gjatë kohës së Titos për shkak të pikëpamjeve të tij islame. Vazhdimin e kësaj le ta dëgjojmë nga një dëshmitar okular.

"Lart-poshtë, çdo boshnjak ishte i vetëdijshëm se mbetja në Jugosllavi do të thoshte vdekje e dalngadalshme dhe likuidim i plotë i muslimanëve. Alternativa e dytë ishte **lufta**. Gjatë një bisede që pati zhvilluar me **Alija Izetbegoviçin**, **Sllobodan Milosheviçi** e pati kërcënuar haptazi në këtë mënyrë:

"Muslimanët do të mbeten patjetër në Jugosllavi qoftë vullnetarisht, qoftë nën shtrëngimin e armëve! Duhet ta dini se serbët zotërojnë armët dhe se e gjithë ushtria është me ne!"

Një kohë të shkurtër pas kësaj, ushtarët serbë, pjesëtarë të të ashtuquajturës **"Ushtria Popullore Jugosllave"**, filluan të sulmonin egërsisht mbi Bosnjë-Hercegovinën. Në Tuzlla hapnin zjarr mbi xhamitë, në Mostar sulmonin popullsinë civile duke përhapur terror si të dehur. Në të gjitha qytetet e mëdha, Ushtria Popullore Jugosllave ngrinte pika përqëndrimi dhe baza ushtarake mbi lartësitë që rrethonin qytetin. Partia Demokrate Serbe, terroriste, duke bërë lidhje të drejtpërdrejta me Ushtrinë Popullore Jugosllave dhe Kishën Ortodokse, e armatoste në mënyrë masive popullsinë serbe. Në këtë mënyrë, popullsia serbe, përfshi edhe gjyshet tetëdhjetëvjeçare, zotëronte **pushkë snajpere**! Burimi kryesor i armatimit ishte Ushtria Popullore Jugosllave!

Ndërsa në Kroaci pati shpërthyer lufta, Këshilli i Sigurimit i OKB-së mori vendimin që ndalonte shitjen e armëve republikave që formonin Jugosllavinë e gjera-







meshkuj është më e madhe në numër pas luftrave dhe shfarosjeve kriminale.

Ja, pra, në Islam, ndërsa është esenciale martesa me vetëm një grua, lejimi i martesës me më shumë se një grua është rrjedhojë e shkaqeve të tilla. Po të mos hapet kjo rrugë lejimi, femrat (gratë) e sëmura[742] dhe shterpa ose, përgjithësisht, më të shumta në numër se

---

tyshme, mirëpo rezoluta e Këshillit të Sigurimit nuk ndikoi aspak mbi serbët dhe Ushtrinë Popullore Jugosllave që pak para rezolutës patën siguruar nga Rusia 37 anije me armatimin më modern. Edhe sikur të mos ish ajo sasi e jashtëzakonshme armatimi, prodhimi i armëve në Serbi vazhdonte pa pengesë dhe pandërprerë. Kryetari i Partisë Demokratike Serbe, **Radovan Karaxhiç**, i cili qe shpallur terrorist pak para se të fillonte lufta, bëri një deklaratë kërcënuese nga podiumi i Parlamentit të Bosnjë-Hercegovinës. (Shih **Rexho Çavusheviç**, Bosna: Müslümanlara Son Uyarı, vëll. I. İstanbul, 1994, f. 61 e në vazhd.)

Ushtria Popullore Serbe që filloi veprimet pas këtyre kërcënimeve, zbatoi mbi muslimanët boshnjakë mu para syve të botës së qytetëruar (!) një gjenocid marramendës! **"Krimi i Bosnjës"** që po i linte në hije **inkuizicionin** apo **fushatat kryqtare** të Mesjetës, është një ngjarje mësimdhënëse që tregon se krishterët e Perëndimit ende nuk kanë përparuar as sa një kokërr elbi në drejtim të humanizmit! Për hollësi, mund të shihet vepra me dy vëllime e ilustruar, e përmendur më sipër.

742. Në kohën e osmanëve, në Universitetin e Stambollit ishte një pedagog i së Drejtës së Shtetit. Bashkëshortja e re e këtij pedagogu me origjinë greke, kishte pësuar një sëmundje në mitër dhe kurimi i asaj sëmundjeje ishte bërë i pamundur. Atëherë, pedagogu i cili ishte rrëmbyer nga dëshira për të marrë një grua tjetër pa e ndarë të parën, pra, për të bërë një martesë të dytë, kishte shkuar në Patrikanë, ishte takuar me priftërinjtë dhe, duke ua përshkruar gjendjen, u kishte kërkuar një rrugëzgjidhje.

Por pas pohimeve të prera të priftërinjve, sipas të cilave doktrina e tyre nuk e lejon martesën e dytë, pedagogu u kishte thënë me vendosmëri:

"Unë e dua gruan dhe jam shumë i kënaqur me të. Po ta ndaj, ajo nuk martohet dot më dhe bie në mjerim!"

Pavarësisht nga kjo, pedagogu s'kishte marrë dot nga priftërinjtë ndonjë mendim që t'i vlente dhe ishte larguar i mërzitur dhe pesimist që aty. Ndërkaq, njëri nga priftërinjtë e kishte ndjekur nga pas, e kishte arritur dhe i kishte thënë:

"O vëlla, a mos je i marrë? Pse nuk zë ndonjë metresë?"

Atëherë, pedagogu i ishte kthyer me zemërim:

"Ç'prift je ti? Unë jam një krishter besimtar, kurse ti më këshillon një rrugë të palejueshme nga feja ime!.."

Pastaj, duke u larguar, pedagogu kishte menduar me vete: "Domethënë, kjo fe është e mangët dhe e gabuar. Po të ishte e përkryer, do të kishte një zgjidhje të logjikshme për këtë situatë jetësore!" Dhe kishte shkuar në administratën e shehulislamit. Pasi e kishte dëgjuar çështjen, Shehulislami i kishte dhënë një përgjigje, pas së cilës pedagogu kishte shprehur Fjalën e Dëshmisë dhe ishte bërë musliman.

Pedagogu i quajtur **Ali Shahbaz** është një profesor drejtësie i cili për shumë vite me radhë pati dhënë leksione të së Drejtës së Shtetit në Universitetin e Stambollit duke u bërë i njohur në këtë fushë.







meshkujt (burrat), për pasojë, me pamundësi për t'u martuar, duke mbetur pa mbrojtje dhe në kushte nevojtarie elementare, zvarrisen në prostitucion dhe e intrigojnë moralin e shoqërisë ashtu siç ndodh sot në Botën Perëndimore.

Meqë botëkuptimi islam është për të gjitha kohërat dhe vendet, disa herë, poligamia mund të shndërrohet në një domosdoshmëri me shumë rëndësi. Për shembull, po qe se gjermanët të cilët humbën gjashtëmbëdhjetë milion meshkuj gjatë Luftës së Dytë Botërore, do të ecnin në rrugën islame duke e vlerësuar këtë domosdoshmëri praktike, do të shpëtonin nga sëmundja e prostitucionit ku kanë rënë sot. Një shembull tjetër, po qe se turqit qipriotë do të përdorin këtë rrugë islame lejimi, pas një kohe të caktuar mund ta eliminojnë disekuilibrin demografik midis tyre dhe qipriotëve grekë që po i marrin nëpër këmbë.

Për më tepër, me këtë rrugë lejimi nuk mbrohen vetëm gratë. Edhe të vegjlit e mjerë të grave që u vdesin burrat të rinj duke u lënë pas jetimë pa mbrojtje, do të gjenin një strehë për të banuar dhe një kujdestar për t'u kujdesur për ta.

Ajeti kur'anor në vijim është argument për faktin se, në Islam, martesa më me shumë se një grua (poligamia) është përjashtim dhe lejim, kurse martesa vetëm me një grua (monogamia) është rregull:

**"Po qe se nuk keni frikë se** (po të martoheni me to) **nuk do t'i respektoni dot të drejtat e jetimëve, merrni dy, tri, katër gra nga ato që pëlqeni** (dhe që janë hallall, të lejueshme për ju)**. Po qe se keni frikë se mos bëni padrejtësi, merrni një ose mjaftohuni me atë** (shërbëtoren) **që keni. Kjo është mënyra më e përshtatshme që të mos shmangeni nga drejtësia."**[743]

Ky ajet, ashtu siç tregon se parapëlqimi i vërtetë është martesa me një grua të vetme (monogamia), ashtu dhe vë si kusht për martesën e dytë, respektimin e drejtësisë. Edhe ajeti në vijim e parashtron haptazi vështirësinë e zbatimit të këtij kushti:

**"Sado që të përpiqeni për ta siguruar drejtësinë mes grave tuaja, nuk ia arrini dot. Të paktën, mos ia jepni zemrën plotësisht njërës duke e lënë tjetrën në mes krejt të vetmuar sikur të mos kishte burrë! Po qe se bëni të mira**

743. Kur'ani, Nisa: 3.







**dhe ruheni nga mëkatet, Allahu është mëshirues dhe falës i madh!"**[744]

Eshtë evidente se sigurimi i kësaj drejtësie për sa i përket prirjes ndjesore dhe dashurisë është krejt i pamundur. Ndërkaq, shihet se përpjekja për ta siguruar këtë drejtësi për sa u përket kushteve të jashtme, objektive, e thënë ndryshe, për sa u përket ushqimit dhe strehimit, është urdhër hyjnor.

Veç kësaj, është edhe një e drejtë tjetër që u është njohur grave, ajo që në terminologjinë përkatëse quhet **"tefvîz-i talak"** (përpjesëtim i të drejtës për ndarje), që do të thotë kompetencë e barabartë mes burrit dhe gruas për të kërkuar ndarjen. Vetëm se ky përpjesëtim ose, më saktë, kërkesa e gruas për një kompetencë të tillë duhet parashtruar dhe vendosur në çastin e lidhjes së kurorës. Përveç kësaj të drejte të realizuar me kërkesë dhe pranim të vullnetshëm, gruaja mundet ta pengojë burrin që të bëjë një martesë të dytë mbi të. Një kusht i tillë ka ekzistuar në lidhjen e kurorës (nikah) mes **Hz. Aliut** dhe **Hz. Fatimesë**. Ky kusht qe parashtruar nga Profeti dhe qe pranuar. Eshtë për këtë arsye që martesat e tjera të Hz. Aliut i përkasin gjithmonë kohës pas vdekjes së Hz. Fatimesë.

Në lidhje me çështjen e poligamisë së profetit Muhammed, para së gjithash duhet të nënvizojmë se ai profet i lartë i cili ka deklaruar se atë e ka edukuar Allahu, përmendej si "Muhammed Emin" (Muhammedi i Besueshëm) nga shoqëria politeiste ku qe rritur. Ndërkaq, duhet të mbajmë parasysh se pika më e dobët e një mashkulli në qëndrimet dhe sjelljet moralo-etike është epshi dhe se etapa më intensive e epshit janë vitet e rinisë së parë. Mirëpo politeistët të cilët ushqenin një armiqësi për vdekje ndaj të Dërguarit të Allahut që u bë bashkëbisedues i revelacionit hyjnor vetëm në moshën dyzetvjeçare, kurrë nuk e patën akuzuar atë për dobësi morale. Përkundrazi, profeti Muhammed, si njeri, qe shquar për prirje ndaj cilësive dhe vetive morale para se të ngarkohej me detyrën profetike. Le të japim vetëm dy shembuj nga ngjarjet që e tregojnë këtë.

1) Kur u vu re se ndaj tregtarëve që vinin në Mekë për të shitur mall, u bëheshin padrejtësi, si vjedhje parash apo vonesë pagesash, profeti Muhammed qe bërë iniciator për themelimin e një shoqate

744. Kur'ani, Nisa: 129.







me emrin **"Hilful Fudul"**[745] për të luftuar kundër padrejtësive të tilla. Pastaj, më vonë, pasi qe bërë profet, pati deklaruar: *"Po qe se do të ndodhte ndonjë nevojë e tillë dhe për të do të zhvillohej një lëvizje pakti, përsëri do të merrja pjesë në të!"*[746]

2) Profeti i ardhshëm, Muhammed (a.s.), ishte ende tridhjetë e pesë vjeç. Nga një rrebesh dhe përmbytje, Qabja ishte shembur pjesërisht. Kurejshët u mblodhën dhe e rindërtuan. Mirëpo nuk u muarën dot vesh ndërmjet tyre kur erdhi puna për ta vënë në vend Gurin e Zi (Haxherul Esved). Secili nga fiset dëshironte që ky nder t'u takonte atyre dhe mosmarrëveshja mes fiseve ishte gati të përfundonte me gjakderdhje, kur atyre u ra ndërmend ta caktonin Muhammed Eminin si arbitër mes tyre. Dhe ashtu bënë.

Profeti u kërkoi ta vendosnin Gurin e Zi mbi një shtrojë, pastaj, një person nga secili fis ta kapte shtrojën nga njëri cep dhe të gjithë së bashku ta bartnin gjer te vendi. Atje, ai e ngriti vetë Gurin e Zi dhe e vendosi në vendin e vet ku gjendet edhe sot.

Këto dy ngjarje tregojnë hapur se ai qe shquar mes njerëzve për moral të lartë dhe ndershmëri edhe para se t'i vinte revelacioni hyjnor.

Qysh prej një mijë e katërqind vjet më parë, çdokush që e ka shqyrtuar jetën e profetit Muhammed dhe ka mundur t'i shmanget urrejtjes së sëmurë, e ka ndjerë veten të detyruar të shprehë ndaj tij një vlerësim miratues në gradën e admirimit. Ne e kemi cituar një deklaratë të kësaj natyre të **Lafajetit**, njërit prej atyre që e përgatitën Revolucionin Francez. Edhe pse kjo specifikë ka një gjerësi që do të përbënte vëllime, ne këtu le të mjaftohemi duke përmendur edhe një shembull tjetër.

Në veprën e tij me titull **"Heronjtë"** (On Hereos, Hero-worship and the Heroic in History[747]), që e shkroi në vitin 1841, **Tomas Karlajl** (Thomas Carlyle, 1795-1881) nga mendimtarët anglezë, ka marrë në analizë dhe ka zgjedhur personin kulmor ndër njerëzit e nivelit të lartë të fushave të ndryshme, si profetë, poetë, komandantë ushtarakë, etj. Ndër profetët, **Karlajl** ka zgjedhur Muhammedin.

745. Marrëveshja e Virtyteve.

746. Ibni Kethir, *el-Bidaje*, II, 295.

747. Kjo perifrazë anglishte e cila është titulli origjinal i veprës, do të thotë: "Heroizmi, kulti i heroit dhe heronjtë në histori".







Lavdërimet e guximshme të tij për profetin Muhammed (a.s.) në një kohë kur në Botën Perëndimore krishtere sundonte një fanatizëm i thellë dhe kur shumë vende islame qenë shndërruar në koloni, meritojnë vlerësim serioz. Ja ç'thotë ai:

*"Hipoteza jonë mbi* ***Muhammedin****, sipas së cilës ai ka qenë një profet i sajuar dhe intrigant, një qenie kallpe e veshur si njeri, kurse feja e tij është thjesht një sharlatanizëm dhe e përbërë prej një grumbulli pasionesh, hipoteza jonë, pra, më në fund, sot, për këdo, me të vërtetë ka nisur të dalë së qeni diçka që mund të qëndrojë në këmbë. Gënjeshtrat e bëra pirg me një synim dhe zell të keq përreth këtij njeriu s'i vlejnë asgjëje tjetër veçse rrëzimit tonë!"*[748]

*"Teori të këtij lloji janë gjëra shumë për të ardhur keq. Po qe se duam të mësojmë diçka pak gjë mbi veprën e vërtetë të Zotit, këto teorira duhet t'i presim me një mosbesim absolut. Ato janë produkte të kësaj epoke skepticizmi; ato janë provë e një gjymtimi më të hidhur moralo-shpirtëror dhe e një kufome që jeton në shpirtrat e njerëzve. Më duket se gjer më tani mbi tokë nuk është hedhur në shesh ndonjë teori kaq e privuar nga ideja e Zotit! Një rrenacak mashtrues do të ngrejë një fe! Kështu, ë? Mirëpo rrenacaku dhe mashtruesi nuk mund të ngrejë as një shtëpi prej tullash, pa le!"*[749]

"Jo!.. Tek ai fëmijë me zemër të thellë, me sy të zinj të shkëlqyer, me zgjuarsi të rrallë dhe me shpirt të thellë, kishte mendime shumë të ndryshme nga ambicja e thjeshtë e ngjitjes lart! Ai ishte një shpirt i madh i heshtur. Ishte nga njerëzit e rrallë për t'u marrë seriozisht!"[750]

*"****Goethe*** *thotë:*

*"Po qe se muslimanllëku është ky, atëherë, a s'jetojmë ne të gjithë si muslimanë?"*

*Po, kushdo prej nesh që ka në jetën e vet një copë moral, do të thotë se jeton si musliman!"*[751]

*"****Novalis*** *thotë:*

---

748. **Thomas Carlyle**, Kahramanlar (përkth. **Reşat Nûri Güntekin**), İstanbul, 1943, f. 40.

749. **Thomas Carlyle**, idem, f. 41.

750. **Thomas Carlyle**, idem, f. 49.

751. **Thomas Carlyle**, idem, f. 51.







*"A nuk është besimi mrekullia më e vërtetë e cila na njofton për Zotin?"*

*Fakti që shpirti i **Muhammedit**, i ndezur me flakën e kësaj të vërtete të madhe, ka parandjerë në këtë ngjarje të madhe një gjë me rëndësi, më saktë, të vetmen gjë me rëndësi, duket shumë e natyrshme. Duke ia frymëzuar të vërtetën dhe duke ia shpëtuar shpirtin nga vdekja, nga errësira, Zoti i ka dhënë atij një nder të pashembullt; kjo do të thotë se ai ka qenë i ngarkuar me përgjegjësinë për t'ua mësuar të gjithë njerëzve këtë të vërtetë! Ky ishte kuptimi i thënies "**Muhammedi** është i Dërguari i Allahut" dhe duhet shtuar se kjo thënie është me të vërtetë një thënie me kuptim!"*[752]

Duke shtuar edhe këtë, si më poshtë, le të kalojmë tek urtësitë e çështjes së shumë martesave ose poligamisë së Profetit.

Jo shumë, dyzet-pesëdhjet vjet më parë, ekipi shkencor i mbledhur në qytetin Hagë të Hollandës, pati përcaktuar njëqind njerëzit më të shquar të botës gjer në atë kohë. Pas bisedimeve disaditore, a e dini se kush ishte në krye të listës prej njëqind personash të hartuar nga shkencëtarët e atij ekipi që ishin që të gjithë krishterë? Krenaria e Përjetshme e Gjithësisë, **Muhammed Mustafai** (s.a.s.)! Kush nuk beson, le t'i shfletojë koleksionet e gazetave dhe ta gjejë atje këtë lajm!

Eshtë krejt e pamundur që poligamia e Profetit të shpjegohet me një dobësi njerëzore siç është epshi. Sepse ai njeri i madh qe martuar me zonjën Hatixhe, vejushë pesëmbëdhjetë vjeçe më e madhe se ai dhe pati patur gjashtë fëmijë me të. Eshtë për këtë arsye që rrëfimet (rivajetet) mbi specifikën e moshës së Hz. Hatixhesë, sipas të cilave, kur qe martuar me Profetin, ajo pati qenë njëzetetetëvjeçare, janë më afër mendjes.[753] Sipas traditës arabe të asaj kohe, duke u nisur nga emri i të birit, fëmijës së parë, **Kasem**, të vdekur në moshën dyvjeçare, Profetin e thërrisnin **"Ebul Kasem"** (Babai i Kasemit).

---

752. **Thomas Carlyle**, idem, f. 52.

753. Po kështu, edhe rrëfimi sipas të cilit **Hz. Aisheja** pati qenë **nëntë vj -çe** kur qe martuar me Profetin, ka nevojë për saktësim. Në periudhën e injorancës paraislamike të paganizmit dhe politeizmit, arabët, meqë nuk u jepnin asnjë rëndësi vajzave, moshën e tyre fillonin ta llogarisnin pas pubertetit, sepse vetëm pas pubertetit përcaktohej përfundimisht nëse ato do të lejoheshin të jetonin. Prandaj, edhe për **Hz. Aishenë** duhet pranuar se ka qenë rreth 18-20 vjeçe kur është martuar me Profetin. Në fakt, ekziston një rivajet i tillë, por s'dihet se pse nuk është i përhapur.







Fëmija i fundit i Profetit me **Hz. Hatixhenë** është e bija, **Fatime**. Mes këtyre të dyve, kanë qenë tri vajza të quajtura **Zejneb**, **Rukije** dhe **Ummu Gulsum**, dhe një djalë i quajtur **Abdullah** (i thirrur edhe **Tajjib** ose **Tahir**), i cili edhe ai pati vdekur në moshën dyvjeçare.

Nga gratë e Profetit, **Hz. Hatixheja** e cila është e para që e ka miratuar profetësinë e tij, pasi kaloi me të një jetë të lumtur gjatë plot njëzet e pesë vjetëve, vdiq në Mekë tre vjet para Hixhretit, më 10 Ramazan (620 e.r.). Atëherë Profeti ishte pesëdhjetë vjeç. Tentativa për t'i shpjeguar me dobësi epshore martesat e mëpastajme të profetit Muhammed i cili pati jetuar **me një grua të vetme**, domethënë, pati bërë vetëm një martesë gjer në atë kohë në Arabinë ku vepronte si normë poligamia e pakufizuar në numër, veçanërisht gjer në atë moshë, s'është gjë tjetër veçse një psikopati që do ta bënte vetë personin fatkeq! Mbi gjithçka, megjithëse më pas, në Medinë, Profeti bëri edhe disa martesa mbështetur mbi urtësi dhe shkaqe që do të shpjegohen më poshtë, i mbajti gjithmonë të gjalla kujtimet mbi bashkëshorten e tij të parë të drejtë e besnike. Jo vetëm që kurrë nuk pati harruar t'u çonte nga një copë mish të afërmve dhe miqve të **Hz. Hatixhesë** kur therte ndonjë dele, por, një radhë, kur i pati ardhur në derë motra e Hz. Hatixhesë, **Hále**, dhe pati kërkuar leje për të hyrë, ai e pati njohur nga zëri dhe pati bërtitur me gëzim:

"Aman, Allahu im, po kjo është **Hále-ja, bija e Huvejlidit**!.."

Dihet se në tekstet e historisë islame përmenden me shumicë fjalët dhe veprimet ziliqare të **Hz. Aishesë** për shkak të këtyre ngjarjeve.

Janë shumë deklarata paralajmëruese të Profetit mbi rreziqet dhe të metat e martesës me më shumë se një grua, e cila nuk është veçse një përjashtim nga rregulli dhe lejim. Njëra nga deklaratat në fjalë është kështu:

*"Po qe se në kurorën e një burri ndodhen dy gra dhe ai nuk kujdeset për të mbajtur drejtësi mes tyre, në ditën e kiametit do të ringjallet me njërën anë të trupit të paralizuar!"*[754]

754. Ibni Maxhe, Nikah, 42.







E, pra, megjithëkëtë, pse vetë pati marrë më shumë se një grua? Tani le t'i shpjegojmë shkurt shkaqet e këtyre martesave.

a) Po të vihet re me kujdes, shihet se Profeti (a.s.) e ka kaluar periudhën mekase të jetës me një martesë. Martesat e tjera, martesa me shumë gra, pra, poligamia e tij, i përket moshës pas pesëdhjetë vjetëve dhe periudhës medinase. Në Mekë kanë zbritur më shumë ajetet mbi besimin dhe bindjen fetare, kurse në Medinë kanë zbritur përgjithësisht ajetet mbi marrëdhëniet civile, ndërnjerëzore. Ja, kjo situatë është një ndër shkaqet që i ka bërë të domosdoshme disa martesa të Profetit. Sepse nuk mund të pritej që Profeti i cili zotëronte në mënyrë të pakrahasueshme ndjenjën e turpit, t'ua përshkruante dhe shpjegonte personalisht grave konkluzionet juridike-fetare të posaçme për to. Këtë rol e patën kryer disa nga bashkëshortet e tij të pastra.

Po të kujtohet se nga **Hz. Aisheja** janë rrëfyer 2210 hadithe profetike, kurse nga **Ummu Seleme**, 378 hadithe,[755] kjo e vërtetë kuptohet më mirë. Shumë rrëfime janë bërë edhe nga bashkëshortet e tjera të Profetit. Po qe se kjo punë do të mbetej me përgjigjet gjysmë të hapura – për arsye edukate dhe etike - që do t'u jepte Profeti pyetjeve të femrave (grave), femrat (gratë) muslimane nuk do të pajiseshin dot me tërë kuptimin e fjalës me të dhëna juridiko-fetare që u përkasin atyre!

b) Disa martesa të Profetit janë kryer me qëllim për të ngritur farefisni martesore me fiset dhe kombësitë dhe, duke i tërhequr ata në Islam, për të eliminuar armiqësinë e tyre. Për shembull, në vitin e pestë të hixhretit, ndërsa kryetari i fisit **Mustalik**, **Harith bin Ebi Dirar**, po bënte përgatitje për ta sulmuar Medinën, Profeti i cili u informua në kohë, e sulmoi i pari fisin në fjalë dhe e mundi. Mes robërve dhe robinjave, ndodhej edhe vajza e Harithit, **Hz. Xhuvejrije**. Për të eliminuar armiqësinë e tyre nëpërmjet lidhjeve farefisnore që arabët u jepnin shumë rëndësi, Profeti i propozoi martesë Hz. Xhuvejrijes. Ajo e pranoi propozimin dhe u bë martesa. Atëherë, muslimanët i lanë të lirë robërit sepse tashmë ata ishin farefis me Profetin! Me rastin e kësaj ngjarjeje, **Hz. Aisheja** ka thënë kështu:

755. **Zehebi**, II, 203, 210.







“Nuk kemi parë grua më të dobishme për fisin e vet, se **Xhuvejrija**! Për shkak të saj fituan lirinë njerëzit e njëqind shtëpive nga Beni Mustalikët!”[756]

Edhe martesa e Profetit me **zonjën Safije** me origjinë çifute, është bërë për shkaqe të ngjashme. Me të vërtetë, kjo martesë e pati zbutur dhe zbritur në minimum armiqësinë e vazhdueshme mes çifutëve të Medinës dhe muslimanëve. Gjithashtu, e këtij lloji ka qenë edhe martesa e Profetit me **zonjën Ummu Habibe**, vajzën e **Ebu Sufjanit** kur ky ende s’ishte bërë musliman.

Ngritjen e lidhjeve farefisnore me anë të martesave, Profeti e pati praktikuar edhe mes njerëzve më të afërt të tij. Për shembull, Profeti qe martuar me vajzat e **Hz. Ebu Bekrit** dhe **Hz. Omerit** dhe u pati dhënë vajzat e veta **Hz. Osmanit** dhe **Hz. Aliut**.

c) Një tjetër ndër shkaqet e martesave të Profetit ka qenë të tregojë praktikisht shfuqizimin apo abrogimin e një sërë traditash të shtrembra që vepronin qysh herët mes arabëve.

Para Islamit, arabët birësonin (adoptonin) fëmijë, të cilëve pastaj u jepnin të njëjtin status juridik në trashëgim dhe martesë me bijtë e barkut të vet. Për ta shkelur praktikisht këtë traditë të papranuar nga Islami, Profeti u martua me vajzën e hallës, **Zejneb binti Xhahsh**.

Në fillim, Profeti e pati martuar **zonjën Zejneb** me libertin e vet, sahabiun e madh, **Hz. Zejd bin Harithe**-në. Qysh në çastin e parë, në lidhje me këtë martesë të planifikuar nga Profeti, **zonja Zejneb** e pati qortuar atë me këto fjalë:

“A po e sheh vajzën e hallës, të denjë për ish skllavin tënd?”

Martesa e filluar në këtë mënyrë, nuk eci dhe **Hz. Zejd** e ndau të shoqen. Atëherë, Profeti e mori për grua zonjën Zejneb edhe për ta prishur traditën e shtrembër, edhe për t’i dhënë satisfaksion asaj.

d) Kurse disa martesa të Profetit kanë pasur për shtytje thjesht ndjenjën e besnikërisë ose motive mëshire. Nga gratë të cilat patën jetuar ditët e vështira të kohëve të para të Islamit, patën vuajtur dhe pastaj patën mbetur të veja, disa Profeti i pati martuar me persona të përshtatshëm ndër sahabet, kurse disa të tjera i pati pranuar

756. Ebu Davud, Itk, 2.







si bashkëshorte për vete. Në këtë mënyrë qenë bërë bashkëshorte profetike **Zejneb binti Hudhejme**, **Hz. Sevde** dhe **Ummu Seleme**.

Nga këto, për shembull, **zonja Sevde** ishte ndër muslimanët e parë që patën emigruar në Abisini. I shoqi, **Sekran**, pati vdekur atje. Profeti pati vënë kurorë me atë grua të moshuar vetëm për konsideratë. Edhe historia e zonjës **Ummu Seleme** është pak a shumë e tillë. Madje, edhe **zonja Hafsa**, bija e **Hz. Omerit**, pati qenë nga emigrantët e Abisinisë.

Duke e përfunduar këtë temë, le ta themi edhe këtë, që, pasi martesa me më shumë se një grua, si përjashtim dhe lejim, u kufizua në katër gra pas zbritjes së ajetit përkatës, Profeti i pati lënë katër nga gratë dhe të tjerat i pati lajmëruar se do të mund t'i ndante. Ato patën kërkuar vazhdimin juridik të akt-martesës edhe pa patur ndonjë afrim fizik. Meqë bashkëshortet e Profetit janë konsideruar, në të njëjtën kohë, si nëna të besimtarëve dhe meqë gratë e ndara prej të Dërguarit të Allahut, nuk lejoheshin të martoheshin me ndonjërin prej sahabeve, është lejuar juridikisht mbetja në fuqi e kurorës së tyre me Profetin. Si rrjedhojë e kësaj ngjarjeje, ka zbritur ky ajet kur'anor:

**"Mund ta lësh secilën prej tyre që dëshiron dhe mund ta mbash pranë secilën që dëshiron. Por nuk është mëkat për ty që ta marrësh përsëri ndonjërën prej ayre që ke ndarë. Ky veprim është më i përshtatshëm që ato të bëhen të lumtura, që të mos dëshpërohen dhe që të gjitha të jenë të kënaqura me ato që u ke dhënë. Allahu e di se ç'keni ndër zemra! Allahu di me të drejtë dhe është i butë!"**[757]

Dhe, tani, le t'ia parashtrojmë vëmendjes suaj moralin e papërsëritshëm të asaj qenieje të lartë nëpërmjet disa shembujve sa disa pika uji nga oqeani në lidhje me vetitë dhe cilësitë e tij dalluese.

Përdorimi i përsosmërisë së sjelljes tek ai si një **"kriter praktik"** për moralin islam, pa asnjë dyshim e bën të domosdoshëm vlerësimin e ngjarjeve sipas kushteve të formimit dhe rezultateve. Mirëpo, ngaqë edhe kjo vepër, edhe tema e moralit janë shtjelluar gjerësisht, ne, këtu, në vend të respektimit të kësaj mënyre të domosdoshme, e pamë më me vend që, duke i përmendur rrallë

757. Kur'ani, Ahzab: 51.







ngjarjet konkrete praktike, më shumë ta parashtrojmë moralin e tij sipas parimeve themelore që shprehin vetitë dhe cilësitë sunduese dhe dalluese të këtij morali epror.

Vetitë dhe cilësitë themelore të këtij morali të pashembullt mund të përmblidhen si: sinqeritet, thjeshtësi e modesti, trajtim i të gjitha krijesave me dhembshuri dhe mëshirë, drejtësi dhe ndershmëri, vendosmëri, qëndresë, burrëri, guxim, bujari dhe falje.

Ky moral i lartë i tij është pohuar dhe miratuar me çdo pretekst edhe nga armiqtë e tij të egër, mes të cilëve i pati kaluar jeta. Ata ishin që e patën mbiquajtur **"Muhammed Emin"** / **"Muhammedi i Besueshëm"** në një kohë kur ende s'i pati ardhur profetësia. Kur pati filluar ta ftonte fisin e vet në rrugën e drejtë, qe ngjitur në kodrën Safa dhe u pati thënë atyre që i qenë mbledhur përreth:

"O Kurejshë! A do të më besonit po t'u thosha se pas këtij mali janë duke ardhur kalorësi armiq?"

Dhe që të gjithë i qenë përgjigjur:

"Të gjithë të besojmë sepse ti kurrë s'ke gënjyer në jetën tënde!"

Kur perandori i Bizantit e pati pritur në audiencë **Ebu Sufjanin** i cili në atë kohë pati qenë një armik i paepur i Muhammedit, e pati pyetur:

"A keni dëgjuar që ky njeri i cili pretendon të jetë profet, të ketë gënjyer më parë?

Dhe pati marrë këtë përgjigje nga **Ebu Sufjani**:

"Kurrë!.."[758]

Shkurt, drejtësia e tij në fjalë është diçka që ia kanë pohuar të gjithë, miq dhe armiq!

Profeti Muhammed, për të cilin ka shumë dëshmi të tilla, ka thënë kështu:

*"Mos u shmangni nga drejtësia dhe ndershmëria, sepse ato të çojnë në të mirë, të bëjnë të arrish në dobi dhe mbarësi dhe e mira dhe mbarësia të çojnë në xhennet! Gjersa njeriu të thotë të drejtën dhe ta kërkojë të drejtën, shkruhet në grupin e besnikëve pranë*

758. Buhari, Bedu'l-Vahj, 6.







*Allahut! Kurrë mos gënje! Sepse gënjeshtra të çon në të keqe dhe prapësi dhe e keqja dhe prapësia të shtyjnë në xhehennem. Gjersa njeriu të vazhdojë të gënjejë dhe ta kërkojë gënjeshtrën, më në fund, shkruhet në defterin e gënjeshtarëve pranë Allahut."*[759]

Vendosmëria dhe qëndresa, durimi dhe lejueshmëria e Profetit ishin të një niveli pamundësisht të arritshëm në botë. Për ta bërë atë që të hiqte dorë nga çështja e tij, politeistët e Mekës i propozuan mbretërimin e Arabisë dhe çdo femër që do t'i pëlqente. Pasi i hodhi poshtë të gjitha propozimet, politeistët e intensifikuan dhunën dhe i futën muslimanët në rrethin e urisë. Atëherë, në ato kushte, kur e pati parë se i ungji **Ebu Talib** nuk do ta mbronte dot, i pati thënë:

"O im ungj! Të betohem se edhe sikur Kurejshët të kenë mundësi e të ma vënë diellin në njërën dorë dhe hënën, në tjetrën, unë prapë nuk do të druhem ta shpall të vërtetën! Ose Zoti do të më japë fuqi për ta kryer këtë detyrë, ose unë do ta jap jetën për të! Dhe mos mendo se do të mbetem i vetëm! E vërteta nuk mbetet vetëm! Vjen një ditë dhe edhe arabët, edhe joarabët e pranojnë atë dhe bashkohen rreth saj!"[760]

Megjithëse i thjeshtë dhe i mëshirshëm në mënyrë të pashembullt, ai ishte jashtëzakonisht i guximshëm. **Hz. Aliu** ka thënë:

"Ndërsa beteja e Bedrit vazhdonte me të gjithë ashpërsinë, ne strehoheshim pas shpinës së Profetit. Ai ishte më i guximshmi ndër ne të gjithë!"[761]

Ky guxim i jashtëzakonshëm u dëshmua me të vërtetë në Luftën e Uhudit. Në atë betejë, Profeti u plagos nga një shigjetë e armikut dhe iu thye një dhëmb. Lajmi i rremë i vdekjes së tij u bë shkak që ushtria islame të shthurej. Por ai e ngau kalin me guxim dhe vendosmëri drejt armikut duke thirrur "unë jam i dërguari, kjo s'është gënjeshtër", dhe, me këtë veprim, bëri që luftëtarët e shpërndarë të mblidheshin dhe të rreshtoheshin përsëri!

Atë natë kur do të emigronte nga Meka në Medinë, politeistët ia rrethuan shtëpinë për t'i bërë atentat. Kurse ai, pasi e vuri **Hz. Aliun** në shtratin e vet, doli nga shtëpia dhe kaloi lirisht mes rre-

759. Buhari, Muslim, Ebu Davud, Tirmidhi.
760. **A. Hamdi Akseki**, idem, f. 492.
761. **A. Hamdi Akseki**, idem, f. 492.







thuesve duke kënduar ajete të caktuara të sures "Jasin"[762]. Pastaj, në shpellën Thevr ku u fsheh së bashku me "shokun e shpellës", **Hz. Ebubekrin**, kur ndjekësit iu afruan shumë, shoku besnik i tha:

"Armiqtë na u afruan shumë! Sikur t'i hedhin sytë në fund të këmbëve të veta, do të na shohin ne!.."

Atëherë, Profeti i tha kështu:

"Lá tahzen!.. Innallahe meaná!.."[763]

Gjatë trembëdhjetë vjetëve plot, në Mekë, Profeti iu nënshtrua me durim dhe lejueshmëri vuajtjeve dhe mundimeve të padurueshme. Një herë që shkoi në Taif për t'i ftuar njerëzit e atjeshëm në rrugën e drejtë, e zunë me gurë dhne e përgjakën. Atëherë, ai ngriti duart lart drejt Zotit dhe u lut kështu:

"O Zot, nuk e dëshiroj shkatërrimin e tyre! Ndoshta fëmijët e këtyre kanë për të t'u falur ty! Pra, drejtoji në rrugë të drejtë!.."

Kurse, ndërkaq, **Xhebraili** (a.s.) i kishte ardhur dhe i kishte thënë: "Po dëshirove, mallkimi yt për taifasit do të të pranohet dhe ata do të shkatërrohen!"

Ditën e ngadhnjimit të Mekës, çdokush pati pandehur se ai do të merrte shpagim nga të gjithë armiqtë e tij të vjetër. Por ai, edhe në ditën kur ishte më i fuqishëm se kurrë më parë, duke mos u shmangur asnjë thërrime nga thjeshtësia dhe ndjenja e faljes, qëndroi te dera e Qabes dhe shpalli amnistinë e përgjithshme duke thënë:

"Askush nuk do të qortohet për ato që ka bërë! Shkoni, jeni të lirë!.."

*"Ditën e ngadhnjimit mbi Mekën, **Vahshiu**, ai që e pati vrarë në Uhud **Hz. Hamzain**, ungjin më të dashur të Hz. Muhammedit dhe heroin e Islamit, iku nga frika në Taif. Por pasi edhe Taifi u dorëzua, duke mos ditur ç'të bënte, u bashkua me një grup që shkonte nga Taifi në Mekë dhe atje iu dorëzua Profetit. Dhe Profeti nuk i tha asgjë për fajin e madh që kishte bërë, por e fali duke u mjaftuar vetëm me këtë kërkesë ndaj tij:*

---

762. **"Ne vumë pengesa para dhe pas tyre dhe ua lidhëm sytë që të mos shihnin..."** (Kur'ani, Jasin, 9)

763. **"Mos u dëshpëro! Pa dyshim, Allahu është me ne!"** (Kur'ani, Te - be, 40)







*"...por mos më dil më parasysh se ma kujton tim ungj!.."*

*Gjithashtu, ditën e ngadhnjimit mbi Mekën, **gruaja e Ebu Sufjanit**, e famshmja **Hind**, e cila, kur Hz. Hamzai pati rënë dëshmor, ia pati çarë barkun, ia pati nxjerrë mëlçinë dhe e pati kafshuar, u afrua fytyrëmbuluar te Profeti, deklaroi se ishte bërë muslimane dhe, kështu, deshi të siguronte faljen. I Dërguari i Allahut e njohu, por nuk e bëri veten dhe u suall sikur s'kishte ndodhur gjë. Ky qëndrim i Profetit bëri një efekt aq të madh mbi **Hindin**, saqë ajo u detyrua të thotë:*

*"Gjer më sot, çadra më e neveritshme në sytë e mi ka qenë çadra jote, kurse sot nuk shoh gjë më të gëzueshme se ajo!"*[764]

*Edhe biri i **Ebu Xhehlit**, armikut më të madh të Islamit, ishte, si i ati, një ndër armiqtë më të tërbuar të Islamit. Prandaj, atë ditë, iku nga Meka në Jemen. Atë e gjetën në Jemen dhe e prunë para Profetit i cili e priti me miratim atë armik i cili u bë musliman. Edhe **Safvan bin Umejje** i cili ishte ndër prijësit e politeistëve mekas dhe pati pasë paguar njerëz qër ta vrarë Profetin, atë ditë iku nga Meka. Profetit iu paraqit kërkesa për faljen e tij dhe Profeti e fali, por Safvani që e dinte ç'faj kishte bërë, nuk e besoi. Pas lutjeve të shokëve të Safvanit, Profeti u dha atyre çallmën e vet si shenjë faljeje dhe personi i ngarkuar me atë detyrë, e gjeti safvanin në Xhidde, ia tregoi çallmën e Profetit dhe e solli atë para tij në Mekë. Profeti ia deklaroi ndër sy se e kishte falur. Megjithatë, **Safvani** nuk u bë musliman, por i tha Profetit:*

*"Më lër dy muaj të mendohem!.."*

*"Po të duash, katër muaj..." – Iu përgjigj Profeti.*

*Më vonë, edhe **Safvani** u bë musliman.*

*Njëri prej armiqve më të mëdhenj të Hz. Muhammedit para ngadhnjimit të Mekës, ka qenë edhe **Ebu Sufjani**. Ai i pati organizuar të gjitha luftërat kundër muslimanëve. Ndërsa Meka kishte rënë në qetësi, atë armik e zunë, e prunë para Profetit dhe **Hz. Omeri** u tregua i gatshëm t'ia hiqte kokën. Por Profeti e pengoi Hz. Omerin, dhe, jo vetëm që e fali **Ebu Sufjanin**, por edhe e shpalli shtëpinë e tij **"Darul Eman", "Vend të Mbrojtur"**. Profeti deklaroi:*

764. Buhari, Katl-i Hamza, Dhikr-i Hind.







*"Kush strehohet në shtëpinë e **Ebu Sufjanit**, do të falet!"*

*Edhe katili i cili u bë shkak që vajza e Profetit, **Zejnebi**, e cila po emigronte nga Meka në Medinë, të rrëzohej nga deveja, ta dështonte fëmijën që kishte në barrë, për pasojë, më pas, të vdiste edhe vetë, ai katil, pra, në ditën e ngadhnjimit mbi Mekë, nga frika, deshi të ikte në Iran, por s'mundi, prandaj, i shkoi në derë Profetit, ia pohoi të gjitha fajet që kishte bërë dhe i kërkoi falje me këto fjalë:*

*"Sot po të vij në derë për ta pranuar Islamin! Bëj ç'të duash!"*

*Profeti e fali edhe atë!*

*Mund të përmenden edhe qindra shembuj si ky! Por, ç'e do! A nuk ishte në shesh shpifja kundër **Hz. Aishesë** e organizuar nga hipokritët me prijësin e çifutëve, **Abdullah bin Ujej**-in në krye? **Hz. Aisheja** ishte gruaja më e dashur e Profetit dhe vajza e **Ebubekrit**, mikut më të afërt, më të sinqertë dhe më entuziast të Profetit. Kurse shëmtia e shpifjes së bërë kundër saj ishte e tillë që t'ia trazonte mendimet e t'ia luante mendtë edhe njeriut më të butë e më të qetë! Sepse kërkohej të njollosej nderi dhe pafajësia e saj!"*[765]

*"Hipokritët flisnin për këtë shpifje të sajuar prej tyre, kudo që ndodheshin dhe përpiqeshin ta përhapnin në çdo vend. Zhurma që bënin armiqtë, goditja e njerëzve më të dashur e më të ndershëm nga shpifjet, njollosja e gjërave të shenjta ishin të padurueshme dhe po qe se Profeti do të kishte dashur të merrte shpagim nga hipokritët të cilët luanin me nderin dhe dinjitetin e njerëzve, ndoshta ata do të ishin zhdukur brenda një çasti, se sahabet gati ishin! Por ai nuk veproi kështu,, nuk mori shpagim prej askujt dhe që të gjithë ia la Zotit në dorë!"*[766]

Ishte gjithashtu dita e ngadhnjimit mbi Mekën kur **Hz. Ebubekri** e mori në shpinë të atin plak dhe e çoi para Profetit, të cilit i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Të lutem, foli tim eti për Islamin!"

---

765. Ndërsa kjo shpifje e shëmtuar hidhet poshtë në Kur'an duke u cilësuar tekstualisht **"ifkun adhim"**, "shpifja e madhe", është seriozisht shumë e hidhur që iranasit i japin ende konsideratë kësaj gënjeshtre! Ky gjymtim besimor i lindur nga pjesëmarrja në krah të **Hz. Muavijes** (në ngjarjen Xhemel), është me të vërtetë faqe e zezë për anëtarët e fraksionit xhaferít.

766. **A. Hamdi Akseki**, idem, f. 508 e në vazhd.







Dhe Profeti iu përgjigj:

“O Ebabekr, pse e lodhe këtë plak? Të thoshe e të shkonim ne atje ku ndodhej ai!”

Gjithashtu ishte atë ditë kur një arab i doli para Profetit dhe i tha:

“O i Dërguari i Allahut! Edhe unë dua të bëhem musliman!”

Ndërkaq, arabit i dridhej trupi dhe i kërcisnin dhëmbët si ndër ethe! Dukej qartë që njeriu kishte kishte shumë frikë. Kur e vuri re me kujdes, Profeti i lartë e njohu: ishte komshiu i vjetër i tyre! Profeti i tha:

“Qetësohu, o vëlla! Unë s’jam sundimtar! Ti më njeh mirë mua! A s’jam unë biri i atij komshiut tënd i cili, kur gjente ndonjë copë mish, meqë nuk kishte mundësi ta piqte, e thante në diell dhe e hante?..”

Edhe ndjenjat e besnikërisë dhe shoqërisë të Profetit, jeta e të cilit është e mbushur plot me shembuj të tillë virtytesh që s’mbarohen me të numëruar, ishin të pashembullta. Kur pati shkuar në Damask për tregti, një shok qe larguar për t’u takuar sërish me të në një kohë dhe vend të caktuar. Por, duke e harruar fjalën e dhënë, shoku pati shkuar në vendin e takimit tri ditë më vonë. Kurse Profeti i cili kishte tri ditë që po e priste, i pati thënë pa e qortuar aspak:

“Ka tri ditë që po të pres këtu! U shqetësova shumë! A nuk të ra ndonjë e keqe në kokë?”[767]

Le t’i japim fund këtij diskutimi duke dhënë edhe një shembull.

Një ditë, një beduin shkoi te Profeti për t’i kërkuar diçka që kishte për të marrë prej tij. Ngaqë beduinët ishin njerëz shumë të trashë e shumë të ashpër në sjellje, beduini në fjalë përdori shumë fjalë të ashpra duke ia kërkuar Profetit gjënë që kishte për të marrë. Sahabet u zemëruan me sjelljen e beduinit dhe i thanë:

“A e di ti se me kë po flet?”

“Unë erdha të kërkoj të drejtën time!” – Ua ktheu prerazi beduini. Atëherë, Profeti u tha sahabeve:

767. Sunen-i Ebu Davud, II, f. 234.







“Ju duhet të mbanit anën e beduinit, sepse ky njeri kërkon nga ne të drejtën e vet dhe, për atë që ka të drejtë për të kërkuar, ka edhe të drejtë fjale!”

A ekziston në historinë e njerëzimit ndonjë njeri tjetër që ta ketë dhënë llogarinë e jetës ashtu siç e pati dhënë ai njeri i pashoq në haxhin e lamtumirës? Ai pati thënë kështu atëherë:

“Kujt t’i kem rënë në shpinë, ja shpina ime, le të vijë të më bjerë! Nga kush të kem marrë një grosh, le të vijë ta marrë, ja qesja ime!..”

E, pra, nuk ekziston. Dhe ja sepse:

***Muhammedun besherun la ke’l-besher***
***Bel huve ke’l-jakuti bejne’l-haxher...***[768]

*Muhammedi është njeri, por jo si çdo njeri,*

*Po ashtu siç rubini-gur s’i ngjet çdo guri...*

Kur i qe afruar vdekja, një ditë, Profeti u ngjit në minber prej nga predikonte, dhe i pyeti të pranishmit në faltore:

*“O njerëz! Ç’profet kam qenë për ju?”*

Pasi sahabet iu përgjigjën me shumë fjalë lavdëruese, ai u tha:

*“O muslimanë! Kërkoj që, po qe se i kam bërë dikujt nga ju ndonjë të padrejtë në emër të së drejtës sime mbi ju dhe në emër të Allahut, para se të vijë ajo ditë që të shlyhemi në jetën tjetër, të ngrihet tani në këmbë dhe ta marrë prej meje të drejtën që i takon!”*

Meqë askush s’u ngrit në këmbë, Profeti e përsëriti kërkesën tri herë. Pas herës së tretë, u ngrit në këmbë sahabeja plak **Ukkashe** dhe tha:

“T’u bëfshin kurban nënë e babë, o i Dërguari i Allahut! Po qe se nuk do të kishe ngulur këmbë, as unë s’do të dilja para teje për të të kërkuar diçka! Pas një beteje, ndodhesha mes gazinjve. Sapo do të ndaheshim, devetë na erdhën pranë e pranë. Dhe kur zbrita

768. Këto dy vargje janë transliteruar nga arabishtja në shqip, kurse përkthimi i tyre në vijm edhe ka të njëjtën rimë (aa), edhe i ruan të gjitha vlerat kuptimore dhe letrare. Shën. i përkthyesit.







nga deveja dhe t'u afrova për të t'i puthur këmbët, e ngrite shkopin dhe më godite në shpinë. Nuk e di nëse deshe të më biesh mua apo devesë!"

Profeti (s.a.s.) i tha:

*"O Ukkashe! Mbështetem te Allahu, se s'të kam goditur me dashje!"*

Pastaj e urdhëroi **Bilal Abisinasin** t'i gjente një shkop.

Kur e prunë shkopin, **Hz. Ebubekri, Hz. Omeri** dhe **Hz. Aliu** iu lutën **Ukkashes** që t'i godiste ata në vend të Profetit. Profeti i ndaloi ata si dhe **Hz. Hasanin** me **Hz. Hysenin** që paraqitën të njëjtën kërkesë, iu kthye **Ukkashes** dhe i tha:

*"O **Ukkashe**, në më goditsh, goditmë!"*

"O i Dërguari i Allahut! Kur më godite mua, unë s'kisha rrobë mbi shpinë!" – I tha Ukkashe. Dhe Profeti e zbuloi shpinën. Atëherë, **Hz. Ukkashe** u hodh menjëherë, ia puthi Profetit shpinën dhe vulën e profetësisë dhe i tha kështu:

"Nënë e babë t'u bëfshin kurban, o i Dërguari i Allahut, kush mund të guxojë të matet me ty?"

Atëherë, Profeti (s.a.s.) i tha:

*"O bëj ç'duhet bërë për ta marrë të drejtën që të takon, ose më fal!"*

Dhe **Hz. Ukkashe** i tha:

"Duke shpresuar që ditën e kiametit Allahu të më falë mua, po të fal!"

Atëherë, Profeti (s.a.s.) tha:

*"Kush dëshiron ta shohë shokun tim në xhennet, le ta vështrojë këtë njeri!"*

Dhe të gjithë sahabet u ngritën në këmbë dhe, duke e puthur në ballë **Hz. Ukkashen**, i thanë:

"Të urojmë se arrite një gradë shumë të lartë dhe u bëre shok i Profetit në xhennet!"[769]

769. Buhari, Tib, 17; Muslim, Iman, 318.







A mund të tregohet ndonjë person tjetër në historinë e njerëzimit, i cili ta ketë dhënë llogarinë e jetës në këtë mënyrë?

Konkluzioni i të gjitha këtyre që treguam, është ky: Kurrë s'është e mundur që ai të imitohet dhe ndiqet moralisht ashtu siç duhet! Mirëpo ai na është treguar nga Zoti si model shembullor për t'u imituar dhe ndjekur![770]

Atëherë, kjo mund të realizohet nga çdo njeri sipas fuqive dhe mundësive të veta dhe me aq sa t'i jetë caktuar si pjesë. Ai përfaqëson pikën kulmore në lartësinë morale. Çdokush mundet ta realizojë domosdoshmërinë e **"bujarisë shpirtërore"**[771] që zotëron në mënyrë të bashkëlindur, me aq sa ç'mund t'i afrohet kësaj pike lartësie kulmore!

Duke e personifikuar populli ynë përjetësisht emrin e tij të bekuar tek **"Mehmeti"**, çdo musliman, duke e kujtuar të birin në trajtën **"mehmetçik"**, ka ndjekur qëllimin për ta pajisur atë me konceptimin si një Muhammed të vogël!

Nga ana tjetër, gjendja është e trashëgueshme dhe trashëgimi ruhet me anë të dashurisë. Është si rrjedhojë e kësaj që dashuria për të shfaqet tek personi para së gjithash në trajtën e epërsisë morale dhe fytyrës së qeshur. Edhe ne dëshirojmë të themi në formë pohimi se ç'të kemi si moral, bukuri fytyre dhe shprehjeje, e kemi në sajë të dashurisë për Profetin. Me këtë ndjenjë dhe mendim deshëm që, duke marrë të shkruajmë vjersha lavdëruese për të nën titullin e përgjithshëm **"lavdërim"**, ta përdornim këtë aftësi pak edhe për të!

Dhe tani, duke e mbaruar këtë vepër me dy vjersha nga ato, po i japim fund fjalës sonë me shprehjen **"me ty, o i Dërguari i Allahut"**!

770. Kur'ani, Ahzab: 21.
771. Në origjinal: **ekremiyet**. Shën. i përkthyesit.







# DHEU

NJË ENGJËLL DUKE U KREDHUR E RËNË NË DHÉ,
MORI NGA DHEU I TOKËS NJË GRUSHT DHÉ...
AI NË ATË MËNYRË URDHËRUAR QE;
PASTAJ U KTHYE DHE ARRITI PRAPË
TE ZOTI I TIJ I LARTË...
U GATUA DHEU DHE MORI FORMË,
KËSHTU U TRAJTËSUA NJERIU I PARË
DHE, PASTAJ, DUKE I FRYRË
BRENDA NGA SHPIRTI I VET,
E MBUSHI ME TË FSHEHTA KRIJUESI I LARTË!..
ADEMI ISHTE AI QË NË SHESH KËSHTU DOLI,
ADEMI, AI...
ADEMI NJË PROFET ISHTE,
MIRËPO NË PROFETËSI,
I DASHURI I ZOTIT ISHTE MË I LARTË SE AI,
MADJE MË I PARË SE AI!..
JO ADEMI VETËM,
POR NJËQIND MIJË PROFETË,
NJË MBI NJË DRITË,
NJË PAS NJË TË GJITHË
QENË LAJMËTARË TË EKZISTENCËS SË TIJ
DHE, PAS NJËSISË SË ZOTIT, KY ISHTE
LAJMI MË I LARTË I PËRCJELLË NGA TË GJITHË!..



NË KËTË KRIJIM TË PARË, E FSHEHTA E KRIJIMIT
U REFLEKTUA NË TOKË,
I RODHI NË BARK
DHE, KËSHTU, GJER NË KIAMET,
NË TË GJITHA QENIET E LA ME BARRË...
MBI NJË QËNDISMË MBI GJERGJEF TANI,







MERR NJË FORMË TJETËR ÇDO STINË;
EDHE NËSE LULET NGJYRA-NGJYRA
NË NJË KOPSHT TË RRALLË
THITHIN TË NJËJTIN DHÉ,
TË NDRYSHME JANË NË FORMË,
NË NGJYRË,
NË KUNDËRMIME...
PASTAJ, SI LULET, INSEKTE NGJYRA-NGJYRA,
ME KRAHËT PREJ TYLI KËTO FLUTURA!..
MË NË FUND, MBULESA E JESHILTË E DHEUT,
ENDJA ENIGMATIKE E HOLLË E KRIJIMIT!..



NGA TOKA NË TOKË, NJË RRJEDHË JETE,
KALIMI I TIJ NGA GJENDJA, NË GJENDJE...
POR A MOS PANDEH TI
SE KËMBËT E BEKUARA TË ATIJ DRITË MBI DRITË,
U PËRSOLLËN E JETUAN MBI KËTË BALTË
TË FËLLIQUR,
TË SHKELUR
NGA KËMBËT E MËKATARËVE TË PANUMËRT
NGA KABILI, GJER KËTEJ?
MOS E BESO!
GJATË NJË MIJË E KATËRQIND VJETËSH,
NGJARJA E TIJ E SHKËLQYER
QË E KALON FESTËN E PËRRALLAVE ME PERÍ,
JETOI DUKE FLUTURUAR MBI RE PUPLORE
DUKE U ULUR NGA REJA, NË RE,
KURSE VETËM HIJEN IA BARTI KY DHÉ;
KY NDER I MJAFTON ATIJ...
KY NDER I MJAFTON ATIJ!..







# PORTRET

“PO QE SE ATO QË E QORTUAN ZYLEJHANË,
POR I PRENË DUART KUR E PANË JUSUFIN,
DO TA SHIHNIN BUKURINË E TIJ,
DO TË PRISNIN ZEMRAT!”

**HZ. AISHE** (R.ANHA)

E KANË PËRSHKRUAR PORTRETIN E TIJ
ME CA FJALË, NË TË VËRTETË,
SHUMË RRËFYES, NDËR TA, DHE IMAMI ALI…
POR KOMPETENCA E MJETEVE
QË NA KANË PËRCJELLË NGA E FSHEHTA PROFETIKE
E ATIJ SOVRANI URTËSIE,
LAJMËTARI TË MADH, DUHET PESHUAR, SE
ATO MJETE
A S’JANË
SY
DHE FJALË?..



Ç’GJË MUND TË SHOHË GJËJA QË I THONË SY?!
SE MOS NJË KUFI DRITE
S’ËSHTË PËR TË
NJË BOTË
ERRËSIRE!..



PËR MË TEPËR, NJOHJA E GJËSË
SË DUKUR MJAFT NË VARTËSI
TË NDIKIMEVE LLOJ-LLOJ!..
Ç’DUKET DRITË ME DASHURI,
ME URREJTJE BËHET ZJARR;
NJË I BËHEN VERBËRISË SË NGJYRAVE
EBU XHEHLI ME IMAMIN ALI…



PASTAJ, A S’ËSHTË ÇUDI







NJË SËMUNDJE SYRI
SI E PËRGJITHSHME DHE E PANJOHUR, GJITHSESI?
E PJESSHME PO TË MOS ISHTE,
A DO TË NJIHEJ, VALLË,
FATKEQËSIA NJOHËSE
E QUAJTUR E NGJYRAVE VERBËRI?



ESHTË DHE NJË GJË TJETËR
QË S'MËNJANOHET;
VËSHTIRË TË PËRCAKTOHET,
POR S'MUND TË MOHOHET:
A KA VALLË, NË BOTË NJË EKZISTENCË TË NGRIRË?
ASGJË S'MBETET PO AJO...
GJËRAT QË DUKEN,
ÇDO ÇAST MUND TË NDËRROHEN
NË SHUMË KUPTIME;
SIDOMOS FYTYRAT KU NDJENJAT REFLEKTOHEN...



KUSH S'I DI KËTO, GUXON
DHE, SI PIKTORI I MEVLANASË,
DUKE E PANDEHUR VETEN QËNDISTAR TË AFTË,
NGRIHET E SHKON
PORTRETIN T'IA QËNDISË...



ME T'IA VËNË RE HALLIN,
AI I URTË I MADH,
ATY PËR ATY BUZËQESH ME ATË ZELL TË KOTË;
KUR, MË NË FUND, PIKTORI DORËZOHET,
I GRIS NJË NGA NJË NJËZET PORTRETET
QË KURRSESI S'NGJAJNË ME VETVETET
DHE I LËSHOHET TË URTIT NË GJUNJË...
JA, PRA, I URTI
I ASAJ FESË SË MADHE!
POR PO TË ISH PROFETI,
ATËHERË Ç'DO TË NDODHTE,
PIKTORI I SHKRETË ATËHERË Ç'DO TË BËNTE!..



PASTAJ, SE MOS FJALA
ËSHTË MË E AFTË SE SYRI?
EDHE AJO ËSHTË NJË MJET
QË, N'U KËRKOFTË NJË FJALË
PËR NJË PROVË TË PADYSHIMTË,
NDOSHTA S'MUND TË GJENDET NË ASNJË GJUHË...



SI KUSHTET E BOTËS SË ËNDRRAVE,
BRAKTISE DHE SYRIN,







DHE FJALËN, PËR NJË ÇAST,
NGA LIBRI KOKËN NGRIJE
DHE ZGJOHU
NË ATË AGIMIN E MAGJISHËM TË ASHKUT PAK!..
DHE BËHU LOT I NXEHTË,
LUTJE NDAJ NJË ILUZIONI...
EC
PËRTEJ ÇDO ILUZIONI
SE TË HAPEN SHTRESAT E ERRËSIRËS TY
DUKE U SHPËRNDARË NË RREZEN E ASHKUT
NJI NGA NJI
DHE, PASTAJ, VJEN NJË ÇAST
AJO DRITË TË SHFAQET QARTË
PARA TEJE
ME NJË SHKËLQIM QË T'I MERR MENDTË!..
MEGJITHATË, MOS PANDEH SE Ç'SHEH
ËSHTË E TILLË SIÇ E SHEH,
SE,
KUSH E DI,
ËSHTË ENDE E FSHEHUR PAS MBULESAVE
NJË MIJË KAT!...
SEPSE TE AJO DRITË
ARRIHET ME SA TË KESH ASHK DHE BESIM;
MBULESA NGRIHET,
RRUGA SHKURTOHET,
ME FUQINË NJERËZORE,
GJENDJA ZOTËROHET
DHE ENIGMA,
ATIJ QË MUNDET TA FSHEHË, I DORËZOHET!
PA DYSHIM,
KA EDHE NJERËZ TË TILLË,
POR MOS HARRO SE
PRAPËSEPRAPË,
NJOHJA E TIJ ËSHTË KAQ!..

✵

DHE NDRYSHE SI MUND TË JETË?
PËR SHKAK TË INTENSITETIT TË SHFAQJES,
ALLAHU, I FSHEHTË,
ALLAHU I BUKUR E I MADH,
ALLAHU TRANSCENDENTAL,
"I DASHURI IM"- PASI T'I KETË THËNË ATIJ,
A KA MË MUNDËSI
PËR MË TEPËR PUSHTET?
KURRSESI!

KURRSESI!







## PASFJALE

Pas përfundimit të kësaj vepre të marrë për t'u shkruar me qëllim për ta trajtuar botëkuptimin islam me një përpjekje modeste sikur të deshim ta vlerësonim një oqean duke bërë analizën e një kusie bakri me ujë të marrë prej tij, e quajmë të domosdoshme të themi disa fjalë edhe për të ardhmen e tij. Për këtë, e quajmë me vend të parashtrojmë më parë konkluzionin përfundimtar, pastaj arsyet e këtij konkluzioni. Atëherë, mund të themi menjëherë këtë që Islami është faktori i vetëm në kuptim të plotë i drejtësisë sociale në përmasa ndërkombëtare dhe i qetësisë dhe prehjes që e gjithë bota, veçanërisht bota perëndimore i kërkojnë qysh prej shekujsh, gjë që ata do të bëhen të aftë për ta gjetur këtë të vërtetë në një të ardhme shumë të afërt! Se, meqë aftësia njohëse e njeriut perëndimor, ashtu si e fëmijëve që luajnë kukamçefthi, është e verbuar me anë të **fanatizmit** dhe **kushtëzimit negativ**, ai ende nuk e di se ç'po kërkon dhe se si duhet kërkuar. Eshtë për këtë arsye që gjatë gjithë Mesjetës, kur ia vuri vetes vulën e turpit me lëvizjet dhe veprimet e përdhunshme dhe destruktive, si krimet e quajtura **"fushatat kryqtare"**, **"gjykatat e inkuizicionit"** dhe **"Nata e shën Bartolemeut"**, jo vetëm e hodhi poshtë mundësinë për ta adoptuar **"Qytetërimin Islam të Andaluzisë"**, por edhe epërsinë teknike që fitoi me kryerjen e **"Revolucionit Industrial"**, nuk u druajt aspak që, me një oreks prej vampiri lakmitar, ta përdorë për t'ia thithur gjakun tërë botës dhe, sidomos, jokrishterëve. Qëllimet, sjelljet dhe veprimet imperialiste dhe nënvleftësuese ndaj të tjerëve – të kundërta me esencën njerëzore – që vazhdojnë ende me anë të një sërë metodash të reja, kanë gjetur pasqyrim madje edhe në fenë e tyre e cila duhet të jetë humaniste. Ata që gjer dje i transportonin zezakët e







Afrikës për në Amerikë në kushte më të këqija se ato të transportit të kafshëve dhe i përdornin si skllevër, më në fund, patën mirësinë të kujtojnë se edhe ata janë njerëz, si dhe të kuptojnë se dhe ata mund të bëhen krishterë, por, duke mos e duruar dot as të ndodheshin pranë e pranë me ta në një faltore, themeluan fraksionin **"baptist"** të posaçëm vetëm për zezakët.

Me të vërtetë, karakteristika e botës perëndimore krishtere që ka arritur kulmin e fuqisë me Revolucionin Industrial dhe ka futur në dorë prijësinë politiko-ekonomike të botës, s'është aspak për faqe të bardhë. Bota perëndimore krishtere kurrë nuk mundi të ngrinte një qytetërim të virtytshëm. Krahas shtimit të mundësive, i janë tërbuar paralelisht në të njëjtën masë qëllimet dhe orekset egoiste. Krejt siç i shtohet etja njeriut të etur kur pi ujë të kripur për ta shuar etjen, duke iu shtuar në çdo etapë, edhe ca më shumë pasionet dhe orekset, është ardhur në ditët e sotme.

Me njohjen e privilegjit dhe monopolit për kulturën e tij, Perëndimi krishter, duke e anashkaluar shfaqjen prej kryevepre në **qytetërimin osmano-islam** edhe duke vrapuar, madje, pas mundësisë së mbajtjes gjallë përbashkësisht të kulturave të ndryshme sipas eksperiencës së **Europës së Bashkuar**, ka vënë në shesh se sa larg ndodhet ende nga humanizmi i vërtetë!

Ne, muslimanët, meqë e shohim edhe Amerikën brenda konceptit të Perëndimit, mund të themi këtë: Kur perëndimorët, duke e sofistikuar industrinë e armëve me qëllim për të shkëmbyer armë me mundësitë natyrore të të tjerëve, arritën në dimensionet e **armës nukleare** dhe panë se këto armë e shkatërrojnë edhe atë që i përdor, i kthyen ato vetëm në mjete kërcënimi (në armë të ashtuquajtura strategjike – M.H.) dhe u vunë të kërkojnë ndonjë armë tjetër të asgjësimit në masë dhe e gjetën: mikrobin!

Me të vërtetë, sot po bëhen plane kriminale të papara në historinë e botës për të asgjësuar popullsi të mëdha, si kinezët dhe indianët, me anë të **teknikës luftarake biologjike**. Ndërkaq, sikur t'i lëmë mënjanë skenare të tillë utopikë të indiferentëve dhe të të paditurve të cilët, duke mos ditur gjë për planet e Allahut, pandehin se mund të bëjnë ç'të duan, është e pamundur të mos e shohësh e të mos e kuptosh se në ç'pikë indiferentizmi njerëzor dhe moral kanë arritur perëndimorët të cilët kanë mbetur spektatorë pa e luajtur qimen qysh gjashtëdhjetë vjet e këtej ndaj **dramës palestineze**







dhe këto tre-katër vjet ndaj **tragjedisë irakiane**, madje duke qenë vetë shkaktarët e vërtetë të atyre tragjedive!

Ç'është, vallë, shkaku i vërtetë i këtyre qëndrimeve dhe sjelljeve **"kundër virtytit"**, të njeriut perëndimor i cili e ka helmuar shpirtin e vet me pasione subjektive dhe egoiste, i cili i ka zbrazur kishat duke e reduktuar fenë e vet në nivelin e një zakoni dhe tradite si të festimeve tona të **shëngjergjit**? Më parë le të themi këtë që dhuna dhe padrejtësia nuk qëndrojnë dot në këmbë, nuk janë të përhershme! Kur ato arrijnë kufirin maksimal, në ndërgjegjen kolektive zgjohen prirjet për transformime dhe fillon të kërkohet një rrugëzgjidhje. Kështu ka ndodhur gjithmonë në histori. Shkaku i kësaj është se tek vanitetet[772] nuk ndodhet asnjë thërrime nga atributi hyjnor i **përhershmërisë[773]**. Si rrjedhojë e kësaj, çdo formësim dhe çdo fenomen është i dënuar me prishje dhe asgjësim. Për çdo formësim dhe fenomen ekziston një periudhë kohore "e marrë peng" si domosdoshmëri hyjnore. Mbase për Botën Perëndimore, madje, për tërë botën, është duke u afruar çdo çast mbyllja e periudhës kohore të marrë si peng.

Ne e kemi trajtuar edhe një përgjigje për pyetjen e mësipërme, edhe transformimin që duhet të ndodhë si domosdoshmëri e vullnetit hyjnor, tridhjetë vjet më parë, në revistën tonë "Sebil"[774] atëherë kur ajo botohej si e përjavshme, në një shkrim me titull "Duke lindur dielli nga perëndimi"[775]. Sot ka shumë pak gjëra që mund t'i shtohen atij shkrimi. Në fillim po ia ofrojmë vëmendjes suaj shkrimin në fjalë.

*"Kushtet fizike dhe gjeografike ku lindin dhe mes të cilave jetojnë njerëzit, ushtrojnë ndikim me rëndësi të jashtëzakonshme jo vetëm mbi organet e tyre, por, në të njëjtën kohë, edhe mbi ndjenjat, mendimet dhe karakterin e tyre! Mbi këtë të vërtetë të parashtruar së pari nga mendimtari i madh islam,* ***Ibni Halduni****, u prodhuan më pas shumë ide dhe ky faktor sot konsiderohet në botën e dijes dhe shkencës si njëri prej shkaqeve themelore të sjelljeve të ndryshme njerëzore, madje, pranohet se ndikimi i kushteve fizike dhe gjeografike përfshin jo vetëm njerëzit, por edhe kafshët, madje, edhe bimët! Rritja e moshës së pubertetit duke u ngjitur nga vendet e ngrohta*

772. Në origjinal: masivaullah, çdo gjë tjetër përveç Allahut. Shën. i përkthyesit.
773. Në origjinal: beka. Shën. i përkthyesit.
774. Shih. "Sebil", nr. 171, datë 13 prill 1979.
775. Në origjinal: "Güneş Batıdan Doëarken". Shën. i përkthyesit.







*drejt veriut është rezultati i parë që të vjen ndërmend nga ndikimi i kushteve në fjalë mbi zhvillimin e organeve. Edhe raporti i lartë i vetëvrasjeve në vendet e veriut me qiell vazhdimisht të mbyllur e me mjegull është një shembull i njohur nga të gjithë i ndikueshmërisë së kushteve fizike dhe gjeografike mbi jetën shpirtërore.*

*Nuk mund të mohohet se një poezi lirike përshkruese apo eulogjike e përdorur nga të gjithë se këto veçori që Bota Lindore e njohur për botë të urtësive, legjendave dhe vetëflijimeve për të tjerët ose altruizmin, i paraqiti gjatë shumë e shumë shekujve me radhë, kanë të bëjnë edhe me klimën dhe kushtet natyrore të saj. Kapaciteti i njeriut të të gjitha vendeve të Lindjes, nga Kina gjer në Botën Arabe, për të imagjinuar e fantazuar, për të medituar e mbyllur në vetvete, duket në mënyrë të qartë në produktet e tyre të meditimit fetar dhe letërsisë fetare. Ç'mund të jetë më e natyrshme se mbushja e zemrës si qendër ndjenjash njerëzore e një qielli mbi shkretëtirën pa anë e pa fund, e një qielli të hapur, të kthjellët, pafundësisht të thellë e të stolisur me yje të panumërt, se mbushja e kësaj zemre, pra, me prirje dhe interesime mbi amshueshmërinë e cila simbolizon Zotin? Është për këtë arsye që në letërsinë arabe haset si lajtmotiv eksklamacioni* ***"ja lejl!"*** */ "o natë!". Dhe kjo dukuri e letërsisë arabe është aq e theksuar, saqë edhe në vendin tonë, madje, që është një vend lindor, ky eksklamacion përdoret si insinuatë për faktin që arabët janë larg nga realizmi.*

*Siç e prekëm, njëri prej shkaqeve themelore të kundërshtive mes botëve të Perëndimit dhe Lindjes si dhe mes njerëzve të këtyre botëve, janë kushtet natyrore. Prandaj njeriu i Perëndimit, i përmalluar për diellin, për qiellin e hapur me yje, është i mbyllur në vetvete, egoist dhe tejet racionalist. Kjo situatë cilësore shpreh për njeriun perëndimor një mungesë kapaciteti ndaj feve qiellore me skelet të përbërë prej të vërtetash metafizike dhe, posaçërisht ndaj Islamit, si feja qiellore e përkryer dhe e fundit.*[776] *Është për këtë arsye që edhe*

776. Sot, këtu, duam të shtojmë edhe këtë, që, në Botën Perëndimore, çdo gjë karakterizohet nga një entitet që funksionon si pasqyrë ku reflektohet shqetësimi i përhershëm shpirtëror i atyre që e kanë përvetësuar atë botë. Në shkrimet dhe arkitekturën e tyre sundojnë linjat e thyera. Muzikën e kanë plot me kadenca ngjitëse e zbritëse të papritura. Ndërkaq, shkrimet, arkitektura dhe muzika e muslimanëve paraqesin një entitet krejt të kundërt me këtë. Shkak është dallimi midis krishterëve dhe muslimanëve në faktorin e qetësisë shpirtërore. Ngaqë nuk e beson dot Zotin me atributin **"ehadijet"** (njësi, unitet), krishteri është i privuar nga qetësia dhe prehja shpirtërore, përkundrazi, i mbushur plot shqetësim dhe nervozizëm. Në shkrimet,







*një fe me origjinë qiellore, për rrjedhojë, të mbushur plot me të vërteta metafizike, si krishterizmi, perëndimorët e kanë shtrembëruar duke i adoptuar asaj ngjyrën e këtyre prirjeve individualiste.*

*Dihet se, në fenë tonë të lartë, është shprehur dhe deklaruar edhe situata cilësore e **"lindjes së diellit nga perëndimi"** si një ndër **"shenjat e kiametit"**. Ndërkaq, ne, duke mos e hedhur poshtë mundësinë që "lindja e diellit nga ana e perëndimit" si eveniment fizik dhe astronomik të kuptohet si modifikim i "rregullit hyjnor" dhe diçka e huaj për të, jemi për një vlerësim të çështjes në një orientim tjetër. Në fakt, gjer tani, "lindja e diellit nga ana e perëndimit" është kuptuar gjithmonë si dukuri materiale dhe fizike dhe ky ka qenë opinioni sundues në Botën Islame. Megjithëkëtë, a nuk mund të mendohet që në përmbajtjen e këtij opinioni fetar, me **"diellin"** të nënkuptohet **"Islami"**? Ekzistojnë disa shkaqe që na shtyjnë ne te një opinion i tillë.*

*Fakti që lindja e diellit nga ana e perëndimit deklarohet si shenjë kiameti, shpreh, së bashku me këtë, edhe të vërtetën se kjo gjë do të ndodhë shumë vonë. Madje, fakti që kjo situatë cilësore përmendet mes **"shenjave të mëdha të kiametit"**, e përforcon akoma më shumë idenë se kjo gjë do të ndodhë shumë vonë.*

*Nga ana tjetër, meqë fakti që njeriu i Perëndimit është materialist, egoist, racionalist dhe interesaxhi, e bën atë pa kapacitet ndaj botës sublime dhe meditimit, vë në shesh të vërtetën se pranimi i islamit do të ndodhë më vonë tek njeriu i Perëndimit. Në këto kushte, **"vonësia dhe vështirësia"** sinonimike mes lindjes së diellit nga ana e perëndimit – nga njëra anë - dhe pranimit të Islamit nga perëndimorët – nga ana tjetër - e bën më të prerë dhe kategorike mundësinë që, në këtë konkluzion dhe bindje, **"dielli"** të jetë vetë **"Islami"**!*

*Veç kësaj, pavarësisht nga kushtet vështirësuese që përmendëm, Bota Perëndimore e sotme ka filluar të bëhet skenë e simptomave drithëruese të një lindjeje të tillë. Me të vërtetë, pavarësisht nga pamjaftueshmëria e skajshme e mundësive dhe veprimtarive të botimit dhe propagandimit të Islamit, qindramijëra njerëz në Evropë dhe Amerikë kanë zënë **"Rrugën e Drejtë"**. Dhe po qe se fusim në llogari edhe **"zezakët muslimanë"**, kuptohet se numri i muslima-*

në arkitekturën, në muzikën, madje, në veshjen e ngushtë, shfaqet rrjedhoja e këtij shqetësimi.







*nëve të rinj arrin në miliona! Sidomos, të tërheq vëmendjen fakti që* ***"ata që e kanë zgjedhur ose që e zgjedhin Islamin"*** *në Evropë, dalin nga mesi i njerëzve me arsim të lartë, nga mesi i shkencëtarëve analistë si dhe, përgjithësisht, nga mesi i intelektualëve.*

*Kur shqyrtohen dhe analizohen shkaqet dhe faktorët që i shtyjnë këta lloj njerëzish në rrugën e drejtë, vihet re me tmerr pamjaftueshmëria e tyre për ta nxjerrë logjikisht dhe formalisht këtë konkluzion të madh dhe* ***"administrimi hyjnor"*** *këtu shfaqet në një trajtë mësimdhënëse! Sa më shumë që t'i njoh shkaqet që i çojnë në rrugë të drejtë ata që e pranojnë Islamin, të cilët i takoj në qytetet apo zonat rurale të Evropës që jam duke i shëtitur, aq më shpesh e kujtoj parimin fetar mbi lindjen e diellit nga ana e perëndimit në kohën afër kiametit dhe përjetoj emocione të veçanta të jetës sime. Edhe kjo gjendje prodhon tek unë një opinion evident mbi çështjen se "dielli" i kësaj bindjeje fetare është "Islami"!*

*Perëndimi materialist që rritet dhe sofistikohet gjithnjë e më shumë, interesat industriale që, duke e materializuar akoma më shumë njeriun e vet, ia atrofizojnë ndjenjat moralo-shpirtërore dhe ia thajnë burimet e zemrës, e kanë shtyrë çdokënd që kanë përfshirë, në vorbullën e një falimentimi të tmerrshëm. Lëvizja* ***"islamizuese"*** *që ka filluar në Evropë në këto kushte, ka lindur nga revolta ndaj një ecurie të hidhur e njerëzve që u ka mbetur në shpirt qoftë edhe një thërrime kapaciteti besimi. Njerëzit në numër të kufizuar të cilët sot munden ta realizojnë këtë revoltë ndaj mjedisit dhe kornizës personale e familjare, janë pararendësit e* ***"Perëndimit Musliman"*** *të së ardhmes! Me anë të lëvizjes së tyre, horizonti i Perëndimit i rrethuar prej shekujsh me re të zeza, ka nisur të ndriçohet dhe të mbushet me festën e ngjyrave të ngrohta të perëndimit që u japin gëzim zemrave!*

*Eshtë jashtëzakonisht interesante që ky zhvillim dhe kjo shfaqje rastis në një kohë kur më shumë se pesë milion vëllezërit tanë ndodhen në Evropë qoftë edhe me motivin për të siguruar punë dhe bukë! Edhe shumica e tyre janë ndarë nga mjedisi ku kanë qenë, në vendin tonë, ende pa e mësuar Islamin ashtu siç duhet, dhe janë dërguar në duar krejtësisht të huaja për ta. Edhe pse një pjesë e tyre nuk kanë qëndruar dot në këmbë për këtë shkak, shumica janë bërë sërish dhe me të vërtetë muslimanë në Evropë! Me shtesën edhe të këtyre, sot, Perëndimi është bërë skenë e një lëvizjeje konvertimi të tillë që, zhvillimi dhe zgjerimi i mëtejshëm i kësaj do të bëhet për-*







*fundim i ngadhnjimit përsëpari jo vetëm të njeriut perëndimor, për edhe i njeriut tonë. Dhe, kështu, me shtytjen e kaderit, parashkrimit hyjnor, për ata që janë lënë të detyruar të zgjedhin emigrimin ose, më saktë, **"hixhretin"**, një rrugë, kjo, profetike, të ndodhë një shfaqje kalimi **"nga persekutimi në favor"**, e paparashikueshme dhe e papërfytyrueshme, kjo, në fillim!*

*Mprehja në besim dhe në pasionin e xhihadit e këtyre vëllezërve tanë që janë të ngarkuar me provën e mundësisë për të mbetur në këmbë në Evrdpë përballë mohimit dhe herezisë, do të bëhet faktori më me rëndësi i cili do t'u shtojë **"të nesërmeve"** një ngjyrë islame.*

*Të gjitha këto zhvillime janë shenja të lumtura që tregojnë se Dielli Islam ka filluar të lindë nga ana e perëndimit edhe në vendin tonë ku, qysh prej një kohe prej afro njëqind vjetësh, luginat e besimit janë mbushur me mjegull me burim perëndimor.*

*Nuk duhet dyshuar edhe se edhe **"Ngadhnjimi i Romës së Perëndimit"** të lajmëruar nga Profeti ynë i lartë i dërguar njerëzimit si një pishtar i përjetshëm nga Zoti ynë, ndodhet shumë afër si një etapë e mesme në këtë zhvillim.*

*O musliman! Mos e vuaj dëshpërimin dhe mallin që s'ke jetuar në Shekullin e Lumtur dhe s'ke marrë pjesë në luftën dhe përpjekjet e fillimeve të Islamit! Edhe koha kur po jeton ti do të bëhet shumë shpejt skenë e një **lindjeje të dytë** dhe e një **ringjalljeje** dhe, atëherë, dëshira e thellë për xhihad dhe ngadhnjimi i madh për të cilat është etur shpirti yt, do të arrihen dhe plotësohen, madje në një masë të paimagjinueshme për ty! Ja, pra, **"Dielli i Islamit"** i eklipsuar qysh prej shumë kohësh, ka filluar duke u ngjitur në horizont duke i grisur errësirat pak nga pak! Dhe, në një mënyrë të papritur: nga ana e perëndimit!..*

*Turp për ata që, megjithëse e njohin veten për muslimanë, ndërsa **"dielli po lind nga ana e perëndimit"**, nuk e ndjejnë emocionin e këtij fenomeni të madh dhe nuk bëjnë asnjë përpjekje!.."*

Këtu mbaron shkrimi. Specifikat që mund t'i shtohen kësaj tridhjetë vjet më pas, mund t'i shprehim shkurt kështu:

1. Mund të ketë njerëz të tillë që, duke i parë shkrimet e mia të tridhjetë vjetëve më parë, mund të mendojnë se unë kam pandehur se Bota Perëndimore do të islamizohet brenda një nate, nga







mbrëmja, në mëngjes! Le ta them menjëherë që, meqë Allahu i Gjithëmadhnueshëm e ka vënë transformimin e mundshëm mes shfaqjeve kontradiktore në vartësi të një gradualiteti, domethënë, në vartësi të parimit të realizimit dalngadalë, unë edhe atë ditë nuk isha i panjohur me çështjen. Kjo e vërtetë është e konfirmuar me faktin se edhe fitorja në ftesën e Profetit të kohës së Fundit, i cili kishte mbështetje hyjnore absolute, u arrit në 23 vjet. Prandaj, ajo çka shpresoj dhe pres unë, është që stina e re që ka filluar, të arrijë përkryerjen në kohën e caktuar duke vazhduar sipas domosdoshmërisë së saj të natyrshme. Mendimtarë të sotëm të konvertuar, si **Roger Garaudy, Maurice Bucaille** dhe **Martin Lings** janë pararendës dhe lajmëtarë të këtij fenomeni.

2. I famshmi **Karlajl**, duke shkruar veprën e tij me titull **"Heronjtë"**, faktin që e kishte zgjedhur profetin Muhammed si hero ndër profetët, e ka shënuar kështu: **"Meqë në vendin tim nuk ekziston rreziku i muslimanizimit, ekziston mundësia që të vërtetat mbi të të thuhen lirisht!"**[777] Kjo do të thotë se sot, në Botën Perëndimore, shpallja e Islamit si armik nën titullin **"islamofobi"**, nuk është e mundur të shpjegohet në mënyrë tjetër veçse me vështrimin e një rreziku të tillë si diçka reale. Sado që, duke i vënë krahas njëri-tjetrit Islamin me anarkinë, përpiqen të gjejnë një justifikim qoftë edhe të palogjikshëm për armiqësinë e tyre, motivi i vërtetë është frika nga islamizimi i Perëndimit!

Si shtesë, duhet thënë edhe kjo që, në fund të Luftës së Parë Botërore, Bota Islame e cila, së bashku me heshtjen tonë, ishte rrënuar krejtësisht, sot ka filluar të zgjohet dhe të kalojë në një ngjitje të hatashme! Duhet futur në hesap edhe fakti që kjo ngjitje është bërë faktor i një zilie të tmerrshme tek ata, shpirtrat e të cilëve ndodhen ende të burgosur në vrimat e errta të fanatizmit të verbër! Edhe fakti që rezultati i veprimtarive të misionarëve të tyre në Afrikë dhe në vendet e Lindjes së Largët për t'u sugjeruar njerëzve një fe tjetër duke u dhënë një copë bukë, është një fiasko e stërmadhe, duhet përmendur ndër faktorët e zilisë! Në këto kushte, ç'të bëjë fanatiku perëndimor përveçse të frikësohet?

3. Ka edhe shkaqe të tjera që e përforcojnë këtë frikë.

777. **Carlyle**, idem, f. 40.







a) Çdo zbulim shkencor e mbështet Kur'anin. Për këtë, kemi dhënë shumë shembuj qysh në fillim. Dhe qysh tani është e qartë që ky fenomen do të përshpejtohet përherë edhe më shumë.

b) Ata që ia kthejnë shpinën hyjnitetit të paarsyeshëm të krishterizmit dhe ecin në një rrugë jofetare, ateiste, po shtohen çdo ditë e më shumë, për pasojë, meqë largohen nga fanatizmi i paragjykimit të shtresuar gjatë shekujve ndaj Islamit, bëhet e mundur që të nisin ta vështrojnë Islamin më me gjakftohtësi, gjë që është shfaqur si një shkak tjetër i cili e përshpejton konvertimin e tyre.

c) Ajo që ka me të vërtetë rëndësi, është zbulimi i internetit dhe përhapja e përdorimit të tij. Interneti po e lehtëson njohjen e Islamit në Perëndim, madje, njohjen e drejtë të tij. Tashmë, për ta mësuar se ç'është Islami, askush s'ka nevojë ta pyesë priftin apo të lexojë ndonjë vepër të shkruar me pasion të sëmurë nga dikush. Sapo ta hapë internetin, ka mundësi t'i gjejë të gjitha burimet e Islamit. Në këto kushte, nuk ka asnjë pengesë për të ballafaquar të vërtetën e Islamit me qëndrimin kategorik bardhë e zi ndaj tij. Për më tepër, kudo që të jetojë, njeriu ka për të gjetur atje patjetër ndonjë bashkësi muslimane, xhami ose shoqatë me të cilat mund të hyjë në lidhje.

Të gjitha këto tregojnë se jemi duke shkuar me shpejtësi drejt ditëve kur ajeti kur'anor **"Allahu do ta plotësojë dritën e vet edhe sikur kjo të mos u pëlqejë qafirëve!"**[778] do të vërtetohet në kuptimin e tij të plotë!

***"Le ta shohim Zotin tonë ç'bën,***
***Çfarëdo të bëjë, bukur e bën!"***[779]

778. Kur'ani, Saf: 7.
779. Vargje të poetit Ibrahim Haki Erzurumí. Shën. i përkthyesit.



